# ΔIATA E RĒ

E ZOTIT EΔE ŠẸĹBŬESIT T'ỤNẸ

# IESU-KRIŠTIT,

KẸΘỤEM PREI GREḰĬŠTESẸ VIETẸR

ŠḰIP

NDẸ ǴUHẸ GEGẸNIŠTE

prei

**KONSTANTINIT KRISTOFORIDIT, ELBASANASIT.**



KONSTANTINOPOL.

*Šitunẹ ndẹ Stambòl, uδa Fildšandšilĕr-Yokušū, ndẹ Magazinẹ tẹ Biblẹsẹ.*

Ndẹ štụpa-škrońẹ tẹ A. H. Boyaǵianit.

1872.

Made in Turkey

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| A | a | а | Α | α | *a* | آ |
| B | b | в | Б | ƃ | *b* | ب |
| D | d | д | D | ɗ | *d* | د |
| Δ | δ | | Δ | δ | ꞅ | ذ |
| Θ | θ | ꙣ | Θ | θ | ꞅꞅ | ث |
| E | e | ε | E | ε | *e* | ا |
| Ẹ | ẹ | ʒ | Ẹ | ε̧ | *e fermo.* | * |
| F | f | ф | Φ | φ | *f* | ف |
| G | g | г | Γ | γ | *gh* | غ |
| Ǵ | ǵ | гї | Γ̇ | γ̇ | *g* | ك |
| H | h | χ | Χ̇ | χ̇ | *h* | ه |
| I | i | ї | I | ι | *i* | ا |
| K | k | к | K | κ | *k* | ق |
| Ḱ | ḱ | кї | K̇ | κ̇ | *ch* | ك |
| L | l | л | Λ | λ | λ | لل |
| Ĺ | ĺ | лї | Λ̇ | λ̇ | *gl* | ل |
| M | m | м | M | μ | *m* | م |
| N | n | н | N | ν | *n* | ن |
| Ṅ | ṅ | њ | Ṅ | ν̇ | *gn* | ني |
| O | o | о | O | o | *o* | * |
| P | p | п | Π | π | *p* | پ |
| R | r | р | P | ρ | *r* | ر |
| Ṙ | ṙ | рр | Ṗ | ρ̇ | *rr* | رر |
| S | s | с | Σ | σ | *s* | س |
| Š | š | ш | Σ̈ | σ̈ | *sc* | ش |
| T | t | т | T | τ | *t* | ت |
| U | u | ȣ | Ȣ | ȣ | *u* | او |
| Ụ | ụ | ю | Υ | υ | ȣ | و |
| V | v | в | B | ϐ | *v* | و |
| Y | y | ѣ | J | *j* | *j italiano.* | ی |
| Z | z | з | Z | ζ | ɛ | ز |
| Ž | ž | ж | Ż | ζ̇ | *j francese.* | ژ |

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| TS | ts | ц | TΣ | τσ | *zz* | تس |
| TŠ | tš | ч | TΣ̈ | τσ̈ | *ci* | چ |
| DS | ds | ДЅ | DΣ | *dσ* | *z* | دس |
| DŠ | dš | џ | DΣ̈ | *dσ̈* | *gi* | ج |

a e ẹ i o u ṳ zantore.
ă ĕ ĭ ŏ ŭ ṳ̆ zantore tẹ škŭrtẹna.
ā ē ī ō ū ṳ̄ zantore tẹ ǵata.
ẵ ĕ̃ ĭ̃ ŏ̃ ŭ̃ ṳ̆̃ zantore hundare tẹ škŭrtẹna.
ā̃ ē̃ ī̃ ō̃ ū̃ ṳ̄̃ zantore hundare tẹ ǵata.

---

# TRUVEZA

e ǵiθẹ Ĺĭbravet Δiătẹsẹ Rē.

---

# ŠEŃTI UNĠĪL MBAS MATΘEUT.

## KAPTINA I.

1 Ĺibri i ǵenealoǵisę Iesu-Krištit, bīrit Davidit, bīrit
Abrahamit.
2 Abrahamit i ľēu Isaaku; e Isaakut i ľēu Iakobi; e Iakobit
3 i ľēu Iuda, eδe tę vęlăzęniť e vet; e Iudęs' i ľēu Faresi eδe
4 Zara prei Θamăręsę; e Faresit i ľēu Esromi; e Esromit i
i ľēu Arami; e Aramit i ľēu Aminadabi; e Aminadabit i
5 i ľēu Naassoni; e Naassonit i ľeu Salmoni; e Salmonit i ľēu
Boozi prei Rahăbęsę; e Boozit i ľēu Obedi prei Rŭθęsę; e
6 Obedit i ľēu Iesseu; e Iesseut i ľēu Davidi mbęreti.
7 E Davidit mbęretit i ľēu Solomoni prei *grues'* Uriut; e
Solomȏnit i ľēu Roboami; e Roboamit i ľēu Abia; e Abisę
8 i ľēu Asai; e Asait i ľēu Iosafati; e Iosafatit i ľęu Iorami;
9 e Ioramit i ľēu Ozia; e Ozisę i ľēu Ioaθami; e Ioaθamit i
10 ľēu Ahazi; e Ahazit i ľēu Ezekia; e Ezekisę i ľēu Manassi;
11 e Manassit i ľēu Amoni; e Amonit i ľēu Iosia; e Iosisę i
ľēu Iehonia eδe tę vęlăzęniť e vet, mbę tę špęrnguľmen' e
Babylonisę.
12 Eδe mbas tę špęrngŭľmesę Babylonisę, Iehonisę i ľēu
13 Salaθieli; e Salaθielit i ľēu Zorobabeli; e Zorobabelit i ľēu
Abiudi; e Abiudit i ľēu Eliakimi; e Eliakimit i ľēu Azori;
14 e Azorit i ľēu Sadoku; e Sadokut i ľēu Ahimi; e Ahimit i
15 ľēu Eliudi; e Eliudit i ľēu Eleazari; e Eleazarit i ľēu
16 Matθani; e Matθanit i ľēu Iakobi; e Iakobit i ľēu Iosefi,
buři i Marisę, prei tę tsīlęsę ľēu Iesui, ḱi θŏhetę Krišt.
17 Ǵiθę brězatę prā, prei Abrahamit deri mbę *ditę* tę Davidit,
*yãnę* katęr-mbę-δetę breza; eδe prei Davidit deri mbę tę
špęrnguľmen' e Babylonisę, *yãnę* katęr-mbę-δetę breza; eδe
prei tę špęrngŭľmesę Babylonisę deri mbę *ditę* tę Krištit,
*yãnę* katęr-mbę-δetę breza.

18 Eδe tẹ ľemiť e Iesu-Krištit kẹštū̆ kā ḱenẹ: Maria, e ama
e atī, mbassi ufeyue me Iosĕfinẹ, para se tẹ baškŏhešinẹ,
19 uǵĭnd me bařẹ prei Špiřtit Šeńt. Eδe Iosefi būř' i asāi, tue
ḱēn' i drĕitẹ, e s' donte me i ndsieřẹ zā̆ninẹ pẹr tẹ keḱ,
20 deši me e ľišuem pšefas. Por ai kur ište tue menduem kẹtŏ
*punẹ,* ḱe eńgul' i Zotit tek i udŭk nď ā̆ndẹřẹ, e i θa, Iosēf,
bīr' i Davidit, mos kī frikẹ me mařẹ me vĕtẹhe Marinẹ grŭenẹ
tande: sepsĕ tẹ mbărsunitẹ ḱi ubā̆ tek ayŏ ā̆štẹ prei Špirtit
21 Šeńt. Eδe kā me pielẹ bīr, eδe kē me ia θiřẹ ĕmẹninẹ Iesu:
sepsĕ ai kā me špẹtuem pŏpulin' e vet prei fā̆yevet atu̥ne.
22 (Eδe ǵiθẹ kẹyŏ ubā̆, ḱi tẹ mbŭšetẹ ḱiš ā̆štẹ θā̆nẹ prei Zotit
23 me anẹ tẹ profetit, ḱi θošte, "Ḱe virǵineša te dotẹ mbărsetẹ,
eδe dotẹ pieli bīr, eδe doť ia θẹřasin' ĕmẹnin' Emmanuel:"
ḱi ayŏ, kẹθu̥em, do me θā̆nẹ, Perẹndia baškẹ me nē.)
24 Eδe Iosefi si utšue prei ǵūmit, bā̆ni sikurse e urδẹnōi eńgul'
25 i Zotit, eδe muer pẹranẹ vĕtẹhesẹ gruen' e vet: eδe nuk' e
ńgofi, deri sā puel tẹ bīrin' e vet diaľin' e parẹ: eδe ia θiři
ĕmẹninẹ IESU.

## KAPTINA II.

1 Eδe Iesui mbassi ľēu ndẹ Beθleem tẹ Iudesẹ, ndẹ ditt tẹ
2 mbẹretit Herodit, ḱe ku erθnẹ ndẹ Ierusalemẹ do maǵi prei
tẹ Ĺemit dielit, e θŏšinẹ, Ku ā̆štẹ mbẹreti i Iudevet, ḱi kā
ľemẹ? sepsĕ pām u̥lin' e atī ndẹ tẹ Ĺemit dielit, eδe erθmẹ
3 me e aδuruem. Eδe mbẹreti Herodi kur ndẹǵōi, upẹrzie, eδe
4 ǵiθẹ Ierusalema baškẹ me atĕ. Eδe si mbẹľoδi ǵiθẹ Kru̥e-
prĭftẹniť eδe Škrŭisiť e pŏpulit, pu̥este me mařẹ vešt prei
5 atŭ̥neve, ku ľēn Krišti. Eδe ată i θā̆nẹ, Ndẹ Beθleem tẹ
6 Iudesẹ: sepsĕ kẹštū̆ ā̆štẹ škruem prei ănẹsẹ profetit, "Eδe ti
Beθleem, δēu i Iŭdẹsẹ, as-pak nukẹ yē e votsẹř ndẹr zotẹnīt
e Iŭdẹsẹ: sepsĕ prei teye kā me daľẹ *ńi* i parẹ, i tsili kā
me kulŏtunẹ pŏpulinẹ ťem Israĕlinẹ".
7 Atẹherẹ Herodi θiri pšefas mă̆ǵitẹ, e muer vešt mirẹ prei
8 atŭ̥neve kohẹn' e u̥lit, ḱi ište dŭkunẹ. Eδe i dẹrgōi ndẹ

Beθleem, e θa, Škoni, e šikoni mirẹ pẹr diăl̓inẹ: eδe mbassi
9 ta ǵeni, mẹ nepni zā̃, ḱi tẹ vy̌y eδe unẹ me e aδuruem. Eδe
ată si ndẹǵŭenẹ mbẹrĕtinẹ, votnẹ; eδe ḱe ỵ̈li, ḱi panẹ ndẹ
tẹ Ĺemit dielit, te po printe pẹrpara atỵ̈̆neve, deri sā erδi,
10 e ndĕiti sipẹr ku ište diāl̓i. Eδe *ată* kur pān' ỵ̈̆linẹ, ugẹzŭenẹ
11 *me* gẹzĭm tẹ maθ fort. Eδe si erθnẹ ndẹ štẹpīt, ǵetnẹ diăl̓inẹ
baškẹ me Marinẹ t̓ ămẹnẹ, eδe rā̃nẹ mbẹ δē, e aδurŭenẹ: eδe
hapnẹ θesoret̓ e veta, e i prū̃nẹ δunẹtia, ār, e kem, e mirrẹ.
12 Eδe si udiftue *atỵ̈̆neve* nd̓ ā̃ndẹr̓ẹ prei Perẹndisẹ mos me
ukẹθỵ̈em tek Herodi, iknẹ e *votnẹ* prei ńi tietẹr' uδe ndẹ
vend t̓ atỵ̈ne.
13 Eδe ată mbassi iknẹ, ḱe enǵul' i Zotit tek i dŭketẹ
nd̓ ā̃ndẹr̓ẹ Iosefit, e i θotẹ, Tšohu, e mer̓ me vĕtẹhe dial̓in'
eδe t̓amẹn' e atī, eδe ikẹ ndẹ Misīr, eδe ndal̓u atiĕ, deri kur
tẹ θom: sepsĕ Herodi kā me kẹrkuem diăl̓inẹ pẹr me e
14 prīšunẹ. Eδe ai utšue, e muer me vĕtẹhe dial̓in' eδe t̓amẹn'
15 e atī nătẹnẹ, eδe iku ndẹ Misīr: eδe ndĕiti atiĕ deri mbẹ
vdekẹt tẹ Herodit: pẹr me umbŭšunẹ ḱiš ā̃štẹ θā̃nẹ prei Zotit
me anẹ tẹ profetit, ḱi θošte, "Prei Misirit θir̓a t̓em-bīr".
16 Atẹherẹ Herodi, kur pā se ugẹńỵ̈e prei măǵivet, uzemẹrue
tĕpẹrẹ; eδe dẹrgōi, e vrau ǵiθẹ diel̓mtẹ ḱi īšinẹ ndẹ Beθleem,
e ndẹpẹr ǵiθẹ nahiet e asāi, prei dỵ̈ viĕtš e tepoštẹ; mbas
17 kŏhẹsẹ ḱi muer vešt mirẹ prei măǵivet. Atẹherẹ umbŭš ḱiš
18 ā̃štẹ θā̃nẹ prei profetit Ieremisẹ, ḱi θošte, "Undẹǵue zā̃ ndẹ
Rama, dẹnesẹ, e tẹ ḱyamẹ, e anẹkĭm šumẹ: Rahela ḱyante
diĕl̓mt̓ e vet, eδe s̓ donte me ungušuluem, sepsĕ nukẹ yā̃nẹ".
19 Eδe si vdiḱ Herodi, ḱe enǵul' i Zotit tek i dŭketẹ nd̓ ā̃ndẹr̓ẹ
20 Iosefit ndẹ Misīr, e i θotẹ, Tšohu, e mer̓ me vĕtẹhe dial̓in'
eδe t̓amẹn' e atī, eδe ško ndẹ δē tẹ Israelit: sepsĕ kā̃nẹ
21 vdekun' ată ḱi kẹrkŏišinẹ yetẹn' e diāl̓it. Eδe ai utšue, e
muer me vĕtẹhe dial̓in' eδe t̓amẹn' e atī, eδe erδi ndẹ δē tẹ
22 Israelit. Por kur ndẹǵōi se Arḱelau po mbẹretẹnōn ndẹ Iudēt,
ndẹ vend tẹ Herodit tẹ i ātit, pat frikẹ me votun' atiĕ: por
si i usbul̓ue nd̓ ā̃ndẹr̓ẹ prei Perẹndisẹ, iku nd̓ anẹt tẹ Galilesẹ:

23 eẟe erẟi, e nguľi ndẹ *ńi* ḱụtĕt, ḱi θŏhetẹ Nazarĕt: Ḱi tẹ
mbŭšetẹ ḱiš ẵštẹ θā̃nẹ prei profĕtẹnaš, "se Nazoreas kā me
uḱŭeitunẹ".

## KAPTINA III.

1 Eẟe nd'atŏ ditt viĕn Ǵionn pagẹzori, tue predikuem ndẹ
2 škretī tẹ Iudesẹ, e tue θā̃nẹ, Pendohi: sepsĕ uafrue mbẹretẹnia
3 e ḱilvet. Sepsĕ kụ̈i ẵšt' ai ḱi ufŏľ prei profetit Isaisẹ, ḱi
θošte, "Zā̃n' i atī ḱi bẹrtĕt ndẹ škretī, Bẵni gati uẟẹn' e
Zotit, bẵni ṙugať e atī tẹ drĕita".
4 Eẟe ai Ǵionni kište tẹ vĕšuniť e vet prei ḱimeš kamīlesẹ,
eẟe bres ľikure pẹr miedīs tẹ vet; eẟe ušḱīm' i atī ište
kartsaľetsa, eẟe miaľtẹ tẹ egẹr.
5 Atẹherẹ diľte yaštẹ tek ai Ierusalema, eẟe ǵiθẹ Iudea, eẟe
6 ǵiθẹ nahia e Iordanit. Eẟe pagẹzŏhešinẹ prei atī ndẹ Iordăn,
tue ṙẹfụem fayeť e veta.
7 Eẟe kur pā se po vĭyšinẹ šumẹ *vetẹ* prei Fariseiš, e prei
Saddukeiš mbẹ pagẹzīmt tẹ vet, u θa atụ̈neve, Kẹľụ̈š ǵarpīńš,
8 tsili u diftōi yuve me īkunẹ prei zemẹrimit ḱi viĕn? Bẵni
9 prā pemẹ tẹ vẹyĕfšuna pẹr pendīm: eẟe mos u dŭketẹ yuve
me θā̃nẹ me vĕtẹhenẹ tŭei, *se* Kena ať Abrahăminẹ: sepsĕ
po u θom yuve, se Perẹndia mŭndetẹ me i ngrītunẹ diĕľm
10 Abrahamit prei kẹtụne gŭrẹvet. E taštī eẟe sopata ṙī pẹrmbi
ṙā̃yẹt tẹ drūvet: tš' do drū prā ḱi s' băn pemẹ tẹ mirẹ, priteť
11 eẟe hīẟetẹ ndẹ ziăṙm. Un' u pagẹzoy yuve me uyẹ pẹr pendīm:
por ai ḱi viĕn mbas meye, ẵštẹ mā̃ i fortẹ se unẹ, tẹ tsilit
s' yam i zoti me i mbăitunẹ kẹpŭtsẹtẹ: ai doť u pagẹzoyẹ yuve
12 me Špīrtinẹ Šeńt, eẟe me ziăṙm. Ai kā terpľŏtenẹ n'dorẹ tẹ
vet, eẟe kā me ḱiruem ľā̃mẹn' e vet, eẟe kā me mbẹľĕẟunẹ
grū̃nin' e vet ndẹ grunārt, por kăštẹnẹ kā me e diĕgunẹ me
ziăṙm tẹ pa-šuem.
13 Atẹherẹ Iesui viĕn prei Galilesẹ ndẹ Iordăn te Ǵionni, pẹr
14 me upagẹzuem prei atī. Por Ǵionni e pẹrmbante, tue θā̃nẹ,
Unẹ kam nevoyẹ me upagẹzuem prei teye, e ti viĕn tek unẹ?

15 Eδe Iesui upęrǵĕḱ, e i θa, Ĺĕnę taštī: sepsĕ kęštŭ na dŭhetę
me mbŭšunę tš' do dreitęnī. Atęherę e ĺen.
16 Eδe Iesui si upagęzue, pęrńiherę dueĺ prei uyit: eδe ḱe
tek i uhapnę ḱiltę, eδe pā Špirtin' e Peręndisę porsi pulŭmp
17 tue sdrụpun' e tue ărδunę mbi atĕ. Eδe ḱe tek undęǵue ńi
zā prei ḱilš, ḱi θošte, Kụi āštę bīri em i dăšuni, mbę tę
tsīlinę pęĺḱeva.

## KAPTINA IV.

1 Atęherę Iesui uprū ndę škretī prei Špirtit, pęr me ungamę
2 přei diālit. Eδe si aǵinōi katęr-δetę ditt e katęt-δetę nett,
3 mbasandai i erδi unī. Eδe ai ḱi e ngiste erδi tek ai, e θa,
Ndę ḱofš i Bīr' i Peręndisę, θŭei tę ƚăhenę ƚukę kętă gurę.
4 Por ai upęrǵĕḱ, e θa, Āštę škruem, "Nieriu s' dotę řoyę
vĕtęmę me bukę, por me tš' do farę fyaĺe ḱi deĺ prei gŏyęsę
5 Peręndisę". Atęherę diāli e meř me vĕtęhe ndę šĕńtenę ḱụtĕt,
6 eδe e vū pęrmbi fĺĕtęzęt tę tĕmpulit, eδe i θotę, Ndę ḱofš
i Bīr' i Peręndisę, hiθ vĕtęhenę tande poštę: sepšĕ āštę
škruem, se "Kā me urδęnuem ĕnǵuyť e vet pęr tụi", eδe
"Kānę me tę ngrĭtunę mbę duer, ḱi tę mos pęrpiekiš
7 kămbęnę tande mbę gūr". Iesui i θa, Pęrsęrī āštę škruem,
8 "S' kē me ngamę Zŏtinę Peręndinę tand". Pęrsęrī diāli e
meř me vĕtęhe mbę ńi maĺ šumę tę naĺtę, e i diftŏn ǵiθę
9 mbęretęniať e bŏtęsę, eδe ĺaftin' e atụne, eδe i θotę, Kam
10 me tę δanę kętŏ tę ǵiθa, ndę rafš tę mę aδuroyš. Atęherę
Iesui i θotę, Ikę *prei meye*, Satană: Sepsĕ āštę škruem,
"Zŏtinę Peręndinę tand kē me aδuruem, eδe vetęm' atī kē
11 me i uĺŭtunę. Atęherę diāli e ĺen: eδe ḱe tek erθnę ĕnǵuytę
pęranę, e i šęrbĕišinę.
12 Eδe Iesui kur ndęǵōi, se Ǵionni uδă ndęr duer, iku ndę
13 Galilĕt. Eδe si ĺa Nazarĕtęnę, erδi e nguĺi ndę Kapernaum,
*ḱi āštę* pęranę dĕtit, ndę synoret tę Zabulonit, eδe tę
14 Nefθalimit: ḱi tę mbŭšetę ḱiš āštę θānę prei profetit Isaisę,
15 ḱi θošte, "δēu Zabulŏn, eδe δēu Nefθalĭm, *mbę* uδę tę dĕtit,

16 pęrtey Iordanit, Galilea e kōmbevet; pōpuli ḱi ři ndę eřęsinę
pā dritę tę mađe; eđe ľēu dritę mb̍ ată ḱi řinę ndę vend e
ndę hiye tę vdĕkęsę".
17 Tš' atęherę Iesui filōi me predikuem e me θāňę, Pendohi:
sepsĕ uafrue mbęretęnia e ḱilvet.
18 Eđe Iesui tue ĕtsunę nday dētin' e Galilesę, pā dų vęlázęn,
Simōninę ḱi θōhei Pietęr, eđe Andrenę tę vęlān' e atī, tue
19 hĕđunę řĕtęnę ndę dēt: sepsĕ ĭšinę peškatorę. Eđe u θōť
atųneve, Ĕyani mbas meye, eđe kam me u bāmę yuve peškatorę
20 niĕręziš. Eđe ată pęrńiherę ľānę řĕtatę, e i votnę mbrapa.
21 Eđe porsa škōi pęrpara prei andųi, pā dų vęlazęn tę tierę,
Iakōbinę *tę bīrin'* e Zebedeut, eđe Ǵiōnninę tę vęlān' e atī,
ndę ľundręt baškę me Zebedenę tę i atin' e atųneve, tue
22 ndrĕḱunę řetať e veta; eđe i θiři. Eđe ată pęrńiherę ľānę
ľundręn' eđe tę i atin' e vet, e i votnę mbrapa.
23 Eđe Iesui škoute řeθ ǵiθę Galilesę, tue męsuem ndępęr
synagogat e atųneve, eđe tue predikuem unǵilin' e mbęretęnisę,
eđe tue šęndōšunę tš' do farę sęmūndęye, e tš' do farę ľingate
24 ndęr pōpulinę. Eđe i škōi zāni ndępęr ǵiθę Syrinę: eđe
bĭyšinę tek ai ǵiθ' ată ḱi kĭšinę keḱ, pęrmbăitunę prei tš' do
farę sęmūndęyeš e mundimeš, eđe tę dialōsunę, e tę zāňę
25 prei ľingătęsę hāňęsę, e uľogę: eđe i šęndoši. Eđe i votnę
mbrapa šumę ǵīndęye prei Galilesę e prei Dekapolit, e prei
Ierusalĕmęsę, e prei Iudesę, e prei pęrtey Iordanit.

## KAPTINA V, VI, VII.

1 Eđe *ai* kur pā ǵīndęyenę, hipi ndę maľt: eđe mbassi
2 ndĕiti, i erθnę pęranę dišĕpuyť e vet. Eđe *atęherę* tšeři
gōyęnę, e i męsonte, tue θāňę,
3 Ĺum *ată ḱi yāňę* tę vobĕǵitę ndę špīrt: sepsĕ e atųneve
4 āštę mbęretęnia e ḱilvet. Ĺum ată ḱi bāynę vayę: sepsĕ ată
5 kāňę me ungušuluem. Ĺum ată ḱi yāňę tę butę: sepsĕ ată
6 kāňę me trašiguem đēnę. Ĺum ată ḱi kāň' ū e et *pęr*
7 dreitęninę: sepsĕ ată kāňę me ungīmę. Ĺum ată ḱi yāňę tę

8 pęrdęlṳ̆ešim: sepsĕ ată kā̃nę me upęrdęlṳem. Ĺum ată ḱi
yā̃nę tę kęθiĕlętę ndę zĕmęrę: sepsĕ ată kā̃nę me pamę
9 Perędinę. Ĺum ată ḱi yā̃nę paḱtim-bā̃męs: sepsĕ ată kā̃nę
10 me uḱŭeitunę tę biyt́ e Perędisę. Ĺum ată ḱi ndīḱenę pęr
punę tę dreitęnisę: sepsĕ e atṳ̆neve ā̃štę mbęretęnia e ḱilvet.
11 Tę ľŭmunę yeni *yu,* kur t́ u špęrnderoin', e t́ u ndiekin', e
tę θō̃nę kundrę yuve tš' do farę fyaľe tę keḱe me ṙĕnę pęr
12 punę t́eme. Gęzohi, e gazmohi: sepsĕ paga yŭei *ā̆štę* šumę
ndę ḱilt: sepsĕ kęštŭ̃ ndoḱnę *eδe* profĕtęnitę ḱi kā̃nę ḱē̃nę
para yuš.
13 Yu yeni krṳ̆p' e δēut: por ndę uprištę krụpa, me se dotę
krṳ̆petę? kurǵā̃ mā̃ s' vęyĕn, vetš me uhĕδunę yaštę, e me
14 uškĕľunę prei niĕręziš. Yu yeni drīt́ e bŏtęsę. S' mŭndetę
15 me upšĕfunę ńi ḱụtĕt ḱi ā̃štę sipęr maľit. As nukę ndĕzinę
kandīľ, eδe e vē̃nę ndęnę hū *tę drīθit,* por e *vē̃nę* mbi
16 kandiľiĕr, eδe ndrit mbę ǵiθ' ată ḱi yā̃nę ndę štępīt. Kęštŭ̃
ľetę ndrisi drita yŭei pęrpara niĕręzęvet, ḱi tę šŏfinę vĕpęratę
tŭeya tę mīratę, e tę ľavdoyn' Ă̌tinę tŭei, ḱi ā̃štę ndę ḱielt.
17 Mos kuytoni se kam ărδunę me prīšunę ľīǵęnę, a profĕtęnitę:
18 nukę kam ărδunę me prīšunę, por me mbŭšunę. Sepsĕ pęr
tę vęrtĕt po u θom yuve, deri sā tę škoyę ḱieli eδe δēu, ńī
iota a ńī pikę s' kā me škuem prei ľīǵęsę, deri sā tę bā̆henę
19 tę ǵiθa. Ai prā ḱi tę sgiδi ńī prei kętṳne tę vŏtsęṙavet
porosivet, eδe tę męsoyę kęštŭ̃ niĕręzitę, i votsęṙ kā me
uḱŭeitunę ndę mbęretęnīt tę ḱilvet: por ai ḱi tę bā̃yę, e tę
męsoyę; kṳ̆i kā me uḱŭeitun' i maθ ndę mbęretęnīt tę ḱilvet.
20 Sepsĕ po u θom yuve, se ndę mos u teproftę yuve dreitęnia
mā̃ tĕpęrę se Škrŭisavet, e Farisevet, s' keni me hṳ̆mę ndę
mbęretęnīt tę ḱilvet.
21 Ndęǵuetę se ā̃štę θā̃nę mbę tę mŏtšimit, "Mos vrasiš"; eδe
22 ai ḱi tę vrasi dotę yetę faytuer ndę ǵṳ̆ḱ: por unę po u θom
yuve, Se kušdŏ ḱi zemęrŏhetę kot me tę vęlān' e vet, dotę
yetę faytuer ndę ǵṳ̆ḱ: eδe ai ḱi t́ i θotę tę vęlait vet, Raka
(i kotę), dotę yetę faytuer ndę baškę-ndĕitęyet: eδe ai ḱi tę

θotę, I mar̃ę, dotę yetę faytuer *pęr me uhĕδunę* ndę dšehenĕm
23 tę ziar̃mit. Ndę prũfš prā δunętinę tande ndę θer̃oret, eδe
24 atiĕ kuytohe se ụt-vęlā ditš' kā kundrę teye; l̃ĕn' atiĕ
δunętinę tande pęrpara θerŏresę, eδe ško, e pak̃tohu mā̃
pęrpara me r̃ụt-vęlā: eδe atęherę si tę vĩyš, bierę δunętinę
25 tande. Ndrek̃u me kundrę-ǵụk̃ęsinę tand špeit, deri sā tę
yēš mb̃ uδę baškę me atĕ̃; drŭise k̃undrę-ǵụk̃ęsi mos tę napi
n'dorę ǵụk̃tarit, eδe ǵụk̃tari tę nep n'dorę šęrbętorit, e dotę
26 hiδeš ndę burk. Pęr tę vęrtĕt po tę θom, S' kē me dal̃ę prei
andụ̃i, deri sā tę napiš tę mbrapmin' astęr.
27 Ndęǵŭetę se ā̆štę θā̃nę mbę tę mŏtšimit, "Mos kurvęnoyš:"
28 por unę po u θom yuve, Se kušdŏ k̃i vē̃ orē grue me dęšęrĭm,
29 e kā kurvęnuem taštĭ ndę zĕmęręt tę vet. Ndę tę škandal̃izoftę
sụ̃ni ụt i diaθti, ndsir-e, e hiδ-e prei teye: sepsĕ tę bie
mā̃ mirę me hŭpunę ńī prei tsopaš korpit tand, eδe tę mos
30 hĭδetę ǵiθę korpi ụt ndę dšehenĕm. Eδe ndę tę škandal̃izoftę
dora yote e diaθta, pre-ye, eδe hiδ-e prei teye: sepsĕ tę bie
mā̃ mirę me hŭpunę ńī prei tsopaš korpit tand, eδe tę mos
hĭδetę ǵiθę korpi ụt ndę dšehenĕm.
31 Eδe ā̆štę θā̃nę, Se kuš tę l̃išoyę gruen' e vet, l̃er̃ i napi
32 l̃etręn' e sę dămesę: por unę po u θom yuve, Se ai k̃i tę
l̃išŏyę gruen' e vet, pęr vetš fyal̃ę kurvęnie, bā̆n atĕ̃ me
kurvęnuem: eδe ai k̃i tę mar̃i grue tę l̃išŭeme, kurvęnŏn.
33 Pęrsęrī ndęǵŭetę se ā̆štę θā̃nę mbę tę mŏtšimit, "Mos bā̆yš
34 bē mbę r̃ē̃nę: por r̃ i napiš mbrapa Zotit bēr̃ e tua. Por unę
po u θom yuve, Mos me bā̃mę bē kreit: as pęr k̃iel; sepsĕ
35 ā̆štę škamb' i Perėndisę: as pęr δē, sepsĕ ā̆štę vendi k̃i ven
kambęr̃ e veta; as pęr Ierusalemę; sepsĕ ā̆štę k̃ụtĕr̃ i mbęretit
36 maθ; as pęr krụet tat tę mos bā̆yš bē, sepsĕ s' mundeš me
37 bā̃mę ńī k̃ime tę barδę, a tę zezę. Por k̃oftę fyal̃a yŭei, Po,
po; Yo, yo: sepsĕ e tepęr' e kętụ̃neve ā̆štę prei sę kek̃it.
38 Ndęǵŭetę se ā̆štę θā̃nę, "Sụ̃ ndę vend tę sụ̃nit, eδe δamp
39 ndę vend tę δambit:" por unę po u θom yuve, Mos me i
dal̃ę kundrę tę kek̃it: por ai ki tę bierę tụ̃i ńi šupl̃akę ful̃k̃īsę

40 s' ate sẹ diăθtẹsẹ, kẹθe-i atī eδe tiĕtrẹnẹ. Eδe ai ḱi do me
uǵukuem me tụ̈i, e me mařẹ kẹmĭšẹnẹ tande, ľĕn'-i atī eδe
41 pĕtkunẹ. Eδe ai ḱi tẹ mař tụ̈i angarī ńi miľ, etsẹ baškẹ me
42 atĕ dụ. Nep-i atī ḱi ľụpẹn prei teye, eδe mos i kẹθĕ fyăľẹnẹ
mbẹ-ń'-anẹ atī ḱi do tẹ hŭhetẹ prei teye.
43 Ndẹǵŭetẹ se ăštẹ θănẹ, "Tẹ dueš fẹḱīnẹ tand, eδe tẹ kēš
44 mẹnī anẹmĭkunẹ tand:" por unẹ po u θom yuve, Doni
anẹmiḱtẹ tŭei, ƀekoni ată ḱi u malẹkŏynẹ, băni mirẹ atụ̈neve
ḱi u kănẹ mẹnī, eδe făľuni pẹr ată ḱi u ƀăynẹ dam, e u
45 ndiĕkinẹ; ḱi tẹ băheni tẹ biyť e Ātit tŭei ḱi ăštẹ ndẹ ḱilt;
sepsĕ ai băn dielin' e vet me ľemẹ mbi tẹ kẹḱiy e mbi tẹ
46 mirẹ, eδe ľišŏn šīnẹ mbi tẹ dreiť e mbi tẹ štrĕmbẹtẹ. Sepsĕ
ndẹ datši ată ḱi u dŭenẹ yuve, tš' farẹ page keni? nukẹ
47 băynẹ kẹtĕ eδe pubľikănẹtẹ? Eδe ndẹ pẹršẹndetši vetš
vẹlăzẹnitẹ tŭei, ḱiš mă tĕpẹrẹ băni? nukẹ băynẹ kẹštŭ eδe
48 pubľikănẹtẹ? Ini pră yu tẹ kuluem, sikurse Āti yŭei ndẹ
ḱilt ăšť i kuluem.

1 KAP. VI. Šikoni mos me bămẹ ľẹmŏšẹnẹsẹ tŭei pẹrpara
niĕrẹziš, ḱi tẹ šīfeni prei atụ̈neve: sepsĕ ndẹ ḱoftẹ, nukẹ
2 keni pagẹ prei Ātit tŭei, ḱi ăštẹ ndẹ ḱilt. Kur tẹ băyš pră
ľimŏšẹnẹnẹ, mos vẹškẹloyš pẹrpara teye, sikurse băynẹ
hipokrĭtẹtẹ ndẹpẹr synagogat e ndẹpẹr vromet, pẹr me
3 uľavduem prei niĕrẹziš. Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, *se ată*
e kănẹ *mařẹ* pagẹn' e vet. Por ti kur tẹ băyš ľẹmŏšẹnẹnẹ,
ľetẹ mos e mař vešt e řẹmăkta yote, se ḱiš băn e diaθta
4 yote: ḱi tẹ yetẹ ľẹmŏšẹna yote pšefas: eδe ụt-Ātẹ ḱi šikŏn
pšefas, ai kā me ta paguem mbala-faḱe.

5 Eδe kur tẹ faľeš, mos iy porsi hipokrĭtẹtẹ: sepsĕ *ată* dŭenẹ
me ufăľunẹ tue ndĕitunẹ ndẹpẹr synagogat e ndẹpẹr kantet
e řŭgavet, pẹr me udŭkunẹ te niĕrẹzitẹ. Pẹr tẹ vẹrtĕt po u
6 θom yuve, se *ată* e kănẹ *mařẹ* pagẹn' e vet. Por ti, kur tẹ
faľeš, hụ̈nẹ ndẹ štẹpīt tande, eδe mbụl dĕrẹnẹ tande, e i
ufăľ ťụt-ĕt ḱi ăštẹ pšefas, eδe ụt-Atẹ ḱi šikŏn pšefas, kā
7 me ta paguem mbala-faḱe. Eδe kur tẹ făľeni, mos θoni

fyaľę tę tëpęra, porsi ģintărętę: sepsë *ată* kuytöynę se me
8 fyaľęt e šūmęta kãnę me undęģuem. Mos u pęrģani prā
atųneve; sepsë Āti yŭei e di se ķiš u ľųpsetę yuve, para se
9 tę ľųpni prei atī. Kęštũ prā făľuni yu:
10 Āti ųnę ki *yē* ndę ķiel, ušeńtęnōft' ëmęni ųt. Arθtę
11 mbęretęnia yote. Ubãftę dašunimi ųt, si ndę ķiel, eδe mbę
12 δēt. Bŭkęnę ťonę tę pęrdĭtšęmen' ep-na neve sot. Eδe faľ-na
13 detųrętę ťona, sikurse eδe na ua faľim detörevet ťanę. Eδe
mos na štierę ndę ngăsęye, por špęto-na prei sę keķit: sepsë
yötęya ãštę mbęretęnia, eδe fuķia, eδe ľafti ndę yetęt *tę yëtęvet.*
Amen.
14 Sepsë ndę ua faľši niëręzęvet fayeť e atųneve, kā me ua
15 faľun' eδe yuve Āti yŭei kielori: por ndę mos ua faľši
niëręzęvet fayeť e atųneve, as Āti yŭei s' kā me u făľunę
făyetę tŭeya.
16 Eδe kur tę aģinoni, mos băhi tę vrãnętę porsi hipokrĭtętę:
sepsë *ată* prĭšinę faķeť e veta, ķi tę dŭkenę te niërezitę se
aģinöynę. Pęr tę vęrtët po u θom yuve, se *ată* e kãnę *mařę*
17 pagęn' e vet. Por ti, kur tę aģinoyš, ľųei krųetę tat, eδe ľai
18 faķeť e tua: ķi tę mos dukeš te niërezitę se aģinön, por te
ųt-Atę ķi ãštę pšefas: eδe ųt-Atę ķi šikön pšefas, kā me ta
paguem mbala-faķe.
19 Mos mbęľiθni θesorę mbę δēt pęr yu, *atië* ku krųmbi eδe
ndrųšku i priš, eδe *atië* ku viëδęsitę gęrmihin' eδe viëδinę:
20 por mbęľiθni θesorę ndę ķiel pęr yu; *atië* ku s' i priš as
krųmbi as ndrųšku, eδe *atië* ku viëδęsitę nukę gęrmĭhinę,
21 as viëδinę. Sepsë ku tę yetę θesori yŭei, atië kā me ķenun'
22 eδe zëmęra yŭei. Drīť e korpit ãštę sųni: ndę ķoftę prā sųni
23 ųt i kęθiëlętę, ģiθę korpi ųt kā me ķenun' i ndritšim: por
ndę ķoftę sųni ųt i keķ, ģiθę korpi ųt kā me ķenun' i ëřętę:
ndę ķoftę prā se drita ķi ģĭndetę mbę tųi, ãšť eřęsinę, eřęsina
sā e maδe *kā me ķënunę?*
24 Kurkuši s' mŭndetę me u šęrbųem dų zotęnive: sepsë a
ńiăninę dota ketę męnī, eδe tiëtęrinę dota detę: a ńianit kā

me i škuem mbrapa, eδe tiĕtẹrit kā me i kẹθuem špĭnẹnẹ:
nukẹ mŭndeni me i šẹrbuem Perẹndisẹ, eδe mammonait.
25 Pẹrandai po u θom yuve, Mos kini gaiľe pẹr yĕtẹnẹ tŭei,
ķiš tẹ hani, e ķiš tẹ pini: as pẹr kŏrpinẹ tŭei, ķiš tẹ višni.
A nuk' ǟštẹ yeta mā̃ e ndĕršime se uškimi, eδe korpi se tẹ
26 vĕšunitẹ? Vĕni orē špendẹť e ķielit, se nukẹ mbielin', as
nukẹ koȓin', as nukẹ mbẹľĕδinẹ ndẹ grunarẹ, eδe Āti yŭei
27 ķielori i uškĕn. A nukẹ dani yu mā̃ tĕpẹrẹ se ată? Por
tsili prei yuš, tue păsunẹ gaiľe, mŭndetẹ me štuem ńi kūt
28 ndẹ štat tẹ vet? Eδe tš' gaiľe keni pẹr tẹ vĕšunit? Vĕni orē
zambakẹť e ărẹsẹ si ȓitenẹ: *Ķi* nukẹ mundohen', as nukẹ
29 drĕδinẹ: por u θom yuve, Se as Solomoni, me ǵiθẹ ľaftin' e
30 vet, nukẹ ķe vĕšunẹ porsi ńi prei kẹsŏš. Por ndẹ ķoftẹ se
bārin' e ărẹsẹ, ķi sot ǟštẹ, eδe nĕsẹrẹ hĭδetẹ ndẹ fuȓẹ,
Perẹndia e veš kẹštŭ, a nukẹ *kā me vĕšunẹ* yuve šumẹ mā̃
31 tepẹr', o besẹ-pakẹ? Mos kini gaiľe prā, tue θā̃nẹ, ķiš tẹ
hamẹ, a ķiš tẹ pimẹ, a ķiš tẹ vĕšimẹ? sepsĕ ǵiθẹ kẹtŏ i
32 ľụpinẹ kŏmbetẹ: sepsĕ Āti yŭei, ķielori, e di se keni nevoyẹ
33 pẹr ǵiθẹ kẹtŏ. Por ľụpni mā̃ pẹrpara mbẹretẹnīn' e Perẹndisẹ,
eδe dreitẹnīn' e atī, eδe kẹtŏ tẹ ǵiθa doť u štŏhenẹ yuve.
34 Mos kini gaiľe prā pẹr tẹ nĕsẹrmenẹ; sepsĕ e nĕsẹrmeya
kā me păsunẹ gaiľe pẹr punẹt e veta. Miaft *ǟštẹ* mbẹ ditẹn'
e kĕķeya.
1, 2 KAP. VII. Mos ǵukoni, ķi tẹ mos ǵukŏheni. Sepsĕ
3 me tš' farẹ ǵukimi ǵukoni, keni me uǵukuem: eδe me tš' farẹ
mătẹsi matni, kā̃nẹ me u mătunẹ yuve pẹrsẹrī. Eδe pẹrsĕ
šikŏn tĕšẹnẹ ķi ǟštẹ ndẹ sụ̃ ťụt-vẹlā, eδe tranẹ ķi ǟštẹ ndẹ
4 sụ̃ tand nuk' e ndien? A si kē me i θā̃nẹ ťụt-vẹlā, Ĺe tẹ
ndsier tĕšẹnẹ prei sụ̃nit tand: eδe ķe trau *ku ǟštẹ* ndẹ sụ̃
5 tand? Hipokrĭt, ndsir mā̃ pẹrpara tranẹ prei sụ̃nit tand, eδe
atẹherẹ dotẹ šofiš mirẹ me ndsieȓẹ tĕšẹnẹ prei sụ̃nit ťụt-vẹlā.
6 Mos ipni ǵā̃n' e šeńtẹnŭeme ķenvet, as mos hiθni
margaritărẹtẹ tŭei pẹrpara θĭvet: drŭyse mos i škĕľinẹ me
kambẹt e veta, e mbasandai kẹθehen' e škeľin' *eδe* yuve.

7 Ĺṳpni, eδe doť u ïpetę yuve: kęrkoni, eδe keni me ǵëtunę:
8 trakuloni, eδe doť u tšiľetę yuve. Sepsë kušdŏ ḱi ľṳpęn meř,
9 eδe ai ḱi kęrkŏn ǵēn, eδe atī ḱi trakulŏn, doť i tšiľetę. A
tsili ãšť ai nieri prei yuš, ndę ľṳ̄pť i bīri bukę, mos kā me
10 i δanę gūr? Eδe ndę ľṳptę pešk, mos kā me i δanę ǵarpęn?
11 Ndę ḱoftę prā se yu ḱi yeni tę kęḱiy, dini me u δanę δana
tę mira dieľmvet tŭei, sa mā̃ tepęr' Āti yŭei, ḱi ā̃štę ndę
12 ḱilt, kā me u δanę tę mira atṳ̄neve ḱi ľṳ̄pinę prei atī? Ǵiθę
sā tę doni prā me u bā̃mę yuve nië̆ręzitę, kęštū̃ bā̃ni eδe yu
atṳ̄neve: sepsë kęyŏ ā̃štę ľiǵa eδe profëtęnitę.
13 Hṳ̄ni ndępęr derę tę nguštę: sepsë e ǵā̃n' *ā̃štę* dera, eδe
e pęrhapęť *ā̃šť* uδa ḱi u špie mbę tę hŭpunit, eδe šumę *vetę*
14 yā̃n' ată ḱi hṳ̄ynę ndępęr atē̃: sepsë e ngūšť *ā̃štę* dera, eδe
e štręngūť ā̃šť uδa ḱi u špie ndę yetęt, eδe tę pakę yā̃n' ată
ḱi e ǵē̃ynę.
15 Eδe ruhi prei profet-řënęsiš, tę tsiltę vī̃nę te yu me tę
16 vëšunę δentš; por pęrmbrenda yā̃n' ŭyḱ tę řęmbṳešim. Keni
17 me i nǵofun' ată prei pëmęvet veta: mos mbęľëδinę řuš
prei drizaš, a fiḱ prei muřizaš? Kęštū̃ tš' do drū e mirę bẵn
18 pemę tę mira, por druy' e keḱe bā̃n pemę tę kęḱia. Druy'
e mirę s' mŭndetę me bā̃mę pemę tę kęḱia, as druy' e keḱe
19 me bā̃mę pemę tę mira. Tš' do drū ḱi s' bẵn pemę tę mirę,
20 kęputeť e hiδetę ndę ziařm. E prā keni me nǵofun' ată
21 prei pemęš atṳne. Yo kušdŏ ḱi mę θotę, Zot, Zot, kā me
hṳ̄mę ndę mbęretęnīt tę ḱilvet; por ai ḱi bẵn dašunimin' e
22 řim-ët ḱi *ā̃štę* ndę ḱilt. Šumę *vetę* kā̃nę me θā̃nę nd' atē̃
ditę, Zot, Zot, nukę profetizuem na mb̃ ëmęnit tat, eδe
mb̃ ëmęnit tat ndsuerm dyemęn, eδe mb̃ ëmęnit tat bā̃m šumę
23 męrekulia? Por atęherę kam me u řęfṳem atṳ̄neve. Se kuřę
s' u kam nǵŏfunę yuve: ikni prei meye, yu ḱi keni punuem
pa ľiǵę.
24 Kušdŏ prā ḱi ndęǵŏn kętŏ fyaľęť e mia, eδe i bẵn, kam
me e pergăitunę me ńi nieri tę mëntšunę, i tsili koditi štępīn'
25 e vet mbi škamp *tę gūrit:* eδe rā šiu, e erθnę ľŭmęnať, e

frṳ̃n' ěręnať, e∂e upęrpoḱnę mbas asāi štępie; por nuḱ' uṙędsue:
26 sepsě ište θemeĺuem mbi škamp *tę gūrit.* Por kušdŏ ḱi ndęǵŏn
kętŏ fyaĺęť e mia, e∂e *s'* i bằn, kā me upęrǵăitunę me ńi nieri
27 tę maṙę, i tsili koditi štępīn' e vet mbi rãnęt: e∂e rā šĩu, e
erθnę ĺŭmęnať, e frṳ̃n' ěręnať, e∂e upęrpoḱnę mbas asāi
štępie; e∂e uṙędsue: e∂e e ṙędsŭemcya e asāi ište e ma∂e.
28 E∂e Iesui kur mbarŏi kętŏ fyaĺę, ǵĭndęya habĭtešinę pęr
29 predikimin' e atī: sepsě u predikonte atṳ̆neve sikurse me
pasun' ŭr∂ęnę, e∂e yo si Škrŭisitę.

## KAPTINA VIII.

1 E∂e *ai* kur sdrṳpi prei maĺit, šumę ǵĭndęye i vŏitnę
mbrapa.
2 E∂e ḱe tek er∂i ńi i kromŏsunę, e∂e e a∂uronte, tue
3 θãnę, Zot, ndę datš, mundeš me mę ḱiruem. E∂e Iesui
4 štrĩni doręn' e∂e e preku, tue θãnę, Due; ḱirohu. E∂e
pęrńiherę i uḱirue kroma. E∂e Iesui i θotę, Šiḱo mos i
θueš kūit: porško, *e* diftŏ vetęvětęhenę te prifti, e∂e špieṙę
∂unętinę ḱi kā ur∂ęnuem Moiseu, pęr dešmī mb' ată.
5 E∂e Iesui kur hṳ̃ni ndę Kapernaŭm, i er∂i pęranę ńi
6 ur∂ęn-ḱindęs, tue i uĺŭtunę, e∂e θošte, Zot, šęrbętori em
7 děrǵetę ndę štępīt uĺŏk, e mundŏhetę vęštiršim. E∂e Iesui
8 i θotę, Unę kam me ăr∂unę, e kam me e šęndŏšunę. E∂e
ur∂ęn-ḱĭndęsi upęrǵěḱ, e θa, Zot, nukę yam i zoti ḱi tę mę
hṳ̃yš ndęnę strehet: por θŭei větęmę ńī fyaĺę, e∂e šęrbętori
9 em kā me ušęndŏšunę. Sepsě e∂e unę yam ńi nieri ndęn'
ŭr∂ęnę, e∂e kam me větęhenę ťeme uštętorę: e∂e i θom kętī,
Ško, e∂e škon; e∂e tiětęrit, Eya, e∂e viěn; e∂e šęrbętorit
10 ťem, Bằn kętě, e∂e *e* bằn. E∂e Iesui kur ndęǵōi, umęrekulue,
e∂e u θa atṳ̆neve ḱi e měṙšinę mbrapa, Me tę vęrtět po u
11 θom yuve, *se* as ndę Israel *s'* kam ǵětunę kaḱi besę. E∂e po
u θom yuve, Se šumę *vetę* kãnę me ăr∂unę prei sę ĺemeš, e
prei sę peręndŭemeš *dielit,* e∂e kãnę me nděńunę ndę męsalę
baškę me Abrahamin' e *me* Isaakun' e *me* Iakŏbinę ndę

12 mbęretęnīt tę ḱilvet. Por tę biyť e mbęretęnisę kãnę me
uhĕðunę nď eřęsinęt tę pęryăštęme: atiĕ *ku* kā me ḱẽnę
13 tę ḱyamiť e tę drĭðuniť e ðămbęvet. Eðe Iesui i θa urðęn-
ḱĭndęsit, Škọ; eðe ť ubãftę sikurse ƀesove. Eðe šęrbętōr' i
atī ušęndŏš tšę mƀ atẽ herę.
14 Eðe Iesui kur erði ndę štępīt tę Pietrit, pā tę viĕheřęn'
15 e atī tue udiĕrgunę ndęr eθe. Eðe e kapi pęr dore, eðe e
ľãn' ĕθetę: eðe *ayŏ* utšue, e u šęrbente atũneve.
16 Eðe si ungrũs, i prũnę šumę tę dialŏsunę: eðe *ai* dsuer
špĭrtęnať *e kęḱiy* me fyaľę, eðe šęndoši ǵiθ' ată ḱi kĭšinę
17 keḱ: ḱi tę mbŭšetę ḱiš ãštę θãnę prei profetit Isaisę, ḱi
θošte, "Ai muer sęmŭndęyetę ťona, eðe barti ľingătatę".
18 Eðe Iesui kur pā šumę ǵĭndęye ŕeθ vĕtęhesę, urðęnōi me
škuem pęrtey.
19 Eðe ńi Škruis uafrue, e i θa, Mieštęr, kam me ărðunę
20 mbrapa teye kudŏ ḱi tę vetš. Eðe Iesui i θotę, ðĕľpęnatę
kãnę štrŏkula, eðe špendęť e ḱielit tšerðe; por i bīr' i nieriut
s' kā ku me ŭľunę krũetę.
21 Mbasandai ńi tietęr prei dišĕpuyš atī i θotę, Zot, mę ľẽnę
22 pęrpara me vŏitun' e me voŕuem ťem-atę. Por Iesui i θa,
Mę meŕ mbrapa; eðe ľĕ̃nę tę vdĕkunitę me voŕuem tę
vdĕkuniť e vet.
23 Eðe kur hũni ndę ľundręt, e mŭernę mbrapa dišĕpuyť e
24 atī. Eðe ḱe tek ubã ńi tęrmĕt i maθ ndę dēt, kaḱi sā po
25 mbuľŏhei ľundra prei vaľęš: por ai fľinte. Eðe dišĕpuyť e
atī i erθnę pęranę, eðe e tšŭenę, tue θãnę, Zot, špęto-na,
26 *se* po hŭpimę. Eðe ai u θōť atũneve, Pęrsĕ yeni frĭkęsa, o
27 besę-pakę? Atęherę utšue, e ḱirtōi ĕręnať eðe dĕtinę; eðe
ubã bunātš e maðe. Eðe niĕręzitę męrekulŏhešin' e θŏšinę,
Tš' farę nieriu ãštę kũi? se eðe ĕręnať eðe dēti i ndęǵŏynę!
28 Eðe kur erði mƀ anę tę tĕyme ndę katŭnd tę Gergesinvet,
hasnę me atẽ dũ tę dialŏsunę, daľę prei voŕeš, šumę tę egęr,
29 kaḱi sā s' mŭndei kurkuši me škuem pęranę asāi uðe. Eðe
ḱe te θiŕnę, tue θãnę, Ḱiš *kē* me nē eðe ti, o Iesu, i Bīr' i

30 Perendisę? erδe kętŭ para kŏhęsę me na munduem? Eδe
31 ľark atŭneve ište ńi tūb e maδe θīš tue kulŏtunę. Eδe
dyĕmęniť i ľŭtcšin' e i θŏšinę. Ndę na dsiĕŕš *kęnduy*, na ľĕnę
32 me škuem ndę tubę tę θīvet. Eδe *ai* u θa atŭneve, Škoni.
Eδe ată dŭeľnę e škŭenę ndę tubę tę θīvet: eδe ľe ǵiθę
tuba e θīvet tek utueŕ prei škrepit, *e rãnę* ndę dēt, eδe
33 tsofnę ndęr ŭyęnat. Eδe barite iknę, e erθnę ndę ľutĕt, e
34 δanę zã pęr tę ǵiθa, eδe pęr punę tę dialŏsęmvet. Eδe ľe
ǵiθę ľuteti tek i dueľ pęrpara Iesuit: eδe kur pān' atĕ, i
uľutnę ľi tę daľi prei synoreš atune.

## KAPTINA IX.

1 Eδe *ai* hŭni ndę ľundręt, e kapęrtseu, e erδi ndę ľutĕt
tę vet.
2 Eδe ľe tek i prŭnę ńi uľŏk diĕrgunę mbi štrat: eδe Iesui
si pā besęn' e atŭneve, i θa uľogut, Meŕ zemęr', o bīr;
3 t' ufaľnę fayet' e tua. Eδe ľe disa prei Škrŭisiš θãnę me
4 vetęvĕtęhet, *se* Kŭi po truen. Eδe Iesui si pā mendimeť e
atŭneve, θa, Pęrsĕ mendŏheni yu *punę* tę kęľia ndęr zĕmęrat
5 tŭeya? Sepsĕ ľiš ãštę mã kolai me θãnę, T' ufaľnę fayeť e
6 tua; apor me θãnę, Tšohu, eδe etsę? Eδe ľi ta dini se i
bīr' i nieriut kā ŭrδęnę mbi δēt me faľę faye, (atęherę i θōť
uľogut) Tšohu, e ngre štrătinę tand, eδe ško ndę štępīt
7, 8 tande. Eδe *ai* utšue, e škōi ndę štępīt tę vet. Eδe kur panę
ǵindęya, umęrekulŭenę, eδe ľavdŭenę Perendinę ľi u δa kęsī
ŭrδęni niĕręzęvet.
9 Eδe Iesui, tue škuem andey, pā ńi nieri, ľi i θŏšinę
Matθē, tue ndĕńunę ndę duganę: eδe i θotę, Mę meŕ mbrapa.
10 Eδe *ai* ugrīt, e i vote mbrapa. Eδe kur po ŕinte ndę męsalę
ndę štępīt, ľe tek erθnę šumę pubľikanę e faytorę, eδe ŕīyšinę
11 ndę męsalę baškę me Iesun' e me dišĕpuyt e atī. Eδe Farisĕitę
kur panę, u θãnę dišĕpuyvet atī, Pęrsĕ mieštri yŭei hã e pī
12 baškę me pubľikanę e me faytorę? Por Iesui kur ndęǵōi, u
θa atŭneve, Ată ľi yãnę tę šendošę s' kãnę nevoyę pęr miekęs,

13 por ată ḱi kãnę keḱ. Eδe škoni, e męsoni ḱiš ãštę, "Due
pęrdęlĭm, e yo kurbăn:" sepsĕ s' kam ărδunę me θiřunę tę
drĕitę ndę pendĭm, por faytorę.
14 Atęherę i vĩnę pęranę dišĕpuyť e Ǵionnit, e i θõnę, Pęrsĕ
na eδe Farisĕitę aǵinŏymę šumę, por dišĕpuyť e tū s' aǵinŏynę?
15 Eδe Iesui u θa atụ̈neve, A mŭndetę me mbăitunę zĩ ată ḱi
θęřăsinę pęr darsmę, deri sā tę yetę δăndęři baškę me ată?
por kãnę me ărδunę ditt, kur tę hĭḱetę δăndęři prei atụ̈neve,
16 eδe atęherę kãnę me aǵinuem. Eδe as kurkŭš s' ven arnę
pęľhure tę rē mbi petk tę viĕtęrę, sepsĕ hĕk tę mbŭšęmiť
17 e vet prei petkut, eδe bãhetę mã e keḱe e šḱụ̈eme. Eδe as
nukę vẽnę venę tę rē ndę řęšiḱę tę viĕtęrę: sepsĕ ndę vũfšinę,
řęšĭḱatę šḱụhen', eδe vena derδeť, eδe řęšĭḱatę hŭpenę: por
vẽnę venę tę rē ndę ręšiḱę tę riy, eδe *kęštŭ* ḱindrŏynę tę dụya.
18 Ai tue foľun' atụ̈neve kętŏ, ḱe tek erδi ńi i parę, eδe
aδuronte atĕ̃, e θošte, Se eme-biyę vdiḱ taštĭ: por eya, e
19 vẽnę dŏręnę tande mbi atĕ̃, eδe kā me řuem. Eδe Iesui
utšue, e vote mbrapa atĭ, baškę me dišĕpuyt e vet.
20 Eδe ḱe, ńĩ grue, ḱi i řieθte ǵak prei vĕtęhesę dụ-mbę-δetę
21 viĕt, uafrue mbrapa, eδe preku sḱepin' e petkut atĩ: sepsĕ
θošte me vetęvĕtęhenę, *se* Vetš ndę pęrkitša petkun' e atĩ,
22 kam me ušęndŏšunę. Eδe Iesui, kur ukęθụe, e pā atĕ̃, θa,
Kĩ zemęr', o biyę, besa yote tę špętŏi. Eδe grŭeya ušpętue
tšę mb' atĕ̃ herę.
23 Eδe Iesui mbassi erδi ndę štępĩt tę parit, eδe pā ată ḱi
24 u bĭyšinę fĕyevet, eδe ǵĩndęyenę tue bãmę ǵam, u θotę, Ikni:
sepsĕ văiza s' kā vdĕkunę, por po fľen. Por *ată* ḱĕšešinę pęr
25 atĕ̃. Eδe ǵĩndęya kur dueľ pęryašta, hụ̃ni, eδe e kapi pęr
26 dore: eδe văiza utšue. Eδe kụ̈i zã dueľ ndępęr ǵiθ' atĕ̃ δē.
27 Eδe Iesui tue ikun' andey, i vŏitnę mbrapa dụ tę vĕrbętę,
28 tue θiřun' e tue θãnę, Pęrdęle-na, o bĩr' i Davidit. Eδe *ai*
kur erδi ndę štępĩt, i erθnę pęranę tę vĕrbętitę: eδe Iesui u
θōť atụ̈neve, Besoni *yu*, se mundem me bãmę kętĕ̃ *punę?*
29 *ată* i θõnę, Po, Zot. Atęherę preku sụ̃ť e atụ̈neve, tue θãnę,

30 Ubāftę mbę yu mbas bĕsęsę tŭei. Eδe utšeľnę sųť e atųneve;
eδe Iesui i porositi štręngŭešim, e u θa, Šiǩoni mos e mař̌i
31 vešt kurkŭš. Por ată porsa dŭeľnę, δanę zăninę pęr atĕ
ndępęr ǵiθ' atĕ δē.
32 Eδe ată si dŭeľnę, ǩe tek i prŭnę ńi nieri šurθ tę dialŏsunę.
33 Eδe diāli si uudsuer, surδi foľi: eδe ǵĭndęya umęrekuluen' e
θănę, Se askuřę ndońiherę s' ăštę pamę kęštŭ ndę Israel.
34 Por Farisĕitę θŏšinę, *se* Ndsier dyĕmęnitę me anę tę parit
dyĕmęnavet.
34 Eδe Iesui škonte řeθ ǵiθę ǩųtĕtevet, e katŭndevet, tue
męsuem ndępęr synagogat e atųneve, e tue predikuem unǵilin'
e mbęretęnisę, e tue šęndŏšunę tš' do sęmŭndęye, e tš' do
36 ľingatę ndę popul. Eδe kur pā ǵĭndęyenę, i uδĭmpt pęr ată,
sepsĕ ĭšinę ľoδun' e špęrdamę porsi δentę ǩi s' kănę barī.
37 Atęherę u θotę dišĕpuyvet vet, Tę kořeť *ăštę* šumę, por
38 punętŏrętę *yănę* pak; ľŭtuni prā tę zotit tę kořit pęr me
ndsieřę punętorę pęr tę kořęt e vet.

## KAPTINA X, XI.

1 Eδe si θiři tę dų-mbę-δetę dišĕpuyť e vet, u δa ŭrδęnę
*pęrmbĭ* špĭrtęnat e pa-ǩiruem, me i ndsieřę, eδe me šęndŏšunę
tš' do sęmŭndęye, e tš' do ľingatę.
2 Eδe ĕmęnať e dų-mbę-δetę Apŏstuyvet yănę kętă; I pari,
Simoni, ǩi θŏhei Pietęr, eδe Andreu i vęlāi atī; Iakobi i
3 *bīri* Zebedeut, eδe Ǵionni i vęlāi atī; Filippi, eδe Barθolomeu;
Θomai, eδe Matθeu pubľikani; Iakobi i *bīri* Alfeut, eδe
4 Lebbeu, ai ǩi uθīř pęrmbi-ĕmęnęnę Θadde; Simoni Kananiti,
eδe Iuda Iskarioti, ai ǩi e traθtōi mbasandai.
5 Kętă tę dų-mbę-δetę dęrgōi Iesui, mbassi i porositi, tue
θănę, Mos škońi mb' uδę tę kŏmbevet, eδe mos hųni ndę
6 ǩųtĕt tę Samaritvet: por mă šumę škoni ndępęr δent e hŭpuna
7 tę štępisę Israelit. Eδe tue škuem, predikoni, tue θănę, Se
8 uafruc mbęretęnia e ǩilvet. Šęndošni tę sęmunę, ǩironi tę
kromŏsunę, ńgalni tę vdĕkunę, ndsirni dyemęn: δunętī mŭertę,

9 δunẹtī epni. Mos kini ār, as arǵănd, as rame ndẹpẹr brezat
10 tŭei: mos *kini* străitsẹ mb̓ uδẹ, as dṳ̄ kẹmiša, as kẹputsẹ, as
škop: sepsĕ punẹtori ăšť i zoti pẹr uśḱimin' e vet.
11 Eδe mbẹ tš' do ḱụtĕt a katŭnd ḱi tẹ hṳ̄ni, pụetni, tsili ăšť
12 i vẹyefśim nď atĕ; eδe mbetni atiĕ deri sā tẹ diĺni. Eδe kur
13 tẹ hṳ̄ni ndẹ štẹpīt, pẹršẹndetni atĕ. Eδe štẹpia ndẹ ḱōfť e
vẹyĕfśime, paḱtimi tŭei ĺetẹ vĭ̄yẹ mb̓ atĕ: por ndẹ mos ḱōfť
14 e vẹyĕfśime, paḱtimi tŭei ukẹθeftẹ mbas yuš. Eδe ai ḱi tẹ
mos u presi yuve, as tẹ mos ndẹǵoyẹ fyăĺẹtẹ tŭeya, kur tẹ
diĺni prei asāi štẹpie, a prei atī ḱụteti, škundni pĺŭhunin' e
15 kămbẹvet tŭeya. Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, *se* Mā̆ i
durŭešim kā me ḱēnẹ *mundimi* mbẹ δē tẹ Sodomvet e tẹ
Gomorvet, ndẹ ditẹ tẹ ǵṳ̄ḱit, se mb̓ atĕ ḱụtĕt.
16 Ḱe unẹ te po u dẹrgoy yuve porsi δentẹ ndẹ miedĭs tẹ ŭyḱvet:
ƚăhi prā tẹ urtẹ porsi ǵarpĭńtẹ, eδe tẹ butẹ porsi pulŭmbatẹ.
17 Eδe mbani veš prei niĕrẹziš: sepsĕ kā̆nẹ me u δanẹ yuve ndẹr
duer ndẹpẹr baškẹ-ndĕitẹye, eδe kā̆nẹ me u ŕăfunẹ yuve ndẹ
18 feĺăk ndẹpẹr synagogat e veta; eδe kā̆nẹ me u ndsieŕẹ yuve,
pẹr punẹt meye, pẹrpara tẹ parẹš, e *pẹrpara* mbẹrĕtẹniš, pẹr
19 dešmī mb̓ ată, eδe mbẹ kombet. Por kur ť u ăpinẹ yuve ndẹr
20 duer, mos kini gaiĺe *se* ḱụš, a *se* si keni me fŏĺunẹ. Sepsĕ
nukẹ yeni yu ată ḱi fĺitni, por Špirti Ātit tŭei ḱi fĺet ndẹr
21 yu. Eδe vẹlāi kā me traθtuem tẹ vẹlānẹ pẹr vdeke, i āti tẹ
bĭrinẹ: eδe bĭytẹ kā̆nẹ me ngrĭtunẹ kṳe kundrẹ pẹrindvet,
22 eδe kā̆nẹ me i vramẹ. Eδe keni me umaŕẹ mẹnī prei sẹ
ǵīθẹve pẹr ĕmẹninẹ ťem: eδe ai ḱi tẹ duroyẹ deri mbẹ tẹ
23 mbrăpmenẹ, kṳ̆i kā me ušpẹtuem. Por kur ť u pẹrzā̆nẹ prei
kẹtī ḱụteti, ikni mbẹ tiĕtrinẹ: sepsĕ pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom
yuve, *se* S' keni me i mbaruem ḱụteteť e Israelit, deri sā tẹ
vĭ̄yẹ i bīr' i nieriut.
24 Nuk' ā̆štẹ dišĕpuli pẹrmbi miĕštrinẹ, as šẹrbẹtori pẹrmbi
25 tẹ zŏtinẹ. Miăft *ā̆štẹ* pẹr dišĕpulinẹ me ubā̆mẹ si mieštri vet,
26 eδe šẹrbẹtori si i zoti. Ndẹ θiŕnẹ tẹ zotin' e štẹpisẹ Beelzebul,
sā mā̆ šumẹ štẹpiarẹť e atī? Mos i droni prā ată: sepsĕ

s' ăštę ǵā e mbuľŭeme, ḱi s' kā me usbuľuem; eδe ǵā e pšĕfętę,
27 ḱi s' kā me umařę vešt. Atĕ ḱi po u θom yuve nd' eřęsinęt,
θŏnia ndę dritęt: eδe atĕ ḱi po ndęǵoni ndęr veš, predikŏnia
28 mbi mayęt tę štępisę. Eδe mos droni ată ḱi vrăsinę kŏrpinę,
por špĭrtinę s' mŭndenę me e vramę: por droni mā̃ šumę ată
ḱi mŭndenę me hŭpunę ndę dšehenĕm eδe špirtin' eδe kŏrpinę.
29 Nukę šĭtenę du̥ zoḱ pęr ńi astęr? por ńi prei atŭ̥neve s' kā
30 me rā̃nę mbę δēt pa *ŭrδęnin'* e Ātit tŭei. Por yuve eδe ǵiθę
31 ḱimeť e kresę yā̃nę nǵĕhunę. Mos droni prā, *sepsĕ* yu dani
32 prei šumę zoḱš. Kušdŏ prā ḱi tę mę řęfeyę pęrpara niĕręziš,
eδe unę kam me e řęfu̥em pęrpara ťim-ĕt ḱi ăštę ndę ḱilt.
33 Por kuš tę mę muhoyę pęrpara niĕręziš, eδe unę kam me e
muhuem pęrpara ťim-ĕt ḱi ăštę ndę ḱilt.
34 Mos kuytoni se kam ărδunę me vū̃mę paḱtĭm mbę δēt:
35 s' kam ărδunę me vū̃mę paḱtĭm, por θikę. Sepsĕ kam ărδunę
me damę nierinę kundrę tę i ātit, eδe bĭyęnę kundrę s' ămęsę,
36 eδe nŭsenę kundrę sę viĕheřęsę. Eδe anęmĭḱť e nieriut *kā̃nę*
37 *me kē̃nę* štępiaręť e atī. Ai ḱi do tę i ātin' a ťămęnę mā̃
tĕpęrę se mue, nuk' ăšť i vęyĕfšunę pęr mue. Eδe ai ḱi do
bīr a biyę mā̃ tĕpęrę se mue, nuk' ăšť i vęyĕfšunę pęr mue.
38 Eδe ai ḱi nukę meř kru̥ḱin' e vet, e nukę viĕn mbas meye,
39 nuk' ăšť i vęyĕfšunę pęr mue. Ai ḱi ǵē̃n yetęn' e vet, kā
me e bieřę: eδe ai ḱi bier yetęn' e vet, pęr punę ťeme, kā
me e ǵĕtunę.
40 Ai ḱi pret yuve, kā prĭtunę mue, eδe ai ḱi pret mue, kā
41 pritun' atĕ ḱi mę kā dęrguem. Ai ḱi pret profĕt mb' ĕmęnę
profeti, kā me mařę pagę profeti; eδe ai ḱi pret tę drĕitę
42 mb' ĕmęnę tę drĕiti kā me mařę pagę tę drĕiti. Eδe ai ḱi
t' i api ńi potĭr uyę tę ftŏfętę ndońianit kętu̥ne tę vŏǵiľęvet
vĕtęmę mb' ĕmęnę dišĕpuli, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, *se*
S' kā me hŭpunę pagęn' e vet.
1 KAPTINA XI. Eδe Iesui kur mbarŏi tue porosĭtunę tę
du̥-mbę-δetę dišĕpuyť e vet, sdru̥pi prei andey pęr me męsuem
e me predikuem ndępęr ḱu̥tetet e atŭ̥neve.

2 Eδe Ǵionni kur ndęǵōi ndę burgut punęť e Krištit, dęrgōi
3 dų *vetę* prei dišĕpuyvet vet, e i θa, Ti yē ai ḱi kā me ărδunę,
4 apor prĕšimę *ńi* tietęr? Eδe Iesui upęrǵĕḱ, e u θa atųneve,
5 Škoni e nepni zã Ǵionnit *pęr* atŏ ḱi ndęǵoni, e šifni: Tę
vĕrbętę šŏfinę, e tšaľa ĕtsinę, tę kromŏsunę ḱirŏhenę, e šurδa
ndęǵŏynę, tę vdĕkunę nǵălenę, e tę vobĕǵivet u diftoheť unǵili.
6 Eδe i ľumun' ăšť ai ḱi tę mos škandaľizŏhetę mbę mue.
7 Eδe kętă tue vŏtunę, Iesui filōi me i θãnę ǵĭndęyesę pęr
Ǵiŏnninę, Tš' dŭeľtę me vũm' orē ndę škretī? kalăm ḱi
8 pęrkŭndetę prei ĕręsę? Por tš' dŭeľtę me pamę? nieri vĕšunę
me petka tę buta? ḱe ată ḱi kãnę vĕšunę *petka* tę buta ku
9 yãnę ndępęr štępiat e mbęrĕtęnavet. Por tš' dŭeľtę me pamę?
Profĕt? pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Eδe mã tĕpęrę se
10 profĕt. Sepsĕ kųi ăšť ai ḱi ăštę škruem pęr atĕ, "Ḱe unę
te po dęrgoy ĕnǵulinę (zã-δănęsinę) ťem pęrpara făḱesę śate,
11 i tsili kā me ndreḱun' ŭδęnę tande pęrpara teye". Pęr tę
vęrtĕt po u θom yuve, *se* Ndęrmiĕt atųneve ḱi kãnę ľemę
prei grãš, nuk' ăštę tšuem mã i maθ se Ǵionn Pagęzori: por
mã i vŏgęľi ndę mbęretęnīt tę ḱilvet, ăštę mã i maθ se ai.
12 Tšę prei ditš Ǵionn Pagęzorit deri taštĭ, mbęretęnia e ḱilvet
13 ngŭtetę, eδe ată ḱi ngŭtenę, e řęmbĕynę. Sepsĕ ǵiθę
profĕtęnitę, eδe ľiǵa profetizŭenę deri mbę *ditę* tę Ǵionnit.
14 Eδe ndę datši me prĭtunę *kętĕ fyaľę*, ai ăšť Elia ḱi kište pęr
15 me ărδunę. Ai ḱi kā vešę me ndęǵuem, ľetę ndęǵoyę.
16 Por me se ta pęrǵãy kętĕ bres? I pęrǵãn tšŭnavet vŏǵiľę
ḱi řinę ndępęr treǵet, eδe u θęřăsinę šokvet vet, e θŏnę,
17 U rām fųlit, eδe nukę kartsųetę: u bãm vayę, eδe nukę ḱyatę.
18 Sepsĕ erδi Ǵionni as tue ngrãn' as tue pimę, eδe θŏnę, *se*
19 Kā diălinę. Erδi i Bīr' i nieriut tue ngrãn' e tue pimę, eδe
θŏnę, Ḱe nieri ngranęs e vēnę-pimęs, miku i pubľikănęvet e
i faytŏręvet: eδe ditunia dueľ e drĕitę prei tę biyvet vet.
20 Atęherę filōi me ḱirtuem *atŏ* ḱųtĕtetę, mbę tę tsilať ubãnę
21 mã tę šŭmatę męrekuliať e atī, sepsĕ nuk' upendŭenę: Myeri
ti, Horazĭn! myeri ti, Beθsaidă! sepsĕ *kętŏ* męrekulia ḱi yãnę

bā̃mę mbę yu, ndę Ƚā̆hešinę ndę Tyrę e ndę Sidonę, tšę kūr
22 se kĭšinę me upenduem me θes e me pľūhunę. Vetš po u
θom yuve, *se* Ndę Tyrę e ndę Sidonę mā̃ i durŭešim kā me
23 ḱēnę *mundimi* ndę ditę tę ǵṳḱit, se mbę yu. Eδe ti,
Kapernaŭm, ḱi yē ngrĭtunę naľt deri mbę ḱiel, kē me
sdrṳpunę deri ndę feŕ: sepsĕ *kętŏ* męrekulia ḱi yā̃nę Ƚā̃mę
te ti, ndę bā̆hešinę ndę Sodŏm, kĭšinę me mbĕtunę deri mbę
24 *ditę* tę sŏtšime. Vetš po u θom yuve, Se ndę δē tę Sodomvet
mā̃ i durŭešim kā me ḱēnę *mundimi* ndę ditę tę ǵṳḱit, se
mbę tṳi.
25 Nd’ atĕ kohę Iesui upęrǵēḱ, e θa, Tę ľavdoy tṳi, o Ātę,
Zot i ḱielit eδe i δēut, se ua mpšefe kętŏ *punę* tę dĭtšunavet
26 e tę mĕntšunavet, eδe ua sbuľove fŏšńevet: Po, o Ātę, sepsĕ
pęľḱimi ṳt kęštū̃ ubā̃ pęrpara teye.
27 Tę ǵiθa m’ uδanę n’ dorę prei ťim-ēt: eδe kurkuši s’ e nǵef
bĭrinę, vetš Āti; eδe kurkuši s’ e nǵef Ătinę, vetš i bīri, eδe
ai ḱi tę doyę i bīri me ia sbuľuem.
28 Ĕyani tek unę, ǵiθę sā yeni tę ľoδun’ e tę ngarkuem, eδe
29 unę kam me u prā̆itunę yuve. Meŕni sǵĕδęnę ťeme mbę ḱafę
tŭei, eδe męsoni prei meye; sepsĕ yam i butę, eδe i pęrvū̃tę
ndę zĕmęrę: eδe keni me ǵĕtunę tę prā̆itunę ndę špĭrtęnat
30 tŭei. Sepsĕ sǵeδa eme ā̆šť e mirę, eδe baŕa eme ā̆šť e ľetę.

## KAPTINA XII.

1 Nd’ atĕ kohę Iesui vŏiti ndępęr tę mbiĕluna pęr *ditę* tę
šętunaš; eδe dišĕpuyvet vet u erδi unī, eδe filŭenę me škŏḱunę
2 kā̆lęza, e me ngrā̃nę. Eδe Farisĕitę kur panę, i θā̃nę, Ḱe
dišĕpuyť e tū te bā̃yn’ atĕ ḱi s’ ā̆šť e ŭδęsę me bā̃mę pęr tę
3 šętunę. Por *Iesui* u θa atṳneve, S’ keni kęnduem ḱiš bā̃ni
Davidi, kur i erδi unī atī, eδe atṳneve ḱi ĭšinę baškę me
4 atĕ. Ḱuš hṳni ndę štępīt tę Perendisę, eδe hangęr bukęť e
paravū̃męyesę, tę tsīlatę s’ ište e ŭδęsę me i ngrā̃n’ ai, as
5 atā ḱi ĭšinę baškę me atĕ, por prĭftęnitę vĕtęmę? Apor
s’ keni kęnduem ndę ľiǵę, se pęr *ditę* tę šętunaš prĭftęnitę

6 pe̥rĺṳeyne̥ te̥ še̥tŭne̥ne̥ nde̥ tempul, eδe yā̃ne̥ te̥ pa-fay? Eδe
7 po u θom yuve, Se ke̥tŭ ã̆šte̥ ńi mā̃ i maθ se tĕmpuli. Eδe
nde̥ e kĭšite̥ dĭtune̥ ḱiš ã̆šte̥, "Due pe̥rde̥lim, e yo kurbăn",
8 s' kĭšite̥ me i bā̃me̥ faytore̥ te̥ pa-fayte̥. Sepsĕ i bīr' i nieriu
ã̆št́ i zoti eδe te̥ še̥tŭne̥se̥.
9 Eδe si sdrṳpi prei andey, erδi nde̥ synagoge̥t t́ atṳne.
10 Eδe ḱe tek ište ńi nieri ḱi kište dore̥n' e θate̥. Eδe e pṳetne̥,
e θā̃ne̥, Nde̥ ḱofte̥ se ã̆št́ e ŭδe̥se̥ me še̥ndŏšune̥ pe̥r te̥
11 še̥tuna? pe̥r me e pe̥rfŏĺune̥. Eδe ai u θa atṳ̆neve, Tsili
nieri prei yuš kā me ḱē̃n' ai, ḱi te̥ kete̥ ńī deĺe, eδe nde̥
rafte̥ ke̥yŏ nde̥ grope̥ pe̥r *dite̥* te̥ še̥tunaš, s' kā me e kapun',
12 e me e ngrĭtune̥? Sā *mā̃ tĕpe̥re̥* prā dān nieriu prei dĕĺese̥?
13 Pe̥randai ã̆št́ e ŭδe̥se̥ me bā̃me̥ mire̥ pe̥r te̥ še̥tuna. Ate̥here̥
i θote̥ nieriut, Štrī̃ dŏre̥ne̥ tande. Eδe *ai* e štrī̃ni, eδe ubā̃ e
14 še̥ndoše̥ porsi tietra. Por Farisĕite̥ dŭeĺne̥, e bā̃ne̥ ke̥šile
kundre̥ atī pe̥r me e prĭšune̥.
15 Por Iesui kur e muer vešt, iku prei andey: eδe i vŏitne̥
16 mbrapa šume̥ ǵĭnde̥ye, eδe i še̥ndoši te̥ ǵiθe̥; eδe i porositi
17 štre̥ngŭešim mos me e diftuem: ḱi te̥ mbŭšete̥ ḱiš ã̆šte̥ θā̃ne̥
18 prei profetit Isaise̥, ḱi θošte, "Ḱe Še̥rbe̥tori em, ḱi sǵoδa;
i dăšuni em, ḱi e pe̥ĺḱeu špirti em: kam me vū̃me̥ Špĭrtine̥
19 t́em mbi atĕ, eδe kā me diftuem ǵṳḱ mbe̥ kombet. S' kā me
bā̃me̥ fyaĺe̥, as s' kā me be̥rtĭtune̥: as s' kā me nde̥ǵuem kuš
20 zā̃nin' e atī nde̥pe̥r ṙugat. S' kā me šḱṳem kalăm te̥ θṳem,
eδe s' kā me šuem ĺī̃ te̥ tṳmĭtune̥, deri sā te̥ biere̥ ǵṳ̆ḱine̥
21 nde̥ mŭnde̥ye. Eδe kŏmbete̥ kā̃ne̥ me špe̥rṳem mb' ĕme̥nit t́ atī".
22 Ate̥here̥ i prū̃ne̥ *ńi* te̥ dialŏsune̥ te̥ vĕrbe̥te̥, eδe šurθ: eδe
23 e še̥ndoši, kaḱi sā i vĕrbe̥ti eδe šurδi fĺiste eδe šifte. Eδe
ǵiθe̥ ǵĭnde̥ya me̥rekulŏhešin' e θŏšine̥, Drŭyse mos ã̆šte̥ kṳ̆i
24 i bīr' i Davidit? Por Farisĕite̥ kur nde̥ǵŭene̥, θā̃ne̥, Kṳ̆i
nuke̥ ndsier dyĕme̥nite̥, vetš me ane̥ te̥ Beelzebulit te̥ parit
dyĕme̥navet.
25 Eδe Iesui si ńǵofi mendimet́ e atṳ̆neve, u θa atṳ̆neve,
Tš' do mbe̥re̥te̥nī nde̥ udafte̥ kundre̥ vete̥vĕte̥hese̥, škretŏhete̥;

eδe tš' do k̓utĕt a štepī ndę udaftę kundrę vetęvĕtęhesę, s' kā
26 me k̓indruem. Eδe Satanai ndę ndsieřtę Satananę, udā kundrę
vetęvĕtęhesę; k̓uš kā me k̓indruem prā mbęretęnia e atī?
27 Eδe unę ndę ndsieřša dyĕmęnitę me anę tę Beelzebulit, biytę
tŭei me tš' anę i ndsiĕřinę? pęrandai ată kānę me k̓ēnę
28 ǵuk̓tărętę tŭei. Por ndę ndsieřša dyĕmęnitę me anę tę Špirtit
Peręndisę, val' e mbeřīni mbę yu mbęretęnia e Peręndisę.
29 A si mŭndetę kuši me hūmę ndę štępīt tę fortit, e me
řęmbuem enęt' e atī, ndę mos l̓iθtę mā pęrpara tę fŏrtinę?
30 eδe atęherę kā me řęmbuem štępīn' e atī. Ai k̓i nuk' ăštę
baškę me mue, ăštę kundrę meye; eδe ai k̓i nukę mbęl̓ĕθ baškę
31 me mue, špęrdān. Pęrandai po u θom yuve, *se* Tš' do fay e
tš' do vlasfimī dot' u ndęyĕhetę niĕręzęvet: por vlasfimia kundrę
32 Špirtit Šeńt, nukę dot' u ndęyĕhetę niĕręzęvet. Eδe ai k̓i tę
θotę fyal̓ę kundrę tę bīrit nieriut, dot i ndęyĕhetę: por ai
k̓i tę θotę kundrę Špirtit Šeńt, nukę dot' i ndęyehet' as mbę
33 kętē yetę, as mb̓ atē k̓i viĕn. A bāni drūn' e mirę, eδe
pemęn' e asāi tę mirę; a băni drūn' e kek̓e, eδe pemęn' e
34 asāi tę kek̓e: sepsĕ druya ngĭfetę prei pĕmęsę. Kęl̓ūš ǵarpĭńš,
k̓uš mŭndeni me fol̓ę tę mira, tue k̓ēnę tę kęk̓iy? sepsĕ goya
35 fl̓et prei sę tepęrŭemit zĕmęręsę. Nieriu i mirę ndsier tę
mira prei θesŏresę mirę tę zĕmęręsę: eδe nieriu i kek̓ ndsier
36 tę kęk̓ia prei θesŏresę kek̓e. Eδe po u θom yuve, Se tš' do
fyal̓ę k̓i s' l̓ūpsetę, ndę e fŏl̓šinę niĕręzitę, kānę me δanę
37 fyal̓ę pęr atē ndę ditę tę ǵūk̓it. Sepsĕ prei fyal̓ęš tua kē me
dāl̓' i drĕitę; eδe prei fyal̓ęš tua kē me udęnuem.
38 Atęherę upęrǵeǵęn disa prei Škrŭisiš e prei Fariseiš, e
θānę, Mieštęr dona me pamę *ńi* šeńę prei teye.
39 Eδe ai upęrǵĕk̓, e u θa, Bres i kek̓ eδe kurvār l̓ūpęn šeńę;
40 eδe šeńę s' kā me i uδanę, pęr-vetš šeńit profetit Iona: sepsĕ
sikurse Ionai k̓e ndę barkut tę bĭšęsę *dētit* trī ditt e trī nett;
kęštū *eδe* i bīr' i nieriut kā me k̓ēnę ndę zĕmęręt tę δeut
41 trī ditt e trī nett. Būřa Ninevitę kānę me unǵalę baškę me
kętē bres ndę ditę tę ǵūk̓it, eδe kānę me e ǵukuem pęr tę

kek̇: sepsĕ upendŭenẹ ndẹ predikĭmt tẹ Ionait; eδe k̇e kẹtŭ
42 *ku ăštẹ* mā tĕpẹrẹ se Ionai. Mbẹretẹneša e *ănẹsẹ* Mies-dĭtẹsẹ
kā me unġalẹ baškẹ me kẹtē̆ bres ndẹ ditẹ tẹ ġụk̇it, eδe kā
me e ġukuem pẹr tẹ kek̇: sepsĕ erδi prei sẹ mbarŭemes'
ā̆nẹvet δēut pẹr me ndẹġuem ditunīn' e Solomonit; eδe k̇e
kẹtŭ *ku ăštẹ* mā tĕpẹrẹ se Solomoni.
43 Špirti i pa-k̇iruem kur del̇ prei nieriut, škon ndẹpẹr vende
44 tẹ θata pa uyẹ, tue kẹrkuem tẹ prā̆itunẹ, e nukẹ ġē̃n. Atẹherẹ
θotẹ, Ĺetẹ kẹθehem ndẹ štẹpīt ťeme, andey kah dol̇a; eδe
45 si viĕn̈, ġē̃n atē̆ šprā̆zunẹ, *e* mpšimẹ, e stol̇ĭsunẹ: atẹherẹ
vete, e mer̈ me vĕtẹhe štatẹ špĭrtẹna tẹ tierẹ mā̃ tẹ kẹk̇iy se
vetẹvĕtẹhenẹ, eδe hụ̄̆ynẹ, e r̈īn' atiĕ: eδe tẹ mbrapmeť e atī
nieriu bă̄henẹ mā̃ tẹ kẹk̇ia se tẹ părate. Kẹštū̆ kā me k̇ē̃n'
eδe mbẹ kẹtē̆ bres tẹ kek̇.
46 Eδe ai kur ište por tue fol̇ẹ ġĭndẹyesẹ, k̇e e ama eδe tẹ
vẹlăzẹniť e vet te po r̈iyšinẹ yaštẹ, e kẹrkŏyšinẹ me i fol̇ẹ.
47 Atẹherẹ ńi *vetẹ* i θa, Ḱe yot'-amẹ, eδe t'ụt-vẹlazẹn te po
48 r̈inẹ yaštẹ, e kẹrkŏynẹ me tẹ fol̇ẹ. Por ai upẹrġēk̇, e i θa
atī k̇i fol̇i, Tsila ā̆št' ama eme, eδe tsiltẹ yā̃nẹ vẹlăzẹnit' e
49 mī? Eδe štrī̃ni dorẹn' e vet mbi dišĕpuyt e vet, e θa, Ḱe ama
50 eme, eδe vẹlăzẹnit' e mī! Sepsĕ tsili tẹ bā̆yẹ dašunimin' e
t'im-ĕt k̇i ā̆štẹ ndẹ k̇ilt, ai ā̆št' em-vẹlā, e motẹr, e amẹ.

## KAPTINA XIII.

1 Eδe mb̈ atē̆ ditẹ Iesui si duel̇ prei štẹpisẹ, r̈inte pẹranẹ
2 dētit. Eδe umbẹl̇oθnẹ tek ai šumẹ ġĭndẹye, kak̇i sā hụ̄̆ni
ndẹ l̇undrẹt, me ndĕńunẹ; eδe ġiθẹ ġĭndẹya r̈inte ndẹ buzẹ
3 tẹ dētit. Eδe *ai* u fol̇i atụ̄̆neve šumẹ me parăbula, tue θā̃nẹ,
4 Ḱe mbiĕlẹsi te duel̇ me mbielẹ; eδe tue mbielẹ, disa *fara*
rā̃nẹ pẹrā̃n' ŭδẹsẹ, eδe erθnẹ špĕndẹtẹ, e i hangrẹn tẹ ġiθa:
5 eδe tẹ tiera rā̃nẹ mbi gurišta, ku s' kište δē šumẹ: eδe
6 pẹrńiherẹ bī̃nẹ, sepsĕ s' kište δē tẹ θelẹ: por kur l̇eu dieli,
7 udoġẹn; eδe mbassi s' kĭšinẹ r̈ańẹ, u θanẹ. Eδe tẹ tiera rā̃nẹ
8 ndẹr drizat, eδe ur̈itnẹ drĭzatẹ, e i mbụtnẹ. Eδe tẹ tiera

rā̃nę mbę ðē tę mirę, eðe nĕpšinę pemę, ńiana ńi ḱind, e
9 tietra ǵaštę-ðetę, e tietra tri-ðetę. Ai ḱi kā vešę me ndęǵuem,
ľetę ndęǵoyę.
10 Eðe dišĕpuyť erθnę pęranę, e i θā̃nę, Pęrsĕ u fľĕt atū̃neve
11 me parăbula? Eðe ai upęrǵĕḱ, e u θa atū̃neve, Sepsĕ mbę
yu ā̃štę ðanę me mařę vešt tę mpšeftať e mbęretęnisę ḱilvet,
12 por mb ată nuk' ā̃štę ðanę. Sepsĕ ai ḱi kā, doť i nepeť *eðe*
*mā̃*, eðe dotę teprŏhetę: por ai ḱi *s'* kā, eðe ḱiš tę ketę, dotę
13 miřetę prei atī. Pęrandai u fľas atū̃neve me parăbula: sepsĕ
tue pamę, nukę šŏfinę; eðe tue ndęǵuem, nukę ndęǵŏynę, as
14 nukę măřinę vešt. Eðe mbūšetę mb' ată profezia e Isaisę, ḱi
θošte, "Me ndęǵīm keni me ndęǵuem, por *s'* keni me mařę
15 vešt; eðe tue pamę dotę šifni, por *s'* keni me pamę: sepsĕ
utrăš zĕmęra e kętī pŏpuli, eðe ndęǵūenę rā̃ndę me vešęt,
eðe mbūlnę sū̃ť e vet, ḱi tę mos šŏfinę ndońiherę me sū̃tę,
eðe tę ndęǵŏynę me vešęt, eðe tę măřinę vešt me zĕmręnę,
16 eðe tę kęθĕhenę, ḱi t' i šęndŏš". Por yuve tę ľūmunę *yā̃nę*
17 sū̃tę, se šŏfinę: eðe vĕšętę tūei, se ndęǵŏynę. Sepsĕ pęr tę
vęrtĕt po u θom yuve, Se šumę profetęn eðe tę drĕitę
dęšęrūenę me pamę sā šifni *yu*, por nukę panę; eðe me
ndęǵuem, sā ndęǵoni *yu*, por nukę ndęǵūenę.
18, 19 Yu prā ndęǵoni parăbulęn' e mbiĕlęsit. Kušdŏ ḱi ndęǵŏn
fyaľęn' e mbęretęnisę, eðe *s'* e meř vešt, viĕn i keḱi, eðe řęmbĕn
atĕ ḱi ā̃štę mbiĕlę ndę zĕmęrę ť atī. Kęyŏ ā̃šť ayŏ ki umbuel
20 pęr-ā̃n' ūðęsę. Eðe ḱiš umbuel mbi gurištat; kū̃i ā̃šť' ai ḱī
ndęǵŏn fyăľęnę, eðe pęrńiherę e meř me gęzīm; por *s'* kā
21 řańę mbę vetęvĕtęhenę, andai ā̃štę pęr pak kohę: sepsĕ kur
tę bā̃hetę štręngīm a tę ndiĕkunę pęr fyăľęnę, pęrńiherę
22 škandaľizŏhetę. Eðe ḱiš umbuel ndęr drizat; kū̃i ā̃šť' ai ḱi
ndęǵŏn fyăľęnę; por găiľeya e kęsāi yete, eðe gęńimi i ǵā̃sę
23 mbū̃sinę fyăľęnę, eðe bā̃hetę pa-pemę. Eðe ḱiš umbuel mbę
ðē tę mirę; kū̃i ā̃šť' ai ḱi ndęǵŏn fyăľęnę, eðe e meř vešt;
pęrandai ai biye pemę, eðe bā̃n ńiani ńi ḱind, e tietri
ǵaštę-ðetę, e tietri tri-ðetę.

24 Ńi tietẹr parabul' u prūni atųneve, tue θānẹ,
Mbẹretẹnia e ḱilvet ăštẹ pẹrǵăitunẹ me ńi nieri ḱi mbuel
25 farẹ tẹ mirẹ nd' arẹ tẹ vet. Por tue fyĕtunẹ niĕrẹzitẹ, erδi
26 anẹmiku atų, eδe mbuel eǵẹr ndẹrmiĕt grūnit, eδe iku. Por
27 kur bīni ƀāri eδe bāni pemẹ, atẹherẹ udŭk eδe ĕǵẹri. Eδe
šẹrbẹtorẹt' erθnẹ pẹr-anẹ tẹ zotit štẹpisẹ, e i θānẹ, Zot, nukẹ
mbole *ti* farẹ tẹ mirẹ nd' arẹt tande? kah duel̓ prā ĕǵẹri?
28 Eδe ai u θa atųneve, Ndońi nieri anẹmĭk kā bāmẹ kẹtĕ.
Eδe šẹrbẹtorẹt' i θānẹ, Do prā tẹ škoym' e tẹ sǵeδim' atĕ?
29 Por ai θa, Yo; *sepsĕ* tue mbẹl̓eδun' ĕǵẹrinẹ, drŭyse mos
30 škul̓ni grūninẹ pẹrńiherẹ me atĕ. Ĺīni tẹ ṙitenẹ tẹ dụya baškẹ
deri mbẹ tẹ kŏṙunit: eδe ndẹ kohẹ tẹ kŏṙunit kam me u θānẹ
kŏṙẹsavet, Mbẹl̓īθni mā pẹrpara ĕǵẹratẹ, eδe i l̓iθni dŏrẹza
pẹr me i diĕgunẹ: por grūnin' e mbẹl̓iθni ndẹ grunār t'em.
31 Ńi tietẹr parabul' u prūni atųneve, tue θānẹ,
Mbẹretẹnia e ḱilvet pẹrǵān me ńī koḱe senapi, tẹ tsilẹn'
32 e muer ńi nieri, eδe e mbuel nd' arẹt tẹ vet. Ayŏ ăštẹ mā
e vŏgẹl̓ẹ se ǵiθẹ fāratẹ: por kur ṙītetẹ, āštẹ mā e maδe se
ǵiθẹ bărẹnatẹ, eδe băhetẹ drū, kaḱi sā vīnẹ špendẹt' e ḱielit,
e ṙinẹ ndẹ degat t' asāi.
33 Ńi tietẹr parabul' u θa atųneve;
Mbẹretẹnia e ḱilvet pẹrǵān me brūmẹ, tẹ tsilin' e muer
ńī grue, eδe e vū mbrenda ndẹ tre mătẹsa mieli, deri sā
umbrŭm ǵiθẹ.
34 Kẹtŏ tẹ ǵiθa ua fol̓i Iesui ǵīndẹyesẹ me parăbula; eδe pa
35 parăbula nuk' u fl̓iste atųneve: ḱi tẹ mbŭšetẹ ḱiš ăštẹ θānẹ
prei profetit, ḱi θošte, "Kam me hăpunẹ gŏyẹnẹ t'eme me
parăbula; kam me fol̓ẹ tẹ mpšefta prei tšẹ kūr se ăštẹ
ngrĕfunẹ bota".
36 Atẹherẹ Iesui l̓a ǵīndẹyenẹ, e erδi ndẹ štẹpīt: eδe dišĕpuyt'
e atī i erθnẹ pẹr-anẹ, e θānẹ, Na diftŏ parăbulẹn' e ĕǵẹravet
37 ărẹsẹ. Eδe ai upẹrǵĕḱ, e u θa atųneve,
38 Ai ḱi mbiel farẹn' e mirẹ ăšt' i bīr' i nieriut; eδe ara ăštẹ
39 bota; eδe fār' e mirẹ yānẹ tẹ biyt' e mbẹretẹnisẹ; eδe ĕǵẹratẹ

yãnę tę biyt' e tę keƙit; eδe anęmiku ƙi mbuel atŏ ãštę diāli;
eδe tę kŏr̄unit' ãšt' e mbrăpmeya yĕtęsę; eδe kŏr̄ęsatę yãn'
40 ĕnǵuytę. Sikurse prā mbęl'iδen' ĕǵęratę, eδe dĭǵenę ndę ziăr̄m;
41 kęštũ kā me ƙēnę mbę tę mbrapmen' e kęsāi yete. I bīr' i
nieriut kā me dęrguem ĕnǵuyt' e vet, eδe kā me mbęl'ĕδunę
prei mbęretęnīs' atī ǵiθę škănduytę, eδe ată ƙi punŏynę pa
42 l'iǵę; eδe kãnę me i hĕδunę ndę fur̄ę tę ziar̄mit: atiĕ kā me
43 ƙēnę tę ƙyamit' eδe tę drĭδunit' e δămbęvet. Atęherę tę
drĕitętę kãnę me ndrĭtunę si dieli ndę mbęretęnīt tę i Ātit
vet. Ai ƙi kā vešę me ndęǵuem, l'etę ndęǵoyę.
44 Pęr-sę-rī mbęretęnia e ƙilvet pęrǵān me ńi θesore mpšĕfunę
nd' arę; tę tsĭlęnę kur e ǵeti ńi ńieri, e mpšefi; eδe prei
gęzimit vet vete, e šet ǵiθę ƙis kā, eδe bl'ēn atē arę.
45 Pęr-sę-rī mbęretęnia e ƙilvet pęrǵān me ńi nieri treǵetār,
46 ƙi kęrkonte margaritarę tę mirę; ai kur ǵeti ńi margaritār
šumę tę nderšim, vŏiti e šiti ǵiθę sā ƙište, eδe e bl'ēu.
47 Pęr-sę-rī mbęretęnia e ƙilvet pęrǵān me ńī r̄etę ƙi uhŏθ
48 ndę dēt, eδe mbęl'oδi tš' do farę *ǵãye:* eδe si umbũš, e
ndsŭernę ndę buzę tę dētit, eδe ndĕitnę, e mbęl'ŏθnę tę mĭratę
49 nd' enę, eδe tę kęƙiat' i hoθnę yaštę. Kęštũ kā me ƙēnę mbę
tę mbrapmen' e yĕtęsę: kãnę me dāl' ĕnǵuytę, eδe kãnę me
50 damę tę kęƙiytę prei tę drĕitęvet, eδe kãnę me i hĕδunę
ndę fur̄ę tę ziar̄mit: atiĕ kā me ƙēnę tę ƙyamit' eδe tę
drĭδunit' e δămbęvet.
51 Iesui u θōt' atũneve, Mŭertę vešt kętŏ tę ǵiθa? I θŏnę,
52 Po, Zot. Eδe ai u θa atũneve, Pęrandai tš' do Škruis ƙi kā
mbũšunę punęt' e mbęretęnisę ƙilvet, pęrǵān me ńi nieri
zot-štępie, ƙi ndsier prei θesŏresę vet *gãya* tę reya, eδe tę
viĕtęra.
53 Eδe Iesui mbassi mbarŏi kętŏ parăbula, iku prei andey.
54 Eδe si erδi ndę δē tę vet, męsonte ată ndępęr synagogat e
atũneve, kaƙi sā męrekulŏhešinę, e θŏšinę, Kah *i erδi* kętī
55 kęyŏ ditunī, e *kętŏ* fuƙia? Nuk' ãštę kũi i bīr' i mieštrit ƙi
ndęrtŏn? e ām' e atī nukę θŏhetę Mariăm, eδe tę vęlăzęnit' e

56 atī Iakŏb, eδe Iosē, eδe Simon, eδe Iudę? Eδe tę mŏtęrat'
e atī nukę yā̃nę tę ǵiθa ndęr nē? Kah *i erθnę* prā kętī kętŏ
57 tę ǵiθa? Eδe škandal̃izŏhešinę mb' atẽ. Por Iesui u θa atụ̈neve,
Nuk' ā̆štę profĕt i pa-nderšim *kurkundi*, vetš ndę δēt tę vet,
58 e ndę štępīt tę vet. Eδe nukę bā̃ni atiĕ šumę męrekulia,
pęr pa-besęnīn' e atụ̈neve.

## KAPTINA XIV.

1 Nd' atẽ kohę Herodi katęr-ŭrδęnsi ndęǵōi zā̃nin' e Iesuit,
2 eδe u θa šęrbętŏręvet vet, Kụ̈i ā̆štę Ǵionn Pagęzori; ai ā̆štę
ngalę prei sę vdĕkuniš, eδe pęrandai punŏhenę męrekulia
prei atī.
3 Sepsĕ Herodi zū̃ni Ǵionnin' eδe e l̃iδi, eδe e vū̃ni ndę
4 burk pęr Herodiăděnę gruen' e Filippit tę vęlāit vet. Sepsĕ
5 Ǵionni i θošte, *se* Nuk' ā̆št' e ŭδęsę me păsunę ti atẽ. Eδe
donte me e vramę, por dronte ǵĭndęyenę, sepsĕ e kĭšinę pęr
6 profĕt. Eδe kur ḱē̃nę pęr me ufestuem ditt' e tę l̃emit
Herodit, e biya Herodiădęsę kartseu ndę miedĭs, eδe i pęl̃ḱeu
7 Herodit. Pęrandai i uzotue asāi me bē, me i δanę ḱiš tę
8 l̃ụpi. Eδe ayŏ mbassi ḱe męsuem prei s' ămęsę vet, θotę,
9 Nem mue krụet' e Ǵionn Pagęzorit kętŭ mbę kupęt. Eδe
mbęreti uiδęnue: por pęr bēt ḱi bā̃ni, eδe pęr ată ḱi ĭšinę
10 ndĕńunę baškę me atẽ, urδęnōi me uδanę. Eδe dęrgōi, e i
11 preu krụ̈etę Ǵionnit ndę burk. Eδe krụet' e Ǵionnit uprū̃
mbę kupęt, e i uδă văizęsę: eδe *ayŏ* ia prū̃ni s' ămę́sę vet.
12 Eδe dišĕpuyt' e atī erθnę, e ngritnę kŏrpinę, eδe e voŕŭenę:
mbasandai erθnę, e i δanę zā̃ Iesuit.
13 Eδe Iesui kur ndęǵōi, iku prei andey me l̃undęr mbę ńi
vend tę škretę vetš-anę: eδe ǵĭndęya kur ndęǵŭenę, e mŭernę
mbrapa mbę kambę prei ḱụtĕtevet.
14 Eδe Iesui kur duel̃, pā šumę ǵĭndęye, eδe i uδĭmpt pęr
ată, eδe šęndoši tę sęmunęt' e atụ̈neve.
15 Eδe si ungrụ̈s, i erθnę pęranę dišĕpuyt' e atī, e θā̃nę, *sę*
Vendi ā̆št' i škretę, eδe koha taštĭ kā kal̃uem; l̃išŏ ǵĭndęyenę

me vŏtunę ndępęr katundet, pęr me bl̕emę tę ngrãna pęr
16 vetęvĕtęhenę. Por Iesui u θa atų̈neve, S' kãnę nevoyę me
17 vŏtunę, ipni yu atų̈neve me ngrãnę. Eδe ată i θõnę, S' kena
18 kętŭ vetš pẽsę bukę, eδe dų̈ peš̕k. Eδe ai θa, Bini mue
atŏ kętŭ.
19 Eδe urδęnōi ǵĭndęyenę me ndĕńunę pęrmbi băręnat, eδe
muer pẽsę bŭkętę, e dų̈ pĕš̕kitę, eδe tšōi sų̈tę pęrpietę ndę
ndę k̕iel, e bekōi: eδe mbassi i θēu, u δa bŭkętę dišĕpuyvet,
20 eδe dišĕpuytę ǵĭndęyesę. Eδe hangręn tę ǵiθę, e ungĩnę, eδe
21 ngritnę tepęritsęn' e tsŏpavet, dų-mbę-δetę koša pl̕ot. Eδe
ată k̕i hangręn išin' afęr pẽsę mĩyę būŕa, vetš grāvet, e
tšŭnavet vŏǵil̕ę.
22 Eδe Iesui pęrńiherę nguti dišĕpuyt' e vet me hų̃mę ndę
l̕undręt, e me škuem pęrtey mã pęrpara se ai, deri sā tę
23 l̕išoyę ǵĭndęyenę. Eδe si l̕išōi ǵĭndęyenę, hipi ndę mal̕t
vetš-anę pęr me ufăl̕unę: eδe si ungrų̈s, ište vetęm' atiĕ.
24 Eδe l̕undra taštĭ ište ndę miedĭs tę dētit, tue upęrpiĕkunę
25 prei val̕ęš: sepsĕ era ište kundrę. Eδe mbę tę kătęrtęnę
rŭeitien' e nătęsę Iesui voti tek ată, tue ĕtsunę pęrmbi dēt.
26 Eδe dišĕpuytę kur pān' atĕ tue ĕtsunę pęrmbi dēt, upęrzien'
27 e θãnę, Se ãštę hiye; eδe prei frĭkęsę bęrtitnę. Por Iesui
pęrńiherę u fol̕i atų̈neve, tue θãnę, Kini zĕmęrę; unę yam;
28 mos ufrikoni. Eδe Pietri upęrǵĕk̕, e i θa, Zot, ndę yē ti,
29 urδęno-mę me ărδunę te ti mbi ŭyęnat. Eδe ai θa, Eya. Eδe
Pietri sdrų̈pi prei l̕ŭndręsę, e etsi mbi ŭyęnat, pęr me ărδunę
30 te Iesui. Por kur pā ĕręnę tę fortę, ufrikue; eδe si filōi me
31 užų̃tunę bęrtiti, tue θãnę, Zot, špęto-mę. Eδe Iesui pęrńiherę
štrĩni doręn', eδe e kapi, eδe i θa, O besę-păk, mbę tšę se
32 k̕ē me dų̈ mendeš? Eδe ată si hų̃nę ndę l̕undręt, pušōi era.
33 Eδe ată k̕i ĭšinę ndę l̕undręt erθnę, eδe e aδurŭenę, tue θãnę,
Pęr tę vęrtĕt yē Bĭr Peręndie.
34, 35 Eδe si škŭenę pęrtey, erθnę ndę δēt Gennisaret. Eδe
niĕręzit' e atĭ vendi kur e ńgoftnę, dęrgŭenę ndępęr ǵiθ'
36 atĕ nahiye, eδe i prũnę ǵiθ' ată k̕i kĭšinę kek̕. Eδe i

ľūtešinę, vetš me prĕkunę šǩepin' e petkut atī: eδe sā *vetę*
e preknę, ušęndošnę.

## KAPTINA XV.

1 Atęherę vīnę te Iesui Škrūisit' eδe Farisĕitę prei Ierusalemit,
2 e i θōnę, Pęrsĕ dišĕpuyt' e tū kapęrtsĕynę fyăľęnę ǩi kānę
ľānę pľeǩtę? sepsĕ s' ľăynę duert' e veta, kur hanę bukę.
3 Por ai upęrǵĕǩ, e u θa atųneve, Pęrsĕ eδe yu kapęrtseni
4 porosīn' e Peręndisę, pęr fyăľęnę ǩi keni ľānę yu? Sepsĕ
Peręndia porositi, tue θānę, "Nderŏ tęt-āt' e tęt-amę:" eδe,
"Ai ǩi fľet keǩ pęr tę i ātin' a pęr t' ămęnę ľetę vrītetę."
5 Por yu θoni, *se* kuš t' i θotę tę i ātit a s' ămęsę, se tš' do
tę mirę ǩi tę šońš prei meye *ăštę δ*unętī, *miăft*, eδe *mŭndetę*
6 tę mos nderoyę tę i ātin' e vet, a t' amęn' e vet. Eδe s' mbăitęt
7 porosīn' e Peręndisę, pęr fyăľęnę ǩi keni ľānę yu. Hipokrītęna,
8 mirę profetizōi Isaia pęr yu, tue θānę, "Kųi pŏpuli mę
afrŏhetę me goyęn' e vet, eδe mę nderŏn me buzęt; por
9 zĕmęra e atųne āštę ľark prei meye. Eδe kot mę nderŏynę,
tue męsuem męsime *ǩi yānę* porosia niĕręziš.
10 Eδe si θiri ǵīndęyenę, u θa atųneve, Ndęǵoni, eδe meŕni
11 vešt: Ḱiš hųn ndę ǵoyęt, nukę pęrľųen nierinę; por ǩiš deľ
prei gŏyęsę, kęyŏ pęrľųen nierinę.
12 Atęherę uafrūenę dišĕpuyt' e atī, e i θānę, A e di, se
13 Farisĕitę kur ndęǵūenę kętĕ fyaľę, uškandaľizūenę? Eδe ai
upęrǵĕǩ, e θa, Tš' do bimę ǩi s' e kā mbielę Āti em ǩielori,
14 kā me uškŭľunę, Ĺĕni ată: *se* yānę tę vĕrbętę ǩi u tęrhekin'
ŭδęnę tę vĕrbęnavet. Eδe i vĕrbęti ndę i tęrhēkt' ŭδęnę tę
vĕrbętit, tę dų kānę me rānę ndę gropęt.
15 Eδe Pierti upęrǵĕǩ, e i θa, Difto-na kętĕ parăbulę,
16, 17 Eδe Iesui θa, Eδe por pa mend yeni yu? Eδe nukę po
meŕni vešt, se tš' do ǵā ǩi hųn nde goyęt, sdrųp ndę barkut,
18 eδe ndsīretę prei tę dăľunit: Por atŏ ǩi dăľinę prei gŏyęsę,
19 dăľinę prei zĕmręsę; eδe kętŏ pęrľųeynę nierinę. Sepsĕ prei
zĕmręsę dăľinę mendime tę kęǩia, vrasa, ndųnęsina, kurvęnia,

20 tę vieδuna, dešmi-řēna, vlasfimia: kętŏ yān' atŏ ḱi pęrľụeynę
nierinę: por me ngrānę me duer tę pa-ľame, nukę pęrľụen
nierinę.

21 Eδe Iesui dueľ prei andey, e iku ndę anę tę Tyręs' e tę
22 Sidŏnęsę. Eδe ḱe ńī grue Hananeye te dueľ prei atụne
synoreš: e i bęrtiste, tue θānę, Pęrdęle-mę, Zot, i bīr' i Davidit;
23 *se* eme-biyę mundŏhetę keḱ prei diālit. Por ai nuk' i upęrǵĕḱ
asāi ndońī fyaľę. Eδe dišĕpuyt' e atī i erθnę pęranę, e i
ľūtešinę, tue θānę, Ĺišo-ye atĕ, sepsĕ bęrtĕt mbrapa neš.
24 Por ai upęrǵĕḱ, e θa, Nuk' udęrgŭešę *ngeti*, vetš mbę δent
25 e hŭpuna tę štępisę Israelit. Mbasandai ayŏ erδi, eδe e
26 aδuronte, tue θānę, Zot, ndimo-mę. Por ai upęrǵĕḱ, e θa,
Nuk' āštę mirę me mařę *nieri* bukęn' e dieľmvet, e me ua
27 hĕδunę kęľụšvet ḱenvet. Eδe ayŏ θa, Po, Zot: por eδe
kęľụšt' e ḱenvet hanę prei θęřmiaš ḱi bĭenę prei truvĕzęsę
28 tę zŏtęnavet vet. Atęherę Iesui upęrǵĕḱ, e i θa, O grue,
besa yote āšt' e maδe: t' ubāftę tụi si datš. Eδe e biya e
asāi ušęndŏš tšę mb' atĕ herę.

29 Eδe Iesui sdrụpi prei andey, e erδi nday dētin' e Galilesę;
eδe hipi ndę maľt, e řinte atiĕ.

30 Eδe erθnę tek ai šumę ǵĭndęye, ḱi kĭšinę me vĕtęhe tę
tšaľę, tę vĕrbętę, šurδa, dorę-tsunga, eδe šumę tę tierę; eδe
31 i hoθnę pęranę kămbęvet Iesuit: eδe *ai* i šęndoši: kaḱi sā
umęrekulŭenę ǵĭndęya, kur panę šurδa tue fŏľunę, dorę-tsunga
šęndŏšunę, tę tšaľę tue ĕtsunę, eδe tę vĕrbętę tue pamę: eδe
ľavdŭenę Peręndīn' e Israelit.

32 Atęherę Iesui θiři pęranę dišĕpuyt' e vet, e θa, Mę δĭmbetę
ǵĭndęya, sepsĕ kānę trī ditt taštī ḱi mbĕsinę pęranę meye, e
s' kānę se ḱiš me ngrānę: eδe s' due me i ľišuem pa ngrānę,
33 se mos ľŏδenę mb' uδę. Eδe dišĕpuyt' e atī i θŏnę, Ku na
*ǵĭndenę kętŭ* ndę škretī kaḱi bukę, sā tę ngīhetę kaḱi ǵĭndęye?
34 Eδe Iesui u θōt' atụneve, Sā bukę keni? Eδe ată θānę, Štatę,
35 eδe pak pešḱ tę vŏǵiľę. Eδe *ai* urδęnōi ǵĭndęyenę me uŭľunę
36 pęr δē. Eδe si muer štatę bukęt' eδe pĕšḱitę, ufāľ ndērs, eδe

i θēu, eδe ua δa dišĕpuyvet vet; eδe dišĕpuytẹ ǵĭndẹyesẹ.
37 Eδe hangrẹn tẹ ǵiθẹ, e ungĭnẹ: eδe ngritnẹ tepẹritsẹn' e
38 tsŏpavet, štatẹ športa pl̇ot. Eδe ată ḱi hăngrẹn ĭšinẹ katẹr
mĭyẹ būr̈a, vetš grāvet, e tšŭnavet vŏǵil̇ẹ.
39 Eδe si l̇išŏi ǵĭndẹyenẹ, hṳ̄ni ndẹ l̇undrẹt, eδe erδi ndẹ
synoret Magdala.

## KAPTINA XVI.

1 Eδe erθnẹ pẹranẹ Fariseit' e Saddukĕitẹ, eδe tue ngām'
2 atĕ, l̇ṳ̆pšinẹ me u diftuem atṳ̆neve šeńẹ prei ḱielit. Por ai
upẹrǵĕḱ, e u θa atṳ̆neve, Kur băhetẹ mbrămie, θoni, *se ƛā me*
3 *ubāmẹ* Kōh' e mirẹ: sepsĕ ḱieli ā̆št' i kuḱ. Eδe ndẹ mẹnǵĕs,
*se* Sot *ƛā me ubā̆mẹ* dĭmẹnẹ: sepsĕ ḱieli ā̆št' i kuḱ, e i vrā̆nẹtẹ.
Hipokrĭtẹna, faḱen' e ḱielit dini me e nǵŏfunẹ; por šeńet' e
4 kŏhẹvet nukẹ mŭndeni? Bres i keḱ eδe kurvār l̇ṳpẹn šeńẹ;
eδe šeńẹ s' kā me i uδanẹ, pẹr-vetš šeńit profetit Iona. Eδe
i l̇a, e iku.
5 Eδe dišĕpuyt' e atĭ si erθnẹ pẹrtey, har̈uenẹ me mar̈ẹ bukẹ.
6 Eδe Iesui u θa atṳ̆neve, Šiḱoni, eδe kini kuydĕs prei brṳ̄mit
7 Farisevet e Saddukevet. Eδe ată mendŏhešinẹ me vetẹvĕtẹhenẹ,
8 tue θā̆nẹ, Se nukẹ muerm bukẹ. Eδe Iesui si muer vešt, u
θa atṳ̆neve, Ḱiš mendŏheni me vetẹvĕtẹhenẹ, o besẹ-pakẹ, se
9 nukẹ mŭertẹ bukẹ? Eδe s' po mer̈ni vešt, as nukẹ kuytoni
10 pē̆sẹ bukẹt' e pē̆sẹ mĭyẹvet, eδe sā kofina mŭertẹ? As štatẹ
11 bukẹt' e katẹr mĭyẹvet, eδe sā športa mŭertẹ? Ḱṳš nukẹ
mer̈ni vešt, se nuk' u θašẹ yuve pẹr bukẹ, me păsunẹ kuydĕs
12 prei brṳ̄mit Farisevet e Saddukevet? Atẹherẹ e mŭernẹ vešt,
se nukẹ θa me păsunẹ kuydĕs prei brṳ̄mit bŭkẹsẹ, por prei
mẹsimit Farisevet e Saddukevet.
13 Eδe Iesui kur erδi mb' anẹt e Kaisarisẹ Filippit, pṳeste
dišĕpuyt' e vet, tue θā̆nẹ, Tsili θŏnẹ niĕrẹzitẹ, se yam un' i
14 bĭr' i nieriut? Eδe ată θā̆nẹ, Disa *θŏnẹ* Ǵionn Pagẹzori: eδe
15 tẹ tierẹ Elia; eδe tẹ tierẹ Ieremia, a ńi prei profĕtẹniš. U
16 θōt' atṳ̆neve, Por yu tsili θoni, se yam unẹ? Eδe Simon Pietri

17 upęrǵĕḱ, e θa, Ti yē Krišti, i Bīr' i Peręndisę ǵalę. Eδe Iesui
upęrǵĕḱ, e i θa, I ĺumunę yē ti, Simon i bīr' i Ionait: sepsĕ
miš eδe ǵak nukę ta sbuĺōi tųi *kętĕ*, por em-Ātę ḱi ãštę ndę
18 ḱilt. Eδe unę po tę θom, Se ti yē Pietęr *(škamp gūri)*, eδe
pęrmbi kętĕ škamp *gūri* kam me ndęrtuem kĭšinę t'eme; eδe
19 dųert' e feȓit s' kãnę me păsunę fuḱī kundrę asāi. Eδe kam
me tę δanę tšeĺat' e mbęretęnisę ḱilvet: eδe ḱiš tę ĺiδiš mbi
δēt, kā me ḱēnę ĺīδunę ndę ḱilt: eδe ḱiš tę sgiδiš mbi δēt,
20 kā me ḱēnę sgīδunę ndę ḱilt. Atęherę porositi dišĕpuyt' e
vet, mos me i θãnę kurkūit, se ãštę Iesu-Krišti.
21 Tšę mb' atĕ herę Iesui filōi me u diftuem dišĕpuyvet vet,
se dūhetę me vōtunę ndę Ierusalemę, eδe me hĕkunę šumę
prei pĺeḱš, e prei Krųe-prĭftęniš, e prei Škrūisiš, eδe me
22 uvramę, eδe tę trĕtęnę ditę me unǵalę. Atęherę Pietri e
muer pęranę vĕtęhesę *mbę-ń'-anę*, e filōi me e ḱirtuem, tue
θãnę, Ĺetę δīmbetę vĕtęheya, Zot: mos ubãftę kęyŏ te ti.
23 Por ai ukęθųe, e i θa Pietrit, Ikę mbrapa meye, Satană:
škandul mę yē: sepsĕ s' kē ndęr mend punęt' e Peręndisę,
por punęt' e niĕręzęvet.
24 Atęherę Iesui u θa dišĕpuyvet vet; Ndę daštę kuši me
ărδunę mbrapa meye, ĺetę mohoyę vetęvĕtęhenę, eδe ĺetę
25 ngreyę krųḱin' e vet, eδe ĺetę vīyę mbas meye. Sepsĕ ai
ḱi tę detę me špętuem yetęn' e vet, kā me e bieȓę: eδe ai
ḱi tę bieȓi yetęn' e vet pęr punę t'eme, kā me e ǵĕtunę.
26 Sepsĕ tš' tę mirę i băhetę nieriut, ndę fitoftę ǵiθę bŏtęnę,
e tę bieȓi špirtin' e vet? a tš' farę ǵãye kā me δanę nieriu
27 pęr me ndęȓuem špirtin' e vet? Sepsĕ kā pęr me arδun' i
bīr' i nieriut ndę ĺaft tę i Ātit vet baškę me ĕnǵuyt e vet;
eδe atęherę kā me ia paguem ǵiδę-se-tsilit mbas punęs' atī.
28 Pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Se yãnę disa prei atųneve ḱi
ȓinę kętŭ, tę tsiltę s' kãnę me ngrãnę vdekę *(s' kãnę me
vdĕkunę)*, deri sā tę šŏfinę tę bīrin' e nieriut tue ărδunę
ndę mbęretęnīt tę vet.

## KAPTINA XVII.

1 Eδe mbas ǵaštẹ ditš Iesui meř me větẹhe Pietrin' eδe
Iakobin' eδe Ǵiŏnninẹ tẹ vẹlān' e atī, eδe i hipẹn mbẹ ńi
2 maľ tẹ naľtẹ vetš mbẹ-ń'-anẹ; eδe ndẹřōi fụtụ̈rẹnẹ pẹrpara
atụ̈nẹve, eδe făḱeya e atī ndriti porsi dieli, eδe petkat' e
3 atī ubā̃nẹ tẹ barδa porsi drita. Eδe ḱe tek uduknẹ atụ̈neve
4 Moiseu eδe Elia, tue fŏľunẹ baškẹ me atĕ. Atẹherẹ Pietri
upẹrǵĕḱ, e i θa Iesuit, Zot, ā̆štẹ mirẹ me ḱēnẹ na kẹtŭ:
ndẹ datš, ľetẹ bā̃ymẹ kẹtŭ trī tenda; ńī pẹr tụ̈i, e ńī pẹr
5 Moisenẹ, e ńī pẹr Elinẹ. Eδe ai por tue fŏľunẹ, ḱe tek i
mbuľōi ńī rẽ e ndrĭtšime: eδe ḱe ńi zā̃ prei rēsẹ te θošte,
Kụ̈i ā̆štẹ bīri em i dăšuni, mbẹ tẹ tsĭlinẹ pẹľḱeva; ndẹǵoni
6 atī. Eδe dišĕpuytẹ kur ndẹǵŭenẹ, rā̃nẹ pẹrmbụ̈s, eδe ufrikŭenẹ
7 fort. Por Iesui erδi pẹranẹ, e i kapi, eδe θa, Tšohi, e mos
8 ufrikoni. Eδe ată kur tšŭenẹ sụ̈t' e vet, s' panẹ kurkĕnd,
vetš Iesunẹ větẹmẹ.

9 Eδe ată tue sdrụ̈punẹ prei maľit, Iesui i porositi, tue
θā̃nẹ, Mos i θŏni kurkūit se ḱiš keni pamẹ, deri sā tẹ nǵāletẹ
10 prei sẹ vdĕkuniš i bīr' i nieriut. Eδe dišĕpuyt' e atī e pụ̈etnẹ,
tue θā̃nẹ, Pẹrsĕ θŏ̃nẹ Škrŭisitẹ prā, se dŭhetẹ me ărδunẹ
11 mā̃ pẹrpara Elia? Eδe Iesui upẹrǵĕḱ, e u θa atụ̈neve, Elia
viĕn mā̃ pẹrpara, eδe kā me vū̃mẹ mbẹ vend ǵiθẹ *pŭnẹtẹ*.
12 Por *unẹ* po u θom yuve, Se Elia erδi taštĭ, eδe s' e nǵoftnẹ,
por i bā̃nẹ ḱiš dešnẹ. Kẹštŭ eδe i bīr' i nieriut kā me hĕkunẹ
13 prei atụ̈neve. Atẹherẹ dišĕpuyt' e mŭernẹ vešt, se u θa pẹr
Ǵionn Pagẹzŏrinẹ.

14 Eδe ată kur erθnẹ te ǵĭndẹya, i erδi pẹranẹ *ńi* nieri, e i
15 rā ndẹ ǵuńẹ, tue θā̃nẹ, Zot, pẹrdẹlĕ t'em bīr: sepsĕ e zen
ľingāt' e hā̆nẹsẹ, eδe hek keḱ: sepsĕ šumẹ herẹ bīe ndẹ
16 ziāřm, eδe šumẹ herẹ nd' uyẹ. Eδe e prū̃na te dišĕpuyt' e
17 tū, por nukẹ mū̃ftnẹ me e šẹndŏšunẹ. Eδe Iesui upẹrǵĕḱ, e
θa, o Bres i pa-besẹ eδe i štrē̆mbẹtẹ, deri kurẹ kam me ḱēnẹ
baškẹ me yu? deri kurẹ kam me u duruem yuve? bini mue

18 atĕ kẹtŭ. Eδe Iesui e k̓irtōi; eδe diāli duel̓ prei atī: eδe
tšuni ušẹndŏš tšẹ mb' atĕ herẹ.
19 Atẹherẹ dišĕpuyt' erθnẹ pẹranẹ Iesuit vetš-anẹ, e θānẹ,
20 Persĕ nukẹ mūftẹm na me e ndsieřẹ? Eδe Iesui u θa atụ̈neve,
Pẹr pa-besẹninẹ tŭei: sepsĕ pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve,
Se ndẹ patši besẹ sā ńī kok̓e senapi, keni me i θānẹ kẹtī
mal̓i, Sdrụp prei kẹndụy *e ško* atiĕ; eδe kā me sdrụ̆punẹ;
eδe s' kā me k̓ēnẹ ǵā k̓i tẹ mos mŭndeni yu mos me e bāmẹ.
21 Eδe kụ̈i farẹ kombi nukẹ del̓ *tiĕtrazi*, vetš me tẹ fal̓un' e me
aǵinĭm.
22 Eδe ată kur ĭšinẹ tue usielẹ řeθ ndẹ Galilē, Iesui u θa
atụ̈neve, i bīr' i nieriut kā me uδanẹ ndẹr duer te niĕrẹzẹvet:
23 eδe kānẹ me e vramẹ, eδe tẹ trĕtẹnẹ ditẹ kā me unǵalẹ. Eδe
*ată* uiδẹnŭenẹ fort.
24 Eδe ată kur erθnẹ ndẹ Kapernaŭm, erθnẹ pẹr-anẹ Pietrit
ată k̓i măřinẹ *pagẹ* dụdrehĕmatẹ, eδe i θānẹ, Nukẹ paguen
25 dụdrehĕmatẹ mieštri yŭei? *Ai* θotẹ, Po. Eδe kur hụ̈ni ndẹ
štẹpī, e mbẹřīn Iesui, tue θānẹ, Si tẹ dŭketẹ, Simon? prei
kūit măřinẹ paga a tẹ δana mbẹretẹniat' e δēut? prei tẹ biyvet
26 vet, a prei tẹ hŭeyvet? Pietri i θotẹ, Prei tẹ hŭeyvet. Iesui
27 i θa, Valẹ biytẹ yānẹ tẹ dẹl̓irẹ. Por pẹr mos me škandal̓izuem
ată, ško ndẹ dēt, e hiθ ńi grep, eδe ngre peškun' e parẹ k̓i
tẹ dal̓i; eδe si t' i hapiš gŏyẹnẹ, kē me ǵĕtunẹ ńi statēr:
meř-e, e nĕp- ua atụ̆neve pẹr mue, eδe pẹr tụ̈i.

## KAPTINA XVIII.

1 Nd' atĕ herẹ erθnẹ dišĕpuytẹ te Iesui, e i θānẹ, Valẹ tsili
2 āštẹ mā i maθ ndẹ mbẹretẹnīt tẹ k̓ilvet? Eδe Iẹsui θiři
pẹr-anẹ vĕtẹhesẹ ńi tšun tẹ vŏgẹl̓ẹ, eδe e k̓indrōi ndẹ miedĭs
3 t' atụ̈neve, e θa, Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, ndẹ mos
ukẹθefši, e tẹ băheni porsi tšunat' e vŏǵil̓ẹ, s' keni me hụ̈mẹ
4 ndẹ mbẹretẹnīt tẹ k̓ilvet. Kuš tẹ pẹrvēyẹ prā vetẹvĕtẹhenẹ
porsi kụ̈i tšun i vŏgẹl̓ẹ, kụ̈i āštẹ mā i maθ ndẹ mbẹretẹnīt
5 tẹ k̓ilvet. Eδe kuš tẹ presi ńi kẹsĭ tšuni tẹ vŏgẹl̓ẹ, mb' ĕmẹnit

6 t'em, kā prītunę mue. Por kuš tę škandal'izoyę ńi prei kęsīš
tę vǒǵil'iš ḱi mę besǒynę, ā̌štę mirę pęr atě̄ me uvarę ńi gūr
mulīni mbę ḱafę t' atī, eðe me užṳ̄tunę ndę fund tę dētit.
7 Myěr mlę bǒtęnę pęr škǎnduyt! sepsě ā̌štę nevoyę me ǎrðunę
škǎnduytę; por myěr atī nieriu, ḱi viěn škǎnduli prei atī!
8 Eðe ndę tę škandal'izoftę dora yote a kamba yote, pre-i, eðe
hið-i prei teye: mā̄ mirę ā̌štę pęr tṳ̄i me hṳ̄mę ndę yetęt i
tšal'ę, a dorę-tsunk, se tue pǎsunę dṳ̄ duer, a dṳ̄ kambę, me
9 uhěðunę ndę ziǎřm tę pa-sǒsunę. Eðe ndę tę škandal'izoftę
sṳ̄ni ṳt, ndsir-e, eðe hið-e prei teye: mā̄ mirę ā̌štę pęr tṳ̄i
me hṳ̄mę ndę yetęt me ńi sṳ̄ vętęmę, se tue pǎsunę dṳ, me
uhěðunę ndę dšeheněm tę ziařmit.

10 Šil'oni mos ƚā̄ni mbę asǵā̄ ńi prei kęsīš tę vǒǵil'iš: sepsě
po u θom yuve, Se ěnǵuyt' e atṳ̄neve ndę ḱilt šǒfinę ǵiθęńī
11 fal'en e t'im-ět ḱi ā̌štę ndę ḱilt. Sepsě i ƚīr' i nieriut erði
12 me špętuem tę hǔpuninę. Ḱiš u dǔketę yuve? ndę pastę ńi
nieri ńi ḱind ðen, eðe me hǔpunę ńi prei atṳ̄neve, nukę l'en
tę nandę-ðet' e nǎndętę, e vete ndępęr mal'et me kęrkuem tę
13 hǔpuninę? Eðe ndę e ǵetę, pęr tę vęrtět po u θom yuve, se
gęzǒhetę mā̄ tępęrę pęr atě̄, se pęr nandę-ðet' e nǎndętę ḱi
14 s' kā̄nę hǔpunę. Kęštṳ̄ nuk' ā̌št' e dǎšunę pęrpara Ātit tǔei
ḱi ā̌štę ndę ḱilt, me hǔpunę ńi prei kęsīš tę vǒǵil'iš.

15 Eðe ndę tę bā̄flę fay ṳt-vęlā, ško, eðe ḱirto-ye ndęrmiět
16 teye, eðe atī vętęmę: ndę tę ndęǵoftę, e fitove t'ṳt-vęlā: por
ndę mos tę ndęǵoftę, meř baškę me vętęhe eðe ńi a dṳ *vetę*,
pęr me "ḱindruem tš' do fyal'ę ndę goyę dṳ a tre dešmitarve".
17 Eðe ndę mos u ndęǵōft' atṳ̄neve, θǔe-ya kǐšęsę: eðe ndę mos
i ndęǵōft' eðe kǐšęsę, *atęherę ai* l'etę yetę te ti porsi ǵintari
18 eðe publ'ikani. Pęr tę vertět po u θom yuve, Kiš tę l'iθni
mbi ðēt, kā̄nę me ḱě̄nę l'íðunę ndę ḱiel: eðe ḱiš tę sgiθni
19 mbi ðēt, kā̄nę me ḱě̄nę sgīðunę ndę ḱiel: Pęrsęri po u θom
yuve, Se ndę ḱǒfšinę mbi ðēt dṳ *vetę* prei yuš me ńī fyal'ę,
pęr tš' do farę ǵā̄ye ḱi tę l'ṳ̄pinę, kā me ubā̄m' atṳ̄neve prei
20 t'im ět ḱi ā̌štę ndę ḱilt. Sepsě ku tę yě̄nę dṳ, a tre *vetę*

mbeľĕδune mb' emen t'em, atiĕ yam eδe *unę* ndę miedĭs
t'atų̄neve.
21 Atęherę i erδi pęr-anę Pietri, e θa, Zot ndę mę bā̆ftę fay
22 em-vęlā, sa herę dot' ia ndęyey? deri mbę štatę herę? Iesui
i θotę, Nukę tę θom, Deri mbę štatę herę, por, Deri mbę
23 štatę-herę ka štatę-δetę. Pęrandai mbęretęnia e ḱilvet upęrǵāit
me *ńi* nieri mbęrĕt, ḱi deši me vū̃m' orē logarī me šęrbętoręt'
24 e vet. Eδe kur filōi me vū̃m' orē *logarī*, i prų̄ni ńi detuer
25 ḱi i kište detųrę δetę mī̃yę talanta. Eδe mbassi s' kište me
ia ľamę, i zoti atī urδęnōi me ušitun' ai, eδe grŭeya e atī,
26 eδe tę biyt', eδe ǵiθę ḱiš kište, eδe me uľamę *detųra*. Šęrbętori
prā i rā ndęr kambę, e i ľūtei, tue θā̃nę, Zot, bā̆hu zemęr-ǵā̃nę
27 mbę mue, eδe kam me t' i ľamę tę ǵiθa. Eδe tę zotit si i
28 uδīmpt ai šęrbętori, e ľisōi, eδe ia ľa detų̄ręnę. Por ai šęrbętori
si dueľ, ǵeti ńi prei šęrbętōręvet šokvet vet, ḱi i kište detųrę
ńi ḱind dinarę: eδe si e zū̃ni, e kapte pęr fųti, tue θā̃nę,
29 Mę ľāy tš' detųrę mę kē. *Atęherę* prā šęrbętori šoḱi vet i rā
ndęr kambę, e i ľūtei, tue θā̃nę, Bā̆hu zenęrę-ǵā̃nę mbę mue,
30 eδe kam me t' i ľamę tę ǵiθa. Eδe ai nukę donte, por škōi,
31 eδe e vū̃ni ndę burk, deri sā t' i ľayę detų̄ręnę. Eδe šęrbętōrętę
šokęt' e atī kur panę se ḱiš ubā̃, uiδęnŭenę fort: eδe erθnę,
32 e i diftŭenę tę zotit vet ǵiθę ḱiš ubā̃. Atęherę i zoti atī e
θiři mbas vĕtęhesę, e i θa, Šęrbętōr i keḱ, ǵiθ' atĕ detųrę
33 ta ľašę, sepsĕ m' uľute: nukę dŭhei eδe ti ta ndęyĕiše
34 šęrbętōrinę šōḱinę tand, sikurse tę ndęyeva eδe unę? Eδe i
zoti atī uzemęrue, eδe e δa ndęr duer t'atų̄neve ḱi mundōynę,
35 deri sā tę ľayę ǵiθę detų̄ręnę ḱi i kište. Kęštū̆ eδe em-Ātę
ḱielori kā me ua bā̃mę yuve ndę mos ia faľši me ǵiθę zĕmęrat
tŭeya ǵiθę-se-tsili tę vęlāit vet fayet' e atų̄neve.

## KAPTINA XIX. XX.

1 Eδe Iesui kur mbarōi kętō fyaľę, ungrĭt prei Galilesę,
2 eδe erδi ndę synoret e Iudesę, pęrtey Iordanit. Eδe e muer
mbrapa šumę ǵīndęye; eδe *ai* i šęndoši atiĕ.

3 Eδe erθnę tek ai Farisĕitę, tue ngām' atĕ, e tue θãnę,
Nd' ãšt' e ŭδęsę mbę niĕrinę me l̓išuem gruen' e vet pęr tš' do
4 škaik? Eδe ai upęrǵĕk̓, e u θa atụneve, S' keni kęnduem,
se ai k̓i bãni *ată* tšę ndę krue tę hĕręsę, i bãni maškul' eδe
5 fĕmęnę? Eδe θa, "Nieriu kā me l̓ãnę tę i ātin' eδe t'ămęnę
pęr kętĕ punę, eδe kā me unǵĭtunę mbas grŭesę vet: eδe tę
6 dụ kãnę me k̓ēnę ńi miš?" Kak̓i sā nukę yãnę mã dụ, por
ńi miš. Atĕ prā k̓i Peręndia e bãni parę, nieriu l̓etę mos e
dayę.
7 I θõnę, Pęrsĕ prā Moiseu kā porosĭtunę me δanę l̓etęr sę
8 dămeye, eδe me e l̓išŭem? u θōt' atụneve, Sepsĕ Moiseu ua
l̓a yuve me l̓išuem grātę tŭeya pęr zemęr-ăšpęręnę tŭei: por
9 ndę krụe tę hĕręsę s' kā k̓ēnę kęstū: Eδe po u θom yuve,
Se ai k̓i tę l̓išoyę gruen' e vet, pęr-vetš punę kurvęnie, eδe
tę martŏhetę me tietęr, kurvęnŏn: eδe ai k̓i tę martŏhetę *me grue* tę l̓išŭeme, kurvęnŏn.
10 Dišĕpuyt' e atī i θõnę, Ndę k̓oftę kęštŭ pūn' e nieriut me
11 grŭenę, nuk' ăštę mirę me umartuem. Por ai u θōt' atụneve,
Nukę mŭndenę tę ǵiθę me prĭtunę kętĕ fyal̓ę, por ată, k̓i
12 ăštę δanę mb' ată. Sepsĕ yãnę tę trĕδunę, k̓i kãnę l̓emę kęštŭ
prei barkut s' ămęsę: eδe yãnę tę trĕδunę, k̓i utroθnę prei
niĕręziš: eδe yãnę tę trĕδunę, k̓i troθnę vetęvĕtęhenę pęr
mbęretęnīn' e k̓ilvet. Ai k̓i mŭndetę me prĭtunę *kętĕ*, l̓eta presi.
13 Atęherę i prūnę disa tšuna tę vŏǵil̓ę me vūmę dŭertę
14 pęrmbi ată, eδe me i uruem: eδe dišĕpuyt' i k̓irtŭenę. Por
Iesui θa, L̓ĭni tšunat' e vŏǵil̓ę, eδe mos i ndal̓ni me ărδunę
15 tek unę: sepsĕ mbęretęnia e k̓ilvet ăštę pęr kęsiš. Eδe si
vūni dŭertę pęrmbi ată, iku prei andey.
16 Eδe k̓e tek i erδi pęranę ńi *nieri*, e i θa, Mieštęr i mirę,
17 tš' tę mirę tę băy pęr me păsunę yetę tę pa-sŏsęme? Eδe ai
i θa, Tš' mę θue i mirę? Kurkuši š' ăšt' i mirę, pęr-vetš ńi
Peręndie. Por ndę datš me hụmę ndę yetęt, rŭei porositę.
18 I θotę, Tsĭlatę? Eδe Iesui i θa, kętŏ, "Mos vrasiš: Mos
kurvęnoyš: Mos vieδiš: Mos apiš dešmī mbę řēnę: Nderŏ

19 t'ęt-āt' e t'ęt'-amę". eδe, "Tę dueš tę ăfęrminę tand porsi
20 vĕtęhenę tande". Diaľoši i θotę, Kętŏ tę ǵiθa i kam rŭeitunę
21 tšę mbę tę rīt t'em: *por* ḱiš mę mungŏn mā̃? Iesui i θa, Ndę
datš me ubā̃m' i kuluem, ško, e šit ǵā̃nę tande, e nĕp-ua tę
vobĕǵęvet, eδe kē me păsunę θesorę ndę ḱiel: eδe eya, e mę
22 meř mbrapa. Por diaľoši kur ndęǵōi kętĕ, iku iδęnŭešim:
sepsĕ kište šumę ǵā̃.
23 Eδe Iesui u θa dišĕpuyvet vet, Pęr tę vęrtĕt po u θom
yuve, Se i păsuni kā me hṳ̃mę me tę vęštirę ndę mbęretęnīt
24 tę ḱilvet. Eδe pęrsęri po u θom yuve, *se* Mā̃ kolăi ăštę me
škuem kamila ndępęr birę tę ǵṳľpẵnęsę, se i păsuni me hṳ̃mę
25 ndę mbęretęnīt tę Peręndisę. Eδe dišĕpuyt' e atī kur ndęǵŭenę,
habĭtešinę fort, e θŏšinę, Valę tsili mŭndetę me ušpętuem?
26 Por Iesui i vṳ̃ni orē, e u θa atṳ̃neve, Pęr-anę niĕręziš kęyŏ
ăštę *punę* ḱi s' mŭndetę; por pęr-anę Peręndisę tę ǵiθa mŭndenę
*me ubā̃mę.*
27 Atęherę Pietri upęrǵĕḱ, e i θa, Ḱe na te ľā̃m tę ǵiθa, eδe
28 tę muerm mbrapa; valę ḱiš kā me ḱēnę mbę nē? Eδe Iesui
u θa atṳ̃neve, Pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Se yu ḱi mę
mŭertę mbrapa, ndę kriyesę tę rē, kur tę řiyę i bīr' i nieriut
mbę škamp tę ľaftit vet, keni me ndeńun' eδe yu mbę
dṳ-mbę-δetę šḱembe, tue ǵukuem dṳ-mbę-δetę farat' e Israelit.
29 Eδe kušdŏ ḱi ľa štępia, a vęlazęn, a mŏtęra, a ātę, a amę,
a grue, a diĕľm, a ara, pęr punę tę ĕmęnit t'em, kā me
mařę ńi ḱind pęr ńī, eδe kā me trašiguem yetęn' e pa-sŏsęme.
30 Por šumę tę parę kā̃nę me ḱēnę tę mbrapęm, eδe tę mbrăpmitę
tę parę.
1 KAP. XX. Sepsĕ mbęretęnia e ḱilvet pęrǵān me ńi nieri
zot-štępie, i tsili dueľ heret me nădie me zā̃nę punętorę pęr
2 vē̃štin' e vet. Eδe si bā̃ni fyaľę me punętoręt ka ńi dinār
3 ndę ditęt, i dęrgōi ndę vē̃st tę vet. Mbasandai si dueľ mbę
trī orę, pa tę tierę tue ndĕńunę pa punę ndę tregt, u θa
4 eδe atṳ̃neve; Škoni eδe yu ndę vē̃št, eδe kam me u δanę
5 yuve ḱiš tę yetę me uδę. Eδe ată škŭenę. Pęrsęrī dueľ mbę

6 ǵaštẹ, eδe mbẹ nand' orẹ, eδe bãni aštũ. Eδe si dueľ mbẹ
ńi-mbẹ-δet' orẹ, ǵeti tẹ tierẹ tue ndĕńunẹ pa punẹ, u θōt'
eδe atụneve, Persĕ keni ndĕńunẹ kẹtŭ ǵiθẹ dĭtẹnẹ pa punẹ?
7 I θõnẹ, Sepsĕ kurkuši s' na kā zãnẹ. U θōt' atụneve, Škoni
8 eδe yu ndẹ vẽšt, eδe keni me mařẹ ḱiš tẹ yetẹ me uδẹ. Eδe
si ungrụs, i zot' i vẽštit i θotẹ kuydestarit vet, θiřẹ punẹtŏrẹtẹ,
eδe ľai-u păgẹnẹ, tue zãnẹ filẹ prei sẹ mbrapmiš, deri mbẹ
9 tẹ parẹt. Eδe erθnẹ ată *ḱi išinẹ zãnẹ* ndẹ ńi-mbẹ-δet' orẹ,
10 e mŭernẹ ka ńi dinār. Eδe kur erθnẹ tẹ părẹtẹ, kuytŭenẹ
se kãnẹ me mařẹ mã šumẹ: por eδe ată mŭernẹ ka ńi dinār.
11 Eδe si mŭernẹ, murmurŭenẹ kundrẹ tẹ zotit štẹpisẹ, tue θãnẹ,
12 Se kẹtă tẹ mbrăpmitẹ ŀãnẹ ńī orẹ, eδe i bãne si-ńi-ńĭ me
13 nē ḱi bartẹm tẹ rãndẹn' e dĭtẹsẹ, eδe văpẹnẹ. Por ai upẹrǵĕḱ,
e i θa ńianit prei atụneve, Mik, nukẹ tẹ ŀăy keḱ; nukẹ
14 bãne fyaľẹ me mue ka ńi dinār? Meř tăndinẹ, eδe ikẹ: eδe
15 kam me i δanẹ kẹtī tẹ mbrapmit sikurse eδe tụi. Apor
s' mundem unẹ me bãmẹ ḱiš tẹ demi ndẹ ǵã t'eme? apor
16 sụni ụt ãšt' i keḱ, sepsĕ unẹ yam i mirẹ? Kẹštŭ kãnẹ me
ḱẽnẹ tẹ mbrăpmitẹ tẹ parẹ, eδe tẹ părẹtẹ tẹ mbrapẹm: sepsĕ
šumẹ *vete* yãnẹ tẹ θiřunẹ, por pak tẹ sǵĕδunẹ.
17 Eδe Iesui tue hĭpunẹ ndẹ Ierusalĕm, muer me vĕtẹhe tẹ
dụ-mbẹ-δetẹ dišĕpuytẹ mbẹ-ń'-anẹ mb' uδẹ, eδe u θa atụneve
18 Ḱe te po hĭpimẹ ndẹ Ierusalĕm, eδe i bīr' i nieriut kā me
19 uδanẹ ndẹr duer tẹ Krụe-prĭftẹnavet, eδe tẹ Škrŭisavet: eδe
kãnẹ me e ǵukuem pẹr vdekẹ: eδe kãnẹ me e δanẹ ndẹr
duer tẹ kŏmbevet pẹr me e ḱešun', e me e řăfunẹ ndẹ feľāk,
e me e krụḱẹzuem: eδe tẹ trĕtẹnẹ ditẹ kā me unǵalẹ.
20 Atẹherẹ i erδi pẹranẹ e ama tẹ biyvet Zebedeut baškẹ me
tẹ biyt' e vet, tue aδuruem, e tue ľụpunẹ ńī ǵã prei atī.
21 Eδe ai i θa, Ḱiš do? *Ayŏ* i θotẹ, θŭei me ndĕńunẹ kẹtă tẹ
dụ biyt' e mī, ńi prei sẹ diăθtẹsẹ s'ate, eδe ńi prei sẹ řẹmăktẹsẹ,
22 ndẹ mbẹretẹnīt tante. Por Iesui upẹrǵĕḱ, e θa, Nukẹ dini
se ḱiš ľụpni: mŭndeni me pimẹ potĭrinẹ ḱi kam me pimẹ
unẹ, eδe me upagẹzuem me pagẹzĭminẹ ḱi kam me upagẹzuem

23 unę? *Ată* i θōnę, Mŭndena. Eδe *ai* u θōt' atụneve, Potĭrinę
t'em keni me e pimę, eδe me pagęzĭminę k̓i pagęzohem unę,
keni me upagęzuem: por me ndĕńunę prei sę diăθtęsę s'eme
eδe prei sę řęmăktęsę s'eme, nuk' ăštę puna eme me e δanę,
por *kā me uδanę atụneve* k̓i ăštę bãmę 'gati pęr ată prei
t'im-ĕt.
24 Eδe tę δĕtętę kur ndęǵŭenę, uzemerŭenę pęr *ată* dụ
25 vęlăzęnit. Por Iesui i θiři, e θa, E dini se tę paręt' e kŏmbevet
26 puštoyn' ată, eδe tę męδĕyt' urδęnoyn' ată. Por kęštŭ s' kā
me k̓ĕnę ndęr yu: por kuš tę detę me ubãm' i maθ ndęr
27 yu, l̓etę yetę šęrbętori yŭei. Eδe kuš tę detę me k̓ĕn' i parę
28 ndęr yu, l̓etę yetę šęrbętori yŭei. Sikurse i bīr' i nieriut
nuk' erδi pe ušęrbụem, por me šęrbụem, eδe me δanę yetęn'
e vet špęrbl̓ĭm pęr šumę *vetę*.
29 Eδe ată tue dal̓ę prei Ierihosę, e mŭernę mbrapa šumę
30 ǵĭndęye. Eδe k̓e dụ tę vĕrbętę tue ndĕńunę mb' uδę, kur
ndęǵŭenę se po škonte Iesui, bęrtitnę, tue θãnę, Pęrdęle-na,
31 o Zot, i bīr' i Davidit. Eδe ǵĭndęya i k̓irtōi mos me pęzăitunę:
por ată bęrtĭtšinę mã fort, tue θãnę, Pęrdęle-na, o Zot, i bīr' i
32 Davidit. Eδe Iesui ndeńi, e i θęřiti, eδe θa, Ḱiš doni t' u
33 băy yuve? *Ată* i θōnę, Zot, tę na tšīl̓enę sụtę t'anę.
34 Eδe Iesui, si i uδĭmpt, preku sụt' e atụneve: eδe sụt' e atụneve
pęrńiherę panę pęr-sę-rī, eδe e mŭernę mbrapa.

## KAPTINA XXI, XXII.

1 Eδe kur uafrŭenę ndę Ierusalĕm, eδe erθnę ndę Beθfagī
nday mal̓in' e Ulīvet, atęherę Iesui dęrgōi dụ dišĕpuy, tue
2 u θãn' atụneve, Škoni mb' atĕ katŭnd k̓i ăštę kundruel yuš,
eδe pęrńiherę keni me ǵĕtunę ńī gomare l̓īδunę, eδe ńi
3 pol̓īšt baškę me atĕ: sgiθni, e m' i bini. Eδe ndę u θaštę
yuve ǵã kuš, keni me i θãnę, se Zoti kā nevoyę pęr ată:
eδe pęrńiherę kā ne i dęrguem.
4 Eδe ǵiθę keyŏ ubã pęr me umbŭšunę k̓iš ăštę θãnę prei
5 profetit, k̓i θošte, "Θoni tę bĭyęsę Sionit, Ḱe mbęreti ụt te

po viĕn te ti i butẹ, eδe hĭpunẹ mɫi gomare, eδe poĺĭšt ɫīr
štā̃ze".
6 Eδe dišĕpuytẹ si votnẹ, eδe bā̃nẹ sikurse i urδẹnōi Iesui,
7 prū̃nẹ gomaren' eδe poĺĭštinẹ, eδe vū̃nẹ petkat' e veta sipẹr
8 atṳneve, eδe e hipnẹ sipẹr atṳneve. Eδe e šŭmẹta e ǵĭndẹyesẹ
štrŭenẹ petkat' e veta mb' uδẹ: eδe tẹ tierẹ kẹpŭtšinẹ dega
9 drūš, e i štrŏyšinẹ mb' uδẹ. Eδe ǵindẹya ḱi škŏyšinẹ pẹrpara,
eδe ată ḱi e mĕřšinẹ mbrapa bẹrtĭtšinẹ, tue θā̃nẹ, Hosannā
mɫẹ tẹ bīrin' e Davidit: i bekuem ā̃št' ai ḱi viĕn mb' ĕmẹnit
10 tẹ Zotit: Hosannā mbẹ tẹ naĺtat. Eδe ai kur hṳ̃ni ndẹ
11 Ierusalĕm, utŭnd ǵiθẹ ḱṳteti, tue θā̃nẹ, Tsili ā̃štẹ kṳi? Eδe
ǵĭndẹya θŏšinẹ, Kṳi ā̃štẹ Iesui profeti, ḱi ā̃štẹ prei Nazaretit
Galilesẹ.
12 Eδe Iesui hṳ̃ni ndẹ tempul tẹ Perẹndisẹ, eδe ndsuer yaštẹ
ǵiθ' ată ḱi šitšin' e bĺĕyšinẹ ndẹ tempul, eδe řenōi truvezat' e
truvezărẹvet, eδe šḱembet' e atṳneve ḱi šĭtšinẹ pulŭmbatẹ.
13 Eδe u θōt' atṳneve, Ā̃štẹ škruem, "Štẹpia eme kā me
uḱŭeitunẹ štẹpī ĺŭtẹye:" por yu e bā̃tẹ "špelẹ viĕδẹsiš".
14 Eδe erθnẹ pẹranẹ atī tẹ verbẹt' e tẹ tšaĺẹ ndẹ tempul;
15 eδe i šẹndoši. Por Krṳe-prĭftẹnit' eδe Škrŭisitẹ kur pān' atŏ
mẹrekulitẹ ḱi bā̃ni, eδe tšŭnatẹ tue bẹrtĭtunẹ ndẹ tempul,
e tue θā̃nẹ, Hosannā mbẹ tẹ bīrin' e Davidit, uzemẹrŭenẹ,
16 eδe i θā̃nẹ; Ndẹǵŏn ḱiš θō̃nẹ kẹtă? Eδe Iesui u θotẹ, Po:
kuřẹ s' keni ndẹǵuem, "Se prei gŏyẹsẹ fŏšńevet eδe prei
atṳneve ḱi θĭθinẹ ǵī̃ bā̃ne gati ĺavdĭm"?
17 Eδe i ĺa, e dueĺ yaštẹ ḱṳtetit ndẹ Beθanī, eδe mbeti
natẹn' atiĕ.
18, 19 Eδe me nădie kur ukẹθṳe ndẹ ḱṳtĕt, i erδi unī. Eδe
kur pā ńi drū fiku mb' uδẹ, erδi mb' atĕ, por s'ǵeti ǵā̃
nd' atĕ, vetš ǵeθe vĕtẹmẹ: eδe i θotẹ, Mos ubā̃ftẹ mā̃ pemẹ
prei teye pẹr ǵiθẹ yĕtẹnẹ. Eδe drūya e fikut pẹrńiherẹ uθā.
20 Eδe dišĕpuytẹ kur panẹ, umẹrekulŭenẹ, e θā̃nẹ, Ḱṳš uθā
21 drūya e fikut pẹrńiherẹ! Eδe Iesui upẹrǵĕḱ, e u θa atṳneve,
Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, ndẹ patši besẹ, eδe tẹ mos

yeni me dų mendeš, yo vetš kętĕ tę drūsę fikut keni me
bãmę, por eðe kętī mal'i ndę i θantši, Ngreu eðe biĕr ndę
22 dēt; kā me ubãmę. Eðe ǵiθę sā tę l'ųpni ndę l'ŭtęyet, tue
păsunę besę, keni me i mařę.
23 Eðe ai kur erði ndę tempul, Krų-prĭftęnit' eðe pl'ek't' e
pŏpulit i erθnę pęranę atiĕ ku męsonte, e θãnę, Me tš' far'
24 ŭrðęni băn kętŏ? eðe tsili ta kā ðanę kętĕ ŭrðęnę? Eðe
Iesui upęrǵĕk', e u θa atųneve, Kam me u pųĕtunę yuve
eðe unę ńī fyal'ę, ndę ma θantši, eðe unę kam me u θãnę
25 yuve, me tš' far' ŭrðęni băy kętŏ. Prei kah ište pagęzimi i
Ǵionnit? prei k'ieli, a prei niĕręziš? Eðe ată mendŏhešinę
me vetęvĕtęhenę, tue θãnę, Ndę θantšim Prei k'ieli; kā me
26 na θãnę, Pęrsĕ nuk' i besŭetę? Eðe ndę θantšim, Prei niĕręziš;
drŭeim ǵīndęyenę: sepsĕ ǵiθ' e kãnę Giŏnninę pęr profĕt.
27 Eðe i upęrǵeǵęn Iesuit, e θãnę, Nukę dimę. Eðe ai u θa
atųneve, As unę s' u θom yuve, me tš' far' ŭrðęni băy kętŏ.
28 Eðe k'ųš u dŭketę yuve? Ńi nieri kište dų biy; eðe erði
29 tek i pari, e i θa, Bīr, ško sot, e punŏ ndę vĕšt t'em. Eðe
ai upęrǵĕk', e θa, Nukę due: por mbasandai upendue, e vŏiti.
30 Eðe erði tek i dųti, e i θa aštŭ. Eðe ai upęrǵĕk', e θa, Unę
31 *vete*, zot: eðe nukę vŏiti. Tsil'i prei tę dųš i bãni dašunīminę
tę i ātit? I θŏnę, I pari. Iesui u θōt' atųneve, Per tę vęrtĕt
po u θom yuve, Se publ'ikanęt' eðe kŭrvatę škŏynę pęrpara
32 yuš ndę mbęretęnīt tę Perędisę. Sepsĕ Ǵionni erði te yu
nd' uðę dreitęnie; eðe nuk' i besŭetę: por publ'ikanęt' eðe
kurvat' i besŭenę: eðe yu si patę, nuk' upendŭetę mbasandai,
pęr me i besuem.
33 Ndęǵoni ńi tietęr parăbulę. Ńi nieri ište zot-štępie, i tsili
mbuel ńi vĕšt, eðe e θuri me garθ, eðe gęrmihi mb' atĕ ńi
gavĭtš, eðe ndęrtōi ńi pyrk, eðe e ða ndęr buyk', eðe iku ndę
34 ðē tę hŭey. Eðe kur uafrue koha e pĕmęvet, dęrgōi šęrbętoręt'
35 e vet te bŭyk'itę me mařę pemęn' e atī. Eðe bŭyk'itę zũnę
šęrbętoręt' e atī, e ńianin' e řafnę, e tietrin' e vrān', e tietrin'
36 e ǵŭeitnę me gūr. Pęr-sę-rī dęrgōi tę tierę šęrbętorę mã

37 tĕpẹrẹ se tẹ părẹtẹ: por ua bā̃n' aštū̆. Eδe mɫasandai dẹrgōi
tẹ bīrin' e vet tek ată, tue θā̃nẹ, *se* T'em-bīr kā̃nẹ me e
38 păsunẹ turp. Por bŭyḱitẹ kur panẹ tẹ bĭrinẹ, θā̃nẹ ńiani
tietrit, Kụ̈i ā̆štẹ trašigimtari; eni ta vrasim', eδe tẹ puštŏymẹ
39 trašigimin' e atī. Eδe si e zū̃nẹ, e ndsŭernẹ yaštẹ vē̆štit, eδe
40 e vranẹ. Kur tẹ vī̃yẹ prā i zoti vē̆štit, ḱiš kā me u bā̃m'
atụ̈ne bŭyḱve?
41 I θō̃nẹ, Keḱ e mā̃ keḱ kā me i prĭšunẹ: eδe vĕštinẹ kā
me ua δanẹ tẹ tiĕrẹve bŭyḱve, tẹ tsiltẹ kā̃nẹ me i δanẹ pĕmẹtẹ
ndẹ kohẹ t' atụ̈neve.
42 Iesui u θōt' atụ̈neve, Kuřẹ s' keni kẹnduem ndẹr škrońat,
"Atē̆ gūr ḱi s' e pẹlḱụ̈en' ată ḱi ndẹrtŏynẹ, kụ̈i uɫā̃ pẹr krụ̈e
kanti: prei Zotit ubā̃ ayŏ, eδe ā̆št' e mẹrekulŭešime ndẹr
43 sụ̈̃tẹ t'anẹ?" Pẹrandai po u θom yuve, Se mɫẹretẹnia e
Perẹndisẹ kā me umařẹ prei yuš, eδe kā me uδanẹ mbẹ *ńi*
44 komp ḱi bā̆n pemẹt' e asāi. Eδe ai ḱi tẹ bierẹ pẹrmbi kẹtē̆
gūr, kā me uθẹřmuem: eδe mbi atē̆ ḱi tẹ bierẹ, kā me e
pẹršĕšunẹ.
45 Eδe Krụ̈e-prĭftẹnit' eδe Farisĕitẹ kur ndẹǵŭenẹ parăbulat'
46 e atī, e mŭernẹ vešt se θotẹ pẹr ată. Eδe kẹrkŭenẹ me e
zā̃nẹ, por drŏyšinẹ ǵĭndẹyenẹ, sepsĕ e kĭšinẹ pẹr profĕt.
1 KAP. XXII. Eδe Iesui upẹrǵĕḱ pẹr-sẹ-rī, e u θa atụ̈neve,
me parăbula, tue θā̃nẹ,
2 Mbẹretẹnia e ḱilvet upẹrǵait me ńi nieri mbẹrĕt, ḱi bā̃ni
3 darsma pẹr tẹ bīrin' e vet. Eδe dẹrgōi šẹrbẹtorẹt' e vet me
θiřun' ată ḱi ḱē̃nẹ θiřunẹ ndẹ darsmat: por nukẹ dešnẹ me
4 ărδunẹ. Pẹr-sẹ-rī dẹrgōi tẹ tierẹ šẹrbẹtorẹ, tue θā̃nẹ, Θoni
atụ̈neve ḱi ḱē̃nẹ θiřunẹ, Ḱe te bā̃na gati drĕkẹnẹ t'eme: ḱēt'
e mī eδe ɫeřat' e măime *yā̃nẹ* θĕrunẹ, eδe tẹ ǵiθa *yā̃nẹ*
5 gati: eni ndẹ darsmat. Por ată pẹrtŭenẹ, eδe škŭenẹ ńiani
6 nd' arẹ tẹ vet, e tietri ndẹ treǵetī tẹ vet: Eδe tẹ tiĕrẹtẹ zū̃nẹ
7 šẹrbẹtorẹt' e atī, e i šā̆n' eδe i vranẹ. Por mbẹreti kur ndẹǵōi,
uzemẹrue, eδe dẹrgōi uštẹrīn' e vet, eδe priši ată ǵaksŏrẹtẹ,
8 eδe doǵi ḱụtetin' e atụ̈neve. Atẹherẹ u θotẹ šẹrbẹtŏrẹvet vet,

Darsma ǟštę gati, por ată k̓i k̓ēnę θĭřunę s'ĭšinę tę vęyefšim.
9 Škoni prā ndępęr tę dăl̓unat e ŭδęvet, eδe sā *vetę* tę ǵeni,
10 i θiřni ndę darsmat. Eδe ată šęrbętŏrętę dŭel̓nę ndępęr uδęt,
e mbęl̓oθnę ǵiθę sā ǵetnę, tę kęk̓iy e tę mirę: eδe darsma
11 umbŭš me nierẹs k̓i řinę ndę mẹsalę. Eδe mbęreti kur hūni
me pām' ată k̓i řinę ndę mẹsalę, pā atiĕ ńi nieri k̓i s'kište
12 vĕšunę petka darsme. Eδe i θōt' atī, Mik, si hūne kętŭ pa
13 păsunę petka darsme? Por ai mbuli gŏyęnę. Atęherę mbęreti
u θa šęrbętŏręvet, Liθni atĕ pęr kambęš e pęr duerš, eδe
ngrĕni-a, e hĭθni-a nd' eřęsinę tę pęryăštęme; atiĕ kā me
14 k̓ēnę tę k̓yamit' eδe tę drĭδunit' e δămbęvet. Sepsĕ šumę
*vetę* yǟnę tę θĭřunę, por pak tę sǵĕδunę.
15 Atęherę Farisĕitę škuen' e bǟnę kęšile, si ta zǟnę ndę l̓ak
16 me fyal̓ę. Eδe dęrgŏynę tek ai dišĕpuyt' e vet baškę me
Herodianęt, tue θānę, Mieštęr, e dimę se yē i vęrtetę, eδe
męsŏn uδęn' e Perędisę me vęrtetęnī, eδe s'do me ditun' as
17 pęr kurkĕnd: sepsĕ nukę ven orē mbę fak̓e niĕręziš. Na
θŭei prā, Tš' tę dŭketę? ǟšt' e ŭδęsę me i δanę pagę
18 Kaisarit, a yo? Por Iesui si e muer vešt dialęsīn' e atūneve,
19 θa, Tš' mę ngitni, hipokrĭtęna? Mę diftoni monetęn' e păgęsę.
20 Eδe ată i prūnę ńi dinār. Eδe *ai* u θōt' atūneve, E kūit
*ǟštę kęyŏ* futurę, eδe kęyŏ pęrmbiškrońę? *Ată* i θōnę, e
21 Kaisarit. Atęherę u θōt' atūneve, Lani prā atŏ k̓i yǟnę tę
Kaisarit mbę Kaisărinę; eδe atŏ k̓i yǟnę tę Perędisę mbę
22 Perędinę. Eδe *ată* kur ndęǵŭenę, umęrekulŭenę, eδe e
l̓ǟnę e ikne.
23 Nd' atĕ ditę i erθnę pęranę Saddukĕitę, ată ki θōnę se
se nuk' ǟštę tę nǵălunę, eδe e puetnę, tue θānę, Mieštęr,
24 Moiseu θa, "Ndę vdektę kuši pa păsunę diĕl̓m, i velāi atī
kā me umartuem me gruen' e atī", eδe kā me nǵalę farę
25 pęr tę vęlān' e vet. Eδe ĭšinę ndęr nē štatę vęlazęn: eδe i
pari umartue, eδe vdik̓; eδe mbassi s' pat *l̓ǟnę* farę, l̓a gruen'
26 e vet mbę tę vęlān' e vet: kęštū eδe i duti, eδe i treti, deri
27 mbę tę štatęt. Eδe mbas tę ǵĭθęve vdik̓ eδe grŭeya.

28 Mbę tę ngălunit prā, tsilit prei kętụne tę štătęve kā me
k̇ēnę grŭeya? sepsĕ tę ģiθ' e patnę mar̄ę.
29 Eδe Iesui upęrģĕk̇, e u θa atụ̈neve, Gęńĕheni, mbassi
30 s'dini škrońat', as fuk̇īn' e Perępdisę. Sepsĕ mbę tę ngălunit
as martoyn', as martŏhenę, por yā̃nę porsi ĕnģuyt' e Perępdisę
31 ndę k̇iel. Eδe pęr tę ngălunit prei sę vdĕkuniš, s' keni
32 kęnduem k̇iš ā̆štę θā̃nę mbę yu prei Perępdisę, kur θa, "Unę
yam Perępia Abrahamit, eδe Perępdia Isaakut, eδe Perępdia
Iakobit?" Perępdia nuk' ā̆štę Perępdī tę vdĕkuniš, por tę
ģalęš.
33 Eδe ģīndęya kur ndęģŭenę, męrekulŏhesinę pęr męsimin'
e atī.
34 Por Farisĕitę kur ndęģŭenę se u mbęšel̇i gŏyęnę Saddukevet,
35 umbęl̇oθnę baškę. Atęherę ģi l̇iģętār prei atụ̈neve pụeti, tue
36 ngām' atĕ̃, e tue θā̃nę, Mieštęr, tsila porosī *ā̆štę mā̃* e maδe
37 ndę l̇iģęt? Eδe Iesui i θa, "Tę dueš Zŏtinę Perępdinę tand
me ģiθę zĕmręnę tande, eδe me ģiθę špīrtinę tand, eδe me
38 ģiθę mĕndienę tande". Ayŏ ā̆št' e para, eδe e măδeya porosī.
39 Eδe e dụta k̇i pęrgān me atĕ̃ *ā̆štę*, "Tę dueš fęk̇inę tand
40 porsi vĕtęhenę tande". Ǵiθę l̇iǵa eδe profĕtęnitę vărenę mbę
kętŏ dụ̄ porosia.
41 Eδe Farisĕitę kur ĭšinę mbęl̇ĕδunę, Iesui i pụeti, tue θā̃nę,
42 Ḱiš u dŭketę yuve pęr Krĭštinę? i bīr' i kŭit ā̆štę? I θŏnę,
43 i Davidit. U θōt' atụ̈neve, Ḱụš prā Davidi me Špirtin' e
44 k̇uen Zot? tue θā̃nę, "I θa Zoti Zotit t'em, r̄i prei sę
diăθtęsę s'eme, deri sā tę vē̃ anęmīk̇t' e tū pęrpŏš ndęnę
45 kambęt e kămbęvet tua". Ndę k̇oftę prā se Davidi e k̇uen
46 Zot, si ā̆št' i bīr i atī? Eδe kurkuši s'mŭndei me i upęrģĕgunę
*ndońī* fyal̇ę, as nukę gudsōi kuši tšę mb' atĕ̃ ditę me e
pụĕtunę mā̃.

## KAPTINA. XXIII.

1 Atęherę Iesui u fol̇i ģīndęyesę, eδe dišĕpuyvet vet, tue
2 θā̃nę, Škrŭisit' eδe Farisĕitę kā̃nę ndĕńunę mbę škamp tę

3 Moiseut: Ǵiθę sā t' u θōnę yuve prā me i rŭeitunę, rŭeni
eδe bǎni; por mbas vĕpęravet atŭneve mos bǎni: sepsĕ θōnę,
4 eδe nukę bāynę. Sepsĕ l'iδinę bař̌ę tę randa ḱi nukę bărenę,
eδe i vēnę pęrmbi kraha tę niĕręzęvet; por me gištin' e vet
5 nukę dŭenę me i l'ŭeitunę. Eδe ǵiθę vĕpęrat' e veta i bāynę
pęr me i pamę niĕręzitę: eδe sǵanŏynę hiret' e veta, eδe
6 smaδŏynę sḱepet' e pĕtkavet veta, eδe dŭenę kruet' e męsălęsę
7 ndępęr darkat, eδe vendet' e para ndępęr synagogat, eδe tę
pęršęndĕtunatę ndępęr treǵet, eδe me uḱŭeitunę prei nierężiš
8 Rabbi, Rabbi,. Por yu mos ḱuhi Rabbi: sepsĕ ńi ăštę mieštri
9 yŭei, Krišti; eδe tę ǵiθę yu yeni vęlazęn. Eδe mos ḱuhi ātę
10 mbi δēt: sepsĕ ńi ăšt' Āti yŭei, ḱi ăštę ndę ḱilt. As mos
11 ḱuhi mieštra: sepsĕ ńi ăštę mieštri yŭei, Krišti. Por mā i
12 maδi prei yuš, kā me ḱēnę šęrbętori yŭei. Eδe kuš tę ngreyę
vĕtęhenę, kā me upęrvŭmę; eδe kuš tę pęrvēyę vĕtęhenę,
kā me ungrĭtunę.
13 Por myertę yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭtęna: sepsĕ
mbųlni mbęretęnin' e ḱilvet pęrpara niĕręziš: pęrsĕ yu nukę
hųni, nukę l'ēni me hųm' as ată ḱi hųynę.
14 Myertę yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭtęna! sepsĕ hani
štępiat' e grāvet veya, eδe *kętĕ e bǎni* tue štimę škǎik se
ƀāni urata tę ǵata: pęrandai keni me mař̌e mā tĕpęrę mundĭm.
15 Myertę yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭtęna! sepsĕ kęrkoni
dētin' eδe tŏkęnę me ƀāmę ńi tę kęθųem: eδe si tę băhetę,
e bǎni tę bĭrin' e dšehenemit dų fiyš mā tĕpęrę se vĕtęhenę
tŭei.
16 Myertę yu, uδę-tęrhekęs tę vĕrbętę! ḱi θōni, *se* Kuš tę
bāyę bē pęr tempul, nuk' ăštę ǵā; por kuš tę bāyę bē pęr
17 ār tę tĕmpulit, bǎhetę detuer. Tę mař̌ę, eδe tę vĕrbętę: sepsĕ,
tsili ăštę mā i maθ' āri, apor tĕmpuli ḱi šeńtęnŏn ărinę?
18 Eδe, Kuš tę bāyę bē pęr θerŏrenę, nuk' ăštę ǵā; por tsili
tę ƀāyę bē pęr δunętinę ḱi ăštę pęrmbi atĕ, bǎhetę detuer.
19 Tę mař̌ę, eδe tę vĕrbętę! sepsĕ tsila *ăštę* mā e maδe, δunętia,
20 apor θerŏreya ḱi šeńtęnŏn δunętinę? Ai prā ḱi tę ƀāyę bē

pe̥r θerore, bă̄n bē pe̥r atĕ, eδe pe̥r ǵiθ' atŏ ḱi yā̃ne̥ sipe̥r
21 mb' atĕ. Eδe ai ḱi te̥ bā̃ye̥ bē pe̥r tempul, bă̄n bē pe̥r atĕ,
22 eδe pe̥r atĕ ḱi ṙī nd' atĕ. Eδe ai ḱi bă̄n bē pe̥r ḱiel, bă̄n
bē pe̥r škamp te̥ Pere̥ndise̥, eδe pe̥r atĕ ḱi ṙi sipe̥r mb' atĕ.
23 Myerte̥ yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭte̥na! sepsĕ nepni
te̥ δete̥n' e mendre̥s', e maraḱes', e ḱiminonit, eδe keni ĺā̃ne̥
mā̃ te̥ rā̃ndat' e ĺīge̥se̥, ǵṳḱin' eδe pe̥rde̥limin' eδe bĕse̥ne̥:
24 ke̥tŏ dŭhei me i bā̃me̥, eδe ătŏ mos me i ĺā̃ne̥. Uδe̥-te̥rheke̥s
te̥ vĕrbe̥te̥, ki štrṳθni muškăye̥ne̥, eδe kamilen' e pe̥rpī̃ni.
25 Myerte̥ yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭte̥na! sepsĕ ḱironi
te̥ pe̥ryăšte̥men' e potirit eδe te̥ kŭpe̥se̥, eδe pe̥rmbrenda
26 yā̃ne̥ pĺot me ṙe̥mbesa, e me te̥ pa-mbăituna vĕte̥hene̥. Farisē
i vĕrbe̥te̥, ḱirŏ mā̃ pe̥rpara te̥ pe̥rmbrĕndše̥men' e potirit eδe
te̥ kŭpe̥se̥, pe̥r me ubā̃m' e ḱirute̥ eδe e pe̥ryăšte̥meya e
atṳ̆neve.
27 Myerte̥ yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭte̥na! sepsĕ u
pe̥rǵani vŏṙevet ĺṳeme me ke̥ĺḱete, te̥ tsĭlate̥ pe̥ryašta dŭkene̥
te̥ bŭkura, por pe̥rmbrenda yā̃ne̥ pĺot me ĕšte̥na te̥ vdĕkuniš,
28 e me ǵiθe̥ fare̥ ndṳne̥sie. Ke̥štṳ̄ eδe yu pe̥ryašta dŭkeni te̥
drĕite̥ mbe̥ niĕre̥zit, por pe̥rmbrenda yeni pĺot me hipokrisī,
e me pa-ĺiǵe̥nī.
29 Myerte̥ yu, Škrŭisa eδe Farisei, hipokrĭte̥na! sepsĕ nde̥rtoni
voṙet' e profĕte̥navet, eδe stoĺisni monumentat' e te̥ drĕite̥vet,
30 eδe θō̃ni, Nde̥ išim nde̥ ditt t' ăte̥navet t'ane̥, nuke̥ dote̥ išim
31 piese̥tare̥ me ată nde̥ ǵak te̥ profĕte̥navet. Kaḱi sā bā̃ni
dešmī pe̥r vĕte̥hene̥ tŭei, se yeni te̥ biyt' e atṳ̆neve ḱi
32 vrane̥ profĕte̥nite̥. Mbušni eδe yu măte̥sin' e ăte̥navet tŭei.
33 Ǵarpĭ̃y, ke̥ĺṳ̆š nepe̥rkaš, ḱṳš keni me ĭkune̥ prei mundimit
dšehenemit?
34 Pe̥randai ḱe une̥ te kam me de̥rguem te yu profĕte̥na, eδe
te̥ dĭtšuna, eδe škrŭisa: eδe disa prei asĭš ke̥ni me i vrām'
e me i krṳḱe̥zuem, eδe *disa* prei asĭš keni me i ṙăfune̥ nde̥pe̥r
synagogat tŭeya, eδe keni me i pe̥rzā̃ne̥ prei ḱṳteti mbe̥
35 ḱṳtĕt: pe̥r me ărδune̥ mbe̥ yu tš' do ǵak i drĕite̥, ḱi ā̃šte̥

dërδunẹ mbi δēt, tšẹ prei ǵakut Abelit drëitẹ, deri mbẹ ǵak
tẹ Zaharisẹ, tẹ bīrit Barahisẹ, tẹ tsilin' e vratẹ ndẹrmiët
36 tëmpulit eδe θerŏresẹ. Pẹr tẹ vẹrtët po u θom yuve, ǵiθẹ
kẹtŏ kãnẹ me ărδunẹ pẹrmbi kẹtë bres.
37 Ierusalemẹ, Ierusalemẹ, ḱi vret profētẹnitẹ, eδe ṙef me
gurẹ ată ḱi yãnẹ dẹrguem te ti, sā herẹ deša me mbẹľëδunẹ
biyt' e tū, sikurse puľa mbẹľëθ zoḱt' e vet ndẹnẹ fľetẹt,
38 por nukẹ dešẹt! ḱe štẹpia yŭei te po ľīhet' e škretẹ mbẹ yu.
39 Sepsë po u θom yuve, S'keni me mẹ pamẹ pẹr mbaskẹndai,
deri sā tẹ θoni, I bekuem *ăšt'* ai ḱi viĕn mb'ëmẹnit tẹ Zotit.

## KAPTINA XXIV. XXV.

1 Eδe Iesui dueľ, e iku prei tëmpulit: eδe dišëpuyt' e atī
i erθnẹ pẹranẹ pẹr me i diftuem ndẹrtesat' e tëmpulit.
2 Por Iesui u θa atŭneve, Nukẹ šifni ǵiθẹ kẹtŏ? Pẹr tẹ vẹrtët
po u θom yuve, *se* s' kā me mbëtunẹ kẹtŭ gūr mbi gūr ḱi
tẹ mos ṙenŏhetẹ.
3 Eδe ai tue ndëńunẹ mbi Maľ tẹ Ulīvet, dišëpuyt' i uafrŭenẹ
mbẹ-ń'-anẹ, tue θãnẹ, Na θŭei, kurẹ kãnẹ me ubãmẹ kẹtŏ?
eδe tsili ăštẹ šeńi i tẹ ărδunit tand, eδe tẹ mbarŭemit' e
yëtẹsẹ?
4 Eδe Iesui upẹrǵëḱ, e u θa atŭneve, Šikoni mos u gẹńeyẹ
5 yuve kuši. Sepsë šumẹ *vetẹ* kãnẹ me ărδunẹ mb' ëmẹnit t'em,
tue θãnẹ, *se* Unẹ yam Krišti; eδe kãnẹ me gẹńuem šumẹ
6 *vetẹ*. Eδe keni me ndẹǵuem ľŭftẹna, eδe zãna ľŭftẹnaš: šikoni
mos frikohi: sepsë tẹ ǵiθa *kẹtŏ* dŭhenẹ me ubãmẹ, por e
7 mbrăpmeya eδe s' ăštẹ. Sepsë kā me ungrītunẹ komp kundrẹ
kombi, eδe mbẹretẹnī kundrẹ mbẹretẹnie: eδe kãnẹ me ḱënẹ
8 zina, e sẹmŭndẹye, e tẹrmëtẹna vend mbẹ vend. Por ǵiθẹ
9 kẹtŏ yãnẹ tẹ filuem tẹ δīmptunaš. Atẹherẹ kãnẹ me u δãnẹ
yuve ndẹr duer pẹr štrẹngīm, eδe kãnẹ me u vramẹ yuve:
eδe keni me u maṙẹ mẹnī prei ǵiθẹ kombeš pẹr ëmẹninẹ t'em.
10 Eδe atẹherẹ kãnẹ me uškandaľizuem šumẹ *vetẹ*, eδe kãnẹ me
δãnẹ ndẹr duer ńiani tiëtrinẹ, eδe kãnẹ me maṙẹ mẹnī ńiani

11 tiĕtrinę. Eδe šumę profet-řĕnęsa kā̃nę me utšuem, eδe kā̃nę
12 me gęńuem šumę *vetę*. Eδe mbassi tę šumŏhetę pa-ľigęnia,
13 dašunia e tę šūmęvet kā me uftŏfunę. Por kuš tę duroyę
14 deri sę mbrapmi. kų̈i kā me špętuem. Eδe kų̈i ungīli i
mbęretęnisę kā me upredikuem ndępęr ǵiθę bŏtęnę, pęr dešmī
mbę kombet; eδe atęherę kā me arδun' e mbrăpmeya.
15 Kur tę šifni prā "tę ndų̈tęt' e škretisę", ǩi ā̃štę θā̃nę prei
profetit Daniel, ndĕńunę ndę vend tę šeńtęnuem, (ai ǩi kęndŏn,
16 ľeta mař vešt:) atęherę ată ǩi yā̃nę ndę Iudē, ľet' ĭkinę
17 ndępęr maľet: kuš tę yetę mbi kuľmit, ľetę mos sdrųpi me
18 mařę ǵā̃ prei štępisę vet: eδe kuš tę yetę nd' arę, ľetę mos
19 kęθĕhetę mbrapa me mařę petkat' e veta. Eδe myĕr atŏ ǩi
yā̃nę tę mbărsęme, e atŏ ǩi kā̃nę fošńe pęr ǵī̃ nd' atŏ ditt!
20 Eδe faľi mos me ubā̃m' e ĭkmeya yŭei ndę dĭmęnę, as pęr tę
21 šętunę, sepsĕ atęherę kā me ǩĕ̄nę štręngĭm i maθ, ǩi aso-faret
nuk' ā̃štę bā̃mę tšę kurę se ā̃štę zā̃nę filę bota deri taštī, as
22 kā me ubā̃mę. Eδe ndę mos škurtŏhešin' atŏ ditt, s'kište me
špętuem as ndońi kořp: por atŏ ditt kā̃nę me uškurtuem
pęr tę sǵĕδunit.
23 Atęherę ndę u θaštę yuve kuši, Ḱe *ku ā̃štę* kętŭ Krišti, a
24 atų̈; mos zī̃ni besę. Sepsĕ kā̃nę me utšuem Krišt-řĕnęsa, e
profet-řĕnęsa, eδe kā̃nę me diftuem šeńe tę męδā, eδe
męrekulia; kaǩi sā me gęńuem eδe tę sǵĕδunitę, ndę ǩofšę
25 se mŭndetę. Ḱe tek u θašę yuve mā̃ pęrpara. Ndę u θăntšinę
26 yuve prā, Ḱe ku ā̃štę ndę škretī; mos diľni: Ḱe ndę δŏmatę;
27 mos zī̃nę besę. Sepsĕ sikurse vetima deľ prei sę ľemit *dielit*,
eδe dŭketę deri mbę tę peręndŭemit; kęštŭ kā me ǩĕ̄n' eδe
28 tę ărδunit' e tę bīrit nieriut. Sepsĕ kudŏ me kĕnę štęrvina,
atiĕ kā̃nę me umbęľĕδunę šǩĭpetę.
29 Eδe pęrńiherę mbas štręngimit atųne ditve, dieli kā me
uĕřunę, eδe hā̃na s' kā me δā̃nę tę šęndrĭtunit' e vet, eδe
ų̈ytę kā̃nę me rā̃nę prei ǩielit, eδe fuǩiat' e ǩilvet kā̃nę me
30 utŭndunę: eδe atęherę kā me udŭkunę šeńi tę bīrit nieriut
ndę ǩiel: eδe atęherę ǵiθę farat' e δēut kā̃nę me bā̃mę vayę,

pak: sepsě ată ḱi vĭyin' e škoyin' ĭšinę šumę vetę, ende
32 s' kĭšinę kohę as pęr me ngrã̄nę. Ende *ată* škūnę me
ľūndręnę ndę ńi vend tę škretę vetš-anę.
33 Ende ǵĭndęya pān' ată tue škūmę, ende šumę *vetę* e
nǵoftnę, ende uľišūnę prei ǵiθę ḱuteteš, e vŏitnę atiě kambę,
ende e mbęřĭn' atiě mã̄ pęrpara se ată, ende umbęľoθnę ke
34 ai. Ende Iesui kur dūľ, pā šumę ǵĭndęye, ende i uδimptnę,
sepsě ĭšinę posi δentę ḱi s' kã̄nę barī: ende filōi me i
męsūmę šumę.
35 Ende ndaštĭ mbassi kište škūmę šumę kohę, dišěpuyt' e
vet afrohen' e i θōnę, Se vendi ã̆št' i škretę, ende ndaštĭ
36 koha kā škūmę šumę. Ĺišŏ ată, ḱi tę škŏynę řeθ ăravet e
katŭndevet, me bľēmę bukę pęr větęhen' e atų̆neve: sepsě
37 s' kã̄nę se ḱiš tę hanę. Po ai upęrǵěḱ, e u θa atųne, Epni
yu atų̆neve me ngrã̄nę. Ende *ată* i θōnę, Tę škōym' e tę
bľēymę dų ḱind dinarę bukę, ende t' u apim' atųne me
38 ngrã̄nę? Ende ai u θōt' atųne, Sā bukę keni? škoni e šifni.
39 Ende si *vŏitnę* e panę, i θã̄nę, Pēsę, ende dų pešḱ. Ende
*ai* urδęnōi ată me uūľunę tę ǵiθę pęrmbi bār tę nǵomę, *e*
40 *me nděńunę* tufa tufa. Ende ată nděytnę řeθ e řeθ, kah ńi
41 ḱind, e kah pēsę-δītę. Ende *ai* si mūr pēsę bukęt' ende
dų pěšḱitę, štīu sų̄tę ndę ḱīl, e bekōi, ende θēu bukęt', e
ua δa dišěpuyvet vet pęr me i vų̄mę pęrpara atų̆neve; ende
42 u dāu tę ǵĭθęve dų pěšḱitę. Ende tę ǵiθę hangręn, ende
43 ungĭnę. Ende ngritnę dų-mbę-δītę koša pľot me tsopa, ende
44 me pešḱit. Ende ată ḱi hangręn bukęt' išin' ăfęrę pēsę
miyę būřa.
45 Ende pęrńiherę nguti dišěpuyt' e vet me hų̄mę ndę
ľundręt, ende me škūmę pęrpara pęr-mb'-at'-anę ndę Beθsaida,
46 nǵer sā tę ľišonte ai ǵindęyenę. Ende si i ľišōi, škōi ndę
maľt pęr me ufăľunę.
47 Ende si ungrųs, ľundra ište ndę miedĭs tę dētit, ende ai
48 větęmę mbi tokę. Ende pā ată tue umundūmę mbę tę vozĭtunit,
sepsě era ište kundrę atų̆neve: ende mbę tę kătrętęnę rūitien'

e nătęsę viĕn ke ată, tue ĕtsunę mbi dēt: ende deši me i
49 kapęrtsŭmę. Po ată kur pām' atĕ tue ĕtsunę mbi dēt, kuytūnę
50 se ăštę hiye, ende gęrθitnę: sepsĕ tę ǵiθ' e panę, ende
upęrzīnę. Ende pęrńiherę foľi baškę me ată, e u θa atŭne,
51 Kini zĕmęrę: unę yam; mos ufrikoni. Ende hŭpi ndę ľundręt
ke ată; ende pušōi era: ende habĭtešinę fort tĕpęrę me
52 vetęvĕtęhenę, ende męrekulŏhešinę. Sepsĕ nuk' e mūrnę vešt
prei bŭkęvet: sepsĕ zĕmęra e atŭneve ište ašpęrūmę.
53 Ende si kapęrtsŭnę, erθnę ndę δēt tę Gennesaret, ende
štīnę hekur ndę ľimā̃.
54 Ende ată kur dūľnę prei ľŭndręzę, pęrńiherę e nǵoftnę,
55 ende utūȓęn ndępęr ǵiθ' atŏ anę, e filūnę me prũmę mbi
56 štrătęna ată ḱi kĭšinę keḱ, atŭ ku ndęǵŏyinę se ăštę. Ende
kudŏ ḱi hŭnte ndęr katunde, a ndęr ḱŭtete, a ndęr ara vĕyinę
tę sęmŭnętę ndępęr treǵet, ende i ľŭtešinę tę prĕkinę vĕtęmę
sḱepin' e petkut atī: ende ǵiθę sā e prĕkšinę, šęndŏšešinę.

## KAPTINA VII.

1 Atęherę mbęľīδenę ke ai Farisĕitę, ende disa prei Škrŭisiš,
2 ḱi kišin' ărδunę prei Ierusalemit. Ende kur panę disa prei
dišĕpuyš atī tue ngrā̃nę bukę me dūrę tę ndŭta, do me
3 θā̃nę tę pa-ľame, i šanę. ( Sepsĕ Fariseit' ende ǵiθę Iudĕitę,
ndę mos ľăfšinę dūręt nǵer ndę bŭȓŭľ, nukę hanę, sepsĕ
4 mbanę fyăľęnę ḱi u kā̃nę ľā̃nę pľeḱtę. Ende *kur kęθĕhenę*
prei tregut, ndę mos uľăfšinę, nukę hanę. Ende šumę tę
tiera yā̃n' atŏ ḱi kā̃nę maȓę me i mbăitunę, tę ľame potiraš,
5 e ḱeľḱeš, e ramęrištaš, e štrătęnaš.) Mbasandai Fariseit'
ende Škrŭisit' e pŭsinę, Pęrsĕ dišĕpuyt' e tū nuk' ĕtsinę
sikundrę kā̃nę ľā̃nę fyaľę pľeḱtę, po hanę bukę me dūrę tę
pa-ľame?
6 Po ai upęrǵĕḱ, e u θa atŭne, Se Isaia profetizōi mirę pęr
yu hipokrĭtęnitę, sikundrę ā̆štę škrūmę, "Kŭi pŏpuli mę
nderŏn me buzęt, po zĕmęra e atŭneve ā̆štę ľark prei meye.
7 Ende kot mę kā̃nę frikę, tue mesūmę męsime, *ḱi yā̃nę*

8 mẹsime niĕrẹziš". Sepsĕ keni ľā̃nẹ porosīn' e Perẹndisẹ, e
mbani fyăľẹtẹ ḱi kā̃nẹ ľā̃nẹ niĕrẹzitẹ, tẹ ľame ḱeľḱeš, e
potiraš: ende bā̃ni šumẹ tẹ tiera kẹsonaš kẹštū̃.
9 Ende u θošte atụne, Mirẹ e heθni poštẹ porosīn' e
10 Perẹndisẹ, ḱi tẹ rūni fyăľẹnẹ ḱi keni ľā̃nẹ yu. Sepsĕ Moiseu
θa, "Nderŏ t'ẹt-āt' e t'ẹt-amẹ"; ende, "Kuš fľet keḱ pẹr tẹ
11 i ātin' a pẹr t' āmẹn', umaroftẹ me vdekẹ:" Po yu θoni,
Nieriu ndẹ i θaštẹ tẹ i ātit a s' ămẹsẹ, Kurbăn, (ḱi do me
θā̃nẹ δunẹtī,) *ā̃štẹ* ḱiš tẹ mirẹ kē me pamẹ prei meye;
12 *mbastŏn.* Ende s' e ľīni mā̃ me i bā̃mẹ ǵā̃ tẹ i ātit vet, a
13 s' ămẹsẹ vet; ende škeľni fyaľẹn' e Perẹndisẹ pẹr fyăľẹnẹ tūi
ḱi keni ľā̃nẹ: ende bā̃ni šunẹ kẹsonaš kẹštū̃.
14 Mbasandai si θiȓi pẹr-anẹ ǵiθẹ ǵīndẹyenẹ, u θa atụne, Tẹ
15 ǵiθẹ mẹ ndẹǵoni, ende meȓni vešt: S' ā̃štẹ ndońī ǵā̃ ḱi i
hụ̃n pẹryašta nieriut, ḱi mŭndetẹ me e ndụ̃mẹ: po atŏ ḱi
16 dăľinẹ prei atī, atŏ yā̃nẹ ḱi ndụ̃ynẹ nierinẹ. Ndẹ pastẹ kuš
vešẹ me ndẹǵūmẹ, ľetẹ ndẹǵoyẹ.
17 Ende kur hụ̃ni ndẹ štẹpī prei ǵīndẹyesẹ, dišĕpuyt' e atī
18 pụ̄sinẹ pẹr parăbulẹnẹ. Ende *ai* u θōt' atụne, Kẹštū̃ ende
yu yeni tẹ pa-maȓẹ vešt? s' meȓni vešt se tš' do ǵā̃ ḱi i
19 hụ̃n nieriut pẹryašta, nukẹ mŭndetẹ me e ndụ̃mẹ? Sepsĕ
nukẹ hụ̃n ndẹ zĕmẹrẹt t' atī, po ndẹ barkut, ende deľ mbẹ
20 tẹ dăľunit, ḱi ḱirŏn ǵiθẹ tẹ ngrẵnatẹ. Ende θošte, Se ḱiš
21 deľ prei nieriut, ayŏ ndụ̃n nierinẹ. Sepsĕ pẹrmbrenda prei
zĕmrẹsẹ niĕrẹzẹvet dăľinẹ mendimet' e kẹḱia, ndụnẹsina,
22 kurvẹnia, vrăsie, vieδẹsina, tepẹr-ľakẹmime, tẹ kĕḱie, gẹńīm,
23 tepẹr-ndụnẹsinẹ, sụ̃n' i keḱ, vlasfimī, maδẹštī, maȓī: ǵiθẹ
ketŏ tẹ kẹḱia dăľinẹ pẹrmbrenda, ende ndụ̃ynẹ nierinẹ,
24 Ende ungrīt prei andụy, e škōi mbẹ synoret e Tyrẹs' e
Sidŏnẹsẹ, ende si hụ̃ni ndẹ štẹpīt, nukẹ deši me e maȓẹ vešt
askŭš: po s' mụ̃fti me ubā̃m' e mpšefẹt.
25 Sepsĕ *ńī* grū, tẹ tsiľẹs' e bīyẹza kište špīrt tẹ ndụ̃tẹ,
26 kur ndẹǵōi pẹr atĕ, erδi, e i rā ndẹr kambẹ: (ende *ayŏ*
grūya ište Greke, Syrofinike prei kombit;) ende i ľūtei me

27 ndsieṙę diălinę prei sę bĭyęzę vet. Po Iesui i θa, Ĺetę ngĭhenę
mā̃ pęrpara dieľmtę: sepsĕ s' ā̃štę mirę me maṙę *kuši* bukęn'
28 e dieľmvet, ende me ia hĕδunę kęľușvet ḱenvet. Po ayŏ
upęrǵĕḱ, e i θa, Po, Zot; po ende kęľüšt' e ḱenvet pęrpŏš
29 truvĕzęsę hanę prei θęṙĭmevet e tšūnavet vŏǵiľę. Ende *ai* i
30 θa, Pęr kętĕ fyaľę ško; diāli dūľ prei s'at-biyę. Ende *ayŏ*
kur vŏiti ndę štępīt tę vet, ǵeti diălinę se kište daľę, ende
tę bĭyęnę rā̃nę mbi štrat.
31 Mbasandai si dūľ pęr-sę-rī prei synŏrevet Tyręs' e Sidŏnęsę,
erδi ndę dēt tę Galilesę, ndęrmiĕt synŏrevet Δekapolit.
32 Ende i bĭyenę ńi šurθ beľbŭḱ, ende i ľūtenę me vūmę
33 dŏręnę mbi atĕ. Ende *ai* e mūr prei ǵĭndęyesę vetš-anę, e
vū̃ni gištat' e vet ndę vešęt t' atī, ende si pęštū̃ni, preku
34 ǵuhęn' e atī; ende si štīu sū̃tę mbę ḱīl, šamtī̃ni, ende i θa,
35 Effaθa, ḱi do me θā̃nę, tšiľu. Ende pęrńiherę utšeľnę vešęt'
e atī, ende usgĭθ tę ľĭδunit' e ǵuhęs' atī, ende fľiste drĕitę.
36 Ende i porositi mos i θō̃nę askūit: po ai sā i porosiste,
37 *ată* kaḱi šumę mā̃ tĕpęrę ľetšĭsinę. Ende męrekulŏhešinę fort
tĕpęrę, e θŏšinę, Mirę i kā bā̃mę tę ǵiθa: ende bẵn šūrδatę
me ndęǵūmę. ende tę pa-gŏyętę me fŏľunę.

## KAPTINA VIII. IX.

1 Nd' atŏ ditt mbassi ĭšinę šumę ǵĭndęye, ende s' kĭšinę se
ḱiš me ngrā̃nę, Iesui θęṙiti pęr-anę dišĕpuyt' e vet, e u θa,
2 Mę δĭmbetę pęr ǵĭndęyenę, sepsĕ *yā̃nę* trī ditt ndaštĭ ḱi mę
3 prĕsinę, ende s' kā̃nę se ḱiš tę hanę: ende ndę i ľišofša
aǵinūšim ndępęr štępiat e veta, kā̃nę me uľŏδunę mb' uδę:
4 sepsĕ disa prei atū̃neve kā̃n' ărδunę prei sę ľargu. Ende
dišĕpuyt' e atī i upęrǵeǵęn, Prei kah dotę mŭndetę kuši
5 me ngī̃mę kętă me bukę kętŭ ndę škretinę? Ende *ai* i pū̃t,,
6 Sā bukę keni? Ende ată θā̃nę, Štatę. Ende *ai* porositi
ǵĭndęyenę me uuľę pęr δē: ende si mūr štatę bŭkętę, e
ufăľ ndersę, i θēu, ende ua δa dišĕpuyvet vet pęr me i
vū̃mę bŭkętę *ǵĭndęyesę*, ende *ată* i vū̃nę pęrpara ǵĭndęyesę.

7 Ende kĭšinę pak pešḱ tę vŏǵiľę: ende si bekōi, θa me
8 vūmę pęrpara ende ată. Ende hangręn, e ungīnę: ende
9 ngritnę tepęritsa tsopaš, štatę športa. Ende ată ḱi hangręn
išin' ăfęrę katęr mīyę vetę: mbasandai i ľišōi.
10 Ende pęrńiherę hų̄ni ndę ľundręt baškę me dišĕpuyt e vet,
e erδi mb' anęt Dalmanuθa.
11 Ende Farisĕitę dūľnę, ende filūne ta pų̄sinę, e tę ľų̄pinę
12 prei atī šeńę prei ḱīlit, tue ngām' atĕ. Po *ai* si šamtīni ndę
špīrt tę vet, θotę, Tš' šeńę ľųpęn kų̄i bres? Me tę vęrtĕt po
13 u θom yuve, *se* S' kā me i δānę šeńę kętī brezi. Ende si i
ľa, hų̄ni pęr-sę-rī ndę ľundręt, e iku pęrtey.
14 Ende *ată* hařūnę me mařę bukę, ende s' kĭšinę me vetęvĕtęhe
15 ndę ľundręt, vetš ńī bukę. Ende *ai* i porosiste, tue θānę,
Šikoni, ruhi prei brūmit Farisevet, ende prei brūmit Herodit.
16 Ende *ată* mendŏhešinę ndęrmiĕt atų̄neve, tue θānę, Se nukę
17 kemi bukę. Ende Iesui si e mūr vešt, u θa atųne, Ḱiš
mendŏheni, se s' keni bukę? ende s' meřni vešt, as s' kupętoni?
18 ende po tę ašpęr' e keni zĕmręnę tūi. Tue păsunę sų̄,
nukę šifni? ende tue păsunę vešę, nukę ndęǵoni? ende nukę
19 mbani mend? Kur θeva pēsę bŭkętę mbę pēsę mīyę vetęt,
sā koša pľot me tsopa ngritęt? i θōnę, Dų-mbę-δītę. —
20 Ende kur *θeva* štatę *bŭkętę* mbę katęr mīyę vetęt, sā športa
21 mbŭšunę me tsopa ngritęt? Ende ată θānę, Štatę. Ende u
θošte atųne, Si nukę meřni vešt.
22 Mbasandai viĕn ndę Beθsaida; ende i bĭyenę ńi tę verbęt',
23 ende i ľŭtenę me e prĕkunę. Ende *ai* si e mūr pęr dore tę
vĕrbętinę, e ndsūr yaštę katundit; ende si pęštų̄ni ndęr sų̄
24 t' atī, vū̄ni dūręt mbi atĕ, ende e pų̄ste, ndę šef ǵā. Ende
*ai* si tšeľi sų̄tę, θa, Šof ńiĕręzitę se ĕtsinę posi drūna.
25 Mbasandai pęr-sę-rī vū̄ni dūręt mbę sų̄t t' atī, ende e bāni
me tšĕľunę sų̄tę: ende ušęndŏš, ende šifte tę ǵiθę kęθiĕlętę.
26 Ende e dęrgōi ndę štępīt t' atī, tue θānę, As ndę katŭnd tę
mos hų̄yš, as mos i θūš *kętĕ* askūit ndę katŭnď.
27 Mbasandai Iesui me dišĕpuyt e vet dūľ ndę*pęr* katundet e

Kaisarisę Filippit: ende pųste dišĕpuyt' e vet mb' uδę, tue
28 u θāną, Tsili θōnę niĕręzitę, se yam unę? Ende ată upęrǵeǵęn,
Ǵionn pagęzori: ende tę tierę θōnę, Elia; ende tę tierę, ńi
29 prei profĕtęnaš. Ende ai u θōt' atųne, Po yu tsili θōni, se
30 yam unę? Ende Pietri upęrǵĕḱ, e i θa, Ti yē Krišti. Ende
*ai* i ḱirtōi, pęr mos me i θānę askūit pęr atĕ.
31 Ende filōi me i męsūmę, se i bīr' i nieriut dŭhetę me
pęsūmę šumę, ende mos me upęl̓ḱųmę prei pl̓eḱš e prei
Krųe-prĭftęnaš e prei Škrŭisiš, ende me uvramę, ende
32 mbas trī ditš me ungalę. Ende e fl̓iste fyăl̓ęnę ndęr sų̄.
33 Ende Pietri e mūr mbas vĕtęhesę, e filōi me e ḱirtūmę. Po
ai si ukęθų̄, e vų̄ni orē dišĕpuyt' e vet, ḱirtōi Piĕtrinę, tue
θānę, Ikę mbrapa meye, Satană: sepsĕ s' kē ndęr mend
punęt' e Peręndisę, po punęt' e niĕręzęvet.
34 Ende si θiři pęr-anę ǵīndęyenę baškę me dišĕpuyt' e vet,
u θa atųne, Kuš tę detę me ărδunę mbrapa meye, l̓etę
mohoyę vetęvĕtęhenę, ende l̓etę ngreyę krųḱin' e vet, ende
35 l̓etę mę mař mbrapa. Sepsĕ kuš tę detę me špętūmę yetęn'
e vet, kā me e vdieřę: po kuš tę vdieři yetęn' e vet pęr
36 punę t'eme, ende tę unǵīlit, kų̆i kā me e špętūmę. Sepsĕ
tš' tę mirę kā me i ubāmę nieriut, ndę fitoftę ǵiθę bŏtęnę,
37 ende tę vdieři špirtin' e vet? Apo ḱiš dot' api nieriu pęr
38 ndęřīm tę špirtit vet? Sepsĕ tsilit-dŏ ḱi t' i vīyę turp pęr
mū, ende pęr fyal̓ęt e mia mbę kętĕ mbres kurvār ende
faytūr; ende tę bīrit nieriut dot' i vīyę turp pęr atĕ, kur tę
vīyę ndę l̓aft tę Ātit vet baškę me ĕnǵuyt e šeńtęnūšim.
1 KAP. IX. — Ende u θošte atųne, Me tę vęrtĕt po u θom
yuve, Se yānę disa prei kętų̆neve ḱi řinę kętŭ, ḱi s' kānę
me ngrānę vdekę, nǵer sā tę šŏfinę mbęretęnīn' e Peręndisę
ărδunę me fuḱī.
2 Ende mbas ǵaštę ditš Iesui meř me vĕtęhe Pietrin' ende
Iakobin' ende Ǵionnin', ende i hųpęn vĕtęmę mbę *ńi* mal̓ tę
nal̓tę vetš-anę: ende ndęřōi fųtųręn' e vet pęrpara atųne.
3 Ende petkat' e atī ubānę tę ndrĭtuna *e* tę barδa tĕpęrę,

posi bora: kẹso-faret ḱi as ai ḱi ľān pĕtkatẹ mbi đēt
4 s' mŭndetẹ me i sbărđune. Ende udŭk mb' ată Elia baškẹ
5 me Moisenẹ, ende ĭšinẹ tue fŏľunẹ baškẹ me Iesunẹ. Ende
Pietri upẹrǵĕḱ, e i θa Iesuit, Mieštẹr, mirẹ ā̆štẹ tẹ yemi
na kẹtŭ: ende ľetẹ bā̆ymẹ trī tenda, ńī pẹr tụ̈i, ende ńī pẹr
6 Moisenẹ, ende ńī pẹr Elinẹ. Sepsĕ s' dinte se ḱiš me fŏľunẹ:
7 sepsĕ ĭšinẹ trĕmunẹ. Ende i mbuľōi *ńī* rē̃: ende erđi *ńi* zā̃
prei rē̃sẹ, tue θā̃nẹ, Kụ̈i ā̆štẹ bīri em i dăšumi: atī i ndẹǵoni.
8 — Ende befas, kur vū̃n' orē ṙeθ, s' panẹ mā̃ askĕnd, po
Iesunẹ vĕtẹmẹ baškẹ me ată.
9 Ende ată tue sdrĭpunẹ prei maľit, i porositi mos me i
diftūmẹ askūit sā panẹ, vetš kur tẹ ńgăletẹ prei sẹ vdĕkuniš
10 i bīr' i nieriut. Ende *ată* e rūitnẹ fyăľẹnẹ ndẹr vĕtẹhe, tue
ungrā̃nẹ me fyaľẹ ńiani me tiĕtrinẹ, Ḱiš ā̆štẹ kẹyŏ e ńgălẹme
prei sẹ vdĕkuniš.
11 Ende pụ̈sin' atĕ, tue θā̃nẹ, Pẹrsĕ θō̃nẹ Škrŭisitẹ, se dŭhetẹ
12 me ărđunẹ mā̃ pẹrpara Elia? Ende ai upẹrǵĕḱ, e u θa atụ̈ne,
Elia viĕn mā̃ pẹrpara, ende vē̃ mbẹ vend tẹ ǵiθa *pŭnẹtẹ;*
ende se si ā̆štẹ škrūmẹ pẹr tẹ bīrin' e nieriut, se dŭhetẹ me
13 hĕkunẹ šumẹ, ende *se* s' dota kenẹ pẹr ǵā̃. Po *unẹ* po u
θom yuve, Se ende Elia erđi, ende i bā̃nẹ sā dešnẹ, sikundrẹ
ā̆štẹ škrūmẹ pẹr atĕ.
14 Ende kur erđi ke dišĕpuyt, pā šumẹ ǵĭndeye ṙeθ atụ̈ne,
15 ende Škrŭisitẹ tue ungrā̃nẹ me fyaľẹ baškẹ me ată. Ende
pẹrńiherẹ ǵiθẹ ǵĭndẹya kur pān' atĕ, uhabitnẹ, ende tue
16 ndsitūmẹ, e pẹršẹndĕtšinẹ. Ende *ai* pụ̈ti Škrŭisitẹ, Tš' hăheni
17 me fyăľẹ baškẹ me ată? Ende ńi prei ǵĭndẹyes' upẹrǵĕḱ, e
θa, Mieštẹr, prū̃na t'em-bīr ke ti, ḱi kā špīrt tẹ pa-goyẹ;
18 ende kudŏ ta zā̃yẹ, e škund: ende škumŏn, e ngẹrtsẹlŏn
đambẹt' e vet, ende θăhetẹ: ende u θašẹ dišĕpuyvet tū pẹr
19 me e ndsieṙẹ, po s'mū̃ftnẹ. Ende *ai* i upẹrǵĕḱ, e θa, O bres
i pa-besẹ, ńger kūr dotẹ yemi baškẹ me yu? ńger kūr dot'
20 u duroy yuve? bini atĕ ke unẹ. Ende e prū̃nẹ ke ai: ende
kur pā atĕ, pẹrńiherẹ špirti e šḱēu; ende rā pẹr đē, e tẹrhĭḱei

21 barkas tue škumūmę. Ende *ai* pụti tę i ātin' e atī, Sā kohę
kā tšę kūr se i ǵāu kęyŏ? Ende ai θa, Tšę kūr se ište
22 tšun i vŏgęl'ę. Ende šumę herę e hoδi ende ndę ziāřm, ende
nd' ŭyęna, pęr me e hŭmbunę: po ndę mūfš me bãmę ǵã,
23 l'etę δīmbetę pęr nē, e na ndimŏ. Ende Iesui i θa, kętē,
Ndę mūfš me mbesūmę, tę ǵiθa mŭndenę *me ubãmę* mb' atē
24 ḱi mbesŏn. Ende pęrńiherę i āti tšunit vŏgęl'ę θęřiti me l'ot,
25 tue θãnę, Zot, mbesoy; ndimŏ-i pa-besęnisę s'eme. Ende Iesui
kur pā se po mbęl'īδei ǵīndęya, ḱirtōi špirtin' e ndụtę, tue
i θãnę, Špīrt i pa-goyę ende šurθ unę tę urδęnoy dil' prei
26 atī, ende mos hụyš mã ke ai,—Ende *ai* tue bęrtitun' e tue
šḱụm' atē šumę, dūl': ende ubã posi i vdēkunę; kaḱi sā
27 šumę vetę θŏšinę se vdiḱ.—Ende Iesui e kapi pęr dore,
ende e tšŏi; ende ungrīt.
28 Ende kur hụnę ndę štępīt, dišēpuyt' e atī e pụsinę
29 vetš-anę, Pęrsē nukę mūftęm na me e ndsieřę? Ende *ai* u
θa atụne, Kụi komp *diăyš* s' mŭndetę me dăl'unę me tietęr
ǵã, vetš me tę fal'un' e me aǵinīm.
30 Ende si dūl'nę andey, škŏyinę ndępęr Galilē, ende s' donte
31 me e mařę vešt kuši. Sepsē męsonte dišēpuyt' e vet, e u
θošte, Se i bīr' i nieriut ēpetę ndęr dūrę tę niēręzęvet, ende
kãnę me e vramę; ende si tę vrītetę, kā me unǵalę tę trētęnę
32 ditę. Po ată nuk' e mēřinę vešt fyăl'ęnę, ende kīšinę frikę
me e pụtunę.
33 Ende erδi ndę Kapernaum: ende kur hụni ndę štępīt,
34 pụste ată, Ḱiš mendŏhešitę mb' uδę ndęr vētęhe? Po ată
s' pęzãyinę: sepsē mb' uδę bãnę kuvēnd ndęrmiēt atụneve,
35 tsili *ăšte* mã i maθ. Ende si ndēyti, θiři tę dụ-mbę-δītętę,
ende u θa, Kuš tę detę me ḱēn' i parę, kā me ḱēn' i mbrapmi
36 tę ǵīθęve, ende šęrbętōr i tę ǵīθęve. Ende mūr *ńi* tšun tę
vŏgęl'ę, ende e ḱindrōi ndę miedīs t' atụneve: ende si e mūr
37 n'grụkę, u θa atụne, Kuš tę presi ńi tę kętilę tšunaš tę vŏgil'ę
mb' ēmęnit t'em, kā prītunę mū: ende kuš tę presi mū, s' kā
prīnunę mū, po atē ḱi mę kā dęrgūmę.

38 Ende Ǵionni i upęrǵĕḱ, tue θãnę, Mieštęr, pām ńi *nieri*
ḱi ndsīr diăy mb' ĕmęnit tand, i tsili nukę na viĕn mbrapa:
39 ende e ndal'ęm, sepsĕ nukę na viĕn mbrapa. Po Iesui θa,
Mos e ndal'ni: sepsĕ askuši s' ẫšt' ai ḱi bẵn męrekulī
mb' ĕmęnit t'em, ende dotę mŭndetę pęrńiherę me fŏl'unę
40 keḱ pęr mū. Sepsĕ ai ḱi nuk' ẫštę kundrę neš, ẫštę baškę
41 me nē. Ende ai ḱi t' u api yuve ńi potīr uyę mb' ĕmęnit
t'em, sepsĕ yeni tę Krištit, me tę vęrtĕt· po u θom yuve,
42 s' kā me e hŭmbunę pagęn' e vet. Ende ai ḱi tę škandal'izoyę
ńi prei kęsĭš mẫ tę vŏǵil'iš ḱi mę mbesŏynę, ẫštę mẫ mirę
pęr atē, ndę i ul'iθtę ńi gūr mulīni mbę ḱafę t' atī, ende tę
hĭδetę ndę dēt.
43 Ende ndę tę škandal'izoftę dora yote, preye: ẫštę mẫ mirę
pęr tụ̈i me hụ̈mę ndę yetęt me ńī dorę, se tue păsunę tę
dụ̈ dūręt, me škūmę ndę dšehenĕm, ndę ziăřm tę pa-šūmę:
44 atiĕ ku "krụmbi i atụ̈neve s' kā tę mbarūmę, ende ziařmi
45 s' kā tę šūmę". Ende ndę tę škandal'izoftę kamLa yote, preye:
sepsĕ ẫštę mẫ mirę pęr tụ̈i me hụ̈mę ndę yetęt tšal', se tue
păsunę tę dụ̈ kămbętę, me uhĕδunę ndę dšehenĕm, ndę
46 ziăřm tę pa-šūmę: atiĕ ku "krụmbi i atụ̈neve s' kā tę
47 mbarūmę, ende ziăřmi s'kā tę šūmę". Ende nde tę škandal'izoftę
sụ̈ni ụt, ndsir-e: ẫštę mẫ mirę pęr tụ̈i me hụ̈mę me ńi sụ̈
ndę mbęretęnīt tę Peręndisę, se tue păsunę dụ sụ̈, me
48 uhĕδnnę ndę dšehenĕm tę ziařmit: atiĕ ku "krụmbi i atụ̈neve
s' kā tę mbarūmę, ende ziařmi s'kā tę šūmę".
49 Sepsĕ tš' do nieri kā me ukrụ̈punę me ziăřm, ende tš' do
50 kurbăn kā me ukrụ̈punę me krụpę. Krụpa ẫšt' e mirę: po
ndę ubẫftę krụpa e pa-šęlīšime, me sĕ keni me e šęlīmę?
kini krụpę ndęr vĕtęhe, ende kini paḱtīm ńiani me tietrinę.

## KAPTINA X.

1 Ende si ungrĭt prei andey, viĕn ndę synoret tę Iudesę,
pęr pęrtey Iordanit: ende prap škŏynę baškę ke ai ǵīndęye:
ende sikundrę e kište zakŏn, prap i męsonte.

2 Ende si erθnȩ pȩr-anȩ Fariseitȩ, e pụtnȩ, tue ngām' atē,
3 Ndȩ ḱoftȩ se ăšt' e ŭδȩsȩ būri me ľišūmȩ grūnȩ? Ende ai
upȩrǵĕḱ, e u θa atụne, Ḱiš u kā porosĭtunȩ yuve Moiseu?
4 Ende ată θānȩ, Moiseu na ľa me škrūmȩ ľetȩr sȩ dămeye,
5 ende me e ľisūmȩ. Ende Iesui upȩrǵĕḱ, e u θa atụne, Pȩr
6 zĕmȩrȩn' e ăšpȩrȩ tūyȩn' u škrōi yuve kȩtĕ porosī. Po tšȩ
ndȩ krụe tȩ hĕrȩsȩ, tšȩ kūr se ăštȩ kriyūmȩ bota, Perȩndia
7 bāni ată maškul' ende fĕmȩnȩ. "Pȩr kȩtĕ punȩ nieriu kā
me ľānȩ tȩ i ātin' ende t' ămȩnȩ, ende kā me unǵĭtunȩ mbas
8 grūsȩ vet; ende kānȩ me ḱēnȩ tȩ dụ ndȩ ńi miš:" kaḱi sā
9 nukȩ yānȩ mā dụ, po ńi miš. Atĕ prā ḱi Perȩndia bāni parȩ,
nieriu ľetȩ mos e dayȩ.
10 Ende dišĕpuyt' e atī e pụtnȩ prap ndȩ štȩpīt pȩr atĕ
11 *punȩ*. Ende *ai* u θa atụne, Kuš tȩ ľišoyȩ grūn' e vet, ende
12 tȩ martŏhetȩ me tietȩr, kurvȩnŏn mb' atĕ. Ende grūya ndȩ
ľišoftȩ būrin' e vet, ende tȩ martŏhetȩ me tietȩr, kurvȩnŏn.
13 Atȩherȩ i prūnȩ tšuna tȩ vŏǵiľȩ, pȩr me i prĕkunȩ: ende
14 dišĕpuytȩ ḱirtoyin' ată ḱi i bĭyinȩ. Po Iesui kur pā, uzemȩrū,
ende u θa atụne, Ĺĕni tšunat' e vŏǵiľȩ me ărδunȩ ke unȩ,
ende mos i ndaľni: sepsĕ pȩr kȩsĭš ăštȩ mbȩretȩnia e Perȩndisȩ.
15 Me tȩ vȩrtĕt po u θom yuve, Kuš tȩ mos presi mbȩretȩnīn'
e Perȩndisȩ posi ńi tšun tȩ vŏgȩľȩ, s' kā me hụmȩ mb' atĕ.
16 Ende si i mūr n' grụkȩ, vūni dūrȩt mbi ată, ende i bekōi.
17 Ende ai tue daľȩ mb' uδȩ, ńi *nieri* uľišū me vrap, ende rā
mbȩ ǵuńȩ pȩrpara atī, ende e pụste, Mieštȩr i mirȩ, ḱiš tȩ
18 băy ḱi tȩ trašigoy yetȩn' e pa-sŏsȩme? Ende Iesui i θa,
Tš' mȩ θū i mirȩ? askuši s' ăšt' i mirȩ, pȩr-vetš ńi Perȩndie.
19 I di porositȩ, "Mos kurvȩnoyš; Mos vrasiš; Mos vieδiš; Mos
băyš dešmī mbȩ ŕēnȩ; Mos băyš dam; Nderŏ, t'ȩt-āt' e
20 t'ȩt-amȩ". Ende ai upȩrǵĕḱ, e i θa, Mieštȩr, ǵiθȩ kȩtŏ i
21 kam rūitunȩ tšȩ mbȩ tȩ rīt t'em. Ende Iesui štīu sụtȩ mb' atĕ,
ende e deši, ende i θa, Ńī *ǵā* tȩ mengŏn: ško, *e* šit sā kē,
ende ĕp-ua tȩ vobĕǵȩvet, ende dotȩ kēš θesore ndȩ ḱīl: ende
22 eya, ngre krụḱinȩ, e mȩ meŕ mbrapa, Po ai tristōi pȩr

fyāl̃ęnę, e škōi iδęnūmę; sepsĕ kište ǵā šumę.
23 Ende Iesui si vūni orē ŕeθ, u θa dišĕpuyvet vet, Sā me
tę vęštirę kānę me hūmę ndę mbęretęnīt tę Peręndisę ată
24 ḱi kānę ǵā! Ende dišĕpuytę tęmerŏhešinę pęr fyal̃ęt e atī.
Po Iesui prap upęrǵĕḱ, e u θa atųne, Diĕl̃m, sā e vęštirę
āštę me hūmę ndę mbęretęnīt tę Perendisę ată ḱi kānę
25 špęrēsęnę mbę ǵāt! Mā kolăi āštę me škūmę kamila ndępęr
brimę tę ǵųl̃pānęsę, se i păsuni me hūmę ndę mbęretęnīt tę
26 Perędisę. Ende ată męrekulŏhešinę tĕpęrę, tue θānę me
27 vetęvĕtęhenę, Valę tsili mŭndetę me ušpętūmę? Ende Iesui
si štīu sūtę mb' ată, θa, Pęr-anę niĕręziš āšt' e pa-mŭntšime,
po pęr-anę Perędisę yo: sepsĕ tę ǵiθa yānę tę mŭntšime
pęr-anę Perędisę.
28 Ende Pietri filōi me i θānę, Nǵe na ke l̃ām tę ǵiθa, ende
29 erθmę mbrapa teye. Ende Iesui upęrǵĕḱ, e θa, Me tę vęrtĕt
po u θom yuve, Se askuši s' āšt' ai ḱi l̃a štępī, a vęlazęn,
a mŏtęra, a ātę, a amę, a grū, a diĕl̃m, a ara, pęr punę
30 t'eme ende tę unǵīlit, ḱi tę mos maŕi ńi ḱind pęr ńī ndaštī
ndę kętē kohę, štępia, e vęlazęn, e mŏtęra, a ama, a diĕl̃m,
e ara, baškę me tę ndiĕkuna; ende ndę yetęt ḱi viĕn, yetę
31 tę pa-sŏsęme. Po šumę tę parę kānę me ḱēnę rę mbrapęm;
ende tę mbrăpmitę tę parę,
32 Ende īšinę mb' uδę tue hųpunę ndę Ierusalem; ende Iesui
ište tue prīmę pęrpara atųneve: ende *ată* męrekulŏhešinę,
ende e mĕŕinę mbrapa tue păsunę frikę: ende *ai* mūr pęr-anę
prap tę dų-mbę-δītęt', e filōi me u θān' atŏ punę ḱi kĭšinę
33 pęr me ubāmę mb' atē. Se nǵe ke po hųpimę ndę Ierusalem;
ende i bīr' i nieriut kā me uδānę ndęr dūrę tę Krųe-prīftęnavet,
ende tę Škrŭisavet; ende kānę me e ǵukūmę pęr vdekę, ende
kānę me e δānę ndęr dūrę tę kŏmbevet: ende kānę me
34 l̃ŭitunę me atē, ende kānę me e ŕăfunę ndę falake, ende
kānę me e pęštūmę ndęr sū, ende kānę me e vramę: ende
tę trĕtęnę ditę kā me unǵalę.
35 Ende *atęherę* vīnę ke ai Iakobi ende Ǵionni, tę biyt' e

Zebedeut, tue θãnẹ, Mieštẹr, dūmẹ me na bãm' atĕ ḱi tẹ
36 l'ṳpimẹ Ende ai u θa atṳne, Kiš doni me u bãm' unẹ yuve?
37 Ende ată i θãnẹ, Ep-na pẹr me ndĕńunẹ ńi prei sẹ diăθtẹsẹ
38 s'ate, e ńi prei sẹ măńǵẹtẹsẹ s'ate, ndẹ l'aft tand. Po Iesui
u θa atṳne, S' dini se ḱiš l'ṳpni: mŭndeni me pīm' atĕ
potĭrinẹ ḱi piy unẹ, ende me upagẹzūmẹ me atĕ pagẹzĭminẹ
39 ḱi pagẹzohem unẹ? Ende ată i θãnẹ, Mŭndemi. Ende Iesui
u θa atṳne, Atĕ potĭrinẹ ḱi piy unẹ, keni me e pīmẹ, ende
me atĕ pagẹzĭminẹ ḱi pagẹzohem unẹ keni me upagẹzūmẹ:
40 po me ndĕńunẹ prei sẹ diăθtẹsẹ s' eme, e prei sẹ măńǵẹtẹsẹ
s' eme, nuk' ãštẹ puna eme me e δãnẹ, po *kā me uδãn' atṳneve* ḱi ãštẹ bãmẹ gati pẹr ată.
41 Ende tẹ δītẹtẹ kur ndẹǵūnẹ, filūnẹ me uzemẹrūmẹ pẹr
42 Iakobin' e pẹr Ǵiŏnninẹ. Po Iesui si i θiṙi pẹr-anẹ, u θōt'
atṳne, E dini se ată ḱi dŭkenẹ se urδẹnōynẹ kŏmbetẹ,
43 puštōyn' ată; ende tẹ mẹδĕyt' e atṳneve urδẹnōyn' ată. Po
s' kā me ḱẽnẹ kẹštŭ ndẹr yu: po kuš tẹ detẹ me ubãm' i
44 maθ ndẹr yu, kā me ḱẽnẹ šẹrbẹtori yūi. Ende kuš tẹ detẹ
prei yuš me ubãm' i parẹ, kā me ḱẽnẹ šẹrbẹtori tẹ ǵīθẹve.
45 Sepsĕ ende i bīr' i nieriut nuk' erδi me ušẹrbṳmẹ, po me
šẹrbṳmẹ, ende me δãnẹ yetẹn' e vet špẹrbl'īm pẹr šumẹ.
46 Mbasanday vīnẹ ndẹ Ieriho: ende ai si dūl' prei Ierihosẹ
baškẹ me dišĕpuyt' e vet, ende miăft ǵīndẹye, Bartimeu i
vĕrbẹtẹ, i bīr' i Timeut, ṙinte pẹr-ãn' ŭδẹsẹ tue l'ṳpunẹ.
47 Ende kur ndẹǵōi se ãštẹ Iesu Nazorĕasi, filōi me bẹrtitun'
48 e me θãnẹ, Iesu, i bīr' i Davidit, pẹrdẹle-mẹ. Ende šumẹ
vetẹ e ḱirtŏyinẹ ḱi tẹ pušonte: po ai šumẹ mã tĕpẹrẹ bẹrtiste,
49 I bīr' i Davidit, pẹrdẹle-mẹ. Ende Iesui ḱindrōi, e θa me
uθīṙunẹ. Ende *ată* θẹṙăsinẹ tẹ vĕrbẹtin', e i θōnẹ, Meṙ
50 zĕmẹrẹ, tšohu; po tẹ θẹṙĕt. Ende ai si hoδi petkun' e vet,
51 ungrĭt e erδi ke Iesui. Ende Iesui upẹrǵĕḱ, e i θa, Kiš do
me tẹ bãmẹ *unẹ?* ende i vĕrbẹti i θa, Mieštẹr, ḱi tẹ tšel'
52 sṳtẹ. Ende Iesui i θa, Ško: besa yote tẹ špẹtōi. Ende
pẹrńiherẹ tšel'i sṳtẹ, ende e meṙte mbrapa Iesunẹ mb' uδẹ.

## KAPTINA XI.

1 Ende kur afrŏhenę ndę Ierusalemę, ndę Beθfagī ende ndę
2 Beθanī, ke Maľi Ulīvet, dęrgŏn dṳ prei dišĕpuyš vet, ende
u θōt' atṳne, Škoni mb' atĕ krṳe-katŭnd *ḱi ăštę* kundruel
yuš: ende špĕit posa tę hṳ̃ni mb' atĕ, keni me ǵĕtunę ńi
puľĭšt ľiδunę, ḱi s' i kā hṳ̆punę askuši prei niĕręziš; sgīθni-a,
3 e bĭni-a. Ende ndę u θaštę kuši yuve, Ḱiš bā̃ni kęštŭ? θōni,
Se Zoti kā nevoyę pęr atĕ; ende špĕit kā me e dęrgūmę
kętŭ.
4 Ende *ată* škūnę, ende ǵetnę puľĭštinę ľiδunę ke dera yaštę
5 ndęrmiĕt dṳ̄ uδęš; ende e sgiθnę. Ende disa prei atṳneve
ḱi ĭšinę ndeńun' atiĕ u θošin' atṳne, Ḱiš bā̃ni *aštŭ* ḱi sgiθni
6 puľĭštinę? End ată u θā̃n' atṳne sikundrę i pat porosĭtunę
7 Iesui: ende *ată* i ľā̃nę. Ende prū̃nę puľĭštinę ke Iesui, ende
vū̃nę petkat' e veta mbi atĕ; ende *ai* i hṳpi.
8 Ende šumę vetę štrūnę petkat' e veta mb' uδę: ende tę
9 tierę kępŭtšinę dega ďrūš, e i štrŏyinę mb' uδę. Ende ată ḱi
škŏyinę pęrpara, e ată ḱi e mĕřinę mbrapa, bęrtĭsinę, tue
θā̃nę, Hosanna! i Bekūm' ā̆št' ai viĕn mb' ĕmęnit tę Zotit!
10 E bekūme *ăštę* mbęretęnia ḱi viĕn mb' ĕmęnit tę Zotit, ātit
11 t'anę Davidit: Hosanna mbę tę naľtat! Ende Iesui hṳ̃ni ndę
Ierusalem, ende ndę tempul: ende si vū̃ni orē řeθ tę ǵiθa,
po mbassi ište ndaštĭ koha vŏnę, dūľ ndę Beθanī baškę me
tę dṳ-mbę-δītęt.
12 Ende ndę nĕsęret, si dūľnę prei Beθanisę, i erδi ū̃:
13 ende kur pā ńī drū fiku pęr sę ľargu ḱi kište ǵeθe, erδi me
ǵĕtunę ndońi send mb' atĕ: ende si erδi mb' atĕ, s' geti ǵā̃,
14 vetše ǵeθe; sepsĕ s' ište kohę fiḱš. Ende Iesui upęrǵĕḱ, e i
θa *drūsę fikut*, Askuši mos hăngrętę mā̃ pemę prei teye pęr
ǵiθę yĕtęnę. Ende dišĕpuyt' e atī ndęǵŏyinę.
15 Ende vĩnę ndę Ierusalem: ende Iesui si hṳ̃ni ndę tempul,
filōi me ndsieřę ată ḱi šisin' e bľĕyinę ndę tempul, ende
řenōi truvezat' e truvezāręvet, ende šḱembet' e atṳne ḱi

16 s̃ĭsinę pulŭmbatę. Ende s' l̃inte askĕnd me prũm' enę ndępęr
17 tĕmpulinę. Ende męsonte, tue u θãn' atu̇ne, Nuk' ã̆stę
šḱrūmę, "Se štępia eme kā me uḱūitunę štępī l̃ūtęye mbę
18 ǵiθę kombet?" po yu e bã̄tę "špelę kursaręš". — Ende
Šḱrŭisit' ende Kru̇e-prĭftęnitę ndęǵūnę, ende kęrkŏyinę ḱu̇š
me e prĭšunę: sepsĕ e drŏyinę, se ǵiθę ǵĭndęya męrekulŏhei
pęr męsimin' e atī.
19 Ende kur ungrȕs, dil̃te yaštę ḱu̇tetit.
20 Ende ndę nătiet, tue škūm' *ată* atu̇-drĕiti, panę drūn' e
21 fikut θāmę tšę prei r̃añaš. Ende Pietrit si i rā ndęr mend,
i θa, Mieštęr, šif, druya e fikut ḱi malękove ã̆stę θāmę.
22 Ende Iesui upęrǵĕḱ, e u θa atu̇ne, Kini besę mlę Perendinę.
23 Sępsĕ me tę vęrtĕt po u θom yuve, Se kuš t' i θotę kętī
mal̃i, Ngreu, e hiδu ndę dēt; ende tę mos yetę me du̇
mendeš ndę zĕmęrę tę vet, po tę besoyę, se sā θotę bă̄henę;
24 kā me ubã̄mę mb' atĕ ḱiš tę θotę. Pęrandai po u θom yuve,
Ǵiθę sā tę l̃u̇pni tue ufăl̃unę, besoni se i mer̃ni, ende kã̄nę
25 me ubã̄mę yuve. Ende kur tę r̃ini me ufăl̃unę, ndęyeni, ndę
patši ǵã kundrę ndoñianit: ḱi ende Āti yūi ḱi ã̆stę ndę ḱīyet
26 t' u ndęyeyę yuve făyetę tūya. Po ndę mos ua ndęyefši yu,
as Āti yūi ḱi ã̆stę ndę ḱīyet s' kā me u ndęyu̇mę yuve
făyetę tūya.
27 Mbasandai vĩnę prap ndę Ierusalem: ende ai tue ĕtsunę
ndę tempul, vĩnę ke ai Kru̇e-prĭftęnit' ende Šḱrŭisit' ende
28 pl̃eḱtę, e i θõnę, Me tš' farę ŭrδęni bă̄n kętŏ? ende tsil̃i ta
29 kā δã̄nę kętĕ ŭrδęnę, ḱi tę bă̄yš kętŏ? Ende Iesui upęrǵĕḱ,
e u θa atu̇ne, Ende unę kam me u pu̇̄tunę yuve ńi fyal̃ę,
ende m' upęrǵĕǵęni, ende *atęherę* kam me u θã̄nę yuve me
30 tš' farę ŭrδęni bă̄y kętŏ. Pagęzimi i Ǵionnit prei ḱīlit ište,
31 a prei niĕręziš? m' upęrǵĕǵęni. Ende *ată* mendŏhešinę me
vetęvĕtęhenę, tue θã̄nę, Ndę θantšim, Prei ḱīlit; kā me θã̄nę,
32 Pęrsĕ prā s' i mbesūtę? Po ndę θantšim, Prei niĕręziš:
drŏišinę pŏpulinę: sepsĕ tę ǵiθ' e kĭšinę Ǵiŏnninę, se ã̆stę
33 profĕt me tę vęrtĕt. Ende ată upęrǵeǵęn, e i θã̄nę Iesuit,

Nukę dimę. Ende Iesui upęrǵĕḱ, e u θa atụne, As unę s' u
θom yuve me tš' farę ŭrδęni ƅăy kętŏ.

## KAPTINA XII.

1 Mbasandai filōi me u θān' atụne me parăbula.
Ńi nieri mbūl ńi vēštę, ende e θūri me garθ, ende gęrmīhi
ńi gavĭtš, ende ndęrtōi ńi pyrk, ende e δa ndęr būyḱę, ande
2 iku ndę δē tę hūy. Ende ndę kohę *tę pĕmęvet* dęrgōi ńi
šęrbętūr ke būyḱit, ḱi tę mańi prei būyḱiš prei pĕmęsę vēštit.
3 Po ată e zūnę, ende e ŕafnę, ende e dęrgūnę prapę šprăzętę.
4 Mƅasandai pęr-sę-rī dęrgōi ńi tietęr šęrbętūr ke ată; po ende
atē e ŕafnę me gurę, ende i tšānę krụetę, ende e dęrgūnę
5 prapę tę turpęnūmę. Mbasandai pęr-sę-rī dęrgōi ńi tietęr, po
e vranę: mbasandai *dęrgōi* šumę tę tierę, po disa i ŕafnę, ende
6 disa i vranę. Tue păsunę prā ende ńi bīr tę dăšunin' e vet,
e dęrgōi ende atē ke ată sę mƅrapmi, tue θānę, Se kānę me
7 păsunę turp t'em-bīr. Po ată bŭyḱitę θānę me vetęvētęhenę,
Se kụi āštę trašigimtari; eni, ľeta vrăsimę, ende trašigimi kā
8 me ḱēn' ụni. Ende e mūrnę, ende e vranę, ende e ndsūrnę
9 yaštę vēštit. Ḱiš kā me bāmę prā i zoti vēštit? Kā me ărδunę,
ende kā me prīšunę bŭyḱitę, ende vēštinę kā me ua δānę tę
10 tiĕręve. — As kętē škrońę s' e keni kęndūmę; "Atē gŭrinę
11 ḱi s' e pęľḱụn' ată ḱi ndęrtŏynę, kụi ubā pęr krụe sḱepi: prei
Zotit ubā kęyŏ, ende āšt' e męrekulūšimę ndę sụt t'anę?"
12 Ende *ată* kęrkŏyinę me e zānę, po patnę frikę ǵīndęyenę:
sepsĕ e mūrnę vešt, se θa kętē parăbulę pęr ată: ende e
ľān' e iknę.
13 Mbasandai dęrgŏynę ke ai disa prei Fariseiš e prei
14 Herodianęš, pęr me e zānę me fyaľę. Ende ată erθnę, e i
θānę, Mieštęr, e dimę se yē i vęrtetę, ende s' do tę dīš as
pęr kend: sepsĕ nukę šikŏn faḱen' e niĕręzęvet, po męsŏn
uδęn' e Peręndisę me tę vęrtĕt: Āšt' e ŭδęsę me δānę Kaisarit
15 kens, a yŏ? tę ăpimę, a tę mos ăpimę? Ende ai si ńgofti
hipokrisīn' e atụne, u θa atụne, Tš' mę ngitni? ƅini mū ńi

16 dinār, ḱi ta šof. Ende ată i prũnę, ende *ai* u θōt' atụne,
Kūit *ǎšt̥ę* kęyŏ šęmbęlesę, ende *kęyŏ* pęrmbi-škrońę? Ende
17 ată i θãnę, e Kaisarit. Ende Iesui upęrǵĕḱ, e u θa atụne,
Ĺani Kaisarit, atŏ ḱi yãnę te Kaisarit, ende Perędisę, atŏ
ḱi yãnę tę Perędisę. Ende ată umęrekulūnę pęr atẽ.
18 Mbasandai vĩnę ke ai Saddukĕitę, tę tsĭlętę θõnę se s' ǎ̄štę
19 tę ńgălunę; ende e pụtnę, tue θãnę, Mieštęr, Moiseu na kā
škrūnę, Se ndę i vdektę kūit i vęlāi, ende tę ĺãyę grū, ende
tę mos ĺãyę diĕĺm, i vęlāi atī tę mar̃i grūn' e atī, ende tę
20 ńgali farę pęr tę vęlān' e vet. Išinę prā štatę vęlazęn: ende
21 i pari mūr grū, ende kur vdiḱ, nukę ĺa farę. Ende i dụti
e mūr, ende vdiḱ, po as ai s' ĺa farę: ende i treti po kęštũ.
22 Ende tę štatęt' e mūrnę, ende nukę ĺãnę farę: sę mbrapmi
23 tę ǵĭθęve vdiḱ ende grūya, Mbę tę ńgălunit prā, kur tę
ńgălenę, tsilit prei atụ̆neve kā me ḱẽnę grūya? sepsĕ tę
štatęt' e patnę atẽ grū.
24 Po Iesui upęrǵĕḱ, e u θa atụne, Nukę gęńĕheni pęr kętẽ,
25 sepsĕ nukę dini škrŏńatę, as fuḱīn' e Perędisę? Sepsĕ kur
tę ńgălenę prei sę vdĕkuniš, as martŏynę, as martŏhenę; po
26 yãnę posi ĕńǵuytę ḱi yãnę ndę ḱīyet. Ende pęr tę vdĕkunit,
se ńgalenę: a s' keni kęndūmę ndę ĺibęr tę Moiseut, si i θa
Perędia ndę fer̃ęt, tue θãnę, "Unę *ya*m Perędia i Abrahamit,
27 ende Perędia i Isaakut, ende Perędia i Iakobit?" Perędia
nuk' ǎ̄štę *Perędī* tę vdĕkuniš, po Perędī tę ǵalęš: yu prā
gęńĕheni šumę.
28 Atęherę ńi prei Škrŭisiš, ḱi ndęǵōi ată se po hăhešinę me
fyaĺę, tue dĭtunę se i upęrǵĕḱ mirę, uafrū, ende e pụti,
29 Tsila porosī ǎ̄št' e para tę ǵĭθęve? Ende Iesui upęrǵĕḱ, Se
e para ǵiθę porosivet *ǎšt̥ę*, "Ndęǵŏ, Israel; Zoti Perędia
30 ụnę ǎ̄štę ńi Zot: ende tę dūšę Zŏtinę Perędinę tand me
ǵiθę zĕmręnę tande, ende me ǵiθę špĭrtinę tand, ende me
ǵiθę mĕndienę tande, ende me ǵiθę vęrtụ̆tęnę tande:" Kęyŏ
31 *ǎšt'* e para porosī. Ende e dụta po kęštũ, *ǎšt̥ę* kęyŏ, "Tę
dūšę fęḱĩnę tand posi vĕtęhenę." Tietęr porosī mã e maδe

32 prei kętune nuk' ăštę. Ende Škrŭisi i θa, Mirę, Mieštęr,
me vęrtĕt θē : se ńi ăštę Peręndia; ende s' ăštę tietęr vetš
33 atī : ende me dašun' atĕ me ģiθę zĕmęręn', ende me ģiθę
mĕndien', ende me ģiθę špirtin', ende me ģiθę vęrtutęn', ende
me dăšunę fęk̇īnę posi vĕtęhenę, ăštę mā tĕpęrę se ģiθę
34 *kurbănetę* ģiθę-diĕgęmetę, ende se kurbănetę. Ende Iesui kur
pā atĕ se upęrģĕk̇ me mend, i θa, Nukę yē l̇ark prei
mbęretęnisę Peręndisę. Ende askuši s' kutsonte mā me e
pūtunę.
35 Ende Iesui upęrģĕk̇, e θa, tue męsūmę ndę tempul, K̇uš
36 θōnę Škrŭisitę, se Krišti ăšt' i bīr' Davidit? Sepsĕ ai Davidi
θa prei ănęsę Špirtit Šeńt, "I θa Zoti Zotit t'em, Ṙi prei
sę diăθtęsę s'eme, ŋģer sā tę vē anęmĭk̇t' e tū ndęnę kamdęt
37 e kămbęvet tua". Ai Davidi prā i θotę Zot; ende kah ăšt'
i bīr' i atī? Ende ģiθę ģĭndęyes' i kište anda me ndęģūm'
38 atĕ. Ende u θošte atune ndę męsĭm tę vet, Vĕni orē prei
Škrŭisiš k̇i dūnę me ĕtsunę me stol̇ia, ende tę pęršęndĕtuna
39 ndępęr treģet, ende vende tę para ndępęr synagogat, ende
40 krue-męsala ndępęr darkat: ată k̇i hanę štępiat' e tę vēvet,
*ende kętĕ e băynę* tue štimę škăik se făl̇enę šumę: kętă kānę
me maṙę mā tĕpęrę mundĭm.
41 Ende Iesui ndĕyti kundruel sendukut l̇imŏšęnęs', e vente
orē si hiθte ģĭndęya ka ńī rame ndę sendŭk tę l̇imŏšęnęsę:
42 ende šumę tę păsunę hĕθšinę šumę. Ende erδi ńī *grū* e vē
e vobektę, ende hoδi dū tę ĭmęta, do me θānę ńi kodrăt.
43 Ende *Iesui* θiṙi pęr-anę dišĕpuyt' e vet, e u θa, Me tę vęrtĕt
po u θom yuve, Se ayŏ *grū* e vē e vobektę kā hĕδunę mā
tĕpęrę se tę ģiθ' ată k̇i hoθnę ndę sendŭk tę l̇imŏšęnęsę:
44 sepsĕ tę ģiθę hoθnę prei tę teprūmit atŭneve; po ayŏ prei
tę măngunit asāi hoδi ģiθę sā pat, ģiθę ģān' e vet.

## KAPTINA XIII.

1 Ende ai tue dăl̇unę prei tĕmpulit, i θotę ńi prei dišĕpuyvet
atī, Mieštęr, šif tš' farę gūręš tę męδĕy, ende tš' farę

2 ndęrtesaš tę mę𝛿ā! Ende Iesui upęrǵěḱ, e i θa, Šef kętŏ
ndęrtesa tę me𝛿ā? s' kā me mbětunę gūr mbi gūr ḱi nukę
dotę řenŏhetę.
3 Mbasandai ai tue nděńunę ndę Maľt tę Ulīvet, kundruel
těmpulit, Pietri ende Iakobi ende Ǵionni ende Andreu e
4 pūsinę vetš-anę, Na θūi, kurę kā̃nę me ubā̃mę kętŏ? ande
5 tš' šeńę *kā me ḱē̃nę* kur tę mbarŏhenę kętŏ tę ǵiθa? Ende
Iesui tue upęrǵeǵun' atune filōi me θā̃nę, Vĕni orē mos u
6 gęńeyę kuši yuve: sepsĕ šumę vetę kā̃nę me ăr𝛿unę mb' ĕmęnit
t'em, tue θā̃nę, Se unę yam; ende kā̃nę me gęńūmę šumę
7 vetę. Ende kur tę ndęǵoni ľŭftęna, ende zā̃na ľŭftęnaš, mos
droni: sepsĕ dŭhenę me ubā̃mę *kętŏ*; po ende nuk' *ā̃št'* e
8 mbrăpmeya. Sepsĕ kā me ungrĭtunę komp kundrę kombi,
ende mbęretęnī kundrę mbęretęnie: ende kā̃nę me ubā̃mę
tęrmĕtęna vende mbę vende, ande kā̃nę me ubā̃mę zina *pęr
bukę*, e tę pęrzīme: kętŏ *yā̃nę* tę filūmet' e tę vęštĭravet,
9 Po yu vĕni orē vĕtęhenę tūi: sepsĕ kā̃nę mę u 𝛿ā̃nę yuve
ndęr dūrę ndępęr baškę-nděytie, ende ndępęr synagoga: keni
me uřăfunę, ende keni me nděńunę pęrpara guvernatŏręve,
10 e mbęrĕtęnave, pęr punę tę meye pęr dešmī mb' ată. Ende
dŭhetę me upredikūm' unǵīli mā̃ pęrpara ndępęr ǵiθę kombet.
11 Po kur t' u bĭyenę yuve pęr me u 𝛿ā̃nę yuve ndęr dūrę, mos
kini găiľe pęrpara se ḱiš keni me fŏľunę, as mos pisatoni:
po ḱiš t' u ĕpetę yuve nd' atĕ orę, kętĕ fľitni: sepsĕ s' yeni
yu ată ḱi fľitni, po Špirti Šeńt.
12 Ende i vęlāi kā me 𝛿ā̃nę ndęr dūrę tę vęlānę pęr vdekę,
ende i āti tę bĭrinę; ende dieľmtę kā̃nę me ngrĭtunę krue
13 kundrę pęrindvet, ende kā̃nę me i vramę. Ende keni me ḱē̃nę
tę mařę męnī prei sę ǵīθęve pęr ĕmninę t'em: po kuš tę
duroyę nǵer sę mbrapmi, kūi kā me ušpętūmę.
14 Ende kur tę šifni "tę ndū̃tęt' e sę škretūmesę", ḱi ā̃štę
θā̃nę prei profetit Daniel, ndeńun' atiĕ ku s' dŭhetę, (ai ḱi
kęndŏn ľetę mařī vešt,) atęherę ată *ḱi tę yenę* ndę Iudē,
15 ľet' ĭkinę ndępęr maľet: ende ai *ḱi tę yetę* mbi mayęt tę

štępisę, ľetę mos sdrųpi ndę štępī, as ľetę mos hų̈yę me mařę
16 ǵā prei štępisę vet: ende ai ḱi tę yetę nd' arę, ľetę mos
17 kęθěhetę mbrapa me mařę petkun' e vet. Po myěr mb' atǒ
ḱi yā̃nę tę mbǎrseme, ende mb' atǒ ki kā̃nę fǒsęńe pęr ǵī̃
18 nd' atǒ ditt! Ende fǎľuni pęr mos me ubā̃mę tę ǐkunitę tūi
19 ndę dǐmęnę. Sepsě *nd'* atǒ ditt kā me ḱē̃nę i kętilę štręngǐm,
ḱi nuk' ā̆štę bā̃mę kęštū̃ tšę kurę se ā̆štę filūmę kriyesa ḱi
20 kriyōi Peręndia, ńǵer ndaštǐ, ende as s' kā me ubā̃mę. Ende
Zoti ndę mos i kište pasę škurtūm' *atǒ* ditt, s' kište pęr me
pęštūm' as ndońi korp: po pęr tę sǵěδunit, ḱi i kā sǵěδunę,
škurtōi ditt.

21 Ende atęherę ndę u θaštę yuve kuši, Nǵe *ku ā̆štę* Krišti
22 kętū̃; a, Nǵe *ku ā̆št'* atiě; tę mos mbesoni: sepse kā̃nę me
ungrǐtunę krišt-řěnęsa, e profět-řěnęsa, ende kā̃nę me bā̃mę
šeńe, e męrekulia, pęr me gęńų̈m' ende tę sǵěδunitę ndę
23 mū̃fšinę. Po yu vē̆ni orē: Nǵe ke u θašę yuve tę ǵiθa tšę
pęrpara.

24 Po nd' atǒ ditt, mbas atī štręngimi, dīli kā me uěřunę,
25 ende hā̃na s' kā me δā̃nę dritęn' e vet, ende ų̈yet' e ḱīlit
kā̃nę me rā̃nę, ende fuḱǐatę ḱi yā̃nę ndę ḱīlt kā̃nę me
26 utūndunę. Ende atęherę kā̃nę me pamę tę bīrin' e nieriut
27 tue ǎrδunę ndęr rē̃ me šumę fuḱī, ende me ľaft. Ende atęherę
kā me dęrgūm' ěnǵuyt' e vet, ende kā me mbęľěδunę tę
sǵěδunit' e vet prei sę katęr eraš, prei kantit δēut ńǵer mbę
kant tę ḱīlit.

28 Ende prei drūsę fikut miřni vešt parǎbulęnę; Kur t' i
bā̃hetę ndaštǐ asāi dega e butę, ende tę ndsieři ǵěθetę, dǐni-a
29 se ā̆štę ńǵat tę kǒřętę: kęštū̃ ende yu, kur tę šifni kętǒ se
30 bā̃henę, dǐni-a se ā̆štę ńǵat mbi dų̈ręt. Me tę vęrtět po u
θom yuve, Se kų̈i bres s' kā me škūmę, ńǵer sā tę bā̃henę
31 ǵiθę kętǒ. Ḱīli ende δēu kā̃nę me škūmę: po fyaľęt' e mia
s' kā̃nę me škūmę.

32 Ende pęr atē̃ ditę, e pęr atē̃ orę askuši s' e di, as ěnǵuytę
ḱi *yā̃nę* ndę ḱīl, as Bīri, po vetš Āti.

33 Vĕni orē, ṙini ḱūtẹ, ende făľuni: sepsĕ nukẹ dini kurẹ
34 ăštẹ koha. *Sepsĕ kẹyŏ kā me kēnẹ* posi ńi nieri dăľunẹ ndẹ
*δ*ē tẹ hūy, i tsili ľa štẹpīn' e vet, ende *δ*a puštĕtinẹ ndẹr
šẹrbẹtorẹt e vet, ende mbẹ ǵiθẹ-se-tsĭlinẹ punẹn' e vet, ende
35 porositi portărinẹ me ndĕńunẹ ḱūtẹ. Ṙini ḱūtẹ prā: (sepsĕ
s' dini kurẹ viĕn i zoti štẹpisẹ ndẹ tẹ ngrụsunit, a ndẹ
36 mies-natẹ, a ndẹ kẹndĭm tẹ ǵeľit, a ndẹ mẹngĕst:) drūi *se*
37 mos viĕn befas, e u ǵēn' yuve tue fyĕtunẹ. Ende atŏ ḱi po
u *θ*om yuve, ua *θ*om tẹ ǵĭθẹve, Ṙini ḱūtẹ.

## KAPTINA XIV.

1 Ende mbas dụ dittš ište paška, ende pa-brūmietẹ: ende
Krụe-prĭftẹnit' ende Škrŭisitẹ kẹrkŏyinẹ si me e zānẹ me
2 gẹńĭm, ende me e vramẹ. Ende *θ*ŏšinẹ, Yo pẹr *ditẹ* feste, se
mos băhetẹ tẹ pẹrzīmẹ prei pŏpulit.
3 Ende ai kur ište ndẹ Be*θ*anī, ndẹ štẹpīt tẹ Simonit
kromŏsunẹ, tue ndĕńunẹ ndẹ mẹsalẹ, er*δ*i ńī grū ḱi kište ńī
alabastẹr me vŏy ere prei narde tẹ pa-pẹrzīme, šumẹ tẹ
štrēitẹ, ende si *θ*ēu alabăstrẹnẹ, der*δ*i *vŏyinẹ* pẹrmbi krụet
4 t' atī. Ende ĭšinẹ disa vetẹ ḱi zemẹrŏhešinẹ ndẹr vĕtẹhe, e
5 *θ*ŏšinẹ, Pẹr tš' punẹ me hŭmbunẹ kụi vŏy ere? Sepsĕ kụi
mŭndei me ušĭtunẹ pẹrmbi tre ḱind dinarẹ, ende me u*δ*ānẹ
ndẹpẹr tẹ vobĕǵitẹ. Ende zemẹrŏhešinẹ kundrẹ asāi.
6 Ende Iesui *θ*a, Ĺĕni atĕ; tš' e mundoni atĕ? punŏi punẹ
7 tẹ mirẹ mbẹ mū. Sepsĕ tẹ vobeǵit' i keni pẹrherẹ baškẹ me
vĕtẹhenẹ tūi, ende kur tẹ doni, mŭndeni me u bāmẹ mirẹ
8 atụne: po mū s' mẹ keni pẹrherẹ. Atĕ ḱi mūfti ayŏ, e bāni:
e mbẹrīni tšẹ pẹrpara me ľụmẹ me vŏy ere kŏrpinẹ t'em
9 pẹr tẹ vořūmit. Me tẹ vẹrtĕt po u *θ*om yuve, Kudŏ tẹ
predikŏhetẹ kụi ungīl mdẹ ǵiθẹ bŏtẹnẹ, ende kẹyŏ *punẹ* ḱi
bāni ayŏ kā me ufŏľunẹ pẹr me upẹrmendun' ayŏ.
10 Ende *atẹherẹ* Iuda Iskarioti, ńi prei tẹ dụ-mbẹ-*δ*ĭtẹš, škōi
ke Krụe-prĭftẹnit, pẹr me *δ*ān' atĕ ndẹr dūrẹ t' atụneve.
11 Ende ată kur ndẹǵūnẹ, ugẹzūnẹ, ende i uzotūnẹ me i *δ*ān'

argănd. Ende *ai* kẹrkonte si me e traθtūmẹ me kohẹ tẹ mirẹ.
12 Ende tẹ pārẹnẹ ditẹn' *e fĕstẹsẹ* tẹ pa-brūmievet, kur bāyinẹ
kurbān pāškẹnẹ, dišĕpuyt' e atī i θōnẹ, Ku do tẹ škōym'
13 e tẹ bāymẹ gati ḱi tẹ hāš pāškẹnẹ? Ende ai dẹrgōn du̥ *vetẹ*
prei dišĕpuyvet vet, ende u θōt' atu̥ne, Škoni ndẹ ḱu̥tĕt,
ende kā me u hāsunẹ ńi nieri tue bārtunẹ ńī štambẹ uyi:
14 škoni mbas atī, ende ku tẹ hūyẹ *ai*, θōni tẹ zotit štẹpisẹ,
Se Mieštri θotẹ, Ku āštẹ tẹ ndĕńunitẹ ḱi kam me ngrānẹ
15 pāškẹnẹ baškẹ me dišĕpuyt' e mī? Ende ai kā me u diftūmẹ
yuve ńī ðomẹ tẹ maðe sipẹr, štrūmẹ gati: atiĕ bāni gati pẹr
16 nē. Ende dišĕpuyt' e atī dūĺnẹ, ende erθnẹ ndẹ ḱu̥tĕt, ende
ǵetnẹ sikundrẹ u θa atu̥ne: ende bānẹ gati pāškẹnẹ.
17, 18 Ende si ungrūs, viĕn baškẹ me tẹ du̥-mbẹ-ðītẹt. Ende
atā tue ndĕńunẹ ndẹ mẹsalẹ, e tue ngrānẹ, Iesui θa, Me tẹ
vẹrtĕt po u θom yuve, Se ńi prei yuš ḱi hā baškẹ me mū,
19 kā me mẹ traθtūmẹ. Ende atu̥neve filūnẹ me u ārðunẹ keḱ,
ende me i θānẹ ńi ka ńi, Mos *yam* unẹ? ende tietri, Mos
20 *yam* unẹ? Ende ai upẹrǵĕḱ, e u θa atu̥ne, Ńi prei tẹ
21 du̥-mbẹ-ðītẹvet, ḱi ńgūn baškẹ me mū ndẹ kupẹt. I bīr' i
nieriut vete, sikundrẹ āštẹ škrūmẹ pẹr atĕ: po myĕr mb' atĕ
nieri, ḱi traθtohet' i bīr' i nieriut prei atī! ište mirẹ pẹr atĕ
nieri, tẹ mos kište ĺēmẹ.
22 Ende atā tue ngrānẹ, Iesui mūr bukẹ, ende bekōi, ende
e θēu, ende ua ða atu̥ne, ende θa, Meńi, *e* hani; ku̥i āštẹ
23 korpi em. Ende mūr potirin', ende si ufāĺ ndersẹ, ua ða
24 atu̥ne, ende tẹ ǵiθẹ pinẹ prei atī. Ende u θa atu̥ne, Ku̥i āštẹ
25 ǵaku em i ðiātẹsẹ rē, ḱi āštẹ dĕrðunẹ pẹr šumẹ, Me tẹ vẹrtĕt
po u θom yuve, Se s' kam me pimẹ mā prei pĕmẹsẹ ḱi pīl
harðia, ńger mb' atĕ ditẹ kur ta piy tẹ rē ndẹ mbẹretẹnīt tẹ
Perẹndisẹ.
26 Ende si kẹndūnẹ hymnẹn, dūĺnẹ ndẹ Maĺt tẹ Ulīvet.
27 Ende Iesui u θōt' atu̥me, Se tẹ ǵiθẹ keni me uškandaĺizūmẹ
mbẹ mū ketĕ natẹ: sepsĕ āštẹ škrūmẹ, "Kam me i rānẹ bariut,
28 ende ðentẹ kānẹ me upẹrdamẹ". Po mbassi tẹ ńgalem unẹ,

29 kam me vŏitunẹ mā̃ pẹrpara se yu ndẹ Galilēt. Po Pietri i
30 θa, Ende tẹ ǵiθẹ ndẹ uškandaľizŏfšinẹ, po unẹ yo. Ende
Iesui i θotẹ, Me tẹ vẹrtĕt po tẹ θom, Se sot kẹtĕ natẹ, para
se tẹ kẹndoyẹ ǵeľi dụ̄ herẹ, kē me mẹ mohūmẹ trī herẹ.
31 Po ai mā̃ tĕpẹrẹ θošte, *Se ndẹ* uľụpstẹ me vdekun' *unẹ*
baškẹ me tụ̄i, s' kam me tẹ mohūmẹ. Kẹštụ̄ ende ǵiθẹ *tẹ
tiĕrẹtẹ* θŏšinẹ.
32 Mbasandai vīnẹ ndẹ *ńi* katŭnd ḱi ḱŭhetẹ Geθsemanī: ende
u θotẹ dišĕpuyvet vet, Ṙini kẹtŭ, ńǵer sā tẹ faľem.
33 Ende meṙ mbas vĕtẹhesẹ baškẹ Pietrin' ende Iakobin'
ende Gionnin', ende filōi me ufrikūmẹ, ende me i ărδunẹ
34 rā̃ndẹ; ende u θōt' atụne, Špirti em ā̃ṣtẹ šumẹ iδẹnūtẹ, ńǵer
35 mbẹ vdekẹ: mbetni kẹtŭ, ende ṙini ḱūtẹ. Ende ai si škōi pak
pẹrpara, rā pẹr δē, ende făľei, ḱi ndẹ ḱoftẹ se mŭndetẹ me
36 škūmẹ prei atī *kẹyŏ* orẹ. Ende θošte, Abba, o Ātẹ, tẹ ǵiθa
mŭndenẹ ke ti; ľargŏ kẹtĕ potīr prei meye, po yo ḱiš tẹ
demi unẹ, po ḱiš *tẹ dušẹ* ti.
37 Ende viĕn, e ǵē̃n ată tue fyĕtunẹ, ende i θotẹ Pietrit, o
38 Simon, po fľē? s'mū̃fte me ndĕńunẹ ḱūtẹ ńī orẹ. Ṙini ḱūtẹ,
ende făľuni, ḱi tẹ mos hụ̄ni ndẹ ngăsẹye: sepsĕ špirti *ā̃ṣtẹ*
39 gati, po miši *ā̃št'* i pa-fuḱišim. Ende prap škōi, e ufăľ, tue
θā̃nẹ po atĕ fyaľẹ.
40 Ende si ukẹθụ̄, ǵet ată prap tue fyĕtunẹ: sepsĕ sụ̄t' e
atụ̄neve ĭšinẹ randūmẹ, ende nukẹ dĭyinẹ ḱiš me i upẹrǵĕǵunẹ.
41 Mbasandai viĕn tẹ trĕtẹnẹ herẹ, e u θōt' atụne, Eľīni prā,
ende prā̆hi: miăft, erδi ora; ńǵe i bīr' i nieriut ke ĕpetẹ
42 ndẹr dūrẹ tẹ faytŏrẹvet. Tšohi, tẹ škōymẹ; ńǵe ai ḱi mẹ
traθtŏn ke uafrū.
43 Ende pẹrńiherẹ, ai kur ište po tue fŏľunẹ, viĕn Iuda, ḱi
ište ńi prei tẹ dụ-mbẹ-δītẹš, ende baškẹ me atĕ šumẹ ǵīndẹye
me θika e me drụ̄, prei ănẹsẹ Krụe-prĭftẹnavet e Škrŭisavet
44 e pľeḱvet. Ende ai ḱi e traθtōi u kište δā̃n' atụne šeńẹ, tue
θā̃nẹ, se Atĕ ḱi tẹ puθ, ai ā̃ṣtẹ; zīnia, ende bīnia rūitunẹ.
45 Ende si erδi, pẹrńiherẹ uafrū ke ai, e i θa, Mieštẹr, Mieštẹr;

46 ende e puθi. Ende ată vũnẹ dūrẹt' e veta mbi atĕ, ende e
zũnẹ.
47 Ende ńi prei asĭš ḱi řiyin' atụ̈ hoḱi θikẹn', e i rā šẹrbẹtorit
Krụe-priftit, ende i preu vĕšinẹ.
48 Ende Iesui upẹrǵĕḱ, e u θa atụne, Posi mbi kursarẹ keni
49 dăl'unẹ me θika e me drũ, me mẹ zãnẹ? Pẹrditẹ kam ḱẽnẹ
ndẹr yu ndẹ tempul tue mẹsūmẹ, ende nukẹ mẹ zũtẹ: po
*kẹyŏ ubã* ḱi tẹ mbŭšenẹ škrŏńatẹ.
50 Ende si e l'ãnẹ, iknẹ tẹ ǵiθẹ.
51 Ende ńi farẹ dial'oši e meřte mbrapa, mpẹštielẹ me *ńī*
52 pẹl'hurẹ pẹr l'ikure; ende dial'ošat' e zãnẹ: po ai l'a
pẹl'hŭrẹnẹ, ende iku prei asĭš l'akurĭḱ.
53 Ende prũnẹ Iesunẹ ke Krụe-prifti: ende mbẹl'ĭδenẹ ke ai
ǵiθẹ Krụe-prĭftẹnit' e pl'eḱt' e Škrŭisitẹ.
54 Ende Pietri e mūr mbrapa pẹr sẹ l'argu nǵer mbrenda
nd' avlī tẹ Krụe-priftit: ende ište tue ndĕńunẹ baškẹ me
šẹrbẹtorẹt, ende po ngrŏfei ndẹ ziăřm.
55 Ende Krụe-prĭftẹnit' ende ǵiθẹ baškẹ-ndĕytia kẹrkŏyinẹ
56 dešmī kundrẹ Iesuit pẹr me e vramẹ, po nukẹ ǵĕyinẹ. Sepsĕ
šumẹ *vetẹ* δãnẹ dešmī řẽnẹ kundrẹ atī, po dešmĭatẹ nuk' ĭšinẹ
57 si-ńi-ńĭ. Ende disa ungritnẹ, e bãnẹ dešmī řẽnẹ kundrẹ atī,
58 tue θãnẹ, Se na ndẹǵūm atĕ, tue θãnẹ, Se unẹ kam me
prĭšune kẹtĕ tempul, ḱi ãštẹ bãmẹ me dorẹ, ende pẹr trī
59 ditt kam me ndẹrtūmẹ ńi tietẹr pa-bãmẹ me dorẹ. Po as
60 kẹštũ dešmia e atụ̈neve s' ište si-ńi-ńĭ. Atẹherẹ Krụe-prifti
utšū ndẹ miedĭs, e pụ̈ti Iesunẹ, tue θãnẹ, Nukẹ pẹrǵeǵe
61 aspăk? tš' dešmī ăpinẹ kẹtă kundrẹ teye? Po ai s' pẹzãnte,
ende nukẹ pẹrǵĕǵei asǵã.
Prap Krụe-prifti e pụ̈ti, ende i θa, Ti yē Krišti, i Bīri
62 tẹ Bekūmit? Ende Iesui θa, Unẹ yam: ende keni me pamẹ
tẹ bīrin' e nieriut tue ndĕńunẹ prei sẹ diăθtẹsẹ fuḱisẹ, ende
63 tue ărδunẹ baškẹ me rẽt e ḱīlit. Atẹherẹ Krụe-prifti škēu
petkat' e veta, e θa, Tš' nevoyẹ kemi mã pẹr dešmitarẹ? e
64 ndẹǵūtẹ vlasfiminẹ: si u dŭketẹ yuve? Ende ată tẹ ǵiθ' e

65 ǵukūnę, se ǟštę faytūr pęr vdekę. Ende disa filūnę me e
mpęštųmę ndęr sų̄, e me i mbuľūmę fǎḱenę, e me i rānę
me grušt, e me i θānę, Profetizǒ: ende šęrbętoręt' i bǐyinę
me šupľaka.
66 Ende Pietri kur ište nd' avlī poštę, viěn ńī prei šęrbętoreš
Krųe-priftit, ende kur pā Piětrinę tue ungrǒfunę, štīu sų̄tę
67 mb' atě, e θa, Ende ti išie baškę me Iesu Nazarǐnasinę.
68 Po ai e mohōi, tue θānę, Nukę diy, as nukę maȓ vešt ḱiš
θū ti. Ende dūľ yaštę pęrpara avlisę; ende ǵeľi kęndōi.
69 Ende šęrbętǒreya kur pā atě prap, filōi me u θān' atųneve
ḱi išinę tue ndeńun' atų̄, Se kųi ǟšt' prei asiš: po ai
70 prap e mohonte. Ende mbas pak here atǎ ḱi išinę ndeńun'
atų̄ prap i θānę Pietrit, Me tę vęrtět yē prei asiš: sepsě
71 yē Galileas, ende tę fǒľunitę t'at pęrǵān. Po ai filōi me
72 nemun' e me bāmę bē, Se nuk' e diy kętě nieri ḱi θǒni. Ende
ǵeľi kęndōi pęr sę dųti, Ende Pietrit i rā ndęr mend fyaľa
ḱi i pat θānę Iesui, Se para se tę kęndoyę ǵeľi dų̄ herę, kē
me mę mohūmę trī herę. Ende filōi me ḱyamę.

## KAPTINA XV.

1 Ende pęrńiherę ndę nǎtiet Krųe-prǐftęnitę baškę me pľeḱt
e me Škrǔisit, ende ǵiθę baškę-nděytia bānę kęšile, ende si
ľiθnę Iesunę, e prūn', ende e ðānę ndęr dūrę tę Pilatit.
2 Ende Pilati e pųti, Ti yē Mbęreti i Iudevet? Ende ai
3 upęrǵěḱ, e i θa, Ti po θū. Ende Krųe-prǐftęnit' e pęrfľisinę
4 *pęr* šumę. Ende Pilati prap e pųti, tue θānę, Nukę pęrǵeǵe
5 aspǎk? šikǒ sā dešmī bāynę kundrę teye. Po Iesui nuk'
upęrǵěḱ mā aspǎk, kaḱi sā Pilati męrekulǒhei.
6 Ende pęr *ditę* feste u ľišonte atųne ńi tę ľiðunę, tsǐlinę tę
7 ľųpšin' *atǎ*. Ende ńi ḱi θǒhei Barabba, ište ľiðunę baškę me
šokęt e vet ḱi kišinę ngrǐtunę krųe, tę tsǐlętę kišinę bāmę
8 ǵak mlę ńī tę ngrǐtęme krųe. Ende ǵǐndęya gęrθiti, e filōi
9 me ľųpunę, *tue bāmę* posikurę bānte pęrherę mb' atǎ. Ende
Pilati upęrǵěḱ atųne, tue θānę, Doni t' u ľišoy yuve Mbęretin'

10 e Iudevet?—Sepsĕ e dinte se Krụe-prĭftẹnit' e kĭšinẹ δãnẹ
ndẹr dūrẹ pẹr zmir.
11 Po Krụe-prĭftẹnitẹ štū̃nẹ ǵĭndẹyenẹ *me l̦ŭpunẹ* mā̃ tĕpẹrẹ
12 t' u l̦išoyẹ atụne Barabbanẹ. Ende Pilati upẹrǵĕḱ prap, e
u θa atụne, Ḱiš doni prā ta bāy *kẹtĕ* ḱi i θoni Mbẹrĕt' i
13, 14 Iudevet? Ende ată prap bẹrtitnẹ, Krụḱẹzoye. Ende
Pilati u θa atụne, Pẹrsĕ, ḱiš tẹ keḱ kā bāmẹ? Po ată mā̃
tĕpẹrẹ bẹrtitnẹ, Krụḱẹzoye.
15 Ende Pilati mbassi deši me i bā̃mẹ zĕmrẹnẹ ǵĭndẹyesẹ, u
l̦išōi Barabbanẹ, ende Iesun' e δa ndẹr dūrẹ pẹr me
ukrụ̄ḱẹzūmẹ, mbassi e řafi ndẹ falake.
16 Atẹherẹ uštẹtorẹt' e prū̃nẹ pẹrmbrenda avlisẹ, ḱi ā̌štẹ
Vend i ǵukătẹsẹ, ende θẹřĕsinẹ baškẹ ǵiθẹ tubẹn' e uštẹtōrẹvet.
17 Ende i vĕšinẹ ńi petk tẹ kuḱ, ende gẹršetūnẹ ńī kunorẹ
18 drizaš, e ia vū̃nẹ řeθ *kresẹ*, ende filūnẹ me e pẹršẹndĕtunẹ,
19 *tue θãnẹ*, Fāl̦emi, Mbẹrĕt' i Iudevet! Ende i bĭyinẹ kresẹ
me kalām, ende e mpẹštụ̄yinẹ *ndẹr sụ̄*, ende bĭyinẹ mbẹ
20 ǵuńẹ, ende e aδurōyinẹ. Ende si e pẹrḱešnẹ, i svešnẹ petkun'
e kuḱ, ende i vešnẹ petkat' e atī: ende e prū̃nẹ yaštẹ pẹr
me e krụḱẹzūmẹ.
21 Ende zã̄n' angarī, pẹr me ngrĭtunẹ krụḱin' e atī, ńi farẹ
Symon Kyreneas, tẹ i ātin' e Aleksandrit ende Rufit, ḱī
škonte atụ-drĕiti, tue ărδunẹ prei ărẹsẹ.
22 Ende e bĭyenẹ ndẹ vend Golgoθa, ḱi ayŏ kẹθụ̄mẹ, po me
23 θãnẹ, Vend i kresẹ. Ende i ĕpinẹ me pimẹ vẽnẹ pẹrzīmẹ me
mirrẹ, po ai nuk' e mūr.
24 Ende si e krụḱẹzūnẹ, dānẹ petkat' e atī, tue štīmẹ šortẹ
mb' atŏ, ḱiš tẹ mařī ǵiθẹ-se-tsili.
25 Ende ište ora trī, ende e krụḱẹzūnẹ.
26 Ende pẹrmbi-škrońa e punẹs' atī ište pẹrmbi-škrūmẹ,
MBẸRETI I IUDEVET.
27 Ende baškẹ me atĕ krụḱẹzūnẹ dụ kursarẹ; ńi prei sẹ
28 diăθtẹsẹ, e ńi prei sẹ mā̌ńǵẹtẹs' atī. Ende umbūš škrońa ḱi
θotẹ, "Ende unumẹrū baškẹ me tẹ pa-l̦iǵẹt".

29 Ende ată ḱi škoyin' atu̦-drĕiti e nĕminę, tue tŭndunę
30 krenęt' e vet, e tue θānę, Uā, ti ḱi priš tĕmpulin', ende pęr
trī ditt e ndęrtŏn, špętŏ vetęvĕtęhenę, ende sdru̦p prei kru̦ḱit.
31 Kęštŭ ende Kru̦e-prĭftęnitę l̄ūyšinę ńiani me tiĕtrinę baškę
me Škrŭisit, e θŏšinę, Tę tierę špętōi, vetęvĕtęhenę s' mŭndetę
32 me e špętūmę. Krišti Mbęreti i Israelit l̄etę sdru̦pi ndaštĭ
prei kru̦ḱit, ḱi tę šŏfimę, ende tę mbesŏymę. Ende ată ḱi
ĭšinę kru̦ḱęzūmę baškę me atĕ e šăyinę.
33 Ende kur ubā̆ ora ǵaštę, ubā̆ *ńī* eřęsinę mbę ǵiθę δēnę,
ńǵer mbę nā̆nd' orę.
34 Ende mbę tę nā̆ndęn' orę Iesui bęrtiti me zā̆ tę maθ, tue
θā̆n', "Eloi, Eloi, lamma sabahθani?" ḱi ayŏ, kęθū̦mę, do
me θā̆nę, "Peręndia em, Peręndia em, pęrsĕ hoḱe dorę prei
35 meye?" Ende disa prei asĭš ḱi ĭšinę tue ndeńun' atŭ̦ kur
36 ndęǵūnę, θŏšinę, Nǵe ke po θęřĕt Elinę. Ende ńi utūř, e
mbuši ńī špū̆zę me ŭθęlę, ende e vū̆ni mbę *ńi* kalăm, e i δa
me pimę, tue θā̆nę, L̄ĕni; l̄etę šŏfimę paḱe viĕn Elia me e
sdrŭ̦punę.
37 Ende Iesui l̄išōi *ńi* zā̆ tę maθ, ende δa špĭrtinę.
38 Ende kurtina e tĕmpulit uškŭ̦ mbę dū̦, prei sę nal̄ti ńǵer
poštę.
39 Ende ḱindori ḱi ište ndĕńunę kundruel atī, kur pā se tue
l̄ęrtĭtunę kęštŭ̆ δa špĭrtinę, θa, Me tę vęrtĕt kŭ̦i nieri paska
ḱēnę Bīr Peręndie.
40 Išin' ende grā tue vū̆m' orē pęr sę l̄argu, ndęr atŏ ište
ende Maria Magdalena, ende Maria e ama Iakobit vogęl̄'
41 ende Ioseut, ende Saloma, (tę tsilat' ende kur ište ndę Galilē,
e mĕřinę mbrapa, ende i šęrbĕyinę;) ende šumę tę tiera ḱi
patnę hŭ̦punę baškę me atĕ ndę Ierusalem.
42 Ende ndaštĭ si ungrŭ̦s, (sepsĕ ište e prende, do me θā̆nę,
43 para sę šętŭnęsę,) erδi Iosefi ḱi ište prei Arimaθesę, ǵukatęs
i ndĕršim, ḱi ende ai priste mbęretęnīn' e Peręndisę, kutsōi,
44 e hū̦ni ke Pilati, ende l̄u̦pi korpin' e Iesuit. Ende Pilati
umęrekulū ndę ḱoftę se kište vdekun' *ai* ndaštĭ: ende θeřiti

## KAPTINA IX.

1 Eðe *ai* si θiři pęr-anę dų-mbę-ðētę dišěpuyt' e vet, u ða
atųne fuk̍ī e pustět mbi ǵiθę dyěmęnit, eðe me šęndŏšunę
2 sęmunda. Eðe i dęrgōi me predikuem mbęretęnīn' e Peręndisę,
3 eðe me šęndŏšunę tę sęmŭnętę. Eðe u θa atųne, Mos barni
ǵā mb' uðę, as šk̍epę, as străitsę, as buk̍ę, as arǵănd, as ka
4 dų parę petka tę keni. Eðe mb' atě štępī k̍i tę hų̆ni, mbetni
5 atiě, eðe del̍ni andey. Eðe sā *vetę* k̍i tę mos u prěsinę yuve,
kur tę del̍ni prei atī k̍ųteti, škundni eðe pl̍ŭhęninę prei
kămbęvet tŭeya, pęr dešmī kundrę atų̆neve.
6 Eðe *ată* si dŭel̍nę, škŏyšinę katŭndevet, tue ðānę zānin'
e mirę, eðe tue šęndŏšunę mbę tš' do vend.
7 Eðe Herodi kutrŭrðęsi ndęǵōi ǵiθ' atŏ k̍i băhešinę prei
atī: eðe męrekulŏhei, sepsě disa θŏšinę, se Ǵionni ā̆štę
8 ngălunę prei sę vděkuniš; eðe disa *θŏšinę*, se Elia ā̆štę
dŭkunę; eðe disa tę tierę, se ńi prei profětęniš motšim ā̆štę
9 ngălunę; Eðe Herodi θa, Ǵionnit un' i preva krų̆etę: por
kų̆i tsili ā̆štę, k̍i unę ndęǵoy pęr atě tę kętila *punę?* Eðe
kęrkonte me e pamę.
10 Eðe apŏstuytę si ukęθų̆enę, i diftŭenę ǵiθę sā bānę. Eðe
*ai* i muer me větęhe, e utęrhŏk̍ vetš-anę ndę ńi vend tę škretę
11 tę ńi k̍ųteti k̍i k̍ŭhetę Beθsaida. Eðe ǵīndęya kur e mŭernę
vešt, e mŭernę mbrapa: eðe *ai* si i priti, u fl̍iste atųne pęr
mbęretęnīn' e Perędisę, eðe šęndošte ată k̍i kĭšinę nevoyę
pęr me ušęndŏšunę.
12 Eðe dita filōi me uθųem: eðe tę dų-mbę-ðetęt' erθnę
pęr-anę, e i θōnę, Ĺišŏ ǵīndęyenę, k̍i tę škōynę řeθ katŭndevet
e ăravet me nděńunę, eðe me ǵětunę haena: sepsě kętŭ yemi
13 ndę vend tę škretę. Por *ai* u θa atųne, Epni yu atų̆neve me
ngrānę. Eðe ată θānę, Ndęr nē s' ǵīndenę mā těpęrę se pēsę
bukę, eðe dų pešk̍; vetš ndę vŏfšimę na me bl̍emę tę ngrāna
14 pęr ǵiθę kętě popul. Sepsě išin' ăfęrę pēsę miyę buřa: Eðe
*ai* u θa dišěpuyvet vet, Věni ată me nděńunę tuba tuba ka

15 pēsẹ-ðētẹ. Eðe *ată* bānẹ kẹštŭ, eðe i vūnẹ me ndĕńunẹ tẹ
16 ǵiθẹ. Eðe *ai* si muer pēsẹ bukẹt' eðe dụ pĕšḱitẹ, tšōi sụ̈tẹ
mbẹ ḱiel, eðe i bekōi, e i θēu, e ua ða dišĕpuyvet me i
17 vūmẹ pẹrpara ǵīndẹyesẹ. Eðe tẹ ǵiθẹ hangrẹn, e ungīnẹ: eðe
ngritnẹ tepẹritsẹn' e tsŏpavet dụ-mbẹ-ðētẹ koša.
18 Eðe ai kur ište tue ufăl'unẹ vetš-anẹ, dišĕpuyt ĭšinẹ baškẹ
me atē: eðe i pụeti, tue θānẹ, Tsili θōnẹ ǵīndẹya se yam
19 unẹ? Eðe ată upẹrǵeǵẹn, e θānẹ, Ǵionn pagẹzori; eðe tẹ
tierẹ, Elia; eðe tẹ tierẹ, se āštẹ nǵălunẹ ńi prei profĕtẹniš
20 motšim. Eðe *ai* u θa atụne, Por yu tsili θōni se yam unẹ?
21 Eðe Pietri upẹrǵĕḱ, e θa, Krišti i Perẹndisẹ. Eðe *ai* ḱirtōi
22 ată, e i porositi mos me i θānẹ kurkuit kẹtē, tue θānẹ, Se
i bīr' i nieriut dŭhetẹ me pẹsuem šumẹ, eðe s' kā me
upẹl'ḱụem prei pl'eḱš e prei krụe-priftẹniš e prei škrŭisiš,
eðe kā me uvramẹ, eðe tẹ trĕtẹnẹ ditẹ kā me unǵălunẹ.
23 Mbasandai u θošte tẹ ǵīθẹve, Kuš tẹ detẹ me ărðunẹ
mbrapa meyet, l'etẹ mohoyẹ vetẹvĕtẹhenẹ, eðe l'etẹ ngreyẹ
24 krụḱin' e vet pẹrditẹ, eðe l'etẹ mẹ mar̄i mbrapa. Sepsĕ ai
ḱi do me špẹtuem yetẹn' e vet, kā me e vdier̄ẹ: eðe kuš tẹ
vdier̄i yetẹn' e vet pẹr punẹ tẹ meyet, kụ̈i kā me e špẹtuem.
25 Sepsĕ tš' tẹ mirẹ i băhetẹ nieriut ndẹ fitoftẹ ǵiθẹ bŏtẹnẹ, e
26 tẹ vdier̄i vetẹvĕtẹhenẹ, a ta damoyẹ? Sepsĕ ai ḱi tẹ ketẹ
turp pẹr mue eðe pẹr fyal'ẹt' e mia, eðe i bīr' i nieriut kā
me păsunẹ turp pẹr kẹtē, kur tẹ vīyẹ ndẹ l'aft tẹ vet e tẹ
27 Ātit e tẹ ĕnǵuyvet šeńtẹnŭešim, Eðe po u θom yuve pẹr tẹ
vẹrtĕt, *se* Yānẹ disa prei kẹsĭš ḱi r̄inẹ kẹtŭ, ḱi s' kānẹ me
ngrānẹ vdekẹ nǵụš sā tẹ šŏfinẹ mbẹretẹnīn' e Perẹndisẹ.
28 Eðe mbas kẹtụne fyal'ẹš škuen' ăfẹrẹ tetẹ ditt, eðe *ai* muer
Pietrin' eðe Ǵionnin' eðe Iakobin', eðe hụpi ndẹ mal' pẹr
29 me ufăl'unẹ. Eðe ai kur po făl'ei, undẹr̄ue tẹ dŭkunit' e faḱes'
30 atī, eðe petkat' e atī ĭšinẹ tẹ barða, e škrepẹtīyšinẹ. Eðe ḱe
dụ bur̄a te po flītšinẹ baškẹ me atē, tẹ tsilẹt' ĭšinẹ Moiseu
31 eðe Elia. Ată uduknẹ me l'aft, e θŏšinẹ pẹr vdekẹn' e atī,
32 ḱi kište me mbŭšunẹ ndẹ Ierusalem. Por Pietri eðe ată ḱi

ĭšinę baškę me atē̆, ĭšinę randuem prei ǵūmit: eδe kur utšŭenę,
panę l'aftin' e atī, eδe *ată* dụ bŭr̄atę ḱi ĭšinę ndĕńunę baškę
me atē̆.
33 Eδe ată kur po dăhešinę prei atī, Pietri i θa Iesuit,
Mieštęr, mirę ā̆štę me ḱĕnunę na kętŭ: eδe l'etę bāymę trī
tenda; ńī pęr tụi, eδe ńī pęr Moisenę, eδe ńī pęr Elinę:
34 pa dĭtunę se ḱiš θotę. Eδe ai tue θānę kętŏ, erδi *ńī* rē̃, eδe i
35 hiyesōi: eδe *ată* ufrikŭenę, kur hụ̄nę ndę rē̃t, Eδe erδi *ńi* zā̃
prei rē̃sę, tue θā̃nę, Kụi ā̆štę Bīri em i dăšuni: atī ndęǵoni.
36 Eδe mbassi erδi zā̃ni, Iesui uǵĭnd vĕtęmę. Eδe ată s' pęzāitnę,
eδe kurkuit s' i δānę zā̃ nd' atŏ ditt pęr as ndońī ǵā̃ pęr
atŏ ḱi panę.
37 Eδe mbę tę mĕsęrmet, si sdripnę ată prei mal'it, šumę
38 ǵĭndęye i duel' pęrpara. Eδe ḱe *ńi* nieri prei ǵĭndęyesę te
bęrtiti, tue θānę, Mieštęr, tę l'ŭtem, tšo sụ̄tę mbi t'em-bīr:
39 sepsĕ e kam tę vĕtęmę. Eδe ḱe tek e kap frụ̄ma, eδe bęrtĕt
befas; eδe e šḱụen me škumę, eδe memzĭ tęrhiḱetę prei atī,
40 mbassi e dęr̄mōn. Eδe ul'uta dišĕpuyvet tū pęr me e ndsier̄ę,
41 por nukę mūftnę. Eδe Iesui upęrǵĕḱ, e θa, o Bres i pa-besę
eδe i štrē̃mbętę, nǵụš kurę kam me ḱĕnunę me yu, eδe kam
42 me u duruem yuve? Biĕr kętŭ t'ụt-bīr. Eδe ai kur po vinte
pęr-anę, diāli e hoδi, eδe e šḱēu. Eδe Iesui ḱirtōi frụ̄męn'
43 e ndụ̄tę, eδe šęndoši tšŭninę, eδe ia δa prap tę i ātit. Eδe
tę ǵiθę męrekulŏhešinę pęr maδęnīn' e Perendisę.
Eδe kur męrekulŏhešinę tę ǵiθę pęr ǵiθ' atŏ ḱi bāni Iesui,
44 u θa dišĕpuyvet vet, Yu vē̆ni ndęr vešęt tŭei kętŏ fyal'ę:
sepsĕ i bīr' i nieriut kā me uδānę ndęr duer tę niĕręzęvet.
45 Por ată s' e mĕr̄šinę vešt kętē̆ fyal'ę, eδe ište mbul'uem prei
atụneve, pęr mos me e mar̄ę vešt: eδe kĭšinę frikę me e
pụĕtunę pęr kętē̆ fyal'ę.
46 Mbasandai hụ̄ni *ńi* mendĭm ndęr ată, pal'e tsili prei asĭš
47 ā̆štę mā̃ i maθ. Eδe Iesui kur pā mendimin' e zĕmęręs'
atụneve, kapi pęr dore ńi tšun, eδe e ḱindrōi pęr-anę vĕtęhesę,
48 eδe u θa atụne, Ai ḱi tę presi kętē̆ tšun mb' ĕmęnit t'em,

kā prĭtunẹ mue: eδe ai ḱi tẹ presi mue, kā pritun' atē̆ ḱi
mẹ dẹrgōi: sepsē̆ ai ḱi ā̆štẹ mā̃ i vŏgẹl̓ẹ ndẹr ǵiθẹ yu, kṳ̆i
kā me ḱenun' i maθ.
49 Eδe Ǵionni upẹrǵē̆ḱ, e θa, Mieštẹr, pām ńi *nieri* ḱi
ndsier dyē̆mẹnitẹ mb' ē̆mẹnit tand; eδe e ndal̓ẹm, sepsē̆ nukẹ
50 viē̆n mbrapa baškẹ me nē. Eδe Iesui i θa, Mos e ndal̓ni:
sepsē̆ ai ḱi s' ā̆štẹ kundrẹ neš, ā̆štẹ baškẹ me nē.
51 Eδe kur po mbŭšešinẹ ditt pẹr me umar̃ẹ nal̓t *ndẹ ḱiel,*
atẹherẹ ai štīu sṳ̃nin' e vet pẹr me vŏtunẹ ndẹ Ierusalem.
52 Eδe dẹrgōi zā̃-δă̆nẹsa pẹrpara vē̆tẹhesẹ: eδe *ată* votnẹ, e
hṳ̃nẹ ndẹ *ńi* katŭnd tẹ Samarită̆nẹvet, pẹr me bā̃mẹ gati
53 *vend* pẹr atē̆. Por nuk' e pritnẹ, sepsē̆ e kište sṳ̃ninẹ pẹr
54 me vŏtunẹ ndẹ Ierusalem. Eδe Iakobi e Ǵionni dišē̆puyt' e
atī kur panẹ, θā̃nẹ, Zot, a do tẹ θemi me sdrĭpunẹ ziă̆r̃m
55 prei ḱielit, eδe me i r̃enuem, sikurse bā̃ni eδe Elia? Por
*ai* ukẹθṳe, e i ḱirtōi, eδe θa, Nukẹ dini prei tš' farẹ frṳ̃me
56 yeni yu? Sepsē̆ i bīr' i nieriut nuk' erδi me vdier̃ẹ špĭrtẹna
niē̆rẹziš, por me špẹtuem. Eδe votnẹ mbẹ *ńi* tietẹr katŭnd.
57 Eδe ată kur po vĭynẹ, ńi *nieri* i θa mb' uδẹ, Zot, kam
58 me tẹ mar̃ẹ mbrapa kudŏ tẹ vetš. Eδe Iesui i θa, Δē̆l̓pẹnatẹ
kā̃nẹ štrŏkula, eδe špendẹt' e ḱielit tẹ ndē̆ńuna; por i bīr' i
nieriut s' kā ku me ŭl̓unẹ krṳ̆etẹ.
59 Eδe i θa *ńi* tietrit, Mer̃-mẹ mbrapa. Eδe ai i θa, Zot,
60 l̓ē̆n-mẹ pẹrpara tẹ škoy me vor̃uem t'em-ātẹ. Por Iesui i θa,
Ĺē̆ni tẹ vdē̆kunitẹ me vor̃uem tẹ vdē̆kunit' e vet: por ti
ško eδe nep zā̃ pẹr mbẹretẹnīn' e Perẹndisẹ.
61 Por eδe *ńi* tietẹr *nieri* θa, Zot, kam me ă̆rδunẹ mbrapa
teyet; por l̓ē̃n-mẹ pẹrpara *tẹ škoy* me u l̓ā̃nẹ šẹndē̆t atṳ̆neve
62 ḱi yā̃nẹ ndẹ štẹpīt t'eme. Por Iesui i θa, Kuš vē̃ dorẹn' e
vet mbẹ parmende, eδe *kẹθehet'* e vē̃ orē mbrapa, nuk' ā̆št'
i vẹyefšim pẹr mbẹretẹnīn' e Perẹndisẹ.

## KAPTINA X.

1 Eδe mbaskẹndai Zoti vṳ̃ni eδe štatẹ-δētẹ *dišē̆puy* tẹ tierẹ,

eδe i dergōi du ka du perpara vĕtehese mbe tš' do kutĕt e
vend, ku kište per me arδun' ai.
2 U θošte atune pra, Te kořet' ăšte šume, por punetŏrete
yăne pak: i ľŭteni prā te zotit te kořit me ndsieře punetore
3 per te kořet' e vet. Škoni: ke une te po u dergoy yuve porsi
4 δente nde miedĭst ŭykvet. Mos barni kuľete, as stratse, as
keputse: eδe mos peršendetni kurkĕnd mb' uδe.
5 Eδe mb' atĕ štepī ki te hūni, perpara θŏni, Paktĭm nde
6 ketĕ štepī. Eδe nde kōft' atiĕ bīr paktimi, paktimi yŭei kā
me uprăytune mb' atĕ; por nde mos *kofte*, kā me ukeθuem
7 mbe yu. Eδe mbetni nd' atĕ štepī, tue ngrăn' e tue pime
prei asŏš *ki t' u năpine yuve* ată: sepsĕ punetori ăšt' i zoti
păgese vet. Mos sdripni prei *ńī* štepie mbe *tieter* štepī.
8 Eδe mb' atĕ kutĕt ki te hūni, eδe t' u prĕsine yuve, hani
9 atŏ ki u vĭhene perpara yuve, eδe šendošni te semŭnete *ki gĭndene* nd' atĕ, eδe θŏni atŭneve, Mberetenia e Perendise
10 uafrue mbe yu. Por mb' atĕ kutĕt ki te hūni, eδe te mos u
prĕsine yuve, kur te diľni ndeper řugat e atī *kuteti*, θŏni,
11 U škŭndime yuve eδe pľŭhenine ki ăšte ngĭtune mbe nē
prei kutetit tŭei: por ketĕ ta dini, se mberetenia e Perendise
12 uafrue mbe yu. Eδe po u θom yuve, se nd atĕ dite mā i
durŭešim kā me kĕnune mundimi nde Sodom, se nd' atĕ kutĕt.
13 Myeri ti, Horazin! myeri ti, Beθsaida! sepsĕ atŏ merekulia
ki yăne bāme nder yu, nde ĭšine bāme nde Tyre e nde Sidone,
tše kure se dot' ĭšine penduem, tue ndĕńune nde θes e nde
14 hī. Por nde Tyre e nde Sidone mā i durŭešim kā me
15 kĕnune mundimi nde dite te gūkit, se mbe yu. Eδe ti,
Kapernaume, ki kē hĭpune ngūš mbe kiel, kē me sdrĭpune
ngūš nde feř.
16 Ai ki t' u ndegoye yuve, ndegŏn mue; eδe ai ki nuke zē
per gā yuve, s' kā zāne per gā mue; eδe ai ki nuke zē per
gā mue, s' kā zāne per gā atĕ ki me kā derguem.
17 Eδe te štate-δĕtet' ukeθŭene me gezĭm, tue θāne, Zot, eδe
18 dyĕmenite na ndegŏyne mb' ĕmenit tand. Eδe *ai* u θa atune,

19 Vēyem orē Satanane tue rãne prei k̑ielit porsi vetime. K̑e
te po u ap yuve puštĕt per me škĕl'une mbi ǵarpĭy e *mbi*
hakrĕpena, eδe mbi ǵiθe fuk̑īn' e anemikut: eδe kurǵã s' kā
20 me u bãme kek̑ yuve. Por mos gezohi per ketĕ, se u
ndeǵŏyne yuve frụmat' *e kek̑ia;* por gezohi mã tĕpere, se
ĕmnate tŭei uškrŭene nde k̑īlt.
21 Nd' atĕ ore Iesui ugezue nde špīrt, eδe θa, Te fal'em
nderse, o Āte, Zot i k̑ielit eδe i δēut, se mpšefe ketŏ prei
se dītšimiš e *prei* se mĕntšimiš, eδe i sbul'ove nder fošńe: po,
22 o Āte, se keštŭ upel'k̑ue perpara teyet. Te ǵiθa m' uδãne
n' dore prei t'im-ĕt: eδe kurkuši nuke di tsili ãšte Bīri, vetš
Āti; eδe tsili ãšt' Āti, vetš Bīri, eδe atī k̑i te dete Bīri me
ia sbul'uem.
23 Eδe ukeθụe te dišĕpuyt, e θa vetš-ane, Ĺum ată sụ k̑i
24 šofin' atŏ k̑i šifni. Sepsĕ po u θom yuve, Se šume profĕtena
e mberĕtena dešne me pām' atŏ k̑i šifni yu, e nuke pane;
eδe me ndeǵuem atŏ k̑i ndeǵoni, e nuke ndeǵŭene.
25 Eδe k̑e tek ungrĭt ńi l'iǵetār, tue ngām' atĕ, e tue θãne,
Mieštere, k̑iš te bãy per me trašiguem yeten' e pa-sŏseme?
26, 27 Eδe ai i θa, K̑iš ãšte škruem nde l'iǵet? si kendŏn? Eδe
ai uperǵĕk̑, e θa, "Te dueš Zŏtine Perendine tand me ǵiθe
zĕmrene tande, eδe me ǵiθe špĭrtine tand, eδe me ǵiθe fuk̑ine
tande, eδe me ǵiθe mĕndiene tande;" eδe "te ăfermine tand
28 porsi vetevĕtehene." Eδe i θa, Uperǵeǵe drĕite: bãn ketŏ,
29 eδe kē me ŕuem. Por ai donte me ndsieŕe vetevĕtehene te
drĕite, i θa Iesuit, E tsili ãšt' i ăfermi em?
30 Eδe Iesui uperǵĕk̑, e θa, Ńi nieri sdripi prei Ierusalemit
nde Ieriho, eδe rā nder duer te kursărevet, te tsĭlete si e
svešne, eδe e bãne me pl'age, ikne, eδe e l'ãne me ǵụmes
31 frụme. Eδe ndoδi me škuem asāi uδe ńī prift: eδe kur pā
32 atĕ, škōi ănese tieter. Keštŭ eδe ńi Ĺevĭt, kur e mbeŕĭni
33 nde vend, erδi e pā, eδe škōi ănese tieter. Por ńi Samarităn
34 tue bãm' uδe, erδi mbi atĕ: eδe kur pa atĕ, i uδimpti; eδe
erδi per-ane, e i l'iδi pl'ăgete, tue dĕrδune vŏy e vēne:

eđe e hipi mbę štāzęt tę vet, eđe e prūni ndę huey-pritę,
35 eđe i pat kuydĕs. Eđe ndę nĕsęret kur duel', ndsuer dụ
dinarę, e ia đa huey-prĭtęsit, eđe i θa, Kī kuydĕs atī; eđe
k'iš tę prišiš mā tepęr', unę kam me t' i l'amę, kur tę vĭy
36 pęr-sę-rī. Tsili prei kęsĭš tę treš tę dŭketę se ubā i ăfęrmi
37 atī k'i rā ndęr duer tę kursăręvet? Eđe ai θa, Ai k'i pat
pęrdęlĭm pęr atĕ. Iesui prā i θa, Ško, eđe ti băn kęštŭ.
38 Eđe ată kur po škŏyšinę, ai hụni mtę ńi katŭnd: eđe ńī
grue *k'i e kište* ĕmninę Marθę, e priti ndę štępīt tę vet.
39 Eđe ayŏ kište ńi mŏtęrę k'i e k'ŭeišinę Marī, e tsila ndĕyti
40 pęr-anę kămbęvet Iesuit, eđe ndęǵonte fyal'ęn' e atī. Eđe
Marθa mundŏhei šumę tue šęrbụem: eđe mbasandai duel'
pęrpara *atī*, e θa, Zot, nukę kē găil'e se eme-mŏtęrę mę l'a
vĕtęmę me šęrbụem? θŭei prā asāi pęr me mę ndimuem.
41 Eđe Iesui upęrǵĕk', e i θa, Marθę, Marθę, kē găil'e e
42 turbęlohe pęr šumę *punę*: por pęr ńī *punę* āštę nevoyę. Eđe
Maria sǵođi piesęn' e mirę, k'i s' kā me umařę prei asāi.

## KAPTINA XI.

1 Eđe ai kur po făl'ei ndę ńi vend, si pušŏi, ńi prei dišĕpuyvet
atī i θa, Zot, męso-na me ufăl'unę, sikurse eđe Ǵionni męsŏī
dišĕpuyt' e vet.
2 Eđe *ai* u θa atụne, Kur tę făl'eni, θŏni,
Āti ụnę k'i *yē* ndę k'īlt, ušeńtęnŏft' ĕmęni ụt: arθtę
mbęretęnia yote: ubāftę dašunimi ụt, si ndę k'iel, eđe mbę
3, 4 đēt. Bŭkęnę t'onę tę pęrdĭtšimen' ep-na neve pęrditę. Eđe
fal'-na făyetę t'ona, sepsĕ eđe na ia făl'imę kuidŏ k'i na băn
făy: eđe mos na štiĕr ndę ngăsęye, por špęto-na prei sę
kek'it.
5 Mbasandai u θa atụne, Tsili prei yuš dotę ketę *ńi* mik,
eđe dotę veyę tek ai ndę mies-natę, e t' i θotę, Mik, mę
6 huay trī bukę; sepsĕ erđi *ńi* miku em prei ŭđęsę tek unę,
7 eđe s' kam k'iš me i vūmę pęrpara? Eđe ai dotę pęrǵĕǵetę
pęrmbrenda, e t' i θotę, Mos mę nep mundĭm: sepsĕ dera

ăštę mbųlunę taštĭ, eδe tšunat' e mī kãnę rãnę ndę štrat
8 baškę me mue; s' mundem tę ngrihem e t' ap. Po u θom
yuve, Eδe ndę mos ungrittę me i δãnę, sepsĕ ăštę miku i
vet, por pęr tę pa-tŭrpšimen' e atī kā me ungritun' e me i
9 δãnę sā t' i dŭhenę. Eδe unę po u θom yuve, Lųpni, eδe
dot' u ĕpetę yuve; kęrkoni, eδe dotę ǵẽni; trokuloni, eδe
10 dot' u tšĭľetę yuve, Sepsĕ kušdŏ ḱi ľųpęn, meṙ; eδe kušdŏ
ḱi kęrkŏn, ǵẽn; eδe atī ḱi trokulŏn, dot' i tšĭľetę.
11 Eδe tsili prei yuš *ăšt'* ātę, eδe ndę i ľųptę bukę i bīri,
mos kā me i δãnę gūr? Apor ndę *i ľųptę* pešk; mos kā me
12 i δãnę ǵarpęn ndę vend tę peškut? Apor ndę i ľųptę vē,
13 mos kā me i δãnę hakrĕp? Kur yu prā, ḱi yeni tę kęḱiy,
dini me u δãnę dieľmvet tŭei δãna tę mira; sā mã tepęr'
Āti ḱi *ăštę* prei ḱieli kā me u δãnę Špĭrtinę Šeńt atųneve
ḱi t' i ľųpinę?
14 Eδe ište tue ndsieṙę *ńi* diāl, eδe ai ište šurθ. Eδe diāli
15 kur dueľ, šurδi foľi; eδe ǵĭndęya umęrekulue. Por disa prei
atųneve θãnę, *se* ndsier dyĕmęnitę me anę tę Beelzebulit, tę
16 parit dyĕmęnavet. Eδe *disa* tę tierę, tue ngām' atĕ, kęrkŏyšinę
17 prei atī šeńę prei ḱieli. Por ai si muer vešt mendimet' e
atųneve, u θa atųne, Tš' do mbęretęnī ndę udaftę kundrę
vetęvĕtęhesę, škretŏhetę: eδe *ńī* štępī *ndę udaftę* kundrę
18 štępisę, ṙenŏhelę. Eδe Satanai *prā* ndę ḱoftę se udā kundrę
vetęvĕtęhesę, si kā me ḱindruem mbęretęnia e atī? sepsĕ
19 θŏni, se unę ndsier dyĕmęnitę me anę tę Beelzebulit. Por
unę ndę ndsier dyĕmęnitę me anę tę Beelzebulit, biytę tŭei
me tš' anę i ndsiĕṙinę? pęrandai ată kãnę me ḱĕnunę ǵųḱtărętę
20 tŭei. Por ndę ndsier *unę* dyĕmęnitę me gištin' e Peręndisę,
21 valę mbęretęnia e Peręndisę e mbęṙĩni mbę yu. I forti
armatĭsunę kur ruen avlĭn' e vet, *giθę* ǵãya e atī ăštę ndę
22 paḱtĭm: por kur tę vĩyę mã i forti se ai, e ta mundi, meṙ
ǵiθ' armęt' e atī ḱi špęrente mb' atŏ, eδe dãn pľatškat' e
23 atī. Ai ḱi s' ăštę baškę me mue, ăštę kundrę meyet: eδe ai
24 ḱi s'mbęľĕθ baškę me mue, špęrdān. Frųm' e ndųtę kur deľ

prei nieriut, škon ndeper vende te θata *pa uye*, eδe kerkŏn
25 te prăytune; eδe kur te mos ǵēye, θote, Ĺete keθehem nde
štepīt t'eme, andey kah doĺa: eδe kur viĕn, e ǵēn mpšime
26 e stoĺisune. Atehere vete, e meŕ me vĕtehe štate frūma te
tiera mā te keḱia se vĕtehene; eδe hūyn' e ŕīn' atiĕ: eδe
te mbrapmet' e atī nieriu ƅāhene mā te keḱia se te părate.
27 Eδe ai kur θošte ketŏ, ńī grue ngriti zā prei ǵīndeyes', e
i θa, Ĺum ai bark ḱi te kā ƅărtune, eδe atŏ ǵīy ḱi kē
28 θĭθune. Por ai θa, Ĺum mā fort ată ḱi ndeǵŏyne fyaĺen' e
Perendise, eδe e rŭeyne.
29 Eδe ǵīndeya kur po mbeĺīδei, filŏi me θāne, Kūi bres
āšt' i keḱ: kerkŏn šeńe, eδe šeńe s' kā me i uδāne, per-vetš
30 šeńit profetit Iona. Sepsĕ sikurse Ionai ubā šeńe mbe Ninevitet
keštū eδe i bīr' i nieriut kā me ḱĕnune mbe ketĕ bres.
31 Mbereteneša e mies-dītese kā me ungrītune nde dite te ǵūḱit
baške me niĕrezit e ketī brezi, eδe kā me i ǵukuem per te
keḱ: sepsĕ erδi prei ănese se mbarŭemese δēut me ndeǵuem
ditunīn' e Solomonit; eδe ḱe *ku ăšte* ketŭ mā tĕpere se
32 Solomoni. Buŕat' e Ninevise kāne me unǵălune nde dite te
ǵūḱit ƅaške me ketĕ bres, eδe kāne me e ǵukuem per te
keḱ: sepsĕ upendŭene per predikimin' e Ionait; eδe ḱe *ku
ăšte* ketŭ mā tĕpere se Ionai.
33 Eδe kurkuši, kur ndes kandīĺine, s' e vē nde *vend* te
mpšĕfete, as ndene hū *te drīθit*, por mbi kandiĺiĕr, per me
34 pame driten' ată ḱi hūyne mbrenda. Kandiĺ' i korpit ăšte
sūni: sūni ut prā kur te yēt' i ḱirūte, eδe ǵiθe korpi ut
ăšt' i ndritšim; por kur te yēt' i keḱ, eδe korpi ut *ăšt'* i
35 ĕŕete. Vĕ orē prā drita ḱi ăšte te ti, mos yēt' eŕesine.
36 Nde ḱofte prā ǵiθe korpi ut i ndritšim, pa păsune ndońī ane
t' ĕŕete, kā me ḱenun' i ndritšim ǵiθe, porsi kandiĺi kur te
ndrit me ndritšīmine.
37 Eδe si foĺi *ketŏ*, ńi Farisē i ĺūtei me ărδune per dreke
tek ai: eδe *ai* hūni e ndĕyti nde mesale.
38 Eδe Fariseu kur pā se nuke ĺāu mā perpara dŭerte para

39 drĕkęsę, umęrekulue. Eδe Zoti i θa, Taštĭ yu Farisĕitę
ḱironi tę pęryăštęmen' e potirit e tę kŭpęsę; por e
pęrmbrĕndęšimeya yŭei ăštę pl'ot me řęmbesę e me tę keḱe.
40 Tę mařę, ai ḱi łāni tę pęryăštęmenę, a nukę łāni eδe tę
41 pęrmbrĕndęšimenę? Vetše nepni l'imŏšęnę ǵānę *tŭei*; eδe ḱe
42 tę ǵiθa te yānę tę ḱirūta te yu. Por myertę yu Farisĕitę!
sepsĕ epni tę δētęn' e mendręs' e tę piganit e ǵiθę barĭštavet,
43 eδe l'īni mbę-ń'-anę ǵųḱin' eδe dašunīn' e Peręndisę. Kętŏ
dŭhei tę băyšitę, eδe atŏ tę mos i lĭšitę. Myertę yu Farisĕitę!
sepsĕ doni vendin' e parę ndępęr synagogat, eδe tę
44 pęršęndĕtunatę ndępęr treǵet. Myertę yu Škrŭisa eδe Farisei,
hipokrĭtęna! se yeni porsi atŏ vŏřetę ḱi s' dŭkenę, eδe
niĕręzirę ḱi ĕtsinę pęrsipęr nukę dinę.
45 Eδe ńi prei l'iǵętăręvet upęrǵĕḱ, e i θa, Mieštęr, tue
46 θānę kętŏ *punę* šān eδe neve. Eδe ai θa, Myertę yu l'iǵętăręte
pęr-sę-rī! sepsĕ ngarkoni niĕręzitę me łařę tę rānda *ḱi
s' bărenę*, eδe yu nuk' i pęrkitni băřętę me mayęn' e gĭštęnavet
47 tŭei. Myertę yu! sepsĕ ndęrtoni vořet' e profĕtęnavet, eδe
48 ătęnitę tŭei i vranę. Valę bāni dešmī eδe pęl'ḱeni punęt' e
ătęnavet tŭei: sepsĕ ată i vranę, eδe yu ndęrtoni vořet' e
49 atųneve. Pęrandai eδe ditunia e Peręndisę θa, Kam me
dęrguem tek ată profĕtęna eδe apŏstuy, eδe *disa* prei asĭš
50 kānę me i vramę eδe kānę me i pęrzānę: ḱi tę kęrkŏhetę
prei kętī brezi ǵaku i ǵiθę profĕtęnavet ḱi ăštę dĕrδunę tšę
51 kur se ăštę ngrĕfunę bota; tšę prei ǵakut Abelit, ngųš mbę
ǵak tę Zaharisę ḱi uvrā ndęrmiĕt θerores' eδe tĕmpulit: pęr
tę vęrtĕt po u θom yuve, kā pęr me ukęrkuem prei kętī
52 brezi. Myertę yu l'iǵętăręte! sepsĕ ngritęt tšel'sin' e mĕndiesę:
yu nukę hųtę, *por* ndal'ęt eδe ată ḱi hųynę.
53 Eδe ai kur u θošte atųne kętŏ, Škrŭisit' eδe Farisĕitę
filŭenę me e ndsēmę tĕpęrę, eδe me e stręnguem ḱi tę fl'asi
54 pęr šumę *punę*, sepsĕ kĭšinę ngrĕfunę l'ak pęr atĕ, eδe
kęrkŏyšinę me řęmbųem ndońi fyal'ę prei goyęs' atī, ḱi ta
pęrfl'ăsinę.

## KAPTINA XII.

1 Ndẹrmiět kẹtụne *fyàľẹve*, kur ĭšinẹ mbẹľěδunẹ šumitsat' e
ǵĭndẹyesẹ, kaľi sā škěľšinẹ ńiani tiětrinẹ, filōi me u θānẹ
dišěpuyvet vet, Pẹrpara rŭeni vetẹvětẹhenẹ prei brūmit
2 Farisevet, ľi āštẹ hipokrisī. Por nuk' āštẹ ǵā e mbuľūtẹ,
ľi s' kā me usbuľuem; eδe e mpšěfẹtẹ, ľi s' kā me umařẹ
3 vešt. Pẹrandai sā θatẹ nd' eřẹsinẹ, kānẹ me undẹǵuem ndẹ
dritẹ; eδe ľiš foľẹt ndẹr veš ndẹpẹr δomat, kānẹ me uľetšĭtunẹ
mbi puľasat.
4 Eδe po u θom yuve, miľt' e mī, Mos droni ată ľi vrăsinẹ
kŏrpinẹ, eδe mbasandai s'kānẹ se ľiš me bāmẹ ǵā mā tĕpẹrẹ.
5 Por kam me u diftuem yuve tsĭlinẹ me drăšunẹ: Droni atě
ľi kā puštět, mbassi tẹ vrasi, tẹ heδi ndẹ dšeheněm: pẹr tẹ
6 vẹrtět po u θom yuve, Kẹtě droni. Nukẹ šĭtenẹ pēsẹ zoľ
pẹr dụ astẹr? eδe ńi prei atụneve nuk' āšt' i hařuem pẹrpara
7 Perẹndisẹ: por eδe ľimet' e kresẹ tŭei yānẹ ńǵěfunẹ tẹ ǵiθa.
Mos droni prā: yu dani prei šumẹ zoľš.
8 Eδe po u θom yuve, Kušdŏ ľi tẹ mẹ řẹfeyẹ pẹrpara
niěrẹzẹvet, eδe i bīr' i nieriut kā me e řẹfụem pẹrpara
9 ĕnǵuyvet Perẹndisẹ. Eδe kušdŏ ľi tẹ mẹ mohoyẹ pẹrpara
niěrẹzẹvet, kā me umohuem pẹrpara ĕnǵuyvet Perẹndisẹ.
10 Eδe kušdŏ ľi tẹ θotẹ fyaľẹ kundrẹ tẹ bīrit nieriut, kā me
i ufăľunẹ: por atī ľi tẹ vlasfimoyẹ kundrẹ Špirtit *Šeńt*,
s' kā pẹr me i ufăľunẹ.
11 Eδe kur tẹ u biěnẹ yuve ndẹpẹr synagogat e ndẹpẹr ŭrδẹnat
e *ndẹpẹr* puštetet, mos kini găiľe se ľụš, a se si tẹ pẹrǵěǵeni,
12 a ľiš tẹ θōni: sepsě Špirti *Šeńt* kā me u mẹsuem yuve nd' atě
orẹ ľiš dŭhetẹ me θānẹ.
13 Eδe ńi prei ǵĭndẹyes' i θa, Mieštẹr, θŭei t'em-vẹlā tẹ dayẹ
14 trašigĭminẹ baškẹ me mue. Por ai i θa, o nieri, kuš mẹ vūni
15 ǵụľtār, a damẹs mbi yu? Mbasandai u θa atụne, Věni orē,
eδe ruhi prei ľakmimit: sepsě ndẹ pastẹ tĕpẹrẹ kuši, yeta
e atī nukẹ vāretẹ prei ǵās' atī.

16 Eðe u θa atṳnẹ ńī parăbulẹ, tue θā̆nẹ, Ńi nieriu tẹ păsuni
17 i erði mbarẹ ara: eðe mendŏhei me vetẹvĕtẹhenẹ, tue θā̆nẹ,
18 Ḱiš tẹ bā̆y, se s' kam ku tẹ mbẹľēθ pemẹt e mia? Mbasandai
θa, Kẹtē̆ kam me bā̆mẹ: dotẹ priš grunarẹt' e mī, eðe dot'
i ndẹrtoy mā̆ tẹ mẹðē̆y, eðe dotẹ mbẹľēθ atiĕ ǵiθẹ drĭθinẹ t'em,
19 eðe tẹ mirat' e mia. Eðe dot' i θom špirtit t'em, o Špīrt,
kē šumẹ tẹ mira ḱi ǵĭndenẹ pẹr šumẹ viĕt; prā̆hu, *e* ha, *e* pi,
20 *e* gẹzohu. Por Perẹndia i θa, I mařẹ, kẹtē̆ natẹ kā̆nẹ me
ľṳpunẹ prei teyet špĭrtinẹ tand: eðe sā ƀā̆ne gati, kūit dotẹ
21 yē̆nẹ? Kẹštū̆ *kā me kenun'* ai ḱi mbẹľēθ θesorẹ pẹr vetẹvĕtẹhenẹ,
e nuk' ā̆št' i pāsunẹ te Perẹndia.
22 Mbasandai u θa dišĕpuyvet vet, Pẹrandai po u θom yuve,
Mos keni găiľe pẹr yĕtẹnẹ tŭei, ḱiš tẹ hani; as pẹr kŏrpinẹ
23 tŭei, ḱiš tẹ vešni. Yeta ā̆štẹ mā̆ e ndĕršime se ušḱimi, eðe
24 korpi se tẹ vĕšunitẹ. Vē̆ni orē kŏrbẹnitẹ, se nukẹ mbiĕlinẹ,
as nukẹ kŏřinẹ; ată s' kā̆nẹ ḱūr, as grunār; eðe Perẹndia i
25 ušḱĕn: sā mā̆ tĕpẹrẹ dani yu prei špĕndẹvet? Eðe tsili prei
yuš ḱi kā găiľe, mŭndetẹ me štuem ńi kūt mbẹ mošẹ tẹ vet?
26 Kur *yu* prā s' mŭndeni as pẹr mā̆ tẹ vŏgẹľẹnẹ, pẹrsĕ keni
27 găiľe pẹr tẹ tierat? Vē̆ni orē ľūľetẹ si řitenẹ: *se* nukẹ
mundŏhenẹ, as nukẹ drĕðinẹ; eðe po u θom yuve, *se* as
Solomoni me ǵiθẹ ľaftin' e vet s' ište vĕšunẹ *si ńī* prei kẹsŏš.
28 Por ndẹ ḱoftẹ se bărinẹ ḱi sọt ā̆štẹ nd' arẹ, eðe nesẹr hĭðetẹ
ndẹ fuřẹ, Perẹndia e veš kẹštū̆; sā mā̆ tĕpẹrẹ yuve, o besẹ-pakẹ?
29 Eðe yu mos kẹrkoni ḱiš tẹ hani, a ḱiš tẹ pini; as mos ini
30 me dṳ mendeš. Sepsĕ kombet' e bŏtẹsẹ kẹrkŏynẹ ǵiθẹ kẹtŏ:
31 eðe Āti yŭei e di se u ľṳpsenẹ kẹtŏ. Por kẹrkoni mbẹretẹnīn'
e Perẹndisẹ, eðe ǵiθẹ kẹtŏ kā̆nẹ pẹr me uštuem yuve.
32 Mos kī frikẹ, o trūm' e vŏgẹľẹ; sepsĕ Ātit tŭei i pẹľḱeu
33 me u ðā̆nẹ yuve mbẹretẹninẹ. Šitni pāsẹyetẹ tŭeya, eðe nepni
ľimŏšẹnẹ. Bā̆ni pẹr vĕtẹhenẹ tŭei kuľeta ḱi nukẹ vietẹrŏhenẹ,
θesorẹ ndẹ ḱīlt ḱi nukẹ mungŏn, atiĕ ku kursari s' afrŏhetẹ,
34 as krṳmbi s' e priš. Sepsĕ ku ā̆štẹ θesori yŭei, atiĕ kā me
35 ḱenun' eðe zĕmẹra yŭei. Ƚetẹ yē̆nẹ miedĭzatẹ tŭei ngĕšunẹ,

36 eδe kandiľetę ndězunę: eδe yu *ini gati* porsi niěręzitę kur
prěsinę tę zotin' e vet, kur dotę kęθěhetę prei darsmaš, ḱi
37 t' i tšěľinę pęrńiherę, kur tę vĩyę me trokuluem. Ĺum ată
šęrbętorę, tę tsĩlętę, kur tę vĩyę i zoti, kā me i ǵětunę ḱūtę.
Pęr tę vęrtět po u θom yuve, se dotę pęrvĩšetę, e dot' i
vẽyę me nděńunę ndę męsalę, eδe dotę vĩyę pęr-anę, e dot'
38 u šęrbeyę atųne. Eδe ndę arθtę ndę tę dųtęnę rŭeytie eδe
ndę tę trětęnę rŭeytie ndę arθtę, eδe t' i ǵẽyę kęštŭ, tę
39 ľŭmunę yãn' ată šęrbętorę. Eδe kętě e dini, se ndę ḱoftę se
e dinte i zoti štępisę mbę tš' orę viěn kursari, kište pęr me
nděńunę ḱūtę, eδe s' kište pęr me ľãnę me ubiruem štępia
40 e atĩ. Eδe yu prā băhi gati: sepsě i ƀĩr' i nieriut viěn
mb' atě orę ḱi s' e mendoni.
41 Eδe Pietri i θa, Zot, neve e θue kętě parăbulę, apor tę
42 ǵiθęve? Eδe Zoti θa, Valę tsili ăšt' ai kuydestār besęnĭk
eδe i mentšim, ḱi ta vẽyę i zoti mbi šęrbętoręt e vet, pęr
43 me *u δãnę* me kohę masęn' e grũnit? Ĺum ai šęrbętuer, tę
tsĩlinę, kur tę vĩyę i zoti, kā me e ǵětunę tue ƀãmę kęštŭ.
44 Pęr tę vęrtět po u θom yuve, se kā me e vũmę mbi ǵiθę
45 păsęyen' e atĩ. Por ndę θăšt' ai šęrbętuer ndę zěmęrę tę
vet, *se* Em-zot ḱělętę me ărδunę; eδe tę filoyę me řăfunę
šęrbętoręt' e šęrbętŏretę, e me ngrãn' e me pĩm' e me uděytunę;
46 i zoti atĩ šęrbętorit' kā me ărδunę nd' atě ditę ḱi s' e pret,
eδe nd' atě orę ḱi s' e di, eδe kā me e damę, eδe kā me
47 vũmę piesęn' e atĩ baškę me tę pa-běsętę. Eδe ai šęrbętori
ḱi e dinte andęn' e tę zotit vet, eδe nukę bãni gati *větęhenę*,
48 as nukę bãni mbas andęs' atĩ, kā me uřăfunę šumę. Por ai
ḱi s' e diti, eδe bãni punę pęr me uřăfunę, kā me uřăfunę
pak. Eδe ǵiθę-se-kuit ḱi i uδă šumę, šumę kā me ukęrkuem
prei atĩ: eδe atĩ ḱi i ľãnę šumę, kãnę me i ľųpunę mã tępęrę.
49 Erδa me vũmę ziăřm mbę δět, eδe tš' *tietęr ǵã* due, ndę
ḱoftę se unděs taštĩ?
50 Eδe kam *ńi* pagęzĩm pęr me upagęzuem; eδe sā štręngohem
51 ngųš sā tę mbarŏhetę! Kuytoni se kam ărδunę me δãnę

paǩtĭm mbẹ δēt? Yo, po u θom yuve, por vetš tẹ damẹ.
52 Sepsĕ taštĭ e mbaskẹndai kā̃nẹ me ǩĕnunẹ pē̃sẹ vetẹ ndẹ ńī
53 štẹpī damẹ, tre kundrẹ dụve, eδe dụ kundrẹ treve. Kā pẹr
me udamẹ i āti kundrẹ tẹ bīrit, eδe i bīri kundrẹ tẹ i ātit;
e ama kundrẹ sẹ bĭyẹsẹ, eδe e biya kundrẹ s'ămẹsẹ; viĕheřa
kundrẹ nŭsesẹ vet, eδe nŭseya kundrẹ sẹ viĕheřẹsẹ.
54 Eδe u θošte eδe ǵĭndẹyesẹ. Kur šifni rẽnẹ se deľ prei sẹ
perẹndŭemesẹ dielit, pẹrńiherẹ θōni, Po viĕn šī; eδe băhetẹ
55 kẹštŭ. Eδe kur frụ̃n erẹ mies-dite, θōni, Se kā me ubāmẹ
56 vapẹ; eδe băhetẹ. Hipokrĭtẹna, faǩen' e δēut eδe tẹ ǩielit
dini me e provuem; por kẹtĕ kohẹ si nuk' e provoni?
57 Si nukẹ ǵukoni eδe tẹ drĕitẹnẹ prei vĕtẹhesẹ tŭei?
58 Kur tẹ vetš prā tek uřδẹnari baškẹ me kundrẹ-ǵụ̆ǩẹsinẹ tand,
mundohu mb'uδẹ me špẹtuem prei atī; se mos tẹ tẹrheki te
ǵụǩtari, eδe ǵụǩtari tẹ api ndẹr duer tẹ šẹrbẹtorit, eδe
59 šẹrbẹtori tẹ heδi *mbrenda* ndẹ burk. Po tẹ θom, s'kē me
daľẹ prei andey, nǵụš sā tẹ ľāiš eδe astrin' e mbrapẹm.

## KAPTINA XIII.

1 Eδe nd' atĕ kohẹ išin' atiĕ pẹřpara disa *vetẹ* tue diftuem
atī pẹr Galileanẹt, se Pilati u pẹrzieu atụne ǵăkunẹ baškẹ
2 me kurbanet e atụ̆neve. Eδe Iesui upẹrǵĕǩ, e u θa atụne,
Kuytoni se kẹtă Galileanẹt' ĭšinẹ mā̃ faytorẹ se ǵiθẹ
3 Galileănẹtẹ, sepsĕ pẹsŭenẹ tẹ tila *punẹ*? Yo, po u θom yuve,
4 por ndẹ mos upendofši, tẹ ǵiθẹ kẹštŭ keni me uvdieřẹ. Apor
ată tẹ tetẹ-mbẹ-δĕtẹtẹ, ǩi rā pyrgu mbi ată ndẹ Siloam, eδe
i vrau, kuytoni se kẹtă ĭšinẹ faytorẹ mā̃ tĕpẹrẹ se ǵiθẹ
5 niĕrẹzitẹ ǩi řinẹ ndẹ Ierusalemẹ? Yo, po u θom yuve, por
ndẹ mos upendofši tẹ ǵĭθẹ kẹštŭ keni me uvdieřẹ.
6 Eδe θošte kẹtĕ parăbulẹ: Ńi *nieri* kište mbielẹ *ńī* drū
fiku ndẹ vĕšt tẹ vet; eδe erδi me mařẹ pemẹ prei asāi, por
7 nukẹ ǵeti. Eδe i θa veštorit, Ḱe te vĭ̃y tre viĕt me mařẹ prei
kẹsāi drusẹ fikut, eδe nukẹ ǵẽy: preye; pẹrsĕ tẹ zā̃yẹ vĕndinẹ
8 kot? Por ai upẹrǵĕǩ, e i θa, Zot, ľẽn-e eδe kẹtĕ vit, nǵụš

9 sā tę ręmihi ṙeθ asāi, e tę štīe pľēhe: eδe ndę bāftę pemę,
*mirę:* por ndę mos *bāftę,* vītinę ḱi viĕn kē me e premę.
10 Eδe *ai* ište tue męsuem pęr tę šętunę mbę ńī synagogę:
11 eδe ḱe tek ište *ńī* grue ḱi kište frūmę sęmūndęye tetę-mbę-δētę
viĕt, eδe ište kuṙūsunę, e s' mūndei kreit me ungrītune
12 pęrpietę. Eδe Iesui kur pā atē, e θiṙi afęr' eδe i θa, Grue,
13 yē ľišuem prei sęmūdęyesę s'ate. Eδe vūni dūertę mbi atē:
eδe *ayŏ* pęrńiherę udreitue, eδe ľavdōi Peręndinę.
14 Por i pari synagogęs' upęŕǵēḱ me zemęrīm, sepsē Iesui
šęndoši pęr tę šętunę, e i θa ǵīndęyesę, Yānę ǵaštę ditt ḱi
dūhetę me punuem ndęr atŏ: ndęr kętŏ prā vīni e šęndŏšuni
15 e yo pęr ditę tę šętune. Zoti i upęŕǵēḱ prā, e i θa, hipokrit,
ǵiθę-se-tsili yuš tę šętūnęnę nukę sgiθ kān' e vet, a gomarin'
16 e vet prei graštit, eδe e špie, t' i api uyę? Eδe kęyŏ ḱi āštę
biy' e Abrahamit, tę tsīlęnę ḱe tek e pat ľīδunę Satanai
tetę-mbę-δētę viĕt, nukę dūhei me usgīδunę prei atī tę ľīδuni
pęr ditę tę šętunę?
17 Eδe ai kur θošte kętŏ, ǵiθ' ată ḱi i dīľšinę kundrę
uturpęnūenę: eδe ǵiθę ǵīndęya gęzŏhei pęr ǵīθę *punęt'* e
ľavdūešime ḱi bāhešinę prei atī.
18 Eδe *ai* θošte, Me kē pęrǵān mbęretęnia e Peręndisę? eδe
19 me kē ta pęrǵāy? Pęrǵān me *ńī* koḱe senapi, tę tsilęn' e
muer ńi nieri, eδe e hoδi ndę kopęšt tę vet: eδe uṙīt e ubā
drū e maδe, eδe špendęt e ḱielit erθnę e ndēytnę ndę degat
t' asāi.
20 Eδe pęr-sę-rī θa, Me kē ta pęrǵāy mbęretęnīn' e Peręndisę?
21 Pęrǵān me brūmę, tę tsilęn' e muer *ńī* grue, eδe e mpšefi
ndę tre mātęsa mieli, ngụš sā ubā brūmę ǵiθę.
22 Eδe škonte ndępęr ḱụtete e *ndępęr* katunde tue męsuem,
eδe tue bāmę uδę pęr Ierusalemę.
23 Eδe ńi *nieri* i θa, Zot, velę tę pakę *yān'* ată ḱi špętŏhenę?
24 Eδe ai u θa atụne, Mundohi me hụmę ndępęr derę tę
ngūštę: sepsē šumę *vetę,* po u θom yuve, dotę kęrkŏynę me
25 hụmę, eδe s' kānę me mūftunę. Mbassi tę ngrihet' i zoti

štępisę, e tę mbųli dëręnę, atęherę dotę filoni me ndëńunę
yaštę, eδe me trokuluem dërësę, tue θãnę, Zot, zot, tšiľ-na:
26 eδe ai kā me upęrǵeǵun' è me u θãnę yuve, Nuk' u diy yuve
prei kah yeni: atęherę dotę filoni me θãnę, Hangręm e pīm
27 pęrpara teyet, eδe męsove ndępęr ṙugat t'ona. Por *ai* kā me
θãnę, Po u θom yuve, nuk' u diy yuve prei kah yeni; ľargohi
28 prei meyet, ǵiθę yu punętoręt' e pa-uδęnisę. Atië kā me
ḱënunę tę ḱyamit' eδe tę drïδunit' e δämbęvet, kur tę šifni
Abrahamin' eδe Isaakun' eδe Iakobin' eδe ǵiθę profëtęnatę
29 ndę mbęretęnīt tę Perëndisę, eδe yuve ndsieṙę yaštę. Eδe
dotę vīnę prei sę ľemes' e *prei* sę perëndüemesę *dielit*, eδe
prei *änęsę* boręs' e *prei änęsę* šīut, eδe do *tę ülenę* tę ṙinę
30 ndę mbęretęnīt tę Perëndisę. Eδe ḱe te yãnę tę mbrapęm,
ḱi kãnę me ḱënunę tę parę, eδe yãnę tę parę, ḱi kãnę me
ḱënunę tę mbrapęm.
31 Mb' atë̃ ditę erθnę disa Farisei, tue i θãnę, Deľ, e ik prei
32 kęndųy: sepsë Herodi do me tę vramę. Eδe *ai* u θa atųne,
Škoni, e i θoni kęsāi δëľpęne, Ḱe te ndsier dyëmęna, eδe
33 šęndöš sot eδe nesęr, eδe tę trëtęnę *ditę* mbarohem. Por mę
dühetę me vötunę sot eδe nesęr eδe mbas-nesęr: sepsë nukę
34 mündetę me uprïšunę profët yaštę Ierusalemit. Ierusalem,
Ierusalem, ḱi vret profëtęnatę, eδe ṙef me gūr atā ḱi dęrgöhenę
te ti, sā herę deša me mbęľëδunę dieľmt' e tū, porsi puľa
zoḱt' e vet ndęnę fľetęt, eδe nukę dešęt! Ḱe štępia yüei te
35 po u ľīhet' e škretę. Eδe pęr tę vęrtët po u θom yuve, Se
s' keni me mę pamę nǵųš sā tę vīyę *koha*, kur tę θõni, I
bekuem *ẵšt'* ai ḱi viën mb' ëmęnę tę Zotit.

## KAPTINA XIV.

1 Eδe ai kur erδi ndę štępī tę ńi *nieriu* prei tę pärëvet
Farisevet pęr tę šętunę me ngrãnę bukę, atā išinę tue vüm'
orē atë̃.
2, 3 Eδe ḱe ńi nieṙi i iδropiḱäsunę tek ište pęrpara atī. Eδe
Iesui upęrǵëḱ, e u θa ľiǵętärëvet eδe Farisevet, tue θãnę,

4 Ndę k̓oftę se ăšt' e ŭđęsę me šęndŏšunę pęr tę šętunę? Eđe
ată s' pęzăytnę. Atęherę *ai* e kapi, eđe e šęndoši, eđe e l̓išŏi.
5 Mbasandai upęrǵĕk̓, e u θa atṳne, Kūit prei yuš t' i bierę
gomari a kāu ndę pus, eđe s'kā me e ndsieřę pęrńiherę pęr
6 ditę tę šętunę? Eđe *ată* s' mūftnę me i upęrǵĕgunę mbę kętŏ
*fyal̓ę.*
7 Eđe u θošte ńī parabul' atṳneve k̓i išinę θiřunę, (sepsĕ
8 vēnte orē si sǵiθšinę vendet' e para), tue u θān' atṳne, Kur
tę θiřeš prei ndońianit ndę darsmę, mos ul̓eš me ndĕńunę
ndę krṳe tę męsălęsę; drŭese mos ăštę θiřunę prei atī ndońi
*tietęr* mā i nderšim se ti, eđe viĕn ai k̓i θiři tṳi eđe atē, e
9 tę θotę, Epi vĕndinę kętī: eđe atęherę dotę filoyš me turpęnī
10 me zānę vendin' e mbrapęm. Por kur tę θiřeš, ško, e ři mbę
vendin' e mbrapęm; k̓i, kur tę vīyę ai k̓i tę kā θiřunę, tę
θotę tṳi, Mik, hip mā pęrsipęr; atęherę kā me k̓ĕnunę l̓aft
pęr tṳi pęrpara atṳneve k̓i řinę ndę męsalę baškę me tṳi.
11 Sepsĕ kušdŏ k̓i ngrē nal̓t vetęvĕtęhenę, kā me upęrvūmę;
eđe ai k̓i pęrvēn vetęvĕtęhenę, kā me ungrĭtunę nal̓t.
12 I θošte eđe atī k̓i kište θiřun' atē, Kur tę băyš drekę a
darkę, mos θīř mik̓t e tū, as niĕręzit' e tū, as fęk̓īy tę păsunę;
drŭese mos tę θęřăsinę prap eđe ată, eđe băhetę špagīm
13 mbę tṳi. Por kur tę băyš gostę, θīř tę vobĕk̓, ul̓ogę, tę
14 tšal̓ę, tę verbęn: eđe kē me k̓enun' i l̓ŭmunę; sepsĕ *ată*
s' kānę me ta špaguem: eđe kā me t' ušpaguem ndę tę
ngălunit' e tę dreitęvet.
15 Eđe ńi prei asīš k̓i kĭšinę ndĕńunę baškę ndę męsalę, kur
ndęgōi kętŏ *fyal̓ę,* i θa, L̓um ai k̓i tę hayę bukę ndę
mbęretęnīt tę Peręndisę.
16 Eđe ai i θa,
17 Ńi nieri bāni *ńī* darkę tę mađe, eđe θiři šumę *vetę:* eđe
ndę kohę tę dărkęsę dęrgōi šęrbętorin' e vet me u θān' atṳneve
18 k̓i išinę θiřunę. Ĕyani, se taštī tę ǵiθa yānę gati. Por tę
ǵiθę filŭenę me *ńī fyal̓ę* me utęrhĕkunę mbę-ń'-anę. I pari i
θa, *se* Bl̓eva *ńī* arę, eđe kam nevoyę me dal̓un' e me e pamę:

19 tẹ l̕ütem, l̕išo-mẹ, Eδe ńi tietẹr θa, Bl̕eva pẽsẹ pendẹ k̕ē,
20 eδe po vete me i provuem: tẹ l̕utem, l̕išo-mẹ. Eδe ńi tietẹr
21 θa, Mora grue: eδe pẹrandai nukẹ mŭndem me ărδunẹ, Eδe
ai šẹrbẹtori erδi, e i diftōi tẹ zotit kẹtŏ. Atẹherẹ i zoti
štẹpisẹ uzemẹrue, e i θa šẹrbẹtorit vet, Dil̕ špĕit ndẹpẹr ṙugat
e *ndẹpẹr* uδẹt e k̕ụtetit, eδe biĕr kẹtŭ mbrenda tẹ vobek̕it'
22 e ul̕ogẹt' e tẹ tšal̕ẹt' e tẹ vĕrbẹnitẹ. Eδe šẹrbẹtori θa, Zot,
23 ubā̃ sikurse urδẹnove, por ā̆štẹ vend eδe mā̃. Eδe i zoti i
θa šẹrbẹtorit, Del̕ ndẹpẹr uδẹt e *ndẹpẹr* ǵerδet, eδe nguti me
24 hụ̃mẹ, k̕i tẹ mbŭšetẹ štẹpia eme. Sepsĕ po u θom yuve, Se
as ndońĭ prei atụne niĕrẹzẹvet k̕i k̕enẹ θiṙunẹ s' kā me
ngrā̃nẹ dărkẹnẹ t'eme,
25 Eδe šumẹ ǵĭndẹye škŏyšinẹ baškẹ me atĕ: eδe *ai* ukẹθụe,
26 e u θa atụne, Ndẹ arθtẹ kuši tek unẹ, e tẹ mos ketẹ mẹnī tẹ
i ātin' e vet, e t' amẹn', e gruen', e diĕl̕mt', e tẹ vẹlăzẹnit', e
tẹ mŏtẹrat', eδe yetẹn' e vet, nukẹ mŭndetẹ me k̕ĕnunẹ
27 dišĕpuli em. Eδe ai k̕i s' bār krụk̕in' e vet, e viĕn mbrapa
28 meyet, nukẹ mŭndetẹ me k̕ĕnunẹ dišĕpuli em. Sepsĕ tsili
prei yuš do me ndẹrtuem *ńi* pyrg, eδe nukẹ ṙī mā̃ pẹrpara, e
mendŏn k̕iš kā pẹr tẹ prĭšunẹ, ndẹ pāst' atŏ *k̕i l̕ụ̈psenẹ* pẹr
29 me e mbaruem? Drŭese si tẹ vẽyẹ θemĕl̕, eδe tẹ mos mŭndetẹ
me e mbaruem, *atẹherẹ* ǵiθẹ sā vẽn' orē dotẹ filŏynẹ me
30 k̕ĕšunẹ me atĕ, tue θā̃nẹ, Se kụ̃i *ā̆št' ai* nieriu *k̕i* filōi me
31 ndẹrtuem, eδe nukẹ mụ̃fti me e mbaruem. Apor tsili mbẹrĕt,
tue vŏtunẹ me l̕uftuem me *ńi* tietẹr mbẹrĕt, nukẹ ṙī mā̃
pẹrpara, eδe mendŏhetẹ, ndẹ k̕ōft' i fortẹ me δētẹ miyẹ me
32 i dăl̕unẹ pẹrpara atī k̕i viĕn kundrẹ atī me ńizĕt miyẹ? Se
ndẹ mos, kur ā̆št' ai eδe l̕ark, dẹrgŏn l̕aimẹsī, e kẹrkŏn *me*
33 *bāmẹ* pak̕tĭm. Kẹštụ̃ prā ǵiθẹ-se-tsili prei yuš k̕i nukẹ mohŏn
ǵiθẹ păsẹyen' e vet, nukẹ mŭndetẹ me k̕ĕnunẹ dišĕpuli em.
34 Krụpa *ā̆št'* e mirẹ: por ndẹ uprištẹ krụpa, me se kā me
35 ukrụ̃punẹ? Nuk' ā̆štẹ *mā̃* e vẹyĕfšime as pẹr pl̕ĕhe; *por* e
hĕδinẹ yaštẹ. Ai k̕i kā vešẹ me ndẹǵuem, l̕etẹ ndẹǵoyẹ.

## KAPTINA XV.

1 Eθe ǵiθe publ̕ikanet' e faytoret' i uafrūene per me e
2 ndeǵuem. Eδe Fariseit' e Škrūisite murmurōyšine, tue θāne,
3 Se kūi pret faytore, eδe hā baške me atā. Eδe *ai* u θa
atune ketē parăbule, tue θāne,
4 Tsili nieri *ăšt' ai* prei yuš ḱi te kete ńi ḱind δen, eδe
nde hupte ńī prei atūneve, nuke l̕ē te nande-δēt' e năndate
nde škretine, eδe vete *me kerkuem* atē ḱi kā hūpune, nǵuš
5 sā ta ǵēye? Eδe si ta ǵēye, e meŕ mbi krahat' e vet tue
6 ugezuem. Eδe kur viĕn nde štepīt, θeŕēt mikt' eδe feḱīyte,
e u θōt' atune, Gezohi baške me mue, se ǵeta dĕl̕ene t'eme
7 ḱi pat hūpune. Po u θom yuve, se keštū kā me ḱĕnune
gezīm *eδe* nde ḱiel per ńi faytuer ḱī pendōhete, se per
nande-δēt' e nande te drĕite, te tsīlete s' kāne nevoye per
pendese.
8 A tsila grue *ăšt' ayŏ* ḱi kā δēte dreheme, nde i hupte ńi
drehĕm, nuke ndes kandil̕in', eδe mpšīn štepine, eδe kerkōn
9 me kuydĕs, nǵuš sā ta ǵēye? Eδe si ta ǵēye, θeŕēt miknešat'
e feḱīyte, tue θāne, Gezohi baške me mue, se ǵeta
10 drehĕmine ḱi hupa. Keštū, po u θom yuve, băhete gezīm
perpara ĕnǵuyvet Perendise per ńi faytuer ḱi pendōhete.
11 Per-se-rī θa.
12 Ńi nieri kište dū biy: eδe mā i vŏgel̕i prei asīš i θa te i
ātit, Āte, me nep piesen' e ǵāse ḱi me biye *me maŕe*. Eδe
13 *ai* u dāu ǵāne atune. Eδe mbas pak ditš mā i vŏgel̕i bīr
mbel̕ōθ ǵiθe se ḱiš pat, eδe iku nde δē te hūey, mbe *ńi*
vend te l̕arge, eδe atiĕ šperdāu ǵān' e vet, tue škuem yete
14 si pl̕ank-prišes. Eδe *ai* si priši te ǵiθa, ubā *ńī* zī e maδe
15 mb' atē vend, eδe ai filōi me păsune te măngute. Atehere
vŏiti e unǵīt mbas ńi ḱutetari t' atī vendi; eδe *ai* e dergōi
16 nd' arat e veta me kulŏtune θīte. Eδe dešeronte me mbūšune
barkun' e vet me harupat ḱi hăyšine θīte: por kurkuši s' i
17 nepte.—Eδe *ai* si erδi mbe vetevĕtehene, θa, Sā punetōreve

tȩ t'im-ĕt u tepȩrŏynȩ bŭkȩtȩ; e unȩ po vdirem prei uniet!
18 Dotȩ ngrihem e dotȩ vete tek em-ātȩ, eδe dot' i θom, o Ātȩ,
19 fȩyeva ndȩ ḱiel, eδe pȩrpara teyet, eδe nukȩ yam mā̆ i
vȩyefšim me uḱŭeitunȩ bīri u̥t: bā̆n-mȩ porsi ńi prei
20 punȩtŏrȩvet tū̆. Eδe ungrīt e erδi tek i āti vet. Eδe ai kur
ište eδe l̓ark, i āti atī e pā, eδe i uδimpti: eδe utueř e rā
21 mbȩ šīt t' atī, eδe e puθi. Eδe i bīri i θa, o Ātȩ, fȩyeva
ndȩ ḱiel, eδe pȩrpara teyet, eδe nukȩ yam mā̆ i vȩyefšim
22 me uḱŭeitunȩ bīri u̥t. Por i āti u θa šȩrbȩtŏrȩvet vet, Ndsirni
yaštȩ stol̓īn' e parȩ, eδe ia vešni; eδe i vē̆ni unăzȩnȩ n'dorȩ,
23 eδe kȩpŭtsȩtȩ ndȩ kambȩt: eδe bini vitšin' e uškṳ̆ešim, eδe
θĕrnia; eδe l̓etȩ hām' e l̓etȩ gȩzŏhemi: sepsĕ kṳ̆i em-bīr
24 ḱe i vdekun', e ungā́l pȩr-sȩ-rī; eδe ḱe i hupun', e
25 ugī́nd. Eδe filŭenȩ me ugȩzuem. Eδe i bīr' i atī mā̆ i maδi
ište nd' arȩ: eδe kur erδi e uafrue ndȩ štȩpīt, ndȩǵōi kankȩ
26 e vale. Eδe θiři ńi prei šȩrbȩtŏrȩvet, eδe e pu̥este ḱiš yā̃nȩ
27 kȩtŏ *punȩ*. Eδe ai i θa, Se kā arδun' u̥t-vȩlā; eδe u̥t-ātȩ
28 θeri vitšin' e uškṳ̆ešim, sepsĕ e priti tȩ šȩndošȩ. Eδe *ai*
uzemȩrue, eδe s'donte me hṳ̄mȩ *mbrenda*. I āti prā duel̓, e
29 i l̓ŭtei. Eδe ai upȩrǵĕḱ, e i θa tȩ i ātit, Ḱe te po tȩ šȩrbey
kaḱi viĕt, eδe as ndońi herȩ s' ta kapȩrtseva urδȩnīminȩ:
eδe kuřȩ ndońi herȩ s' mȩ δē ńi eθ, ḱi tȩ gȩzohem baškȩ
30 me mīḱt e mī. Por kur erδi kṳ̆i u̥t-bīr ḱi hangȩr ǵā̃nȩ tande
31 baškȩ me kurvat, i θere vitšin' e uškṳ̆ešim. Eδe ai i θa, o
Diāl̓, ti yē pȩrherȩ baškȩ me mue, eδe ǵiθȩ tȩ mīatȩ yā̃nȩ
32 tȩ tŭatȩ. Eδe dŭhei me ugazȩmuem e me ugȩzuem: sepsĕ
kṳ̆i u̥t-vȩlā ḱe i vdekun', e ungā́l pȩr-sȩ-rī; eδe ḱe i hupun',
e ugī́nd.

## KAPTINA XVI.

1 U θošte eδe dišĕpuyvet vet,
Ište ńi nieri i păsunȩ ḱi kište *ńi* guvernuer; eδe i kalȩzŭenȩ
2 keḱ *pȩr atĕ* se špȩrdān ǵā̃n' e atī. Eδe *ai* i pȩzā̆yti, e i θa,
Ḱiš *ā̆štȩ* kȩyŏ *ḱi* ndȩǵoy pȩr tṳ̆i? ep logarīn' e guvernisȩ

3 s' ate, sepsĕ nukę dotę mundeš mā̃ me guvernuem. Atęherę
guvernori θa me vetęvĕtęhenę, Kiš tę bā̆y, se em-zot po mę
hiĕk prei guvernisę? me rimĭhunę s' mundem; me l'ųpunę
4 kam turp. Ukuytŭešę kiš tę bā̆y, pęr me mę prĭtunę ndęper
5 štępiat e veta, kur tę hikem prei guvernisę. Eδe θiri pęr-anę
ńi ka ńi detoręt' e tę zotit vet, e i θošte tę parit, Sā deturę
6 i kē t'em-zot? Eδe ai θa, Ńi kind butsela vŏy. Eδe *ai* i θa,
7 Meŕ l'ĕtręnę tande, eδe ŕi e škrŭei špĕit pēsę-δētę. Mbasandai
i θa *ńi* tietri, Por ti sā deturę i kē? Eδe ai θa, Ńi kind
mā̆tęsa grū̃ni. I θōt' eδe atī, Meŕ l'ĕtręnę tande, eδe škrŭei
8 tetę-δētę. Eδe i zoti e l'avdōi guvernorin' e pa-uδę, sepsĕ
punōi me mend: sepsĕ tę biyt' e kęsāi yete yā̃nę mā̃ tę
mentšim ndę bres tę vet, se tę biyt' e drĭtęsę.

9 Eδe unę po u θom yuve, Zĕni mik pęr vĕtęhenę tŭei prei
mammonait pa-uδęnisę, pęr me u pritunę yuve ndę tendat
10 e yĕtęsę pa-sōsęme, kur tę mengoni. Ai ki ā̆štę besętār mbę
tę pā̆kęnę, ā̆štę besętār eδe mbę tę šŭmęnę: eδe ai ki *ā̆št'* i
pa-uδę mbę tę pā̆kęnę, ā̆št' i pa-uδę eδe mbę tę šŭmęnę.
11 Ndę koftę prā se s' ubā̃tę besętarę mbę tę pa-ŭδinę mammona,
12 kuš kā me u zā̃nę besę yuve pęr tę vęrtĕtęnę *ǵā̃?* Eδe ndę
koftę se s' ubā̃tę besętarę mbę tę hŭeyęnę, kuš kā me u δā̃nę
13 yuve tŭeyęnę? As ndońi šęrbętuer s' mŭndetę me u šęrbųem
dų zotęnive: sepsĕ a ńiā̆ninę kā me e maŕę męnī, eδe tiĕtrinę
kā me e dā̆šunę; a ńiā̆ninę kā me e maŕę mbrapa, eδe
tiĕtrinę kā me e hĕδunę tey. Nukę mŭndeni me i šęrbųem
Peręndisę eδe mammonait.

14 Eδe Fariseitę ki ĭšinę dorę-štrēytę ndęǵŏyšinę kętŏ tę ǵiθa,
eδe e pęrbŭzinę.

15 Eδe ai u θa atųne, Yu yeni atā̆ ki ndsirni vĕtęvĕtęhenę
tę drĕitę pęrpara niĕręziš; por Peręndia ńef zĕmratę tŭeya:
sepsĕ ayŏ *ǵā̃* ki ā̆št' e nal'tę ndęr niĕręzit, pęrpara Peręndisę
16 ā̆št' e ndų̃tę. Ĺiǵa eδe profĕtęnitę *lā̃nę kĕnunę* ngųš ndę
kohę tę Ǵionnit: tšę mb' atĕ herę nĕpetę zā̃ni mirę pęr
mbęretęnīn' e Peręndisę, eδe ǵiθę-se-tsili ngŭtetę *me hų̃mę*

17 nd' atĕ. Eðe mā̆ kolăi ā̆štę me škuem ḱieli eðe ðēu, se me
18 rā̃nę *poštę* ńī pikę prei ľīǵęsę. Kušdŏ ḱi ľišŏn gruen' e vet,
eðe martŏhetę me tietęr, kurvęnŏn: eðe kušdŏ ḱi martŏhetę
me *grue* tę ľišŭeme prei būr̄it, kurvęnŏn.
19 Eðe ńi nieri ište i păsunę, eðe vĭšei me porpurę e me
20 stoľī tę kuḱe, tue ugęzuem pęrditę ndritšim. Ište eðe ńi i
vobĕk *ḱi e kište* ĕmninę Lazar, i tsili dīrǵei pęr-anę deręs'
21 atī *pľot* me var̄a, eðe dęšęronte me ungī̆mę me θęr̄miat ḱi
bĭyšinę prei truvĕzęsę tę păsunit: por eðe ḱentę vī̆yšin' e
22 ľępī̆yšinę var̄at' e atī. Eðe ai i vobeku vdiḱ, eðe uprū̃ prei
ĕnǵuyš ndę ǵī̃t tę Abrahamit: vdiḱ eðe i păsuni, eðe uvor̄ue.
23 Eðe ndę fer̄, *atiĕ* ku ište ndęr mundime, ngriti sų̃t' e vet,
e šef Abrahăminę prei sę ľargut, eðe Lazărinę ndę ǵī̃yt t' atī.
24 Eðe ai θęr̄iti, e θa, o Āti Abraham, pęrdęle-mę, eðe dęrgŏ
Lazărinę ḱi tę nǵų̃eyę mayęn' e gištit vet nd' uyę, eðe tę
ľagi me uyę tę ftofęt ǵŭhęnę t'eme; sepsĕ po mundohem ndę
25 kętĕ fľakę. Por Abrahami θa, o Diāľ, kuytohu se ti more
tę mirat' e tua ndę yetęt tande, eðe Lazari kęštŭ *muer* tę
26 kęḱiatę: eðe taštī kų̆i prā̆hetę, e ti mundohe. Eðe mbi ǵiθę
kętŏ, ndęrmiĕt yuš e neš ā̆štę ngŭľunę ńī grōp' e maðe, ḱi
tę mos munden' ată ḱi dŭenę me škuem prei kęndey te yu,
27 as ată *ḱi dŭenę* me škuem prei andey te na. Eðe *ai* θa,
28 Tę ľutem prā, o Ātę, tę dęrgoyš atĕ ndę štępīt t'im-ĕt: sepsĕ
kam pēsę vęlazęn; ḱi tę api dešmī tek ată, pęr mos me arðun'
29 eðe ată ndę kętĕ vend mundimi. Abrahami i θotę, Kā̃nę
30 Moisenę eðe profĕtęnatę; ľet' u ndęǵōyn' atųne. Eðe ai θa,
Yo, o āti Abraham: por ndę voftę ndońi prei sę vdĕkuniš
31 tek ată, kā̃nę me upenduem. Eðe *ai* i θa, Ndę ḱoftę se nuk'
u ndęǵŏynę Moiseut eðe profĕtęnavet, as ndę unǵaltę ndońi
prei sę vdĕkuniš, s' kā̃nę me i zā̃nę besę.

## KAPTINA XVII.

1 Eðe u θa dišĕpuyvet, S' kā se si mos me ărðunę škănduytę:
2 por myĕr *ai*, ḱi vī̆ynę prei atī? Mā̃ mirę ā̆štę pęr atĕ me i

uvăruné ńi gūr mulīni ndę ƙafę tę vet, eδe me uhĕδunę ndę
dēt, se me škandalizuem ńi prei kęsĭ tę vǒǵiľiš. Kini kuydēs
3 vetęvĕtęhesę. Eδe ndę tę bãftę făy ųt-vęlā, ƙirtoye; eδe ndę
4 upendoftę, faľ-ia. Eδe ndę tę bãftę făy štatę herę ndę ditęt,
eδe tę kęθĕhetę štatę herę ndę ditęt, e tę θotę, Pendohem,
5, 6 t' ia faľiš. Eδe apŏstuyt' i θãnę Zotit, Što-na bĕsęnę. Eδe
Zoti θa, Ndę patši besę sā *ńī* koƙe senapi, kĭšitę me i θãnę
kęsāi drusę manit, Škuľu *kęnduy*, eδe mbilu ndę dēt; eδe
7 kište me u ndęǵuem yuve. Eδe tsili prei yuš tę ketę ńi
šęrbętuer ƙi ľavrŏn, a ruen δentę, kā me i θãnę pęrńiherę,
8 kur kęθĕhetę prei ăręsę,Ško, e ř̄i me ngrãnę? Apor s' kā
me i θãnę, Băn gati ƙiš tę hā pęr darkę, eδe šperviľu, e
šęrbe-mę, nǵųš sā tę hā e tę pīy; eδe mbasandai kē me
9 ngrãn' e kē me pimę ti? Mos ia di pęr ndēr atī šęrbętorit,
10 sepsĕ bãni atŏ ƙi e pat urδęnuem? Nukę mę dŭketę. Kęštŭ
eδe yu, kur tę bãni ǵiθ' atŏ ƙi u kãn' urδęnŭem yuve, θŏni,
Se yemi šęrbętorę tę pa-vęyefšim: sepsĕ kemi bãm' atĕ ƙi
patęm deturę me bãmę.

11 Eδe ai kur po vinte ndę Ierusalemę, škonte ndępęr miedĭs
12 tę Samarisę e tę Galilesę. Eδe ai kur po hųnte ndę ńi
katŭnd, i dŭeľnę pęrpara δētę būr̄a tę kromŏsunę, tę tsĭlętę
13 ƙindrŭenę pęr sę ľargut: eδe ată ngritnę zănine, tue θãnę,
14 Mieštri Iesu, pęrdęle-na. Eδe ai kur pā, u θa atųne, Škoni
e diftoni vetęvĕtęhenę te pr̄ĭftęnit. Eδe ată tue vŏtunę,
15 uƙirŭenę. Eδe ńi prei asĭš kur pā se ušęndŏš, ukęθųe tue
ľavduem Peręndinę me zã tę maθ, eδe rā pęrmbųs pęr-anę
16 kămbęvet atī, e i ufăľ ndersę: eδe ai ište Samaritān.
17 Eδe Iesui upęrǵĕƙ, e θa, A nuk' uƙirŭenę tę δĕtętę? por tę
18 nãndętę ku *yãnę?* Nuk' uǵindęn *tę tierę* tę kęθĕhenę me i
19 δãnę ľaft Peręndisę, vetš kųi komp' i hŭey? Eδe i θa, Ngreu,
e ško: besa yote tę špętŏi.

20 Eδe kur upųet prei Fariseiš, kurę viĕn mbęretęnia e
Peręndisę? upęrǵĕƙ atųne, e θa, Mbęretęnia e Peręndisę nukę
21 viĕn me tę vũme orē: as s' kãnę pęr me θãnę, Ke *ku ăštę*

kętŭ! a, ќe *ku ăšt'* atụ! sepsĕ ќe mbęretęnia e Perędisę tek
ăšte ndęrmiĕt yuš.
22 Eδe u θa dišĕpuyvet, Kãnę me ărδunę ditt, ќi dotę dęšęroni
ńĭ ditę me pamę tę bĭrin' e nieriut, eδe s' keni me e pamę.
23 Eδe kãnę me u θãnę yuvę, Ќe *ku ăštę* kętŭ! a ќe *ku ăšt'*
24 atụ! mos škoni, as mos i meŕni mbrapa. Sepsĕ porsi vetima
ќi vetŏn prei ńĭ ănęsę ќielit,mbę tietręn' anęn' e ќielit, kęštŭ
25 kā me ќenun' eδe i bĭr' i nieriut ndę ditęt tę vet. Por pęrpara
ai dŭhetę me pęsuem šumę, eδe mos me upęľќụem prei kętĭ
26 brezi. Eδe sikurse ubã ndę ditt tę Noes, kęštŭ kā me ќenun'
27 eδe ndę ditt tę bĭrit nieriut. Hăyšin', *e* pĭyšin', *e* martŏhešin',
*e* martŏyšinę, nǵụš mb' atĕ ditę ќi hụni Noeya ndę arkęt, eδe
28 erδi pęrmbụtęya, e i vdori tę ǵiθę. Kęštŭ sikurse ubã eδe
ndę ditt tę Lotit; hăyšin', *e* pĭyšin', *e* bľĭyšin', *e* šitšin', *e*
29 mbilšin', *e* ndęrtŏyšinę. Eδe tšę mb' atĕ ditę ќi dueľ Loti prei
Sodŏmęsę, rā šĭ ziaŕmi e skŭfuri prei ќielit, eδe i vdori tę
30 ǵiθę. Porsi kętŏ kā me ќĕnunę nd' atĕ ditę, kur tę daľi pęr
31 faќe i bĭr' i nieriut. Nd' atĕ ditę kuš tę yetę mbi δomęt,
eδe enęt' e atĭ mbrenda ndę štępĭt, ľetę mos sdrụpi me i
ngrĭtunę: kęštŭ eδe ai *ќi tę yetę* nd' arę, ľetę mos kęθĕhetę
32, 33 prapę. Bini ndęr mend gruen' e Lotit. Ai ќi do me špętuem
yetęn' e vet, kā me e vdieŕę; eδe ai ќi ta vdieŕi, kā me e
34 rŭeitunę. Po u θom yuve, nd' atĕ natę kãnę me ќĕnunę dụ
*vetę* mbę ńi štrat; ńiani kā me umaŕę, eδe tietri kā me uľãnę.
35 Dụ *veta* kãnę me ќĕnunę tue bľŭeitunę mbę ńi vend; ńiana
36 kā me umaŕę, eδe tietra kā me uľãnę. Kãnę me ќĕnunę dụ
*vetę* nd' arę; ńiani kā me umaŕę, eδe tietri kā me uľãnę.
37 Eδe *ată* upęrǵeǵęn' e i θãnę, Ku, o Zot? Eδe ai u θa
atụne, Ku *ăštę* korpi, atiĕ kãnę me umbęľĕδunę škĭpetę.

## KAPTINA XVIII.

1 U θošte atụne eδe *ńĭ* parăbulę, se dŭhetę me ufăľunę
2 pęrherę, eδe mos me uľŏδunę, tue θãnę,
Ište ńi ǵụќtār ndę ńi ќụtĕt ќi s' kište friќę Perędinę,

3 eðe s' kište turp nierinę. Ište eðe ńi e vē nd' atĕ ḱutĕt, eðe
vinte tek ai, tue θānę, Băn-mę ǵüḱinę *Ḱi kam* me kundrę-
4 ǵüḱęsinę. Eðe *ai* pęr šumę kohę nukę donte: por mbasandai
θa me vetęvĕtęhenę, Por eðe ndę ḱoftę se s' kam frikę
5 Perędinę, eðe s' kam turp nierinę; pak sę paku sepsĕ ayŏ
*grüeya* e vē mę guľtšŏn, ľet' ia băy ǵüḱinę, ḱi tę mos vĩyę
pęrherę me mę munduem.
6, 7 Eðe Zoti θa, Ndęǵoni ḱiš θotę ǵuḱtari i pa-uðę: por
Perędia a s' kā me bāmę ǵuḱin' e tę sǵĕðunavet vet ḱi
θęřăsinę tek ai dīt' e natę, ndonęse băn zĕmęręn' e ǵānę
8 pęr ată? Po u θom yuve, se kā me u bāmę ǵuḱin' atune pęr
sę špĕiti. Por kur tę vĩyę i bīr' i nieriut, valę kā me ǵĕtunę
bĕsęnę mbi ðēt?
9 Eðe u θa eðe kętĕ parabul' atüneve ḱi špęrĕyšinę mbę
vetęvĕtęhenę, se yānę tę drĕitę, eðe nuk' i zĩšinę pęr ǵā tę
tiĕrętę.
10 Dü nieręs hipnę ndę tempul me ufăľunę; ńiani *ište* Farisē,
11 eðe tietri pubľikān. Fariseu ndĕyti e făľei ndęr vĕtęhe *tue*
*θānę* kętŏ *fyaľę*, o Perędī, tę faľem ndersę, se nukę yam
porsi nieręzit' e tierę, tę řembüešim, tę pa-uðę, kurvarę, a
12 eðe porsi ḱüi pubľikani. Aǵinoy dū herę ndę yavęt, ap tę
13 ðētęn' e ǵiθę tšę-do *ǵāye* ḱi kam. Eðe pubľikani ište ndĕńunę
prei sę ľargut, e nukę donte as sütę me ngrĩtunę pęrpietę
ndę ḱiel, por řifte krahanorin' e vet, tue θānę, o Perędī,
14 ndęyĕ mue faytŏrinę. Po u θom yuve, *se* Ḱüi ukęθue ndę
štępī tę vet *mā* i drĕitę se ai: sepsĕ kušdŏ ḱi ngrē naľt
vetęvĕtęhenę, kā me upęrvūmę; eðe ai ḱi pęrvē vetęvĕtęhenę,
kā me ungrĩtunę naľt.
15 Eðe i prūn' eðe fŏšńetę ḱi t' i pęrkasi: eðe dišĕpuytę kur
16 panę, i ḱirtüenę. Por Iesui si i θęřiti pęr-anę, θa, Ľĕni
tšunat' e vŏǵiľę me ărðunę tek unę, eðe mos i ndaľni: sepsĕ
17 tę kętĩlęvet āštę mbęretęnia e Perędisę. Pęr tę vęrtĕt po u
θom yuve, *se* Ai ḱi tę mos presi mbęretęnīn' e Perędisę
porsi ńi tšun tę vŏgęľę, s' kā me hümę nd' atĕ.

18 Eδe ńi i parẹ e pu̱eti, tue θãnẹ, Mieštẹr i mirẹ, ḱiš tẹ
19 bǎy pẹr me trašiguem yetẹn' e pa-sŏsẹme? Eδe Iesui i θa,
Tš' mẹ θue i mirẹ? kurkuši s' ǎšt' i mirẹ, pẹr vetš ńi Perẹndie.
20 Porosiat' i di, "Mos kurvẹnoyš, Mos vrasiš, Mos vieδiš, Mos
21 bǎyš dešmī ṙēnẹ, Nderŏ t'ẹt-āt' e t'ẹt-amẹ". Eδe ai θa, Tẹ
22 ǵiθa kẹtŏ i kam rŭeitunẹ tšẹ mbẹ tẹ rīt' t'em. Eδe Iesui
kur ndẹgōi kẹtŏ, i θa, Eδe ńī *punẹ* tẹ mengŏn: šit ǵiθẹ ḱiš
kē, eδe i dāi ndẹpẹr tẹ vobeḱit, eδe kē me pǎsunẹ θesorẹ
23 ndẹ ḱiel: eδe eya, e mẹ meṙ mbrapa. Por ai kur ndẹgōi
kẹtŏ, uiδẹnue: sepsĕ ište fort i pǎsunẹ.
24 Eδe Iesui kur pā se uiδẹnue, θa, Sā me tẹ vẹštirẹ kãnẹ
25 me hṻmẹ ndẹ mbẹretẹnīt tẹ Perẹndisẹ atǎ ḱi kãnẹ ǵã! Sepsĕ
mã kolǎi ǎštẹ me hṻmẹ kamila ndẹpẹr birẹ tẹ ǵu̱l-pǎnẹsẹ,
26 se i pǎsuni me hṻmẹ ndẹ mbẹretẹnīt tẹ Perẹndisẹ, Eδe atǎ
27 ḱi ndẹǵŭenẹ θãnẹ, E tsili mŭndetẹ me ušpẹtuem? Eδe ai
θa, Tẹ pa-mŭndẹšimetẹ pẹr-anẹ niĕrẹziš, yãnẹ tẹ mŭndẹšime
pẹr-anẹ Perẹndisẹ.
28 Eδe Pietri θa, Ḱe na te l̓ãm tẹ ǵiθa, eδe tẹ mŭerẹm
29 mbrapa. Eδe ai u θa atu̱ne, Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve,
s' ǎštẹ ndońi ḱi l̓a štẹpī, a pẹrǐnd, a vẹlazẹn, a grue, a
30 diĕl̓m, pẹr punẹ tẹ mbẹretẹnisẹ Perẹndisẹ, ḱi tẹ mos špagŭhetẹ
pẹr ńī šumẹ ndẹ kẹtĕ kohẹ, eδe ndẹ yetẹt ḱi viĕn yetẹn' e
pa-sŏsẹme.
31 Mbasandai *ai* muer mbẹ-ń'-anẹ tẹ du̱-mbẹ-δĕtẹtẹ, e u θa
atu̱ne, Ḱe te po hǐpimẹ ndẹ Ierusalem, eδe ǵiθẹ sā yãnẹ
škruem me anẹ tẹ profĕtẹnavet pẹr tẹ bīrin' e nieriut kãnẹ
32 me umbaruem. Sepsĕ kā me uδãnẹ ndẹr duer tẹ kŏmbevet,
e kā me upẹrḱešun', e kā me ušamẹ, e kā me upẹštṻmẹ
33 ndẹr sṻ: eδe si ta fruškulŏynẹ kãnẹ me e vramẹ: eδe tẹ
34 trĕtẹnẹ ditẹ kā me ungǎlu̱nẹ. Por atǎ s' mŭernẹ vešt kurǵã
prei kẹtu̱ne *fyǎl̓ẹvet*: eδe kẹyŏ fyal̓ẹ ište mpšĕfunẹ prei
atṻneve, eδe nuk' i mĕṙšinẹ vešt atŏ ḱi u θŏhešin' atu̱ne.
35 Eδe ai kur uafrue ndẹ Ieriho, ńi i vĕrbẹtẹ po ṙinte pẹr-ãn'
36 ŭδẹsẹ tue l̓ṻpunẹ: eδe kur ndẹǵōi ǵǐndẹyenẹ tue škuem,

37 pụeste ǩiš ãštẹ kẹyŏ? Eδe i diftŭenẹ se po škon Iesu
38 Nazorĕasi. Eδe *ai* bẹrtiti, tue θãnẹ, Iesu, bīr' i Davidit,
39 pẹrdẹle-mẹ. Eδe ată ǩi škŏyšinẹ pẹr-anẹ e ǩirtŏyšinẹ, ǩi tẹ
mos pẹzãnte: por ai šumẹ mã tĕpẹrẹ θẹȓiste, Bīr' i Davidit,
pẹrdẹle-mẹ.
40 Eδe Iesui ǩindrōi, eδe urδẹnōi me e prũmẹ tek ai: eδe
41 ai si uafrue, e pụeti, tue θãnẹ, Ḱiš do me tẹ bãmẹ? Eδe
42 ai θa, Zot, ǩi tẹ tšel̓ sụ̃tẹ me pamẹ. Eδe Iesui i θa, Tšil̓
43 sụ̃tẹ me pamẹ: besa yote tẹ špẹtōi. Eδe pẹrńiherẹ tšel̓i sụ̃t'
e pā, eδe e meȓte mbrapa tue l̓avduem Perẹndinẹ: eδe ǵiθẹ
pŏpuli kur pā, i δa l̓avdīm Perẹndisẹ.

## KAPTINA XIX.

1 Eδe *ai* kur hụ̃ni, škonte ndẹpẹr Ieriho.
2 Eδe ǩe ńi nieri ǩi ǩŭhei Zakhē, i tsili ište i paȓi
3 publ̓ikănẹvet, eδe kụ̃i ište i păsunẹ. Eδe kẹrkonte me pamẹ
Iesunẹ, tsili ãštẹ; por s' mŭndei prei ǵīndẹyesẹ, sepsĕ ište i
4 vŏgẹl̓ẹ ndẹ štat. Eδe ndsitōi pẹrpara e hipi mbẹ ńī drū
mani, pẹr me pām' atĕ: sepsĕ kište pẹr me škuem ndẹpẹr
5 atĕ *uδẹ*. Eδe Iesui kur erδi mbẹ *atĕ* vend, ngriti sụ̃t' e pā
atĕ, eδe i θa, Zakhē, sdrụp špĕit; sepsĕ dŭhetẹ me
6 mbetun' unẹ ndẹ štẹpīt tande. Eδe *ai* sdrụpi špĕit, eδe e
priti me gẹzīm.
7 Eδe tẹ ǵiθẹ kur panẹ, murmurŏyšinẹ, tue θãnẹ, Se hụ̃ni
me ndĕńunẹ pẹr-anẹ nieriut faytuer.
8 Eδe Zakheu ǩindrōi, e i θa Zotit, Ḱe, o Zot, ǵụ̃mẹsẹn'
e ǵãsẹ s'eme tek e ap ndẹpẹr tẹ vobeǩit, eδe ndẹ i patša
9 maȓẹ ǵã ndoni nieriu pẹr δunẹ, i ap pẹr ńī katẹr. Eδe
Iesui i θa, Se sot ubã špẹtīm ndẹ kẹtĕ štẹpī, sepsĕ eδe ai
10 ãšt' i bīr' i Abrahamit. Sepsĕ i bīr i nieriut erδi me kẹrkuem
e me špẹtuem atĕ ǩi ãšt' i hŭpunẹ.
11 Eδe ată kur ndẹǵŏyšinẹ kẹtŏ, *Iesui* štōi, e θa *ńī* parăbulẹ,
sepsĕ ište ngat Ierusalemit, eδe ată kuytŏyšinẹ se kā me
12 udŭkunẹ pẹrńiherẹ mbẹretẹnia e Perẹndisẹ. Θa prā,

Ńi nieri fisnĭk vŏiti mbi *ńi* vend tę l̦argę pęr me mar̄ę
13 *ńī* mbęretęnī pęr vetęvĕtęhenę, mbasandai me ukęθu̥em. Eδe
θiri δētę šęrbętorę' e vet, e u δa atu̥ne δētę mnā, eδe u θa
14 atu̥ne, Punoni *kętŏ* ńgu̥š sā tę kęθehem. Por k̦u̥tetarę' e
atī e kĭšinę męnī, eδe dęrgŭenę l̦aimęsī mbas atī, tue θā̆nę,
15 *se* Nukę dŭemę kętĕ me mbęretęnuem mbi nē. Eδe ai si
muer mbęretęninę, ukęθu̥e prapę, e θa me uθęr̄ĭtunę tek ai
ată šęrbętŏręte k̦i u pat δā̆nę arǵăndinę, pęr me mar̄ę vešt
16 k̦iš kište fituem ǵiθę-se-tsili. Eδe erδi i pari, tue θā̆nę, Zot,
17 mnaya yote fitŏi δētę mnā. Eδe *ai* i θa, Tę l̦umtę, šęrbętŏr
i mirę: se ubā̆ne besętār mbę tę păkęnę, kī puštĕt sipęr
18 δētę k̦u̥teteš. Erδi eδe i du̥ti, tue θā̆nę, Zot, mnaya yote
19 bā̆ni pę̄sę mnā. I θa eδe kętī, eδe ti bă̆hu *i zoti* sipęr pę̄sę
20 k̦u̥teteš. Erδi eδe i trieti, tue θā̆nę, Zot, k̦e mnaya yote, tę tsil̦ęn'
21 e pata rŭeitunę mbę-ń'-anę ndę *ńī* rizę: sepsĕ tę pata frikę,
se yē nieri i štręngūtę: mer̄ atiĕ ku s' kē vū̆mę, eδe kor̄
22 atiĕ ku s' kē mbielę. Eδe *ai* i θotę, Prei gŏyęsę s'ate kam
me tę ǵukuem, šęrbętŏr' i kek̦: *ti* e dĭšie *se* unę yam nieri
i štręngūtę, eδe mar̄ atiĕ ku s' kam vū̆mę, eδe kor̄ atiĕ ku
23 s' kam mbielę: pęrsĕ prā s' δē arǵăndinę t'em te truveza,
k̦i ta mĕr̄šiem baškę me kamătęnę, kur tę vĭšiem unę?
24 Atęherę u θa atu̥ne k̦i ĭšinę pęrpara, Mer̄ni mnanę prei atī,
25 eδe ia nepni atī k̦i kā δētę mnā. (Eδe *ată* i θā̆nę, Zot, *ai*
26 kā δētę mnā.) Sepsĕ po u θom yuve, se kušdŏ k̦i kā, dot'
i nĕpetę; eδe prei atī k̦i s' kā, eδe atĕ k̦i tę ketę, dotę
27 mĕr̄etę prei atī. Por ată anęmĭk̦t' e mī, k̦i s' mę dešnę me
mbęretęnuem mbi ată, bini kętŭ, eδe θerni pęrpara meyet.
28 Eδe si θa kętŏ, škonte pęrpara, tue hĭpunę ndę Ierusalem.
29 Eδe kur uafrue ndę Beθfage eδe ndę Beθanī, nday măl̦inę
30 k̦i kuhet' i Ulĭvet, dęrgŏi du̥ *vetę* prei dišĕpuyš vet, e u θa
atu̥ne, Škoni nd' atĕ katŭnd k̦i ā̆štę kundruel; kur tę hū̥ni
atiĕ, keni me ǵĕtunę *ńi* por̄ĭšt l̦iδunę, k̦i s' i kā hĭpunę kur̄ę
31 ndońi nieri: sgĭθnia, e bĭnia. Eδe ndę u pū̥ettę yuve kuši,
Pęrsĕ e sgiθni? kęštū̥ t' i θoni, Se Zoti kā nevoyę pęr atĕ.

32 Eδe ată k̇i udęrgŭenę si škŭenę, ǵetnę sikurse u θa atune.
33 Eδe ată kur po sgĭθšinę poľĭštinę, tę zŏtęnit' e atī u θān'
34 atune, Pęrsĕ sgiθni poľĭštinę? Eδe ată θānę, Zoti kā nevoyę
35 pęr atĕ. Eδe e prūnę te Iesui: eδe si hoθnę petkat' e veta
36 mbi poľĭštinę, hipnę Iesunę mbi atĕ. Eδe ai kur po škonte,
*ǵĭndęya* štrŏyšinę petkat' e veta mb' uδę.
37 Eδe ai kur uafrue taštĭ mbę tę sdrupunit e Maľit Ulīvet,
ǵiθę šumitsa e dišĕpuyvet filŭenę me ugęzuem e me ľavduem
Perędinę me zā tę maθ pęr ǵiθ' atŏ męrekulia k̇i panę,
38 tue θānę, I bekuem *k̇oftę* mbęreti k̇i viĕn mb' ĕmęnit tę
Zotit: pak̇tĭm ndę k̇iel, eδe ľaft mbę tę naľtat.
39 Eδe disa Farisei prei ǵĭndęyes' i θānę, Mieštęr, k̇irtŏ
40 dišĕpuyt' e tū. Eδe *ai* upęrǵĕk̇, e u θa atune, Po u θom
yuve, se ndę pušŏfšinę kętă, kānę me bęrtĭtunę gūrętę.
41, 42 Eδe si uafrue e pā k̇utĕtinę, k̇yau pęr atĕ, tue θānę,
Se ndę k̇oftę se i dĭšie eδe ti, pak sę paku sot ndę kętĕ
ditęt tande, atŏ *pūnętę k̇i punŏhenę* pęr pak̇tĭm tand; por
43 taštĭ umpšefnę prei sūš tū: sepsĕ kānę me ărδunę ditt pęr
tūi, eδe anęmĭk̇t' e tū kānę me bāmę hendĕk ṙeθ teyet,
eδe kānę me tę ṙeθuem, eδe kānę me tę štręnguem prei
44 ǵiθ' anęš, eδe kānę me tę ṙędsuem šešit tūi, eδe diĕľmt' e
tū *k̇i ǵĭndenę mbrenda* te ti, eδe s' kānę me ľānę gūr mbi
gūr te ti; sepsĕ nukę nǵofte kohęn' e tę vūmes' orē te ti.
45 Eδe si hūni ndę tempul, filŏi me dsieṙę yaštę ată k̇i
46 šitšin' e bľĕyšinę nd' atĕ, tue u θān' atune, Āštę škruem,
"Štępia eme āštę štępī ľŭtęye". por yu e bātę, "Spelę
kursaręš".
47 Eδe ište tue męsuem pęrditę ndę tempul. Eδe Kruepriftęnit' eδe Škrŭisit' eδe tę paręt' e pŏpulit kęrkŏyšinę
48 me e prĭšunę: por s' ǵĕyšinę se k̇iš me bāmę, sepsĕ ǵiθę
populi ište vărunę *mbas atī* pęr me e ndęǵuem.

## KAPTINA XX.

1 Eδe ndę ńī asŏ ditš, ai kur po męsonte ndę tempul, eδe

nepte zãnin' e mirę, Krųe-prĭftęnit' eδe Škrŭisitę baškę me
2 pl'ekt' erθnę sipęr atī, eδe fol'nę, tue θãnę, Na θŭei, me
tš' farę pŭšteti băn kętŏ, tsili ăšt' ai k'i tę kā δãnę kętĕ
3 puštĕt? Eδe *ai* upęrǵĕk', e u θa atųne, Eδe unę kam me
4 u pųĕtunę yuve ńī fyal'ę; eδe mę θŏni: Pagęzimi i Ǵionnit
5 prei k'ieli ište, a prei niĕręziš? Eδe ată mendŏhesinę me
vetęvĕtęhenę, tue θãnę, se ndę θanšim, Prei k'ieli; kā me
6 θãnę, Pęrsĕ s' i besŭetę prā? Eδe ndę θanšim, Prei niĕręziš;
ǵiθę pŏpuli kā me na ŕăfunę me gurę: sepsĕ iu kā mbŭšunę
7 mĕndia, se Ǵionni ăštę profĕt. Eδe upęrǵeǵen, se nukę dinę
8 prei kah *ăštę*. Eδe Iesui u θa atųne, As unę s' u θom yuve,
me tš' farę pušteti băy kętŏ.
9 Mbasandai filŏi me i θãnę pŏpulit kętĕ parăbulę:
Ńi nieri mbuel *ńi* vĕšt, eδe e δa ndęr bŭyk', eδe vŏiti
10 ndę δē tę hŭey, e ndĕyti atiĕ miăft kohę, Eδe ndę kohę *tę pĕmęvet* dęrgŏi *ńi* šęrbętuer te bŭyk'it, pęr me i δãnę prei
pĕmęsę vĕštit; por bŭyk'it' e ŕafnę, eδe e dęrgŭenę šprăzętę.
11 Eδe pęr-sę-rī dęrgŏi *ńi* tietęr šęrbętuer: por ată eδe atĕ e
12 ŕafnę, eδe e šperndeŕŭenę, eδe e dęrgŭenę šprăzętę. Eδe
pęr-sę-rī dęrgŏi *ńi* tę tretę; por ată eδe kętĕ e bãnę me
13 pl'agę, eδe e ndsŭernę yaštę. Eδe i zoti vĕštit θa, Ḱiš tę
băy? l'etę dęrgoy bĭrinę t'em tę dăšuninę: drŭese, kur tę
14 šŏfinę kętĕ, kãnę me e păsunę turp. Por bŭyk'itę kur pān'
atĕ, mendŏhešinę me vetęvĕtęhenę, tue θãnę, Kųi ăštę
trašigimtari: ĕyani, l'eta vrasim, k'i tę na mbesi trašigimi.
15, 16 Eδe e ndsŭernę yaštę vĕštit, eδe e vranę. Ḱiš kā me u
bãm' atųne i zoti vĕštit? Kā me arδun', e kā me prĭšunę
kętă bŭyk'itę, eδe vĕštinę kā me ua δãnę tę tiĕręve.
17 Por *ată* kur ndęǵŭenę θãnę, Ḱoftę l'ark! Eδe ai štīu sųtę,
e u θa atųne, Ḱiš ăštę prā kęyŏ k'i ăštę škruem, "Atĕ gūr
k'i s' e pęl'k'ųen' ată k'i ndęrtŏynę, kųi ubã pęr krųe kanti?"
18 Kušdŏ tę bierę mb' atĕ gūr, kā me uθęŕmuem; eδe mbi atĕ
k'i tę bierę, kā me e pęršĕšunę.
19 Eδe Krųe-prĭftęnit' e Škrŭisitę kęrkŭenę me vūmę dŭertę

mbi atĕ nd' atĕ orẹ, por patnẹ frikẹ pŏpulinẹ: sepsĕ e mŭernẹ
20 vešt se pẹr ată θa kẹtĕ parăbulẹ. Eδe ată si rŭeitnẹ,
dẹrgŭenẹ kalauza, ḱi štīhešinẹ se yānẹ tẹ drĕitẹ, ḱi ta zānẹ
me fyaľẹ, pẹr me e δānẹ ndẹr duer tẹ ŭrδẹnit, eδe tẹ puštetit
guvernatorit.
21 Eδe e pụetnẹ, tue θānẹ, Mieštẹr, e dimẹ se fľet eδe mẹsŏn
drĕitẹ, eδe s' i mbā anẹ kuit, por mẹsŏn uδẹn' e Perẹndisẹ
22 me vẹrteta: Ăšt' e ŭδẹsẹ me i δānẹ na Kaisarit pagẹ, apor
23 yo? Eδe *ai* si muer vešt dialẹsīn' e atụneve, u θa atụne,
24 Pẹrsĕ mẹ ngitni? Mẹ diftoni *ńi* dinār. Fụtụrẹn' e kūit, eδe
pẹrmbi-škrońẹn' *e kūit* kā *kẹyŏ?* Eδe *ată* upẹrǵeǵẹn, e θānẹ,
25 tẹ Kaisarit. Eδe ai u θa atụne, Ĺani prā Kaisarit, atŏ ḱi
yānẹ tẹ Kaisarit, eδe Perẹndisẹ, atŏ ḱi yānẹ tẹ Perẹndisẹ.
26 Eδe s' mūftnẹ me e zānẹ me fyaľẹ pẹrpara pŏpulit: eδe
umẹrekulŭenẹ pẹr tẹ pẹrǵĕǵunit e atī, e s' pẹzāytnẹ.
27 Uafruen' eδe disa prei Saddukeiš ḱi fľăsinẹ kundrẹ, se
28 s' āštẹ tẹ nǵălunẹ, eδe e pụetnẹ, tue θānẹ, Mieštẹr, Moiseu
na kā škruem, Ndẹ i vdektẹ kuit i vẹlāi ḱi kā grue, eδe
kụi tẹ vdesi pa *ľānẹ* dieľm, i vẹlāi atī tẹ mar̃i grŭenẹ, eδe
29 tẹ nǵali farẹ mbẹ tẹ vẹlān' e vet. Išinẹ prā štatẹ vẹlazẹn:
30 eδe i pari muer grue, eδe vdiḱ pa dieľm: eδe i dụti muer
31 grŭenẹ, eδe kụi vdiḱ pa dieľm: eδe i treti muer atĕ: kẹštū
32 eδe tẹ štătẹtẹ: eδe nukẹ ľānẹ dieľm, eδe vdiḱẹn. Eδe sẹ
33 mbrapmi tẹ ǵīθẹve vdiḱ eδe grŭeya. Ndẹ tẹ nǵălunit prā
kūit prei atụneve kā me ḱĕnunẹ grŭeya? sepsĕ tẹ štatẹt' e
34 patnẹ atĕ grue. Eδe Iesui upẹrǵĕḱ, e u θa atụne, Tẹ biyt'
35 e kẹsāi yete martōyn' e martŏhenẹ: por ată ḱi bāhenẹ tẹ
zŏtẹnitẹ me fituem atĕ yetẹ, eδe tẹ ngălunitẹ prei sẹ vdĕkuniš,
36 as martōyn' as martŏhenẹ: sepsĕ as me vdĕkunẹ s' mūndenẹ
mā: sepsĕ *yānẹ* porsi ĕnǵuytẹ; eδe yānẹ tẹ biyt' e Perẹndisẹ,
37 kur yānẹ tẹ biyt' e tẹ nǵălunit. Eδe se nǵălenẹ tẹ vdĕkunitẹ,
eδe Moiseu e diftōi ndẹ fer̃ẹt, kur θotẹ Zŏtinẹ "Perẹndīn'
e Abrahamit, eδe Perẹndīn' e Isaakut, eδe Perẹndīn' e
38 Iakobit". Sepsĕ *ai* nuk' āštẹ Perẹndī tẹ vdĕkuniš, por tẹ

39 ǵaleš: sepsĕ tẹ ǵiθẹ ṙŏynẹ nd' atĕ. Eδe disa prei Škrŭisiš
40 upẹrǵeǵẹn' e θãnẹ, Mieštẹr, mirẹ θē. Eδe s' gutsŏyšinẹ me
e pụĕtunẹ mã kurǵã.
41 Eδe *ai* u θa atụne, Si θōnẹ se Krišti ăšt' i bīr' i Davidit?
42 Eδe ai Davidi vetẹ θotẹ ndẹ ľibẹr tẹ psălmẹvet, "I θa Zoti
43 Zotit t'em, Ṙi prei sẹ diăθtẹsẹ s'emẹ, nǵụš sā tẹ vē anẹmĭḱt'
44 e tū ndẹnẹ kambẹt' e kămbẹvet tua". Davidi prā ḱuen atĕ
45 Zot, e si ăšt' i bīr i atī? Eδe ǵiθẹ pŏpuli kur po ndẹǵonte,
46 u θa dišĕpuyvet vet, Ruhi prei Škrŭisiš ḱi dŭenẹ me
ĕtsunẹ me stoľia, eδe dŭenẹ tẹ pẹršẹndĕtuna ndẹpẹr treǵet,
47 eδe vendet' e para ndẹpẹr synagogat, eδe krụe-mẹsale ndẹpẹr
darḳat; tẹ tsīlẹtẹ hanẹ štẹpiat' e tẹ vēvet, tue štimẹ škăik
sa făľenẹ šumẹ. Kẹtă kãnẹ me maṙẹ mã tĕpẹrẹ mundĭm.

## KAPTINA XXI.

1 Eδe tšŏi sụ̃t' e pā tẹ păsunitẹ ḱi hĕθšinẹ δunẹtiat' e veta
2 ndẹ kutī tẹ ľimŏšẹnẹsẹ. Pā eδe ńī grue tẹ vobĕkẹtẹ tue
3 heδun' atiĕ dụ̃ tẹ ĭmẹta. Eδe θa, Pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom
yuve, se ayŏ grŭeya e vē eδe e vobĕkẹtẹ hoδi mã šumẹ se
4 tẹ ǵiθẹ: sepsĕ ǵiθẹ kẹtă hoθnẹ te δunẹtiat' e Perẹndisẹ prei
tẹ tepẹrŭemit vet, por ayŏ hoδi ǵiθẹ ǵãnẹ ḱi pat prei tẹ
măngunit.
5 Eδe disa kur θŏšinẹ pẹr tĕmpulinẹ, se ăšt' stoľísunẹ me
6 gurẹ tẹ bukur' e me δunẹtia, θa, Kẹtŏ ḱi vēni orē, kãnẹ
me ărδunẹ ditt, ndẹr atŏ s' kā me mbĕtunẹ gūr pẹrmbi gūr,
ḱi tẹ mos ṙẹdsŏhetẹ.
7 Eδe e pụetnẹ, tue θãnẹ, Mieštẹr, kurẹ prā kãnẹ me ubãmẹ
kẹtŏ? eδe tš' šeńẹ *kā me ḱĕnunẹ* kur tẹ băhenẹ kẹtŏ?
8 Eδe ai θa, Šikoni tẹ mos gẹńĕheni: sepsĕ šumẹ vetẹ kãnẹ
me ărδunẹ mb' ĕmẹnit t'em, tue θãnẹ, Se unẹ yam; eδe
9 koha uafrue: mos škoni prā mbrapa atụ̃neve. Eδe kur tẹ
ndẹǵoni ľŭftẹna e tẹ pẹrzīeme, mos ufrikoni: sepsĕ kẹtŏ
dŭhenẹ me ubãmẹ mã pẹrpara, por nuk' *ăštẹ* pẹrńiherẹ tẹ
mbarŭemitẹ.

10 Atẹherẹ u θoštc atụne, Kā me ungrĭtunẹ komp kundrẹ
11 kombi, eδe mbẹretẹnī kundrẹ mbẹretẹnie: eδe kā̃nẹ me
ubā̃mẹ tẹrmĕtẹna tẹ mẹδā vende mbẹ vende, eδe zīa e
sẹmunda, eδe kā̃nẹ me ḱĕnunẹ frika e šeńe tẹ mẹδā prei ḱielit.
12 Por para ǵiθẹ kẹtụ̈neve kā̃nẹ me vū̃mẹ duert' e veta mbi
yu, eδe kā̃nẹ me *u* ndiekun', e me *u* δā̃nẹ ndẹr duer ndẹpẹr
pẹrmbẹľĕδẹye e *ndẹpẹr* burǵe, tue *u* tẹrhĕkunẹ ndẹpẹr mbẹrĕtẹna
13 e *ndẹpẹr* guvernatorẹ pẹr punẹ t' ĕmẹnit t'em. Eδe *kẹyŏ* kā
14 me u ǵăitunẹ yuve pẹr dešmī. Vĕni prā ndẹ zĕmẹrat tŭeya,
mos vĕni ndẹr mend pẹrpara tš' fyaľẹ me u δā̃n' atụne:
15 sepsĕ unẹ kam pẹr me u δā̃nẹ yuve goyẹ eδe ditunī, ḱi
s' dotẹ mŭndeńẹ me fŏľunẹ kundrẹ, as me dăľunẹ kundrẹ
16 ǵiθ' anẹmiḱtẹ tŭei. Eδe keni me uδā̃nẹ ndẹr duer eδe prei
pẹrĭntš e *prei* vẹlăzẹniš e *prei* niĕrẹziš tŭei e *prei* miḱš;
17 eδe kā̃nẹ me vramẹ *disa* prei yuš. Eδe keni me ḱĕnunẹ tẹ
18 mař̌ẹ mẹnī prei sẹ ǵiθẹš pẹr ĕmninẹ t'em. Por as *ńī* ḱime
19 *fľoku* prei kresẹ tŭei s'kā me hŭpunẹ. Me durĭminẹ tŭei
keni me fituem špĭrtẹnatẹ tŭei.
20 Eδe kur tẹ šifni Ierusalĕmẹnẹ ř̌eθuem prei uštẹriaš, atẹherẹ
21 mĕř̌nia vešt se uafrue tẹ škretŭemit' e asāi. Atẹherẹ ată *ḱi
tẹ yĕ̄nẹ* ndẹ Iudĕ, ľet' ĭkinẹ ndẹpẹr maľet; eδe ată ḱi *tẹ yĕ̄nẹ*
mbrenda nd' atĕ, ľetẹ dăľinẹ yaštẹ: eδe ată *ḱi tẹ yĕ̄nẹ* ndẹpẹr
22 katŭnde, ľetẹ mos hụ̆yuẹ mbrenda nd' atĕ. Sepsĕ atŏ yā̃nẹ
ditt špagimi, pẹr me umbŭšunẹ ǵiθ' atŏ ḱi yā̃nẹ škruem.
23 Eδe myĕr atŏ *grā* ḱi yā̃nẹ me bař̌ẹ, e ḱi kā̃nẹ fošńe pẹr ǵĭ̃y
nd' atŏ ditt! sepsĕ kā me ḱĕnunẹ štrẹngĭm i maθ ndẹ δĕt,
24 eδe zemẹrĭm mbẹ kẹtĕ popul. Eδe kā̃nẹ me rā̃nẹ ndẹpẹr
goyẹ tẹ θĭkẹsẹ, eδe kā̃nẹ me usklavŏsunẹ ndẹpẹr ǵiθẹ kombet:
eδe Ierusalema kā me ḱĕnunẹ škĕľunẹ prei kombeš, ngụš sā
tẹ mbŭšenẹ kohat' e kŏmbevet.
25 Eδe kā̃nẹ me ḱĕnunẹ šeńe ndẹ diel, e ndẹ hanẹ, e ndẹ
hụ̆yt; eδe mbi δĕt štrẹngĭm kombeš tue vramẹ mĕndienẹ;
26 eδe kā me ǵimuem dĕti eδe văľẹtẹ; niĕrẹzẹvet kā me u
dăľunẹ špirti prei frikẹs', e prei tẹ prĭtunit *tẹ vẹštĭravet* ḱi

vĩnę sipęr bŏtęsę: sepsĕ fuќiat' e ќīlvet kãnę me utŭnđunę.
27 Eδe atęherę kãnę me pamę tę bīrin' e nieriut tue ărδunę
28 ndę rēt me fuќī e me ľaft tę maθ. Eδe kętŏ kur tę filŏynę
me ubãmę, ngreni krĕnętę tŭei e šifni; sepsĕ po afrŏhetę
šperl ľimi yŭei.
29 Eδe u θa atųne ńī parăbulę; Šifni drūn' e fikut eδe ǵiθę
30 drutę; taštĭ kur tę tšĕľinę, šifni e meřni vešt me vetęvĕtęhenę,
31 se taštĭ tę kořęt' ãštę nǵat. Kęštŭ eδe yu, kur tę šifni kętŏ
32 se bãhenę, ta dini se mbęretęnia e Peręndisę ãštę nǵat. Pęr
tę vęrtĕt po u θom yuve, se kųi bres s' kā me škuem, nǵųš
33 sā tę bãhenę tę ǵiθa kętŏ. Ќieli eδe δēu kãnę me škuem,
por fyaľęt' e mia s' kãnę me škuem.
34 Eδe vĕni orē vĕtęhenę tŭei, se mos u randŏhenę zĕmęratę
tŭeya prei kresę randę e *prei* tę dĕitunit e *prei* găiľeš yĕtęsę,
35 eδe tę vĩyę pęrsipęr yuš befas ayŏ ditę: sepsĕ porsi ľak kā
me ărδunę sipęr ǵiθ' atųneve ќi řinę mbi faќen' e ǵiθę δēut.
36 Ŕini ќūtę prā tue uľŭtunę mbę tš' do kohę, ќi tę bãheni tę
zŏtęnitę pęr me ĭkunę prei ǵiθ' asŏš ќi kãnę me ubãmę,
eδe tę řini pęrpara tę bīrit nieriut.
37 Eδe dĭtęnę *ai* męsonte ndę tempul; eδe nătęnę diľte yaštę,
38 e bunte ndę maľt ќi ќuhet' i Ulĩvet. Eδe ǵiθę pŏpuli vinte
tšę me nătie tek ai ndę tĕmpul pęr me ndęǵuem atĕ.

## KAPTINA XXII.

1 Uafrue eδe festa e tę pa-brŭmievet, ќi ϵŏhetę Paškę.
2 Eδe Krųe-prĭftęnit' eδe Škrŭisitę kęrkŏyšinę se si me e
vramę: sepsĕ kĭšinę frikę pŏpulinę.
3 Eδe Satanai hųni te Iuda ќi ќŭhei Iskariŏt, i tsili ište
4 prei nŭmęrit tę dų-mbę-δĕtęvet. Eδe vŏiti e foľi baškę me
Krųe-prĭftęnit e me tę paręt e uštętŏręvet, se si me ua δãnę
5 ndęr duer. Eδe *ată* ugęzŭenę, eδe bãnę fyaľę me i δãnę
6 argănd. Eδe *ai* uzotue, eδe kęrkonte kohę me ua δãnę ndęr
duer, kur tę mos yetę ǵĭndęye.
7 Eδe erδi dita e tę pa-brŭmievet, ќi dŭhei me uθĕrunę

8 paška. Eδe *Iesui* dęrgōi Pietrin' eδe Ǵiŏnninę, e θa, Škoni
9 e na bǎni gati pǎškęnę, pęr me ngrãnę. Eδe atǎ i θãnę,
10 Ku do me e bãmę gati? Eδe ai u θa atụne, Kur tę hụ̃ni
yu ndę ḱụtĕt, ḱe te kā me u takuem yuve *ńi* nieri tue
bǎrtunę *ńī* štambę uyę; mĕŕnia mbrapa ndę štępī, ku tę hụ̃yę:
11 eδe θŏni tę zotit štępisę, Mieštri tę θotę, Ku ãštę vendi,
12 ḱi kam me ngrãnę pǎškęnę baškę me dišĕpuyt' e mī? Eδe
ai kā me u diftuem yuve *ńī* δomę tę maδe štruem: atiĕ bǎni
13 gati. Eδe *atǎ* si škŭenę, ǵetnę sikurse u θa atụne: eδe bãnę
gati pǎškęnę.
14 Eδe kur erδi ora, ndĕyti ndę męsalę, eδe tę dụ-mbę-δĕt'
15 apŏstuytę baškę me atĕ. Eδe u θa atụne, Me dęšęrĭm
dęšęrova me ngrãnę kętĕ paškę baškę me yu, para se tę
16 pęsoy: sepsĕ po u θom yuve, Se s' kam me ngrãnę mã prei
17 asāi, ngụš sā tę mbŭšetę ndę mbęretęnīt tę Peręndisę. Eδe
si muer potĭrinę, ufāĺ ndersę, e θa, Meŕni kętĕ, eδe dǎnia
18 ndęrmiĕt yuš: sepsĕ po u θom yuve, Se s' kam me pimę
prei pĕmęsę ḱi piel harδia, ngụš sā tę vĩyę mbęretęnia e
Peręndisę.
19 Mbasandai muer bukę, e ufāĺ ndersę, eδe e θēu, e u δa
atụne, tue θãnę, Kụ̃i ãštę korpi em, ḱi nĕpetę pęr yu: kętĕ
20 bǎni bęr me mę pęrmĕndunę. Kęštŭ *muer* eδe potĭrinę,
mbassi darkōi, tue θãnę, Kụ̃i potīr *ãštę* δiata e rē ndę ǵak
21 t'em, ḱi dĕrδetę pęr yu. Por ḱe dora e atī ḱi mę traθtŏn
22 *ku ãštę* baškę me mue mbi truvĕzęnę. Eδe i bīr' i nieriut
vete, sikurse ãšt' urδęnuem: por myĕr ai nieri, ḱi traθtŏhetę
23 prei atī! Eδe atǎ filŭenę me ungrãnę ńiani me tiĕtrinę, se,
valę tsili prei asĭš dotę yĕt' ai ḱi kā me bãmę kętĕ.
24 E uhangręn eδe ńiani me tiĕtrinę, paĺe tsili prei asĭš
25 dŭketę me ḱĕnunę mã i maθ. Eδe ai u θa atụne, Mbęretęnit'
e kŏmbevet urδęnōyn' atǎ; eδe atǎ ḱi puštōyn' atǎ ḱŭhenę
26 mirę-bãmęsa. Por yu nukę *dotę yĕni* kęštŭ: por tsili *ãštę*
mã i maθ ndęr yu, ĺetę bǎhetę porsi mã i vŏgęĺi; eδe i pari
27 porsi ai ḱi šęrbĕn. Sepsĕ tsili *ãštę* mã i maθ, ai ḱi ãštę

ndĕńunẹ ndẹ mẹsalẹ, apor ai ḱi šẹrbĕn? yo ai ḱi ā̆štẹ
ndĕńunẹ ndẹ mẹsalẹ? por unẹ yam ndẹrmiĕt yuš porsi ai
28 ḱi šẹrbĕn. Eδe yu yē̆ni ată ḱi kē̆ni mbĕtunẹ baškẹ me mue
29 ndẹ ngăsẹyet e mia: *pẹrandai* eδe unẹ bā̆y gati pẹr yu *ńī*
30 mbẹretẹnī, sikurse em-ātẹ bā̆ni gati pẹr mue, ḱi tẹ hani e
tẹ pini mbẹ truvezẹt t'eme ndẹ mbẹretẹnīt t'eme, eδe tẹ ŕini
mbẹ šḱembe tue ǵukuem tẹ dụ-mbẹ-δētẹ farat' e Israelit.
31 Eδe Zoti θa, Simon, Simon, ḱe Satanai te kẹrkōi pẹr me
32 u šŏšunẹ yuve porsi grū̆ninẹ: por un' uĺuta pẹr tụi, ḱi tẹ
mos mengoyẹ besa yote: eδe ti, kur tẹ kẹθeheš ndońi herẹ,
33 fortsŏ vẹlăzẹnit' e tū. Por ai i θa, Zot, yam gati me vŏtunẹ
34 baškẹ me tụi eδe ndẹ burk eδe ndẹ vdekẹ. Por ai θa, Pietẹr,
po tẹ θom, s' kā me kẹnduem sot ǵeĺi, para se tẹ mẹ mohoyš
trī herẹ, se s' mẹ nǵef.
35 Mbasandai u θa atụne, Kur u dẹrgova yuve pa kuĺetẹ e
36 *pa* stratsẹ e *pa* kẹputsẹ, mos u mengōi ǵā̆ yuve? Eδe ată
θā̆nẹ, Kurǵā̆. U θa prā atụne, Por taštī, ai ḱi tẹ ketẹ kuĺetẹ,
ĺeta maŕi *me vĕtẹhe*, kẹštū̆ eδe stratsẹ: eδe ai ḱi tẹ mos ketẹ,
37 ĺetẹ šesi petkun' e vet, eδe ĺetẹ bĺeyẹ θikẹ. Sepsĕ po u
θom yuve, se eδe kẹyŏ e škrŭeme dŭhetẹ me umbaruem
mbi mue, se, "Eδe unumẹrue baškẹ me tẹ pa-ĺiǵẹt": sepsĕ
38 atŏ *ḱi yā̆nẹ škruem* pẹr mue mbarŏhenẹ. Eδe ată θā̆nẹ, Zot,
ḱe *te yā̆nẹ* kẹtŭ dụ θika. Eδe ai u θa atụne, Miăft ā̆štẹ.
39 Mbasandai dueĺ e voti ndẹ Maĺt tẹ Ulīvet, sikurse e kište
40 zakŏn: eδe dišĕpuyt' e atī e mŭernẹ mbrapa. Eδe si erδi
ndẹ vend, u θa atụne, Făĺuni pẹr mos me hụ̄mẹ ndẹ ngăsẹye.
41 Eδe ai uškẹpŭt prei atụ̆neve, sā ńi tẹ hĕδunẹ gūri, eδe
42 rā mbẹ ǵuńẹ, e făĺei, tue θā̆nẹ, o Ātẹ, ndẹ datš me ĺarguem
kẹtĕ potīr prei meyet: vetš yo dašunimi em, por ụti ubā̆ftẹ.
43, 44 Eδe i udŭk *ńi* enǵul prei ḱieli tue i δā̆nẹ fuḱī. Eδe si
erδi ndẹ štrẹngīm, făĺei mā̆ tĕpẹrẹ. Eδe diersa e atī ubā̆
porsi pika ǵaku, ḱi bĭenẹ mbẹ δēt.
45 Eδe si ungrīt prei sẹ făĺunit, erδi te dišĕpuyt' e vet, e i
46 ǵeti fyĕtunẹ prei iδẹnimit, eδe u θa atụne, Pẹrsĕ fĺīni?

ngrihi e făľuni, ḱi tẹ mos hụ̃ni ndẹ ngăsẹye.
47 Eδe ai kur ište por tue fŏľunẹ, ḱe ǵïndẹye, eδe ai ḱi
θŏhei Iudẹ, ńi prei tẹ dụ-mbẹ-δĕtẹvet, te po vĩnte pẹrpara
48 atụ̃neve, eδe uafrue te Iesui pẹr me e pŭθunẹ. Eδe Iesui i
θa, Iudẹ, me tẹ pŭθunẹ traθtŏn tẹ bīrin' e nieriut?
49 Eδe ată *ḱi išinẹ* ṙeθ atī kur panẹ se ḱiš dotẹ băhei, i
50 θãnẹ, Zot, a dŏ t' *u* bïemẹ me θikẹ? Eδe ńi prei atụ̃neve i
51 rā šẹrbẹtorit Krụe-priftit, eδe i preu vešin' e diaθtẹ. Por
Iesui upẹrǵĕḱ, e θa, Ĺĕni nǵụš kẹtŭ: eδe ṙoku vešin' e atī,
eδe e šẹndoši.
52 Eδe Iesui u θa Krụe-prĭftẹnavet e tẹ părẹvet tĕmpulit e
pľeḱvet ḱi kišin' ărδunẹ mbi atĕ, Porsi mbi kursarẹ keni
53 dăľunẹ baškẹ me θika e me drũ? Eδe unẹ kur ĭšiem pẹrditẹ
me yu ndẹ tempul, nukẹ štrĩtẹ dŭertẹ mbi mue: por kẹyŏ
ãšt' ora yŭei, eδe pušteti i eṙẹsĭnẹsẹ.
54 Eδe si e zũnẹ, e tšŭenẹ, eδe e prũnẹ mbrenda ndẹ štẹpīt
tẹ Krụe-prĭftit. Eδe Pietri e meṙte mbrapa pẹr sẹ ľargut.
55 Eδe *ată* si ndezẹn ziăṙm ndẹ miedĭs tẹ avlisẹ, eδe ndĕytnẹ
56 baškẹ, ndĕyti eδe Pietri ndẹ miedĭs t' atụ̃neve. Eδe *ńī*
šẹrbẹtore kur pā atĕ tue ndĕńunẹ pẹr-anẹ ziaṙmit, tšŏi sụ̃tẹ
57 mb' atĕ, e θa, Eδe kụ̃i ište baškẹ me atĕ. Por ai e mohŏi,
58 tue θãnẹ, O grue, nuk' e nǵof. Eδe mbas ńī grime, kur pā
59 atĕ *ńi* tietẹr, θa, Eδe ti yē prei asĭš. Por Pietri θa, O nieri,
nukẹ yam. Eδe mbassi škŏi afẹr ńi orẹ, ńi tietẹr ḱindronte
mbẹ fyaľẹt, tue θãnẹ, *se* Pẹr tẹ vẹrtĕt eδe kụ̃i ište baškẹ
60 me atĕ: sepsĕ ãštẹ Galileān. Por Pietri θa, O nieri, nukẹ
61 diy se ḱiš θue. Eδe pẹrńiherẹ, kur ište ai por tue fŏľunẹ,
kẹndŏi ǵeľi. Eδe Zoti ukẹθụe, e štiu sụ̃tẹ mbẹ Piĕtrinẹ.
Eδe Pietrit i rā ndẹr mend fyaľa e Zotit, sikurse i pat
θãnẹ, Se, para se tẹ kẹndoyẹ ǵeľi, kē me mẹ mohuem trī
62 herẹ. Eδe Pietri dueľ yaštẹ, eδe ḱyau iδẹt.
63 Eδe ată bŭṙatẹ ḱi mbăyšinẹ Iesunẹ, ľŭeyšinẹ me atĕ, eδe
64 e ṙifšinẹ: eδe i mbuľŏyšinẹ sụ̃t' e i bĭyšinẹ făḱesẹ, eδe e
65 pụĕtšinẹ, tue θãnẹ, Profetizŏ, tsili ãšt' ai ḱi tẹ rā? Eδe i

θǒšinę šumę tę tiera tue němunę.
66 Eδe si ubā̃ ditę, umbęľǒθ pľeќęsia e pǒpulit e Krue-
prǐftęnit' e Škrǔisitę, eδe e prū̃nę naľt ndę baškę-nděytien'
67 e vet, tue θā̃nę, Ndę yē ti Krišti? na θǔei. Eδe *ai* u θa
68 atune, Ndę u θanša yuve, s' keni me besuem: eδe ndę *u*
puetša, s' keni me m' upęrǵěǵunę, as s' keni me mę ľišuem:
69 Tšę taštī i bīr' i nieriut kā me ќěnunę tue nděńunę prei
70 sę diăθtęsę fuќisę Peręndisę. Atęherę tę ǵiθę θā̃nę, Ti prā
71 yē i bīr' i Peręndisę? Eδe ai u θa atune; Yu po θoni se
unę yam. Eδe ată θā̃nę, Tš' nevoyę kemi mā̃ pęr dešmī?
sepsě *na* vetę e ndęǵuem prei goyęs' atī.

## KAPTINA XXIII.

1 Atęherę ǵiθę šumitsa e atuneve ungrīt, eδe e prū̃nę te
Pilati.
2 Eδe filǔenę me e pęrfǒľunę, tue θā̃nę, *se* Kętě e ǵetęm
tue kęθuem prapę kǒmbinę, eδe tue pęrmbăitunę me i δā̃nę
Kaisarit paga, tue θā̃nę pęr vetęvětęhenę se ā̃stę Krišti
3 mbęrět. Eδe Pilati e pueti, tue θā̃nę, Ti yē mbęreti i Iudevet?
Eδe ai upęrǵěќ, e i θa, Ti po θue.
4 Eδe Pilati u θa Krue-prǐftęnavet eδe ǵīndęyesę, Nukę
5 ǵē̃y nbońi fáy te kǔi nieri. Por ată ќindrǒyšinę mbę fyaľęt, tue
θā̃nę, Se pęrzien pǒpulinę, tue męsuem ndępęr ǵiθę Iudenę,
6 zā̃nę filę prei Galilesę nǵuš kętǔ. Eδe Pilati kur ndęǵōi
7 Galilenę, pueti ndę ā̃st' ai nieri Galileān. Eδe kur e muer
vešt se ā̃stę prei *vendit* puštetit Herodit, e dęrgōi te Herodi,
sepsě eδe ai ište ndę Ierusalem nd' atǒ ditt.
8 Eδe Herodi kur pā Iesunę, ugęzue fort: se kište miā̃ft
*kohę* ќi donte me e pamę, sepsě kište ndęǵuem šumę *punę*
pęr atě; eδe šperente me pamę ndońi šeńę bā̃mę prei atī.
9 Eδe e pueste me šumę fyaľę; por ai s' i pęrǵěǵei kurǵā̃.
10 Kδe Krue-prǐftęnit' eδe Škrǔisitę r̄iyšinę tue pęrfoľun' atě
11 fort šumę. Eδe Herodi baškę me uštętoręt' e vet e bā̃ni mbę
asǵā̃, eδe e ľǔeiti, eδe i veši *ńi* petk tę ndritšim, eδe e

12 dẹrgōi pẹr-sẹ-rī te Pilati. Eδe nd' atĕ ditẹ Pilati eδe Herodi
ubãnẹ mik niani me tiĕtrinẹ: sepsĕ pẹrpara ĭšinẹ ndẹr
anẹmikẹsī niani me tiĕtrinẹ.
13 Eδe Pilati si θiṙi baškẹ Krụe-prĭftẹnit' eδe tẹ parẹt' eδe
14 pŏpulinẹ, u θa atụne, Prũtẹ kẹtĕ nieri tek unẹ, se pẹrzien
pŏpulinẹ: eδe ke unẹ tek e ǵukova pẹrpara yuš, eδe s' ǵeta
ndoni fãy te kụi nieri pẹr sā tẹ pẹrfŏlunẹ θõni kundrẹ atī:
15 por as Herodi; sepsĕ u dẹrgova yuve tek ai: eδe ke te s' kā
16 bãmẹ ndoni punẹ me uδẹ pẹr vdekẹ: mbassi ta mundoy prā,
kam me e lišuem.
17 Eδe ište nevoyẹ pẹr me u lišuem atụne ni *nieri prei*
18 *burgut* pẹr ditẹ feste. Eδe ǵiθẹ šumitsa bẹrtitnẹ, tue θãnẹ,
19 Ngreye kẹtĕ, eδe na lišŏ Barabbanẹ: i tsili ište hĕδunẹ ndẹ
burk pẹr ni tẹ pẹrziem ki kište bãmẹ ndẹ kụtĕt, eδe *pẹr* vrăsie.
20 Pẹr-sẹ-rī prā Pilati *u* foli, sepsĕ donte me e lišuem Iesunẹ.
21 Por ată θẹṙitšinẹ, tue θãnẹ, Krụkẹzoye, krụkẹzoye atĕ.
22 Eδe ai pẹr sẹ treti u θa atụne, Pẹrsĕ, tš' tẹ kek bãni kụi?
s' ǵeta as ndoni fãy tek ai pẹr vdekẹ: mbassi ta mundoy
23 prā, kam me e lišuem. Por ată kindrŏyšinẹ me zã tẹ maθ,
tue lụpunẹ me ukrụkẹzuem ai: eδe zãnet' e atụneve eδe tẹ
24 Krụe-prĭftẹnavet zĭšinẹ vend. Eδe Pilati e ǵukōi me uδẹ tẹ
25 băhetẹ kiš lụpšin' ată. Eδe u lišōi atụne atĕ ki ište hĕδunẹ
ndẹ burk pẹr tẹ pẹrziem e *pẹr* vrăsie, ki e lụpšinẹ; eδe u δa
atụne ndẹr duer Iesunẹ me bãmẹ si tẹ denẹ.
26 Eδe si e tšuenẹ yaštẹ, zũnẹ ni farẹ Simon Kyreniān tue
ărδunẹ prei ărẹsẹ, eδe i vũnẹ krụkinẹ mbi kraha me e
prũmẹ mbrapa Iesuit.
27 Eδe e meṙte mbrapa šumitsẹ pŏpuli, e grāš, tẹ tsĭlatẹ
28 ndŭkešin' e băyšinẹ vayẹ pẹr atĕ. Por Iesui ukẹθụe, e u θa
atụne, Biyat' e Ierusalemit, mos kyani pẹr mue, por kyani
29 pẹr vetẹvĕtẹhen' eδe pẹr diĕlmt tŭei. Sepsĕ ke te vĭnẹ ditt,
ki keni me θãnẹ, Tẹ lumta *yãnẹ* šterbat', eδe ată barke ki
30 nukẹ pŭelnẹ, eδe ată ǵĭy ki nuk' uθiθnẹ. Atẹherẹ dotẹ
filŏynẹ me u θãnẹ măĺevet, Bini mbi nē: eδe kŏndravet,

31 Na mbuľoni. Sepsĕ ndẹ ḱoftẹ se mbẹ drūn' e ńgomẹ bāynẹ
keyŏ, mbẹ tẹ θătẹnẹ ḱiš băhetẹ?
32 Po bĭhešin' eδe dṳ tẹ tierẹ keḱ-bămẹsa pẹr me uvramẹ
baškẹ me atĕ.
33 Eδe kur erθnẹ nbẹ vend ḱi ḱuhet' i Kresẹ, atiĕ krṳḱẹzuen'
atĕ, eδe ată keḱ-bămẹsitẹ, ńianinẹ pẹr sẹ diaθti, eδe tiĕtrinẹ
34 pẹr sẹ řẹmākti. Eδe Iesui θošte, o Ātẹ, ndẹye-i ată; sepsĕ
nukẹ dinẹ se ḱiš băynẹ.
Eδe *ată* si danẹ petkat' e atī, štinẹ šortẹ.
35 Eδe pŏpuli řinte tue vūm' orē. Eδe tẹ parẹt' e pẹrḱĕššinẹ
baškẹ me ată, tue θānẹ, Tẹ tierẹ špẹtōi; ľetẹ špẹtoyẹ
36 vetẹvĕtẹhenẹ, ndẹ ḱoftẹ kṳi Krišti, i sǵĕδuni Perẹndisẹ. Eδe
ľŭeyšinẹ me atĕ eδe uštẹtŏrẹtẹ, eδe afrŏhešin' e i bĭyšin ŭθulẹ,
37 eδe θŏšinẹ, Ndẹ yē ti mbẹreti i Iudevet, špẹtŏ vetẹvĕtẹhenẹ.
38 Eδe ište škruem mbi atĕ eδe *ńī* pẹrmbi-škrońẹ me ľĕtẹra
Greḱište, e Romanište, e Hebreište, KṲI ĀŠTẸ MBẸRETI
I IUDEVET.
39 Eδe ńi prei *asĭ* keḱ-bămẹsiš ḱi ĭšinẹ vărunẹ nemte
atĕ, tue θānẹ, Ndẹ yē ti Krišti, špẹtŏ vĕtẹhenẹ tande eδe
40 neve. Por tietri upẹrǵĕḱ, e ḱirtōi atĕ, tue θānẹ, Aspor s' kē
41 frikẹ Perẹndinẹ ti, se yē ndẹ ńi mundĭm me atĕ? Eδe na
me uδẹ *vŭeymẹ*: sepsĕ mařim pagĭm sikurse na vẹyĕn pẹr
42 sā punuem: por kṳi s' punōi ndońi ǵā pa-vend. Mbasandai
i θošte Iesuit, Kuyto-mẹ, o Zot, kur tẹ vĭš ndẹ mbẹretẹnīt
43 tande. Eδe Iesui i θa, Pẹr tẹ vẹrtĕt po tẹ θom, Sot kē me
ḱĕnunẹ baškẹ me mue ndẹ paradĭs.
44 Eδe ište afẹr ǵaštẹ orẹ, eδe ubā eřẹsinẹ mbẹ ǵiθẹ δēnẹ
45 ngṳš mbẹ nandẹ orẹ, Eδe dieli ueřẹsue, eδe kurtina e
tĕmpulit ušḱṳe pẹr miedĭs.
46 Eδe Iesui θẹřiti me zā tẹ maθ, e θa, o Ātẹ, ndẹr duer
tẹ tua ľā špĭrtinẹ t'em. Eδe si θa kẹtŏ, δa špĭrtinẹ.
47 Eδe urδẹn-ḱĭndẹsi, kur pā se ḱiš ubā, ľavdōi Perẹndinẹ,
tue θānẹ, Pẹr tẹ vẹrtĕt kṳi nieri păsẹka ḱenun' i drĕitẹ.
48 Eδe ǵiθẹ ǵĭndẹya ḱi kišin' ărδunẹ baškẹ pẹr me vūm' orē,

kur panę se ḱiš ubā̃, kęθěhešinę tue řăfunę krahanoręt' e
49 vet. Eδe ǵiθ' ată ḱi nǵifšin' atě̃, kĭšinę nděńunę pęr sę
ľargut, eδe atŏ grā ḱi e kĭšinę mařę mbrapa prei Galilesę,
tue vū̃m' orē kętŏ *punę*.
50 Eδe ḱe *ńi* būř ḱi ḱŭhei Iosef, i tsili ište ǵukatęs, nieri i
51 mirę eδe i drěitę, (kų̈i nukę ḱě nděńunę baškę ndę kęšilet
e ndę punęt t' atų̈neve,) prei Arimaθesę ḱų̈tetit Iudevet:
52 eδe priste mbęretęnīn' e Peręndisę eδe ai. Kų̈i erδi pęr-anę
53 Pilatit, e ľųpi korpin' e Iesuit. Eδe si e sdrųpi, e mpęštuel
me pęľhurę, eδe e vū̃ni ndę *ńi* voř tę ľatuem, ḱi atų̈ kurkŭš
54 s' ište vū̃mę kuřę ndońī herę. Eδe ište dīt' e prende, eδe
gęδinte e šętunę.
55 E mŭernę mbrapa eδe grā̃, tę tsĭlatę kišin' ărδunę baškę
me atě̃ prei Galilesę, e panę vŏřinę, eδe se si uvū̃ korpi atī
56 *atiě̃*. Eδe ukęθųen' e bā̃nę gati aroma eδe vŏyna eret; eδe
tę šętunęn' uprā̆ytnę mbas porosisę *ľĭǵęsę*.

## KAPTINA XXIV.

1 Eδe *ditęn'* e parę tę yăvęsę, fort me nătie, erθnę mbi voř,
e prū̃n' atŏ arŏmatę ḱi kĭšinę bā̃mę gati, eδe disa *tę tiera*
2, 3 baškę me atŏ. Eδe ǵetnę gŭrinę řokulųem prei vořit. Eδe
4 si hų̈̃nę mbrenda, s' ǵetnę korpin' e Zotit Iesu. Eδe kętŏ
kur po vrĭtšinę měndienę pęr kętě̃ *punę*, ḱe te ḱindrŭenę
5 pęrpara atų̈neve dų būřa me petka ḱi škrepętī̆yšinę: eδe atŏ
kur ufrikŭenę, eδe uľnę făḱenę mbę δēt, θā̃nę tek atŏ,
6 Pęrsě kęrkoni tę ǵălinę ndęr tę vděkunit? Nuk' ā̆štę kętŭ,
por unǵāl. Kuytohi si u pat fŏľunę yuve, kur ḱě por ndę
7 Galilē, tue θā̃nę, Se i bīr' i nieriut dŭhetę me uδā̃nę ndęr
duer niěręziš faytorę, eδe me ukrųḱęzuem, eδe tę trětęnę
8 ditę me unǵălunę. Eδe u rā̃nę ndęr mend atųne fyaľęt' e atī.
9 Eδe si ukęθų̈enę prei vořit, u δā̃nę zā̃ pęr ǵiθę kętŏ tę
10 ńi-mbę-δětęvet eδe ǵiθę tę tiěręvet. Eδe išinę Maria
Magdalena eδe Ioanna eδe Maria e *ama* Iakobit eδe tę
tiěratę baškę me atŏ, tę tsilat' u θošin' apŏstuyvet kętŏ

11 *fyaľę*. Por fyaľęt' e atų̈neve uduknę pęrpara atų̈neve porsi
mařī, eδe nuk' u zĩyšinę besę atų̈neve.
12 Eδe Pietri ungrĭt, e vŏiti me vrap ndę vořt; eδe uŭľ e pā
pęľhŭratę ku ĭšinę pęr δē vĕtęmę, eδe iku tue umęrekuluem
me vetęvĕtęhe pęr kętĕ punę.
13 Eδe ke dų *vetę* prei atų̈neve tek ĭšinę tue vŏtunę nd' atĕ
ditę mbę ńi katŭnd ki kŭhetę Emmaus, ǵaštę-δētę stade
14 ľark prei Ierusalemit. Eδe ată flĭsinę ndęrmiĕt atų̈neve pęr
15 ǵiθę kętŏ *punę* ki kĭšinę ǵăitunę. Eδe kur po flisin' e po
hăhešinę ńiani me tiĕtrinę, uafrue eδe ai Iesui vetę, e
16 škonte baškę me ată. Por sų̈t' e atų̈neve mbăhešinę pęr mos
me e nǵŏfunę.
17 Eδe *ai* u θa atųne, Kiš *yãnę* kętŏ fyaľę ki flitni ńiani
18 me tiĕtrinę tue ĕtsunę, eδe yeni tę vrãnętę? Eδe ńiani, ki
e kište ĕmninę Kleopę, upęrǵĕk, e i θa, Vĕtęmę ti kĕnęke
i hŭey ndę Ierusalemę, eδe s' păsęke mařę vešt se kiš yãnę
19 bãmę nd' atĕ ndęr kętŏ ditt? Eδe *ai* u θa atųne, Tsĭlatę?
eδe ată i θãnę, Punęt' e Iesu Nazorĕasit, i tsili kĕ *ńi* nieri
profĕt, eδe i fortę ndę punę e ndę fyaľę pęrpara Peręndisę
20 eδe ǵiθę pŏpulit: e se si Krųe-prĭftęnit' eδe tę părętę t'anę
e δãnę ndęr duer mbę mundĭm vdeket, eδe e kruķęzŭenę.
21 Eδe na špęreyšim se ai ãšt' ai ki kište me špęrbľemę
Israĕlinę. Por mbi ǵiθę kętŏ, sot ãšt' e treta ditę, tšę kurę
22 se ubãnę kętŏ. Por eδe disa grā prei neš na habitnę, tę
23 tsĭlatę votnę heret me nătie ndę voř; eδe mbassi s' ǵetnę
korpin' e atī, erθnę, tue θãnę, se kĭšinę pām' eδe *ńi* tę
24 dukun' ĕnǵuyš, tę tsĭlętę θãnę se ai řon. Eδe disa prei neš
škŭenę ndę vořt, eδe ǵetnę kęštŭ, sikurse θãn' eδe grātę:
25 por atĕ nuk' e panę. Atęherę ai u θa atųne, O tę mařę,
eδe tę vonę ndę zĕmęrę pęr mę besuem ǵiθ' atŏ ki foľnę
26 profĕtęnitę! Nukę dŭhei me pęsuem kętŏ Krišti, eδe me
27 hų̃mę ndę ľaft tę vet? Eδe filŏi tšę prei Moiseut, eδe tšę
prei ǵiθę profĕtęnavet, e u sgiθte atųne atŏ *ki ĭšinę škruem*
pęr atĕ ndępęr ǵiθę škrońat.

28 Eδe uafrŭenę ndę katŭnd, atiĕ ku po vĕišinę: eδe ai bā̆ni
29 ḱense kište pęr me vŏtunę mā̆ tey. Por *ată* e ngutnę tĕpęrę,
tue θā̆nę, Mbet baškę me nē: sepsĕ ubā̆ mbrămie, e uθu̥e dita.
30 Eδe *ai* hū̥ni pęr me mbĕtunę baškę me ată. Eδe si ndĕ̄yti
ndę męsalę baškę me ată, muer bukęn', e bekōi, eδe e θēu,
31 e ua dāu. Atęherę utšeĺnę sū̥tę atu̥ne, eδe e ńgoftnę: por
32 ai hupi prei *sū̥š* atū̥neve. Eδe *ată* i θā̆nę ńiani tietrit, Nukę
dĭǵei zĕmęra yonę ndęr nē, kur na fĺiste mb' uδę, eδe kur
na sgiθte škrŏńatę?
33 Eδe ungritnę atĕ̄ orę, e ukęθū̥enę ndę Ierusalemę, eδe
ǵetnę mbęĺĕδunę baškę tę ńi-mbę-δĕtętę, eδe ată *ḱi ĭšinę*
34 me ată, tue θā̆nę, Se pęr tę vęrtĕt Zoti unǵāl, eδe udŭk
35 te Simoni. Eδe ată diftŏyšinę tš' *punę ǵăitnę* mb' uδę, eδe
ḱu̥š unǵŏ̄ft tek ată mbę tę θū̥emit bŭkęsę.
36 Eδe ată kur po fĺĭsinę kętŏ *fyaĺę,* ai Iesui vetę ḱindrōi
37 ndę miedĭs t' atū̥neve; eδe u θa ātu̥ne, Paḱtĭm mbę yu. Por
ată utremnę e ufrikŭenę, sepsĕ *u* dŭkei, se po šĭfinę frū̥mę.
38 Eδe *ai* u θa atu̥ne, Pęrsĕ yĕ̄ni tę pęrziemę? eδe pęrsĕ
39 hĭpinę kuytime ndęr zĕmęrat tŭeya? Šifni duert' e mia, eδe
kambęt' e mia, se unę yam ai vetę: mę prekni eδe šifni, se
40 frū̥ma s' kā miš e ĕštęna, sikurse šifni mue ḱi kam. Eδe si
41 θa kętĕ̄, u diftōi duert' eδe kămbętę. Por ată kur s' po
besŏyšinę prei gęzimit, eδe męrekulŏhešinę, u θa atu̥ne, Kĕ̄ni
42 ndońi ǵā̆ send pęr me ngrā̆nę kętŭ? Eδe ată i δā̆nę ńī tsopę
43 pešku tę piĕkunę, eδe peta dū̥li me miaĺtę. Eδe *ai* muer,
e hangęr pęrpara atū̥neve.
44 Mbasandai u θa atu̥ne, Kętŏ *yā̆n' atŏ* fyăĺętę ḱi u foĺa
yuve, kur ĭšiem baškę me yu, se dŭhetę me umbŭšunę ǵiθ'
atŏ ḱi yā̆nę škruem ndę ĺiǵęt tę Moiseut, eδe ndę profĕtęnit,
45 eδe ndę psalmat pęr mue. Atęherę u hapi mĕndien' atu̥ne
46 pęr me mařę vešt škrŏ̄ńatę. Eδe u θa atu̥ne, Se kęštū̆ ā̆štę
škruem, eδe kęštū̆ dŭhei me pęsuem Krišti, eδe me unǵălunę
47 prei sę vdĕkuniš tę trĕtęnę ditę: eδe me upredikuem
mb' ĕmęnę t' atī pendesę eδe ndęyesę fayeš mbę ǵiθę kombet,

48 zā̃nę filę tšę prei Ierusalemit. Eδe yu yē̃ni dešmitarę pęr
49 kętŏ. Eδe ke unę te dęrgoy tę zotŭemen' e t'im-ĕt mbi yu:
eδe yu r̄ini ndę kụtĕt tę Ierusalemit, nǵụš sā tę vĭšeni me
fukī prei sę nal̃ti.
50 Mbasandai i ndsuer yaštę nǵụš ndę Beθanī, eδe ngriti
51 duert' e veta, e i bekōi. Eδe ai tue bekuem ată, udā prei
52 atụ̆neve, eδe bĭhei nal̃t ndę kiel. Eδe ată si e aδurŭenę,
53 ukęθụ̆enę ndę Ierusalemę me gęzĭm tę maθ. Eδe ĭšinę ǵiθęńĭ
ndę tempul, tue l̃avduem e tue bekuem Perędinę. Amen.

---

## ŠEŃTI UNǴĪL MBAS ǴIONNIT.

### KAPTINA I.

1 Tšę pęrpara heręs' ište Fyal̃a, eδe Fyal̃a ište me Perędinę,
2 eδe Fyal̃a ište Perędī. Kęyŏ ište tšę pęrpara hĕręsę me
3 Perędinę. Tę ǵiθa ubā̃nę prei asāi; eδe pa atĕ nuk' ubā̃
4 as ndońī *ǵā̃* prei asŏš ki ubā̃nę. Nd' atĕ ište yetę; eδe yeta
5 ište drita e niĕręzęvet. Eδe drita ndrit nd' er̄ęsinęt; eδe
er̄ęsina nuk' e muer vešt.
6 Kĕ *ńi* nieri dęrguem prei Perędiet, i tsili *e kište* ĕmninę
7 Ǵionn. Kụ̆i erδi pęr dešmī, ki tę dešmoyę pęr Drĭtęnę,
8 ki tę besŏynę tę ǵiθę prei anęs' atī. Ai nuk' ište Drita, por
ki tę dešmoyę pęr Drĭtęnę.
9 Ište Drita e vęrtetę, ki ndrit tš' do nieri ki viĕn ndę botęt.
10 Ište ndę botęt, eδe bota ubā̃ prei anęs' asāi; por bota nuk'
11 e nǵofti. Erδi mbę tę vetat, eδe tę vĕtętę nuk' e pritnę.
12 Eδe sā e pritnę, u δa puštĕt me ubā̃mę biy Perędie, atụ̆neve
13 ki besŏynę mb' ĕmęnit t' atī: ată nukę l̃ēnę prei ǵakeš, as
prei dašunĭm bū̃r̄i, por prei Perędiet.

14 Eδe Fjal̓a ubā̆ miš, eδe ndē̆yti ndẹr nē, (eδe pām l̓aftin'
e atī, porsi l̓aft vetẹm-l̓ēmi prei Ātit,) pl̓ot me hīr e me
vẹrtetẹnī.
15 Ǵionni dešmōi pẹr atē̆, eδe bẹrtiti, tue θā̆nẹ, Kụ̈i ište
ai ḱi θašẹ, Ai ḱi viĕn mbas meyet, ā̆štẹ mā̆ i maθ se unẹ,
sepsĕ ište pẹrpara meyet.
16 Eδe prei tẹ mbŭšunit atī na tẹ ǵiθẹ mŭerẹm hīr ndẹ vend
17 hīri. Sepsĕ l̓iǵa uδă prei ănẹsẹ Moiseut, *por* hīri eδe
18 vẹrtetẹnia ubā̆ prei ănẹsẹ Iesu-Krištit. Askuši s' e kā pamẹ
kuȓẹ Perẹndinẹ; *vetš* Vetẹm-l̓ēmi Bīr, ḱi ā̆štẹ ndẹ ǵī tẹ Ātit,
ai e diftōi.
19 Eδe kẹyŏ ā̆štẹ dešmia e Ǵionnit, kur dẹrgŭenẹ Iudĕitẹ
prei Ierusalemi prĭftẹna eδe Levita, pẹr me e pụ̈ĕtunẹ,
20 Tsili yē ti? Eδe ȓẹfeu, eδe nukẹ mohōi; por ȓẹfeu, Se unẹ
21 nukẹ yam Krišti. Eδe e pụ̆etnẹ, Ḱiš prā? Elia yē ti? Eδe
22 θa, Nukẹ yam. Profeti yē ti? Eδe upẹrǵĕḱ, Yo. I θā̆nẹ
prā, Tsili yē? ḱi t' u pẹrǵĕǵemi atụ̆neve ḱi na kā̆nẹ dẹrguem.
23 Ḱiš θue pẹr vĕtẹhenẹ tande? θa, Unẹ *yam* "Zā̆ni atī ḱi
bẹrtĕt ndẹ škretinẹt, Dreitoni uδẹn' e Zotit", sikurse θa
profeti Isaia.
24, 25 Eδe ată ḱi ḱēnẹ dẹrguem ĭšinẹ prei Fariseiš. Eδe e
pụ̈etnẹ, e i θā̆nẹ, Pẹrsĕ pagẹzŏn prā, kur nukẹ yē ti Krišti,
26 as Elia, as profeti? Ǵionni upẹrǵĕḱ atụne, tue θā̆nẹ, Unẹ
pagẹzoy me uyẹ: por ndẹrmiĕt yuš ȓī ai, ḱi yu nuk' e dini:
27 Kụ̈i ā̆št' ai ḱi viĕn mbas meyet, i tsili ā̆štẹ mā̆ i maθ se
unẹ: atī unẹ s' yam i zoti me i sgĭδunẹ ȓụpin' e šŏlẹsẹ.
28 Kẹtŏ ubā̆nẹ ndẹ Beθabara, pẹrtey Iordanit, atiĕ ku ište
Ǵionni tue pagẹzuem.
29 Ndẹ nĕsẹret Ǵionni šef Iesunẹ tue ărδunẹ tek ai, eδe
30 θotẹ, Ḱe Ḱenǵi i Perẹndisẹ, ḱi ngrē fayin' e bŏtẹsẹ. Kụ̈i
ā̆št' ai ḱi unẹ θašẹ pẹr atē̆, se Mbas meyet viĕn *ńi* nieri, i
31 tsili ā̆štẹ mā̆ i maθ se unẹ: sepsĕ ište pẹrpara meyet. Eδe
unẹ nuk' e ngofta: por ḱi tẹ diftŏhetẹ ndẹ Israel, pẹrandai
erδa unẹ me pagẹzuem me uyẹ.

32 Eδe Ǵionni dešmōi, tue θãnę, Se pašę Špĭrtinę *Šeńt* tue
33 sdrụ̈punę prei k̓ieli porsi pulŭmp, eδe ndĕyti mbi atĕ. Eδe
unę nuk' e nǵofta: por ai k̓i mę dęrgōi me pagęzuem me uyę,
ai mę θa, Pęrmbĭ tsĭlinę tę sofiš Špĭrtinę *Šeńt* tue sdrụ̈pun' e
tue ndĕńunę mbi atĕ, Kụ̈i ãšt' ai k̓i pagęzŏn me Špĭrtinę Šeńt.
34 Eδe un' e pašę, eδe dešmova, se kụ̈i ãšt' i Bīr' i Perędisę.
35 Ndę nĕsęret prap Ǵionni ište tue ndĕńunę, eδe dụ̈
36 prei dišĕpuyš atī. Eδe kur štīu sụ̈t' e pā Iesunę tue ĕtsunę,
37 θotę, Ḱe Ḱenǵi i Perędisę! Eδe *ată* dụ̈ dišĕpuytę ndęǵuen'
38 atĕ tue fŏl̓unę, eδe votnę mbrapa Iesuit. Eδe Iesui kur
ukęθụ̈e, eδe pā ată tue vŏtunę mbrapa atī, u θa atụ̈ne, Ḱiš
39 kęrkoni? Eδe ată i θãnę, Rabbi, (k̓i ayŏ, kęθụ̈em, do me
40 θãnę Mieštęr), ku e kē tę ndĕńunitę? U θōt' atụ̈ne, Ĕyani
eδe šifni. Erθnę eδe panę ku e kište tę ndĕńunitę, eδe
mbetnę pęr-ãn' atī atĕ ditę: sepsĕ ora ište afęr δētę.
41 Ište Andreu i vęlāi Simon Pietrit, ńi prei asĭ tę dụ̈š k̓i
42 ndęǵŭenę prei Ǵionnit *pęr atĕ*, eδe votnę mbrapa atī. Kụ̈i
mã pęrpara ǵēn tę vęlān' e vet Simonin', eδe i θotę, Ǵetęm
Messinę, k̓i ayŏ kęθụ̈em, do me θãnę Krišti. Eδe e prū̃ te
43 Iesui. Eδe Iesui štīu sụ̃tę mb' atĕ, eδe θa, Ti yē Simoni i
bīr' i Ionait: ti dotę k̓uheš Kefa, k̓i ayŏ kęθụ̈em *do me θãnę*,
Pietęr [gūr].
44 Ndę nĕsęret Iesui deši me dăl̓unę ndę Galilē, eδe ǵēn
45 Filippin', e i θotę, Meŕ-mę mbrapa. Eδe Filippi ište kah
Beθsaida, prei k̓ụ̈tetit Andreut eδe Pietrit.
46 Filippi ǵēn Naθanaelin', eδe i θotę, Kemi ǵetun' atĕ k̓i
škrōi Moiseu ndę l̓iǵęt, eδe profĕtęnitę, Iesunę tę bīrin' e
Iosefit, *k̓i ãštę* prei Nazaretit.
47 Eδe Naθanaeli i θa, A mŭndetę me dăl̓unę ndońī ǵã e mirę
48 prei Nazaretit? Filippi i θotę, Eya eδe šif. Iesui pā
Naθanaĕlinę tue ărδunę tek ai, eδe θotę pęr atĕ, Šif Israelĭt
49 me tę vęrtĕt, k̓i s' ãštę gęńeštrę nd' atĕ! Naθanaeli i θotę,
Ku mę nǵef? Iesui upęrǵĕk̓ e i θa, Para se tę θęŕesi Filippi,
50 kur ĭšie ndęnę drūt tę fikut, tę pašę. Naθanaeli upęrǵĕk̓ e

i θa, Rabbi, Ti yē i bīr' i Perẹndisẹ; ti yē mbẹreti Israelit.
51 Iesui upẹrǵĕḱ e i θa, Sepsĕ tẹ θašẹ, Tẹ pašẹ ndẹnẹ drūt tẹ
52 fikut, besŏn? kē me pamẹ mā̃ tẹ mẹðā se kẹtŏ. Mbasandai
i θotẹ, Pẹr tẹ vẹrtĕt, pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, Tšẹ
taštĭ e mbaskẹndai kē̃ni me pamẹ ḱiĕlinẹ hapẹt, eðe ĕnǵuyt'
e Perẹndisẹ tue hụpun' e tue sdrụ̆punẹ mbi tẹ bīrin'
e nieriut.

## KAPTINA II.

1 Eðe tẹ trĕtẹnẹ ditẹ ubā̃ darsmẹ ndẹ Kanā tẹ Galilesẹ;
2 eðe e ama e Iesuit ište atiĕ: Eðe uθẹr̄ĭt ndẹ darsmẹ eðe
3 Iesui eðe dišĕpuyt' e atī. Eðe si mengōi vē̃na, e ama e
4 Iesuit i θotẹ, Nukẹ kā̃nẹ vē̃nẹ. Iesui i θōt' asāi, Ḱiš kē ti
5 me mue, o grue? eðe s' kā arðun' ora eme. E ama e atī u
6 θotẹ šẹrbẹtŏrẹvet, Bẵni ḱiš t' u θotẹ yuve. Eðe atiĕ ĭšinẹ
ǵaštẹ štamba tẹ gūrta vū̃mẹ pẹr pastrĭm mbas mẹndụ̆rẹsẹ
7 Iudevet, ḱi ndsĭ̃yšinẹ ka dụ̄, a trī mẵtie. Iesui u θōt' atụne,
Mbušni štămbatẹ me uyẹ. Eðe *ată* i mbušnẹ pẹrbuzẹ.
8 Mbasandai u θōt' atụne, Ndsirni taštĭ, eðe bini tẹ parit
9 mẹsălẹsẹ. Eðe *ată* i prū̃nẹ. Eðe i pari mẹsălẹsẹ kur e kẹrkōi
ŭyẹtẹ ḱi ište kẹθụem vē̃nẹ, eðe nukẹ dinte kah ẵštẹ: (por
šẹrbẹtŏrẹtẹ ḱi kĭšinẹ ndsier̄ẹ *uyẹt'* e dĭyšinẹ,) i pari mẹsălẹsẹ
10 θẹr̄ĕt ðăndr̄inẹ, eðe i θotẹ, Tš' do nieri mā̃ pẹrpara ndsier
vē̃nẹn' e mirẹ; eðe si tẹ dĕhenẹ, atẹherẹ *ndsier* tẹ kĕḱenẹ:
*por* ti kē rŭeitunẹ vē̃nẹn' e mirẹ ḱụš taštī.
11 Kẹtĕ tẹ filŭemit' e mẹrekulĭavet Iesui e bā̃ni ndẹ Kanā
tẹ Galilesẹ, eðe diftōi ľaftin' e vet; eðe dišĕpuyt' e atī i
besŭenẹ.
12 Mbasandai sdrụpi ndẹ Kapernaŭm, ai eðe e ama e atī,
eðe tẹ vẹlăzẹnit' e atī, eðe dišĕpuyt' e atī: eðe mbetnẹ atiĕ
13 pak ditt. Eðe paška e Iudevet ište ńgat: eðe Iesui hụpi
ndẹ Ierusalem.
14 Eðe ǵeti ndẹ tempul ată ḱi šĭtšinẹ ḱē e ðen e pulumba,
15 eðe truvezărẹtẹ tue ndĕńunẹ. Eðe *ai* bā̃ni ńi frŭškulẹ prei

ľitarę̌š, eδe i ndsuer tę ǵiθę prei tĕmpulit, eδe δent' eδe
ľētę; eδe derδi astrat' e truvezărę̌vet, eδe pęrmbu̇si truvĕzatę.
16 Eδe u θa atu̇̆neve ľi šĭtšinę pulŭmbatę, Ngreni kętŏ kęndu̇y;
17 mos bǎ̆ni štępīn' e t'im-ĕt štępī treǵetie. Atęherę u rā ndęr
mend dišĕpuyvet atī se ǎ̆štę škruem, "Zeli pęr štępinę tande
mę hangęr".
18 Iudĕitę prā upęrǵeľnę e i θǎ̄nę, Tš' šeńę na diftŏn, ľi
19 bǎ̆n kętŏ? Iesui upęrǵĕľ e u θa atu̇ne, Prišni kętĕ tempul,
20 eδe pęr trī ditt dota ngrē. Eδe Iudĕitę θǎ̄nę, Ku̇̆i tempul
ǎ̆štę ndęrtuem pęr katęr-δĕt' e ǵaštę viĕt, e ti dota ngrēš
21, 22 pęr trī ditt? Por ai θošte pęr tĕmpulin' e trupit vet. Kur
unǵāl prā prei sę vdĕkuniš, u rā ndęr mend dišĕpuyvet atī,
se pęr kętĕ u θošte atu̇ne; eδe i besŭenę škrońęs', eδe *asāi*
fyǎ̆ľęsę ľi θa Iesui.
23 Eδe kur ľĕ ndę Ierusalem pęr festęn' e pǎ̆škęsę, šumę
*vetę* besŭenę mb' ĕmęnę t' atī, tue vǔ̄m' orē męrekuliat' e atī
24 ľi bǎ̄nte. Por ai Iesui nuk' u zǐ̄nte besę atu̇ne, sepsĕ i
25 nǵifte tę ǵiθę: eδe sepsĕ s' kište nevoyę pęr me dešmuem
kuši pęr nierinę, sepsĕ ai e meŕte vešt ľiš ište pęrmbrenda
nieriut.

## KAPTINA III.

1 Eδe ište *ńi* nieri prei Fariseiš, ľi e kište ĕmninę Nikodĕm,
2 i pari Iudevet: ku̇̆i erδi nǎtęnę te Iesui, eδe i θa, Rabbi, e
dimę se kē ǎrδunę prei Peręndiet Mieštęr: sepsĕ askuši
s' mŭndetę me bǎ̄mę kętŏ šeńe ľi bǎ̆n ti, ndę mos ľoftę
Peręndia baškę me atĕ.
3 Iesui upęrǵĕľ e i θa, Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po tę
θom, Ndę mos ľeftę kuši prei sę naľtit, s' mŭndetę me pamę
mbęretęnīn' e Peręndisę.
4 Nikodemi i θotę, Si mŭndetę nieriu me ľemę, tue ľĕnunę
pľak? mos mŭndetę me hu̇̆mę pęr sę du̇ti ndę barkut s' ǎmęsę
vet, e me ľemę?
5 Iesui upęrǵĕľ, Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po tę θom, Ndę

mos l̓eftę kuši prei uyit e *prei* Špirtit *Šeńt*, s̓ mŭndetę me
6 hṳ̄mę ndę mbęretęnīt tę Peręndisę. Ḱiš kā l̓emę prei mišit,
7 ăštę miš; ḱiš *kā* l̓emę prei Špirtit, ăštę špīrt. Mos umęrekulŏ
8 sepsĕ tę θašę, *se* Dŭhetę tę l̓eni prei sę nal̓tit. Era frṳ̄n
ku do, eδe i ndęǵŏn zănінę, por s' di prei kah viĕn, e ku
vete: kęštṳ̄ ăšt' eδe ǵiθę-kuš kā l̓emę prei Špirtit.
9 Nikodemi upęrǵĕḱ e i θa, Si mŭndenę me ubāmę kętŏ?
10 Iesui upęrǵĕḱ e i θa, Ti yē mieštri Israelit, eδe nukę di
11 kętŏ? —Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po tę θom, se atĕ ḱi
dimę fl̓ăsimę, eδe *pęr* atĕ ḱi pām dešmŏimę; por nukę
12 pritni dešminę t'onę, Ndę u θašę yuve punęt' e δēut, eδe
nukę besoni, si kēni me besuem, ndę u θanša yuve punęt' e
13 ḱielit? Eδe askuši s' kā hṳpunę ndę ḱielt, vetš ai ḱi kā
14 sdrṳpunę prei ḱielit, i bīr i nieriut ḱi ăštę ndę ḱielt. Eδe
sikurse Moiseu ngriti nal̓t ǵărpęninę ndę škretinęt, kęštṳ̄
15 dŭhetę me ungrītunę nal̓t eδe i bīr' i nieriut: pęr mos me
uvdieřę ǵiθę-kuš t' i besoyę, por tę ketę yetę tę pa-sŏsęme.
16 Sepsĕ Perędia kaḱi e deši bŏtęnę, sā δa Bīrin' e vet,
vetęm-l̓ĕminę, pęr mos me uvdieřę ǵiθę-kuš t' i besoyę, por
17 tę ketę yetę tę pa-sŏsęme. Sepsĕ Perędia nukę dęrgōi
Bīrin' e vet te bota me ǵukuem bŏtęnę, por me ušpętuem
18 bota prei anęs' atī. Ai ḱi i besŏn nukę ǵukŏhetę: por ai
ḱi nukę besŏn, taštī ăštę ǵukuem, sepsĕ nukę besōi mb' ĕmęnę
19 tę vetęm-l̓ēmit Bīrit Perędisę. Eδe kṳi ăštę ǵṳḱi, se drita
erδi ndę botęt, eδe niĕręzitę dešnę mā̃ tepęr' eřęsīnęnę, se
20 drītęnę; sepsĕ vĕpęrat' e atṳneve īšinę tę kęḱia. Sepsĕ
ǵiθę-kuš ḱi punŏn *vĕpęra* tę kęḱia, kā męnī drītęnę, eδe
21 nukę viĕn te drita, ḱi tę mos sbul̓ŏhenę vĕpęrat' e atī. Por
ai ḱi băn tę vęrtĕtęnę viĕn te drita, ḱi tę diftŏhenę vĕpęrat'
e atī, se yãnę punuem mbas Perędisę.
22 Mbasandai erδi Iesui eδe dišĕpuyt' e atī ndę δē tę Iudesę;
23 eδe škonte kohęn' atiĕ baškę me ată, eδe pagęzonte. Ište
eδe Ǵionni tue pagęzuem ndę Ainŏn, ngat Salimit, sepsĕ
24 atiĕ īšinę šumę ŭyęna: eδe vīyšin' e pagęzŏhešinę. Sepsĕ

25 Ǵionni eδe s' ište zãnę ndę burk. Uƚã prā kęrkĭm pęr
26 pastrĭm prei dišĕpuyvet Ǵionnit me *disa* Iudē. Eδe erθnę
te Ǵionni e i θãnę, Rabbi, ai ḱi ište baškę me tṳi pęrtey
Iordanit, pęr tę tsĭlinę ti dešmove, šif kṳi te po pagęzŏn,
eδe tę ǵiθę vĩnę tek ai.
27 Ǵionni upęrǵĕḱ e θa, Nieriu nukę mŭndetę me mařę as
28 ǵã, ndę mos i upastę δãnę prei ḱielit. Yu vetę dešmoni
pęr mue, se θašę, Unę nukę yam Krišti, por se yam
29 dęrguem pęrpara atī, Ai ḱi kā nusen' ã̆štę δandęř: eδe miku
i δandřit ḱi řī eδe ndęǵŏn atĕ, gęzŏhetę me gęzĭm pęr
30 zãnin' e δandřit: kṳi gęzimi em prā umbŭš. Ai dŭhetę me
31 uřitun', e unę me uvogęl'uem. Ai ḱi viĕn prei sę nal'tit,
ã̆štę sipęr tę ǵĭθęve: ai ḱi ã̆štę prei δēut, ã̆štę prei δēut,
eδe fl'et prei δēut: ai ḱi viĕn prei ḱielit, ã̆štę sipęr tę
32 ǵĭθęve. Eδe atĕ ḱi pā eδe ndęǵōi, dešmŏn pęr kętĕ; por
33 askuši nukę pret dešmīn' e atī. Ai ḱi pret dešmīn' e atī,
34 kā vũmę bul'ę se Peręndia ã̆št' i vęrtetę. Sepsĕ ai ḱi ã̆štę
dęrguem prei Peręndisę fl'et fyal'ęt e Peręndisę: sepsĕ
35 Peręndia nuk' i ep Špĭrtinę *Šeńt* me mãtęs. Āti do Bīrin',
36 eδe ia kā δãnę n'dorę tę ǵiθa. Ai ḱi i besŏn tę Bīrit, kā
yetę tę pa-sŏsęme: por ai ḱi nuk' i ul' krṳetę tę Bīrit, s' kā
me pamę yetę, por zemęrimi i Peręndisę mbet mbi atĕ.

## KAPTINA IV.

1 Zoti prā si e muer vešt se Farisĕitę ndęǵŭenę, se Iesui
2 bẵn eδe pagęzŏn mã tĕpęrę dišĕpuy se Ǵionni, (ndonęse
3 Iesui vetę nukę pagęzonte, por dišĕpuyt' e atī,) l'a Iudenę,
4 eδe vote prap ndę Galilē. Eδe dŭhei me škuem ndępęr
Samarinę.
5 Viĕn prā ndę *ńi* ḱṳtĕt tę Samarisę ḱi θŏhetę Sihăr, afęr'
6 asāi ăręsę ḱi ia δa Iakobi Iosefit tę bīrit vet. Eδe atiĕ ište
pusi i Iakobit. Iesui prā mbassi ište l'ŏδunę prei ŭδęsę,
7 kęštŭ ndĕyti mbi pust: *eδe* ora ište afęr ǵaštę. Viĕn *ńī* grue
kah Samaria me ndsieřę uyę: Iesui i θōt' asāi, Mę nep me

8 me pimę. (Sepsĕ disĕpuyt' e atī kĭsinę vōtunę ndę k̓ụtĕt,
9 pęr me bl̓emę usk̓ime,) Grŭeya Samarităneya i θotę prā,
Kụs ti, tue k̓ĕnunę Iudē, l̓ụpęn me pimę prei meyet k̓i
yam ńī grue Samaritane. — Sepsĕ Iudĕitę s' apin' e s' măr̓inę
me Samaritanęt.
10 Iesui upęrǵĕk̓ e i θa asāi, Ndę k̓oftę se diye δunętīn' e
Peręndisę, eδe tsili ăst' ai k̓i tę θotę, Mę nep me pimę, ti
kĭsie me l̓ụpunę prei atī, eδe kiste me tę δān' uyę tę ǵalę.
11 Grŭeya i θotę, Zot, as kovę s' kē, eδe pusi ăst' i θelę: prei
12 kah e kē *ti* prā uyęt e ǵalę? Mos yē ti mā i maθ se āti
ụnę Iakobi, i tsili na kā δānę kętĕ pus, eδe ai vetę pinte
13 prei kętī, eδe tę biyt' e atī, eδe bagętīt' e atī? Iesui upęrǵĕk̓
e i θa asāi, Ǵiθę-kus pī prei kętī uyit, kā me i arδun'
14 et prap: por ai k̓i pī prei uyit k̓i kam me i δān' unę,
s' kā me i arδun' et pęr ǵiθę yĕtęnę: por ai uyę k̓i kam
me i δān' unę, kā me i ubāmę krue k̓i r̓iĕθ ndę yetę tę
15 pa-sōsęme. Grŭeya i θotę, Zot, mę nep kętĕ uyę, k̓i tę mos
mę vīyę et, as tę mos vīy kętŭ me ndsier̓ę uyę.
16 Iesui i θōt' asāi, Sko, *e θīr̓* bŭr̓inę tand, eδe eya kętŭ.
17 Grŭeya upęrǵĕk̓ e θa, Nukę kam būr̓. Iesui i θōt asāi,
18 Mirę θē, se nukę kam būr̓: sepsĕ pate pēsę būr̓a; eδe atĕ
k̓i kē tastĭ, nuk' ăst' būr̓i ụt: kętĕ e fol̓e me tę vęrtĕt.
19, 20 Grŭeya i θotę, Zot, po sof se ti yē profĕt. Ătęnitę
t'anę aδurŭenę mbę kętĕ mal̓; e yu θōni se vendi, k̓i dŭhetę
21 me aδuruem, ăstę ndę Ierusalem. Iesui i θōt' asāi, Grue,
beso-mę, se viĕn ora k̓i s' kēni me aδuruem Ātin' as mbę
22 kętĕ mal̓, as ndę Ierusalem. Yu aδuroni atĕ k̓i nukę dini:
23 na aδuroym' atĕ k̓i dimę: se spętimi ăstę prei Iudevet. Por
viĕn ora, eδe tastī ăstę, kur aδurętoręt' e vęrtetę kānę me
aδuruem Ātinę me frụmę e me vęrtetęnī: sepsĕ eδe Āti kęsĭs
24 kęrkōn me e aδuruem. Peręndia *ăstę* frụmę, eδe ată k̓i e
aδurōynę, dŭhetę me e aδuruem me frụmę e me vęrtetęnī.
25 Grŭeya i θotę, E diy se viĕn Messia, k̓i θōhetę Krist:
26 ai kur tę vīyę, kā me na δānę zā pęr tę ǵiθa. Iesui i θōt'

asāi, Unẹ yam ai ḱi tẹ fl̓as,
27 Eδe mbi kẹtŏ *fyal̓ẹ* erθnẹ dišĕpuyt' e atī, eδe umẹrekulŭenẹ
se po fl̓iste me grue: por askuši s' θa, Ḱiš kẹrkŏn? a ḱiš
fl̓et me atĕ?
28 Grŭeya prā l̓a štambẹn' e vet, eδe vote ndẹ ḱụtĕt, eδe
29 u θotẹ niĕrẹzẹvet, Ĕyani, *e* šifni *ńi* nieri, ḱi mẹ θa ǵiθẹ sā
30 kam bā̃mẹ: mos ā̆štẹ kṳi Krišti? Dŭel̓nẹ prā prei ḱụtetit,
eδe erθnẹ tek ai.
31 Eδe ndẹrmiĕt *kẹtụne fyăl̓ẹve* dišĕpuyt' i l̓ŭtešinẹ, tue θā̆nẹ
32 Rabbi, ha. Por ai u θa atụne, Unẹ kam tẹ hā *ńi* tẹ ngrā̆nẹ,
33 ḱi yu nuk' e dini, Dišĕpuytẹ prā i θŏšinẹ ńiani tietrit, Mos
i prŭ̃ni kuši me ngrā̆nẹ?
34 Iesui u θōt' atụne, Tẹ ngrā̆nẹtẹ t'em ā̆štẹ me bā̃mẹ
dašunimin' e atī ḱi mẹ kā dẹrguem, eδe me mbaruem punẹt'
35 e atī. Nukẹ θō̃ni yu, Se yā̃n' eδe katẹr mŭey, eδe viĕn tẹ
kŏr̊ẹtẹ? Ḱe te po u θom yuve, Ngreni pẹrpietẹ sṳ̃tẹ tŭei,
36 eδe šifni ăratẹ, se yā̃nẹ tẹ barδa pẹr me ukor̊ẹ taštī. Eδe
ai ḱi kor̊ mer̊ pagẹ, eδe mbẹl̓ĕθ pemẹ pẹr yetẹn' e pa-
37 sŏsẹme: ḱi tẹ gẹzŏhetẹ baškẹ eδe ai ḱi mbiel, eδe ai ḱi
kor̊. Sepsĕ pẹr kẹtĕ fyal̓ẹ del̓ e vẹrtetẹ, Se tietẹr ā̆št' ai ḱi
38 mbiel, eδe tietẹr *ā̆št'* ai ḱi kor̊. Un' u dẹrgova yuvẹ me
kor̊ẹ atĕ ḱi s' yē̃ni munduem: tẹ tierẹ umundŭenẹ, eδe yu
hṳ̃tẹ ndẹ mŭndiet t' atṳ̃neve.
39 Eδe prei atī ḱụteti šumẹ vetẹ kah Samaritanẹt' i besŭenẹ
pẹr fyal̓ẹn' e grŭesẹ ḱi dešmōi, Se mẹ θa ǵiθẹ sā kam
40 bā̃mẹ. Samaritẵnẹtẹ prā si erθnẹ tek ai, i l̓ŭtešinẹ me mbĕtunẹ
41 pẹr-ā̃n' atṳ̃neve: eδe mbeti atiĕ dṳ̄ ditt. Eδe šumẹ mā̃
42 tĕpẹrẹ besŭenẹ pẹr fyal̓ẹn' e atī: eδe i θŏšinẹ grŭesẹ, Se
nukẹ besŏymẹ mā̃ pẹr fyăl̓ẹnẹ tande, sepsĕ na e ndẹǵuem,
eδe e nǵoftẹm se kṳ̆i ā̆štẹ pẹr tẹ vẹrtĕt Krišti, Šẹl̓bŭesi
i bŏtẹsẹ.
43 Eδe mbas dṳ̄ ditš duel̓ prei andey, eδe vote ndẹ Galilē.
44 Sepsĕ ai Iesui dešmōi, se *as ndońi* profĕt s' kā ndēr
45 ndẹ δē tẹ vet. Kur erδi prā ndẹ Galilē, Galileanẹt' e pritnẹ,

mbas si kĭšinȩ pamȩ ǵiθȩ sā bā̃ni ndȩ Ierusalem pȩr *ditȩ*
46 feste: sepsĕ eδe ată kišin' ărδunȩ pȩr *ditȩ* feste. Iesui prā
erδi prap ndȩ Kanā tȩ Galilesȩ, atiĕ ku bā̃ni ŭyȩtȩ vē̃nȩ.
Eδe ište ńi nieri mbȩretȩnia ḱi kište sȩmunȩ tȩ bĭrinȩ ndȩ
47 Kapernaŭm. Kṳi kur ndȩgōi se Iesui erδi prei Iudesȩ ndȩ
Galilē, vote tek ai, eδe i ľūtei me sdrṳpun' e me šȩndŏšunȩ
48 tȩ bīrin' e atī: sepsĕ kište pȩr me vdĕkunȩ. Iesui prā i θa,
49 Ndȩ mos pafši šeńe e mȩrekulia, s' kē̃ni me besuem. Nieriu
i mbȩretȩnisȩ i θotȩ, Zot, sdrṳp para se tȩ vdesi tšuni em.
50 Iesui i θotȩ, Ško, *se* ṳt-bīr ŕon. Eδe nieriu i besōi fyăľesȩ
51 ḱi i θa Iesui, eδe iku. Eδe ai kur po sdrṳpte taštĭ, šȩrbȩtorȩt'
e atī hasnȩ me atē̃, eδe i δā̃nȩ zā̃, tue θā̃nȩ, Se diāľi ṳt ŕon.
52 I pṳeti prā me maŕȩ vešt mbȩ tš' orȩ ubā̃ mā̃ mirȩ. Eδe i
53 i θā̃nȩ, Se diĕ mbȩ štatȩ orȩ e ľā̃n' ĕθetȩ. I āti prā e muer
vešt, se mb' atē̃ orȩ ḱi i θa Iesui, Se ṳt-bīr ŕon: eδe besōi
ai, eδe ǵiθȩ štȩpia e atī.
54 Kȩtē̃ mȩrekulī tȩ dṳtȩ bā̃ni pȩr-sȩ-rī Iesui, si erδi prei
Iudesȩ ndȩ Galilē.

## KAPTINA V.

1 Mbas kȩtṳneve ište festa e Iudevet; eδe Iesui hṳpi ndȩ
2 Ierusalem. Eδe ndȩ Ierusalem, ngat *dĕrȩsȩ* δenvet, ā̃štȩ *ńī*
bańȩ ḱi ḱŭhete Hebraĭšt Beθesdă, e tsila kā pē̃sȩ kamare.
3 Ndȩr kȩtŏ dĭrǵei šumȩ šumitsȩ tȩ sȩmunȩš, tȩ vĕrbȩtiš,
4 tšaľaš, tȩ θatȩš, ḱi pritšinȩ me ľūeitun' ŭyȩtȩ. Sepsĕ kohȩ
mbȩ kohȩ sdrṳpte ĕnǵuli ndȩ bańȩt, eδe pȩrzinte ŭyȩtȩ:
tsili tȩ hṳ̃nte prā mā̃ pȩrpara, mbas tȩ pȩrzĭemit uyit, bā̃hei
i šȩndošȩ prei tš' do farȩ sȩmŭnde ḱi hiḱte.
5 Eδe atiĕ ište ńi nieri, ḱi ište i sȩmunȩ tri-δē̃t' e tetȩ viĕt.
6 Iesui kur pā kȩtē̃ se po dĭrǵei, eδe muer vešt se kište šumȩ
7 mot taštĭ, i θotȩ, Do me ubā̃m' i šȩndošȩ? I sȩmuni i
upȩrǵē̆ḱ, Zot, s' kam nieri ḱi tȩ mȩ vē̃yȩ ndȩ bańȩt, kur tȩ
pȩrzihet' ŭyȩtȩ: sepsĕ kur vĭ̃y unȩ, sdrṳp pȩrparȩ meyet
8, 9 tietȩr. Iesui i θotȩ, Tšohu, ngre štrătinȩ tand, eδe ets. Eδe

pęrńiherę nieriu ubā̃ i šęndošę, eδe ngriti štratin' e vet, eδe
ĕtsęte. Eδe atē̆ ditę ište e šętunę.
10 Iudĕitę prā i θošin' atī ki ište šęndŏšunę, Ā̃št' e šętunę:
11 nuk' ā̆št' e ŭδęsę tę ngrē̆š štrătinę. Ai upęrǵē̆k atu̦ne, Ai
12 ki mę šęndoši mę θa, Ngre štrătinę tand, eδe ets. E pu̦etnę
prā, Tsili ā̆št' ai nieri ki tę θa, Ngre štrătinę tand, eδe ets?
13 Por ai ki ušęndŏš nukę dinte tsili ā̃stę: sepsĕ Iesui uštęmăng,
prei ǵīndęyesę ki ište nd' atē̆ vend.
14 Mbasandai Iesui ǵē̃n atē̆ ndę tempul, eδe i θa, Ḱe tek
ubā̃ne i šęndošę: mos bẵn fāy mā̃, ki tę mos tę bā̆hetę ndońī
15 ǵā̃ mā̃ e keḱę. Nieriu prā vote, eδe u δa zā̃ Iudevet, se ai
ki e bā̃ni tę šęndošę ā̃stę Iesui.
16 Eδe pęrandai Iudĕitę ndīḱšinę Iesunę, eδe kęrkŏyšinę me
17 e vramę, sepsĕ bā̃nte kętŏ pęr tę šętunę. Por Iesui upęrǵē̆ḱ
18 atu̦ne, Em-ātę punŏn ḱu̦š taštī, eδe unę punoy. Pęrandai
Iudĕitę mā̃ tĕpęrę kęrkŏyšinę me e vramę, sepsĕ yo vetš
tę šętŭnęnę prište, por eδe θošte se Perędia ā̆št' āt' i vet,
bā̃nte vetęvĕtęhenę si-ńi-ńī me Perędinę.
19 Iesui prā upęrǵē̆ḱ e u θa atu̦ne, Me tę vęrtĕt, me tę
vęrtĕt po u θom yuve, Bīri s' mŭndetę me bā̃mę asǵā̃ prei
vetiut, ndę mos pāft' Ătinę tue bā̃mę ndońī ǵā̃: sepsĕ atŏ
20 ki bẵn ai, aδe Bīri bẵn kętŏ kęštŭ̃. Sepsĕ Āti do Bĭrinę,
eδe i diftŏn ǵiθ' atŏ ki bẵn ai: eδe kā me i diftuem mā̃ tę
21 męδā punę se kętŏ, ki tę męrekulŏheni yu. Sepsĕ sikurse
Āti ngāl tę vdĕkunitę, eδe ep yetę; kęštŭ̃ eδe Bīri u ep yetę
22 atŭ̦neve ki do. Sepsĕ Āti nukę ǵukŏn askĕnd, por ǵiθę
ǵu̦ḱin' ia δa Bīrit: ki tę ǵiθę tę nderŏynę Bĭrinę, sikurse
23 nderōyn' Ătinę. Ai ki nukę nderŏn Bĭrinę, nukę nderŏn
Ătinę ki e kā dęrguem.
24 Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po u θom yuve, Se ai ki ndęǵŏn
fyāľęnę t'eme, eδe i besŏn atī ki mę kā dęrguem, kā yetę
tę pa-sŏsęme, eδe nukę viĕn mbę ǵu̦ḱ, por škon prei vdĕkęsę
25 ndę yetęt. Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po u θom yuve, Se
viĕn *ńī* orę, eδe tašti ā̃stę, tę vdĕkunitę kur kā̃nę me ndęguem

zā̃nin' e tẹ Bīrit Perẹndisẹ: e𝛿e ată ḱi ta ndẹǵŏynẹ kā̃nẹ
26 me r̄uem. Sepsĕ sikurse Āti kā yetẹ ndẹ vetẹvĕtẹhet, kẹštū̆
27 i 𝛿a e𝛿e tẹ Bīrit me păsunẹ yetẹ ndẹ vetẹvĕtẹhet; e𝛿e i 𝛿a
28 puštĕt me bā̃m' e𝛿e ǵūḱ, sepsĕ ā̆štẹ bīr nieriu. Mos
mẹrekulohi pẹr kẹtĕ̃: se viĕn *ńi* orẹ, nd' atĕ̃ ǵi𝜃' ată *ḱi*
*yā̃nẹ* ndẹpẹr voret, kā̃nẹ me ndẹǵuem zā̃nin' e atī, e𝛿e kā̃nẹ
29 me dăl'unẹ *yaštẹ*; ată ḱi kā̃nẹ bā̃mẹ tẹ mira, pẹr tẹ ńgălunẹ
yete; e𝛿e ată ḱi kā̃nẹ punuem tẹ kẹḱia, pẹr tẹ ńgălunẹ ǵūḱi.
30 Unẹ s' mundem me bā̃m' asǵā̃ prei vetiut: sikurse ndẹǵoy,
*kẹštū̆* ǵukoy: e𝛿e ǵūḱi em ā̆št' i drĕitẹ; sepsĕ s' kẹrkoy
dašunīminẹ t'em, por dašunimin' e Ātit ḱi mẹ kā dẹrguem.
31 Unẹ ndẹ dešmofša pẹr vĕtẹhenẹ t'eme, dešmia eme nuk' ā̆št'
32 e vẹrtetẹ. Tietẹr ā̆št' ai ḱi dešmŏn pẹr mue; e𝛿e diy se
33 dešmia ḱi dešmŏn pẹr mue ā̆št' e vẹrtetẹ. Yu dẹrgŭetẹ
34 te Ǵionni, e𝛿e *ai* dešmŏi tẹ vẹrtĕtẹnẹ, E𝛿e unẹ nuk' e
mar̄ dešminẹ prei nieriut, por 𝜃om kẹtŏ, ḱi tẹ špẹtoni yu.
35 Ai ište kandiĺi ḱi diǵet' e bā̆n dritẹ: e𝛿e yu dešẹt me
ugẹzuem pẹr pak herẹ ndẹ dritẹt t' atī.
36 Por un' e kam dešminẹ mā̃ tẹ ma𝛿e se tẹ Ǵionnit: sepsĕ
atŏ pŭnẹtẹ ḱi mẹ 𝛿a Āti me i mbaruem, atŏ pŭnẹtẹ ḱi bā̆y
37 unẹ dešmŏynẹ pẹr mue, se Āti mẹ kā dẹrguem. E𝛿e ai
Āti ḱi mẹ dẹrgŏi, ai bā̃ni dešmī pẹr mue. As zā̃nin' e atī
38 s' e kē̃ni ndẹǵuem kur̄ẹ, as faḱen' e atī s' e kē̃ni pamẹ: e𝛿e
fyaĺa e atī s' kā ndĕńunẹ ndẹr yu, sepsĕ yu nuk' i besoni
39 atī ḱi dẹrgŏi ai. Yu vẹštroni škrŏńatẹ, sepsĕ yu kuytoni
se gē̃ni yetẹ tẹ pa-sŏsẹme ndẹr atŏ: e𝛿e atŏ yā̃nẹ ḱi
40 dešmŏynẹ pẹr mue. Por s' doni me ăr𝛿unẹ tek unẹ, ḱi tẹ kē̃ni
41, 42 yetẹ. Nukẹ mar̄ ĺaft prei miĕrẹziš. Por u ńgofta yuve
43 se s' kē̃ni dašunīn' e Perẹndisẹ ndẹ vĕtẹhet tŭei. Unẹ kam
ăr𝛿unẹ mb' ĕmẹnẹ tẹ t'im-ĕt, e nukẹ mẹ pritni: ndẹ ar𝜃tẹ
44 *ńi* tietẹr mb' ĕmẹnẹ tẹ vet, kē̃ni me e prītunẹ. Si mŭndeni
me besuem yu ḱi mer̄ni ĺaft ńiani prei tietrit, e𝛿e nukẹ
kẹrkoni ĺăftinẹ ḱi ā̆štẹ prei tẹ vĕtẹmit Perẹndī?
45 Mos kuiytoni se unẹ kam me u pẹrfŏĺunẹ yuve tek Āti:

ā̆štę kuš u pęrfl̕ĕt yuve, Moiseu k̕i yu špęrṳetę mb' atĕ.
46 Sepsĕ ndę i besŏišitę Moiseut, kĭšitę me besuem eδe mue:
47 sepsĕ ai škrōi pęr mue. Por ndę mos u besofši škrŏńavet atī,
si kēni me u besuem fyăl̕ęvet mia?

## KAPTINA VI.

1 Mbasandai Iesui škōi pęrtey dētit Galilesę, tę Tiberiădęsę.
2 Eδe šumę ǵindęye e mŭernę mbrapa, sepsĕ šĭfinę męrekuliat'
3 e atī k̕i bā̃nte mbi tę sęmunęt. Eδe Iesui hṳpi ndę mal̕t,
eδe r̈inte atiĕ baškę me dišĕpuyt' e vet.
4 Eδe ište ńǵat paška, festa e Iudevet.
5 Iesui kur tšōi sṳ̃tę prā, eδe pā se po vī̆nte šumę ǵī̆ndęye
tek ai, i θotę Filippit, Prei kah dotę bl̕ĕymę bukę, k̕i tę
6 hā̃nę ketă? (Eδe θošte kętĕ pęr me e provuem: sepsĕ ai e
7 dinte se k̕iš dotę bā̃nte). Filippi i upęrǵĕk̕, Dṳ k̕ind dinarę
bukę nuk' u dal̕in' atṳne, k̕i tę mar̈i ka ńi grimę ǵiθę-se-tsili
prei asĭš.
8 Andreu, i vęlāi Simon Pietrit, ńi prei dišĕpuyš atī, i θotę,
9 Kętŭ ā̆štę ńi tšun i vŏgęl̕ę, k̕i kā pēsę bukę tę el̕pta, eδe
dṳ pešk̕: por k̕iš yā̃nę kętŏ pęr kak̕i *vetę?*
10 Eδe Iesui *θa*, Θŏni-u niĕręzęvet me ndĕńunę pęr δē.
Eδe ište šumę bār nd' *atĕ* vend. Ndeńtnę prā pęr δē bŭr̈atę,
11 afęr pēsę miyę vetę me nŭmęrę. Eδe Iesui muer bŭkętę,
eδe si ufăl̕ ndersę, ua dāu dišĕpuyvet, eδe dišĕpuyt' *ua dān'*
atṳ̆neve k̕i kĭšinę ndĕńunę pęr δē; kęštŭ eδe prei pešk̕iš sā
12 dešnę. Eδe si ungī̆nę, u θotę dišĕpuyvet vet, Mbęl̕iθni tsŏpatę
13 k̕i kā̃nę tepęruem, pęr mos me hŭpunę ǵā̃. I mbęl̕oθnę prā,
eδe mbušnę dṳ-mbę-δētę koša me tsopa prei pēsę bŭkęvet
el̕pta k̕i tepęrŭenę prei atṳ̆neve k̕i kĭšinę ngrā̃nę.
14 Niĕręzitę prā, kur pān' atĕ męrekulī k̕i bāni Iesui, θŏšinę,
Se pęr tę vęrtĕt kṳ̆i ā̆št' ai profeti k̕i kā me ărδunę ndę
15 botęt. Iesui prā si e muer vešt se kĭšinę me arδun' e me e
r̈embṳem, k̕i ta bā̆ynę mbęrĕt, iku prap ndę mal̕t ai vĕtęmę.
16, 17 Eδe si ungrṳ̆s, dišĕpuyt' e atī sdrṳpnę ndę dēt, eδe

hŷ̤nę ndę l̓undręt, eδe škŭenę pęrtey dētit ndę Kapernaŭm.
Eδe taštĭ ište bã̄m' ĕřętę, eδe Iesui s'kište ărδunę tek tă.
18, 19 Eδe dēti po ngrĭhei, sepsĕ frŷ̤nte ēr' e maδe. Mbassi
vozitnę prā afęr ńizĕt e pē̃sę a tri-δēte stădie, šŏfinę Iesunę
tue ĕtsunę mbi dēt, eδe tue ărδunę nǵat l̓ŭndręsę: eδe
20 ufrikŭenę. Por ai u θōt' atṳne, Unę yam; mos ufrikoni.
21 Dešnę prā me e mařę ndę l̓undręt: eδe pęrńiherę l̓undra
uǵĭnd mb' atē̆ δē ḱi kĭšinę pęr me vŏtunę.
22 Ndę nĕsęret ǵĭndęya ḱi kište ndĕńunę pęrtey dētit kur
panę se s' ište atiĕ tietęr l̓ŭndręzę, vetš ńĭ ḱi hṳpnę dišĕpuyt'
e atĭ, eδe se nukę hŷ̤ni Iesui ndę l̓ŭndręzęt baškę me
23 dišĕpuy' e vet, por vĕtęmę dišĕpuyt' e atĭ škŭenę: (eδe
erθnę prei dētit Tiberiădęsę tę tiera l̓ŭndręza nǵat atĭ
24 vendit ku hangręn bukę, mbassi ufăl̓ ndersę Zoti:) ǵĭndęya
prā kur pā se Iesui nuk' ã̆št' atiĕ, as dišĕpuyt' e atĭ,
hṳpnę eδe ată ndępęr l̓undrat, eδe erθnę ndę Kapernaŭm,
tue kęrkuem Iesunę.
25 Eδe si e ǵetnę pęrtey dētit, i θã̆nę, Rabbi, kurę erδe
26 kętŭ? Iesui upęrǵĕḱ atṳne e θa, Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt
po u θom yuve, Mę kęrkoni, yo sepsĕ patę męrekulia, por
27 sepsĕ hangręt prei bŭkęvet, eδe ungĭtę. Mos punoni pęr
uškĭminę ḱi prĭšetę, por pęr uškĭminę ḱi mbet ndę yetę tę
pa-sŏsęme, tę tsĭlinę kā me u δã̆nę yuve i bĭr' i nieriut:
sepsĕ kętĕ bul̓osi Āti Peręndia.
28 I θã̆nę prā, Ḱiš tę bẵymę, ḱi tę punŏymę punęt' e Peręndisę?
29 Iesui upęrǵĕḱ e u θa atṳne, Kęyŏ ã̆štę puna e Peręndisę, t' i
besoni atĭ ḱĭ kā dęrguem ai.
30 I θã̆nę prā, Tš' šeńę bã̆n prā ti, ḱi tę šŏfimę, e tę besŏymę?
31 Ḱiš punŏn? Ătęnitę t'anę hangręn mănęnę ndę škretinęt,
sikurse ã̆štę škruem, "Bukę prei ḱielit u δa atṳne me ngrã̆nę".
32 Iesui prā u θa atṳne, Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po u θom
yuve, Moiseu nuk' u δa yuve bŭkęnę prei ḱielit; por em-
33 Ătę u nep yuve tę vęrtĕtęnę bukę prei ḱielit. Sepsĕ buka e
Peręndisę ã̆št' ai ḱi sdrṳp prei ḱielit, eδe ḱi nep yetę ndę botęt.

34 I θãnę prā, Zot, ep-na pęrherę kętĕ bukę.
35 Eδe Iesui u θa atụne, Unę yam buka e yĕtęsę: ai ki
viĕn tek unę, s' kā me i arδun' ũ, eδe ai ki mę besŏn, s' kā
36 me i arδun' et kuŕę. Por u θašę yuve, Se mę patę, eδe
37 nukę besoni. Ǵiθę kiš mę nep Āti, kā me ărδunę tek unę;
38 eδe atĕ ki tę vīye tek uńę, s' kam me e ndsieŕę yaštę. Sepsĕ
kam sdrụ̈punę prei kielit, yo pęr me bãmę dašunīminę t'em,
39 por dašunimin' e atī ki mę kā dęrguem. Eδe kụ̈i ãštę
dašunimi Ātit ki mę kā dęrguem, ǵiθę kiš mę kā δãnę, tę
40 mos hup *gã* prei atī, por ta ńgāl ndę ditę tę mbrapme. Eδe
kụ̈i ãštę dašunimi atī ki mę kā dęrguem, ǵiθę-kuš tę šofi
Bĭrinę, eδe t' i besoyę, tę ketę yetę tę pa-sŏsęme: eδe unę
kam me e ńgălunę ndę ditę tę mbrapme.
41 Iudĕitę prā murmurŏyšinę pęr atĕ, se θa, Unę yam buka
42 ki sdrụpa prei kielit. Eδe θŏšinę, Nuk' ãštę kụ̈i Iesui, i
bīri Iosefit, tę tsilit na ńgŏfimę tę i ātin' eδe t' ămęnę? si
θotę prā kụ̈i, Se kam sdrụ̈punę prei kielit?
43 Iesui upęrǵĕk prā, e u θa atụne, Mos murmuroni ndęrmiĕt
44 yuš. Askuši s'mŭndetę me ărδunę tek unę, ndę mos e tęrhektę
Āti ki mę kā dęrguem: eδe unę kam me e ńgălunę ndę
45 ditę tę mbrapme. Ãštę škruem ndę profĕtęnat, "Eδe tę ǵiθę
kãnę me kĕnunę tę męsuem te Peręndia". Ǵiθę-kuš prā
ki kā ndęǵuem prei Ātit, eδe ãštę męsuem, viĕn tek' unę.
46 Yo se kā pamę kuši Ātinę, vetš ai ki ãštę prei Peręndisę,
47 kụ̈i e kā pām' Ătinę. Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom
48 yuve, Ai ki mę besŏn kā yetę tę pa-sŏsęme. Unę yam buka
49 e yĕtęsę. Ătęnitę tŭei hangręn mănęnę ndę škretinęt, eδe
50 vdiknę. Kęyŏ ãštę buka ki sdrụp prei kielit, ki tę hayę
51 kuši prei asāi, e tę mos vdesi. Unę yam buka e ǵalę ki
sdrụpa prei kielit: ndę hangręt kuši prei kęsāi buke, kā me
ŕuem pęr ǵiθę yĕtęnę. Eδe ayŏ buka ki kam me δãn' unę,
ãštę miši em, tę tsĭlinę kam me e δãnę pęr yetęn' e bŏtęsę.
52 Iudĕitę prā hăhešinę ńiani me tiĕtrinę, tue θãnę, Si
mŭndetę kụ̈i me na δãnę tę hamę mišin' *e vet*.

53 Iesui u θa prā atụne, Pẹr tẹ vẹrtĕt, pẹr tẹ vẹrtĕt po u
θom yuve, Ndẹ mos hăngrẹši mišin' e tẹ bīrit nieriut, eδe
ndẹ mos pifši ǵakun' e atī, nukẹ kēni yetẹ ndẹ vĕtẹhet
54 tŭei. Ai ḱi hā mĭšinẹ t'em, eδe pī ǵăkunẹ t'em, kā yetẹ tẹ
pa-sŏsẹme, eδe unẹ kam me e nǵălunẹ ndẹ ditẹ tẹ mbrapme.
55 Sepsĕ miši em ǟštẹ pẹr tẹ vẹrtĕt tẹ ngrǟnẹ, eδe ǵaku em
56 ǟštẹ pẹr tẹ vertĕt tẹ pimẹ. Ai ḱi hā mĭšinẹ t'em, eδe pī
57 ǵăkunẹ t'em, mbet tek unẹ, eδe unẹ tek ai. Sikurse mẹ
dẹrgōi ai Āti ḱi ṙon, eδe unẹ ṙoy pẹr Ătinẹ: *kẹštŭ* eδe ai
58 ḱi tẹ mẹ hayẹ, kā me ṙuem eδe ai pẹr mue. Kẹyŏ ǟštẹ
buka ḱi sdrụpi prei ḱielit: yo sikurse Ătẹnitẹ tŭei hangrẹn
mănẹnẹ, eδe vdiḱnẹ: ai ḱi hā kẹtĕ bukẹ, kā me ṙuem pẹr
ǵiθẹ yĕtẹnẹ.
59 Kẹtŏ θa ndẹ synagogẹ tue mẹsuem ndẹ Kapernaŭm.
60 Šumẹ *vetẹ* prā prei disĕpuyš atī kur ndẹǵŭenẹ, θǟnẹ,
61 Kẹyŏ fyal̃ẹ ǟšt' e ăšpẹrẹ: tsili mŭndetẹ me e ndẹǵuem. Eδe
Iesui si e muer vešt me vetẹvĕtẹhenẹ, se dišĕpuyt' e vet po
murmurŏyšinẹ pẹr kẹtĕ *fyal̃ẹ*, u θa atụne, Kẹyŏ u škandal̃izŏn
62 yuve? Ndẹ pafši prā tẹ bīrin' e nieriut tue hụpun' atiĕ ku
63 ište pẹrpara? Špirti ǟšt' ai ḱi nep yetẹ, miši nukẹ viyĕn
asǵǟ: kẹtŏ fyăl̃ẹtẹ ḱi u fl̃as unẹ yuve, yǟnẹ špīrt, eδe yǟnẹ
64 yetẹ. Por yǟnẹ disa prei yuš ḱi nukẹ besŏynẹ. Sepsĕ Iesui
e dinte tšẹ pẹrpara, tsĭlẹtẹ yǟn' ată ḱi s' besŏyšinẹ, eδe tsili
65 *ǟšt'* ai ḱi kište me e traθtuem. Eδe θošte, Pẹrandai u θašẹ
yuve, se askuši s' mŭndetẹ me ărδunẹ tek unẹ ndẹ mos i
upastẹ δǟnẹ prei t'im-ĕt.
66 Tšẹ mb' atĕ herẹ *prā* šumẹ *vetẹ* prei dišĕpuyš atī ukẹθụenẹ
mbrapa, eδe nuk' ĕtsẹšinẹ mǟ baškẹ me atĕ.
67 Iesui prā u θa tẹ dụ-mbẹ-δĕtẹvet, Mos doni me ikun'
68 eδe yu? Simon Pietri i upẹrǵĕḱ prā, Zot, te tsili kemi
69 me vŏtunẹ? *ti* kē fyal̃ẹt' e yĕtẹsẹ pa-sŏsẹme. Eδe na kemi
besuem, eδe e kemi nǵŏfunẹ se ti yō Krišti i Bīr' i Perẹndisẹ
70 ǵalẹ. Iesui upẹrǵĕḱ atụne, Nuk' u kam sǵeδun' unẹ yuve tẹ
71 dụ-mbẹ-δĕtẹtẹ, eδe ńi prei yuš ǟštẹ diāl? Eδe θošte pẹr

Iudę Iskariŏtinę *tę Ꞁīrin'* e Simonit, i tsili ište ńi prei tę
du̥-mbę-ðētęš: sepsĕ kŭi kište pęr me e traθtuem.

## KAPTINA VII

1 Eðe Iesui mbaskęndai ĕtsęte ndę Galilē: sepsĕ s' donte
me ĕtsunę ndę Iudē, sepsĕ Iudeit' e kęrkŏyšinę me e vramę.
2, 3 Eðe ište afęr festa e Iudevet, tendę-ngrĕfia. Tę vęlăzęnit'
e atī prā i θãnę, Sdru̥p prei kęndu̥y, eðe ško ndę Iudē,
4 ḱi tę šofin' eðe dišĕpuyt' e tū punęt' e tua ḱi băn. Sepsĕ
askuši nukę băn ǵã pšefas, eðe kęrkŏn tę šperfaḱet' ai vetę:
5 ndę băfš ketŏ, špęrfăḱ vetęvĕtęhenę ndę botęt. Sepsĕ as ată
6 vęlăzęnit' e atī s' i besŏyšinę. Iesui prā u θōt' atu̥ne, Koha
eme eðe s' kā ărðunę: por koha yŭei ãštę pęrherę gati.
7 S' mŭndetę bota me u păsunę męnī yuvę; por mue mę kā
męnī, sepsĕ unę dešmoy pęr atĕ, se punęt' e asāi yãnę
8 tę kęḱia. Yu škoni ndę kętĕ festę: por un' eðe nukę škoy
ndę kętĕ festę; sepsĕ koha eme eðe s' ãštę mbŭšunę.
9, 10 Eðe si u θa atu̥ne kętŏ, mbeti ndę Galilē. Eðe si votnę
tę vęlăzęnit' e atī, atęherę vote eðe ai ndę festęt, yo mbala-
faḱe, por sikurse pšefas.
11 Iudĕitę prā e kęrkŏyšinę ndę festęt, eðe θŏšinę, Ku ãšt'
12 ai? Eðe ište šumę murmurĭm ndęr ǵĭndęyet pęr atĕ: disa
θŏšinę, Se ãšt' i mirę: e tę tierę θŏšinę, Yo; por gęńēn
13 pŏpulinę. Por askuši nukę fĺiste ndęr sŭ pęr atĕ, prei
frĭkęsę Iudevet.
14 Eðe taštī kur ište pęr ǵŭmęsę festa, Iesui hu̥pi ndę tempul,
15 eðe męsonte. Eðe Iudĕitę męrekulŏhešinę, tue θãnę, Si di
kŭi škrońa, pa ḱĕnunę męsuem?
16 Iesui upęrǵĕḱ atu̥ne e θa, Męsimi em nuk' ãšt' emi, por
17 i atī ḱi mę kā dęrguem. Ndę daštę kuši me bãmę dašunimin'
e atī, kā me e ńǵŏfunę prei męsimit, tsila prei sę du̥yaš,
18 prei Perędisę ãštę, a por unę fĺas prei vĕtęhesę s' eme. Ai
ḱi fĺet prei vetęvĕtęhesę, kęrkŏn laftin' e vet: por ai ḱi
kęrkŏn ĺaftin' e atī ḱi kā dęrguem atĕ, kŭi ãšt' i vęrtetę,

19 eδe nuk' ā̆štę štrembęnī nd' atē̆. A nuk' u δa l̍íǵęnę yuve
Moiseu? eδe as ndońī prei yuš nukę bā̆n l̍íǵęnę: pęrsē̆
kęrkoni me mę vramę?
20 Ǵīndęya upęrǵē̆k̍ e θa, Kē diā̆linę: tsili kęrkō̆n me tę
vramę?
21 Iesui upęrǵē̆k̍ e u θa atu̧ne, Ńī punę bā̃na, eδe tę giθę
22 męrekulō̆heni. Pęrandai Moiseu u kā δā̃nę yuve r̄eθ-prē̆sienę;
(yo se ā̆štę prei Moiseut, por prei ā̆tęniš;) eδe pęr ditę tę
23 šętunę r̄eθ-pritni nierinę. Ndę ur̄eθ-preftę nieri tę šętū̆nęnę,
k̍i tę mos prīšetę l̍iǵa e Moiseut; mbę mue zemęrō̆heni,
24 sepsē̆ bā̃na tę šęndošę ǵiθę niē̆rinę tę šętū̆nęnę? Mos ǵukoni
pęr fak̍e, por ǵukoni ǵu̧k̍in' e drē̆itę.
25 Disa prā prei Ierusalemitęš θō̆šinę, Nuk' ā̆štę kū̧i ai k̍i
kęrkō̆ynę me e vramę? Por k̍e te po fl̍et ndęr sū̧, eδe s' i
26 θō̃n' asǵā̃. Drū̆ese mos e nǵoftnę pęr tę vęrtē̆t tę pā̆ręte, se
27 kū̧i ā̆štę pęr tę vęrtē̆t Krišti? Por kętē̆ e dimę prei kah
ā̆štę: por kur viē̆n Krišti, askuši s' e nǵef prei kah ā̆štę.
28 Iesui prā θęr̄iti tue męsuem ndę tempul, eδe θa, Eδe mue
mę dini, eδe prei kah yam mę dini: eδe s' kam ā̆rδunę prei
vetiut, por ā̆št' i vęrtetę ai k̍i mę kā dęrguem, tę tsī̆linę yu
29 nuk' e dini: por un' e diy: sepsē̆ yam prei atī, eδe ai mę
dęrgōi.
30 Kęrkō̆yšinę prā me e zā̃nę: por askuši s' vū̃ni dō̆ręnę mbi
31 atē̆, sepsē̆ eδe s' i kište arδun' ora. Eδe šumę *vetę* prei
ǵīndęyes' i besū̆enę, eδe θō̆šinę, Se kur tę vī̃yę Krišti, mos
kā me bā̃mę mā̃ šumę męrekulia se kętō̆ k̍i bā̃ni kū̧i?
32 Farisē̆itę ndęǵū̆enę ǵīndęyenę se po murmurō̆yšinę pęr kętō̆
*fyal̄ę*; eδe Fariseit' e Kru̧e-prīftęnitę dęrgū̆enę šęrbętō̆ręte pęr
33 me e zā̃nę. Iesui prā u θa atu̧ne, Eδe pak mot yam baškę me
34 yu, eδe vete tek ai k̍i mę kā dęrguem. Kē̃ni me mę kęrkuem,
e s' kē̃ni me *mę* ǵē̆tunę: eδe atiē̆ ku yam unę, yu s' mū̆ndeni
35 me ā̆rδunę. Iudē̆itę prā θā̃nę me vetęvē̆tęhenę, Ku kā me
vō̆tunę kū̧i, k̍i na s' kemi me e ǵē̆tunę? mos kā me vō̆tunę
ndęrmiē̆t atū̧̆neve k̍i yā̃nę špęrdamę ndępęr Grekęt, e me

36 mesuem Grĕkete? Ḱiš ăšte keyŏ fyaľe ḱi θa, Kēni me me
kerkuem, e s' kēni me *me* ǵĕtune: eδe, Atiĕ ku yam une,
yu s' mŭndeni me ărδune?
37 Eδe te mbrăpmene diten' e fĕstese maδe Iesui ndĕyti, e
θeṙiti tue θāne, Nde i ārθt' et ndokuit, ľete vīye tek une,
38 e ľete piye. Ai ḱi me besŏn, sikurse θa škroṅa, ľŭmena uyi
39 te ǵale kāne me ṙieδe prei barkut atī. (Eδe ketĕ e θa per
Špĭrtine *Šeṅt*, ḱi kĭšine me maṙe ată ḱi t' i besŏyšine, se
eδe s' ište *δāne* Špirti Šeṅt: sepsĕ Iesui eδe s' ište ľavduem.)
40 Šume *vete* prā prei ǵĭndeyese kur ndeǵŭene *ketĕ* fyeľe,
41 θŏšine, Kŭi ăšte per te vertĕt profeti. Te tiere θŏšine, Kŭi
ăšte Krišti. Por te tiere θŏšine, Mos viĕn Krišti prei Galilese?
42 Nuke θa škroṅa, se Krišti viĕn prei fărese Davidit, eδe prei
43 krue-katundit Beθleemit, andey kah ište Davidi? Ubā prā
44 ṅī šḱeṙe ndermiĕt ǵĭndeyese per atĕ. Eδe disa prei atŭneve
dŏyšine me e zāne; por askuši nuke vūni dŭerte mbi atĕ.
45 Erθne prā šerbetŏrete te Krue-prĭftenit e te Fariseit: eδe
46 ată u θān' atune, Persĕ s' e prūte? Šerbetoret' uperǵeḱne,
Askuṙe ndoṅihere s' kā fŏľune nieri keštŭ, porsi kŭi nieri.
47 Farisĕite prā uperǵeḱne atune, Mos ugeṅuet' eδe yu?
48 Mos i kā besuem ndoṅĭ prei te părevet, a prei Farisevet?
49 Por keyŏ ǵĭndeya, ḱi s' nǵef ľĭǵene, yāne te malekuem.
50 Nikodemi u θōt' atune, (ai ḱi pat ărδune nătene tek ai,
51 i tsili ište ṅi prei atŭneve,) Mos ǵukŏn nierine ľiǵa yone,
nde mos ndeǵofte ṁā perpara prei atī, e te maṙi vešt ḱiš
52 băn? Uperǵeḱne e i θāne, Mos yē eδe ti prei Galilese?
Veštrŏ, e šif, se profĕt prei Galilese nuk ăšte ngrĭtune.
53 Eδe ǵiθe-se-tsili vote nde štepīt te vet.

## KAPTINA VIII.

1 Eδe Iesui vote nde Maľt te Ulīvet.
2 Eδe heret me nătie erδi per-se-rī nde tempul, eδe ǵiθe
pŏpuli erθne tek ai: eδe ai ndĕyti e i mesonte.
3 Eδe Škrŭisit' e Fariseit' i bĭyene ṅī grue zāne nde kurvenī;

4 eδe si e vũmę ndę miedĭs, i θõnę, Mieštęr, kęyŏ grue ẵštę
5 zā̃nę mbi punęt tue kurvęnuem. Eδe Moiseu na kā porosĭtunę
ndę l'iǵęt, tę tĭlatę me uřăfunę me gurę: k'iš θue ti prā?
6 Eδe θŏšinę kętĕ, tue ngām' atĕ, k'i tę kĕnę *fyal'ę* me e
pęrfŏl'unę. Por Iesui uŭl' poštę, e škrunte me gišt mbi δēt.
7 Eδe mbassi k'indrŏyšinę tue pụetun' atĕ, ungrĭt, e u θa atụne,
Tsili prei yuš tę yetę pa făy, *ai* mā̃ pęrpara l'etę heδi gŭrinę
8, 9 mbi atĕ. Eδe pęr-sę-rī uŭl' poštę, e škrunte mbi δēt. Eδe
ată kur ndęǵŭenę *kętĕ*, šăhešinę prei ndęrǵĕǵiesę, eδe dĭl'šinę
yaštę ńi ka ńi, zā̃nę filę tšę prei pl'ek'š k'ụš mbę tę mbrapmit:
eδe Iesui mbeti vĕtęmę, eδe grŭeya tue ndĕńunę ndę miedĭs.
10 Eδe Iesui si ungrĭt, eδe nukę pā askĕnd, vetš grŭenę, i θa,
Grue, ku yā̃n' ată k'i tę pęrfl'ĭsinę? Askuši nukę tę mundōi?
11 Eδe ayŏ θa, Askuši, Zot. Eδe Iesui i θa, As unę nukę tę
mundoy: ško, eδe mos bẵn făy mā̃.
12 Iesui prā̃ pęr-sę-rī u fol'i atụne, tue θā̃nę, Unę yam drita
e bŏtęsę: ai k'i viĕn mbrapa meyet, s' kā me ĕtsunę nd' eřęsinęt,
por kā me păsunę dritęn' e yĕtęsę.
13 Farisĕitę prā̃ i θā̃nę, Ti dešmŏn pęr vetęvĕtęhenę; dešmia
14 yote nuk' ẵšt' e vęrtetę. Iesui upęrǵĕk' e u θa atụne, Eδe
unę ndę dešmofša pęr vetęvĕtęhenę, dešmia eme ẵšt' e
vęrtetę: sepsĕ e diy prei kah erδa, e ku vete; por yu s' dini
15 prei kah erδa, e ku vete. Yu ǵukoni mbas mišit: unę nukę
16 ǵukoy askĕnd. Por eδe ndę ǵukofša unę, ǵụk'i em ẵšt' i
vęrtetę: sepsĕ nukę yam vĕtęmę, por un' eδe Āti k'i mę
17 dęrgōi. Eδe ẵštę škruem ndę l'iǵęt tŭei, Se dešmia prei dụ
18 niĕręziš ẵšt' e vęrtetę. Unę yam ai k'i dešmoy pęr
19 vetęvĕtęhenę, eδe Āti k'i mę dęrgōi dešmŏn pęr mue. I
θŏšinę prā̃, Ku ẵšt' ụt-Ātę? Iesui upęrǵĕk', As mue s' mę
dini, as t'em-Ātę: ndę mę dĭšitę mue, kĭšinę me ditun' eδe
t'em-Ātę.
20 Kętŏ fyal'ę fol'i Iesui ndę vend tę θesorit, tue męsuem ndę
tempul: eδe askuši nuk' e zŭni; sepsĕ eδe s' kište arδun' ora.
21 Iesui prā̃ u θa pęr-sę-rī atụne, Unę po vete, eδe kĕni me

mę kęrkuem, eδe kēni me vdĕkunę ndę fayt tŭei: atiĕ ku
22 vete unę, yu s' mŭndeni me ărδunę. Iudĕitę θŏšinę prā, Mos
kā me vramę vetęvĕtęhenę? pęrandai θotę, Atiĕ ku vete unę,
23 yu s'mŭndeni me ărδunę. Eδe *ai* u θa atụne, Yu yēni prei
sę poštaš; unę yam prei sę nal'taš: yu yēni prei kęsāi bote;
24 unę s' yam prei kęsāi bote. U θašę yuve prā, se kēni me
vdĕkunę ndę fayet tŭeya: sepsĕ ndę mos besofši se unę yam,
kēni me vdĕkunę ndę fayet tŭeya.
25 I θŏšinę prā, Tsili yē ti? Eδe Iesui u θa atụne, Atĕ k'i
26 u θašę yuve tšę pęrpara hĕręsę. Šumę kam pęr me θān' e
pęr me ǵukuem pęr yu: por ai k'i mę dęrgōi āšt' i vęrtetę:
27 eδe unę sā ndęǵova prei atī, kętŏ i θom bŏtęsę.—Nukę
mĕr̄šinę vešt se u θošte atụne pęr Ătinę.
28 Iesui prā u θa atụne, Kur tę ngreni tę bīrin' e nieriut,
atęherę kēni me e nǵŏfunę se unę yam, eδe nukę băy asǵā
prei vĕtęhesę s'emę; por sikurse mę męsōi em-Ātę, kętŏ
29 fl'as. Eδe ai k'i mę dęrgōi āštę baškę me mue: Āti nukę mę
kā l'ānę vĕtęmę; sepsĕ unę băy pęrherę atŏ k'i i pęl'kĕynę.
30 Ai tue fŏl'unę kętŏ, šumę *vetę* i besŭenę.
31 Iesui u θošte prā atụne Iudevet k'i i kĭsinę besuem, Ndę
mbetši yu ndę fyal'ęt t'eme, yēni pęr tę vęrtĕt dišĕpuyt' e
32 mī; eδe kēni me nǵŏfunę tę vertĕtęnę, eδe e vęrteta kā me
u dęl'irę yuve.
33 I upęrǵekńę, Yemi fara e Abrahamit, eδe nuk' u kemi bāmę
kur̄ę šęrbętorę askuit: si θue ti, Se kēni me ubāmę tę
34 dęl'irę? Iesui upęrǵĕk' atụne, Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt
po u θom yuvę, Se kušdŏ k'i bān fāyinę, āštę šęrbętōr i fayit.
35 Eδe šęrbętori nukę mbet ndę štępī pęr ǵiθę monę: por bīri
36 mbet pęr ǵiθę monę. Ndę u dęl'irtę yuve prā Bīri, pęr tę
37 vęrtĕt kēni me k'ĕnunę tę dęl'irę. E diy se yēni fara e
Abrahamit; por kęrkoni me mę vramę, sepsĕ fyal'a eme nukę
38 zē vend ndęr yu. Unę fl'as k'iš kam pamę pęr-anę t'im-ĕt:
39 eδe yu kęštū bāni k'iš kēni pamę prei ātit tŭei. Upęrǵekńę
e i θānę, Āti ụn' āšt' Abrahami. Iesui u θōt' atụne, Ndę

ḱofši diěľmt' e Abrahamit, kĭšitę me bā̃mę punęt' e Abrahamit.
40 Por taštĭ kęrkoni me mę vramę, nieri ḱi u foľa yuve tę
41 vęrtětęnę ḱi ndęǵova prei Peręndisę: Abrahami nukę bā̃ni
kętě. Yu bā̃ni punęt' e ātit tŭei.
I θā̃nę prā, Na s' kemi ľēmę prei kurvęnie: kemi ńi
42 Ātę, Peręndinę. Iesui u θa atune prā, Perendia ndę ište
āti yŭei, dotę mę dŏišitę: sepsě unę doľa prei Perendisę,
43 eδe vĭy *prei atī*: sepsě nuk' erδa prei vętęhesę s'eme, por
ai mę dęrgōi. Pęrsě nukę ńǵifni tę fŏľunitę t'em? sepsě
44 s' mŭndeni me ndęǵuem fyăľęnę t'eme. Yu yē̃ni prei ātit
diālit, eδe doni me bā̃mę dęšęrimet' e ātit tŭei. Ai ište tšę
pęrpara hěręsę nieri-vrasęs, eδe nukę mbet ndę tę vęrtětęnę,
sepsě e vęrteta nuk' ā̆štę nd' atě. Kur fľet ṙě̃nęnę, fľet
45 prei sę vetaš: sepsě ā̆štę ṙē̃nęs, eδe āti i asāi *ṙě̃nęsę*. Por
46 unę sepsě θom tę vęrtětęnę, nukę mę besoni. Tsili prei
yuš mę ḱirtŏn pęr faye? por ndę θom tę vęrtětęnę, pęrsě
47 s' mę besoni yu? Ai ḱi ā̆štę prei Perendisę, ndęǵŏn fyaľęt'
e Perendisę: pęrandai yu nukę ndęǵoni, sepsě nukę yē̃ni
prei Perendisę.
48 Iuděitę prā upęrǵeḱnę e i θā̃nę, Nukę θemi mirę na, se
49 ti yē Samaritān, eδe kē diălinę? Iesui upęrǵěḱ, Unę nukę
kam diălinę, por nderoy t'em-Ātę, eδe yu mę špęrnderoni.
50 Eδe unę s' kęrkoy ľā̆ftinę t'em: ā̆št' ai ḱi kęrkŏn, eδe *ḱi*
51 ǵukŏn. Pęr tę vęrtět, pęr tę vęrtět po u θom yuve, Ndę
rŭeitę kuši fyăľęnę t'eme, s' kā me pamę vdekę pęr ǵiθę
52 yětęnę. Iuděitę prā i θā̃nę, Taštĭ e mŭeręm vešt se kē
diălinę. Abrahami vdiḱ, eδe profětęnitę: eδe ti θue, Ndę
rŭeitę kuši fyăľęnę t'eme, s' kā me ngrā̃nę vdekę pęr ǵiθę
53 yětęnę. Mos yē ti mā̃ i maθ se āti unę Abrahami, i tsili
54 vdiḱ? eδe profětęnitę vdiḱnę: tsilin' e bā̆n vętęhenę ti? Iesui
upęrǵěḱ, Unę ndę ľavdofša vetęvětęhenę, ľafti em nuk' ā̆štę
asǵā̃: em-Āt' ā̆št' ai ḱi mę ľavdŏn, i tsili yu θŏni, se ā̆štę
55 Perendia yŭei: eδe s' e kē̃ni ngŏfunę; por un' e ngof: eδe
ndę θanša, se nuk' e ngof, kam me ḱěnunę porsi yu, ṙē̃nęs:

56 por e nǵof, eδe rŭey fyaľęn' e atī. Abrahami āti yŭei gęzŏhei
me pamę dĭtęnę t'eme, eδe e pā, eδe ugęzue.
57 Iudĕitę prā i θānę, Pēsę-δētę viĕt eδe s' i kē, eδe kē
58 pamę Abrahămine? Iesui u θa atųne, Pęr tę vęrtĕt, pęr tę
vęrtĕt po u θom yuve, Unę yam para se tę ľeyę Abrahami.
59 Ngritnę prā gurę pęr me sielę mbi atē: por Iesui umpšĕf,
eδe dueľ prei tĕmpulit, e škōi pęr miedĭs t'atų̄neve, eδe
kęštū iku.

## KAPTINA IX. X.

1 Eδe tue škuem, pā ńi nieri tę vĕrbętę tšę prei sę ľĕmesę.
2 Eδe dišĕpuyt' e atī e pųetnę, tue θānę, Rabbi, tsili fęyeu,
3 kųi, apor pęrĭnt' e atī, ḱi tę ľeyę i vĕrbętę? Iesui upęrǵĕḱ,
As kųi s' fęyeu, as pęrĭnt' e atī: por ḱi tę diftŏhenę punęt'
4 e Peręndisę tek ai. Unę dŭhetę me punuem punęt' e atī ḱi
mę dęrgōi, ḱųš sā tę yetę ditę: viĕn nata, atęherę s' mŭndetę
5 me punuem askuši. Sā tę yēmi ndę botęt, yam drīt' e bŏtęsę.
6 Mbassi θa kętŏ, pęštų̄ni pęr δē, eδe bāni baľtę prei
pęštų̄męsę, eδe ľēu sų̄t' e tę vĕrbętit me băľtęnę, eδe i θa,
7 Ško, e ľahu ndę bańę tę Siloamit, (ḱi ayŏ kęθųem, do me
θānę, Dęrguem.) Vote prā, e uľā, eδe erδi tue pamę.
8 Fęḱīytę prā, eδe ată ḱi e šĭfinę pęrpara se ište i vĕrbętę,
9 θŏšinę, Nuk' āštę kųi ai ḱi řinte e ľųpte? Tę tierę θŏšinę,
Se kųi āštę: eδe tę tierę, Se i šęmbęlĕn: *por* ai θošte, Se
10 unę yam. I θŏšinę prā, Si t' utšeľnę sų̄tę? Ai upęrǵĕḱ e θa,
11 *Ńi* nieri ḱi θŏhete Iesu bāni baľtę, eδe mę ľēu sų̄tę, eδe
mę θa, Ško ndę bańę tę Siloamit, eδe ľahu. Eδe si vŏita e
12 uľašę, tšeľa sų̄tę. I θānę prā, Ku āšt' ai? Θotę, Nukę diy.
13, 14 Bĭyenę te Fariseit' atē ḱi *ište* ńiherę i vĕrbętę. Eδe
15 ište e šętunę kur bāni băľtęnę Iesui, eδe i tšeľi sų̄tę. Pęr-sę-rī
prā e pųetnę eδe Farisĕitę, si tšeľi sų̄tę. Eδe ai u θa atųne,
16 Vūni baľtę mbi sų̄t' e mī, eδe uľašę, eδe šof. Disa prei
Fariseiš θŏšinę prā, Kųi nieri nuk' āštę prei Peręndisę, sepsē
nukę ruen tę šętŭnenę. Tę tierę θŏšinę, Si mŭndetę me bāmę

17 kęsŏ męrekuliaš ńi nieri faytuer? Eδe ište tę šḱieřę ndęrmiĕt
atṳ̃neve. I θōnę prap tę vĕrƀętit, Ḱiš θue ti pęr atē̆,
sepsĕ tę tšeĺi sṳ̃tę? Eδe ai θa, Se ā̆štę profĕt.
18 Iudĕitę prā nuk' i zū̃nę besę, se ište i vĕrbętę, eδe tšeĺi
19 sṳ̃tę, ḱṳš sā θęřitnę pęrĭnt' e atī ḱī i utšeĺnę sṳ̃tę. Eδe i
pṳetnę, tue θā̃nę, Kṳ̃i ā̆štę bīri yŭei, ḱi yu θōni se ai kā
20 ĺēm' i vĕrbętę? si šef prā taštĭ? Pęrĭnt' e atī upęrǵeḱnę
atṳne e θā̃nę, E dimę se kṳ̃i ā̆štę ƀīri ṳnę, eδe se kā ĺēm'
21 i vĕrbętę: por si šef taštĭ, nukę dimę; a tsili i tšeĺi sṳ̃tę, na
nukę dimę: ai kā mošę; pṳetni atē̆: ai kā me fŏĺunę pęr
vetęvē̆tęhenę.
22 Kętŏ θā̃nę pęrĭnt' e atī, sepsĕ drŏyšinę prei Iudeiš: se
Iudeit' ĭšinę bā̃mę taštĭ me ńī fyaĺę, se ai ḱi ta řęfeyę pęr
23 Krišt, tę yetę yaštę synagŏgęsę. Pęrandai pęrĭnt' e atī θā̃nę,
Se kā mošę; pṳetni atē̆.
24 Θiřnę prā pęr sę dṳti atē̆ nierinę ḱi ḱe i vĕrbętę, eδe i
θā̃nę, Ep-i ĺaft Peręndisę: na e dimę se kṳ̃i nieri ā̆štę faytuer.
25 Ai upęrǵēḱ prā, e θa, Ndę ḱoftę faytuer, nukę diy: *por* ńī
26 *punę* diy, se ḱēš' i verbęt', eδe taštĭ šof. Eδe i θā̃nę prap,
27 Ḱiš tę bā̃ni? si tę tšeĺi sṳ̃tę? Upęrǵēḱ atṳne, Taštĭ u θašę
yuve, eδe nukę ndęǵŭetę: tš' doni me ndęǵuem prap? mos
doni me ubā̃m' eδe yu dišĕpuyt' e atī?
28 E pęrḱešnę prā, eδe θā̃nę, Ti yē dišepul' i atī; por na
29 yemi dišĕpuyt' e Moiseut. Na e dimę se Perędia foĺi me
30 Moisenę: por kętē̆ nuk' e dimę prei kah ā̆štę. Nieriu upęrǵē̆ḱ,
e u θa atṳne, Kęyŏ ā̆štę pūn' e męrekulŭešime, se yu s' e
31 dini prei kah ā̆štę, eδe ai mę tšeĺi sṳ̃tę. Eδe e dimę se
Perędia nuk' u ndęǵŏn faytŏręvet: por ndę ḱoftę kuši me
păsunę frikę Perędinę, eδe me bā̃mę dašunimin' e atī, kętī
32 i ndęǵŏn. Ḱṳš mbę kętē̆ yetę nuk' ā̆štę ndęǵuem, se tšeĺi
33 kuši sṳ̃t' e atī ḱi kā ĺēm' i vĕrƀętę. Ndę mos ište kṳ̃i prei
34 Perędisę, nukę mŭndei me bā̃mę asǵā̃. Upęrǵeḱnę e i θā̃nę,
Ti kē ĺemę ǵiθę nder faye, eδe ti na męsŏn? Eδe e ndsŭernę
yaštę.

35 Iesui ndęǵōi se e ndsŭernę yaštę; eδe si e ǵeti, i θa, I
36 besŏn ti tę Bīrit Peręndisę? Ai upęrǵĕḱ e θa, Tsili ăšt' *ai*,
37 Zot, ḱi t' i besoy? Eδe Iesui i θa. Eδe e kē pamę, eδe ăšt'
38 ai ḱi fl'et baškę me tu̥i. Eδe ai θa, Besoy, o Zot, eδe e
aδurōi.
39 Mbasandai Iesui θa, Unę kam ărδunę ndę kętĕ botę pęr
ǵu̥ḱ, ḱi tę šofin' ată ḱi nukę šŏfinę, eδe tę băhenę tę verbęt'
40 ată ḱi šŏfinę. Eδe sā ĭšinę prei Fariseiš baškę me atĕ
ndęǵŭenę kętŏ, eδe i θānę, Mos yemi eδe na tę vĕrbętę?
41 Iesui u θa atu̥ne, Ndę ĭšitę tę vĕrbętę, s' dotę kĭšitę făy:
por taštĭ θōni, Se šŏfimę; fayi yŭei prā mbet.
1 KAP. X. Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve,
Ai ḱi nukę hu̥n ndępęr deręt ndę obŏr tę δenvet, por hu̥pęn
2 ǵetiu, ai ăštę vieδęs eδe kursār. Por ai ḱi hu̥n ndępęr deręt,
3 ăšt' bariu i δenvet. Portari i tšel' dĕręnę kętĭ; eδe δentę
ndęǵŏynę zānin' e atĭ: eδe θeřĕt δent' e vet me ĕmęnę, eδe
4 i ndsier. Eδe kur tę ndsieři δent' e vet, vete pęrpara atu̥neve,
5 eδe δent' e măřinę mbrapa: sepsĕ nǵŏfinę zānin' e atĭ. Por
tę hŭeyinę s' kānę me e mařę mbrapa, por kānę me ĭkunę
prei atĭ: sepsĕ nukę nǵŏfinę zānin' e tę hŭeyvet.
6 Kętĕ parabul' u θa atu̥ne Iesui: por ată nukę mŭernę
vešt ḱiš ĭšinę kętŏ ḱi u fl'iste atu̥ne.
7 Iesui prā u θa atu̥ne prap, Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt
8 po u θom yuve, se unę yam dera e δenvet. Ǵiθę sā erθnę
para meyet, yānę viĕδęsa eδe kursarę: por δentę nuk' u
9 ndęǵuen' atu̥ne. Unę yam dera: ndę hu̥ftę kuši prei ănęsę
s'eme, kā me ušpętuem, eδe kā me hu̥m' e kā me dăl'unę,
10 eδe kā me ǵĕtunę tę kulŏtunę. Viĕδęsi nukę viĕn *pęr tietęr
ǵā*, vetš pęr me vieδun' e me θerun' e me prĭšunę: un' erδa
11 ḱi tę kĕnę yetę, eδe ta kĕnę tĕpęrę. Unę yam bariu i mirę:
12 bariu i mirę vĕ yetęn' e vet pęr δent. Por punętori, eδe ai
ḱi s' ăštę barĭ, tę tsilit s' yānę δent' e vet, vĕ orē ŭykunę
tue ărδunę, eδe l'ĕ δentę, e ikęn: eδe ŭyku i řęmbĕn, eδe
13 šperdān δentę. Eδe punętori ikęn, sepsĕ ăštę punętuer, e

14 s' kā găiľe pęr ϑent. Unę yam bariu i mirę: eϑe ngof tę
15 mīyatę, eϑe ngifem prei sę miyaš. Sikurse Āti mę ngef, eϑe
16 unę ngof Ătinę: eϑe vē yĕtęnę t'eme pęr ϑent. Kam eϑe tę
tiera ϑen, ki s'yãnę prei kętī oboři: mę dŭhetę t' i mbęľĕθ
eϑe atŏ: eϑe kãnę me ndęguem zãninę t'em; eϑe kā me ubãmę
17 ńī tufę, e ńi barī. Pęrandai Āti mę do, sepsĕ unę vē yĕtęnę
18 t'eme, ki ta mař pęr-sę-sī. Askuši nuk' e ngrē prei meyet,
por un' e vē prei vetiut: kam puštĕt me e vūmę, eϑe kam
puštĕt me e mařę prap. Kętĕ porosī e mora prei t'im-ĕt.
19 Pęr-sę-rī prā ubã tę škieřę ndęrmiĕt Iudevet pęr kętŏ
20 fyaľę. Eϑe šumę *vetę* prei atunęve θŏšinę, Kā diălinę, eϑe
21 ãšt' i tšęmĕndunę; pęrsĕ i ndęgoni? Tę tierę θŏšinę, Kętŏ
fyaľę nukę yãnę *fyaľę* tę dialŏsuni: mos mŭndetę diāli me
u tšĕľunę sūtę tę vĕrbęnavet?
22 Eϑe ubã *festa e* tę pęrtęrīmevet ndę Ierusalem.
23 Eϑe Iesui ĕtsęte ndę tempul, ndę kamaret tę Solomonít.
24 Iudĕitę prā e karkŭenę, eϑe i θŏšinę, Kuš kurę mbā ľīϑunę
špīrtinę t'anę? ndę yē ti Krišti, na θŭei mbala-fake.
25 Iesui upęrgĕk atune, U θašę yuve, eϑe nukę besoni.
Pŭnętę ki bãy unę mb' ĕmęnit tę t'im-ĕt, kętŏ dešmŏynę
26 pęr mue. Por yu nukę besoni, sepsĕ nukę yēni prei ϑenvet
27 mia, sikurse u θašę yuve. Δent' e mia ndęgŏynę zãninę t'em,
28 eϑe un' i ngof, eϑe mę măřinę mbrapa. Eϑe un' u ap atune
yetęn' e pa-sŏsęme; eϑe s'kãnę me hŭpunę pęr giθę yĕtęnę,
29 eϑe askuši s' kā me i řęmbuem prei dŏręsę s'eme. Em-Ātę
ki m' i kā ϑãnę ãštę mã i maθ se tę giθę, eϑe askuši
30 s' mŭndetę me i řęmbuem prei dŏręsę t'im-ĕt. Un' eϑe Āti
yemi ńi.
31 Prap prā Iudĕitę kapnę gurę pęr me hĕϑunę mbi atĕ.
32 Iesui upęrgĕk atune, U diftova yuve šumę punę tę mira
prei t'im-ĕt; pęr tš' farę pune prei asŏš mę řifni me gurę?
33 Iudeit' i upęrgekne, tue θãnę, Nukę tę řăfimę me gurę pęr
punę tę mirę, por pęr vlasfimī; sepsĕ eϑe ti, tue kĕnunę
34 nieri, bãn vĕtęhenę tande Peręndī. Iesui upęrgĕk atune,

A nuk' ãštę škruem ndę l̓igęt tŭei, "Unę θašę, Yẽni
35 perępdina"? Ndę k̓oftę se u θa perępdina atụ̆neve, mbę tę
tsilęt' ubã fyal̓a e Perępdisę, eδe škroña s' mŭndetę me
36 uprĭšunę; atẽ *ki* šeñtęnōi Āti, eδe e dęrgōi ndę botęt, yu
θõni, Se vlasfimŏn, sepsĕ θašę, Yam i Bīr' i Perępdisę?
37, 38 Ndę mos bãfša punęt' e t'im-ĕt, mos mę besoni. Por ndę
bãfša, e ndę mos besofši mue, besŏni-u pŭnęvet: k̓i tę ńgifni
eδe tę besoni, se Āti ãštę tek unę, eδe unę tek ai.
39 Kęrkŏyšinę prā prap me e zãnę: por duel̓ prei doręs'
atụ̆neve.
40 Eδe škōi prap pęrtey Iordanit, ndę vend ku ište Ġionni
41 pęrpara tue pagęzuem; eδe mbeti atiĕ. Eδe šumę *vetę* erθnę
tek ai, eδe θŏšinę, Se Ġionni nukę bãni as ndońī męrekulī:
42 por ġiθę sā θa Ġionni pęr kętẽ, ĭšinę tę vęrteta. Eδe šumę
*vetę* i besuen' atiĕ.

## KAPTINA XI.

1 Eδe ište ńi *nieri* sęmunę, Lazari, prei Beθanie, prei
2 krụe-katundit Marisę eδe Mărθęsę sę mŏtęręs' asāi. (Eδe
Maria ište ayŏ k̓i l̓ēu Zŏtinę me vŏy eret, eδe mpęšiu
kambęt' e atī me fl̓okęt e veta, tę tsĭlęsę i vęlāi Lazari ište
3 sęmunę.) Tę mŏtęratę prā dęrgŭenę tek ai, tue θãnę, Zot,
k̓e tek ãštę sęmunę ai k̓i do *ti*.
4 Eδe Iesui kur ndęġōi, θa, Ayŏ sęmundę nuk' ãštę pęr
vdekę, por pęr l̓aftin' e Perępdisę, k̓i tę l̓avdohet' i Bīr' i
Perępdisę me anę tę asāi.
5 Eδe Iesui donte Marθęn' eδe tę mŏtęręn' e asāi eδe
6 Lazărinę. Kur ndęġōi prā se ãštę sęmunę, atęherę mbeti dụ̆
7 ditt mb' atẽ vend ku ište. Mbasandai mbas kęsāi u θotę
8 dišĕpuyvet, Letę vemi prap ndę Iudē. Dišĕpuyt' i θõnę,
Rabbi, taštī Iudĕitę kęrkŏyšinę me tę ŕăfunę me gurę, eδe
9 prap vete atiĕ? Iesui upęrġĕk̓, A s' kā dụ-mbę-δēt ora dita?
ndę ĕtsętę kuši dītęnę, nukę ŕęšk̓ĕt, sepsĕ šef drītęn' e kęsāi
10 bote. Por ndę ĕtsętę kuši nătęnę, ŕęšk̓ĕt, sepsĕ s'kā dritę nd'atẽ.

11 Kętŏ θa: eδe mbasandai u θōt' atụne, Lazari miku ụnę
12 fyeti; por vete k̍i ta sk̍oy. Dišĕpuyt' e atī i θānę prā, Zot,
13 ndę pastę fyĕtunę, kā me špętuem. Por Iesui kište θānę pęr
vdekęn' e atī: por atā kuytūenę se θotę pęr tę fyĕtunit' e
14 ǵūmit. Atęherę prā Iesui u θa atụne mbala-fak̍e, Lazari
15 vdik̍. Eδe gęzohem pęr yu, k̍i tę besoni, sepsĕ nukę k̍ēš'
16 atiĕ: por l̍etę vemi te kai. Θomai prā, ai k̍i θŏhei Bińŏk,
u θa dišĕpuyvet šŏkęvet vet. L̍etę vemi eδe na, k̍i tę
vdĕsimę baškę me atē.
17 Kur erδi prā Iesui, e ǵeti se kište taštī katęr ditt ndę voṙ.
18 Eδe Beθania ište nǵat Ierusalemit, afęr pēsę-mbę-δētę
19 stădie. Eδe šumę *vetę* prei Iudeiš kišin' ărδunę te Marθa e
20 *te* Maria, pęr me i ngušuluem pęr tę vęlān' e atụ̆neve. Marθa
prā kur ndęgōi se po viĕn Iesui, i duel̍ pęrpara: eδe Maria
ndĕyti ndę štępī.
21 Marθa prā i θa Iesuit, Zot, ndę kĭšie k̍ĕnunę kętŭ,
22 em-vęlā s' kište pęr me vdĕkunę. Por eδe taštī e diy, se sā
23 t' i l̍ụpiš Peręndisę, Peręndia kā me t' i δānę. Iesui i θōt'
24 asāi, Ụt-vęlā kā me unǵălunę. Marθa i θotę, E diy se kā
25 me unǵălunę mbę tę nǵălęmen' e sę mbrăpmesę ditę. Iesui
i θa asāi, Unę yam e nǵălęmeya eδe yeta: ai k̍i mę besŏn,
26 eδe ndę vdektę, kā me ṙuem. Eδe ǵiθę-kuš k̍i ṙon eδe mę
27 besŏn, s' kā me vdĕkunę pęr ǵiθę yĕtęnę. A besŏn kętē?
I θotę, Po, Zot: unę kam besuem, se ti yē Krišti, i Bīr'
i Peręndisę, k̍i kē ărδunę ndę botęt.
28 Eδe si θa kętŏ, vote e θęṙiti pšefas Marinę tę mōtęręn'
29 e vet, e i θa, Mieštri āštę kętŭ, eδe po tę θęṙĕt. Ayŏ kur
30 ndęgōi, tšoheię špĕit, e viĕn tek ai, (Iesui eδe s' kište ărδunę
ndę krụe-katŭnd, por ište nd' atē vend k̍i i duel̍ pęrpara
31 Marθa). Iudĕitę prā k̍i ĭšinę baškę me atē ndę štępī tue
ngušuluem atē, kur panę Marinę se ungrĭt špĕit eδe duel̍,
i votnę mbrapa asāi, tue θānę, Se po vete ndę voṙt, pęr
me k̍yām' atiĕ.
32 Maria prā si erδi atụ̆ ku ište Iesui, eδe pā atē, i rā ndęr

kambę, tue i θānę, Zot, ndę ïšie kętŭ, vęlāi s' dotę mę
33 kište vdĕkunę. Iesui prā kur pā atĕ tue ḱyamę, eðe ată
Iudĕitę ḱi kišin' ărðunę baškę me atĕ tue ḱyamę, šamtīni
34 ndę špīrt, e upęrzie, eðe θa, Ku e kēni vūmę? I θōnę, Zot,
35, 36 eya e šif. Iesui derði l'ot. Iudĕitę prā θŏšinę, Šif sa e
37 păsęka dăšunę! Por disa prei asïš θānę, Nukę mŭndei
kųi ḱi tšel'i sųt' e tę vĕrbętit, me ƀāmę ḱi tę mos vdiste
eðe kųi?
38 Iesui prā pęr-sę-rī tue šamtīmę ndęr vĕtęhe viĕn ndę voṙt.
39 Eðe ište ńī špelę, eðe mbi atĕ *ište* vūmę *ńi* gūr. Iesui θotę,
Ngreni gŭrinę. Maria e mŏtęra tę vdĕkunit i θotę, Zot,
40 ḱĕl'betę taštī: sepsĕ āštę katęr ditš. Iesui i θotę, Nukę tę
θašę, se ndę besŏfš, kē me pamę l'aftin' e Peręndisę? Ngritnę
41 prā gŭrinę, atiĕ ku ište vūm' i vdĕkuni. Eðe Iesui ngriti
sųtę pęrpietę, e θa, Ātę, tę fal'em ndersę, se mę ndęǵove.
42 Eðe un' e dïšiem se pęrherę mę ndęǵŏn: por *kętĕ* e θašę
pęr *kętĕ* pŏpulinę ḱi ṙī kętŭ ṙeθ, ḱi tę besŏynę se ti mę
43 dęrgove.—Eðe si θa kętŏ, bęrtiti me zā tę maθ, Lazar, eya
44 yaštę. Eðe i vdĕkuni duel', l'ïðunę kambęt' e dŭertę me
pęl'hura, eðe făḱeya e atī mpęštielę me rizę. Iesui u θōt'
atųne, Šgïθnia, eðe l'īnia me vŏtunę.
45 Šumę *vetę* prā prei Iudeiš ḱi kišin' ărðunę te Maria, eðe
46 panę sā bāni Iesui, i besŭenę. Por disa prei asïš škŭenę te
Fariseit, eðe u θān' atųne sā bāni Iesui.
47 Krųe-prïftęnitę prā eðe Farisĕitę pęrmbęl'oθnę baškę-
ndĕytie, eðe θŏšinę, Ḱiš *tę* băymę? se kųi nieri băn šumę
48 męrekulia. Ndę l'anšim atĕ kęštŭ, tę ǵiθę kānę me i besuem:
eðe kānę me ărðunę Romanęt', e kānę me prišun' eðe vĕndinę
49 t'anę eðe kŏmbinę. Eðe ńi prei asïš, Kaiafa, ḱi ište Krųe-
50 prïft i atī viti, u θa anųne, Yu nukę dini asǵā, as nukę
mendŏheni, se āštę mirę pęr nē me vdĕkunę ńi nieri pęr
51 pŏpulinę, eðe tę mos hupi ǵiθę kombi.—Eðe kętĕ nuk' e
θa prei vetiut: por, tue ḱĕnunę Krųe-prïft i atī viti, profetizōi
52 se Iesui kište pęr me vdĕkunę pęr kŏmbinę; eðe yo pęr

kǒmbinẹ vẽtẹmẹ, por ḱi tẹ mbẹľeδi mbẹ ńi eδe diẽľmt' e Perẹndisẹ ḱi ĭšinẹ šperdamẹ.
53 Tsẹ mb' atẽ ditẹ prā bā̃nẹ kẹšile, pẹr me e vramẹ.
54 Pẹrandai Iesui nuk' ẽtsẹte mā̃ mbala-faḱe ndẹpẹr Iudeit; por škōi prei andey ndẹ ńi vend ńǵat škretĭnẹsẹ, ndẹ *ńi* ḱụtẽt ḱi θohet' Efraĭm, eδe atiẽ škonte kǒhẹnẹ baškẹ me dišẽpuyt' e vet.
55 Eδe ište ńǵat paška e Iudevet: eδe šumẹ *vetẹ* prei *atī* vendi hụ̃pnẹ ndẹ Ierusalem para pǎškẹsẹ, ḱi tẹ ḱirǒyinẹ
56 vetẹvẽtẹhenẹ. Kẹrkǒyšinẹ prā Iesunẹ, eδe i θǒšinẹ ńiani tietrit tue ndẽńunẹ ndẹ tempul, Ḱiš u dǔketẹ yuve? se
57 s' kā me ǎrδunẹ pẹr fẽstẹnẹ? Eδe Krụe-prĭftẹnit' e Farisẽitẹ kĭšinẹ porosĭtunẹ, ndẹ e mařtẹ vešt kuši se ku ā̃štẹ, t' api zā̃ ḱi ta zā̃nẹ.

## KAPTINA XII.

1 Iesui prā, ǵaštẹ ditt para pǎškẹsẹ, erδi ndẹ Beθanī, atiẽ ku ište Lazari ḱi pat vdẽkunẹ, tẹ tsilin' e ńǵali prei sẹ
2 vdẽkuniš. Eδe i bā̃nẹ darkẹ atiẽ; eδe Marθa šẹrbente: eδe Lazari ište ńi prei asĭš ḱi řiyšinẹ ndẹ mẹsalẹ baškẹ me atẽ.
3 Atẹherẹ Maria muer ńi ľitrẹ vǒy eret prei nardi te papẹrziem, šumẹ tẹ štrẽitẹ, eδe ľēu kambẹt' e Iesuit, eδe mpẹšiu kambẹt' e atī me fľokẹt' e veta: eδe štẹpia umbǔš me erẹn' e voyit.
4 Ńi prā prei tẹ dụ-mbẹ-δẽtẹ dišẽpuyvet atī, Iudẹ Iskarioti,
5 *i bīri* Simonit, ai ḱi kište me e traθtuem, θotẹ, Pẹrsẽ tẹ mos šĭtei kụ̈i vǒy eret tre ḱind dinarẹ, e tẹ nẽpei ndẹpẹr
6 tẹ vobẽḱ? Eδe θa kẹtẽ, yo se kište gǎiľe ai pẹr tẹ vobeḱit; por sepsẽ ište vieδẹs, eδe kište kuľetẹn' e ǎstẹrvet, eδe
7 mbante ḱiš vĭhešinẹ *nd' atẽ*. Iesui prā θa, Ĺen-e: *se* e rǔeiti
8 pẹr ditẹn' e sẹ vořuemesẹ s'eme. Sepsẽ tẹ vobeḱit' i kẽni pẹrherẹ baškẹ me vẽtẹhe; por mue nukẹ mẹ kẽni pẹrherẹ.
9 Šumẹ ǵĭndẹye prā prei Iudeiš muer vešt se ā̃št' atiẽ: eδe erθnẹ yo pẹr Iesunẹ vẽtẹmẹ, por ḱi tẹ šofin' eδe Lazǎrinẹ,

10 tẹ tsilin' e nǵali prei sẹ vdĕkuniš. Por Krụe-priftẹnitẹ bãnẹ
11 kẹšile pẹr me vrãm' eδe Lazărinẹ: sepsĕ šumẹ *vetẹ* prei
Iudeiš škŏyšinẹ pẹr atĕ, eδe i besŏyšinẹ Iesuit,
12 Ndẹ nĕsẹret šumẹ ǵĭndẹye k̇i kišin' ărδunẹ pẹr fĕstẹnẹ, kur
ndẹǵŭenẹ se viĕn Iesui ndẹ Ierusalem, mŭernẹ dega hurmaš,
13 eδe i dŭel̇nẹ pẹrpara me e prĭtunẹ, eδe θẹr̄ĭtšinẹ Hosannă: i
bekuem *ăšt'* ai k̇i viĕn mb' ĕmẹnẹ tẹ Zotit, Mbẹreti i Israelit.
14 Eδe Iesui ǵeti *ńi* pol̇išt, eδe ndĕyti mbi atĕ; sikurse ăštẹ
15 škruem, "Mos kī frikẹ biy' e Sionit: k̇e Mbẹreti ụt te viĕn
16 ndĕńunẹ mbi pol̇išt gomăreye". Eδe dišĕpuytẹ nuk' i mŭernẹ
vešt kẹtŏ pẹrpara hĕrẹsẹ: por kur ul̇avdue Iesui, atẹherẹ u
rãnẹ ndẹr mend atụne, se kẹtŏ ĭšinẹ škruem pẹr atĕ, eδe
kẹtŏ i bãn' atī.
17 Ǵĭndẹya prā k̇i ište baškẹ me atĕ dešmonte, se θir̄i
18 Lazărinẹ prei vor̄it, eδe e nǵali prei sẹ vdĕkuniš. Pẹrandai
eδe ǵĭndẹya i duel̇ pẹrpara, sepsĕ ndẹǵŏi se ai kište bãmẹ
19 kẹtĕ mẹrekulī. Farisĕitẹ prā θãnẹ ńiani tietrit, Vēni orē
se nukẹ bãni ǵã tẹ mirẹ yu? k̇e bota te škŏi mbrapa atī.
20 Eδe ĭšinẹ disa Grekẹ ndẹrmiĕt atụ̆neve k̇i kĭšinẹ hụ̆punẹ
21 pẹr me aδuruem pẹr fĕstẹnẹ. Kẹtă prā erθnẹ te Filippi *k̇i
ište* prei Beθsaidasẹ Galilesẹ, eδe i l̇ŭtešinẹ, tue θãnẹ, Zot,
22 dŭemẹ me pamẹ Iesunẹ. Filippi viĕn e i θŏt' Andreut:
23 eδe pẹr-sẹ-rī Andreu eδe Filippi i θŏnẹ Iesuit. Eδe Iesui
upẹrǵĕk̇ atụne, tue θãnẹ, Erδi ora pẹr me ul̇avduem i Bīr'
24 i nieriut. Pẹr tẹ vẹrtĕt, pẹr tẹ vẹrtĕt po u θom yuve, Ndẹ
mos raftẹ kŏk̇eya e ngrūnit ndẹ δĕt e tẹ vdesi, mbet vĕtẹmẹ:
25 por ndẹ vdektẹ, biye šumẹ pemẹ. Ai k̇i do yetẹn' e vet, kā
me e vdier̄ẹ; eδe ai k̇i kā mẹnī yetẹn' e vet ndẹ kẹtĕ botẹ,
26 kā me e rŭeitunẹ pẹr yetẹn' e pa-sŏsẹmẹ. Ndẹ mẹ šẹrbeftẹ
kuši, l̇etẹ mẹ mar̄i mbrapa; eδe ku tẹ yemi unẹ, etiĕ kā
me k̇enun' eδe šẹrbẹtori em: eδe ndẹ mẹ šẹrbeftẹ kuši, Āti
27 kā me e nderuem. Taštĭ špirti em ăštẹ pẹrziem; eδe k̇iš tẹ
θom? Ātẹ, špẹto-mẹ prei kẹsāi ŏrẹsẹ: por pẹrandai erδa
28 mbẹ kẹtĕ orẹ. Ātẹ, l̇avdŏ ĕmẹninẹ tand.

Erδi prā *ńi* zā̃ prei ḱielit, Eδe e ľavdova, eδe prap
29 kam me e ľavduem. Ǵĭndeya prā, ḱi kište ndeńun' eδe
ndęǵōi *zănine*, θošte, Se ubā̃ bumbulimę: tę tierę θŏšinę,
30 *se* i foľi enǵul. Iesui upęrǵĕḱ e θa, Ai zā̃ nuk' ubā̃ pęr
31 mue, por pęr yu. Taštĭ ā̃štę ǵu̥ḱ' i kęsāi bote: taštĭ urδęnari
32 i kęsāi bote kā me uhĕδunę yaštę. Eδe unę, ndę ungritša
prei δēut, kam me tęrhĕkunę tę ǵiθę mbas vetęvĕtęhesę.—
33 (Eδe θošte kętĕ, tue diftuem me tšę farę vdeke kište me
vdĕkunę.)
34 Ǵĭndęya i upęrǵĕḱ, Na kemi ndęǵuem prei ľiǵęsę, se
Krišti mbet pęr ǵiθę yĕtęnę: Si θue prā ti, Se i Bīr' i
nieriut dŭhetę me ungrĭtunę? tsili ā̃štę ku̥i i bīr' i nieriut?
35 Iesui prā u θa atu̥ne, Eδe pak kohę drita ā̃štę baškę me yu.
Ĕtsęni ḱu̥š sā tę kē̃ní drĭtęnę, pęr mos me u zā̃nę yuve
eřęsina: sepsĕ ai ḱi etsęn nd' eřęsinęt nukę di se ku vete.
36 Ḱu̥š sā tę kē̃ni drĭtęnę, i besoni drĭtęsę, ḱi tę bā̃heni tę biyt'
e drĭtęsę.—Kętŏ foľi Iesui, eδe iku, e umpęšĕf prei atũ̥neve.
37 Por ndonęse ai bā̃ni kaḱi męrekulia pęrpara atũ̥neve,
nuk' i besŭenę: pęr me umbŭšunę fyaľa e profetit Isaisę ḱi
38 θa, "Zot, tsili i besōi predikimit t'anę? eδe mbę tsilin'
39 usbuľue krahi i Zotit?" Pęrandai nukę mŭndešimę me besuem,
40 sepsĕ pęr-sę-rī θa Isaia, "Verbōi sũ̥t' e atũ̥neve, eδe ašpęrōi
zĕmęręn' e atũ̥neve, ḱi tę mos šŏfinę me sũ̥t, eδe tę mos
măřinę vešt me zĕmręnę, eδe tę mos kęθĕhenę ḱi t' i šęndŏš".
41 Kętŏ θa Isaia, kur pā ľaftin' e atī, eδe foľi pęr atĕ.
42 Por šumę *vetę* eδe prei tę pareš i besŭenę: por prei
*frĭkęsę* Farisevet nukę řęfĕyšinę, ḱi tę mos bā̃henę yaštę
43 synagŏgęsę: sepsĕ dešnę ľaftin' e niĕręzęvet mā̃ tĕpęrę se
ľaftin' e Peręndisę.
44 Eδe Iesui bęrtiti e θa, Ai ḱi mę besŏn, nukę besŏn mue,
45 por atī ḱi mę dęrgōi. Eδe ai ḱi vē̃ orē mue, vē̃ orē atĕ ḱi
46 mę dęrgōi. Unę kam ărδunę dritę te bota, ḱi tę mos mbesi
47 nd' eřesinę ǵiθę-kuš tę mę besoyę. Eδe ndę ndęǵoftę kuši
fyaľęt' e mia, eδe tę mos besoyę, unę nuk' e ǵukoy: sepsĕ

48 nuk' erða me ǵukuem bŏtęnę, por me špętuem bŏtęnę. Ai
ḱi mę heθ poštę, eðe nukę pret fyaľęt' e mia, kā se kuš ta
ǵukoyę: fyaľa ḱi foľa, ayŏ kā me e ǵukuem ndę tę
49 mbrăpmenę ditę. Sepsĕ unę nukę foľa prei vetiut; por Āti
ḱi mę dęrgōi, ai mę ľa porosī, ḱiš tę θom, e ḱiš tę fľas.
50 Eðe e diy se porosia e atī ā̆štę yēt' e pa-sŏsęme: unę prā
sā fľas, sikurse mę kā θā̆nę Āti, kęštŭ fľas.

## KAPTINA XIII—XVI.

1 Eðe pęrpara fĕstęsę păškęsę, Iesui tue dĭtunę se i erði
ora, pęr me sdrụ̆punę prei kęsāi bote tek Āti, sepsĕ i deši
tę vĕtętę *ḱi išinę* te bota, ḱụš sę mbrapmi i deši.
2 Eðe si ubā̆ darka, (eðe diāli taštĭ i kište vū̆mę ndę zĕmęręt
3 Iudę Iskariotit, *tę bīrit* Simonit, ḱi ta traθtoyę;) Iesui tue
dĭtunę se Āti ia kā ðā̆nę ndęr duer tę ǵiθa, eðe se dueľ
4 prei Peręndisę, eðe vete te Perendia, tšŏhetę prei dărkęsę,
eðe sveš pĕtkatę, eðe muer ńī rizę, e mpęštoli vĕtęhenę:
5 mbasandai vē̆ uyę ndę ľeǵĕn, eðe filōi me u ľamę kămbętę
disĕpuyvet, eðe me ua pšimę me atĕ rĭzęnę ḱi ište mpęštielę.
6 Viĕn prā te Simon Pietri: eðe ai i θotę, Zot, ti mę ľān
7 kămbętę? Iesui upęrǵĕḱ e i θa, Atĕ ḱi bā̆y unę, ti nuk'
8 e di taštĭ, por kē me e ńgŏfunę mbasandai. Pietri i θotę,
S' kē me ľamę kambęt' e mia pęr ǵiθę yĕtęnę. Iesui i
9 upęrǵĕḱ, Ndę mos tę ľafša, s' kē piesę me mue. Simon
Pietri i θotę, Zot, yo kambęt' e mia vĕtęmę, por eðe dŭertę,
10 eðe krụ̆etę. Iesui i θotę, Ai ḱi ā̆štę ľamę s' kā nevoyę vetš
me ľamę kămbętę, sepsĕ ā̆štę ǵiθę i ḱirūtę: eðe yu yē̆ni tę
11 ḱirūtę, por yo tę ǵiθę.—Sepsĕ e dinte atĕ ḱi kište me e
traθtuem; pęrandai θa, Nukę yē̆ni tę ǵiθę tę ḱirūtę.
12 Mbassi u ľāu atụne prā kămbętę, eðe muer petkat' e veta,
ndĕyti pęr-sę-rī, e u θa atụne, E dini se ḱiš u bā̆na yuve?
13 Yu mę θęritni Mieštęr eðe Zot: eðe mirę θō̆ni; sepsĕ yam.
14 Ndę u ľava yuve kămbętę prā unę Zoti eðe Mieštri, eðe yu
15 kē̆ni detụrę me i ľamę kămbętę ńiani tietrit. Sepsĕ u ľašę

yuve šęmbęlturę ḱi tę ƚãni eδe yu sikurse u bãna unę yuve.
16 Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Se nuk' ãštę
šęrbętori mã i maθ se i zoti vet; as i dęrgüemi mã i maθ
17 se ai ḱi e kā dęrguem. Ndę ditši kętŏ, yẽni tę ľümunę ndę
18 i ƚãfši. Nukę θom *kętŏ* pęr tę ǵiθę yu: un' i diy tsĭlętę kam
sǵĕδunę: por ḱi tę mbŭšetę škrońa, "Ai ḱi hā bukę baškę
19 me mue, ngriti šḱeľmin' e vet kundrę meye." Tšę taštĭ po u
θom yuve *kętĕ* para se tę bãhetę, ḱi tę besoni kur tę bãhetę,
20 se unę yam. Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Ai
ḱi tę presi atĕ ḱi tę dęrgoy *unę*, kā prĭtunę mue; eδe ai ḱi
tę mę presi, kā pritun' atĕ ḱi mę dęrgōi.
21 Iesui mbassi θa kętŏ, i upęrzie špirti, eδe dešmōi, e
θa, Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, se ńi prei
22 yuš kā me mę traθtuem. Dišĕpuytę prā šikŏyšinę ńiani
23 tiĕtrinę, tue uhabĭtunę pęr tsĭlinę θotę. Eδe ńi prei dišĕpuyvet
atĭ ište mpęštĕtunę ndę ǵĭt tę Iesuit, tę tsĭlinę Iesui e donte.
24 Simon Pietri prā i bãn me šeńę, ḱi ta puesi tsili ãšt' *ai* ḱi
25 θotę pęr atĕ? Eδe ai ıā ndę krahanuer tę Iesuit, e i θotę,
26 Zot, tsili *ãšt' ai?* Iesui pęrǵĕǵetę, Ai ãštę, ḱi unę kur tę
ngüey bŭkęnę kam me i δãnę. Eδe nǵēu bukęn' e ia δa
27 Iudę Iskariotit, *tę bĭrit* Simonit. Eδe mbas bŭkęsę, atęherę
Satanai hüni mb' atĕ. Iesui prā i θotę, Ḱiš kē pęr me bãmę,
28 bãn-e špĕit. Eδe askuši prei atüneve ḱi ĭšinę ndĕńunę ndę
29 męsalę nuk' e muer vešt kętĕ *fyaľę*, pęr se i θa. Sepsĕ disa-
kuytŏyšinę, se Iesui i θotę, Bľiy ḱiš na dŭhenę pęr fĕstęnę;
a me δãnę ndońĭ ǵã send ndęr tę vobĕḱ: sepsĕ Iuda kište
kuľetęn' e ăstęrvet.
30 Ai prā, si muer bŭkęnę, dueľ yaštę pęrńiherę: eδe ište
31 natę. Si dueľ prā, Iesui θotę, Taštĭ uľavdue i Bĭr' i nieriut,
32 eδe Peręndia uľavdue nd' atĕ. Ndę uľavdue Peręndia nd' atĕ,
eδe Peręndia kā me e ľavduem ndę vetęvĕtęhenę, eδe
33 pęrńiherę kā me e ľavduem. Dieľmθit' *e mĭ*, eδe pak yam
baškę me yu. Dotę mę kęrkoni : eδe sikurse u θašę Iudevet,
Se atiĕ ku vete unę, yu nukę mŭndeni me ărδunę, po u-

34 θom taštĭ eδe yuve. U l̕ā̃ yuve *ńī* porosī tẹ rē, Tẹ doni
ńiani tiĕtrinẹ; sikurse un' u deša yuve, eδe yu tẹ doni ńiani
35 tiĕtrinẹ. Prei kẹsāi kā̃nẹ me u nǵŏfunẹ yuve tẹ ǵiθẹ, se
yē̃ni dišĕpuyt' e mī, ndẹ patši dašunī ńiani mbẹ tiĕtrinẹ.
36 Simon Piesri i θotẹ, Zot, ku vete? Iesui i upẹrǵĕḱ, Atiĕ
ku vete *unẹ, ti* nukẹ mundeš taštĭ me mẹ mar̂ẹ mbrapa; por
37 mbasandai kē me mẹ mar̂ẹ mbrapa. Pietri i θotẹ, Zot, pẹrsĕ
nukẹ mundem taštĭ me tẹ mar̂ẹ mbrapa? kam me vū̃mẹ
38 yĕtẹnẹ t'eme pẹr tụ̈i. Iesui i upẹrǵĕḱ, Kē me vū̃mẹ yĕtẹnẹ
tande pẹr mue? Pẹr tẹ vẹrtĕt, pẹr tẹ vẹrtĕt po tẹ θom,
S' kā me kẹnduem ǵel̕i, ḱụš sā tẹ mẹ mohoyš trī herẹ.

1 KAP. XIV. Ĺetẹ mos pẹrzīhetẹ zĕmẹra yŭei: besoni
2 Perẹndisẹ, besoni eδe mue. Ndẹ štẹpīt tẹ t'im-ĕt yā̃nẹ šumẹ
tẹ ndĕńuna: eδe ndẹ mos *išinẹ,* kĭšiem me u θā̃nẹ yuve:
3 vete me u bā̃mẹ yuve gati vend. Eδe si tẹ vete e t' u bā̆y
yuve gati vend, vī̆y pẹr-sẹ-rī, eδe kam me u mar̂ẹ yuve
pẹr-anẹ vetẹvĕtẹhesẹ, ḱi tẹ yē̃ni eδe yu atiĕ ku yam unẹ.
4 Eδe atiĕ ku vete unẹ e dini, eδe uδẹn' e dini.
5 Θomai i θotẹ, Zot, nukẹ dimẹ se ku vete; eδe si mŭndemi
6 me ditun' ŭδẹnẹ? Iesui u θotẹ, Unẹ yam uδa, eδe e vẹrteta,
7 eδe yeta: askuši s' viĕn tek Āti, vetš prei ănẹsẹ s̕eme. Ndẹ
kĭšitẹ nǵŏfunẹ mue, dotẹ kĭšitẹ nǵofun' eδe t'em-Ātẹ: eδe
tšẹ taštĭ e nǵifni, eδe e kē̃ni pamẹ.
8, 9 Filippi i θotẹ, Zot, difto-na Ătinẹ, eδe na mbastŏn. Iesui
i θotẹ, Kaḱi kohẹ yam baškẹ me yu, eδe s' mẹ kē nǵŏfunẹ,
Filĭpp? ai ḱi kā pamẹ mue, kā pamẹ Ătinẹ; e ḱụš θue ti,
10 Difto-na Ătinẹ? Nukẹ besŏn se unẹ *yam* tek Āti, eδe Āti
ā̃štẹ tek unẹ? fyăl̕ẹtẹ ḱi u fl̕as unẹ yuve, nuk' i fl̕as prei
11 vetiut: por Āti ḱi mbet tek unẹ, ai bẵn pŭnẹtẹ. Mẹ besoni
se unẹ *yam* tek Āti, eδe Āti ā̃štẹ tek unẹ: por ndẹ mos,
12 mẹ besoni pẹr atŏ punẹt. Pẹr tẹ vẹrtĕt, pẹr tẹ vẹrtĕt po u
θom yuve, Ai ḱi besŏn mue, kā me bā̃m' eδe ai atŏ pŭnẹtẹ
ḱi bā̆y unẹ; eδe kā me bā̃mẹ mā̃ tẹ mẹδā se kẹtŏ; sepsĕ
13 unẹ vete tek Āti. Eδe ḱiš tẹ l̕ụpni mb' ĕmẹnit t'em, kam

14 me e bãmę, pęr me uľavduem Āti te Bīri. Ndę ľųpši ǵã
mb' ĕmęnit t'em, unę kam me e bãmę.
15, 16 Ndę mę dõni, rŭeni porosiat' e mia. Eδe une kam me
i uľutun' Ātit, eδe kā me u δãnę yuve ńi tietęr Ngušulimtār,
17 ḱi tę mbesi baškę me yu pęr ǵiθę yĕtęnę, Špirtin' e sę
vęrtĕtęsę, tę tsĭlinę bota s' mŭndetę me e maŕę, sepsĕ nuk'
e šef, as nuk' e ńgef: por yu e ńgifni; sepsĕ mbet pęr-anę
18 yuš, eδe kā me ḱĕnunę ndęr yu. S' kam me u ľãnę yuve tę
19 vŏrfęnę: vĭy te yu. Eδe ńī pikę *herę*, eδe bota nukę mę šef
mã; por yu mę šifni: sepsĕ unę ŕoy, eδe yu kẽni me ŕuem.
20 Nd' atẽ ditę yu kẽni me e ńgŏfunę, se unę *yam* tek em-
21 Ātę, eδe yu tek unę, eδe unę te yu. Ai ḱi kā porosiat' e
mia, eδe i ruen, kųi ãšt' ai ḱi mę do: eδe ai ḱi mę do, kā
me udăšunę prei t'im-ĕt, eδe unę kam me e dăšunę, eδe kam
me diftuem vetęvĕtęhenę tek ai.
22 Iuda i θotę, (yo Iskarioti), Zot, ḱiš ubã ḱi kẽ me diftuem
23 vetęvĕtęhenę te na, eδe yo te bota? Iesui upęrǵĕḱ e i θa,
Ndę mę daštę kuši, kā me rŭeitunę fyăľęnę t'eme, eδe em-
Ātę kā me e dăšunę, eδe kemi me ărδunę tek ai, eδe kemi
24 me bãmę tę ndĕńunę tek ai. Ai ḱi nukę mę do, nukę ruen
fyaľęt' e mia: eδe ayŏ fyaľa ḱi ndęǵoni, nuk' ãšt' ĕmeya,
25 por e Ātit ḱi mę dęrgōi. Kętŏ u foľa yuve, sā ǵindem baškę
26 me yu. Por Ngušulimtari, Špirti Šeńt, tę tsĭlinę kā me e
dęrguem Āti mb' ĕmęnit t'em, ai kā me u męsuem yuve tę
ǵiθa, eδe kā me u prũmę yuve ndęr mend ǵiθę sā u kam
27 θãnę yuve. Po u ľã yuve paḱtĭm, po u ap yuve paḱtĭminę
t'em: yo sikurse e nep bota, ua nap unę yuve. Zĕmęra yŭei
28 ľetę mos pęrzĭhetę, as mos frikŏhetę. Ndęǵŭetę se un' u
θašę yuve, Vete, eδe vĭy te yu: ndę mę dŏyšitę, kĭšitę me
ugęzuem se u θašę yuve, Vete tek Āti: sepsĕ em Āt' ãštę
29 mã i maθ se unę. Eδe u θašę yuve taštĭ, para se tę băhetę,
30 ḱi tę besoni kur tę băhetę. Nukę dotę fľas mã šumę baškę
me yu: sepsĕ po viĕn urδęnari i kęsāi bote, eδe s' kā me
31 bãmę asǵã me mue. Por ḱi ta ńgofi bota, se due Ătinę, eδe

sikurse mę porositi Āti, kęštū bāy. Tšohi, l̕etę vemi prei
kęnduy.
1 KAP. XV. Unę yam vēšti i vęrtetę, eðe em-Āt' āštę būl̕ku.
2 Tš' do harðī ḱi tę mos bierę pemę tek unę, e kępūt: eðe
tš' do ḱi biye pemę, e ḱirōn, ḱi tę bierę mā tēpęrę pemę.
3 Taštī yu yēni tę ḱirūtę, pęr atē fyal̕ę ḱi u kam fol̕ę yuve.
4 Mbetni tek unę, eðe unę te yu. Sikurse harðia s' mūndetę
me prūmę pemę prei vetiut, ndę mos mbettę ndę vēštę: kęštū
5 as yu, ndę mos mbetši tek unę. Unę yam yēšti, yu *yēni*
harðīatę: ai ḱi mbet tek unę, eðe unę tek ai, kūi biye šumę
6 pemę: sepsē pa mue s' mūndetę me bāmę asǵā. Ndę mos
mbettę kuši tek unę, hīðetę yaštę porsi harðia, eðe θāhetę;
mbasandai i mbęl̕eðin' e i hēðinę ndę ziārm, eðe dīǵenę.
7 Ndę mbetši tek unę, eðe fyal̕ęt' e mia ndę mbētšinę te yu,
8 dotę l̕upni ḱiš tę doni, eðe dot' u bāhetę yuve. Em-Ātę
l̕avdōhetę ndę kętē, ḱi tę bini šumę pemę; eðe *kęštū* dotę
yēni dišēpuyt' e mī.
9 Sikurse mę deši Āti, eðe un' u deša yuve: mbetni ndę
10 dašunīt t'eme. Ndę rūeitši porosiat' e mia, kēni me mbētunę
ndę dašunīt t'eme; sikurse unę rūeita porosiat' e t'im-ēt,
11 eðe mbes ndę dašunīt t' atī. U fol̕a yuve kętō, ḱi tę mbessi
gęzimi em mbę yu, eðe gęzimi yūei tę yetę pl̕ot.
12 Kęyō āštę porosia eme, tę doni ńiani tiētrinę, sikurse u
13 deša yuve. Askuši s' kā mā tę maðe dašunī se kętē, ḱi tę
14 vēyę kuši yetęn' e vet pęr miḱt e vet. Yu yēni miḱt' e mī,
15 ndę bāfši ǵiθę sā u porosīs yuve. Nuk' u θom yuve mā
šęrbętorę, sepsē šęrbętori nukę di se ḱiš bān i zoti: por u
θašę yuve miḱ, sepsē u diftova yuve ǵiθę sā ndęǵoya prei
16 t'im-ēt. Yu nukę mę kēni sǵēðunę, por un' u kam sǵēðunę
yuve, eðe urðęnova yuve, ḱi tę škoni e tę bāni pemę, eðe
pema yūei tę mbesi: ḱi t' u api yuve, ḱiš t' i l̕upni Ātit
17 mb' ēmęnit t'em. Kętō u porosīs yuve, tę doni ńiani tiētrinę.
18 Ndę u mar̃tę męnī bota, dīnia se kā mar̃ę męnī mue mā
19 pęrpara yuš. Ndę yēni prei bōtęsę, bota dotę donte tę vētinę:

por sepsĕ nukę yēni prei bŏtęsę, por un' u sǵoða yuve prei
20 bŏtęsę, pęrandai bota u kā męnī yuve. Kuytoni fyăl̓ęnę ḱi
u θāš' unę yuve, Nuk' ā̆štę šęrbętori mā̃ i maθ se i zoti. Ndę
ndoḱnę mue, kā̃nę me ndiekun' eðe yuve: ndę rŭeitnę
21 fyăl̓ęnę t'eme, kā̃nę me rŭeitun' eðe tŭeyęnę. Por ǵiθę kętŏ
kā̃nę me ua bā̃mę yuve pęr ĕmninę t'em, sepsĕ nukę dīn'
atē̆ ḱi mę dęrgōi.
22 Ndę mos kĭšiem arðun' e tę *mos* u kĭšiem fol̓un' atųne,
nukę dotę kĭšinę făy: por taštĭ nukę kā̃nę škak pęr fayin'
23, 24 e vet. Ai ḱi kā męnī mue, kā męnī eðe t'em-Ātę. Ndę
mos kĭšiem bā̃mę ndęr ată atŏ pŭnętę ḱi s' i kā bā̃m' as
ndońi tietęr, nukę *dotę* kĭšinę făy: por taštĭ eðe panę, eðe
25 mŭernę męnī eðe mue, eðe t'em-Ātę. Por *kęyŏ ubā̆*, ḱi tę
mbŭšetę fyal̓a ḱi ā̆štę škruem ndę l̓iǵęt t' atųne, "Se mę
mŭernę męnī pa škak."
26 Por kur tę vī̆yę Ngušulimtari, tę tsĭlinę kam me u dęrguem
unę yuve prei Ātit, Špirti i sę vęrtĕtęsę, i tsili del̓ prei
27 Ātit, ai kā me dešmuem pęr mue. Por eðe yu dešmoni,
sepsĕ tšę pęrpara hĕręsę yēni baškę me mue.
1 KAP. XVI. U fol̓a yuve kętŏ, ḱi tę mos škandal̓izŏheni.
2 Kā̃nę me u bā̃mę yuve yaštę synagŏgęsę: por viĕn *ńī* orę,
ḱi kušdŏ t' u vrasi yuve, me i udŭkunę se biye l̓ŭtęye te
3 Peręndia. Eðe kā̃nę me u bā̃mę yuve kętŏ, sepsĕ s' ńgofnę
4 Ātinę, as mue. Por u fol̓a yuve kętŏ, ḱi t' i kuytoni, kur
tę vī̆yę ora, se un' u θašę yuve. Eðe nuk' u θašę yuve kętŏ
tšę pęrpara hĕręsę, sepsĕ ĭšiem baškę me yu.
5 Por taštĭ vete tek ai ḱi mę dęrgōi, eðe as ndońi prei yuš
6 nukę mę pųet, Ku vete? Por sepsĕ u fol̓a yuve kętŏ, iðęnimi
mbuši zĕmręnę tŭei.
7 Por unę po u θom yuve tę vęrtĕtęnę, se ā̆štę mirę pęr yu
me ikun' unę: sepsĕ ndę mos ikša, Ngušulimtari s' kā me
ărðunę te yu; por mbassi tę vete, kam me e dęrguem te yu.
8 Eðe ai kur tę vī̆yę, kā me ḱirtuem bŏtęnę pęr făy, eðe pęr
9 dreitęnī, eðe pęr ǵųḱ: pęr făy, sepsĕ nukę mę besŏynę;

10 eδe pęr dreitęnī, sepsĕ vete tek em-Ātę, eδe nukę mę šifnì
11 mā̃; eδe pęr ǵųḱ, sepsĕ urδęnari i kęsāi botęs' uǵukue.
12 Eδe kam šumę me u θā̃nę yuve, por taštĭ nukę mŭndeni
13 me i bărtunę. Por kur tę vī̃yę ai, Špirti i sę vęrtĕtęsę, kā
me u tęrhekun' ŭδęnę yuve mbę ǵiθę tę vęrtĕtęnę: sepsĕ s'kā
me fŏl'unę prei vetiut, por kā me fŏl'unę sā tę ndęǵoyę: eδe
14 kā me u diftuem yuve atŏ pŭnętę ḱi dotę vī̃ynę. Ai kā me
mę l'avduem: sepsĕ kā me mar̃ę prei s'ĕmesę, eδe kā me u
15 diftuem yuve. Ǵiθę sā kā Āti, yā̃nę tę mĭatę: pęrandai
θašę, se kā me mar̃ę prei s'ĕmesę, eδe kā me u diftuem yuve.
16 Eδe pak, eδe nukę mę šifni: eδe prap eδe pak, eδe
kē̃ni me m̃ę pamę, sepsĕ unę po vete tek Āti.
17 Atęherę *disa* prei dišĕpuyš atī i θā̃nę ńiani tietrit, Ḱiš
ā̃štę kęyŏ ḱi na θotę, Eδe pak, eδe nukę mę šifni: eδe
prap eδe pak, eδe kē̃ni me mę pamę? eδe, Se unę vete
18 tek Āti? Θŏšinę prā, Ḱiš ā̃štę kęyŏ ḱi θotę, Kęyŏ eδe pak?
Nukę dimę ḱiš fl'et.
19 Iesui prā muer vešt se dŏyšinę me e pųĕtunę, eδe u θa
atųne, Pęr kętē̃ hăheni ńiani me tiĕtrinę, se θašę, Eδe pak,
eδe nukę mę šifni: eδe prap eδe pak, eδe kē̃ni me mę
20 pamę? Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Se yu
kē̃ni me ḱyamę, e kē̃ni me bā̃mę vayę, por bota kā me
ugęzuem: eδe yu kē̃ni me uiδęnuem, por iδęnimi yŭei kā
21 me ubā̃mę pęr gęzĭm. Grŭeya kur piel, kā iδęnĭm, se i erδi
ōra: por si tę pieli fŏšńenę, s' kuytŏn mā̃ štręngĭminę, pęr
22 gęzĭminę se l'ē̃u *ńi* nieri ndę botęt. Eδe yu prā taštĭ kē̃ni
iδęnĭm: por pęr-sę-rī kam me u pamę yuve, eδe zĕmęra
yŭei kā me ugęzuem, eδe askuši nukę ngrē gęzĭminę tŭei
23 prei yuš. Eδe nd' atē̃ ditę s' kē̃ni me l'ųpun' asǵā̃ prei meyet.
Pęr tę vęrtĕt, pęr tę vęrtĕt po u θom yuve, Se sā t' i l'ųpni
24 Ātit mb' ĕmęnit t'em, kā me u δā̃nę yuve. Ḱųš taštĭ nukę
l'ųpęt asǵā̃ mb' ĕmęnit t'em; l'ųpni, eδe kē̃ni me mar̃ę, ḱi tę
yetę pl'ot gęzimi yŭei.
25 U fol'a yuve kętŏ me tę pęrǵăituna: por viĕn *ńī* orę, ḱi

atęherę s' kam me u fŏľunę yuve mā̆ me tę pęrǵăituna, por
26 kam me u diftuem yuve mbala-faḱe pęr Ātinę. Nd' atĕ ditę
kĕni me ľṳpunę mb' ĕmęnit t'em: eðe nuk' u θom yuve, se
27 unę kam me i uľutun' Ātit pęr yu: se ai Āti u do yuve,
sepsĕ yu mę patęt dăšunę, eðe patęt besuem se unę doľa
28 prei Peręndisę. Doľa prei Ātit, eðe erða te bota: prap
ľā̆ bŏtęnę, eðe vete tek Āti.
29 Dišĕpuyt' e atī i θōnę, Ḱe taštĭ te fľet mbala-faḱe, eðe
30 nukę θue as ndońī tę pęrǵăitęme. Taštĭ e nǵoftęm se i di tę
ǵiθa, eðe s' kē nevoyę me tę pṳĕtunę kuši: pęrandai besŏymę
se doľe prei Peręndisę.
31, 32 Iesui upęrǵĕḱ atṳne, Taštĭ besoni? Ḱe te viĕn ńī orę,
eðe taštĭ kā ărðunę, ḱi tę špęrdăheni ǵiθę-se-tsili mbę tę
vetat, eðe tę mę ľīni vĕtęmę: por s' yam vĕtęmę, sepsĕ Āti
33 ā̆štę baškę me mue. U foľa yuve kętŏ ḱi tę kĕni paḱtĭm
mbę mue. Kĕni me păsunę štręngĭm ndę botęt: por kini
zĕmęrę; un' e kam mŭndunę bŏtęnę.

## KAPTINA XVII.

1 Kętŏ foľi Iesui, mbasandai tšōi sṳ̄t' e vet ndę ḱielt, e θa,
2 Ātę, erði ora; ľavdŏ t'ṳt-Bīr, pęr me tę ľavduem eðe ṳt-
Bīr: sikurse i ðē puštĕt mbi tš' do miš, pęr me u ðā̆nę
3 yetęn' e pa-sŏsęme ǵiθ' atṳ̆neve ḱi ia kē ðā̆nę. Eðe ayŏ
ā̆štę yeta e pa-sŏsęme, ḱi tę nǵŏfinę tṳ̄i tę vĕtęminę Peręndī,
4 Eðe Iesu-Krĭštinę ḱi dęrgove. Unę tę ľavdova mbi ðēt:
5 atĕ pŭnęnę ḱi mę ðē me bā̆mę e mbarova. Eðe taštĭ mę
ľavdŏ ti, o Ātę, afęr teyet, me atĕ ľā̆ftinę ḱi pata pęr-anę
teyet, para se tę bā̆hey bota.
6 Ĕmninę tand ua diftova atṳne niĕręzęvet ḱi mę ðē prei
bŏtęsę: tę tutę ĭšinę, eðe m' i ðē; eðe rŭeitnę fyăľęnę tande.
7 Taštĭ e nǵofnę se ǵiθę sā mę kē ðā̆nę yā̆nę prei teyet.
8 Sepsĕ atŏ fyăľętę ḱi mę ðē, ua ðāš' atṳne; eðe ată i mŭernę,
eðe e nǵofnę me tę vęrtĕt, se doľa prei teyet, eðe besŭenę
9 se ti mę dęrgove. Unę ľutem pęr ată: nukę ľutem pęr bŏtęnę,

10 por pęr ată ḱi mę ðē; sepsĕ yā̃nę tę tutę. Eðe ǵiθę tę mĭatę
yā̃nę tę tŭatę, eðe tę tŭatę *yā̃nę* te mĭatę, eðe uĺavdŭešę
11 nd' atŏ. Eðe nukę yam mā̃ te bota, por kętă yā̃nę te bota,
eðe unę po vĭ̃y te ti. Šeńti Ātę, rŭei mb' ĕmęnit tand ată
12 ḱi mę ðē, ḱi tę yē̃ni ńi, porsi na. Kur ĭšiem baškę me ată
te ƀota, un' i rŭeyšiem mb' ĕmęnit tand: ată ḱi mę ðē i
rŭeita, eðe askuši prei atụneve s' hupi, vetš i bīri sę hŭpęmesę,
13 pęr me umƀŭšunę škrońa. Eðe taštĭ po vĭ̃y te ti; eðe fĺas
kętŏ te bota, ḱi tę kē̃nę gęzĭminę t'em pĺot ndęr vetęvĕtęhenę.
14 Un' u ðāš' atụne fyăĺęnę tande; eðe bota i muer męnī, sepsĕ
nukę yā̃nę prei bŏtęsę, porsi unę nukę yam prei ƀŏtęsę.
15 Nukę tę ĺutem me i ngrĭtunę prei ƀŏtęsę, por me i rŭeitunę
16 prei sę keḱit. Nukę yā̃nę prei ƀŏtęsę, sikursę unę nukę yam
17 prei bŏtęsę. Šeńtęnŏ ată ndę tę vęrtĕtęnę tande: fyaĺa yote
18 ā̆št' e vęrteta. Sikurse dęrgove mue te bota, eðe unę dęrgova
19 ată te bota. Eðe unę šeńtęnoy vetęvĕtęhenę pęr ată, ḱi tę
20 yē̃n' eðe ată tę šeńtęnuem ndę tę vęrtĕtęnę. Eðe nukę tę
ĺutem vetš pęr kętă, por eðe pęr ată ḱi kā̃nę me mę besuem
21 me anę tę fyaĺęs' atụne; ḱi tę ǵiθę tę yē̃ni ńi; sikurse ti, o
Ātę, *yē* tek unę, eðe unę te ti, eðe ată tę yē̃nę ńi te na:
22 ḱi tę besoyę bota se ti mę dęrgove. Eðe un' u ðāš' atụne
23 atē̆ ĺā̆ftinę ḱi mę ðē; ḱi tę yē̃nę ńi, sikurse na yemi ńi: unę
tek ată, eðe ti tek unę, ḱi tę yē̃nę tę kulūtę mbę ńi; eðe
bota ta ńgofi, se ti mę dęrgove, eðe deše ată, sikurse deše mue.
24 Ātę, due tę yē̃nę baškę me mue atiĕ ku yam unę, eðe
ată *ḱi* mę ðē; ḱi tę vē̃n' orē atē̆ ĺā̆ftinę t'em, ḱi mę kē ðā̃nę:
25 sepsĕ mę deše para se tę ngrĭfey bota. Āt' i drĕitę, ƀota
nukę tę ńgofti: por unę tę ńgofta, eðe kętă tę ńgofnę se ti
26 mę dęrgove. Eðe u diftova atụne ĕmninę tand, eðe kam me
e diftuem: ḱi tę yetę tek ată ayŏ dašunia *me* tę tsĭlęnę mę
deše, eðe unę tek ată.

## KAPTINA XVIII.

1 Iesui mbassi θa kętŏ, dueĺ baškę me dišĕpuyt' e vet pęrtey

puřoit Kedronvet, atiĕ ku ište ńi kopęšt, nd' atĕ hṳni ai
eδe dišĕpuyt' e atī.
2 Eδe e dinte vendin' eδe Iuda, ai ḱi e traθtōi: sepsĕ Iesui
3 šumę herę umbęĺōθ atiĕ baškę me dišĕpuyt' e vet. Iuda prā,
mbassi muer tufęn' e uštętōręvet, eδe šęrbętorę prei Krṳe-
prĭftęnavet e prei Farisevet, viĕn atiĕ me fęnerę e *me*
4 pištarę e *me* armę. Iesui prā, tue dītunę ǵiθę ḱiš dotę
5 vīyšinę mbi atĕ, dueĺ, e u θa atṳne, Tsīlinę kęrkoni? I
upęrǵeḱnę, Iesu Nazorĕasinę. Iesui u θōt' atṳne, Unę yam.
6 Eδe baškę me ată řinte eδe Iuda, ai ḱi e traθtōi. Kur u θa
atṳne prā, Se unę yam, utęrhoḱnę mbrapa, eδe rãnę pęr δē.
7 Prap prā i pṳeti, Tsīlinę kęrkoni? Eδe ată θãnę, Iesu
8 Nazorĕasinę. Iesui upęrǵēḱ, U θašę yuve se unę yam: ndę
9 mę kęrkoni prā, ĺĕni kętă me vōtunę: pęr me umbūšunę
fyaĺa ḱi θa, Se prei atṳneve ḱi mę δē, nukę hupa askĕnd.
10 Atęherę Simon Pietri kište ńī θikę, eδe e tęrhōḱ, e i rā
šęrbętorit Krṳe-priftit, eδe i prēu vešin' e diaθtę. Eδe šęrbętori
11 e kište ĕmninę Malh. Iesui prā i θa Pietrit, Vĕ θīkęnę tande
ndę mīlt: atĕ potīrinę ḱi mę δa Āti, tę mos e piy?
12 Tufa e uštętōręvet prā eδe kapidani eδe šęrbętoręt' e Iudevet
zūnę Iesunę, eδe e ĺiθnę, eδe e špunę mã para tek Anna;
13 sepsĕ ište i viĕheři Kaiăfęsę, i tsili ište Krṳe-prifti i atī
14 viti. Eδe Kaiafa ište ai ḱi męsōi Iudĕitę, se ãštę mirę me
hūpunę ńi nieri pęr pōpulinę.
15 Eδe Simon Pietri meřte mbrapa Iesunę, eδe dišĕpuli tietęr:
eδe ai dišĕpuli ište i nǵōfunę te Krṳe-prifti, eδe hṳni
16 baškę me Iesunę ndę obōř tę Krṳe-priftit. Por Pietri řinte
yaštę pęr-anę dĕręsę. Dueĺ prā ai dišĕpuli tietęr, ḱi ište i
nǵōfunę te Krṳe-prifti, eδe i θa portăresę, eδe štīu
17 pęrmbrenda Piĕtrinę. Atęherę šęrbętōreya portare i θotę
Pietrit, Mos yē eδe ti prei dišĕpuyvet kętī nieriut? Ai θotę,
18 Nukę yam. Eδe punętoręt' e šęrbętōrętę kīšinę bãmę ziăřm,
e po řīyšinę; sepsĕ ište ftōfętę: eδe po ngrōfešinę: eδe baškę
me ată ište Pietri tue ndĕńunę, e tue ungrōfunę.

19 Krụe-prifti prā pụeti Iesunẹ pẹr dišĕpuyt' e atī, eδe pẹr
20 mẹsimin' e atī. Iesui i upẹrǵĕḱ, Unẹ foĺa mbala-faḱe te bota;
unẹ mẹsova pẹrherẹ ndẹ synagogẹ, eδe ndẹ tempul, atiĕ ḱu
21 mbẹĺīδenẹ pẹrherẹ Iudĕitẹ; eδe pšefas nukẹ foĺa asǵā. Ḱiš
mẹ pụet? pụet ată ḱi mẹ kānẹ ndẹǵuem, ḱiš u foĺa atụne:
ḱe kẹtă te dinẹ se ḱiš θāš' unẹ.
22 Eδe ai kur θa kẹtŏ, ńi prei šẹrbẹtorẹš ḱi ište ndĕńunẹ
ngat i rā ńī šupĺakẹ Iesuit, tue θānẹ, Kẹštū i pẹrǵeǵe Krụe-
23 priftit? Iesui i upẹrǵĕḱ, Ndẹ foĺa keḱ, dešmŏ pẹr tẹ
24 kĕḱenẹ: por ndẹ ḱoftẹ se mirẹ, pẹrsĕ mẹ ŕef? Eδe Anna
e dẹrgōi ĺīδunẹ te Kaiafa Krụe-prifti.
25 Eδe Simon Pietri ište tue ndĕńunẹ, e tue ungrŏfunẹ. I
26 θānẹ prā, Mos yē eδe ti prei dišĕpuyvet atī? Ai e mohōi,
e θa, Nukẹ yam. Ńi prei šẹrbẹtŏrẹvet Krụe-priftit, ḱi ište
fisi i atī ḱi i preu vĕšinẹ Pietri, θotẹ, Nukẹ tẹ pāš' unẹ
27 ndẹ kopẹšt baškẹ me atĕ? Pietri prā e mohōi pẹr-sẹ-rī: eδe
pẹrńiherẹ ǵeĺi kẹndōi.
28 Bĭyenẹ prā Iesunẹ prei Kaiăfẹsẹ ndẹ vend tẹ ǵukătẹsẹ: eδe
ište mẹnǵĕs; eδe ată nukẹ hụ̄nẹ ndẹ vend tẹ ǵukătẹsẹ, ḱi
tẹ mos ndụ̆henẹ; por tẹ hanẹ păškẹnẹ.
29 Pilati prā dueĺ tek ată, eδe θa, Tš' farẹ tẹ pẹrfŏĺuni bini
30 kundrẹ kẹtī nieriu? Upẹrǵeḱnẹ e i θānẹ, Kụ̆i ndẹ mos ište
31 keḱ-bāmẹs, nukẹ dota kišim δānẹ tụi ndẹr duer. Pilati prā
u θa atụne, Mĕŕnia yu, eδe ǵukŏnia mbas ĺiǵẹsẹ tŭei. Iudĕitẹ
32 prā i θānẹ, S' ăšt' e ŭδẹsẹ me vramẹ na askĕnd: pẹr me
umbŭšunẹ fyaĺa e Iesuit, ḱi θa, tue šẹnuem me tš' farẹ vdeke
kište me vdĕkunẹ.
33 Pilati prā hụ̄ni prap ndẹ vend tẹ ǵukătẹsẹ, eδe θeŕiti
34 Iesunẹ, e i θa, Ti yē Mbẹreti i Iudevet? Iesui i upẹrǵĕḱ,
35 Prei vetiut θue kẹtĕ ti, apor tẹ tierẹ tẹ θānẹ pẹr mue? Pilati
upẹrǵĕḱ, Mos yam Iudē unẹ? kombi ụt, eδe Krụe-prĭftẹnitẹ
36 tẹ δānẹ ndẹr duer tek unẹ: ḱiš kē bāmẹ? Iesui upẹrǵĕḱ,
Mbẹretẹnia eme nuk' ăštẹ prei kẹsāi bote: mbẹretẹnia eme
ndẹ ište prei kẹsāi bote šẹrbẹtorẹt' e mī kĭšinẹ me umunduem,

ǩi tę mos ipem ndęr duer tę Iudevet: por tašti mbęretęnia
37 eme nuk' ā̆štę prei kęnduy. Pilati prā i θa, Mbęrĕt yē ti
prā? Iesui upęrǵĕǩ, Ti po θue, se unę yam mbęrĕt. Unę
pęrandai ľeva, eðe pęrandai erða te bota, ǩi tę dešmoy
pęr tę vęrtĕtęnę. Kušdŏ ǩi ā̆štę prei sę vęrtĕtęsę, ndęǵŏn
38 zā̆ninę t'em. Pilati i θotę, Ḱiš ā̆št' e vęrteta:
Eðe si θa kętĕ, dueľ prap te Iudeit, eðe u θōt' atųneve,
39 Unę nukę ǵē̆y as ndońi fā̆y tek ai: por ā̆štę zakŏn mbę yu,
ǩi t' u ľišoy yuve ńi pęr paškę: doni prā t' u ľišoy yuve
40 Mbęretin' e Iudevet? Atęherę tę ǵiθę gęrθitnę prap, tue
θā̆nę, Mos kętĕ, por Barabbanę.—Eðe Barrabai ište kursār.

## KAPTINA XIX.

1, 2 Atęherę prā Pilati muer Iesunę, eðe e ŕafi ndę falake. Eðe
uštętŏrętę gęršetŭenę *ńī* kunorę prei feŕaš, e ia vū̆nę mbi krųe
3 t' atī, eðe e vešnę me *ńi* petk tę kuǩ, eðe θŏšinę, Fā̆ľemi,
Mbęreti i Iudevet! eðe i bĭyšinę me šupľaka.
4 Pilati prā dueľ prap yaštę, eðe u θōt' atųneve, Ḱe te
po u biye yuve atĕ yaštę, ǩi ta dini se nukę ǵē̆y as ndońi
5 fā̆y tek ai. Iesui prā dueľ yaštę, vĕšunę *me* kunoręn' e fĕŕęsę,
eðe *me* petkun' e kuǩ. Eðe *Pilati* u θōt' atųne, Šif nieriu!
6 Kur pā̆n' atĕ Krųe-prĭftęnit' eðe šęrbętŏręte, gęrθitnę tue
θā̆nę, Krųǩęzoye, krųǩęzoye. Pilati u θōt' atųne, Mĕŕnia yu,
7 eðe krųǩęzŏnia: sepsĕ unę nukę ǵē̆y fā̆y tek ai. Iudeit' i
upęrǵeǩnę, Na kemi ľiǵę, eðe mbas ľiǵęsę t'onę *ai* dŭhetę
me vdĕkunę, sepsĕ bā̆ni vetęvĕtęhenę tę Bīrin' e Peręndisę,
8 Atęherę Pilati kur ndęǵōi kętĕ fyaľę, mā̆ tepęr' ufrikue:
9 eðe hų̄ni prap ndę vend tę ǵukātęsę, eðe i θotę Iesuit, Prei
10 kah yē ti? Por Iesui nuk' i ða tę pęrǵĕgunę. Pilati pra i
θotę, Nukę mę fľet mue? nukę di *ti* se *unę* kam puštĕt me
11 tę krųǩęzuem, eðe kam puštĕt me tę ľišuem? Iesui upęrǵĕǩ,
Nukę kē as ndońi puštĕt mbi mue, ndę mos t' ukište ðā̆nę
prei sę naľti: pęrandai ai ǩi mę ða ndęr duer tę tua, kā mā̆
tĕpęrę fā̆y.

12 Tšę mb' atęherę Pilati kęrkonte me e l̓išuem: por Iudĕitę
θęr̈itšinę, tue θãnę, Ndę l̓išŏfš kętĕ, nukę yē miku i Kaisarit:
kušdŏ l̓i bãn vetęvĕtęhenę mbęrĕt, fl̓et kundrę, Kaisarit.
13 Pilati prā kur ndęǵōi kętĕ fyal̓ę, ndsuer yaštę Iesunę, eðe
ndĕyti mbi tribunăl, mbę ńi vend l̓i θŏhetę Gūr-štruem,
eðe Hebraĭšt Gabbaθā.
14 Eðe ište e prĕndeya păškęsę, eðe afęr ǵaštę ora: eðe u
θotę Iudevet, Ḱe mbęreti yŭei! Por ată gęrθitnę, Ngreye,
15 ngreye, krụl̓ęzoye. Pilati u θōt' atụne, Mbęrĕtinę tŭei tę
krụl̓ęzoy? Krụe-prĭftęnit' upęrǵel̓nę, S' kemi *tietęr* mbętĕt
16 vetš Kaisarit. Atęherę prā ua ða atụne ndęr duer, pęr me
ukrụl̓ęzuem. Eðe *ată* mŭernę Iesunę, eðe e špĭyinę.
17 Eðe tue bărtunę krụl̓in' e vet, duel̓ ku θŏhetę Vend i
18 kresę, l̓i θŏhetę Hebraĭšt Golgoθa: atiĕ ku krụl̓ęzuen'
atĕ, eðe dụ tę tierę baškę me atĕ, andēy e kęndēy, eðe
Iesunę ndę miedĭs.
19 Pilati škrōi eðe ńi tĭtulę, eðe e vūni mbi krụl̓t. Eðe ište
škruem, IESU NAZORĔASI MBĘRETI I IUDEVET.
20 Eðe kętĕ titul' e kęndŭenę šumę *vetę* prei Iudevet: sepsĕ
ište ńgat l̓ụtetit vendi ku ukrụl̓ęzue Iesui: eðe ište škruem
Hebraĭšt, Grel̓ĭšt, Romanĭšt.
21 Krụe-prĭftęnit' e Iudevet prā i θŏšinę Pilatit, Mos škrŭei
22 Mbęreti i Iudevet; por se ai θa, Yam mbęrĕt i Iudevet.
Pilati upęrǵĕl̓, atĕ l̓i škrova, e škrova.
23 Uštętŏrętę prā mbassi krụl̓ęzŭenę Iesunę, mŭernę petkat'
e atī, eðe i bãnę katęr piesa, pęr ǵiθę-se-tsĭlinę uštętuer ńī
piesę; eðe gŭnęnę: eðe guna ište e pa-l̓ĕpęme, ĕndunę ǵiθę
24 prei sę nal̓ti *l̓ụš poštę*. Θãnę prā ndęrmiĕt atụne, Ĺetę mos
e šl̓ĕr̈imę, por tę štĭemę šortę pęr atĕ, kūit t' i bierę: pęr
me umbŭšunę škrońa l̓i θotę, "Danę petkat' e mia ndęrmiĕt
atụne, eðe štinę šortę mbę pĕtkunę t'em". Uštętŏrętę prā
bãnę kętŏ.
25 Eðe nday krụl̓in' e Iesuit kĭšinę ndeńun' e ama, eðe e
mŏtęra s' ămęsę, Maria *grŭeya* e Klopait, eðe Maria

26 Magdalena. Iesui prā kur pā t' amęn' eðe atĕ disĕpulinę
ḱi donte tue ndĕńunę pęr-anę, i θotę s' ămęsę vet, Grue,
27 ḱe ut-bīr! Mbasandai i θotę disĕpulit, Ḱe yot-amę! Eðe ai
disĕpuli tšę mb' atĕ orę e muer ndę štępī tę vet.
28 Mbas kęsāi Iesui tue dītunę, se taštĭ umbarŭenę tę ǵiθa,
29 ḱi tę mbarŏhetę škrońa, θotę, Kam et. Eðe ište *atiĕ* ńī anę
pĺot me ŭθulę: eðe ată mbušnę *ńī* špūzę me ŭθulę, eðe e
30 vūnę mbi *ńi* hyssŏp, e ia prūnę ngat ndę goyę. Iesui prā kur
muer ŭθulęnę, θa, Umbarue: eðe uĺi kruetę, e ða frūmęnę.
31 Iudĕitę prā, ḱi tę mos mbĕsinę trŭpęnatę ndę kruḱt pęr tę
šętunę, sepsĕ ište e prende, (sepsĕ ayŏ dīt' e šętunę ište e
maðe,) i uĺutnę Pilatit ḱi t' u dęŕmŏhenę kęrsīt' *e kŭmbęvet*,
32 eðe tę ngrihen' *anduy*. Erθnę prā uštętŏrętę, eðe dęŕmŭenę
kęrsīt' e tę parit, eðe tę tretit ḱi ište kruḱęzuem baškę me
33 atĕ. Por kur erθnę te Iesui, eðe e panę se taštĭ kište vdĕkunę,
34 nuk' i dęŕmŭenę kęrsitę: por ńi prei uštętoręš i špōi brīninę
35 me štīzę, eðe pęrńiherę i dueĺ ǵak eðe uyę. Eðe ai ḱi pā
dešmōi, eðe dešmia e atī ăšt' e vęrtetę: eðe ai e di se θotę
36 tę vęrtĕtęnę, ḱi tę besoni yu. Sepsĕ kętŏ ubānę pęr me
37 umbŭšunę škrońa, "Ĕštęnę s' kā me i uθuem". Eðe prap
tietęr škrońę θotę, "Kānę me vūm' orē mb' atĕ ḱi špŭenę".
38 Eðe mbasandai Iosefi ḱi ište prei Arimaθesę, (i tsili ište
disepul' i Iesuit, por i mbęšĕfętę pęr frikęn' e Iudevet,) i
uĺŭt Pilatit pęr me ngrītunę korpin' e Iesuit: eðe Pilati e
39 ĺa. Erði prā, eðe ngriti korpin' e Iesuit. Erði eðe Nikodemi,
(ai ḱi pat ărðunę pęrpara te Iesui nătęnę,) eðe prūni tę
40 pęrziem myrrę eðe aloye, afęr ńi ḱind ĺitra. Mŭernę prā
korpin' e Iesuit, eðe e mpęštŭelnę me pęĺhura baškę me
ĕręnat, sikurse e kānę zakŏn Iudĕitę me voŕuem.
41 Eðe nd' *atĕ* vend ḱi ukruḱęzue ište *ńi* kopštę; eðe ndę
42 kopštę *ńi* voŕ i rī, ḱi s' ište vūmę mā nd' atĕ askuši. Atiĕ
prā e vūnę Iesunę pęr tę prenden' e Iudevet; sepsĕ ište
ngat voŕi.

## KAPTINA XX.

1 Eδe tẹ părẹnẹ *dītẹn'* e yăvẹsẹ viĕn Maria Magdalena te
voři ndẹ mẹnǵĕs, tue ǩĕnunẹ por ĕřẹtẹ, eδe šef gŭrinẹ
2 ngrĭtunẹ prei vořit. Etsẹn prā, eδe viĕn te Simon Pietri,
eδe tek ai dišĕpuli tietẹr ǩi donte Iesui. eδe u θōt' atụne,
Ngrĭtnẹ Zŏtinẹ prei vořit, eδe nukẹ dimẹ se ku e kā̃nẹ vū̃mẹ.
3 Dueľ prā Pietri eδe dišĕpuli tietẹr, eδe vĭ̃yšinẹ te voři.
4 Eδe tẹ dụ baškẹ ĕtsinẹ me vrap: eδe ai dišĕpuli tietẹr ndsitōi
pẹrpara mā̃ špĕit se Pietri, eδe erδi mā̃ pẹrpara ndẹ vořt,
5 eδe si ukuřŭs šef pẹľhŭratẹ ku ĭšinẹ; por nukẹ ȟụ̄ni mbrenda.
6 Viĕn prā Simon Pietri tue mařẹ mbrapa atĕ̄, eδe ȟụ̄ni ndẹ
7 vořt, eδe vē̆ orē pẹľhŭratẹ ku ĭšinẹ, eδe riza ǩi ište mbi
krụe t' atī nuk' uǵĭnd baškẹ me pẹľhurat, por ište mpẹštielẹ
8 vetš mbẹ ńi vend. Atẹherẹ prā ȟụ̄ni eδe ai dišĕpuli tietẹr
9 ǩi erδi mā̃ pẹrpara ndẹ vořt, eδe pā, eδe besōi: sepsĕ eδe
s' mĕřšinẹ vešt škrŏńẹnẹ, se ai dŭhetẹ me unǵălunẹ prei sẹ
10 vdĕkuniš. Dišĕpuytẹ prā votnẹ prap ndẹ štẹpiat e veta.
11 Por Maria řinte pẹr-anẹ vořit tue ǩyamẹ pẹryašta: eδe
12 kur po ǩyante ukuřŭs ndẹ vořt, eδe vē̆ orē dụ ĕnǵuy me
*petka* tẹ barδa tue ndĕńunẹ ńiani prei kresẹ, e tietri prei
13 kămbẹvet, atiĕ ku ǩe korpi i Iesuit. Eδe ată i θō̃n' asāi,
Grue, pẹrsĕ ǩyān? U θōt' atụne, sepsĕ ngritnẹ Zŏtinẹ t'em,
14 eδe nukẹ diy se ku e kā̃nẹ vū̃mẹ. Eδe si θa kẹtŏ, ukẹθụe
mbrapa, eδe vē̆ orē Iesunẹ tue ndĕńunẹ, eδe nuk' e dinte
15 se ā̆štẹ Iesui. Iesui i θōt' asāi, Grue, pẹrsĕ ǩyān? tsĭlinẹ
kẹrkŏn? Por ayŏ kuytōi se ā̆štẹ kopẹštāri, e i θotẹ, Zot,
ndẹ e ngrite ti, mẹ θŭei ku e kē vū̃mẹ, eδe unẹ kam me e
16 ngrĭtunẹ. Iesui i θōt' asāi, Marī. Ayŏ kẹθehet' e i θotẹ,
17 Rabbuni! ǩi do me θā̃nẹ, Mieštẹr. Iesui i θōt' asāi. Mos mẹ
prek; sepsĕ eδe s' kam hụ̆punẹ tek em-Ātẹ: por ško te
vẹlăzẹnit' e mī, eδe u θŭei atụne, Po hụpi tek Āti em, eδe
18 Āti yŭei, eδe *te* Perẹndia em, eδe Perẹndia yŭei. Viĕn Maria
Magdalena e u nep zā̃ dišĕpuyvet, se pā Zŏtinẹ, eδe *se* i
θa asāi kẹtŏ *fyaľẹ.*

19 Nd' atē ditę prā ndę mbrămiet, ḱi ište e para *dīt'* e yăvęsę,
eδe duert' ĭšinę mbŭlunę, atiĕ ku ĭšinę mꞁęĺĕδunę dišĕpuytę
prei frĭkęsę Iudevet, erδi Iesui eδe ndeńi ndę miedĭs, eδe u
20 θōt' atune, Paḱtĭm mbę yu. Eδe si θa kętē, u diftōi atune
duert' eδe brīnin' e vet. Ugęzŭenę prā dišĕpuytę, kur panę
21 Zŏtinę. Eδe Iesui u θa atune prap, Paḱtĭm mbę yu: sikurse
22 mę dęrgōi Āti, eδe un' u dęrgoy yuve. Eδe si θa kętē, frūni,
23 eδe u θōt' atune, Meŕni Špĭrtinę Šeńt: kŭive t' u faĺni făyetę,
u kānę faĺun' atune; *eδe* kŭive t' ua mbani, u kānę
mbăitun' atune.

24 Por Θomai, ńi prei tę dumbęδĕtęvet, ḱi θŏhei Bińŏk, nuk'
25 ište baškę me atē, kur erδi Iesui. Dišĕpuyt' e tierę prā i
θŏšinę, Kemi pamę Zŏtinę. Por ai u θa atune, Ndę mos
pafša šeńin' e gŏšdęvet ndęr duer t' atī, eδe tę vē gĭštinę
t'em ndę šeńęt tę gŏšdęvet, eδe tę vē dŏręnę t'eme ndę brīt
t' atī, s' kam me ꞁesuem.

26 Eδe mbas tetę ditš prap ĭšinę mbrenda dišĕpuyt' e atī, eδe
Θomai baškę me ată: viĕn Iesui, ndonęse duert' ĭšinę mbŭlunę,
27 eδe ndeńi ndę miedĭs, eδe θa, Paḱtĭm mbę yu. Mbasandai
i θotę Θomait, Biĕr gĭštinę tand kętŭ, eδe šikŏ duert' e mia;
aδe biĕr dŏręnę tande, eδe vĕn-e ndę brīt t'em: eδe mos
28 ubān i pa-besę, por besnĭk. Eδe Θomai upęrǵĕḱ e i θa,
29 Zoti em, eδe Peręndia em. Iesui i θotę, Sepsĕ mę pē, Θoma,
besove: ĺum ată ḱi nukę panę, eδe ꞁesŭenę.

30 Eδe šumę męrekulia tę tiera ꞁāni Iesui pęrpara dišĕpuyvet
31 vet, tę tsĭlatę nukę yānę škruem ndę kętē ĺibęr: por kętŏ
uškrŭenę, ḱi tę ꞁesoni, se Iesui āštę Krišti, i Bīr' i Perędisę;
eδe si tę ꞁesoni, tę kēni yetę mb' ĕmęnit t' atī.

## KAPTINA XXI.

1 Mbaskęndai Iesui u diftōi vetęvĕtęhenę prap dišĕpuyvet
mbę dēt tę Tiberiădęsę; eδe e diftōi kęštŭ.

2 Išinę baškę Simon Pietri, eδe Θomai ḱi θŏhei Bińŏk, eδe
Naθanaeli ḱi *ište* prei Kanasę Galilęsę, eδe tę *biyt'* e

3 Zebedeut, eδe dụ tẹ tierẹ prei dišĕpuyvet atī. Simon Pietri
u θōt' atụne, Vete me ǵŭeitunẹ pẹr pešḱ. I θōnẹ, Vīm' eδe
na ƀaškẹ me tụi. Dŭel'nẹ eδe hụpnẹ pẹrńiherẹ ndẹ l'undrẹt;
eδe atĕ natẹ nukẹ zūnẹ asǵā.
4 Por taštī si uƀā mẹnǵĕsie, Iesui ndeńi ndẹ buzẹ tẹ dētit:
5 por dišĕpuytẹ nuk' e nǵofnẹ se āštẹ Iesui. Iesui prā u θōt'
atụne, Diel'mθit' *e mī*, mos kēni ndońi bụl'mĕt *pẹr me ngrānẹ*?
6 I upẹrǵeḱnẹ, Yo. Eδe ai u θa atụne, Hiθni r̄iĕtẹnẹ mb' anẹ
tẹ diaθtẹ tẹ l'ŭndrẹsẹ, eδe kēni me ǵĕtunẹ. E hoθnẹ prā,
7 eδe s' mūftnẹ mā me e tẹrhĕkunẹ prei šumītsẹtẹ pešḱvet. Ai
dišĕpuli prā, ḱi donte Iesui, i θotẹ Pietrit, Āštẹ Zoti. Eδe
Simoni kur ndẹǵōi se āštẹ Zoti, umpẹštuel me pĕtkunẹ,
8 (sepsĕ ište l'akurīḱ,) eδe hoδi vetẹvĕtẹhenẹ ndẹ dēt. Eδe
dišĕpuyt' e tierẹ erθnẹ me l'ŭndrẹzẹnẹ, (sepsĕ nuk' īšinẹ l'ark
tŏkẹsẹ, por afẹr dụ ḱind kutẹ,) tue tẹrhĕkunẹ r̄ietẹn' e pešḱvet.
9 Si sdrụpnẹ prā mbẹ tokẹt, šŏfinẹ ku ište ndĕzunẹ *ńi*
10 ziār̄m, eδe vūmẹ mbi atĕ pešḱ eδe bukẹ. Iesui u θōt' atụne,
11 Bini prei atụne pešḱvet ḱi zūtẹ taštī. Simon Pietri hụpi,
eδe tẹrhoḱi r̄iĕtẹnẹ mbi tokẹ pl'ot me pešḱ tẹ mẹδĕy, ńi ḱind
e pēsẹ-δēt' e tre: eδe ndonẹse īšinẹ kaḱi, nuk' uškụe r̄ieta.
12 Iesui u θōt' atụne, Ĕyani me ngrānẹ drekẹ. Por as ndońī
prei dišĕpuyvet nukẹ kudsonte me e pụĕtunẹ, Tsili yē ti?
13 sepsĕ e dīyšinẹ se āštẹ Zoti. Viĕn prā Iesui, eδe mer̄ ƀŭkẹnẹ,
e ua nep, eδe pĕškunẹ por kẹštū.
14 Kẹyŏ āšt' e treta herẹ ḱi udiftue taštī Iesui mbẹ dišĕpuyt'
e vet, mbassi unǵāl prei sẹ vkĕkuniš.
15 Mbassi hangrẹn drekẹ prā, Iesui i θotẹ Simon Pietrit,
Simon *i bīr'* i Ionait, a mẹ do mā tĕpẹrẹ se kẹtă? I θotẹ,
16 Po, Zot; ti e di se tẹ due. I θotẹ, Kulŏt ḱinǵat' e mī. I
θotẹ prap pẹr sẹ dụti, Simon *i bīr'* i Ionait, a mẹ do? I
θotẹ, Po, Zot; ti e di se tẹ due. I θotẹ, Băhu bariu i δenvet
17 mia. I θotẹ pẹr sẹ treti, Simon *i bīr'* i Ionait, a mẹ do?
Uiδẹnue Pietri, se i θa pẹr sẹ treti, A mẹ do? Eδe i θa,
18 Zot, ti di tẹ ǵiθa; ti e nǵef se tẹ due. Iesui i θotẹ, Kulŏt

ðent' e mia. Me tę vęrtĕt, me tę vęrtĕt po tę θom, Kur
ĭšie *ti* mā̃ i rī, nǵĭšie vetęvĕtęhenę, eðe ĕtsęye ku doye:
por kur tę pl'akeš, kē me štrī̃mę duert' e tua, eðe tietęr
*kuši* kā me tę nǵĕšunę, eðe kā me *tę* prū̃m' atiĕ ku nukę
19 do. Eðe θa kętĕ, tue šęnuem me tš' farę vdeke kište me
l'avduem Peręndinę.
20 Eðe si θa kętĕ, i θotę, Meř-mę mbrapa. Eðe Pietri ukęθue,
e šef atĕ dišĕpulinę ḱi donte Iesui tue i vŏtunę mbrapa; i
tsili i pat rā̃n' eðe mbę krahanuer t' atī ndę darkęt, e i θa,
21 Zot, tsili ā̃št' ai ḱi kā me tę traθtuem? Pietri kur pā kętĕ,
22 i θotę Iesuit, Zot, por kųi ḱiš *do?* Iesui i θotę, Ndę datša
me mbetun' ai ḱuš sā tę vī̃y, ti ḱiš *kē?* ti meř-mę mbrapa.
23 Duel' prā kęyŏ fyal'ę ndęr vęlăzęnit, se ai dišĕpuli nukę vdes:
por Iesui nuk' i θa, Se nukę vdes; por, Ndę datša me mbetun'
ai ḱųš sā te vī̃y, ti ḱiš *kē?*
24 Kųi ā̃št' ai dišĕpuli ḱi dešmŏn pęr kętŏ, eðe ḱi škrōi
kętŏ: eðe e dimę, se dešmia e atī ā̃št' e vĕrtętę.
25 Yā̃n' eðe šumę tę tiera, sā bā̃ni Iesui, tę tsīlatę ndę
škrŭhešinę ńī pęr ńī, kuytoy *se* as ayŏ bota nukę dotę
ndsinte l'ībratę ḱi kĭšinę me uškruem. Amen.

---

## PUNET' E APŎSTUYVET.

---

### KAPTINA I.

1 Fyal'ęn' e parę e bā̃na, o Θeofil, pęr ǵiθę sā filōi Iesui
2 me bā̃m' e me męsuem, deri mb' atĕ ditę ḱi hųpi nal't,
mbassi u l'a porosī Apŏstuyvet me anę tę Špirtit Šeńt, tę
3 tsilęt' i pat sǵĕðunę: mb' ată diftōi eðe vetęvĕtęhenę tę ǵalę
me šumę šeńe mbassi pęsōi, tue udŭkunę ndęr ată katęr-

δētẹ ditt, e tue fŏľunẹ pẹr punẹt' e mbẹretẹnisẹ Perẹndisẹ:
4 eδe kur mbẹľĭδei baškẹ me ată, i porositi mos me udamẹ prei
Iesusalemit, por me prĭtunẹ tẹ zotŭemit' e Ātit, ḱi ndẹǵŭetẹ
5 prei meyet. Sepsĕ Ǵionni pagẹzōi me uyẹ; por yu kẽni me
upagẹzuem me Špĭrtinẹ Šeńt, mbas kẹtụne pak ditš.
6 Ată prā kur umbẹľoθnẹ baškẹ *mbẹ ńi vend*, e pụĕtšinẹ,
tue θãnẹ, Zot, valẹ mbẹ kẹtĕ kohẹ kē me i δãnẹ mbẹretẹninẹ
7 Israelit? Eδe *ai* u θa atụne, Nuk' ãštẹ pūn' e yŭei me
nǵŏfunẹ kŏhẹnat' a mŏtetẹ, tẹ tsilat' i kā vũm' Āti ndẹ puštĕt
8 tẹ vet. Por kẽni me mařẹ fuḱī, kur tẹ vĭyẹ Špirti Šeńt mbi
yu: eδe kẽni me ḱĕnunẹ dešmitarẹ mbẹ mue eδe mbẹ
Ierusalem, eδe mbẹ ǵiθẹ Iudenẹ e Samarinẹ, eδe deri mbẹ
kant tẹ δēut.
9 Eδe mbassi θa kẹtŏ, kur ĭšinẹ tue šikuem ată, hụpi naľt;
10 eδe e muer ńī rẽ prei sụ̃š atụ̃neve. Eδe *ată* kur ĭšinẹ tue
vũm' orē ndẹ ḱiel, kur po škonte ai *naľt*, ḱe dụ būřa me
11 petka tẹ barδa te ndĕynẹ pẹr-ãn' atụ̃neve; tẹ tsilẹt' eδe θãnẹ,
O būřa Galileanẹ, pẹrsĕ řini e vẽni orē ndẹ ḱiel? kụ̃i Iesui
ḱi hụpi naľt ndẹ ḱiel prei yuš, kẹštũ kā me ărδunẹ, sikurse
e patẹ tue škuem ndẹ ḱiel.
12 Atẹherẹ ukẹθụ̃enẹ ndẹ Ierusalem prei mařit ḱi ḱuhet' i
Ulĭštẹsẹ, i tsili ãštẹ nǵat Ierusalemit, eδe mbā ľark sā *ńī*
13 uδẹ tẹ šẹtune. Eδe kur hụ̃nẹ *ndẹ ḱytĕt*, hụpnẹ ndẹ δomẹ tẹ
sĭprẹme, *atiĕ* ku kĭšinẹ tẹ ndĕńunitẹ Pietri, eδe Iakobi, eδe
Ǵionni, eδe Andreu, Filippi eδe Θomai, Barθolomeu eδe
Matθeu, Iakobi *i bīr'* i Alfeut, eδe Simon Zeloti, eδe Iuda *i*
14 *vẹlāi* i Iakobit. Kẹtă tẹ ǵiθ' ĭšinẹ tue prĭtunẹ me ńī zĕmẹrẹ
mbẹ tẹ făľunit' e mbẹ tẹ ľŭtunitẹ, baškẹ me grāt, eδe me
Marinẹ t' amẹn' e Iesuit, eδe baškẹ me tẹ vẹlăzẹnit e atī.
15 Eδe nd' atŏ ditt ungrĭt Pietri ndẹ miedĭs tẹ dišĕpuyvet, e
θa, (eδe ište *mbẹľeδun'* atụ̃ ǵĭndẹye afẹr ńi ḱind e ńizĕt vetẹ,)
16 O būřa vẹlazẹn, dŭhei me umbušun' ayŏ škrońẹ, ḱi pat
θãnẹ pẹrpara Špirti Šeńt me anẹ tẹ gŏyẹsẹ Davidit pẹr
17 Iŭdẹnẹ, ḱi ubã uδẹ-tẹrhekẹs mb' ată ḱi zụ̃nẹ Iesunẹ. Sẹpsĕ

pat ḱenẹ nǵĕfunẹ baškẹ me nē, eδe pat mar̄ẹ piesẹn' e
kẹsāi šẹrbese.
18 — Kụ̈i prā fitōi ńī arẹ pr̄ei păgẹsẹ pa-uδẹnisẹ, eδe rā pẹrmbụ̈s,
19 e pĺasi ndẹ miedīs, eδe i uderθnẹ ǵiθẹ zōr̄ẹtẹ. Eδe ubā̃ e
dītunẹ mbẹ ǵiθ' ată ḱi r̄inẹ ndẹ Ierusalem, kaḱi sā uḱüeit
ayŏ arẹ ndẹ ǵuhẹ t' atụ̈neve, Akeldamă, ḱi do me θā̃nẹ
Arẹ ǵaku. —
20 Sepsĕ ā̃štẹ škruem ndẹ ĺibẹr tẹ psălmẹvet, "Ubā̃ft' i škretẹ
vend' i atī, eδe mos ḱoftẹ kuš me ndĕńunẹ nd' atĕ" : eδe
21 "Episkopinẹ e atī e mar̄tẹ ńi tietẹr". Dŭhetẹ prā prei atụne
bŭr̄avẹt ḱi erθnẹ baškẹ me nē mbẹ tš' do kohẹ, kur hụ̃ni e
22 dueĺ te na Zoti Iesu, zā̃nẹ filẹ tšẹ prei pagẹzimit Ǵionnit,
deri mb' atĕ̃ ditẹ ḱi hụpi naĺt prei neš, ńi prei kẹtụ̈neve me
ubā̃mẹ dešmitār beškẹ me nē pẹr tẹ nǵălẹmen' e atī.
23 Eδe vū̃nẹ dụ *vetẹ*, Iosĕfinẹ ḱi ḱŭhei Barsabẹ, i tsili uḱüeit
24 Iust, eδe Matθinẹ. Eδe si ufaĺnẹ, θā̃nẹ, Ti, o Zot, zemẹr-
25 nǵofẹs i tẹ ǵīθẹve, diftŏ ńi prei kẹtụne tẹ dụš, atĕ̃ ḱi tẹ
kešẹ sǵĕδunẹ, me mar̄ẹ šortẹn' e kẹsāi šẹrbese eδe apostulie,
ḱi Iuda rā prei asāi, pẹr me vŏtunẹ ndẹ vend tẹ vet. —
26 Eδe u δā̃n' atụne šorta; eδe šorta i rā Matθisẹ; eδe unǵĕf
baškẹ me tẹ ńi-mbẹ-δēt' apŏstuyt.

## KAPTINA II.

1 Eδe kur erδi dita e Pentekostisẹ, īšinẹ tẹ ǵiθẹ me ńī
2 zĕmẹrẹ mbẹ ńi vend. Eδe befas ubā̃ *ńi* zā̃ prei ḱielit, porsi
*ńī* ēr' e fortẹ kur frụ̈en, eδe mbuši ǵiθẹ štẹpinẹ ku īšinẹ
3 ndĕńunẹ. Eδe uduknẹ mb' ată ǵŭhẹna tẹ dame, porsi tẹ
4 ziar̄mta, eδe ndĕ̃ynẹ mbẹ ǵiθẹ-se-tsīlinẹ prei atụ̈neve. Eδe
tẹ ǵiθẹ umbušnẹ me Špīrtinẹ Šeńt, e filŭenẹ me fŏĺunẹ
ǵŭhẹna tẹ tiera, sikurse Špirti *Šeńt* ua epte me ĺẹǵiruem.
5 Eδe īšinẹ tue ndĕńunẹ ndẹ Ierusalem Iudē, bŭr̄a besẹtarẹ,
6 prei tš' do kombi *ḱi ǵĭndetẹ* ndẹnẹ ḱiel. Eδe kur ubā̃ kụ̈i
zā̃, umbẹĺŏθ ǵĭndẹya, eδe upẹrzie, sepsĕ ǵiθẹ-se-tsili prei
7 atụne ndẹǵoyin' ată tue fŏĺunẹ ndẹ ǵuhẹ tẹ vet. Eδe tẹ ǵiθẹ

dĕlinę yaštę mentš e mętrekulŏhešinę tue i θãnę ńiani tietrit,
8 Ḱe, nukę yãnę Galileanę ǵiθę kętă ḱi flăsinę? E si ǵiθę-se-
tsili prei neš ndęǵŏymę ndę ǵuhęt t'onę, ḱi kemi ĺemę
9 mb' atĕ? Parθę, e Medę, e Elamitę, e ată ḱi ŕinę ndę
Mesopotamī, e ndę Iudē, e ndę Kappadokī ndę Pont, e ndę
10 Asī, e ndę Frygī, e ndę Pamfylī, ndę Eǵyptę, e ndę anęt e
Libysę *ḱi ăštę* prei Kyrĕnęsę, e Romanęt' e arδun', e Iudē,
11 e tę kęθŭemitę, Kretas' e Arabę, ndęǵōym' ată tue fŏĺunę
12 ndę ǵŭhęnat t'ona maδęnīn' e Perędisę! Eδe tę ǵiθę dĕĺinę
yaštę mentš, eδe vrĭtšinę mĕndienę, tue i θãnę ńiani tietrit,
13 Ḱiš do me ḱĕnunę kęyŏ? Eδe tę tierę tue pęrḱĕšunę θŏšinę,
Se yãnę mbŭšunę me mušt *vẽne.*

14 Por Pietri ḱindrōi *mbę kambę* baškę me tę ńi-mbę-δētęt,
eδe ngriti zãnin' e vet, e ĺęǵirōi,

O būŕa Iudē, eδe ǵiθę sā ŕini ndę Ierusalem, ḱōft' e
15 dĭtunę kęyŏ te yu, eδe mbāni-u veš fyăĺęvet mia: sepsĕ
kętă nukę yãnę tę dĕitunę, sikurse kuytoni yu, sepsĕ *taštĭ*
16 ăšt' e treta orę e dĭtęsę. Por kęyŏ ăšt' ayŏ ḱi ăštę θãnę
17 prei ănęsę profetit Ioĕl; "Eδe ndę ditt e mbrăpęme, θotę
Perędia, kam me dĕrδunę prei Špirtit t'em mbę tš do miš:
eδe bĭytę tŭei eδe bĭyatę tŭeya kãnę me profetizuem, eδe
diaĺŏšętę tŭei kãnę me pamę tę pame, eδe pĺeḱtę tŭei kãnę
18 me uandęŕuem ăndęŕa: eδe mbi šęrbętoręt e mī eδe mbi
šęrbętoret e mia kam me dĕrδunę prei Špirtit t'em nd' atŏ
19 ditt; eδe kãnę me profetizuem: eδe kam me δãnę mętrekulia
naĺt ndę ḱiel, eδe šeńe poštę mbi δēt; ǵak, e ziăŕm, e ăvulę
20 tųmi: dieli kā me ukęθųem mbę eŕęsinę, eδe hãna mbę ǵak,
parą se tę vĭyę dita e Zotit e măδeya eδe e ndrĭtšimeya:
21 eδe ǵiθę-se-tsili ḱi tę θęŕasi mb' ĕmęnit tę Zotit kā me
ušpętuem".

22 O būŕa Israelitę, pa ndęǵoni kętŏ fyaĺę; Iesu Nazorĕasinę,
nieri diftuem prei Perędisę mbę yu me fuḱia e me mętrekulia
e me šeńe, ḱi bãni Perędia me anę t' atī ndęrmiĕt yuš,
23 sikurse e dini eδe yu: kętĕ ḱi ḱe δãnę mbas andęs' urδęnŭeme

eδe *mbas* tẹ para-ngŏfẹmesẹ Perẹndisẹ, e zūtẹ, eδe me duer
24 tẹ pa-l̓iǵa e mlẹrθụetẹ, eδe e vratẹ: tẹ tsĭlinẹ Perẹndia e
ńgali, mbassi sgiδi tẹ δĭmptunat' e vdĕkẹsẹ: sepsĕ s' mŭndei
25 me umbăitunẹ prei asāi. Sepsĕ Davidi θotẹ pẹr atĕ, "Ǵiθẹńĭ
šĭfiem Zŏtinẹ pẹrpapa meyet, sepsĕ ā̆štẹ prei sẹ diăθtẹsẹ
26 s'eme, ḱi tẹ mos tundem: pẹrandai ugẹzue zĕmẹra eme, eδe
ugazmue ǵuha eme; por eδe miši em kā me uprā̆ytunẹ mbẹ
27 špẹresẹ: sepsĕ s' kē me l̓ā̃nẹ špĭrtinẹ t'em ndẹ feř, eδe s' kē
28 me l̓išuem šĕńtinẹ tand me pamẹ tẹ vdieřẹ. Mẹ bā̃ne
me ńgofun' uδẹ yete; kē me mẹ mbŭšunẹ me gẹzĭm prei
fāḱesẹ s'ate".
29 O būřa vẹlazẹn, mundem me u θā̃nẹ yuve ndẹr sū̃ pẹr
krụe-ătinẹ Davĭd, se *ai* eδe vdiḱ eδe uvořue, eδe vořì i atī
30 ā̆štẹ ndẹr nē deri mbẹ kẹtĕ ditẹ. Por mbassi ište profĕt,
eδe tue dĭtunẹ se Perẹndia i upẹrbetue me bē, se prei
pĕmẹsẹ miedizit atī, *ḱi ā̆štẹ* mbaš mišit, kā me ńgălunẹ
31 Krĭštinẹ, *ḱi ta vē̆yẹ* me ndĕńunẹ mlẹ škampt t' atī; mbassi
e pā tšẹ pẹrpara, fol̓i pẹr tẹ ńgălunit' e Krištit, se špirti i
32 atī nuk' ul̓ā ndẹ feř, as miši i atī *nuḱẹ* pā tẹ vdieřẹ. Kẹtĕ
Iesun' e ńgali Perẹndia, tẹ tsilit na tẹ ǵiθẹ yemi dešmitarẹ.
33 Mbassi ungrĭt nal̓t prā me tẹ diăθtẹnẹ *dorẹn'* e Perẹndisẹ,
eδe muer prei Ātit tẹ zotŭemen' e Špirtit *Šeńt*, e derδi kẹtĕ
34 ḱi yu taštĭ šifni e ndẹǵoni. Sepsĕ Davidi nukẹ hụpi ndẹ
35 ḱilt: por ai θotẹ, "I θa Zoti Zotit t'em, Ḱi prei sẹ diăθtẹsẹ
s'eme, deri sā tẹ vē̃ anẹmĭḱt' e tū pẹrpŏš kămbẹvet tua".
36 Ĺeta diyẹ prā fort mirẹ ǵiθẹ štẹpia e Israelit, se Perẹndia
e bā̃ni kẹtĕ Iesunẹ, ḱi yu krụḱẹzŭetẹ, Zot eδe Krišt.
37 Eδe mbassi ndẹǵŭenẹ *kẹtŏ,* uθụenẹ zĕmẹrat' *e atŭneve,* e i
θōnẹ Pietrit eδe apŏstuyvet tierẹ, Kiš tẹ bā̃ym', o būra
vẹlazẹn?
38 Atẹherẹ Pietri u θa, Pendohi, eδe ǵiθẹ-se-tsili prei yuš
l̓etẹ pagẹzŏhetẹ mb'ĕmẹnit tẹ Iesu-Krištit pẹr ndẹyesẹn' e
39 fāyevet, eδe kē̃ni me mařẹ δunẹtĭn' e Špirtit Šeńt. Sepsĕ tẹ
zotŭemit' ā̆štẹ pẹr yu, eδe pẹr biyt tŭei, eδe pẹr ǵiθ' ată ḱi

yãnẹ l̓ark, sadŏ k̓i kā pẹr me θirunẹ Zoti Perẹndia ụnẹ.—
40 Eδe me šumẹ fyal̓ẹ tẹ tiera epte dešmī, eδe i nguste, tue
θãnẹ, Špẹtohi prei kẹtī brezi tẹ štrẽmbẹtẹ.
41 Ată prā si pritnẹ fyal̓ẹn' e atī me gẹzĭm, upagẹzŭenẹ: eδe
atẽ ditẹ uštŭenẹ trī miyẹ špirtẹ.
42 Eδe ĭšinẹ tue prĭtunẹ ndẹ mẹsĭmt tẹ apŏstuyvet, eδe ndẹ
šok̓ẹnīt, eδe ndẹ tẹ θụemit' e bŭkẹsẹ, eδe ndẹ tẹ făl̓unat.
43 eδe tš' do nieriu i hụ̃ni frikẹ: eδe šumẹ mẹrekulia e šeńe
44 bãhešinẹ me anẹ tẹ apŏstuyvet. Eδe ǵiθ' ată k̓i besŭenẹ
45 ĭšinẹ baškẹ, eδe kĭšinẹ tẹ ǵiθa rẹndŏm; eδe šĭtšinẹ prońet'
e ǵãnẹ, e i dăyinẹ mbẹ tẹ ǵiθẹ, pẹr tš' do nevoyẹ k̓i kište
46 ǵiθẹ-sẹ-tsili. Eδe pẹrditẹ ĭšinẹ tue prĭtunẹ me ńī zẽmẹrẹ ndẹ
tempul, e θụeyinẹ bŭkẹnẹ ndẹpẹr štẹpiat, e hăyinẹ haenẹ me
47 gẹzĭm e me zẽmẹrẹ tẹ kẹθiẽlẹtẹ, tue l̓avduem Perẹndinẹ, e
e tue păsunẹ hīr pẹrpara ǵiθẹ pŏpulit. Eδe Zoti štonte
pẹrditẹ ndẹ kišẹ ată k̓i špẹtŏhešinẹ.

## KAPTINA III.

1 Eδe Pietri e Ǵionni po hụpšinẹ baškẹ ndẹ tempul, mbẹ
2 tẹ nandẹn' orẹn' e tẹ făl̓unit. Eδe ńi nieri k̓i ište tšal̓ tšẹ
prei barkut s' ămẹsẹ vet bărei *mbẹ kraha*, tẹ tsilin' e vẽyinẹ
pẹrditẹ te dera e tẽmpulit k̓i θohet' e Bŭkurẹ, me l̓ụpunẹ
3 l̓ẹmŏšẹnẹ prei atụne k̓i hụyinẹ ndẹ tempul. Ai kur pā Pietrin'
eδe Ǵiŏnninẹ se kĭšinẹ pẹr me hụ̃mẹ ndẹ tempul, l̓ụpte me
4 mařẹ l̓ẹmŏšẹnẹ *prei atụ̆neve*. Eδe Pietri štīu sụ̃tẹ mb' atẽ
5 baškẹ me Ǵionnin', e θa, Šikŏ neve. Eδe ai šikonte ată me
kuydẽs, tue špẹrụem me mařẹ ndońī ǵã send prei atụ̆neve.
6 Atẹherẹ Pietri i θa, Arǵănd e ār s' kam; por atẽ k̓i kam,
kẹtẽ tẹ ap: Mb' ẽmẹnit tẹ Iesu-Krištit Nazorẽasit ngreu eδe
7 est. Eδe si e kapi prei dŏrẹsẹ diaθtẹ, e ngriti: eδe pẹrńiherẹ
8 i ufortsŭenẹ šoyet' eδe neyet' *e kămbẹvet*. Eδe mbassi hovi
pẹrpietẹ, k̓indrŏi *mbẹ kambẹ*, eδe ẽtsẹte: eδe hụ̃ni baškẹ me
ată ndẹ tempul, tue etsun' e tue hŏvunẹ pẹrpietẹ, e tue
9 l̓avduem Perẹndinẹ. Eδe ǵiθẹ pŏpuli e pā tue etsun' e tue

10 l̓avduem Perẹndinẹ. Sepsĕ e ńǵifinẹ se kụ̈i ište ai ḱi r̄inte
mbi derẹn' e Bŭkurẹ tẹ tĕmpulit pẹr l̓ẹmŏšẹnẹ: eδe
umẹrekuluen' e dŭel̓nẹ yaštẹ mentš pẹr kẹtĕ *punẹ* ḱi
ǵăiti mb' atĕ.
11 Eδe ai tšal̓i ḱi ušẹndŏš kur po mbante Pietrin' eδe
Ǵiŏnninẹ, ǵiθẹ pŏpuli tŭr̄ei mbas atụ̈neve ndẹ kamarẹ ḱi
ḱuhet' e Solomonit, tue umẹrekuluem.
12 Eδe Pietri kur pā, i upẹrǵĕḱ pŏpulit,
O bŭr̄a Israelitẹ, pẹrsĕ mẹrekulŏheni pẹr kẹtĕ *punẹ?* apor
pẹrsĕ štini sụ̈tẹ mbẹ nē, sikurse e kemi bãmẹ na kẹtĕ me
13 ĕtsunẹ prei fuḱisẹ t'onẹ, a prei bĕsẹsẹ *t'onẹ?* Perẹndia i
Ab̄rahamit, eδe i Isaakut, eδe i Iakobit, Perẹndia i ătẹnavet
t'anẹ, l̓avdŏi diăl̓in' e vet Iesunẹ, tẹ tsĭlinẹ yu e δatẹ ndẹr
duer, eδe e mohŭetẹ pẹr faḱe Pilatit, kur ai pā me uδẹ me
14 e l̓išuem. Por yu mohŭetẹ Šeńtin' eδe tẹ Drĕitinẹ, eδe l̓ụptẹ
15 *ndẹ vend t' atī* me u făl̓unẹ yuve *ńi* nieri ǵaksuer; eδe vratẹ
krụet' e yĕtẹsẹ, tẹ tsĭlinẹ Perẹndia e ńǵali prei sẹ vdĕkuniš:
16 tẹ tsilit na yemi dešmitarẹ. Eδe ĕmẹni i atī me anẹ tẹ bĕsẹsẹ
mb' ĕmẹnit t' atī fortsŏi kẹtĕ ḱi vẽni orē, eδe ḱi e ńǵifni:
eδe ayŏ besa prei anẹs' atī i δa ǵiθẹ kẹtĕ šẹndĕt pẹrpara
ǵiθẹ yuš.
17 Eδe taštī, o vẹlazẹn, e diy se e punŭetẹ *kẹtĕ* prei sẹ pa-
18 dītẹmesẹ, sikurse eδe tẹ părẹtẹ tŭei. Por Perẹndia, sā θa
tšẹ pẹrpara me anẹ tẹ gŏyẹsẹ ǵiθẹ profĕtẹnavet vet, se Krĭšti
kište pẹr me pẹsuem, kẹštŭ i mbuši.
19 Pendohi prā, eδe kẹθehi, ḱi t' u šŭhenẹ yuve făyetẹ, kur
20 tẹ vĩnẹ kŏhẹnat' e tẹ prãytẹmesẹ prei făḱesẹ Zotit; eδe *ai*
21 kā me dẹrguem Iesu-Krĭštinẹ, ḱi ãštẹ predikuem tšẹ pẹrpara
mb̄ẹ yu: tẹ tsĭlinẹ dŭhetẹ me e prĭtunẹ ḱieli deri mb' atŏ
kŏhẹna ḱi tẹ vĩhenẹ mb̄ẹ vend tẹ ǵiθa atŏ ḱi fol̓i Perẹndia
tšẹ yetẹn' e parẹ me anẹ tẹ gŏyẹsẹ ǵiθẹ šĕńtẹnavet vet
profĕtẹnavet.
22 Sepsĕ Moiseu u θa ătẹnavet *t'anẹ,* "Se Zoti Perẹndia
yŭei kā me u ṅgrĭtunẹ yuve *ńi* Profĕt prei vẹlăzẹniš tŭei,

porsi mue; atī kēni me i ndẹǵuem mbẹ tẹ ǵiθa, pẹr tš' do
23 ḱi t' u fl'asi yuve. Eδe tš' do špīrt ḱi tẹ mos i ndẹǵoyẹ atī
24 profeti, kā me ušuem prei pŏpulit". — Eδe ǵiθẹ profĕtẹnitẹ
tšẹ prei Samuelit e mbaskẹndai, sā foľnẹ, δā̄nẹ zā̄ tšẹ pẹrpara
25 eδe pẹr kẹtŏ ditt. Yu yēni biyt' e profĕtẹnavet, eδe tẹ δiătẹsẹ
ḱi vū̄ni Perẹndia ndẹrmiĕt ătẹnavet t'anẹ, tue i θā̄nẹ
Abrahamit, "Eδe ndẹ farẹt tande kā̄nẹ me ubekuem ǵiθẹ
26 kombet' e δēut". Mbẹ yu mā̄ pẹrpara Perẹndia, mbassi
nǵali Diāľin' e vet Iesunẹ, e dẹrgōi pẹr me u ƀekuem yuve,
kur tẹ kẹθĕhetẹ ǵiθẹ-se-tsili prei yuš prei sẹ kẹḱiaš tūeya.

## KAPTINA IV. V.

1 Eδe ată kur po i fľisinẹ pŏpulit, erθnẹ mbi ată prīftẹnit'
2 eδe i pari i tĕmpulit eδe Saddukĕitẹ, tue uiδẹnuem, sepsĕ
ată mẹsŏyinẹ pŏpulinẹ, eδe ĕpinẹ zā̄ pẹr tẹ ńgălẹmenẹ prei
3 sẹ vdĕkuniš me anẹ tẹ Iesuit. Eδe vū̄nẹ dūertẹ mbi ată, e
i vū̄nẹ mƀẹ tẹ rūeitunẹ, deri mbẹ tẹ nĕsẹrmet: sepsĕ atẹherẹ
4 ište mbrămie. Eδe šumẹ *vetẹ* prei atū̄neve ḱi ndẹǵūenẹ
fyăľẹnẹ, besūenẹ; eδe umbūš nūmẹri i niĕrẹzẹvet afẹr
pē̄sẹ miyẹ.
5 Eδe mbẹ tẹ nĕsẹrmet umbẹľoθnẹ ndẹ Ierusalem tẹ parẹt'
6 e atū̄neve, eδe pľeḱtẹ, eδe škrūisitẹ, eδe Anna krụe-prifti,
eδe Kaiafa, eδe Ǵionni, eδe Aleksandri, eδe ǵiθẹ sā īšinẹ
7 prei fărẹsẹ krụe-priftẹnisẹ. Eδe si i vū̄nẹ ndẹ miedīs, i pụĕsinẹ,
8 Me tš' farẹ fuḱie, a me tẹ kūit ĕmẹnẹ bā̄tẹ kẹtĕ yu? Atẹherẹ
Pietri, umbūš me Špīrtinẹ Šeńt, e u θa atụne, O tẹ parẹt'
9 e pŏpulit, eδe pľeḱt' e Israelit, ndẹ pụĕtemi na sot pẹr tẹ
mirẹn' e ńi nieriu tẹ sẹmunẹ, prei tš' farẹ *fuḱie* ušẹndŏš kụi;
10 ľetẹ bā̄het' e dītunẹ mbẹ ǵiθẹ yu, eδe mbẹ ǵiθẹ pŏpulin' e
Israelit, se mb' ĕmẹnit tẹ Iesu-Krištit Nazorĕasit, tẹ tsīlinẹ
yu e krụḱẹzūetẹ, por Perẹndia e nǵali prei sẹ vdĕkuniš, me
11 *anẹ* tẹ kẹtī ńī kụi *tašti* pẹrpara yuš i šẹndošẹ. Kụi ā̄št' ai
gūri ḱi uhŏθ poštẹ prei yuš ḱi ndẹrtoni, i tsili uvū̄ ndẹ krụe
12 tẹ sḱepit. Eδe nuk' ā̄štẹ špẹtīm prei as-ndońi tietẹri: sepsĕ

as ĕmẹnẹ tietẹr ndẹnẹ ƙielt nuk' ā̆štẹ ðā̃nẹ mbẹ niĕrẹzit, ƙi dŭhetẹ me ušpẹtuem na prei atī.
13 Eðe kur vū̆n' orē kudsimin' e Pietrit eðe tẹ Ǵionnit, eðe
mŭernẹ vešt se ĭšinẹ nierẹs tẹ pa-dĭtunẹ l̓ĕtẹra eðe idiotẹ,
mẹrekulŏhešinẹ; eðe i nǵĭfinẹ se kĭšinẹ ƙĕnunẹ baškẹ me
14 Iesunẹ. Eðe mbassi šifin' atĕ nierinẹ ƙi ište šẹndŏšunẹ tue
15 ndĕńunẹ baškẹ me atā̆, s' kĭšinẹ se ƙiš me θā̃nẹ kundrẹ. Por
mbassi i urðẹnŭenẹ me dā̆l̓unẹ yaštẹ baškẹ-ndĕytiesẹ, mŭernẹ
16 e ðā̃nẹ ńiani me tiĕtẹrinẹ, tue θā̃nẹ, Ḱiš t' u bā̃ymẹ kẹtụne
niĕrẹzẹvet? sepsĕ tš' mẹrekulī ubā̃ e dĭtunẹ prei atụneve,
*ā̆štẹ* pẹr faƙe ǵiθ' atụneve ƙi ŕinẹ ndẹ Ierusalem; eðe nukẹ
17 mŭndemi me e mohuem: por ƙi tẹ mos hā̆petẹ mā̃ tĕpẹrẹ
ndẹ popul, l̓et' u štĭemẹ frĭkẹnẹ štrẹngŭešim, tẹ mos i fl̓ā̆sinẹ
18 mā̃ as ndońi nieriu mb' ĕmẹnit tẹ kẹtī. Eðe si i θiŕnẹ, i
porositnẹ mos me l̓ẹǵiruem kreit, as mos me mẹsuem
19 mb' ĕmẹnit tẹ Iesuit. Por Pietri eðe Ǵionni upẹrǵeƙnẹ
atụneve, e θā̃nẹ, Ndẹ ƙoftẹ me uðẹ pẹrpara Perẹndisẹ me
20 ndẹǵuem yuve mā̃ tĕpẹrẹ se Perẹndisẹ, ǵukoni. Sepsĕ na
21 s' mŭndemi mos me fŏl̓unẹ pẹr sā pām e ndẹǵuem. Eðe atā̆,
mbassi u štinẹ frĭkẹnẹ prap, i l̓išŭenẹ; sepsĕ nukẹ ǵĕyinẹ
se si me i munduem, prei pŏpulit: sepsĕ tẹ ǵiθẹ l̓avdŏyinẹ
22 Perẹndinẹ pẹr atĕ *punẹ* ƙi ubā̃. Sepsĕ ai nieri ƙi i koditi
kẹyŏ mẹrekulia e tẹ šẹndŏšunit, ište mā̃ tĕpẹrẹ se katẹr-
ðētẹ viĕtš.
23 Eðe si ul̓išŭenẹ, erθnẹ te tẹ vetẹt, eðe ðā̃nẹ zā̃ pẹr *ǵiθẹ*
24 sā u θā̃nẹ krụe-prĭftẹnit' eðe pl̓eƙtẹ. Eðe atā̆ kur ndẹǵŭenẹ,
ngritnẹ zā̆ninẹ te Perẹndia me ńi zĕmẹrẹ, eðe θā̃nẹ, o Zotẹnī,
ti *yē* Perẹndia ƙi bā̃ne ƙiĕlinẹ, eðe ðēnẹ, eðe dĕtinẹ, eðe
25 ǵiθẹ sā *yā̃nẹ* nd' atŏ: ti ƙi kē θā̃nẹ me anẹ tẹ gŏyẹsẹ
Davidit šẹrbẹtorit tand, "Pẹrsĕ šfrụitnẹ kŏmbetẹ, eðe pŏpuytẹ
26 škŭenẹ ndẹr mend *punẹ* tẹ kota? Mbẹrĕtẹnit' e ðēut ndĕytnẹ,
eðe tẹ parẹt' umbẹl̓oθnẹ baškẹ kundrẹ Zotit, eðe kundrẹ tẹ
27 l̓ụemit atī". Sepsĕ pẹr tẹ vẹrtetẹ umbẹl̓oθnẹ kundrẹ šeńtit
diā̆l̓it tand Iesuit, tẹ tsilin' e l̓eve, eðe Herodi, eðe Pilā̆t

28 Pontiu baškę me kombet, eδe me pŏpuyt e Israelit, pęr me
bãmę sā urδęnōi tšę ndę krue tę kŏhęsę dora yote eδe anda
29 yote pęr me ubãmę. Eδe tašti, o Zot, vĕn orē frïkatę *ki
štien' ată*, eδe ep-u šęrbętŏręvet tū me fŏl'unę fyăl'ęnę tande
30 me ǵiθę kudsïm, tue strïmę dŏręnę tande me šęndŏšunę; eδe
me ubãmę šeńe e męrekulia me anę tę ĕmęnit šeńtit diālit
t'ut Iesuit.
31 Eδe si ul'utnę ată, utŭnd ai vend ḱi ïšinę mbęl'ĕδunę, eδe
umbušnę tę ǵiθę me Špïrtinę Šeńt, eδe flïsinę fyal'ęn' e
Peręndisę me kudsïm.
32 Eδe zĕmęra e špirti i šumïtsęsę ḱi kïšinę besuem ište ńī:
eδe askuši nukę θošte pęr ndońī ǵã prei păsęyes' atŭneve se
33 ãšt' e veta, por tę ǵiθa i kïšinę ręndŏm. Eδe apŏstuyt' ĕpinę
dešmīn' e sę ngălęmesę Zotit Iesu me fuḱī tę maδe: eδe ište
34 hīr i maθ mbę ǵiθ' ată. Sepsĕ askuši nuk' ište i nevŏyęšim
ndęr ată: sepsĕ ǵiθę sā ïšinę tę zŏtęnit' e ăravet a štępïavet,
35 i šisin', e bïyinę tę tšimŭemit' e tę šïtunavet, eδe i vĕyinę
pęr-anę kămbęvet apŏstuyvet: eδe ua dăyinę ńiani tiĕtęrit
mbas nevŏyęsę ḱi kište *ǵiθę-kuši*.
36 Eδe Ioseu, i tsili uḱŭeit pęrmbi ĕmęnę Barnabę prei
apŏstuyš, (ḱi kęθuem, do me θãnę, i Bīr' i ngušulimit), *ište*
37 Levït, Kyprianę prei kombit, i tsili šiti ăręnę ḱi kište, eδe
prūni ăstręte, e i vūni pęr-anę kămbęvet apŏstuyvet.
1 KAP. V. — Eδe ńi būr̄ ḱi e kište ĕmęnin' Ananī, baškę
me Sapfïręnę gruen' e vet, šiti *ńī* tsopę *δē*, eδe mpęšefi prei
2 tę tšimŭemit, tue ditun' eδe grŭeya e vet, eδe prūni ńī piesę
3 *prei ăstręvet*, eδe e vūni pęr-anę kămbęvet apŏstuyvet. Eδe
Pietri θa, O Ananī, pęrsĕ mbuši zĕmręnę tande Satanai me
gęńuem Špïrtinę Šeńt, eδe me mpęšĕfunę prei tę tšimŭemit
4 ăręsę? Ndę ḱoftę se e mbaye, a s' ište yŏteya? eδe si e
šite, a s' ište ndęnę puštĕt tand? ḱiš pate ḱi vūne ndęr
5 mend kętē *punę?* nukę r̄ĕite niĕręzitę, por Peręndinę. Eδe
Anania tue ndęǵuem kętŏ fyal'ę, rā *pęr δē*, eδe δa špïrtinę:
eδe u hūni frikę e maδe ǵiθ' atŭneve ḱi ndęǵŭenę kętŏ.

6 Eδe si ungritnẹ tẹ riytẹ, e mpẹštŭelnẹ, eδe e prūnẹ yaštẹ,
eδe e štinẹ ndẹ δēt.
7 Eδe mbassi *kĭšinẹ škuem* trī ora, hụ̄ni eδe grŭeya e atī,
8 pa dĭtunẹ se ḱiš ište bāmẹ. Eδe Pietri i upẹrǵĕḱ asāi, Mẹ
θŭei, ndẹ ḱoftẹ se e šitẹt ărẹnẹ pẹr kaḱi? Eδe ayŏ θa, Po,
9 pẹr kaḱi. Atẹherẹ Pietri i θa asāi, Pẹrsĕ ubātẹ me ńī fyaľẹ
me ngamẹ Špirtin' e Zotit? Ḱe *ku yānẹ* te dera kambẹt' e
atụ̄neve ḱi štinẹ ndẹ δēt bŭŕinẹ tand, eδe kānẹ me tẹ ndsieŕẹ
10 yaštẹ *eδe* tụ̄i. Eδe *ayŏ* rā pẹrńiherẹ pẹr-anẹ kămbẹvet atī,
eδe δa špĭrtinẹ: eδe mbassi hụ̄nẹ diaľŏšẹtẹ, e ǵetnẹ tẹ vdĕkunẹ,
eδe si e ndsŭernẹ yaštẹ, e štinẹ ndẹ δēt nǵat būŕit asāi.
11 Eδe i hụ̄ni frikẹ e maδe ǵiθẹ kĭšẹsẹ, eδe ǵiθ' atụ̄neve ḱi
ndẹǵŭenẹ kẹtŏ.
12 Eδe băhešinẹ šumẹ šeńe e mẹrekulia ndẹ popul prei duerš
apŏstuyvet; (eδe ĭšinẹ tẹ ǵiθẹ me ńī zĕmẹrẹ ndẹ kamarẹ tẹ
13 Solomonit. Eδe askuši prei tẹ tiĕrẹvet nukẹ kudsonte me
14 unǵĭtunẹ tek ată: por pŏpuli i maδẹnonte. Eδe štŏhešinẹ mā
15 šumẹ tue i besuem Zotit, šumitsa būŕaš e grāš.) Kaḱi sā
ndsĭrinẹ yaštẹ ndẹpẹr ŕugat tẹ sẹmŭnẹtẹ, e i vĕyinẹ mbi
štresa e mbi štrătẹna, pẹr me zānẹ hĭeya e Pietrit pak sẹ
16 paku ndońi prei atụ̄neve, kur tẹ škoyẹ. E mbẹľĭδei eδe
šumitsa ndẹ Ierusalem *ḱi ĭšinẹ* prei ḱụteteš ŕeθ, e bĭyinẹ tẹ
sẹmŭnẹtẹ, eδe ată ḱi ngĭtešinẹ prei frụ̄maš ndụ̄ta: tẹ tsĭlẹtẹ
šẹndŏšešinẹ tẹ ǵiθẹ.
17 Atẹherẹ ungrĭt Krụe-prifti eδe ǵiθ' ată *ḱi ĭšine* baškẹ me
18 atĕ, (tẹ tsiľẹt' išin' eresī e Saddukevet,) eδe umbušnẹ me
zmir, eδe vūnẹ duert' e veta mbi apŏstuyt, eδe i vūnẹ ndẹ
19 burk tẹ pŏpulit. Por enǵul' i Zotit tšeľi dụert' e burgut
20 nătẹnẹ, eδe si i ndsuer, *u θa atụne,* Škoni, eδe ŕini e fľitni
21 ndẹ tempul te pŏpuli ǵiθẹ fyaľẹt' e kẹsāi yete. Eδe si
ndẹǵŭenẹ, hụ̄nẹ ndẹ tempul mbẹ tẹ sbărδẹmen' e drĭtẹsẹ, eδe
mẹsŏyinẹ. Por kur erδi Krụe-prifti eδe ată ḱi ĭšinẹ baškẹ
me atĕ, θẹŕitnẹ baškẹ-ndĕytien' eδe ǵiθẹ pľeḱẹsinẹ e tẹ biyvet
22 Israelit, eδe dẹrgŭenẹ ndẹ burk pẹr me prūm' ată. Eδe

šerbetŏrete kur votne, nuk' i ǵetne nde ɫurk, eδe ukeθṳene,
23 e u δāne zā atṳne, tue θāne, Se burgun' e ǵetem ndrṳem
me šume sigurī, eδe rŭeitesite tue ndĕńune yašte perpara
dṳervet: por kur tseĺem, nuke ǵetem mbrenda askĕnd.
24 Eδe kur ndeǵŭene ketŏ fyaĺe prifti eδe i pari i tĕmpulit
eδe Krṳe-prĭftenite, vrĭsine mĕndiene per ată, se si kā me
25 ubāme keyŏ *pune*. Atehere erδi ńi *nieri*, e u δa zā atṳne,
tue θāne, Se ḱe ată niĕrezite ḱi patet vūme nde burk, te
yāne tue ndĕńune nde tempul, e po mesŏyne pŏpuline.
26 Atehere vote kapitani bašḱe me šerbetoret, e i prūn' ată,
yo me perδune: sepsĕ drŏyine pŏpuline, mos i ŕăfine me
27 gure. Eδe si i prūne, i ndsŭerne perpara bašḱe-ndĕytiese:
28 eδe Krṳe-prifti i pṳeti, tue θāne: Nuk' u porositem yuve
štrengŭte mos me mesuem mb' ĕmenit te ketī? eδe *yu* ḱe te
mbušte Ierusalĕmine me mesĭmine tŭei, eδe doni me prūme
mbi nē ǵakun' e ketī nieriu.
29 Atehere Pietri eδe apŏstuyt' *e tiere* uperǵeḱne e θāne,
Dŭhete me i ndeǵuem Perendise mā tĕpere se niĕrezevet.
30 Perendia i ătenavet t'ane ńgali Iesune, te tsĭline yu e vrate
31 eδe e varte mbi drūt. Ketĕ Perendia e naĺtŏi me ane te
diăθtese vet, *eδe e bāni* te pare eδe šeĺbues, per me i δāne
32 pendese Israelit, eδe ndeyese fayeš. Eδe na yemi dešmitaret'
e atī per ketŏ fyaĺe, eδe Špirti Šeńt, ḱi u δa Perendia atṳne
ḱi i ndeǵoyn' atī.
33 Eδe ată kur ndeǵŭene, ngertselŏyine δămbete, eδe ɫăyine
34 kešile me i vrame. Atehere ungrĭt nde bašḱe-ndĕytiet ńī
Farisē, ḱi ḱŭhei Gamaliĕl, mieštér i ĺiǵese, eδe i ndĕrešim
nder ǵiθe pŏpuline, eδe urδenŏi me ndsieŕe yašte apŏstuyte
35 ńī grime here; eδe u θa atṳne, O būŕa Israelite, šikoni ḱiš
36 kēni me u bāme ketṳne niĕrezeve. Sepsĕ para ketṳne ditve
ungrĭt Θeuda, tue θāne per vetevĕtehene se di ḱiš ăšte; eδe
i votne mbrapa afer kater ḱind vete: ai uvrā; eδe ǵiθ' ată
37 ḱi i ndeǵoyin' atī ušperkoḱne, eδe ubāne per asǵā. Mbas
ketī ugrĭt Iude Galilĕasi nd' atŏ ditt ḱi škrūhešin' ĕmenate,

9 Eδe mbassi pat škuem šumę kohę, eδe tę l'undrüemitę
taštī ište ndę řezīk, sepsě eδe ag'inimi taštī kište škuem,
10 Păuli i męsonte, tue u θăn' atune, O būřa, Šof se kętă tę
l'undruem dotę băhetę me tę hěk'una kek' e me šumę dam,
yo vętęmę tę bařęs' eδe tę l'ündręsę, por eδe tę yětęsę s'onę.
11 Por urδęn-k'īndęsi ndęg'onte mā̃ těpęrę timonierin' eδe tę
12 zotin' e l'ündręsę, se fyal'ęt' e Păulit. Eδe l'imani mbassi
s' ište i mirę pęr me dimęnuem, mā̃ tę šūmętę bā̃nę kęšile
tę ngrihen' eδe prei anduy, pęr me e mbęřīmę ndę Fenikę,
ndę k'oftę se mündešinę, *eδe* tę dimęnoyn' *atič, k'i ăštę ńi*
l'imā̃ i Krětęsę, k'i vē̃ orē prei *ěręsę* Libęs' eδe prei *ěręsę*
13 Horit. Eδe kur frȳni pak erę šīu, kuitüenę se patnę kŏhęnę
tę mirę, hok'nę *grepin'*, eδe l'undrŏyinę pęr-anę Krětęsę.
14 Por mbas pągęsę *herę* duel' ńī erę θęlimi kundrę asāi, k'i
15 k'ŭhetę Euroklydon. Eδe mbassi uřęmbue l'undra, eδe
s' mŭndei me i k'indruem ěręsę, e l'išuem e bīhešim *andey*
16 *e kęndey.* Eδe si škuem ndęnę ńi ŭyδęsę tę vŏgęl'ę k'i k'ŭhetę
Klaudę, memzī mū̃ftęm me vū̃mę l'ündręnę ndęnę puštět *t'anę:*
17 tę tsīlęnę si e ngritnę, bā̃yinę tę ndimŭeme, tue ng'ěšunę
l'ündręnę pęrpoštę; eδe mbassi patnę frikę mos me rā̃nę ndę
tsekę, sdrupnę pęl'hŭratę, eδe kęštū̃ bīhešim *andey e kęndey.*
18 Eδe mbassi na řafi furtuna fort, tiětęręnę *ditę* derθnę g'ā̃nę
19 *ndę dēt;* eδe tę trětęnę *ditę* hoδęm tešat' e l'ündręsę me duert
20 t'ona. Eδe pęr šumę ditt nukę dŭkešin' as dieli as ȳyetę,
eδe na rā siper *ńi* dimęn' i maθ, sā na uhŏk' špęresa mā̃,
se kišim pęr me špętuem.
21 Eδe si kīšinę šumę ditt pa ngrā̃nę, *atęhere* k'indrōi Păuli
ndę miedīs t' atŭneve, e θa, Dŭhei, o būřa, tę mę ndęg'ŏyitę,
eδe tę mos ngrīhešitę prei Krětęsę, k'i tę mos na ukište bā̃mę
22 kętă tę hěk'unę kek', e *hŭi* dam. Eδe taštī u męsoy yuve tę
kē̃ni zěmęrę: sepsě s' kā me hupun' as ndońi špīrt prei neš,
23 vetš l'ŭndręsę. Sepsě kętē̃ natę m' udŭk ěng'uli i Perędisę,
24 tę tsilit yam, eδe tę tsīlinę l'us, tue θā̃nę, Mos kī frikę
Paul; dŭhetę me dăl'unę pęrpara Kaisarit: eδe k'e Perędia

te t' i kā făľunẹ ǵiθ' ată ḱi ľundrŏynẹ baškẹ me tụi.
25 Pẹrandai kini zĕmẹrẹ, o būřa: sepsĕ besoy mbẹ Perẹndinẹ,
26 se kẹštŭ dotẹ yetẹ, sikurse mẹ kā fŏľunẹ. Eδe dŭhetẹ me
rā̃nẹ yaštẹ mbẹ ńi ŭyδẹsẹ.
27 Eδe si erδi e katẹr-mbẹ-δēta natẹ, kur po bĭhešim na
naľt e poštẹ ndẹ *dēt* Adriā, ndẹ mies-natẹ detărẹtẹ kuitŏyinẹ
28 se po afẹrŏhešinẹ mbẹ ndońi vend. Eδe kur hoθnẹ skandalẹ,
ǵetnẹ ńizĕt paš *uyẹ*: eδe si votnẹ păgẹzẹ mā̃ tey, hoθnẹ
29 prap skandalẹ, eδe ǵetnẹ pē̃sẹ-mbẹ-δētẹ paš: eδe mbassi
kĭšinẹ frikẹ se mos bĭyinẹ yaštẹ mbẹ vende tẹ ăšpẹra, hoθnẹ
katẹr grepa prei bištit ľŭndrẹsẹ, eδe ľŭtešimẹ me uƚā̃mẹ ditẹ.
30 Por detărẹtẹ mbassi kẹrkŏyinẹ me ĭkunẹ prei ľŭndrẹsẹ, eδe
sdrụpnẹ măǵenẹ ndẹ dēt tue štimẹ škak se kĭšinẹ me hĕδunẹ
grepa prei ƚālit ľŭndrẹsẹ, Păuli i θa urδẹn-ḱĭndẹsit eδe
31 uštẹtŏrẹvet, Ndẹ mos ndĕńšinẹ kẹtă ndẹ ľundrẹt, yu s' mŭndeni
32 me špẹtuem. Atẹherẹ uštẹtŏrẹtẹ prenẹ ľitarẹt' e ľŭndrẹsẹ, eδe
e ľā̃nẹ me rā̃nẹ yaštẹ.
33 Eδe deri sā filōi me ubā̃mẹ ditẹ, Păuli u ľŭtei tẹ ǵĭθẹve
tẹ măřinẹ me ngrā̃nẹ, tue θā̃nẹ, Sot *ẵšt'* e katẹr-mbẹ-δēta
34 ditẹ ḱi pritni, eδe yē̃ni ĕsulẹ pa ngrā̃nẹ ǵā̃. Pẹrandai u ľutem
yuve tẹ meřni me ngrā̃nẹ: sepsĕ kẹyŏ ẵštẹ pẹr špẹtĭminẹ
tŭei: sepsĕ askuit prei yuš s' kā me i rā̃nẹ ḱime *fľoku* prei
35 kresẹ. Eδe si θa kẹtŏ, muer bukẹ, e i ufăľ ndērs Perẹndisẹ
36 pẹrpara tẹ ǵĭθẹve, eδe si e θeu, filōi me ngrā̃nẹ. Eδe tẹ
37 ǵiθẹ si mŭernẹ zĕmẹrẹ, mŭernẹ eδe ată me ngrā̃nẹ. Eδe
išim tẹ ǵiθẹ baškẹ ndẹ ľundrẹ dụ ḱind e štatẹ-δēt' e ǵaštẹ
38 špirtẹ. Eδe si ungī̃nẹ tue ngrā̃nẹ, ľenŭenẹ ľŭndrẹnẹ tue
hĕδunẹ grŭninẹ yaštẹ ndẹ dēt.
39 Eδe kur ubā̃ ditẹ, nuk' e ńǵĭfinẹ vĕndinẹ: por vē̃yin' orē
ńī grụkẹ ḱi kĭšte buzẹ dēti, eδe bā̃nẹ kẹšile tẹ štĭyenẹ yaštẹ
40 ľŭndrẹnẹ mb' atē, ndẹ ḱoftẹ se mŭndešinẹ. Eδe si tẹrhoḱnẹ
naľt grēpatẹ, ľā̃nẹ *ľŭndrẹnẹ* ndẹ dēt, eδe sgiθnẹ pẹrńiherẹ tẹ
ľiδunat' e timonit, eδe ngritnẹ pẹľhurẹn' e miedĭsẹme ka
41 frụnte *era*, eδe mbăyinẹ prei ƚŭzẹsẹ dētit. Eδe si rā̃nẹ mbẹ

ńi vend ḱi ište prei dụ̄ anȩš dēt, štinȩ yaštȩ ľŭndrȩnȩ; eδe
bāli i ľŭndrȩsȩ si umbȩštēt, mbeti e nukȩ tŭndei, por bišti
42 i ľŭndrȩsȩ po sbȩrθĕhei prei tȩ pȩrpiĕkunit văľȩvet. Eδe
uštȩtŏrȩtȩ bã̄nȩ kȩšile me vramȩ tȩ ľĭδunitȩ, ḱi tȩ mos iki
43 ndońi tue lãmȩ mbȩ not. Por urδȩn-ḱĭndȩsi mbassi donte
me špȩtuem Păulinȩ, i ndaľi prei kȩsāi kȩšĭleye; eδe urδȩnōi
sā mŭndešinȩ me bã̄mȩ mbȩ not, tȩ hĭδenȩ pȩrpara, e tȩ
44 dăľinȩ mbȩ tokȩ: eδe tȩ tiĕrȩtȩ *dŭeľnȩ*, disa mbi dȩȓasat, e
disa mbi *tsopat e θụeme* tȩ ľŭndrȩsȩ. Eδe kȩštŭ̄ špȩtŭenȩ tȩ
ǵiθȩ mbȩ tokȩ.

1 KAP. XXVIII. — Eδe si špȩtŭenȩ, atȩherȩ e nǵofnȩ se
2 ŭyδȩsa ḱŭhetȩ Melitȩ. Eδe barbărȩtȩ na pritnȩ šumȩ nierȩzĭšt:
sepsĕ ndesnȩ ziăȓm, e na mŭernȩ pȩrmbrenda tȩ ǵiθȩ, prei
šĭut ḱi binte, e prei tȩ ftŏȓȩtit.

3 Eδe Păuli kur mbȩľoδi šumȩ krande, eδe i vŭ̄ni ndȩ ziăȓm,
dueľ yaštȩ ńĭ nĕpȩrkȩ prei tȩ ndsētit, e unǵĭt mbas dorȩs' atĭ.
4 Eδe barbărȩtȩ kur panȩ nepȩrkȩnȩ varȩ prei dorȩs' atĭ, i
θŏšinȩ ńiani tiĕtȩrit, Pȩr tȩ vȩrtēt kụ̄i nieri ā̆štȩ ǵaksuer,
*eδe* ndonȩse špȩtōi prei dētit, *por* ǵụḱi *i Perȩndisȩ* nuk' e
5 ľa me ȓuem. Por ai hoδi nepȩrkȩnȩ ndȩ ziăȓm, eδe nukȩ
6 pȩsōi ndońĭ ǵā̆ tȩ keḱe. Eδe ată prĭsinȩ se kište pȩr me
uā̆ytun' ai, a pȩr me rā̆nȩ pȩr δē befas i vdĕkunȩ: por
mbassi pritnȩ šumȩ kohȩ, eδe šĭfinȩ se s' i ubā̆ ndońĭ ǵā̆
e keḱe, ndȩȓŭenȩ mĕndienȩ, e θŏšinȩ se ā̆štȩ perȩndĭ.

7 Eδe ȓeθ atĭ vendi ĭšinȩ tsopa δēu tȩ parit ŭyδȩsit, ḱi
ḱŭhei Publĭ, i tsili na priti, e na mbăiti ndȩ štȩpĭ mikȩsĭšt
8 trĭ dĭtt. Eδe i āti i Publiut kište rā̆nȩ sȩmunȩ prei eθeš e
prei barkut keḱ: tek i tsili Păuli hụ̄ni, eδe ufăľ, eδe vŭ̄ni
9 dŭertȩ mbi atĕ, eδe e šȩndoši. Eδe si ubā̆ keyŏ, eδe tȩ
tiĕrȩtȩ sā kĭšinȩ sȩmunda ndȩ ŭyδȩsȩ, vĭyinȩ *tek ai* eδe
10 šȩndŏšešinȩ: tȩ tsĭlȩtȩ na nderŭenȩ me šumȩ nderȩ; eδe kur
kišim pȩr me ĭkunȩ, *na* δā̆n' atŏ ḱi kišim nevoyȩ.

11 Eδe mbas tre mŭeyš ikȩm me ńĭ ľundrȩ Aleksandrianȩ
ḱi kište dimȩnuem ndȩ ŭyδȩsȩ, *e tsila kištȩ* šeńȩ Kastore e

12 Polluke. Eδe si e mbẹr̄īm ndẹ Syrakusẹ, mbetẹm *atiĕ* trī
13 ditt. Eδe prei andey tue ărδunẹ r̄eθ, e mbẹr̄īm ndẹ Regī,
eδe mbas ńī dite si frūni erẹ šīu, tẹ dūtẹnẹ ditẹ erδẹm ndẹ
14 Puteolẹ: atiĕ ǵetẹm vẹlazẹn, *tẹ tsīlẹtẹ* na uľutnẹ me mbĕtunẹ
15 pẹr-ān' atūneve štatẹ ditt: eδe kẹštū erδẹm ndẹ Romẹ. Eδe
prei andey, vẹlăzẹnitẹ kur ndẹǵūenẹ pẹr nē, na dūeľnẹ
pẹrpara deri ndẹ Forẹ tẹ Appiut, e ndẹ Trī Tavernat: Păuli
kur pā ată, i ufăľ ndērs Perẹndisẹ, eδe muer zĕmẹrẹ.
16 Eδe kur erδẹm ndẹ Romẹ, urδẹn-ḱĭndẹsi δa tẹ ľĭδunitẹ
n' dorẹ tẹ parit uštẹrisẹ: por Păulin' e ľa tẹ r̄iyẹ vetš baškẹ
17 me uštẹtŏrinẹ ḱi e rūente. Eδe mbas trī ditš Păuli θẹr̄iti tẹ
parẹt' e Iudevet: eδe ată si umbẹľoθnẹ, u θošte atūne, O
būr̄a vẹlazẹn, ndonẹse unẹ s' kam bāmẹ ǵā kundrẹ pŏpulit,
a kundrẹ zakŏnevet ătẹnavet t'anẹ, mẹ δānẹ tẹ ľĭδunẹ prei
18 Ierusalemit ndẹ duert tẹ Romănẹvet. Tẹ tsīlẹtẹ si mẹ
ǵukūenẹ, dešnẹ me mẹ ľišuem, sepsĕ s' ǵetnẹ ndońī punẹ
19 pẹr vdekẹ tek unẹ. Por Iudĕitẹ mbassi fľĭsinẹ kundrẹ,
uštrẹngūešẹ tẹ θẹr̄ēs mbẹ Kaisărinẹ: yo se kam ǵā pẹr me
20 pẹrfŏľunẹ kŏmbinẹ t'em. Pẹr kẹtĕ punẹ prā u θir̄a yuve ḱi
tẹ *u* šof, eδe tẹ *u* fľas: sepsĕ pẹr punẹ tẹ špẹrĕsẹsẹ Israelit
yam ľĭδunẹ me kẹtĕ vark hĕkuraš.
21 Eδe ată i θānẹ, Na as ľĕtẹra kemi mar̄ẹ pẹr tūi prei
Iudesẹ, as ndońī prei vẹlăzẹniš erδi e diftōi, a foľi ǵā tẹ
22 keḱe pẹr tūi. Por dūemẹ me ndẹǵuem prei teye, ḱiš kē
ndẹr mend: sepsĕ na e dimẹ, se ǵiθẹ-kundi fľĭtetẹ keḱ pẹr
kẹtĕ eresī.
23 Eδe mbassi patnẹ vūmẹ ńī ditẹ pẹr atĕ, erθnẹ šumẹ *vetẹ*
tek ai atiĕ ku kište rānẹ: *eδe ai* u diftonte atūne mbẹretẹnīn'
e Perẹndisẹ tue δānẹ dešmī, eδe u mbušte mĕndien' atūne
pẹr punẹt' e Iesuit, prei ľiǵẹsẹ Moiseut eδe prei profĕtẹnaš,
24 tšẹ ndẹ mẹnǵĕs e deri ndẹ mbrămiet. Eδe dīsave u mbūšei
25 mĕndia pẹr atŏ ḱi θošte, e disa nukẹ zĕyinẹ besẹ. Eδe si
nuk' ĭšinẹ mbẹ ńī fyaľẹ ńiani me tiĕtẹrinẹ, ĭkinẹ, mbassi θa
Păuli ńī fyaľẹ, Se mirẹ foľi Špirti Šeńt me anẹ tẹ profetit

26 Ĭsaisẹ tek ătẹnit t'anẹ, tue θā̃nẹ, "Ško te kṳ̃i popul, eδe
θŭei, Me ndẹǵĭm kẽni me ndẹǵuem, por s' kẽni me maȓẹ
27 vešt; eδe tue pamẹ dotẹ šifni, por s' kẽni me pamẹ: sepsĕ
utrăš zĕmẹra e kẹtī pŏpuli, eδe ndẹǵŭenẹ randẹ me vešẹt,
eδe mbṳlnẹ sṳ̃t' e vet, ḱi tẹ mos šŏfinẹ ndońiherẹ me sṳ̃t,
eδe tẹ ndẹǵŏynẹ me vešẹt, eδe tẹ măȓinẹ vešt me zĕmẹrẹnẹ,
28 eδe tẹ kẹθĕhenẹ, ḱi t' i šẹndŏš". Ĺetẹ bā̃het' e dĭtunẹ prā̃
mbẹ yu, se špẹtimi i Perẹndisẹ udẹrgue mbẹ kombet, eδe
29 ată kā̃nẹ me e ndẹǵuem.—Eδe si θa kẹtŏ, Iudĕitẹ iknẹ, tue
ungrā̃nẹ me šumẹ fyaĺẹ ndẹrmiĕt atṳ̃neve.
30 Eδe Păuli mbeti *atiĕ* dṳ viĕt pĺot ndẹ štẹpī tẹ vet *ḱi e*
31 *kište zā̃nẹ* me pagẹ, eδe priste ǵiθ' ată ḱi vĭyinẹ tek ai, tue
predikuem mbẹretẹnīn' e Perẹndisẹ, eδe tue mẹsuem punẹt' e
Zotit Iesu-Krišt me tš' do sṳ̃ tẹ tšeĺẹ, e pa ndońi tẹ ndăĺunẹ.

---

# ĹĔTẸRA E APŎSTULIT PAUL MBẸ ROMANẸT.

---

## KAPTINA I.

1 Păuli šẹrbẹtori i Iesu-Krištit, θẹȓitun' apostul, damẹ *mbẹ-*
2 *ń'-anẹ* pẹr unǵilin' e Perẹndisẹ, (ḱi pat zotuem pẹrpara me
3 anẹ tẹ profĕtẹnavet vet ndẹ škrońat tẹ šeńtẹnŭeme,) pẹr tẹ
4 Bīrin' e vet Iesu-Krĭštinẹ Zŏtinẹ t'anẹ, (ḱi ĺēu prei fārẹsẹ
Davidit mbas mišit, eδe udiftue Bīr Perẹndie me fuḱī, mbas
5 špirtit šeńtẹnisẹ, prei sẹ ngălẹmesẹ sẹ vdĕkuniš,) (me anẹ
t' atī mŭerẹm hīr e apostuĺī, ḱi tẹ ndẹǵŏynẹ ndẹ bešẹt ǵiθẹ
6 kŏmbetẹ, pẹr ĕmẹnin' e atī: ndẹrmiĕt atṳ̃neve yẽni eδe yu,
7 θẹȓĭtunẹ prei Iesu-Krištit:—) mbẹ ǵiθ' ată ḱi yā̃nẹ ndẹ
Romẹ tẹ dăšunit' e Perẹndisẹ, θẹȓĭtunẹ šĕńtẹnẹ, hīr *ḱoftẹ*

mbẹ yu, eδe paḱtĭm prei Perẹndisẹ Ātit t'ṳnẹ, eδe prei
Zotit Iesu-Krišt.
8 Mā̃ parẹ i faľem ndērs Perẹndisẹ t'em me anẹ tẹ Iesu-
Krištit pẹr ǵiθẹ yu, sepsĕ besa yŭei zǐhetẹ n'ǵoyẹ mbẹ ǵiθẹ
9 bŏtẹnẹ: sepsĕ Perẹndia ā̃štẹ dešmitari em, tẹ tsilit i šẹrbey
me špĭstinẹ t'em ndẹ unǵīl tẹ Bīrit vet, se u pẹrmĕnd yuve
10 pa-pušĭm, tue uľŭtunẹ pẹrherẹ ndẹ tẹ fāľunat e mia, ḱi tẹ
detẹ Perẹndia ndońiherẹ tẹ ma bā̃yẹ mbarẹ ŭδẹnẹ me ărδunẹ
11 te yu: sepsĕ kam šumẹ māl me u pamẹ yuve, pẹr me u
12 δā̃nẹ ndońī δunẹtī špirtẹnie ḱi tẹ fortsohi: eδe kẹyŏ ā̃štẹ,
pẹr me ungušuluem baškẹ me yu me anẹ tẹ bĕsẹsẹ tŭei
eδe s'ĕmesẹ ḱi kemi ńiani me tiĕtẹrinẹ.
13 Eδe due ḱi ta dini, o vẹlazẹn, se šumẹ herẹ e vū̃na ndẹr
mend me ărδunẹ te yu, (por undaľa deri taštĭ,) ḱi tẹ kemi
ndońī pemẹ eδe ndẹrmiĕt yuš, sikurse eδe ndẹrmiĕt kŏmbevet
14 tierẹ. Unẹ yam detuer te Grekẹt e te barbarẹt, te tẹ dĭtšimit
15 e te tẹ pa-dĭtšimit: kẹštū̆ sā prei meye, *yam* gati me
predikuem unǵilin' eδe ndẹr yu ḱi yē̃ni ndẹ Romẹ.
16 Sepsĕ nukẹ turpẹnohem pẹr unǵilin' e Krištit, sepsĕ ā̃štẹ
fuḱī Perẹndie pẹr špẹtĭm mbẹ ǵiθẹ-se-tsĭlinẹ ḱi besŏn, mbẹ
17 Iudenẹ mā̃ pẹrpara, eδe mbẹ Grĕkunẹ. Sepsĕ me anẹ t' atī
*unǵilit* sbuľŏhetẹ dreitẹnia e Perẹndisẹ prei bese mbẹ besẹ,
sikurse ā̃štẹ škruem. "Eδe i drĕiti kā me ṙuem prei bĕsẹsẹ".
18 Sepsĕ zemẹrĭm Perẹndie sbuľŏhetẹ prei ḱieli mbi ḱiš do
pa-besẹnī e pa-uδẹnī niĕrẹziš, ḱi pẹrmbanẹ tẹ vẹrtĕtẹnẹ ndẹ
19 pa-uδẹnī. Sepsĕ atĕ ḱi mŭndetẹ *nieriu* me ńǵŏfunẹ pẹr
Perẹndinẹ, ā̃štẹ špẹrfāḱunẹ tek ată: sepsĕ Perẹndia ua špẹrfaḱi
20 atṳne. Sepsĕ *atŏ* punẹt' e pa-dŭkuna t' atī, eδe e pa-sŏsẹmeya
fuḱia e atī, eδe hṳyẹnia tšẹ kurẹ se ukriyue bota šĭfenẹ
kẹδiĕlẹtẹ tue umaṙẹ me mend prei *atṳne* pŭnẹvet ḱi yā̃nẹ
21 bā̃mẹ, ḱi tẹ mos munden' ată me δā̃nẹ fyaľẹ. Sepsĕ ndonẹse
ńǵofnẹ Perẹndinẹ, nuk' e ľavdŭenẹ si Perẹndī, as nuk' i
ufaľnẹ ndērs: por ubā̃nẹ tẹ kotẹ ndẹr mendimet e veta, eδe
22 e maṙa zĕmẹra e atṳne ueṙẹsue: tue θā̃nẹ se yā̃nẹ tẹ

23 mentšim, umaṙŭenẹ: eδe ndẹṙŭenẹ l̓aftin' e tẹ pa-vdieṙit
Perẹndī me šẹmbẹlīm figure nieriu tẹ vdieṙi, e špendẹš, e
štāzẹš, e štẹrpīńš.
24 Pẹrandai eδe Perẹndia i l̓a ndẹ ndṳnẹsinẹ me anẹ tẹ
dẹšẹrīmevet zĕmẹravet atṳne, ḱi tẹ fulīḱinẹ kŏrpẹnat' e atṳne
25 ndẹrmiĕt atṳne: tẹ tsīlẹtẹ ndẹṙŭenẹ tẹ vẹrtetẹn' e Perẹndisẹ
me ṙēnẹnẹ, eδe nderuen' e l̓utnẹ kriyĕsẹsẹ mā tĕpẹrẹ se
atĕ ḱi e kriyōi, i tsili ăšt' i bekuem pẹr ǵiθẹ yetẹt. Amen.
26 Pẹrandai Perẹndia i l̓a ndẹr pẹsime fuliḱẹnie: sepsĕ eδe grāt'
e atṳne ndẹṙŭenẹ zakŏninẹ ḱi ăštẹ mbas natṳ̄rẹsẹ, me atĕ
27 ḱi ăštẹ kundrẹ natṳ̄rẹsẹ: kẹštū eδe măškuytẹ l̓ānẹ zakŏninẹ
ḱi ăštẹ mbas natṳ̄rẹsẹ grŭesẹ, e udoḱnẹ ndẹ dẹšẹrīmt tẹ
vĕtẹhes' atṳne ńiani me tiĕtẹrinẹ, tue punuem šumtīminẹ
măškuy mbẹ măškuy, e tue maṙẹ pagẹn' e gẹńimit vet ḱi
28 dŭhei pẹr vĕtẹhen' e atṳne. Eδe sikurse nukẹ dešnẹ me
ńǵŏfunẹ Perẹndinẹ, Perẹndia i l̓a ndẹ ńi mend tẹ pa-
29 provŭešim, ḱi tẹ bāyn' atŏ ḱi nukẹ dŭhenẹ: sepsĕ yānẹ pl̓ot
me ḱiš do farẹ pa-uδẹnie, kurvẹnie, tẹ l̓ige, l̓akẹmimi, tẹ
kĕḱeye: mbŭšunẹ me zmir, me vrăsie, me ḱartẹ, me gẹńīm,
30 me pẹsīm tẹ keḱ: asīš ḱi pištẹlŏynẹ, asīš ḱi pẹrfl̓ăsinẹ, asīš
ḱi kānẹ mẹnī Perẹndinẹ, asīš ḱi šāynẹ, maδẹštorẹ, krṳe-nal̓tẹ,
31 asīš ḱi špīfinẹ tẹ kẹḱia, tẹ pa-ndẹǵŭešim te pẹrīnt, tẹ pa-
mĕnd, asīš ḱi s' mbanẹ besẹ mbẹ fyal̓ẹt, zĕmẹrẹ-pa-δimšim,
32 tẹ pa-miḱẹsī, tẹ pa-pẹrdẹlṳešim: e kẹtă ndonẹse ńǵŏfinẹ
dreitẹnīn' e Perẹndisẹ, se ată ḱi punŏynẹ t' atilaš *punẹ* yānẹ
tẹ vẹyefšim pẹr vdekẹ, yo vetš i bāynẹ, por eδe u pẹl̓ḱeyn'
ată ḱi punoyn' *atŏ*.

## KAPTINA II. III.

1 Pẹrandai s' mundeš me δānẹ fyal̓ẹ, o nieri, tsili-dŏ yē ti
ḱi ǵukŏn: sepsĕ pẹr atĕ punẹ ḱi ǵukŏn tiĕtẹrinẹ, ǵukŏn
vĕtẹhenẹ tande pẹr tẹ keḱ: sepsĕ ti ḱi ǵukŏn, punŏn atŏ
2 *punẹ*. Eδe e dimẹ, se ǵṳ̄ḱi i Perẹndisẹ ăštẹ me tẹ vẹrtetẹ
3 kundrẹ atṳ̄neve ḱi punŏynẹ t' atilaš *punẹ*. E mendŏn kẹtĕ,

ti o nieri, k̇i ǵukŏn ată k̇i punŏynę t' atilaš *punę*, eðe băn
4 atŏ, se kē me špętuem prei ǵụk̇it Peręndisę? Apor băn pęr
asǵā̃ păsęyen' e miręnisę atī, e tę durimit, e tę zĕmęręsę ǵā̃nę,
e nuk' e di, se miręnia e Peręndisę tę biye ndę pendesę?
5 Por pęr ašpęrĭminę tand, eðe *pęr* zĕmęręn' e pa-pendŭešime
mbęl̇ĕθ zęmęrĭm mbę vĕtęhenę tande ndę ditę tę zemęrĭmit,
6 eðe tę sbulŭemesę ǵụk̇it drĕitę tę Peręndisę, i tsili kā me
7 ia paguem ǵiθę-se-tsilit mbas vĕpęravet atī: atụ̆neve k̇i l̇ụpinę
l̇aft, e ndēr, e tę pa-vdieřę me durĭm pęr vĕpęrę tę mirę,
8 *kā me u ðā̃nę* yetę tę pa-sŏsęme: e mb' ată k̇i k̇artŏhenę,
eðe nuk' ŭl̇enę mbę tę vęrtĕtęnę, por ŭl̇enę mbę tę štrĕmbętęnę
9 *kā me k̇ĕnunę* zemęrĭm eðe męnī, atsarĭm eðe štręngĭm mbę
k̇iš do špīrt nieriu k̇i punŏn tę kĕk̇enę, mbę Iudenę mā̃ parę,
10 eðe mbę Grĕkunę: por l̇aft, e ndēr, e pak̇tĭm *kā me k̇ĕnunę*
mbę ǵiθę-se-tsĭlinę k̇i punŏn tę mĭręnę, mbę Iudenę mā̃
11 parę, eðe mbę Grĕkunę. Sepsĕ afęr Peręndisę s' kā tę
12 mbăitun' anę: sepsĕ *ǵiθę* sā fęyụ̆enę pa l̇iǵę, kā̃nę me uvdieřę
pa l̇iǵę: eðe *ǵiθę* sā fęyụ̆enę mbę l̇iǵę, kā̃nę me uǵukuem
13 me l̇iǵę, (sepsĕ nukę *yā̃nę* tę drĕitę afęr Peręndisę ată k̇i i
mbanę veš l̇ĭǵęsę, por ată k̇i punŏynę l̇ĭǵęnę kā̃nę me dăl̇unę
14 tę drĕitę. Sepsĕ kur ǵintărętę k̇i s' kā̃nę l̇iǵę, punŏynę punęt'
e l̇ĭǵęsę mbas natụ̆ręsę, kętă ndonęse s' kā̃nę l̇iǵę, ā̃štę l̇iǵę
15 ndę vĕtęhet t' atụne: tę tsĭlętę diftŏynę punęn' e l̇ĭǵęsę
škruem ndę zĕmęrat tę veta, sepsĕ ndęrǵĕǵeya e atụne
dešmŏn baškę me ată, eðe mendĭmetę ndęrmiĕt atụne
16 pęrfl̇ăsinę, a ăpinę fyal̇ę ńiani pęr tiĕtęrinę:) mb' atĕ ditę
kur dotę ǵukoyę Peręndia tę mpšĕfętat' e nieriut me anę tę
Iesu-Krištit, mbas ungīlit t'em.
17 Ḱe, ti k̇i k̇uhe Iudē, eðe prā̃he mbę l̇iǵet, e mbuře mbę
18 Peręndinę, eðe nǵef dašunimin' *e atī*, eðe šk̇ụem atŏ k̇i
19 dăynę, sepsĕ yē męsuem prei l̇ĭǵęsę: eðe kē špęręsę mbę
vĕtęhenę tande se u tęrhĕk̇ ŭðęnę tę vĕrbęnavet, *se yē* drīt'
20 e atụ̆neve k̇i yā̃nę nd' eřęsinę, męsesęs i tę mă̈řevet, mieštęr
i fŏšńevet, e *se* kē formęn' e sę nǵŏfęmesę, eðe sę vęrtĕtęsę

21 ndẹ l'ig'ẹt. Ti prā k'i mẹsŏn tiĕtẹrinẹ, nukẹ mẹsŏn vetẹ-
22 vĕtẹhenẹ? ti k'i predikŏn tẹ mos viĕδinẹ, viĕθ? ti k'i θue tẹ
23 mos kurvẹnŏynẹ, kurvẹnŏn? ti k'i kē tẹ ndụ̄tẹ ïδuytẹ, viĕθ
g'ā kiše? ti k'i mbuṙe mbẹ l'ig'ẹt, špẹrnderŏn Perẹndinẹ tue
24 kapẹrtsụem l'ig'ẹnẹ? Sepsĕ "ĕmẹni i Perẹndisẹ nĕmetẹ ndẹr
kombet pẹr punẹ tŭei", sikurse ā̆štẹ škruem.
25 Sepsĕ ṙeθ-prĕsẹya vẹyĕn, ndẹ punŏfš l'ig'ẹnẹ: por ndẹ
26 kapẹrtsĕfš l'ig'ẹnẹ, ṙeθ-prĕsẹya yote ubā̆ tẹ pa-ṙeθ-premẹ. Ai
prā k'i nuk' ā̆štẹ ṙeθ-premẹ ndẹ rŭeitẹ porosīt' e l'ig'ẹsẹ, a
s' kā me uk'ŭeitunẹ tẹ pa-ṙeθ-premit' e atī pẹr ṙeθ-prĕsẹye?
27 Eδe ai k'i ā̆štẹ prei naturẹs' i pa-ṙeθ-premẹ, e punŏn l'ig'ẹnẹ,
*nukẹ* dotẹ g'ukoyẹ tụi k'i kē škroṅẹn' *e l'ig'ẹsẹ*, eδe ṙeθ-
28 prĕsẹyenẹ, e kapẹrtsĕn l'ig'ẹnẹ? Sepsĕ nuk' ā̆št' Iudē ai k'i
dŭketẹ pẹr fak'e, as ṙeθ-prĕsẹya ndẹ mišt k'i dŭketẹ pẹr fak'e:
29 por ai k'i ā̆štẹ ndẹ tẹ mpšĕfunẹ Iudē, eδe ṙeθ-prĕsẹya *ā̆št'*
*ayŏ* e zēmrẹsẹ, *k'i ā̆štẹ* ndẹ špīrt, e yo *ayŏ k'i ā̆štẹ* ndẹ škroṅẹ:
tẹ tsilit l'afti nuk' ā̆štẹ prei niĕrẹziš, por prei Perẹndisẹ.
1 KAP. III.—Ḱiš kā mā̆ tĕpẹrẹ Iudeu prā, a k'iš vẹyĕn
2 ṙeθ-prĕsẹya: Šumẹ pẹr g'iθẹ k'iš mẹndụrẹ. Mā̆ parẹ, sepsĕ
3 *mbẹ Iudeit* uzūnẹ besẹ fyal'ẹt' e Perẹndisẹ. Sepsĕ ndẹ mos
besŭenẹ disa, k'iš *ā̆štẹ?* mos dotẹ priši besẹn' e Perẹndisẹ
4 pa-besẹnia e atụne? Ḱoftẹ l'ark: por Perẹndia k'ŏft' i vẹrtetẹ,
e tš' do nieri *k'oftẹ* ṙĕnẹs: sikurse ā̆štẹ škruem, "Ḱi tẹ dal'iš
i drĕitẹ ndẹ fyal'ẹt e tua, eδe tẹ mundiš kur tẹ g'ukoheš".
5 Por štrembẹnia yonẹ ndẹ diftoftẹ dreitẹnīn' e Perẹndisẹ, k'iš
dotẹ θomi? mos *ā̆št'* i štrĕmbẹtẹ Perẹndia k'i biye zemẹrīminẹ?
6 (fl'as si nieri:) Koftẹ l'ark: sepsĕ si kā me g'ukuem bŏtẹnẹ
7 Perẹndia? Sepsĕ e vẹrteta e Perẹndisẹ ndẹ uštue pẹr l'aftin'
e atī prei ṙĕnẹsẹ s'eme, pẹrsĕ g'ukohem unẹ mā̆ si faytuer?
8 Eδe, (sikurse nĕmemi, eδe sikurse θōnẹ disa, se na θomi,)
Pẹrsĕ tẹ mos bā̆ymẹ tẹ kẹk'iatẹ, k'i tẹ vīnẹ tẹ mīratẹ? tẹ
tsīlẹvet dẹnimi ā̆št' i drĕitẹ.
9 Ḱiš prā? yemi na mā̆ tẹ mirẹ *se gintărẹtẹ?* Pẹr tẹ vẹrtetẹ
yo: sepsĕ na e provuem mā̆ pari, se eδe Iudĕitẹ eδe Grĕkẹtẹ

10 tẹ ǵiθẹ yā̃nẹ ndẹnẹ fǎy: sikurse ā̃štẹ škruem, "Se nuk' ā̃št'
11 i drěitẹ as ńi: nuk' ā̃štẹ *ndońĭ* ḱi meṙ vešt, nuk' ā̃štẹ *ndońĭ*
12 ḱi kẹrkŏn Perẹndinẹ. Tẹ ǵiθẹ dŭeľnẹ yašt' ŭðẹsẹ, tẹ ǵiθẹ
13 ubā̃nẹ tẹ pa-vẹyṳ̆ešim: nuk' ā̃štẹ *ndońĭ* ḱi bǎn mirẹ: nuk'
ā̃št' as ndońĭ". "Fụti i atụne *ā̃štẹ* voṙ i hǎpẹtẹ: me ǵŭhẹnat'
14 e atụne fľisinẹ gẹńime:" vẹnēr aspidaš *ā̃štẹ* ndẹnẹ buzẹt
t' atụne:" atṳ̆neve "goya ā̃štẹ pľot me malẹkĭm, e me
15 iθtĭm". "Kambẹt' e atụne yā̃nẹ tẹ špěita pẹr me děrðunẹ
16 ǵak". "Tẹ škretuem e tẹ hiěkunẹ keḱ *ā̃štẹ* ndẹpẹr uðẹt
17, 18 t' atụne: eðe uðẹn' e paḱtimit nuk' e nǵofnẹ". "Nuk'
19 ā̃štẹ frikẹ Perẹndie pẹrpara sṳ̆vet atụne". — Eðe e dimẹ,
se sā θotẹ ľiǵa, u fľet atṳ̆neve ḱi yā̃nẹ ndẹnẹ ľiǵẹt: ḱi tẹ
θŭretẹ ḱiš do goyẹ, eðe ǵiθẹ bota tẹ ǵukŏhetẹ pẹr faytore
te Perẹndia.

20 Sepsě as ndońĭ miš s' kā pẹr me daľun' i drěitẹ pẹrpara
atī prei vẹ̌pẹravet ľĭǵẹsẹ: sepsě fayi nǵĭfetẹ prei ľĭǵẹsẹ.

21 Por taštĭ dreitẹnia e Perẹndisẹ ušpẹrfāḱ pa-ľiǵẹ, dešmuem
22 prei ľiǵẹs' e prei profětẹnavet: eðe ayŏ dreitẹnia e Perẹndisẹ,
*ḱi ā̃stẹ* me anẹ tẹ běsẹsẹ Iesu-Krištit, mbẹ tẹ ǵiθ' e mbi tẹ
23 ǵiθ' atǎ ḱi besŏynẹ: sepsě s' kā *ndońĭ farẹ* tẹ dami: sepsě
tẹ ǵiθẹ fẹyṳ̆enẹ, eðe *tẹ ǵĭθẹve* u mengŏn ľafti i Perẹndisẹ:
24 por dǎľinẹ tẹ drěitẹ me hīrin' e atī ḱi faľ, me anẹ tẹ špẹrbľĭmit
25 ḱi ā̃štẹ mbẹ Iesu-Krĭštinẹ: tẹ tsĭlinẹ Perẹndia e vṳ̆ni tšẹ
pẹrpara *me ḱěnunẹ* špẹrbľĭm me anẹ tẹ běsẹsẹ ndẹ ǵak t' atī,
pẹr me diftuem dreitẹnīn' e atī, pẹr ndẹyesẹn' e fāyevet ḱi
26 kā̃nẹ ḱenẹ bā̃mẹ pẹrpara, me anẹ tẹ durimit Perẹndisẹ: pẹr
me diftuem dreitẹnīn' e atī ndẹ kẹtě kohẹ, ḱi tẹ yēt' ai i
27 drěitẹ, eðe tẹ ndsieṙi tẹ drěitẹ atě ḱi i besŏn Iesuit. Ku
*ā̃štẹ* prā tẹ mbŭṙumitẹ? umbṳ̆l yaštẹ? Me ḱiš farẹ ľiǵe?
tẹ vẹ̌pẹravet? yo: por me ľiǵẹn' e běsẹsẹ.

28 E maṙim me mend prā, se nieriu deľ i drěitẹ me anẹ tẹ
běsẹsẹ, pa vẹ̌pẹrat' e ľiǵẹsẹ.

29 Apor vetẹm' i Iudevet *ā̃štẹ* Perẹndia? E yo eðe i kŏmbevet?
30 Po eðe i kŏmbevet: sepsě ńi *ā̃štẹ* Perẹndia, ḱi kā me ndsieṙẹ

tę drĕitę ṙeθ-prĕsęyen' eδe tę pa-ṙeθ-prĕmitę me anę tę
31 bĕsęsę. Prĭšimę l̕ig̕ęnę prā me anę tę bĕsęsę? Ḱoftę l̕ark:
por *mā̆ tëpęrę* vē̆mę l̕ig̕ęnę.

## KAPTINA IV.

1 Ḱiš θotę θomi prā se fitōi Abrahami āti ųnę mbas mišit?
2 Sepsĕ ndę duel̕ i drĕite Abrahami prei vĕpęraš, kā *mbę kĕ*
3 me umbŭṙunę: por yo pęrpara Peręndisę. Sepsĕ ḱiš θotę
škroña? "Eδe Abrahami i besōi Peręndisę, eδe i unumęrue
4 pęr dreitęnī". Eδe atī ḱi punōn, paga nuk' i numęrōhetę
5 pęr nderę, por pęr detųrę, por atī ḱi s' punōn, eδe i besōn
atī ḱi ndsier tę drĕitę tę štrē̆mbętinę, besa e atī i numęrōhetę
pęr dreitęnī.
6 Sikurse eδe Davidi ḱuen tę l̕umun' atē̆ nieri, tę tsilit
7 Peręndia i numęrōn dreitęninę pa vĕpęra: "Ĺum *atā̆* ḱi
8 ufal̕ rę pa-l̕ig̕ęniat', eδe umbul̕ŭenę fā̆yetę. Ĺum ai nieri,
tę tsilit Zoti s' kā me i numęruem fā̆yinę".
9 Kųi tę l̕ŭmunę prā *θòhetę* pęr atā̆ ḱi yā̃nę ṙeθ-premę,
apor pęr atā̆ ḱi nukę yā̃nę ṙeθ-premę? sepsĕ θoni se besa
10 i unumęrue Abrahamit pęr dreitęnī. Si *i* unumęrue prā? kur
ište i ṙeθ-premę, apor kur ište i pa-ṙeθ-premę? Yo kur ište
11 i ṙeθ-preme, por i pa-ṙeθ-premę. Eδe muer šeńęn' e ṙeθ-
prĕsęyesę, *pęr* bul̕ę dreitęnie t' asāi bĕsęsę ḱi ā̆štę ndę tę
pa-ṙeθ-premit: ḱi ai tę yēt' āti i g̕iθ' atųneve ḱi besōynę
*kur yā̃nę* tę pa-ṙeθ-premę, ḱi tę numęrohet' eδe mb' atā̆
12 dreitęnia: eδe āt' i ṙeθ-prĕsęyesę yo vetš mb' atā̆ ḱi yā̃nę tę
ṙeθ-premę, por eδe mb' atā̆ ḱi ĕtsinę mbas g̕urmaš besęs' ātit
t'ųnę Abrahamit *kur ḱe* i pa-ṙeθ-premę.
13 Sepsĕ tę zotŭemitę mbę Abrahā̆minę, a mbę faręn' e atī,
se ḱište pęr me ḱĕnunę trašigimtār i bōtęsę, nuk' *ubā̆* me
anę tę l̕ig̕ęsę, por me anę tę dreitęnisę *ḱi ā̆štę prei* bĕsęsę.
14 Sepsĕ ndę *yā̃nę* trašigimtarę atā̆ ḱi yā̃nę prei l̕ig̕ęsę, besa
15 duel̕ e kotę, eδe uprĭš tę zotŭemitę. Sepsĕ l̕iga biye zemęrīm:
sepsĕ atiĕ ku s' ā̆štę l̕ig̕ę, as tę kapęrtsųem ŭrδęnin' *ā̆štę*.

16 Perandai *trašigimi ăšte* prei bĕsese, ḱi te *yete* δunetī, per
me ḱindruem te zotŭemite mbe ǵiθe fărene, yo vetš mb' atĕ
*ḱi ăšte* prei ľiǵese, por eδe mb' atĕ *ḱi ăšte* prei beses'
17 Abrahamit, i tsili ăšt' āti une te ǵiθeve, (sikurse ăšte škruem,
"Se te kam vŭm' āte mbe šume kombe",) perpara Perendise
ḱi i besōi, atī ḱi ep yete te vdĕkunavet, eδe ḱuen atŏ *pune*
18 ḱi s' yăne, si atŏ ḱi yăne. Ai *Abrahami* pa păsune šperese
besōi me šperese, se kište per me ubăm' āte mbe šume kombe,
19 sikurse ḱe fōľune, "Keštŭ kā me ḱĕnune fara yote". Eδe
mbassi nuk' uľikštue nde beset, nuk' umendue se ta'tī korpi
i vet *ište* i vdĕkune, sepsĕ ište mă tĕpere se ńi ḱind viĕtš,
20 as te vdĕkunit' e štratit Sărrese: as nuke ḱe me dŭ mendeš
mbe te zotŭemen' e Perendise te mos zăye bese, por ufortsue
21 nde beset, e i δa ľaft Perendise, eδe i umbŭš mĕndia se per
22 ḱiš uzotue, ăšt' i zoti eδe me e mbaruem. Eδe perandai i
unumerue per dreitenī.
23 Eδe nuk' uškrue vĕteme per atĕ, se i unumerue atī,
24 por eδe per nē, kā me unumeruem, ḱi i besoym' atī ḱi
25 ngali prei se vdĕkuniš Iesune Zōtine t'ane: i tsili uδă nder
duer per fayet t'ona, eδe ungāl per me na ndsieře te drĕite.

## KAPTINA V.

1 Mbassi dŭeľem pră te drĕite prei bĕsese, kemi paḱtīm te
2 Perendia me ane te Zotit t'une Iesu-Krištit, prei te tsilit
ǵetme eδe te hŭmite me bĕsene nde ketĕ δunetī ḱi ḱindroyme
3 mb' atĕ: eδe mbŭřemi mbe šperese te ľaftit Perendise. Eδe
4 yo vĕteme *keyŏ*, por mbŭřemi eδe nder štrengimet: tue dītune
se štrengimi punōn durīm, e durimi provīm, e provimi
5 šperese: e šperesa nuke turpenŏn: sepsĕ dašunia e Perendise
ăšte dĕrδune nde zĕmerat t'ona me ane te Špirtit Šeńt ḱi
ăšte δăne mbe nē.
6 Sepsĕ kur išim na eδe por te semune, Krišti vdiḱ mbas
7 kōhese *ḱi ḱe urδenuem* per te štrĕmletit. Sepsĕ mezī kā me
vdĕkune kuši per nieri te drĕite: sepsĕ per te mīrine drŭese

8 eδe kutsŏn kuši me vdĕkunẹ: por Perẹndia diftŏn dašunīn'
e vet mbẹ nē, sepsĕ kur išim eδe na faytorẹ, Krišti vdiḱ
9 pẹr nē: šumẹ mã̄ tĕpẹrẹ prā, mbassi dŭeľẹm tẹ drĕitẹ taštī
prei ǵakut atī, kemi me špẹtuem prei zemẹrimit me anẹ t'atī.
10 Sepsĕ, ndẹ ḱoftẹ se kur išim anẹmīḱ, upaḱtuem me Perẹndinẹ
me anẹ tẹ vdĕkẹsẹ tẹ Bīrit atī, šumẹ mã̄ tĕpẹrẹ mbassi
upaḱtuem kemi me špẹtuem me anẹ tẹ yetẹs' atī.
11 Eδe yo vĕtẹmẹ *lẹyŏ*, por eδe mbŭr̄emi mbẹ Perẹndinẹ me
anẹ tẹ Zotit t'ụnẹ Iesu-Kríštit, ḱi mŭeiẹm taštī paḱtīminẹ
me anẹ t' atī.
12 Pẹrandai sikurse prei ńi nieriu hụ̄ni fayi ndẹ botẹt, eδe
prei fayit *hụ̄ni* vdeka, eδe kẹštŭ̄ škōi vdeka ndẹpẹr ǵiθẹ
13 niĕrẹzit, sepsĕ tẹ ǵiθẹ fẹyụ̄enẹ: (sepsĕ deri ndẹ kohẹ tẹ
ľīǵẹsẹ ḱe fayi ndẹ botẹt: por *pẹr* fāy nukẹ numẹrŏhetẹ, kur
14 nuk' ā̆štẹ ľiǵẹ. Por vdeka mbẹretẹnōi tšẹ prei Adamit, deri
mbẹ *kohẹ* tẹ Moiseut, eδe mb' ată ḱi nukẹ fẹyụ̄enẹ mbas
šẹmbẹlimit sẹ kapẹrtsụ̄emesẹ *porosisẹ* Adamit, i tsili ā̆štẹ
figŭreya e atī ḱi kište pẹr me ărδunẹ.
15 Por yo si fayi, kẹštŭ̄ *ā̆št'* eδe δunẹtia: sepsĕ ndẹ ḱoftẹ se
prei fayit tẹ ńianit vdiḱnẹ tẹ šŭ̄mẹtẹ, šumẹ mã̄ tĕpẹrẹ hīri i
Perẹndisẹ, eδe δunẹtia me anẹ tẹ hīrit tẹ ńi nieriut, Iesu-
Kríštit, tepẹrōi mbẹ tẹ šŭ̄mẹtẹ.
16 Eδe δunẹtia nuk' *ā̆štẹ* sikurse *tẹ dẹnŭemitẹ ḱi ubā̆* prei
ńianit ḱi fẹyeu: sepsĕ ǵụ̄ḱi prei ńianit *ubā̆* pẹr dam tẹ
šŭ̄mẹve, eδe δunẹtia prei šumẹ fayeš *ubā̆* pẹr tẹ dăľunẹ tẹ
17 drĕitẹ. Sepsĕ ndẹ ḱoftẹ se prei fayit ńianit mbẹretẹnōi vdeka
prei ńianit, šumẹ mã̄ tepẹr' ată ḱi măr̄inẹ tepẹritsẹn' e hīrit
eδe δunẹtisẹ dreitẹnisẹ, kā̄nẹ me mbẹretẹnuem ndẹ yetẹ prei
ńianit, Iesu-Kríštit.)
18 Sikurse prā prei ńi fayi *ubā̆* pẹr dan mbẹ ǵiθẹ niĕrẹzit:
kẹštŭ̄ eδe prei ńi dreitẹnimi *ubā̆* mbẹ ǵiθẹ niĕrẹzit tẹ dăľinẹ
19 tẹ drĕitẹ pẹr yetẹ. Sepsĕ sikurse prei sẹ pa-ndẹǵŭešimesẹ tẹ
ńi nieriut ubā̆nẹ faytorẹ tẹ šŭ̄mẹtẹ, kẹštŭ̄ eδe prei sẹ
ndẹǵŭešimesẹ tẹ ńianit kā̄nẹ me ubā̆mẹ tẹ drĕitẹ tẹ šŭ̄mẹtẹ.

20 Eδe ľiǵa hųni, ķi tȩ tepȩroyȩ fayi. Eδe atiĕ ku tepȩrōi
21 fayi, tepȩrōi mā̃ tĕpȩrȩ hīri: eδe sikurse mbȩretȩnōi fayi
prei vdĕkȩsȩ, kȩštū̆ tȩ mbȩretȩnoyȩ eδe hīri prei dreitȩnisȩ
pȩr yetȩ tȩ pa-sōsȩme me anȩ tȩ Zotit t'ųnȩ Iesu-Krištit.

## KAPTINA VI.

1 Ķiš kemi me θā̃nȩ prā? kemi me ķindruem ndȩ fāyt, ķi
tȩ tepȩroyȩ hīri?
2 Ķoftȩ ľark: na ķi vdiķmȩ ndȩ fāyt, si kemi me ŕuem mā̃
3 nd' atē̆? A nuk' e dini se sā upagȩzuem mbȩ Iesu-Krištinȩ,
4 upagȩzuem mbȩ vdekȩt t'atī? Uvoŕuem prā baškȩ me atē̆
me anȩ tȩ pagȩzimit mbȩ vdekȩt: eδe sikurse Krišti unǵāl
prei sȩ vdĕkuniš me anȩ tȩ ľaftit Ātit, kȩštū̆ eδe na tȩ ĕtsimȩ
5 ndȩ yetȩ tȩ rē. Sepsĕ sikurse na ubā̃m ńī bimȩ baškȩ *me atē̆*
mbas šȩmbȩlimit vdekȩs' atī, kemi me ķenun' eδe *mbas*
6 *šȩmbȩlimit* sȩ ngālȩmesȩ: tue dītunȩ ketē̆, se i viĕtȩri nieriu
ųnȩ ukrųķȩzue baškȩ, pȩr me uprĭšunȩ korpi i fayit, ķi tȩ
7 mos i šȩrbĕymȩ na mā̃ fayit. Sepsĕ ai ķi vdiķ uľirue prei
8 fayit. Por ndȩ pātšimȩ vdĕkunȩ baškȩ me Krĭštinȩ, besōymȩ
9 se kemi me ŕuem baškȩ me atē̆: sepsĕ e dimȩ, se Krišti
ungāl prei šȩ vdĕkuniš, e nukȩ vdes mā̃: vdeka nuk' e
10 puštōn mā̃ atē̆. Sepsĕ pȩr atē̆ ķi vdiķ, vdiķ ńī herȩ pȩr
11 fāyinȩ: por pȩr atē̆ ķi ŕon, ŕon mbȩ Perȩndinȩ. Kȩštū̆ eδe
yu numȩroni vĕtȩhenȩ tūei, se yē̆ni tȩ vdĕkunȩ prei fayit,
por tȩ ǵalȩ mbȩ Perȩndinȩ me anȩ tȩ Zotit t'ųnȩ Iesu-Krištit.
12 Ĺetȩ mos mbȩretȩnoyȩ prā fayi ndȩ korpt tūei tȩ mōrtšiminȩ,
13 ķi t' i ndȩǵoni atī mbas dešerimeš atī: as mos bā̃ni anȩt' e
korpit tūei, armȩ štrembȩnie mbȩ fāyinȩ: por ndeirni vĕtȩhetȩ
tūeya pȩrparȩ Perȩndisȩ, si tȩ ǵalȩ prei sȩ vdĕkuniš, eδe
14 anȩt' e korpit tūei, armȩ dreitȩnie te Perȩndia Sepsĕ fayi
s' kā me u puštuem yuve: sepsĕ nukȩ yē̆ni ndȩnȩ ľiǵȩnȩ,
por ndȩnȩ hĭrinȩ.
15 Ķiš prā? dūhetȩ tȩ fȩyĕimȩ, sepsĕ s' yemi ndȩnȩ ľiǵȩnȩ,
por ndȩnȩ hĭrinȩ? Ķoftȩ ľark.

16 Nuk' e dini, se mb' atē ḱi bā̃ni vētẹhetẹ tŭeya šẹrbẹtorẹ
pẹr ndẹǵīm, yē̃ni šẹrbẹtorẹt' e atī ḱi i ndẹǵoni, apor fayit
17 pẹr vdekẹ, apor ndẹǵimit pẹr dreitẹnī? Por fāĺemi ndērs
Perẹndisẹ, sepsē ḱetẹ *nihẹrẹ* šẹrbẹtorẹt' e fayit, por *taštī* i
ndẹǵŭetẹ me *giθẹ* zēmẹrẹ fōrmẹsẹ mẹsimit ḱi uδatẹ ndẹr
18 duer mb' atē. Eδe mbassi uĺirŭetẹ prei fayit, ubā̃tẹ šẹrbẹtorẹt'
19 e dreitẹnisẹ. Nierẹzīšt po θom pẹr ĺigẹštīn' e mišit tŭei:
sepsē sikurse i bā̃t' anẹt' e korpit tŭei šẹrbẹtorẹ mbẹ
ndụnẹsīnẹnẹ, eδe mbẹ pa-ĺiǵẹninẹ te pa-ĺiǵẹnia, kẹštŭ taštī
bā̃ni anẹt' e korpit tŭei šẹrbẹtorẹ mbẹ dreitẹninẹ pẹr šeńtẹnīm.
20 Sepsē kur īšitẹ šẹrbẹtorẹt' e fayit, īšitẹ tẹ ĺirẹ prei dreitẹnisẹ.
21 Tš' farẹ peme prā kišit' atẹherẹ prei atụne *pŭnẹret* ḱi
kē̃ni turp taštī pẹr atō? sepsē e mbrāpẹmeya e atụ̆neve
22 ā̃štẹ vdekẹ. Por taštī ḱi uĺirŭetẹ prei fayit, eδe ubā̃tẹ šẹrbẹtorẹ
te Perẹndia, kē̃ni pēmẹnẹ tŭei pẹr šeńtẹnīm: eδe tẹ
23 mbrāpẹmenẹ, yetẹ tẹ pa-sōsẹme. Sepsē paga e fayit ā̃štẹ
vdekẹ: por δunẹtia e Perẹndisẹ ā̃štẹ yetẹ e pa-sōsẹme me
anẹ tẹ Zotit t'ụnẹ Iesu-Kríštit.

## KAPTINA VII.

1 Apor nuk' e dini, o vẹlazẹn, (sepsē u fĺas atụ̆neve ḱi
nǵōfinẹ ĺiǵẹ,) se ĺiǵa kā puštēt mbẹ nierinẹ, sā kohẹ řon:
2 sepsē grŭeya e martŭeme ā̃štẹ ĺiδunẹ prei ĺiǵẹsẹ me bŭřinẹ,
sā tẹ yetẹ ǵalẹ ai: por ndẹ vdektẹ bŭři, sgīδetẹ prei ĺiǵẹsẹ
3 bŭřit. Kur řon bŭři prā, ndẹ umartoftẹ me tiētẹrẹ bŭř, dotẹ
yetẹ kurvẹ: por ndẹ vdektẹ bŭři, ā̃št' e ĺirẹ prei ĺiǵẹsẹ,
4 ḱi tẹ mos yetẹ kurvẹ, ndẹ umartōftẹ me tiētẹrẹ bŭř, Pẹrandai
vẹlāzẹnit' e mī, eδe yu yē̃ni tẹ vdēkuńẹ te ĺiǵa me anẹ tẹ
korpit Kríštit, ḱi tẹ baškohi me tiētẹrẹ, me atē ḱi unǵāl sẹ
5 vdēkuniš, ḱi tẹ bā̃ymẹ pemẹ te Perẹndia. Sepsē kur īšim ndẹ
mišt, pẹsimet' e fāyevet, ḱi īšinẹ prei ĺiǵẹsẹ, punōyinẹ ndẹr
6 mišnat t'anẹ, ḱi tẹ bā̃yimẹ pemẹ mbẹ vdēkẹnẹ: por taštī
usgiδẹm prei ĺiǵẹsẹ, mbassi vdiḱ ayō ǵā ḱi išim puštuem prei
asāi, ḱi tẹ punōymẹ mbas frụ̆mẹsẹ rē, e yo mbas ĺētẹrẹsẹ viētẹrẹ.

7 Ḱiš dotẹ θomi prā? l̈iǵa ăšt̆ẹ făy? Ḱoftẹ l̈ark: por făyinẹ
nuk' e nǵofa, vetš prei l̈iǵẹsẹ: sepsĕ eδe dẹšẹrĭminẹ nukẹ
8 dota nǵĭñem, ndẹ mos θošte l̈iǵa, "Mos kurvẹnoyš". Eδe fayi
si muer škak prei porŏsisẹ, bāni tek unẹ tš' do farẹ dẹšẹrimi:
9 sepsĕ fayi pa l̈iǵẹ ăšt' i vdĕkunẹ. Eδe unẹ ṙoyem ńiherẹ pa
l̈iǵẹ: por kur erδi porosia, ṙōi pẹr-sẹ-rī fayi, a unẹ vdiḱa:
10 eδe ayŏ porosia ḱi *uδă* pẹr yetẹ, ayŏ uǵĭnd tek unẹ pẹr
11 vdekẹ. Sepsĕ fayi muer škak prei porosisẹ, e mẹ gẹńēu, eδe
12 me anẹ tẹ asāi *mẹ* vrau. Pẹrandai l̈iǵa ăšt̆ẹ šeńte, eδe porosia
šeńte, eδe e drĕitẹ, eδe e mirẹ.
13 Ayŏ ǵā̆ *ḱi* ăšt̆ẹ e mirẹ prā, ubā̆ tek unẹ vdekẹ? Ḱoftẹ
l̈ark: por fayi, pẹr me udŭkunẹ făy, bāni tek unẹ vdekẹ,
me anẹ tẹ ǵā̆sẹ mirẹ, ḱi tẹ bă̆hetẹ fort tĕpẹrẹ faytuer fayi
me anẹ tẹ porosisẹ.
14 Sepsĕ e dimẹ, se l̈iǵa ăšt' e špirtit: e unẹ yam i mišit,
15 šĭtunẹ ndẹrẹ făyinẹ. Sepsĕ atĕ ḱi punoy, nuk' e nǵof: sepsĕ
16 nukẹ punoy atĕ ḱi due, por bă̆y atĕ ḱi kam mẹnī. Eδe
ndẹ bā̆fša atĕ ḱi nukẹ due, yam me ńī fyal̈ẹ me l̈iǵẹnẹ, se
17 ăšt' e mirẹ. Por taštĭ unẹ nukẹ bă̆y mā̆ kẹtĕ, por ai fayi ḱi
18 ṙī tek unẹ. Sepsĕ e diy, se nukẹ ṙī tek unẹ (due me θā̆nẹ
ndẹ mišt t'em) ńī ǵā̆ e mirẹ: sepsĕ tẹ dăšunitẹ ǵĭndetẹ tek
19 unẹ, por me punuem tẹ mĭrẹnẹ nuk' e ǵē̆y: sepsĕ nukẹ bă̆y
atĕ tẹ mĭrẹnẹ ḱi due: por punoy atĕ tẹ kĕḱenẹ ḱi nukẹ due.
20 Ndẹ bā̆fša prā atĕ ḱi nukẹ due, nuk' e punoy unẹ mā̆ atĕ,
21 por ai fayi ḱi ṙī tek unẹ. Ǵē̆y prā kẹtĕ l̈iǵẹ, se kur due
22 unẹ me bā̆mẹ tẹ mĭrẹnẹ, ǵĭndetẹ tek unẹ e kĕḱeya. Sepsĕ
mẹ kā anda l̈iǵẹn' e Perẹndisẹ *ḱi ăšt̆ẹ* mbas nieriut
23 pẹrmbrĕndẹšim: por šof ńī tiĕtẹrẹ l̈iǵẹ ndẹr mišnat e mī, ḱi
l̈uftŏn kundrẹ l̈iǵẹsẹ mĕndiesẹ s'eme, eδe mẹ ƀā̆n šẹrbẹtuer
24 ndẹ l̈iǵẹ tẹ fayit ḱi ăšt̆ẹ ndẹr mišnat e mī. Unẹ *yam* nieriu
i myerẹ: kuš kā me mẹ špẹtuem prei kẹtī korpit vdĕkẹsẹ?
Făl̈emi ndērs Perẹndisẹ me anẹ tẹ Zotit t'ụnẹ Iesu-Krištit.
25 Unẹ prā me mend i punoy l̈iǵẹsẹ Perẹndisẹ, por me miš *i*
*punoy* l̈iǵẹsẹ fayit.

## KAPTINA VIII.

1 Taštĭ prā s' ā̆štẹ ndońi dẹnĭm pẹr ată ḱi yā̃nẹ mbẹ Iesu-
2 Krĭštinẹ, ḱi s' ĕtsinẹ mbas mišit, por mbas špirtit. Sepsĕ ľiǵa
e špirtit yĕtẹsẹ mbẹ Iesu-Krĭštinẹ mẹ ľirōi prei ľiǵẹsẹ fayit
3 eδe vdĕkẹsẹ. Sepsĕ atĕ ḱi s' mŭndei me bā̃mẹ ľiǵa, sepsĕ
ište e pa-fuḱĭšime prei mišit, Perẹndia dẹrgōi birin' e vet
me šẹmbẹlĭm miši tẹ fayit, eδe pẹr fāy, dẹnōi fāyinẹ ndẹ
4 mišt: ḱi tẹ mbŭšetẹ dreitẹnimi i ľiǵẹsẹ mbẹ nē ḱi nuk' ĕtsimẹ
5 mbas mišit, por mbas špirtit. Sepsĕ ată ḱi ṙŏynẹ mbas mišit,
kā̃nẹ ndẹr mend punẹt' e mišit: e ată *ḱi ṙŏynẹ* mbas špirtit,
6 *kā̃nẹ ndẹr mend* punẹt' a špirtit. Sepsĕ mĕndia e mišit *ā̆štẹ*
7 vdekẹ: por mĕndia e špirtit *ā̆štẹ* yetẹ *eδe* paḱtĭm. Sepsĕ
mĕndia e mišit *ā̆št'* anẹmiḱẹsī te Perẹndia: sepsĕ nukẹ
8 pẹrŭnǵetẹ mbẹ ľiǵẹt tẹ Perẹndisẹ, por as nukẹ mŭndetẹ. Eδe
sā yā̃nẹ tẹ mišit, nukẹ mŭndenẹ me i pẹľḱẹem Perẹndisẹ.
9 Por yu nukẹ yē̃ni tẹ mišit, por tẹ špirtit, ndẹ ndĕytẹ
Špirti i Perẹndisẹ ndẹr yu. Por ndẹ mos pastẹ kuši Špirtin'
10 e Krištit, kẹi nuk' ā̆št' i atī. Por ndẹ *ḱoftẹ* Krišti ndẹr yu,
korpi *ā̆št'* i vdĕkunẹ pẹr fāyinẹ: por špirti *ā̆štẹ* yetẹ pẹr
11 dreitẹninẹ. Por ndẹ ndĕytẹ ndẹr yu Špirti i atī ḱi nǵali
Iesunẹ sẹ vdĕkuniš, ai ḱi nǵali Krĭštinẹ prei sẹ vdĕkuniš,
kā me u δā̃nẹ yetẹ eδe kŏrpẹnavet tŭei tẹ mŏrtšimvet me
anẹ tẹ Špirtit vet ḱi ṙī ndẹr yu.
12 Prā, o vẹlazẹn, yemi detorẹ yo ndẹ mišt, ḱi tẹ ṙŏymẹ mbas
13 mišit. Sepsĕ ndẹ ṙofši mbas mišit, kē̃ni me vdĕkunẹ: por ndẹ
vrafši punẹt' e korpit me anẹ tẹ Špirtit, kē̃ni me ṙuem.
14 Sepsĕ ată ḱi guvernŏhenẹ prei Špirtit Perẹndisẹ, kẹtă yā̃nẹ
tẹ biyt' e Perẹndisẹ.
15 Sepsĕ s' kē̃ni maṙẹ špīrt šẹrbẹtụre, ḱi tẹ kē̃ni frikẹ pẹr-
sẹ-rī, por kē̃ni maṙẹ špīrt birẹnie tẹ zā̃nẹ, me anẹ tẹ tsilit
16 θẹṙăsimẹ, Abbā, Ātẹ. Ai Špīrt dešmŏn baškẹ me špĭrtinẹ
17 t'anẹ, se yemi dieľmt' e Perẹndisẹ. Eδe ndẹ *ḱofšim* dieľm,
*yemi* eδe trašigimtarẹ: trašigimtarẹ tẹ Perẹndisẹ, eδe

trašigimtarẹ baškẹ me Krištinẹ: *por* ndẹ šẹfrefšim me atĕ,
ḱi tẹ ľavdŏhemi baškẹ me atĕ.
18 Sepsĕ unẹ mendohem, se pẹsimet' e kẹsāi kohe taštĭ nukẹ
yā̃nẹ tẹ vẹyĕfšime *pẹr me uvū̆mẹ* ńī me ńī me atĕ ľā̃ftinẹ ḱi
19 kā me usbuľuem mbẹ nē. Sepsĕ špẹresa maδe e kriyĕsẹsẹ
20 pret tẹ sbuľūemen' e tẹ biyvet Perẹndisẹ. Sepsĕ kriyesa
uľi vĕtẹhenẹ ndẹ kotẹsinẹt, yo me dašunĭm *tẹ vet*, por pẹr
21 atĕ ḱi e vū̃ni ndẹnẹ vĕtẹhenẹ, me špẹresẹ, se eδe ayŏ kriyesa
kā me udẹľīrune prei prĭšẹyesẹ šẹrbẹtŭ̈rẹsẹ, *e kā me ărδunẹ*
22 ndẹ dẹľirẹnī tẹ ľaftit dieľmvet Perẹndisẹ. Sepsĕ e dimẹ se
23 ǵiθẹ kriyesa fšā̃n, e kā tẹ δĭmtunẹ baškẹ deri taštĭ. Eδe yo
vetẹm' *ayŏ*, por eδe ată ḱi kā̃nẹ pemẹn' e parẹ tẹ Špirtit,
eδe na vetẹ fšā̃ymẹ me vĕtẹhenẹ t'onẹ, tue prĭtunẹ *pẹr*
24 birẹnīn' e zā̃nẹ, *pẹr* špẹrbľimin' e korpit t'ụnẹ. Sepsĕ me
špẹrĕsẹnẹ špẹtuem: por ayŏ špẹresẹ ḱi šĭfetẹ, nuk' ā̆štẹ
spẹresẹ: sepsĕ atĕ *ǵā̃* ḱi e šef kuši, ḱiš špẹresẹ kā mā̃?
25 Por ndẹ špẹrefšim *pẹr* atĕ ǵā̃ ḱi nuk' e šŏfimẹ, e prĕsimẹ
me anẹ tẹ durimit.
26 Kẹštū̆ eδe Špirti na ndimŏn ndẹ sẹmŭndiet t'ona: sepsĕ
nukẹ dimẹ pẹr tš' farẹ ǵā̃ye me uľŭtunẹ sikurse dŭhetẹ, por
ai Špirti vetẹ ľŭtetẹ pẹr nē me tẹ fšā̃me tẹ pa-ndime zā̆ninẹ:
27 eδe ai ḱi šikŏn zĕmẹrat', e di se ḱiš ā̃*štẹ* mĕndia e Špirtit,
se ľŭtetẹ pẹr šĕńtẹnit si do Perẹndia.
28 Eδe e dimẹ, se ǵiθẹ *pŭnẹtẹ* punŏynẹ baškẹ pẹr tẹ mirẹ
mb' ată ḱi dŭenẹ Perẹndinẹ, mb' ată ḱi yā̃nẹ θĭřunẹ sikurse
29 ḱe dašunimi *atī*. Sepsĕ sā ńǵofi tšẹ pẹrpara, ată urδẹnōi tšẹ
pẹrpara *me ḱĕnunẹ* baškẹ mbẹ ńī formẹ me figuren' e Bīrit
30 vet, ḱi tẹ yēt' ai para-ľindẹs ndẹr šumẹ vẹlazẹn. Eδe sā
urδẹnōi tšẹ pẹrpara, kẹtă i θiři: eδe sā θiři, kẹtă i ndsuer tẹ
drĕitẹ: eδe sā ndsuer tẹ drĕitẹ, kẹtă i ľavdōi.
31 Ḱiš kemi me θā̃nẹ prā pẹr kẹtŏ *punẹ?* Ndẹ *ḱoftẹ* Perẹndia
32 baškẹ me nē, tsili *kā me ḱĕnunẹ* kundrẹ neš? Sepsĕ ai ḱi
s' kurseu Bīrin' e vet, por e δa ndẹr duer pẹr nē tẹ ǵiθẹ,
33 e si s' kā me na fāľunẹ tẹ ǵiθa baškẹ me atĕ? Tsili kā me

pęrfŏľunę tę sǵĕðunit' e Perędisę? Perędia ăšt' ai ǩi ndsier
34 tę drĕitę. Tsili *kā me ǩenun'* ai ǩi ǵukŏn pęr tę keǩ? Krišt
ăšt' ai ǩi vdiǩ, por eðe mā tĕpęrę ai ǩi unǵāl, eðe ǩi ăštę
35 ndę tę diaθtę tę Perędisę, eðe ǩi ľŭtetę pęr nē. Tsili kā
me na damę prei dašunisę Krištit? Štręngĭm, a nguštĭm, a
36 ndiĕkęye, a unī, a tę svĕšunę, a ŕezĭk, a θikę? (Sikurse ăštę
škruem, "Se pęr punę teye vrĭtemi ǵiθę dĭtęnę: unumęruem
37 porsi ðen pęr tę θerę".) Por mlę ǵiθę kętŏ *punę* na
38 mŭndimę mā tĕpęrę me anę t' atī ǩi na deši. Sepsĕ m' ukā
mbŭšunę mĕndia, se as vdekę, as yete, as ĕnǵuy, as ŭrðęna,
39 as fuǩī, as atŏ ǩi yānę taštī, as atŏ ǩi kānę me ărðunę, as
naľtęsinę, as θelęsinę, as ndońī tiĕtęrę kriyesę dotę mŭndetę
me na damę prei dašunisę Perędisę, ǩi ăštę mbę Zŏtinę
t'anę Iesu-Krĭštinę.

## KAPTINA IX.

1 Θom tę vęrtĕtęnę mbę Krĭštinę, nukę ŕēy, (Sepsĕ kam
ndęrǵĕǵęyenę t'eme ǩi dešmŏn baškę me mue mbę Špĭrtinę
2 Šeńt,) se kam iðęnĭm tę maθ, eðe tę ðĭmtunę ǩi s' mengŏn
3 ndę zĕmęręt t'eme. Sepsĕ unę vetę ľuteš tę ĭšiem i malękuem
[*damę*] prei Krištit pęr vęlăzęnit e mī, ǩi yānę prei ǵakut
4 t'em mbas mišit: tę tsĭtętę yānę Israelitę, tę tsĭlęvet *ăštę*
biręnia e zānę, eðe ľafti, eðe ðiătatę, eðe e vŭmeya e ľĭǵęsę,
5 eðe ľŭtęya, eðe tę zotŭemitę: tę tsĭlęvet *yān'* ătęnitę, eðe
prei atŭneve *ľĕu* Krišti mbas mišit, i tsili ăštę pęrmbi tę ǵiθa
Perędī i bekuem pęr ǵiθę yetęt. Amen.
6 Por nukę mŭndetę me rānę poštę fyaľa e Perędītę. Sepsĕ
yo ǵiθ' ată ǩi yānę prei *kombĭt* Israelit, kętă *yānę* Israelitę.
7 As sepsĕ yānę fara e Abrahamit, *yānę* ǵiθę diĕľm: por "fara
8 yote kā me uǩŭeitunę mbę Isaăkunę". Do me θānę, yo kętă
diĕľmt' e mišit, *yānę* diĕľmt' e Perędisę: por diĕľmt' e tę
9 zotŭemesę numęrŏhenę pęr farę. Sepsĕ fara e tę zotŭemes'
*ăštę* kęyŏ, "Kam me ărðunę mbę kętĕ kohę, eðe Sarra kā me
păsunę bĭr".

10 Eδe yo vĕtęmę *kęyŏ*, por eδe Rebekka, kur ugïnd me
11 bařę prei ńi *būři*, Isaakut ātit t'ụnę. (Sepsĕ para se tę
l̕ĕyinę dụ *dielmtę*, eδe para se tę băyinę *ndońī punę* tę mirę,
a tę keke, pęr me mbetun' ŭrδęni parę i Perendisę *ki ište*
mbas tę sǵĕδunit, yo prei vĕpęraš, por prei tę θiřunit,) i
12 uθă asāi, "Se mā̃ i maδi kā me i šęrbụem mā̃ tę vŏgęlit".
13 Sikurse ā̆štę škruem, "Iakobin' e deša, por Esaun' e pata
męnī".
14 Ḱiš kemi me θā̃nę prā? Mos ā̆štę štrembęnī te Perendia?
15 Ḱoftę l̕ark: sepsĕ *ai* i θotę Moiseut, "Kam me pęrdęlụem
atĕ ki kam me pęrdęlụem, eδe kam me păsunę tę δĭmtunę
16 pęr atĕ ki kam me păsunę tę δĭmtunę". Prā *kęyŏ* nuk' *ā̆št'*
e atī ki e do, as e atī ki etsęn, por e Perendisę ki pęrdęlĕn.
17 Sepsĕ škrońa i θotę Faraonit, "Se pęr kętĕ punę tę ngrita,
pęr me tę diftuem fuḱinę t'eme, eδe pęr me uřęfụem ĕmęni
18 em mbę ǵiθę δēnę". Atĕ ki tę detę prā, e pęrdęlĕn: eδe
atĕ ki tę detę, e ašpęrŏn.
19 Dotę mę θueš prā, Pęrsĕ anękohe mā̃? tsili i dueľ kundrę
20 dašuninit atī? Por tsili yē ti, o nieri, ki i pęrǵeǵe kundrę
Perendisę? Mos kā me i θā̃nę gatesa gatestarit, Pęrsĕ mę
21 bā̃ne kęštū? Apor s' kā puštĕt tiegulari mbi băl̕tęnę me bā̃mę
prei ńī bal̕te ńī anę pęr ndēr, e ńī tiĕtęrę pęr špęrnderĭm?
22 Ndę deši Perendia me diftuem zemęrimin' *e vet*, eδe me
bā̃mę tę nǵŏfunę fuḱīn' e vet, durōi me šumę zĕmęrę
23 tę ǵā̃nę enęt' e zemęrimit ki kēnę bāmę pęr tę vdieřę? Eδe
pęr me bā̃mę tę nǵŏfunę păsęyen' e l̕aftit vet mbę enęt' e
24 pęrdęlimit, ki i bā̃ni gati pęr l̕aft, por eδe neve ki na θiři,
yo vĕtęmę prei Iudeiš, por eδe prei kombeš?
25 Sikurse i θōt' eδe Oseesę, "Kam me ḱŭeitunę pŏpulinę
t'em, atĕ ki s' ā̆štę pŏpuli em, eδe tę dăšime, atĕ ki s' ā̆št'
26 e dăšime". "Eδe kā me ḱĕnunę nd' atĕ vend ki ā̆štę θā̃nę
atụne, Nukę *yēni* yu pŏpuli em, atiĕ kā̃nę me uḱŭeitunę
27 biyt' e Perendisę ǵalę". Eδe Isaia bęrtĕt pęr Israĕlinę, "Ndę
ḱoftę nŭmęri i tę biyvet Israelit porsi rā̃na e dētit, kā̃nę

28 me šp̣etuem ată ḱi mbĕsinẹ: sepsĕ dotẹ mṫaroyẹ, e dotẹ
škurtoyẹ logarī me dreitẹnī, sepsĕ Zoti kā me bā̃mẹ logarī
29 tẹ škurtŭeme mbi ðēt". Eðe sikurse θa tšẹ pẹrpara Isaia,
"Zoti Sabaŏθ [*Zoti i uštẹrĭavet*] ndẹ mos kište ĺā̃nẹ farẹ
mbẹ nē, dot' išim ṫā̃mẹ porsi Sodomat', eðe dot' išim
pẹrǵăitunẹ me Gomorat".
30 Ḱiš kemi me θā̃nẹ prā? Se atŏ kŏmbetẹ ḱi nukẹ ndoḱnẹ
dreitẹnī, ia mbẹṙī̃nẹ dreitẹnisẹ, eðe *asāi* dreitẹnisẹ ḱi ā̃štẹ
31 prei bĕsẹsẹ. Por Israeli tue ndiĕkunẹ ĺiǵẹn' e dreitẹnisẹ, nuk'
32 ia mṫẹṙī̃ni ĺĭǵẹsẹ dreitẹnisẹ. Pẹrsĕ? Sepsĕ nuk' *e ndiḱte* mbas
bĕsẹsẹ, por mbas vĕpẹraš ĺiǵẹsẹ. Sepsĕ šḱitnẹ mbẹ gūr tẹ
33 šḱĭtẹsẹ, sikurse ā̃štẹ škruem, "Ḱe te vē̃ *ńi* gūr šḱĭte ndẹ
Sionẹ, eðe ńi škamp gūri tẹ škandalit, eðe ǵiθẹ-kuš t' i besoyẹ
atī, s' kā me uturpẹnuem".

## KAPTINA X.

1 Vẹlazẹn, dẹšẹrimi i zĕmrẹsẹ s'eme, eðe ĺŭtẹya *ḱi bā̆y* mbẹ
2 Perẹndinẹ pẹr Israĕlinẹ, ā̃štẹ pẹr šp̣ẹtĭm *t' atụ̆neve*. Sepsĕ
dešmoy pẹr ată, se u pẹrvẹĺŏhetẹ zĕmẹra pẹr Perẹndinẹ, por
3 yo mbas sẹ ngŏfẹmesẹ. Sepsĕ tue mos ngŏfunẹ dreitẹnīn' e
Perẹndisẹ, eðe tue kẹrkuem me ngrĕfunẹ dreitẹnīn' e vet,
4 nuk' uĺnẹ vĕtẹhenẹ ndẹ dreitẹnī tẹ Perẹndisẹ. Sepsĕ tẹ
mbarŭemit' e ĺiǵẹs' ā̃*štẹ* Krišti pẹr dreitẹnī te tsili-do ḱi besŏn.
5 Sepsĕ Moiseu škruen *pẹr* atē̆ dreitẹninẹ ḱi ā̃štẹ prei ĺĭǵẹsẹ,
*tue θā̃nẹ*, "Se ai nieri ḱi bā̆n kẹtŏ, kā me ṙuem prei atụ̆neve".
6 Por ayŏ dreitẹnia ḱi ā̃štẹ prei bĕsẹsẹ θotẹ kẹštŭ̃, "Mos θueš
ndẹ zĕmẹrẹ tande, Kuš kā me hĭpunẹ ndẹ ḱielt"? do me
7 θā̃nẹ, pẹr me sdrĭpunẹ Krĭštinẹ: a, "Kuš kā me sdrĭpunẹ
ndẹ abyssẹt"? do me θā̃nẹ, pẹr me prū̃mẹ naĺt Krĭštinẹ prei
8 sẹ vdĕkuniš. Por ḱiš θotẹ? "Fyaĺa ā̃štẹ ngat teye, ndẹ goyẹt
tande, e ndẹ zĕmẹrẹt tande": do me θā̃nẹ, fyaĺa e ṫĕsẹsẹ
9 ḱi predikŏymẹ: se ndẹ ṙẹfĕfš me goyẹt tande Zŏtinẹ Iesu,
eðe ndẹ besŏfš me zĕmẹrẹt tande, se Perẹndia e ngali prei
10 sẹ vdĕkuniš, kē me šp̣ẹtuem: sepsĕ me zĕmẹrẹ besŏhetẹ pẹr

11 dreitẹnī, eδe me goyẹ ṙẹfĕhetẹ pẹr špẹtīm: sepsĕ škroṅa
θotẹ, "Ǵiθẹ-kuš t' i besoyẹ atī, s' kā me uturpẹnuem".
12 Sepsĕ s' kā tẹ damẹ ndẹrmiĕt Iudeu e Greku: sepsĕ ai
Zoti vetẹ ā̃št' i tẹ ǵīθẹve, i păsunẹ mbẹ ǵiθ' ată ḱi e θẹṙĕsinẹ.
13 Sepsĕ ǵiθẹ-kuš tẹ θẹṙasi ĕmẹnin' e Zotit, kā me špẹtuem".
14 Si prā kā̃nẹ me θiṙun' atĕ ḱi s' i kā̃nẹ besuem? eδe si
kā̃nẹ me i besuem atī ḱi s' kā̃nẹ ndẹǵuem pẹr atĕ? eδe si
15 kā̃nẹ me ndẹǵuem pa *ḱenun'* ai ḱi predikŏn? Eδe si kā̃nẹ
me predikuem, ndẹ mos udẹrgŏfšinẹ? Sikurse ā̃štẹ škruem,
"Sā tẹ bŭkura *yā̃nẹ* kambẹt' e atụ̈neve ḱi ăpinẹ zā̃nin' e
mirẹ *pẹr* paḱtīm, eδe atụ̈neve ḱi unǵilẹzŏyẹnẹ *pẹr* tẹ mirat".
16 Por tẹ ǵiθẹ nuk' i ndẹǵuen' unǵīlit: sepnĕ Isaia θotẹ, "Zot,
17 kuš i besŏi predikimit t'ụ̈nẹ"? Besa prā ā̃*štẹ* prei sẹ
ndẹǵŭemesẹ, eδe e ndẹǵŭemeya prei fyăl̈ẹsẹ Perẹndisẹ.
18 Por θom, Mos nukẹ ndẹǵŭenẹ? Po, "zā̃ni i atụ̈neve duel̈
mbẹ ǵiθẹ δēnẹ, eδe fyal̈ẹt' e atụ̈neve *deri* mbẹ skaṅet tẹ
19 bŏtẹsẹ". Por θom, Mos nuk' e nǵofi Israeli? I pari ā̃*štẹ*
Moiseu *ḱi* θotẹ, "Unẹ kam me u štimẹ yuve ndẹ zmir me
ată ḱi nukẹ yā̃nẹ komp, eδe kam me u bā̃mẹ yuve tẹ zemẹrohi
20 me *ṅi* komp pa mend". Por Isaia kutsŏn mā̃ tĕpẹrẹ,
e θotẹ, "Uǵeta pẹr-ā̃n' atụ̈neve ḱi nukẹ mẹ kẹrkŏynẹ, uduka
21 pẹrpara atụ̈neve ḱi nukẹ pụ̈ĕsinẹ pẹr mue". Por pẹr Israĕlinẹ
θotẹ, "Ǵiθẹ dītẹne štrīna duert' e mia te ṅi popul ḱi nukẹ
bīndetẹ, e ḱi fl̈et kundrẹ".

## KAPTINA XI.

1 Θom prā, Mos e hoδi tēy Perẹndia pŏpulin' e vet? Ḱoftẹ
l̈ark: sepsĕ eδe unẹ yam Israelīt, prei farẹs' Abrahamit, prei
2 kombit Beniaminit. Perẹndia nuk' e hoδi tēy pŏpulin' e vet,
tẹ tsilin' e nǵofi tšẹ pẹrpara. Apor nukẹ dini ḱiš θotẹ škroṅa
pẹr Elinẹ? ḱụš fl̈et te Perẹndia kundrẹ Israelit, tue θā̃nẹ,
3 "Zot, vranẹ profĕtẹnit' e tū, eδe ṙẹzŭenẹ θeroret' e tua: eδe
4 unẹ mbeta vĕtẹmẹ, eδe kẹrkŏynẹ yĕtẹnẹ t'eme". Por si i
pẹrǵĕǵetẹ Perẹndia? "Kam l̈ā̃nẹ pẹr vĕtẹhenẹ t'eme štatẹ

5 miyę būřa, tę tsiletę nuk' i uľnę mbę ǵuńę Baalit". Kęštū
prā eδe mbę kętě kohę taštī kā mbětunę ńī ǵā send mbas
6 sę šǵěδęmesę δunętisę. Por ndę *kofte* mbas δunętisę, nuk'
ā̆štę mā̃ prei věpęraš: sepsě *atęhere* δunetia nuk' ā̆štę mā̃
δunętī: por ndę ḱoftę prei věpęraš, nuk' ā̆štę mā̃ δunętī:
7 sepsě věpęra nuk' ā̆štę mā̃ věpęrę. Ḱiš prā? Israeli nuk' e
ǵeti atě ḱi kęrkōn: por tę sǵěδunit' e ǵetnę, e tę tietęr'
8 uverbūenę, deri mbę dętě ditę tę sŏtšime, (sikurse ā̆štę
škruem, "Perendia u δa atųneve ńi tę ărδunę ǵūmi, sų̄ ḱi
9 tę mos šŏfinę, eδe vešę ḱi tę mos ndęǵŏynę".) Eδe Davidi
θotę, "Ubā̃ftę truveza e atųne pęr kurθ, e pęr ľak, e pęr
10 škandăl,e pęr špagīm mb' ată. Ueřęsŏfsinę sų̄t' e atųne ḱi
tę mosšŏfinę: eδe kuřūs kuřizin' e atųne pęr kur-dŏ".
11 Θom prā, Mos fęyų̄enę ḱi tę řęzŏhenę? Ḱoftę ľark: por
prei sę řęzūemes' atųne *ubā̃* špętīm ndęr kombet, ḱi t' u
12 štierę zmirin' atųne. Eδe e řęzūemeya e atųne ndę *kofte*
păsęye bote, eδe tę măngunit' e atųne păsęye kombeš, sā
mā̃ tępęrę *kā me kěnunę* tę mbūšunit' e atųne?
13 Sepsě u θom yuve kŏmbevet, (deri sā tę yemi unę apostul
14 i kŏmbevet, ľavdoy pūnęnę ḱi bā̃y,) ḱi t' *u* štiye zmirin'
15 *atų̈neve ḱi yā̃nę* miši em, eδe tę špętoy disa prei asīš. Sepsě
e hūδęmeya tēy e atų̄neve ā̆štę tę paḱtūemit' e bŏtęsę, *Ḱiš*
*dotę yetę* tę prītunit' *e atųne*, vetše se yetę sę vděkuniš?
16 Por ndę *kofte* pēm' e parę šeńte, ā̃št' eδe brū̃mi: eδe ndę
17 *kofte* řā̃ya šeńte, *yā̃n*' eδe děgatę. Eδe ndę uškų̄enę disa prei
degaš, e ti, ḱi īšie ulī̃n' i egrę, ušartove ndęr atŏ, e ubā̃ne
šoḱi i řā̃yęs', eδe i ulī̃nit mā̆ytunę, mos umbūř kundrę
18 děgavet: por ndę mbuře, ti nukę mbā řā̃yenę, por řā̃ya *tę*
19 *mbā* tųi. Dotę θueš prā, Uškų̄enę děgatę, ḱi tę šartohem unę.
20 Mirę: pęr pa-besęninę uškų̄enę, por ti ḱindrŏn pęr běsęnę.
21 Mos mendŏ naľt, por kiy frikę: sepsě Perendia ndę mos
kurseu degat' e natų̄ršime, *drūese* nukę dotę kurseyę eδe tųi.
22 Šif prā miręninę, eδe atsęrimin' e Perendisę, mb' ată ḱi
uřęzūenę, atsęrīm: por mbę tųi miręnī, ndę ḱindrŏfš ndę

23 mirẹnīt: sepsĕ *tičtrazi* eδe ti kē me uškẹpūtunẹ. Por eδe ată,
ndẹ mos ḱindrŏfśinẹ ndẹ pa-besẹnīt, kā̃nẹ me ušartuem:
24 sepsĕ Perẹndia ā̃št' i fortẹ me i šartuem prap. Sepsĕ ndẹ
uškẹpute ti prei ulīnit egrẹ tẹ natṳ̄rẹšim, eδe ušartove kundrẹ
natṳ̄rẹsẹ ndẹ ulī̃ tẹ butẹ, sā mā̃ tepẹr' ată ḱi yā̃nẹ tẹ natṳ̄rẹšim
kā̃nẹ me ušartuem ndẹ ulī̃ tẹ vet.
25 Sepsĕ nukẹ due, o vẹlazẹn, tẹ mos e dini kẹtĕ̃ mpšefẹsinẹ,
(ḱi tẹ mos yē̃ni tẹ mentšim ndẹr vĕtẹhet tŭeya,) se verbĭm
ubā̃ mbẹ ńī anẹ mbẹ Israelitẹt, deri sā tẹ hṳ̄yẹ tẹ mbŭšunit'
26 e kŏmbevet: eδe kẹštṳ̄ ǵiθẹ Israeli kā me špẹtuem, sikurse
ā̃štẹ škruem, "Kā me ărδunẹ prei Sionit Ai ki špẹtŏn, eδe
27 kā me kẹθṳem pa-besẹnĭatẹ prei Iakobit. Eδe kẹyŏ ā̃štẹ δiata
prei meye mb' ată, kur t' u hiĕk fayet atṳne".
28 Eδe prei anẹs' unǵīlit *yā̃n'* anẹmĭḱ te yu: por prei ănẹsẹ
29 sẹ sǵĕδẹmesẹ *yā̃nẹ* tẹ dăšunẹ pẹr ătẹnit. Sepsĕ δunẹtiat' eδe tẹ
30 θẹřĭtunat' e Perẹndisẹ *yā̃nẹ* pa pendĭm. Sepsĕ sikurse eδe yu
ńiherẹ nuk' i ndẹǵŭetẹ Perẹndisẹ, por taštī u pẹrdẹlṳ̄etẹ prei
31 tẹ pa-ndẹǵŭemit kẹtṳ̄neve. Kẹštṳ̄ eδe kẹtă taštī nuk' i ndẹǵuen'
32 *atī*, pẹr me u pẹrdẹlṳem eδe ată prei pẹrdẹlimit tŭei. Sepsĕ
Perẹndia i mbṳli tẹ ǵiθẹ ndẹ pa-ndẹǵĭm, ḱi tẹ pẹrdẹleyẹ
tẹ ǵiθẹ.
33 O θelẹsinẹ păsẹye, e ditunie, e šḱisẹ Perẹndie! sā tẹ pa-
kẹrkŭešime *yā̃nẹ* ǵṳ̄ḱet' e atī, eδe tẹ pa-ǵĕtuna ǵurmat' e
34 ŭδẹvet atī! Sepsĕ "kuš e ngofi mĕndien' e Zotit? a kuš ubā̃
35 kẹšilẹs baškẹ me atĕ̃?" A "kuš i δa atī *ǵā̃* pẹrpara, ḱi t' i
36 špagŭhetẹ?" Sepsĕ prei atī, eδe me anẹ t' atī, eδe pẹr atĕ̃
*yā̃nẹ* tẹ ǵiθa: mb' atĕ̃ *ḱoftẹ* ĺafti pẹr ǵiθẹ yetẹt. Amen.

## KAPTINA XII.

1 U ĺutem yuve prā, o vẹlazẹn, pẹr pẹrdẹlimet e Perẹndisẹ,
tẹ ndsiřni pẹrpara kŏrpẹnitẹ tŭei kurbăn tẹ ǵalẹ, seńt tẹ
2 pẹĺḱṳ̄ešim te Perẹndia, *ḱi ăštẹ* ĺūtẹya yŭei me ařẹsṳe. Eδe
mos băhi me ńī formẹ me kẹtĕ̃ yetẹ: por ndẹřoni fŏrmẹnẹ
tŭei me anẹ tẹ pẹrtẹrī̃ytẹmesẹ mĕndiesẹ tŭei, ḱi tẹ provoni

tsili *ăšt'* i miri, i pełkų̈ešimi, eδe i kulūti dašunīm i
Perẹndisẹ.
3 Sepsĕ θom, me anẹ t' atī hīrit ḱi m' uδă mue, mbẹ ǵiθẹ-
se-tsĭlinẹ prei yuš, mos me umenduem mā̆ tĕpẹrẹ se sā dŭhetẹ
me umenduem: por me umenduem pẹr me ubā̃m' i urtẹ,
mbas măsẹsẹ bĕsẹsẹ ḱi dāu Perẹndia mbẹ ǵiθẹ-se-tsĭlinẹ.
4 Sepsĕ sikurse ndẹ ńi korp kemi šumẹ ā̃nẹ, eδe ǵiθ' ā̃nẹtẹ
5 nukẹ kā̃nẹ ńī farẹ pune: kẹštū̆ *eδe na* tẹ šŭmẹtẹ yemi ńi korp
mbẹ Krĭštinẹ, eδe ǵiθẹ-se-tsili *prei neš yemi* ā̃nẹt' e ńianit
6 tiĕtẹrit: eδe kemi ǵiθẹ tšẹ farẹ δunẹtiaš mbas hīrit ḱi na
uδă: kuš tẹ ketẹ profezī, *łetẹ profetizoyẹ* mbas piĕsẹsẹ bĕsẹsẹ:
7 kuš tẹ ketẹ pẹr me šẹrbų̈em, *łet' i bierẹ mbrapa* šẹrbĕsẹsẹ:
kuš tẹ ketẹ pẹr me mẹsuem, *łet' i bierẹ mbrapa* mẹsimit:
8 kuš tẹ ketẹ me δā̃nẹ ngušulĭm, *łet' api* ngušulĭm: ai ḱi ep
prei sẹ vĕtẹsẹ, *łet' api* me *zĕmẹrẹ* tẹ mĭtunẹ: ai ḱi ā̆št' i parẹ,
*łetẹ yetẹ* me kuydĕs: ai ḱi pẹrdẹlĕn, *łetẹ pẹrdẹleyẹ* me buzẹ
me gas.
9 Dašunia mos *yetẹ* me dų̈ faḱe: kẹθehi prei sẹ kĕḱesẹ, e i
10 unǵitni sẹ mĭrẹsẹ: doni fort ńiani tiĕtẹrinẹ me dašunī
11 vẹlazẹnie: škonia me ndēr ńiani tiĕtẹrit: mos *ini* tẹ pẹrtŭešim
mbẹ ndsitĭm *tẹ pŭnẹvet*: *bā̆hi* tẹ ndsē̆tẹ ndẹ špirtit: i šẹrbeni
12 Zotit: gẹzohi ndẹ špẹresẹt: duroni ndẹ štrẹngĭm: pritni ndẹ
13 tẹ łŭtunit: ipni prei sẹ tŭeyaš ndẹ nevoyat tẹ šĕńtẹnavet:
14 ndiḱni miḱẹsīn' e tẹ hŭeyit, Bekoni ată ḱi u ndiĕkinẹ yuve:
15 bekoni, e mos malẹkoni. Gẹzohi me ată ḱi gẹzŏhenẹ, eδe
16 ḱyani me ată ḱi ḱyăinẹ. Kini ńi mend ńiani mbẹ tiĕtẹrinẹ:
mos mendoni tẹ năłtatẹ, por ułi baškẹ me tẹ pẹrŭnǵẹtit: mos
kuytoni vĕtẹhenẹ tŭei pẹr tẹ mentšim.
17 As ndońianit mos i špagŭeni tẹ keḱ ndẹ vend tẹ sẹ kĕḱesẹ:
18 vẹštroni pẹr *punẹ* tẹ mira pẹrpara ǵiθẹ niĕrẹziš. Ndẹ mŭndẹši,
19 sā prei ā̆nẹsẹ tŭei, tẹ kē̃ni paḱtĭm me ǵiθẹ niĕrẹzit. Mos i
mĭr̃ni špagĭm vetiut, o tẹ dă̆šunẹ: por bā̆ni uδẹ zemẹrimit:
sepsĕ ā̆štẹ škruem, "Unẹ *kam me mar̃ẹ* špagĭm, unẹ kam me
20 špaguem, θotẹ Zoti". Ndẹ i arθtẹ unī̃ prā anẹmikut t'ų̈t,

10 tę řeθ-premit. Vetše *na porositnę* tę kuitǒimę tę voběǵitę:
eδe kętě punę ndsitova me e bāmę.
11 Eδe kur erδi Pietri ndę Antiohī, i doľa kundrę mbala-
12 faќe, sepsě ište pęr tę ќartuem: sepsě pa ărδunę disa *vetę*
prei Iakobit, hante baškę me kombet: por kur erθnę, tęrhiќei
eδe dante vetš vetęvětęhenę, sepsě kište frikę ată ќi išinę
13 prei řeθ-prěsęyesę. Eδe baškę me atě utęrhoќnę vetš eδe Iudeyt'
e tierę: kaќi sā eδe Barnaba utęrhǒќ ndę hipokrisī t' atüneve.
14 Por kur pāš' unę, se s' ětsinę drěitę ndę tę vęrtetęt t' unǵīlit,
i θašę Pietrit pęrpara tę ǵīθęve, Ndę ќoftę se ti, tue ќěnunę
Iudē, řon porsi kǒmbetę, e yo porsi Iuděytę, pęrsě ngut
15 kǒmbetę me řuem porsi Iuděytę? Na *ќi yemi* prei natüret
16 Iudey, e yo prei kombeš faytorę, tue dītunę se s' deľ i drěitę
nieriu prei punęš ľīǵęsę, vetš me anę tę běsęsę Iesu-Krištit:
eδe na i besuem Iesu-Krištit, ќi tę dăľimę tę drěitę prei
běsęsę Krištit, e yo prei punęš ľīǵęsę: sepsě as ndońi korp
17 s' kā me daľun' i drěitę prei punęš ľīǵęsę. Por ndę ќoftę se
tue kęrkuem tę dăľimę tę drěitę mbę Krīštinę, uǵetęm eδe
faytorę, valę Krišti *ќěnęka* punętuer i fayit? Ќoftę ľark.
18 Sepsě ndę ndęrtofša pęr-sę-rī atǒ ќi priša, băy větęhenę
19 t'eme porosī-prišęs. Sepsě unę me anę tę ľīǵęsę vdiќa ndę
20 ľiǵę, ќi tę řoy mbę Peręndinę. Ukrüќęzüešę baškę me Krīštinę:
eδe unę mā s' řoy, por Krišti řon mbę mue: eδe ayǒ ќi řoy
unę taštī ndę mišt, řoy ndę besę tę Bīrit Peręndisę, i tsili
21 mę deši, eδe δa ndęr duer vetęvětęhenę pęr mue. Nuk' e
heθ poštę hirin' e Peręndisę: sepsě ndę ќoftę ndreitęnia me
anę tę ľīǵęsę, valę Krišti vdiќ kot.

## KAPTINA III. IV.

1 O tę mařę Galatianę, kuš u muer mbę sü, pęr mos me
ubīntunę mbę tę vęrtětęnę, ќi pęrpara süš tüei Iesu-Krišti
2 ќe škruem ndęr yu i krüќęzuem? Vetše kętě due me mařę
vešt prei yuš, Prei punęš ľiǵes' e müertę Špīrtinę, a prei sę
3 ndęǵüemesę běsęsę? Kaќi tę mařę yēni? e filüetę me špīrt,

4 taštĭ e mbaroni me miš? Kot pẹsŭetẹ kaḱi punẹ: ndẹ ḱoftẹ
5 se vĕtẹmẹ kot. Ai prā ḱi u ep yuve Špĭrtinẹ, eδe vepẹrŏn
fuḱia ndẹr yu, prei punẹš ľiǵẹs' *i bă̄n kẹtŏ,* a prei sẹ
ndẹǵŭemesẹ bĕsẹsẹ?
6 Sikurse "Abrahami i besōi Perẹndisẹ, eδe i unumẹrue pẹr
7 dreitẹnī". Dĭnia prā, se ată ḱi *yā̃nẹ* prei bĕsẹsẹ, kẹtă yā̃nẹ
8 tẹ biyt' e Abrahamit. Eδe škrońa tue pamẹ tšẹ pẹrpara, se
Perẹndia ndsier kŏmbetẹ tẹ drĕitẹ prei bĕsẹsẹ, i δā̃ zā̃
Abrahamit tšẹ pẹrpara, "Se ǵiθẹ kŏmbetẹ kā̃nẹ me ubekuem
9 mbẹ tụi". Pẹrandai ată *ḱi yā̃uẹ* prei bĕsẹsẹ kā̃nẹ me ubekuem
baškẹ me besẹtarin' Abrahăm.
10 Sepsĕ ată ḱi yā̃nẹ prei punẹš ľiǵẹsẹ, yā̃nẹ ndẹnẹ malẹkĭm:
sepsĕ ā̆štẹ škruem, "I malẹkuem *ā̆štẹ* tsili-dŏ ḱi s' ḱindrŏn
mbẹ ǵiθ' atŏ ḱi yā̃nẹ škruem ndẹ ľilẹr tẹ ľiǵẹsẹ, pẹr me i
11 bā̃m' atŏ". Eδe se askuši s' deľ i drĕitẹ me anẹ tẹ ľiǵẹsẹ
pẹrpara Perẹndisẹ, *ā̆štẹ* špẹrfăḱunẹ: sepsĕ i drĕiti kā me
12 ṙuem prei bĕsẹsẹ": eδe ľiǵa s' ā̆štẹ prei bĕsẹsẹ: por "ai nieri
13 ḱi bă̄n atŏ, kā me ṙuem prei atụneve". Krišti na špẹrbľeu
prei malẹkimit ľiǵẹsẹ, mbassi ubā̃ malẹkĭm pẹr nē. (Sepsĕ
ā̆štẹ škruem, "I malẹkuem *ā̆štẹ* tsili-dŏ ḱi vĭretẹ mbi drūt".)
14 Ḱi tẹ vī̆yẹ bekimi Abrahamit ndẹr kombet me anẹ tẹ Iesu-
Krištit, ḱi tẹ măṙinẹ tẹ zotŭemen' e Špirtit me anẹ tẹ bĕsẹsẹ.
15 O vẹlazẹn, si nieri fľas, por eδe δiatẹn' e nieriut ḱi ā̆štẹ
16 ľiδunẹ, askuši s' e heθ poštẹ, a šton ǵā̃ mb' atĕ. Eδe tẹ
zotŭemet' i ufoľnẹ Abrahamit eδe farẹs' atī: nukẹ θotẹ, Eδe
făravet, si pẹr šumẹ, por si pẹr ńi, "Eδe fărẹsẹ s'ate", ḱi
17 ā̆štẹ Krišti. Eδe kẹtĕ e θom, se δiătẹnẹ ḱi ḱe ľiδunẹ tšẹ
pẹrpara prei Perẹndisẹ mbẹ Krištinẹ, ľiǵa ḱi ḱe mbas katẹr
ḱind e tri-δētẹ viĕtš nuk' e heθ poštẹ, pẹr me prišunẹ tẹ
18 zotŭemenẹ. Sepsĕ ndẹ *ḱoftẹ* trašigimi prei ľiǵẹsẹ, nuk' *ā̆štẹ*
mā̃ prei sẹ zotŭemesẹ: por Perẹndia ia faľi *kẹtĕ* Abrahamit
me anẹ tẹ zotŭemesẹ.
19 Pẹrsĕ *uδă* prā ľiǵa? Uvū pẹr punẹ tẹ kapẹrtsụemesẹ
porosivet, deri sā tẹ vinte *ayŏ* fara ḱi i ḱe zotuem, ḱi ḱe

20 urδęnuem prei ĕnǵuyš n' dorę l̕äimęsi. Eδe l̕äimęsi s' ãšt' i
ńianit *vĕtęmę:* por Peręndia ãštę ńi.
21 Ĺiǵa prā *ḱĕnęka* kundrę tę zotŭemevet Peręndisę? Ḱoftę
l̕ark! sepsĕ ndę ište δãnę l̕iǵę ḱi mŭndei me δãnę yetę,
*atęherę* dreitęnia kište me ḱĕnunę pęr tę vęrtetę prei l̕ïǵęsę:
22 por škrońa i mbụli baškę tę ǵiθa ndęnę făyinę, ḱi t' u ĕpetę
23 tę zotŭemitę prei bĕsęsę Iesu-Krištit atụ̆neve ḱi besŏynę. Eδe
para se tę vinte besa, rŭhešim ndęnę l̕iǵę, mbụ̆lunę mbrenda
24 nd' *atĕ* besę ḱi kište pęr me usbul̕uem. Pęrandai l̕iǵa ḱe
mieštri ụnę mbę Krĭštinę, ḱi tę dil̕im tę drĕitę prei bĕsęsę:
25 por si erδi besa, s' yemi mã ndęnę mieštęr.
26 Sepsĕ tę ǵiθę yēni tę biyt' e Peręndisę me anę tę bĕsęsę
27 *ḱi ãštę* mbę Iesu-Krĭštinę: sepsĕ sā yēni pagęzuem mbę
28 Krĭštinę, keni vĕšunę Krĭštinę. Nuk' ãštę *mã* ludē, as Grek:
nuk' ãštę *mã* šęrbętuer, as i l̕irę: nuk' ãštę *mã* maškul' e
29 fĕmęnę: sepsĕ yu tę ǵiθę yēni ńi mbę Iesu-Krĭštinę. Eδe
ndę ḱofši yu tę Krištit, valę yēni fara e Abrahamit, eδe
trašigimtarę mbas tę zotŭemesę.

1 KAP. IV.—Eδe θom, Sā kohę trašigimtari ãštę fošńe,
2 s' dān prei šęrbętorit, ndonęse ãšt' i zoti tę ǵĭθave: por ãštę
ndęnę kuydestarę e ndęnę guvernorę, deri mb' atĕ kohę ḱi
3 ãšt' urδęnuem prei tę ātit. Kęštŭ eδe na, kur išim fošńe, išim
4 bãmę šęrbętorę ndęn' el̕ementat tę bŏtęsę? por kur erδi tę
mbŭšunit' e kŏhęsę, Peręndia dęrgōi Bīrin' e vet, ḱi l̕eu prei
5 grŭesę, eδe ḱi ḱĕ ndęnę l̕iǵę: ḱi tę šperbl̕eyę ată *ḱi išinę*
6 ndęnę l̕iǵę, ḱi tę măŕinę biręnīn' e zãnę. Eδe sepsĕ yēni biy,
Peręndia dęrgōi Špirtin' e Bīrit vet ndę zĕmęrat tŭeya, ḱi
7 θęŕĕt, Abbā, o Ātę. Pęrandai s' yē mã šęrbętuer, por bīr:
eδe ndę *ḱofš* bīr, *yē* eδe trašigimtār i Peręndisę me anę
tę Krištit.
8 Por atęherę, mbassi s' ngĭfšitę Peręndinę, u šęrbụet' atụne
9 peręndīnave ḱi s' yãnę prei natụret. Por taštĭ, mbassi ngofęt
Peręndinę, e *me θãnę* mã mirę ungofęt prei Peręndisę, si
kęθehi pęr-sę-rī mbę tę dobat eδe tę vobegat el̕ementa, ḱi

10 doni me u punuem atų̈neve pęr-sę-rī si pęrpara? Vēni orē
11 ditt, e muey, e kŏhęna, e vietna. Kam frikę pęr yu, drŭese
mos umundŭešę kot pęr yu.
12 Băhi porsi unę, sepsĕ eδe unę *yam* porsi yu, o vęlazęn, u
13 ľutem yuve: s' mę kēni bām̄ę ndońī ǵā̄ tę keǩe. Eδe e dini
14 se mā̄ pari unǵilęzova te yu me dobęsinę miši: eδe ngăsęyenę
t'eme ǩi ište ndę miš t'em s' e bā̄tę pęr asǵā̄, as s' e hoδęt
15 tēy, por mę pritęt si ĕnǵulę Peręndie, si Iesu-Krĭštinę. Tsila
prā ište ľumęnia yŭei? Sepsĕ dešmoy pęr yu, se ndę mŭndei,
16 dotę ndsĭritę sų̈tę tŭei, e tę m' i ĭpitę mue. Anęmiku yŭei
ubā̄šę prā, se θom tę vęrtĕtęnę?
17 Diftŏynę zĕmęrę tę pęrvęľutę te yu, *por* yo tę mirę, por
dŭenę me u mbų̈lunę yaštę yuve, ǩi tę kēni zĕmęrę tę
18 pęrvęľutę pęr ată. Por *ā̆štę* mirę me păsunę zĕmęrę tę pęrvęľutę
pęrherę mbę tę mĭręnę, eδe yo vĕtęmę kur tę yemi afęr yuš.
19 Dieľmθit' e mī, pęr-sę-rī kam tę δĭmtuna barku pęr yu, deri
20 sā tę bā̆hetę ndę formęt tŭei Krišti: eδe dŏišiem me ǩenun'
afęr yuš taštĭ, eδe me ndęŕuem zā̆ninę t'em: sepsĕ vras
mĕndienę peŕ yu.
21 Pa mę θoni, yu ǩi doni me ǩĕnunę ndęnę ľiǵę, a s' ndęǵoni
22 ľiǵęnę? Sepsĕ ā̆štę škruem, se Abrahami pat dų̈ biy: ńi prei
23 šęrbętŏresę, e ńi prei sę ľĭręsę: por ai *ǩi pat ľemę* prei
šęrbętŏresę, ľeu mbas mišit: e ai *ǩi pat ľemę* prei sę ľĭręsę,
24 *ľeu* me anę tę zotŭemesę. Kętŏ *punę* yā̄nę tę allegorĭsuna:
sepsĕ atŏ yā̄nę dų̄ δiătatę: ńiana prei maľit Sinait, ǩi puel
25 pęr šęrbętų̈rę, e tsila ā̆št' Agara: (sepsĕ Agara ā̆štę maľi i
Sinait ndę Arabī, e ā̆štę sińińĭ me Ierusalemęn' e sŏtšime:
26 eδe ā̆štę ndę šęrbętų̈rę baš̌kę me diĕľmt e vet.) Por Ieruselem'
27 e naľtę ā̆št' e ľira, e tsila ā̆štę ama e ǵiθę neve. Sepsĕ
ā̆štę škruem, "Gęzohu, ti o šterpę ǩi s' piel, ndsīr zā̄ e bęrtĭt,
ti ǩi nukę kē tę δĭmtuna barku: sepsĕ diĕľmt' e škretĭnęsę
28 *yā̄nę* mā̄ šumę se *diĕľmt'* e asāi ǩi kā būŕ". Eδe na, o vęlazęn,
29 yemi diĕľmt' e sę zotŭemesę, sikurse Isaaku. Por sikurse
atęherę ai ǩi ľeu mbas mišit, ndiǩte atĕ *ǩi ķište ľemę* mbas

30 špirtit, kęštũ *ăšt'* eðe taštĭ. Por ǩiš θotę škrońa? "Ndsīr
yaštę šęrbętoren' eðe bīrin' e asāi: sepsĕ i bīri šęrbęsōresę
s' kā me mařę trašigĭm baškę me tę bīrin' e sę ľīręsę.
31 Prā, o vęlazęn, nukę yemi biyt' e šęrbętōresę, por tę
sę ľīręsę.

## KAPTINA V.

1 Ḱindroni prā nd' atẽ tę ľīrętę ǩi na ľirōi Krišti, eðe mos
hų̃ni pęr-sę-rī ndę sǵeðę tę šęrbętų̃ręsę.
2 Ḱe unę Păuli po u θom yuve, se ndę uřeθ-prefši, Krišti
3 s' u vęyĕn asǵã. Eðe ap dešmī pęr-sę-rī mbę ǩiš do nieri
ǩi ãštę řeθ-premę, se ãštę detuer me mbăitunę ǵiθę ľiǵęnę.
4 Udatę prei Krištit, yu ǩi diľni tę drĕitę me anę tę ľiǵęsę:
5 ratę poštę prei hīrit. Sepsĕ na me anę tę Špirtit prĕsimę
6 pęr špęresęn' e sę ľīręsę prei bĕsęsę. Sepsĕ mbę Iesu-Krištin'
as řeθ-prĕsęya kā ndońī fuǩī, as pa-řeθ-prĕsęya, por besa
ǩi vepęrōn me anę tę dašunisę.
7 Ĕtsitę mirę: kuš u pęrmbăiti yuve pęr mos me ubĭndunę
8 mbę tę vęrtĕtęnę? Kętă tę bĭndunę nuk' ãštę prei atī ǩi u
9 θęřĕt yuve. Păkęzę brũmę mbrũm ǵiθę tę mbrũmunitę.
10 Unę kam špęresę mbę yu me anę tę Zotit, se s' dotę kẽni
ndęr mend tiĕtęrę ǵã: por ai ǩi u pęrzien yuve kā me bărtunę
11 ǵukĭminę, tsili-dō me ǩĕnurę. Eðe un', o vęlazęn, ndę
predikofša eðe mã řeθ-prĕsęye, pęrsĕ ndiǩem mã? vaľ utšărt
12 škănduli i krųǩit. Mararę tę kępŭtešinę tsopaš ată ǩi u
pęrzieynę yuve?
13 Sepsĕ yu, o vęlazęn, uθęřitęt mbę tę ľīrętę: vetše mos *e
bãni* tę ľirętę pęr škak tę mišit, por me anę tę dašunisę i
14 šęrbeni ńiani tiĕtęrit. Sepsĕ ǵiθę ľiǵa mbŭšetę me ńī fyaľę,
ndę kętẽ, "Tę dŭešę tę ăfęrinę tand si vĕtęhenę tande".
15 Por ndę kapšofši e ndę hăngęrši ńiani tiĕtęrinę, šikoni mos
hupni ńiani prei tiĕtęrit.
16 Θom prā, Ĕtsęni mbas špirtit, eðe mos i bãni dęšęrĭminę
17 mišit. Sepsĕ miši dęšęrōn kundrę špirtit, e špirti kundrę mišit:

eδe kętŏ yą̃nę kundrę ńiana tiĕtęręsę, pęrandai mos bą̆ni atŏ
18 ḱi doni. Por nd' ĕtsęni mbas špirtit, s' yĕni ndęnę ĺiǵę.
19 Eδe punęt' e mišit yą̃nę tę šperfáḱuna, tę tsĭlatę yą̃nę
20 fornikī, kurvęnī, puganęsī, ndųnęsī, iδullatrī, maǵī, anęmiḱęsī,
ḱarta, zęĺia, zemęrime, tę zą̃na, tę dame, eresia, zmire,
21 vrăsęye, tę dĕituna, ĺodrętī, eδe kęsŏš si kętŏ: pęr atŏ po
u θom yuve mą̃ pari, sikurse eδe u θašę mą̃ pari, se ată ḱi
punŏynę kęsŏ punęš s' ką̃nę me trašiguem mbęretęnī Perędie.
22 Por pema e Špirtit ą̆štę dašunī, gęzĭm, paḱtĭm, zĕmęrę tę
ǵą̃nę, ambĺęsinę, miręnī, besę, butęsinę, tę pęrmbăitunę
23 vĕtęhenę: kundrę kętų̃neve s' ą̆štę ĺiǵę.
24 Eδe ată ḱi yą̃nę tę Krištit ką̃nę kruḱęzuem mĭšinę baškę
25 me tę pęsŭemet e me dęšęrimet. Ndę ȓofšim mbas Špirtit,
ĺet' ĕtsimę eδe mbas Špirtit.
26 Ĺetę mos kęrkŏimę ĺaft tę kotę, tue štų̃mę ńiani tiĕtęrinę,
tue păsunę zmir ńiani tiĕtęrinę.

## KAPTINA VI.

1 O vęlazęn, eδe ndę pastę rą̃nę *ndońi* nieri mbę ndońi fay,
yu ḱi yĕni tę špirtit ndęrtŏnia tę tilę *nieri* me špīrt tę butę,
2 tue vų̃m' orē vĕtęhenę tande, mos ngiteš' eδe ti. Barni bă̄ȓętę
ńiani tiĕtęrit, eδe kęštų̆ kĕni me mbŭšunę ĺiǵęn' e Krištit.
3 Sepsĕ ndę i uduktę kuit se di ḱiš ą̆štę, ndonęse s' ą̆štę ǵą̃,
4 gęńĕn vetęvĕtęhenę. Por ǵiθę-se-tsili ĺetę provoyę punęn' e
vet, eδe atęherę kā me umbŭȓunę pęr vetęvĕtęhenę, e yo pęr
5 tiĕtęrinę: sepsĕ ǵiθę-se-tsili kā me bărtunę baȓęn' e vet.
6 Eδe ai ḱi ą̆štę i męsuem ndę fyaĺęt, ĺeta bą̃yę piesętār
7 mbę ǵiθę tę mirat atĕ ḱi męsŏn. Mos gęńehi: Perędia
s' pęrbŭzetę: sepsĕ ḱiš tę mbieli nieriu, atĕ eδe kā me koȓę:
8 sepsĕ ai ḱi mbiel ndę miš tę vet, kā me koȓę prĭšęye prei
mišit, por ai ḱi mbiel ndę špīrt, kā me koȓę yetę tę pa-
9 sŏsęme prei špirtit. Ĺetę mos ĺŏδemi prā tue bą̃mę tę mĭręnę,
sepsĕ ndę mos uĺoθšim, kemi me koȓę me kohę tę asāi.
10 Pęrandai deri sā kemi kohę, ĺetę punŏimę tę mĭręnę mbę
tę ǵiθę, por mą̃ fort mbę štępiaręt e bĕsęsę.

11 Šifni k̓iš farȩ l̓ētȩre tȩ maðe u škrova yuve me dŏrȩnȩ t'eme.
12 —Sā dŭenȩ me udŭkunȩ tȩ mirȩ ndȩ mišt, kȩtă u ngŭsinȩ yuve
tȩ r̈eθ-prehi, vĕtȩmȩ k̓i tȩ mos ndĭk̓enȩ pȩr krṳk̓in' e Krištit.
13 Sepsĕ as atā k̓i yãnȩ r̈eθ-premȩ s' rŭeynȩ l̓ĭg̓ȩnȩ: por dŭenȩ
14 me ur̈eθ-premȩ yu, k̓i tȩ mbŭr̈enȩ mbȩ miš tŭei. Por pȩr
mue k̓oftȩ l̓ark tȩ mbŭr̈unitȩ pȩr tiĕtȩrȩ g̓ã, vetš pȩr krṳk̓in'
e Zotit t'ṳnȩ Iesu-Krištit, k̓i me anȩ t' atī ãštȩ krṳk̓ȩzuem
15 bota tek unȩ, eðe unȩ te bota. Sepsĕ mbȩ Iesu-Krištin' as
r̈eθ-prĕsȩya kā ndoñī fuk̓ī, as pa-r̈eθ-prĕsȩya, por kriyesa e
16 rē. Eðe sā ĕtsinȩ mbas kȩtī r̈ĕguli, *k̓oftȩ* pak̓tĭm eðe pȩrdȩlĭm
mb' ată, eðe mbȩ Israelin' e Perȩndisȩ.
17 Taštī e mbaskȩndai askuši l̓etȩ mos mȩ ngasi: sepsĕ
unȩ bari šeñet' e Zotit Iesu ndȩ korpt t'em.
18 Hīri i Zotit t'ṳnȩ Iesu-Krištit *k̓oftȩ* baškȩ me špĭrtinȩ
tŭei, ŏ vȩlazȩn. Amen.

*(L̓ĕtȩra) mbȩ Galatianȩt ušk̓rue prei Romet.*

---

# L̓ĔTȨRA E APŎSTULIT PAUL MBȨ EFESIANȨT.

## KAPTINA I. II.

1 Păuli apŏstuli i Iesu-Krištit me dašunimin' e Perȩndisȩ,
mbȩ šĕntȩnit k̓i yãnȩ ndȩ Efesȩ, eðe mbȩ besȩtarȩt mbȩ Iesu-
Krĭštinȩ: hīr eðe pak̓tĭm *k̓oftȩ* mbȩ yu prei Perȩndisȩ Ātit
t'ṳnȩ, eðe prei Zotit Iesu-Krišt.
3 I bekuem *k̓oftȩ* Perȩndia eðe Āti i Zotit t'ṳnȩ Iesu-Krištit,
k̓i na bekŏi me k̓iš do bekĭm špirtȩnie ndȩ punȩt tȩ k̓ielit
4 me anȩ tȩ Krištit: sikurse na sg̓oði me anȩ t' atī para se
tȩ ngrĭfei bota, k̓i tȩ yĕmi šeñtȩn eðe fak̓e-barðȩ pȩrpara
5 atī me anȩ tȩ dašunisȩ: na urðȩnŏi tšȩ pȩrpara pȩr birȩnĭn'
e zãnȩ mbȩ vĕtȩhen' e atī me anȩ tȩ Iesu-Krištit, mbas sȩ
6 pȩl̓k̓ŭemesȩ dašunimit vet, pȩr nderin' e l̓aftit tȩ hīrit vet,

7 k̓i me atĕ na pęl̓k̓eu me anę tę đăšunit *vet:* k̓i prei atī kemi
tę šperbl̓ĕmitę me anę tę ǵakut atī, ndiesęn' e făyevet, mbas
8 păsęyesę hīrit atī: k̓i e teprōi mbę nē me k̓iš đo ditunī e
9 urtī. Sepsĕ bãni tę ńgŏfimę pšefęsinęn' e đašunimit vet mbas
sę pęl̓k̓ŭemesę vet, k̓i e pat vũmę ndęr mend me vĕtęhen' e
10 atī, ndę guvernī tę mbŭšęmesę kŏhęnavet tę pęrmbęl̓eδi tę
ǵiθa mbę Krĭštinę, eδe atŏ *k̓i yãnę* ndę k̓iyet, eδe atŏ k̓i
11 yãnę mbę *δēt:* mb' atĕ mŭeręm eδe šortę, urδęnuem tšę
pęrpara sikurse e pat vũmę ndęr mend ai k̓i vepęrŏn tę ǵiθa
12 mbas ăndęsę dašunimit vet: pęr me k̓ĕnunę na k̓i šperụem
13 tšę pęrpara mbę Krĭštinę pęr nderin' e l̓aftit atī: mb' atĕ
*šperụet'* eδe yu k̓i ndęǵŭetę fyal̓ęn' e sę vęrtĕtęsę, unǵilin'
e špętimit tŭei: eδe si i besuet' atī, ubul̓osęt me Špĭrtinę
14 Šeńt tę sę zotŭemesę: k̓i ai ăštę kapār' i trašigimit t' anę,
deri mbę tę šperbl̓emen' *e atī* pŏpulit k̓i ufitue, pęr nderin'
e l̓aftit atī.

15 Pęrandai eδe unę kur ndęǵova bĕsęnę tŭei mbę Zŏtinę
16 Iesu, eδe dašuninę k̓i k̃ēni mbę ǵiθę šĕńtęnit, nukę pušoy
tue i ufăl̓unę ndersę *Peręndisę* pęr yu, *e* tue u pęrmĕndunę
17 yuve mbę tę făl̓unat e mia: k̓i tę u api Peręndia i Zotit
t'ụnę Iesu-Krĭštit, Āti i l̓aftit, špīrt ditunie eδe sbul̓ese, pęr
18 me ńgofun' atĕ. Sũt' e mĕndiesę tŭei tę yẽnę ndrĭtunę, pęr
me ńgŏfunę tsila ăštę špęresa e sę θeřĭtęmes' atī, eδe tsila
19 *ăštę* păsęya e l̓aftit trašigimit atī mbę šĕńtęnit: eδe tsila *ăštę*
e tĕpęra maδęnī e fuk̓isę atī k̓i vepęrōi mbę nē k̓i besŏimę,
20 mbastę vepęrŭemit tę puštĕtšimesę fuk̓īs' atī: tę tsilęn' e
vepęrōi mbę Krĭštinę, kur e ńgali prei sę vdĕkuniš, eδe e
vũni me ndĕńunę ndę tę diaθtęt vet mbę vendet e k̓ĭyevet,
21 pęrsipęr k̓iš do urδęni e pušteti e fuk̓ie e zotęnie, eδe *pęrsipęr*
k̓iš do ĕmęni k̓i emęnŏhetę, yo vĕtęmę mbę kętĕ yetę, por
22 eδe mb' atĕ k̓i viĕn: eδe tę ǵiθa ia vũni ndęnę kambęt t' atī:
23 eδe e bãni krụe sipęr tę ǵĭθęve mbę kišęt, k̓i ayŏ ăštę korpi
i atī, tę mbŭšunitę k̓i mbuš tę ǵiθa mbe tę ǵiθa.

1 KAP. II.—Eδe yu k̓i ĭšitę tę vdĕkunę pęr kapęrtsimin'

2 e porosivet e per fayet *u ða yuve yetę:* ḱi mb' atē etsęt
ńiherę mbas yētęsę kęsāi bote, mbas urðęnarit ēręsę puštetit,
*atī* špirtit ḱi vepęrōn sot mbę tę biyt e tę pa-bīndęmesę:
3 ndęr atā eðe na tę ǵiθę upęrziem ńiherę mbas dęšęrimeš
mišit t'anę, tue bāmę dašunimin' e mišit eðe mendīmevet:
eðe išim prei natūręsę diēl̇mt' e zemęrimit, sikurse eðe tę
4 tiērętę. Por Perendia ḱi āšt' i pāsunę ndę pęrdęlīm, pęr
5 dašunīn' e vet tę šūmęnę, ḱi na deši, eðe tue ḱēnunę na tę
vdēkunę pęr fayet, na ða yetę baškę me Krištinę, (me hīr
6 yēni špętuem:) eðe na ngali baškę, eðe na vūni me ndēńunę
7 baškę ndę vendet tę ḱīyevet me anę tę Iesu-Krištit: ḱi tę
diftoyę ndę yetęt ḱi vīnę pāsęyen' e tēpęrę tę hīrit vet me
8 miręnī te na me anę tę Iesu-Krištit. Sepsē me hīr yēni
9 špętuem me anę tę bēsęsę: eðe kęyō nuk' *āštę* prei yuš: por
*āštę ð*unętī Perendie: yo prei vēpęraš, ḱi tę mos mbuŕet'
10 askūš. Sepsē yemi kriyesa e atī, kriyuem mbę Iesu-Krištinę
pęr punę tę mira, tę tsilat' i bāni gati Perendia tšę pęrpara,
ḱi tę ētsimę mbas atūneve.

11 Pęrandai kīnia ndęr mend, se yu ḱi īšitę ńiherę kombe
mbas mišit, ḱi θōhenę pa-ŕeθ-prēsęye prei asāi ḱi θōhetę
12 ŕeθ-prēsęye bāmę me dorę ndę miš: se īšitę nd' atē kohę pa
Krišt, damę vetš prei ḱutetęnisę Israelit, eðe tę hūey prei
ðiātavet e tę zotūemesę, pa pāsunę špęresę, eðe tę pa-perendī
13 ndę botęt. Por taštī me anę tę Iesu-Krištit, yu ḱi īšitę
14 ńiherę l̇ark, ubātę ngat me anę tę ǵakut Krištit. Sepsē ai
āštę paḱtimi ynę, ḱi bāni tę dūyatę ńī, eðe ŕenōi mūrinę *ḱi*
15 *ište* ndęrmiēt tę mbūlęmesę, kur priši anęmiḱęsinę ndę mišt
tę vet, *do me θānę,* l̇iǵęn' e porosivet ḱi *īšinę* ndę ūrðęna,
ḱi tę kriyoyę mbę vetęvētęhenę tę duya mbę ńi nieri tę rī,
16 tue bāmę paḱtīm: eðe tę paḱtoyę me Perendinę tę du mbę
ńi korp me anę tę kruḱit, mbassi vrau anęmiḱęsinę ndę
17 veręvētęhet. Eðe erði e ungilęzōi paḱtīm yuve ḱi *išitę* l̇ark,
18 eðe atune ḱi *īšinę* ngat: sepsē me anę t' atī tę du kemi tę
hūmitę tek Āti prei ńi Špirti.

19 Perandai s' yẽmi mã te hũey e te peryaštim, por prei ńi
20 k̈uteti me šẽńtenit, e prei ńī štepie me Perendine, ndertuem
mbi θemel̈in' e apŏstuyvet e te profẽtenavet, k̈i ãšte gūr' i
21 kantit vete Iesu-Krišti; mb' atẽ ǵiθe ndertesa permbel̈ẽδune
22 baške r̈itete nde tẽmpule te šeńtenũešim mbe Zŏtine: mb' atẽ
eδe yu yẽni ndertuem baške, per me ndẽńune Perendia me
ane te Špirtit.

## KAPTINA III.

1 Per ketẽ pune une Păuli *yam* i l̈iδuni i Iesu-Krištit per
2 yu kombet: sepsẽ ndeǵũete guvernīn' e hīrit Perendise k̈i
3 m' uδă per yu: se me te sbul̈ũeme ma bãni te ńǵŏfune *atẽ*
mpšefesīnene, (sikurse u škrova yuve perpara me pak *fyal̈e*,
4 k̈i atẽ tue kenduem mũndeni me mar̈e vešt mẽndiene t'eme
5 nde mpšẽfesinet te Krištit,) k̈i s' k̈e ńǵŏfune nde brezat e
tiere mbe te biyt e niẽrezevet, sikurse taštī usbel̈ue me ane
6 te Špirtit mbe šẽńtenit e atī apŏstuyt eδe profẽtenit: k̈i
kŏmbete te yẽne trašigimtare baške, e me ńi korp, e me ńī
piese mbe te zotũemen' e atī mbe Kriština me ane te unǵīlit:
7 te tsilit *un'* i ubãše šerbetuer mbas δunetise hīrit Perendise,
8 k̈i m' uδă mbas te veperũemit fuk̈ise atī. Mue mã te vŏgel̈it
e ǵiθe šẽńtenavet m' uδă ai hīr me unǵilezuem nder kombet
9 păseyen' e Krištit k̈i s' i ǵīndete ǵurma, eδe me ndrītune te
ǵiθe, tsila *ãšte* šok̈enia e mpšefesīnese k̈i k̈e mpšẽfune prei
yẽtevet te Perendia k̈i ndertŏi te ǵiθa me ane te Iesu-Krištit:
10 k̈i te ńǵīfete taštī me ane te kĭšese prei ũrδenavet e prei
puštẽtevet nde vendet te k̈īyevet ditunia e Perendise *k̈i ãšte* šume
11 mendureš: mbas asāi kešīlese l̈ašte k̈i bãni mbe Zŏtine t'ane
12 Iesu-Kriština, k̈i mb' atẽ kemi kutsīm eδe te hũme me šperese
13 prei besesʼ atī. — Perandai u l̈utem yuve te mos l̈oδi per
štrengimet e mia *k̈i kam* per yu, e tsila ãšte l̈afti yũei.
14 Per ketẽ pune ul̈ ǵuńet' e mī tek Āti i Zotit t'une Iesu-
15 Krištit, k̈i prei atī k̈yũhete k̈iš do atenī *k̈i ãšte* nde k̈iyet e
16 mbe δēt: k̈i te u api yuve mbas păseyese vet, te fortsohi

ndẹ fuḱī me anẹ tẹ Špirtit atī mbẹ nierin' e pẹrmbrentšim:
17 ḱi tẹ ŕiyẹ Krišti ndẹ zĕmẹrat tŭeya me anẹ tẹ bĕsẹsẹ:
18 zā̃nẹ ŕańẹ e θemeľuem ndẹ dašunī, ḱi tẹ mŭndeni me maŕẹ
vešt baškẹ me ǵiθẹ šĕńtẹnat, ḱiš ā̆štẹ tẹ ǵā̃nẹt' e tẹ ǵatẹt' e
19 tẹ θelẹt' e tẹ năľtẹtẹ: eδe tẹ nǵifni *atĕ* dašunīn' e Krištit ḱi
kapẹrtsĕn mĕndienẹ, ḱi tẹ mbŭšeni me ǵiθẹ tẹ mbŭšunit'
e Perẹndisẹ.
20 Eδe mb' atĕ ḱi mŭndetẹ tĕpẹrẹ sẹ tĕpẹri me bā̃mẹ pẹr
21 ǵiθẹ sā kẹrkoim' e mendŏimẹ, mbas *asāi* fuḱisẹ ḱi vepẹrŏhetẹ
ndẹr nē, mb' atĕ *ḱoftẹ* ľafti ndẹ kišẹt me anẹ tẹ Iesu-Krištit,
mbẹ ǵiθẹ brezat e yĕtẹsẹ yĕtẹvet. Amen.

## KAPTINA IV.—VI.

1 U ľutem yuve prā un' i ľiδuni mbẹ Krištinẹ, tẹ ĕtsẹni
2 sikurse vẹyĕn mb' atĕ tẹ θẹŕītunitẹ ḱi uθẹŕitẹt, me ḱiš do
urtī e butẹsinẹ, me zĕmẹrẹ tẹ ǵā̃nẹ, tue duruem ńiani tiĕtẹrinẹ
3 me dašunī: tue ndsituem tẹ rŭeni tẹ ƚaškŭemit' e Špirtit me
4 anẹ tẹ ľiδẹmesẹ paḱtimit. Ńi korp e ńi špīrt, sikurse eδe
5 uθẹŕitẹt me ńī špẹresẹ tẹ θẹŕītẹmesẹ tŭei: ńi Zot, ńi besẹ,
6 ńi pagẹzīm: ńi Perẹndī eδe Āt' i tẹ ǵiθẹve, ḱi ā̆štẹ mbi tẹ
ǵiθa, eδe pẹr tẹ ǵiθa, eδe ndẹr ǵiθẹ yu.
7 Eδe ǵiθẹ-se-tsilit prei neš i uδă hīr mbas mā̆tẹyesẹ δunẹtisẹ
8 Krištit. Pẹrandai θotẹ, "Si hipi naľt, ƚā̃ni rop robẹninẹ, eδe
9 u δa tẹ δā̃na niĕrẹzẹvet". (Eδe se "ai hipi", ḱiš ā̆štẹ, vetš
se eδe sdripi mā̃ pẹrpara mbẹ mā̃ tẹ pŏštẹmet anẹt e δēut?
10 Ai ḱi sdripi, ai vetẹ ā̆št' eδe ḱi hipi pẹrsipẹr ǵiθẹ ḱīyevet,
11 ḱi tẹ mbuši tẹ ǵiθa.) Eδe ai disa i bā̃ni apŏstuy, e disa
12 profetẹn, e disa unǵilẹzorẹ, e disa barī e mieštra, pẹr me
bā̃mẹ gati šĕńtẹnitẹ pẹr punẹn' e šẹrbimit pẹr tẹ ndẹrtŭemit'
13 e korpit Krištit: deri sā tẹ ǵiθẹ t' ia mbẹŕīmẹ tẹ baškŭemesẹ
besẹs' eδe sẹ nǵŏfẹmesẹ Bīrit Perẹndisẹ, ndẹ bū̆ŕ tẹ kulutẹ,
14 ndẹ masẹ tẹ mŏšẹsẹ tẹ mbŭšẹmesẹ Krištit: ḱi tẹ mos yemi
mā̃ fošne, maŕẹ prei vaľẹš dētit, e prŭmẹ kẹtŭ e atiĕ prei
ḱiš do ere tẹ mẹsimit, prei ŕĕnẹsẹ niĕrẹzẹvet, prei dinakẹrisẹ

15 pęr me i ǵetun' uδę gęńimit: por tę yemi tę vęrtetę ndę
dašunī, tę štŏhemi tek ai prei sę ǵiθaš, i tsili ǟštę krṳetę,
16 *do me θǟnę* Krišti: prei atī ǵiθę korpi pęrmlęl̕ĕδunę baškę
e l̕īδunę baškę me ḱiš do tę puθtŭeme t' atṳne tsŏpavet ḱi
punŏynę baškę, mbas tę vepęrŭemit me masę tę ǵiθę-se-tsilęs'
anę, bǟn tę řitunit' e korpit pęr tę ndęrtŭemit' e vet
me dašunī.
17 Kętĕ prā θom, eδe bǟy dešmī mbę Zŏtinę, tę mos ĕtsęni
mǟ, sikurse ĕtsinę kombet' e tierę ndę kotęsinęt tę mĕndiesę
18 vet, eřęsuem prei mĕndiesę, *e* l̕arguem vetš prei yĕtęsę
Peręndisę, pęr tę pa-dĭtunitę ḱi ǟštę ndęr ată, pęr tę verbŭemit'
19 e zĕmęręsę vet: tę tsĭlętę sepsĕ nukę ndieynę vĕtęhenę, δǟnę
vĕtęhen' e atṳne ndę fuliḱęnī, ḱi tę punŏynę ḱiš do ndṳnęsī
20 me l̕akęmĭm. Por yu nuk' e kĕni dsǟnę kęštŭ Krĭštinę,
21 ndę e kĕni ndęǵuem atĕ pęr tę vęrtetę, e yĕni męsuem
22 mb' atĕ, sikurse ǟšt' e vęrteta mbę Iesunę: tę l̕ĕni mbę-ń'-anę
nierin' e viĕtęrę ḱi vdĭretę mbas dęšęrimeš gęńimit, sikurse
23 vĕišitę mǟ pari: eδe tę pęrtęrĭhi ndę špĭrt tę mĕndiesę tŭei,
24 e tę višni nierin' e rī, ḱi ǟštę ndęrtuem mbas Peręndisę me
dreitęnīn' e me šeńtęnīn' e sę vęrtĕtęsę.
25 Pęrandai l̕īni mbę-ń'-anę řĕnęnę, e "ǵīθę-se-tsili l̕etę fl̕asi
tę vęrtĕtęnę me tę ăfęrmin' e vet", sepsĕ yemi krahat' e
26 ńiani tiĕtęrit.—"Zemęrohi, e mos fęyeni": l̕erę mos peręndoyę
27 dieli mbę zemęrĭmt tŭei: as mos i bǟni vend diālit.—
28 Ai ḱi viĕθ l̕etę mos vieδi mǟ, por mǟ tĕpęrę l̕etę mundŏhetę
tue punuem tę mĭręnę me duert' *e veta,* ḱi tę ketę t' i api
29 atī ḱi kā nevoyę. — Ḱiš do fyal̕ę e kăl̕bętę l̕etę mos dal̕i
prei gŏyęsę tŭei, por ayŏ *ḱi ǟšt'* e mirę pęr tę ndęrtŭemit e
e nevŏyęsę, ḱi t' u api hĭr atṳne ḱi ndęǵŏynę.
30 Eδe mos iδęnoni Špĭrtinę Šeńt tę Peręndisę, ḱi me atĕ
yĕni bul̕ŏsunę pęr ditęn' e šperbl̕imit.
31 Ḱiš do iδęsinę e zemęrĭm e męnī e tę bęrtitun' e tę
nĕmunę, l̕etę hiḱetę prei yuš, baškę me ḱiš do tę keḱe:
32 eδe bǟhi mbę ńiani tiĕtęrinę tę mirę, zemęr-δimtšim, tue ia

fāľunẹ ńiani tiětẹrit, sikurse eδe Perẹndia ua faľi yuve me
anẹ tẹ Krištit.
1 KAP. V.—Meŕni mbrapa prā Perẹndinẹ, si dieľm tẹ
2 dăšunẹ: eδe ětsẹni ndẹ dašunī, sikurse eδe Krišti na deši,
eδe δa vetẹvětẹhenẹ pẹr nē δunẹtī e kurbăn te Perẹndia pẹr
erẹ tẹ mirẹ.
3 Eδe kurvẹnī, e ќiš do ndụnẹsī, a ľakẹmĭm, as tẹ mos
4 ќyŭhetẹ ndẹr yu, sikurse dŭhetẹ mbẹ šěńtẹnit. Eδe turpẹnī e
5 fyaľẹ tẹ maŕa a fyaľẹ pẹr gas, tẹ tsĭlatẹ s' kānẹ hie: por
mā̃ těpẹrẹ tẹ fāľunẹ ndersẹ. Sepsě kẹtē e dini, se ќiš do
kurvār, a ndụnẹs, a ľakẹmues, i tsili ā̃št' iδullatẹr, s' kā
6 trašigĭm ndẹ mbẹretẹnīt tẹ Krištit, e tẹ Perẹndisẹ. Askuši
ľetẹ mos u gẹńeyẹ yuve me fyaľẹ tẹ kota: sepsě pẹr kẹtǒ
*punẹ* viěn zemẹrimi i Perẹndisẹ mbẹ tẹ biyt' e tẹ pa-bĭndẹmesẹ.
7, 8 Mos kini piesẹ prā me ată. Sepsě ńiherẹ išit' eŕẹsinẹ, por
9 taštĭ *yē̃ni* dritẹ mbẹ Zǒtinẹ: ětsẹni si dieľmt' e drĭtẹsẹ: (sepsě
pēm' e Špirtit *ā̃štẹ* mbẹ ќiš do mirẹnī, e dreitẹnī, e vẹrtetẹnī:)
10, 11 tue provuem ќiš ā̃št' e pẹľќụešime te Zoti. Eδe mos
kini šoќẹnī baškẹ me punẹt e eŕẹsīnẹsẹ ќi yā̃nẹ pa pemẹ,
12 por mā̃ tepẹr' i ќartoni. Sepsě atǒ ќi punǒhenẹ pšěfazẹ prei
13 atụneve, ā̃štẹ turp me i zā̃n' eδe me goyẹ. Por ǵiθ' atǒ *punẹ*
ќi yā̃nẹ pẹr me uќartuem, špẹrfăќenẹ prei drĭtẹsẹ: sepsě
14 ќiš do punẹ ќi špẹrfaќet' ā̃štẹ dritẹ. Pẹrandai θotẹ, Tšohu
ti ќi fľē̃, e ngreu prei sẹ vděkuniš, eδe Krišti kā me tẹ
ndrĭtunẹ.
15 Šikoni prā si tẹ ětsẹni me kuyděs: yo si tẹ pa-ditšim,
16 por si tẹ ditšim, tue špẹrbľemẹ kǒhẹnẹ, sepsě dittẹ yā̃nẹ tẹ
17 kẹќia. Pẹrandai mos băhi tẹ maŕẹ, por měŕnia vešt ќiš ā̃*štẹ*
18 dašunimi i Zotit. Mos dehi me vē̃nẹ, ќi mb' atē̃ ā̃štẹ pľank-
19 prĭšie, por mbŭšuni me Špĭrtinẹ *Šeńt*, tue ľiǵẹruem ndẹr
větẹhenẹ tŭei me psalmẹ, e me hymẹn, e me kankẹ špirtẹnie,
tu kẹnduem e tue psălunẹ ndẹ zěmẹrẹt tŭei mbẹ Zǒtinẹ:
20 tue i ufăľunẹ ndersẹ pẹrherẹ pẹr tẹ ǵiθa Perẹndĭs' eδe Ātit
21 mb' ěmẹnẹ tẹ Zotit t'ụnẹ Iesu-Krištit. Tue i upẹrŭnǵunẹ
ńiani tiětẹrit me frikẹ tẹ Perẹndisẹ.

22, 23 Yu grātẹ, u pẹrunǵi bŭřavet tŭei, porsi Zotit: sepsĕ
būři ă̄s̆tẹ krụet' e grŭesẹ, sikurse eδe Kris̆ti ă̄s̆tẹ krụet' e
24 kĭs̆ẹsẹ, eδe ai ăs̆tẹ s̆ẹľbŭesi i korpit. Por sikurse kis̆a i
pẹrŭnǵetẹ Kris̆tit, kẹs̆tŭ eδe grātẹ *ľet' u pẹrnŭǵenẹ* bŭřavet
vet mbẹ ḱis̆ do *punẹ*.
25 Yu bŭřatẹ, doni grātẹ tŭeya, sikurse eδe Kris̆ti des̆i kĭs̆ẹnẹ,
26 eδe δa vetẹvĕtẹhenẹ pẹr atĕ, pẹr me e s̆eńtẹnuem e pẹr me
27 e ḱiruem me tẹ ľamit' e uyit me anẹ tẹ fyăľẹsẹ, ḱi ta ndsieři
pẹrpara vetẹvĕtẹhesẹ kis̆ẹ tẹ ľavdŭes̆ime, pa-păsunẹ paľavī, a
řuδẹ, a ndońi kẹsŏ farẹ ǵă̄ye, por ḱi tẹ yetẹ s̆eńte e faḱe-
28 barδẹ. Kẹs̆tŭ kā̃nẹ detụrẹ bŭřatẹ me dăs̆unẹ grāt' e veta,
porsi korpin' e vet: ai ḱi do gruen' e vet, do vetẹvĕtẹhenẹ.
29 Sepsĕ askus̆i ndońiherẹ s' e muer mẹnī mis̆in' e vet, por e
30 us̆ḱĕn eδe e ngrof, sikurse eδe Zoti kĭs̆ẹnẹ. Sepsĕ yemi anẹt'
31 e korpit atī, prei mis̆it atī, eδe prei ĕs̆tẹnavet atī. "Pẹrandai
nieriu kā me ľā̃nẹ t' ātin' eδe t' ămẹnẹ, eδe kā me unǵītunẹ
32 mbas grŭesẹ vet, eδe tẹ dụ kā̃nẹ me ḱĕnunẹ ńi mis̆". Kụi
mystēr ă̄s̆t' i maθ: por unẹ θom *ľetĕ* pẹr Kris̆tin' eδe
pẹr kĭs̆ẹnẹ.
33 Por eδe ǵiθẹ-se-tsili prei yus̆ kẹs̆tŭ ľeta detẹ gruen' e vet:
eδe grŭeya ľeta ketẹ frikẹ bŭřinẹ.
1 KAP. VI.—Yu dieľmtẹ, u ndẹǵoni pẹrintvet tŭei mbẹ
2 Zŏtinẹ: sepsĕ kẹyŏ ă̄s̆t' e ŭδẹsẹ. "Nderŏ tẹt' āt' e tẹt' amẹ",
3 i tsili ă̄s̆t' ŭrδẹni i parẹ me tẹ zotŭeme, "ḱi tẹ bă̄hetẹ mirẹ
tụi, eδe tẹ yes̆ẹ yetẹ-ǵatẹ mbi δēt".
4 Eδe yu ătẹnitẹ, mos i bă̄ui dieľmtẹ me uzemẹruem, por
i řitni me mẹsīm e me kẹs̆ile tẹ Zotit.
5 Yu s̆ẹrbẹtŏrẹtẹ, u ndẹǵoni zotẹnivet *tŭei* mbas mis̆it me
frikẹ e me driθtīm, e me zĕmrẹnẹ tẹ mītunẹnẹ tŭei, porsi
6 mbẹ Kris̆tinẹ: yo tẹ punoni pẹr faḱe, si asīs̆ ḱi pẹľḱĕhenẹ
mbẹ niĕrẹzit, por si s̆ẹrbẹtorẹt' e Kris̆tit, tue bā̃mẹ das̆unimin'
7 e Perẹndisẹ me *ǵiθẹ* s̆pīrt, tue punuem me zĕmẹrẹ tẹ mirẹ
8 mbẹ Zŏtinẹ, e yo mbẹ niĕrẹzit: tue dītunẹ se atĕ tẹ mirẹ
ḱi tẹ bā̃yẹ ǵiθẹ-se-tsili, kẹtĕ kā pẹr me e mařẹ prei Zotit,
a s̆ẹrbẹtuer *ndẹ kaftẹ*, a i ľirẹ.

9 Eδe yu zotẹnitẹ por aštū̆ bǎni tek atǎ, e sdrīpnia tẹ štimit'
e frīkẹsẹ: tue dītunẹ se eδe yu vetẹ kẽni Zot ndẹ ḱiyet, eδe
pẹr-an' atī s' ǟštẹ tẹ mbǎitunẹ kraha.
10 prā, o vẹlazẹnit' e mī, fortsohi mbẹ Zǒtinẹ, eδe mbẹ puštetin'
11 e fuḱīs' atī. Višni ǵiθ' armẹt' e Perẹndisẹ, pẹr me mũftunẹ
12 me u ḱindruem kundrẹ mieštrivet diālit: sepsě ľufta yǔei
s' ǟštẹ kundrẹ ǵaku e miši, por kundrẹ ŭrδẹnavet, kundrẹ
puštětevet, kundrẹ urδẹnārẹvet bǒtẹsẹ t' eṙẹsīnẹsẹ kẹsāi yete,
13 kundrẹ špīrtẹnavet kẹḱī ndẹ vendet tẹ ḱīyevet. Pẹrandai
meṙni me vẽtẹhe ǵiθ' armẹt' e Perẹndisẹ, pẹr me mũftunẹ
me ḱindruem kundrẹ ndẹ ditẹt tẹ keḱe, eδe si tẹ kẽni bǟmẹ
14 gati tẹ ǵiθa, tẹ ḱindroni *mbẹ kambẹ*. Ḱindroni *mbẹ kambẹ*
prā nǵěšunẹ miedīzinẹ tŭei me tẹ vẹrtětẹnẹ, eδe věšunẹ
15 θuraken' e dreitẹnisẹ, eδe mbǎθunẹ kǎmbẹtẹ tẹ yẽni gati
16 pẹr unǵilin' e paḱtimit: eδe pẹrmbi tẹ ǵiθa meṙni mẹ vẽtẹhe
mburoṅẹn' e běsẹsẹ, ḱi me atẽ dotẹ mŭndeni me šuem ǵiθẹ
17 šẹǵetat' e ndězuna tẹ sẹ keḱit: eδe meṙni pẹrkrenaren' e
18 špẹtimit, eδe θikẹn' e Špirtit ḱi ǟštẹ fyaľa e Perẹndisẹ: tue
ufǎľunẹ me špīrt mbẹ ḱiš do kohẹ me ḱiš do farẹ tẹ fǎľuni
e tẹ ľŭtuni, eδe ǵiθẹ-ńī kẹštū̆ tẹ ṙini sḱūtẹ me ḱiš do farẹ
19 durimi e tẹ ľŭtuni pẹr ǵiθẹ šěńtẹnit, eδe pẹr mue pẹr me
m' uδǟnẹ fyaľẹ tẹ tšeľ gǒyẹnẹ t'eme, ḱi ta bǟy me ungǒfunẹ
20 pẹr faḱe pšěfẹsina e unǵīlit, ḱi pẹr atẽ *unẹ* yam ľǎimẹs ndẹ
varǵe hěkuraš, ḱi tẹ daľ pẹrpara, e tẹ fľas sikurse dŭhetẹ.
21 Por ḱi tẹ dini eδe yu tẹ mīatẹ, ḱiš bǟy, tẹ ǵiθa kā me
ua diftuem yuve Tyhiku, i dǎšuni vẹlā, eδe šẹrbẹtori besẹtār
22 mbẹ Zǒtinẹ: tẹ tsilin' e dẹrgova te yu pẹr kẹtẽ punẹ, ḱi tẹ
meṙni vešt pẹr punẹt t'ona, eδe tẹ u ngušuloyẹ zěmẹratẹ tŭeya.
23 Paḱtīm *ḱoftẹ* mbẹ velǎzẹnit eδe dašunī baškẹ me besẹ prei
24 Perẹndisẹ Ātit, eδe prei Zotit Iesu-Krišt. Hīr *ḱoftẹ* baškẹ
me ǵiθ' atǎ ḱi dŭenẹ Zǒtinẹ t'anẹ Iesu-Krīštinẹ me
pa-prišẹye. Amen.

*(Lětẹra) mbẹ Efesianẹt uškrue prei Romet, (eδe udẹrgue) me anẹ tẹ Tyhiḱut.*

# ĹĔTẸRA E APŎSTULIT PAUL MBẸ FILIPPIANẸT.

## KAPTINA I. II.

1 Păuli eδe Timoθeu, šẹrbẹtorẹt' e Iesu-Krištit, mbẹ ǵiθẹ
šĕńtẹnit mbẹ Iesu-Krĭštinẹ ḱi yãnẹ ndẹ Filippe baškẹ me
2 episkopẹt e me dšakonat: *ḱoftẹ* mlẹ yu hīr eδe paḱtĭm prei
Perẹndisẹ Ātit t'ụnẹ, eδe prei Zotit Iesu-Krišt.
3 I faĺem ndersẹ Perẹndisẹ t'em *ǵiθẹ* sā herẹ u kuitoy yuve,
4 pẹrherẹ eδe mbẹ ǵiθẹ ĺŭtẹyenẹ t'eme ĺutem me gẹzĭm pẹr
5 ǵiθẹ yu, pẹr piĕsẹnẹ tŭei *ḱi ḱĕni* mbẹ unǵĭlinẹ, tšẹ prei sẹ
6 părẹsẹ ditẹ, deri taštĭ: sepsĕ m' ukā mbŭšunẹ mĕndia pẹr
kẹtĕ, se ai ḱi filōi mbẹ yu *me bãmẹ* punẹ tẹ mirẹ, kā me e
7 mbaruem, deri mbẹ ditẹ tẹ Iesu-Krištit. Sikurse ãštẹ me uδẹ
tek unẹ tẹ kem ndẹr mend kẹtĕ pẹr ǵiθẹ yu, sepsĕ u kam
ndẹ zĕmẹrẹ *t'eme*, eδe yu tẹ ǵiθẹ yĕni eδe ndẹ tẹ ĺiδunat e
mia, eδe ndẹ tẹ δănẹnẹ fyaĺẹ, eδe ndẹ tẹ vẹrtetŭemen' e
8 unǵĭlit, piesẹtarẹ šokẹt' e mĭ ndẹ hĭrt: sepsĕ dešmitari em
ãštẹ Perẹndia, se fort māl kam pẹr ǵiθẹ yu ndẹ zĕmẹrẹ tẹ
9 Iesu-Krištit: eδe pẹr kẹtĕ faĺem pẹr me tepruem dašunia
yŭei eδe mã šumẹ e mã šumẹ ndẹ tẹ nǵofun' e ndẹ ḱiš do
10 tẹ ndime: ḱi tẹ šḱụeni yu utŏ ḱi dăynẹ *ńiana prei tiĕtẹret*,
eδe tẹ yĕni zemẹr-kẹθielẹt' e tẹ pa-ř̌ẹšḱĭtunẹ deri ndẹ ditẹ
11 tẹ Krištit, pĺot me pemẹ dreitẹnie ḱi yãnẹ me anẹ tẹ Iesu-
Krištit, pẹr ĺaft e *pẹr* nderẹ tẹ Perẹndisẹ.
12 Eδe due ta dini, o vẹlazẹn, se sā *punẹ ǵăitnẹ* tek unẹ,
13 mã šumẹ škŭenẹ mbarẹ pẹr unǵĭlinẹ: kaḱi sā dŭeĺnẹ pẹr faḱe
tẹ ĺiδunat' e mia pẹr Krĭštinẹ mbẹ ǵiθẹ pretorin' e mbẹ ǵiθẹ
14 tẹ tierẹt: eδe mã tẹ šumẹt' e vẹlăzẹnavet mbẹ Zŏtinẹ tue
špẹrụem mbẹ tẹ ĺiδunat e mia, mã tĕpẹrẹ kutsŏynẹ me
15 fŏĺunẹ fyăĺẹnẹ pa frikẹ. Disa prei zmirit e prei ḱărtẹsẹ, eδe
16 disa prei dašunisẹ predikŏynẹ Krĭštinẹ. Ată prā predikŏynẹ
Krĭštinẹ prei zmirit, yo me zĕmẹrẹ tẹ kẹθiĕlẹtẹ, sepsĕ

17 kuitŏynẹ se biyen' atsẹrīm mbẹ tẹ l̓īδunat e mia: e kẹtă
prei dašunisẹ, sepsĕ e dinẹ se ǵindem pẹr me δanẹ fyal̓ẹ pẹr
18 unǵilinẹ. Por k̓iš *ā̆štẹ?* vetše me k̓iš do mẹndurẹ, a me škak,
a me tẹ vẹrtetẹ, Krišti predikŏhetẹ: eδe pẹr kẹtĕ gẹzohem,
19 por eδe kam pẹr me ugẹzuem. Sepsĕ e diy, se kẹyŏ kā pẹr
me mẹ dăl̓unẹ pẹr špẹtīm me anẹ tẹ l̓ŭtẹyesẹ tŭei, eδe me
anẹ tẹ ndīfmesẹ Špirtit Iesu-Krištit, mbas sẹ prītẹmesẹ pa
20 durīm, eδe *mbas* špẹrĕsẹsẹ s'eme, se s'kam pẹr me uturpẹnuem
as pẹr ndońī ǵā, por ndẹr sụ̄ tẹ ǵīθẹvẹ, sikurse pẹrherẹ, eδe
taštī kā me umaδẹnuem Krišti ndẹ korpt t'em, a prei sẹ
21 r̓ŭemesẹ, a prei vdĕkẹsẹ. Sepsĕ e r̓ŭemeya tek un' ā̆*štẹ* Krišti,
eδe vdeka fitīm.

22 Por ndẹ r̓ofša ndẹ korp, kẹyŏ băn pemẹ pune tek unẹ,
23 eδe k̓iš me sǵĕδunẹ, nukẹ diy: sepsĕ štrẹngohem prei sẹ
dụyaš, dẹšẹrimin' e kam pẹr me īkunẹ, eδe me k̓ĕnunẹ baškẹ
24 me Krištinẹ: sepsĕ ā̆štẹ šumẹ mā̆ mirẹ: por k̓i tẹ mbes ndẹ
25 mišt, *ā̆štẹ* mā̆ e nevŏyẹšime pẹr yu. Eδe kẹtĕ e diy tue
špẹrụem, se kam me mbetun' e kam me k̓indruem baškẹ me
26 ǵiθẹ yu, pẹr mbarẹsinẹ *tŭei* eδe pẹr gẹzimin' e bĕsẹsẹ: k̓i tẹ
tepẹroyẹ prei meyet tẹ mbŭr̓unitẹ tŭei mbẹ Iesu-Krīštinẹ,
27 prei sẹ ărδẹmesẹ s'eme pẹr-sẹ-rī te yu. Vetše tẹ bīheni sikurse
vẹyĕn pẹr unǵilin' e Krištit, k̓i tẹ ndẹǵoy pẹr yu, a kur tẹ
vīy e t' u šof yuve, a pẹr sẹ l̓argut kur s' yam, se k̓indroni
me ńī frụ̄mẹ, tue l̓uftuem me ńi špīrt pẹr besẹn' e unǵīlit:
28 eδe tẹ mos tremi as pẹr ndońī punẹ prei atụ̄neve k̓i r̓inẹ
kundrẹ: k̓i ayŏ diftŏn tẹ hŭpunit' e atụ̄neve pẹr ată, e pẹr
29 yu špẹtīm, eδe kẹyŏ prei Perẹndisẹ: sepsĕ mbẹ yu ā̆štẹ
făl̓unẹ kẹyŏ pẹr Krīštinẹ, yo vĕtẹmẹ k̓i t' i besoni atī, por
30 eδe tẹ pẹsoni pẹr atĕ: tue păsunẹ atĕ l̓ŭftẹnẹ k̓i patẹ mbẹ
mue, eδe k̓i ndẹǵoni taštī *se ā̆štẹ* mbẹ mue.

1 KAP. II.—Ndẹ k̓oftẹ prā ndońi ngušulīm mbẹ Krīštinẹ,
ndẹ k̓oftẹ ndońī fyal̓ẹ e butẹ dašunie, ndẹ k̓oftẹ ndońī šok̓ẹnī
2 špirti, ndẹ k̓ŏfšinẹ zĕmẹra tẹ δīmtšime e malnǵime, mẹ bušni
me gẹzīm, k̓i tẹ yĕni me ńi mend, tue k̓ĕnunẹ me ńī dašunī,

3 baškę me ńi špīrt, me ńi mend: mos *punoni* ǵā̃ me zmir, a
me mĕndie tę kotę, por me mĕndie tę ŭľętę, tue kuituem
4 ńiani tiĕtęrinę se ā̃štę mā̃ i naľtę se vetęvĕtęhenę: ľetę mos
vē̃yę orē ǵiθę-se-tsili prei yuš pęr tę vetat, por eδe pęr tę
tieręt ǵiθę-se-tsili.
5 Eδe ľetę yetę ndęr yu ayŏ mĕndia ḱi ište eδe mbę Iesu-
6 Krĭštinę, i tsili tue ḱĕnunę ndę formę tę Perędisę, nukę
7 kutsōi ṙęmbĭm pęr me ḱĕnunę sińińĭ me Perędinę: por
šprazi vetęvĕtęhenę, e muer formę šęrbętori, e ubā̃ porsi
8 niĕręzit ndę šęmbęlĭm: eδe uǵĭnd porsi nieri ndę fitųrę, uľi
vetęvĕtęhenę, e ubā̃ i ndęǵŭešim deri mbę vdekę, eδe me
9 vdekę krųḱi. Pęrandai eδe Perędia e naľtōi tĕpęrę, eδe i
10 faľi ĕmęnę, ḱi ā̃*štę* pęrmbi ǵiθ' ĕmęnę: ḱi tę ŭľetę mb' ĕmęnę
tę Iesu-Krištit ḱiš do ǵuńę atų̆neve ḱi yā̃nę mbę ḱiel e ndę
11 δēt, e ndęnę δēt: eδe ḱiš do ǵuhę tę ṙęfeyę se Iesu-Krišti
12 ā̃*štę* Zot, ndę ľaft tę Perędisę Ātit. Pęrandai, o tę dăšunit'
e mī, sikurse kē̃ni ndęǵuem pęrherę, yo vĕtęmę porsi kur
yē̃ni ndęr sų̄̃ tę mī, por taštĭ šumę mā̃ fort ḱi nukę yam
ndęr sų̄̃, punoni *pęr* špętimin' e vetiut me frikę e me driθtĭm:
13 sepsĕ Perędia ā̃št' ai ḱi vepęrōn mbę yu eδe tę dăšunit'
14 eδe tę vepęrŭemitę, mbas pęľḱimit *vet.* Punoni tę ǵiθa pa
15 murmurĭm e pa mĕndime tę doba: ḱi tę diľni faḱe-barδę e
tę ḱiruem, diĕľmt' e Perędisę pa-paľavī ndę miedĭst kętī
kombi dreδarăk e tę štrĕmbętę: ndęrmiĕt atų̆neve ndritni
16 porsi drĭtatę te bota: tue mbăitunę fyaľęn' e yĕtęsę, pęr tę
mbŭṙunitę t'em ndę ditę tę Krištit, sepsĕ nuk' etsa kot, as
17 nuk' umundŭešę kot. Por ndonęse biye vĕtęhenę t'eme pęr
tę stęrpĭkunę ndę kurbăn e ndę šęrbesę tę bĕsęsę tŭei, gęzohem
18 e gazmohem baškę me ǵiθę yu: kęštū̆ eδe yu gęzohi e
gazmohi baškę me mue.
19 Eδe špęrey mbę Zŏtinę Iesu me u dęrguem yuve pęr sę
špĕiti Timoθenę, ḱi tę mę gęzŏhetę špirti, kur tę maṙ vešt
20 pęr punęt tŭeya. Sepsĕ s' kam ndońi *kęštŭ* me ńi špīrt, ḱi
tę ketę kuydĕs me zĕmęrę tę kęθiĕlętę pęr punęt tŭeya:

21 sepsĕ tẹ ǵiθẹ kẹrkŏynẹ pẹr punẹt e veta, e yo pẹr tẹ Iesu-
22 Krištit. Eδe e dini provimin' e atī, sc punŏi baškẹ me muc
23 mlẹ unǵīlt, porsi diāl̈i me t' ătinẹ. Špẹrey prā me dẹrguem
yuve kẹtĕ pẹrn̈iherẹ, porsā tẹ šof *se si vē̆nẹ* punẹt' e mia.
24 Eδe kam špẹresẹ mbẹ Zŏtinẹ, se eδe unẹ vetẹ kam me
ărδunẹ špĕit.
25 Por ukuitŭešẹ se ăštẹ nevoyẹ pẹr me u dẹrguem yuve
Epafrodĭtinẹ vẹlān' eδe punẹtorin' eδe uštẹtŏrinẹ šŏḱinẹ t'ẹm,
26 e apŏstulinẹ tŭei, eδe šẹrbẹtorin' e nevŏyẹsẹ s'eme: sepsĕ
kište māl pẹr tẹ ǵiθẹ yu, eδe i vinte keḱ, sepsĕ ndẹǵŭetẹ
27 se ište sẹmunẹ. Eδe pẹr tẹ vẹrtetẹ ḱe sẹmunẹ afẹr pẹr vdekẹ:
por Perẹndia e pẹrdẹleu: eδe yo vetẹm' atĕ, por eδe mue,
28 ḱi tẹ mos kem iδẹnĭm pẹrmbi iδẹnĭm. Pẹrandai u dẹrgova
yuve atē̆ me ndsitĭm, ḱi tẹ gẹzohi kur ta šifni pẹr-sẹ-rī,
29 eδe unẹ tẹ kem mā̆ pak iδẹnĭm. Prĭtnia prā mbẹ Zŏtinẹ
30 me ǵiθẹ gẹzĭm, eδe tẹ tilẹ *nierẹs* t' i kē̆ni pẹr nderẹ: sepsĕ
pẹr punẹn' e Krištit uafrue deri mbẹ vdekẹ, eδe s' pat kuydĕs
pẹr yetẹn' e vet, pẹr me mbŭšunẹ ḱiš u mengŏn yuve prei
pŭnẹsẹ ḱi pata pẹr me bā̆m' unẹ.

## KAPTINA III. IV.

1 Pẹrandai, o vẹlăzẹnit' e mī, gẹzohi mbẹ Zŏtinẹ: pẹr me u
škruem yuve por atŏ *fyal̈ẹ*, sā pẹr mue, nukẹ randohem, por
pẹr yu ăštẹ mirẹ.
2 Ruhi prei ḱenvet, ruhi prei punẹtŏrẹvet kẹḱī, ruhi prei
3 řeθ-prĕsẹycsẹ: sepsĕ na yemi řeθ-prĕsẹya ḱi l̈ŭsimẹ Perẹndinẹ
me špīrt, eδe ḱi mbŭřemi mbẹ Iesu-Krĭštinẹ, eδe s' kemi
4 špẹresẹ mbẹ mišt: ndonẹse eδe unẹ mundem me păsunẹ
špẹresẹ mbẹ mišt. Ndẹ ḱoftẹ se kuitŏn ndoñi tietẹr kẹtĕ
5 špẹresẹ mbẹ mišt, unẹ *dŭhetẹ me păsunẹ* mā̆ šumẹ: řeθ-premẹ
tetẹ ditš, prei kombit Israelit, *prei* fărẹsẹ Beniaminit, Hebrē
6 prei Hebrēš, prei l̈iǵẹsẹ Farisē, prei pẹrvẹl̈imit zĕmẹrẹsẹ
ndiĕkẹsi i kĭšẹsẹ, prei dreitẹnisẹ ḱi ăštẹ prei l̈iǵẹsẹ ḱešẹ fake-
7 barδẹ. Por atŏ ḱi ĭšinẹ tek unẹ pẹr dobī, kẹtŏ i kuitova pẹr

8 dam pẹr Krĭštinẹ: eđe pẹr tẹ vẹrtetẹ tẹ ǵiθa i kuitoy se yãnẹ
pẹr dam pẹr kapẹrtsimin' e sẹ nǵŏfẹmesẹ Iesu-Krĭštit Zotit
t'em: pẹr atĕ tẹ ǵiθa i damova: eđe i kuitoy se yãnẹ plĕhe,
9 ḱi tẹ fitoy Krĭštinẹ, eđe tẹ ǵindem tek ai, pa mos păsunẹ
dreitẹninẹ t'eme ḱi ãštẹ prei ľiǵẹsẹ, por atĕ ḱi ãštẹ prei
ănẹsẹ bĕsẹsẹ Krĭštit, dreitẹninẹ ḱi ãštẹ prei Perẹndisẹ pẹrmbi
10 besẹt: ḱi tẹ nǵof atĕ, eđe fuḱīn' e sẹ nǵălẹmes' atī, eđe
šoḱẹnīn' e pẹsĭmevet atī ărđunẹ mbẹ ńī formẹ me vdekẹn'
11 e atī: drŭese dotẹ ndiĕf me ia mbẹřĩmẹ tẹ nǵălẹmesẹ prei
sẹ vdĕkuniš.
12 Yo se unẹ taštī mora *bravŭrinẹ*, a *se* yam bãm' i kulūtẹ:
por ĕtsiy mbrapa mos e mař, *sepsĕ* pẹr atĕ yam kăpunẹ prei
13 Iesu-Krĭštit. O vẹlazẹn, unẹ s' kuitoy pẹr vĕtẹhenẹ t'eme se
14 e kam mařẹ: por ńī *punẹ punoy*, hařoy tẹ mbrăpẹnatẹ, eđe
štrĩhem *me zãn'* atŏ ḱi kam pẹrpara, ĕtsiy mbas šeńit
pẹrmbi bravurin' e sẹ θẹřĭtẹmesẹ naľtẹ prei Perẹndisẹ mbẹ
Iesu-Krĭštinẹ.
15 Sã yemi tẹ kulūtẹ prã, ľetẹ kemi ndẹr mend kẹtĕ: eđe
ndẹ patši ndẹr mend tiĕtẹrazi, eđe kẹtĕ kã pẹr me ua sbuľuem
16 yuve Perẹndia. Por mb' atĕ ḱi e mbẹřĩm, ľet' ĕtsimẹ mbas
17 asãi uđe, ľetẹ kemi ndẹr mend por atĕ. O vẹlazẹn, băni si
băy unẹ, eđe vĩni orē ată ḱi ĕtsinẹ kẹštŭ, sikurse kẽni
18 šẹmbẹľẹturẹ vĕtẹhenẹ tŭei. Sepsĕ šumẹ ĕtsinẹ, pẹr tẹ tsilẹt'
u θŏšiem yuve šumẹ herẹ, eđe taštī θom tue ḱyamẹ, *se yãnẹ*
19 anẹmĭḱt' e krụḱit Krĭštit: atụ̆neve e mbrăpẹna *ãštẹ* tẹ
hŭpunitẹ, atụ̆neve perẹndī *ãštẹ* barku, eđe ľafti *atụ̆neve ãštẹ*
ndẹ turpẹnī t' atụ̆neve, tẹ tsĭlẹtẹ kãnẹ ndẹr mend punẹt' e
20 đeut. Por ḱụteti ụnẹ ãštẹ ndẹ ḱiyet, prei andey presim' eđe
21 šẹľbŭesinẹ Zŏtinẹ Iesu-Krĭšt: i tsili kã pẹr me ndẹřuem korpin'
e sẹ pẹrŭnǵẹmesẹ t'onẹ, ḱi tẹ băhetẹ ńī formẹ me korpin' e
ľaftit atī, mbas sẹ vepẹrŭemesẹ ḱi ai mundei eđe t' i vẽyẹ
ndẹnẹ vetẹvĕtẹhet tẹ ǵiθa.

1 KAP. IV.—Pẹrandai, o vẹlazẹnit' e mī tẹ dăšunit' eđe tẹ
pẹrmălšimitẹ, gẹzimi eđe kunora eme, kẹštŭ tẹ ḱindroni mbẹ
Zŏtinẹ, o tẹ dăšunẹ.

2 I l'utem Euodisẹ, i l'utem eδe Syntyhut, kẹštŭ tẹ kẽni
3 ndẹr mend mbẹ Zŏtinẹ: eδe tẹ l'utem eδe tṳi, o šok i θieštẹ,
u ndimŏ atṳnevc, tẹ tsilat' umundŭenẹ baškẹ me mue ndẹ
ungı̄lt, eδe baškẹ me Klementin' eδe me tẹ tierẹt punẹtŏrẹtẹ
šokẹt' e mī, tẹ tsīlẹvet ĕmẹnatẹ *yãnẹ* ndẹ l'ibẹr tẹ yĕtẹsẹ.
4 Gẹzohi mbẹ Zŏtinẹ pẹrherẹ: pẹr-sẹ-rī kam me θãnẹ gẹzohi:
5 Butẹsina yŭei l'etẹ ngı̆fetẹ prei ǵiθẹ niĕrẹziš: Zoti *ăštẹ* ngat.
6 Mos kini kuydĕs pẹr ǵã: por kurdŏ l'etẹ ngı̆fenẹ kẹrkı̆metẹ
tŭeya te Perẹndia me tẹ făl'unẹ ndersẹ prei sẹ făl'ẹmes' e
7 e prei sẹ l'ŭtẹmesẹ: eδe pak'timi i Perẹndisẹ k'i kapẹrtsĕn
k'iš do mĕndie, kā me rŭeitunẹ zĕmẹratẹ tŭeya, eδe mendimetẹ
tŭei me anẹ tẹ Iesu-Krištit.
8 Pẹrandai, o vẹlazẹn, sā yãnẹ tẹ vẹrteta, sā *yãnẹ* tẹ hı̆ešime,
sā *yãnẹ* tẹ drĕita, sā *yãnẹ* tẹ k'iruta, sā *yãnẹ* tẹ dăšuna, sā
*yãnẹ* me zã tẹ mirẹ, ndẹ k'oftẹ ndońı̄ pũn' e mirẹ, eδe ndẹ
9 k'oftẹ ndońi l'avdı̆m, kẹtŏ mendoni. Eδe *ǵiθ'* atŏ k'i dsũtẹ, eδe
mŭertẹ vešt, eδe ndẹǵŭetẹ, eδe patẹ tek unẹ, kẹtŏ punoni:
eδe Perẹndia i pak'timit kā me k'ĕnunẹ baškẹ me yu.
10 Eδe ugẹzŭešẹ me tẹ maδet mbẹ Zŏtinẹ, se taštı̆ pẹr
mbaskẹndai e diftŭetẹ l'ul'ẹzuem kuydĕsinẹ k'i kẽni pẹr mue:
eδe pẹr atĕ kı̆šitẹ pẹr me păsunẹ kuydĕs, por s' patẹt kohẹ.
11 Yo se θom *kẹtĕ* prei sẹ măngunit; sepsĕ unẹ kam dsãnẹ me
12 bãmẹ kanatẹ mb' atŏ k'i kam. Diy tẹ pẹrunǵem, diy eδe tẹ
tepẹrohem: ǵiθẹ-ku-dŏ a mbẹ tẹ ǵiθa yam mẹsuem eδe tẹ
ngı̄hem eδe tẹ kem unī, eδe tẹ mẹ tepẹroyn' eδe tẹ mẹ
13 mengŏynẹ. Tẹ ǵiθa mundem *me i bãmẹ* me anẹ tẹ Krištit
k'i mẹ ep fuk'ī.
14 Por bãtẹ mirẹ k'i mŭertẹ piesẹ baškẹ me mue ndẹ štrẹgı̆m
15 t'em. Eδe yu e dini, o Filippianẹ, se kur uzũ filẹ ungı̄li,
kur dol'a prei Mak'edonisẹ, as ndońı̄ kišẹ nukẹ muer piesẹ
16 me mue pẹr tẹ mar̂ẹ e pẹr tẹ δãnẹ, vetš yu vĕtẹmẹ: sepsĕ
eδe ndẹ Θessalonikẹ ńı̄ herẹ eδe dṳ herẹ mẹ dẹrgŭetẹ pẹr
17 nevŏyẹnẹ *t'eme*. Yo se kẹrkoy tẹ δãnẹtẹ, por kẹrkoy pĕmẹnẹ
18 k'i ăštẹ šumuem pẹr logarı̄ tŭei. Por i kam tẹ ǵiθa, eδe mẹ

tepęrǒynę: yam mbǔšunę, sepsě prita prei Epafroditit atǒ ḱi
*mę ḱišitę dęrguem* yu, erę tę mirę, kurbǎn tę prǐtunę, tę
19 pęl̕ḱüešim te Perędia. Eδe Perędia em kā pęr me mbǔšunę
ǵiθę nevǒyęnę tǔei mbas pǎsęyesę vet ndę l̕aft me anę tę
Iesu-Kriǐtit.

20 Eδe mbę Perędinę eδe Ǎtinę t'anę *ḱoftę* l̕afti ndę yetęt
tę yětęvet. Amen.

21 Fal̕ni me šęndět ḱiš do šeńti mbę Iesu-Krǐštinę. U fǎl̕enę
22 yuve me šęndět vęlǎzęnitę ḱi yānę bęškę me mue. U fǎl̕enę
yuve me šęndět ǵiθę šěńtęnitę: por šumę mā fort atǎ ḱi
yānę prei štępisę Kaisarit.

23 Hīri i Zotit t'ünę Iesu-Krištit *ḱoftę* baškę me ǵiθę yu.
Amen.

*(Lětęra) mbę Filippianęt uškrue prei Romet, (eδe udęrgue) me anę tę Epafroditit.*

---

## ĽĚTĘRA E APǑSTULIT PAUL
## MBĘ KOLOSSIANĘT.

### KAPTINA I.

1 Pǎuli apǒstuli i Iesu-Krištit prei dašunimit Perędisę, eδe
Timoθeu vęlāi, mbę šěńtęnit eδe mbę vęlǎzęnit besętarę mbę
2 Krǐštinę ḱi yānę ndę Kolosse: hīr eδe paḱtīm *ḱoftę* mbę yu
prei Perędisę Ātit t'ünę, eδe prei Zotit Iesu-Krišt.

3 I fǎl̕emi ndersę Perędisę eδe tę Ātit Zotit t'ünę Iesu-
Krištit, tue ufǎl̕unę pęrherę pęr yu, kur ndęǵuem pęr běsęnę
4 tǔei ḱi kēni mbę Iesu-Krǐštinę, eδe pęr dašuninę ḱi kēni
5 mbę ǵiθę šěńtęnit, pęr špęrěsęnę ḱi rǔhetę pęr yu ndę ḱiyet,
tę tsilęn' e kēni ndęǵuem pęrpara ndę fyal̕ęt tę vęrtetęnisę
6 unǵīlit, ḱi erδi mbę yu, sikurse eδe mbę ǵiθę bǒtęnę: eδe
bǎn pemę, sikurse eδe mbę yu, tšę mb' atě ditę ḱi ndęǵuet'

7 eδe ngofte hirin' e Perenise me vertetenī: eδe sikurse e
mŭerte vešt prei Epafrait te dăšunit šerbetorit šokit t'une, i
8 tsili ăšte per yu besetār šerbetōr' i Krištit: eδe ai na diftōi
dašunine tŭei nde Špīrt.
9 Perandai eδe na tše mb' atĕ dite ki ndeguem, nuke pušōime
tue ufăľune per yu, eδe tue ľupune ki te mbŭšeni prei se
ngōfemese dašunimit atī me kiš do dituni, e me urtī špirtenie:
10 ki te ĕtseni sikurse veyĕn per Zōtine mbe kiš do peľkīm,
tue bāme peme nde kiš do fare pune te mire, eδe tue uritune
11 mbe te ngōfunit te Perendise: tue mare fukī me kiš do fare
fukie mlas puštetit ľaftit atī, mbe kiš do durīm e zĕmere te
12 gāne baške me gezīm: tue i ufăľune nderse Ātit ki na lāni
13 te zōtenite nde piese te šōrtese šĕntenavet nde drite: i tsili
na špetōi prei puštetit eresīnese, eδe na prūni nde mberetenīt
14 te Bīrit dašunise vet: mb' atĕ kemi šperblīmine me ane te
15 gakut atī, ndeyesen' e făyevet: i tsili ăšte šembeletur' e te
16 pa-dŭkunit Perendī, para-ľēm' i giθe kriyĕsese: sepsĕ prei
atī yāne kriyuem te giθa, sā yāne mbi kiyet, eδe sā yāne
mbi δēt, sā duken' eδe sā s' dŭkene, a škembe, a zotenī, a
ŭrδena, a puštete, te giθa yāne kriyuem me ane t'atī eδe
17 per atĕ. Eδe ai ăšte para te gīθeve, eδe te giθa kindrōyne
18 mb' atĕ. Eδe ai ăšte kruet' e korpit kišese: ai ăšt' e filŭemeya,
para-ľēme prei se vdĕkuniš, ki te bāhet' ai i pare mbe
te giθa.
19 Sepsĕ mb' atĕ peľkĕn *Āti* ki te riye kiš do te mbŭšune,
20 eδe me ane t' atī te paktōhene te giθa mbe vetehet t' atī,
sepsĕ bāni paktīm me ane te gakut krukit atī, me ane t'atī,
šā yāne mbi δēt, a sā yāne nde kiyet.
21 Eδe yu ki išite nihere te hŭey eδe anemīk prei mĕndiese
22 me punet e kekia: por taštī u paktōi yuve me korpin' e
mišit atī me ane te vdĕkese, ki t' u ndsieri yuve perpara atī
23 šĕntena e fake-barδe e te pa-zāne me fyaľe: nde kofši nde
beset θemeľuem e ngŭľune, e te mos ľŭeni vendit prei
špereses' ungīlit ki ndegŭete, eδe ki upredikue mbe giθe

kriyĕsẹnẹ ḱi ā̆štẹ ndẹnẹ ḱiel, tẹ tsilit *ungīl* ubā̆šẹ šẹrbẹtuer
unẹ Păuli.
24 Taštī gẹzohem ndẹ pẹsimet e mia pẹr yu, eđe mbuš tẹ
măngunat' e štrẹngīmevet Krištit ndẹ miš t'em pẹr korpin' e
25 atī, ḱi ā̆štẹ kiša: asāi ubā̆š' unẹ šẹrbẹtuer mbas kuydesit
Perẹndisẹ ḱi m' uđă pẹr yu, ḱi tẹ mbuš fyaĺẹn' e Perẹndisẹ,
26 mystĕrinẹ ḱi ište mpšĕfunẹ prei yĕtẹvet e prei făravet, eđe
27 taštī udiftue mbẹ šĕńtẹnit e atī: atụ̈neve Perẹndia deši me
diftuem, tsila ā̆štẹ păsẹya e ĺaftit kẹtī mysteri mbẹ kombet,
28 i tsili ā̆štẹ Krišti mbẹ yu, špẹresa e ĺaftit: ḱi atĕ na
predikŏimẹ, tue porosītunẹ ḱiš do nieri, e tue mẹsuem ḱiš
do nieri me ḱiš do farẹ ditunie ḱi tẹ ndsiĕr̃imẹ pẹrpara Iesu-
29 Krištit ḱiš do nieri tẹ kulūtẹ: pẹr kẹtĕ *punẹ* eđe mundohem
tue ĺuftuem mbas sẹ vepẹrŭemes' atī ḱi vepẹrŏn tek unẹ
me fuḱī.

## KAPTINA II.—IV.

1 Sepsĕ due ta dini sā ĺuftẹ tẹ mađe kam pẹr yu, eđe pẹr
ată ḱi yā̃nẹ ndẹ Laodikī, eđe pẹr ǵiθẹ sā s' kā̃nẹ pamẹ
2 făḱenẹ t'eme me miš: ḱi tẹ ngušulŏhenẹ zĕmẹrat' e atụ̈neve,
tue upiĕkunẹ baškẹ ndẹ dašunī, eđe mbẹ ḱiš do farẹ păsẹye
tẹ mbŭšẹmesẹ mĕndiesẹ, ḱi tẹ ngŏfinẹ mysterin' e Perẹndisẹ
3 eđe Ātit, eđe tẹ Krištit: ndẹ tẹ tsīlinẹ yā̃nẹ pšĕfunẹ ǵiθẹ
4 θesorẹt' e ditunisẹ, eđe tẹ mĕndiesẹ. Eđe θom kẹtĕ, ḱi tẹ
5 mos u gẹńeyẹ yuve kuši me fyaĺẹ tẹ hola: sepsĕ ndonẹse
me miš s' yam pẹrpara yuš, por me špīrt yam baškẹ me yu,
tue ugẹzuem e tue pamẹ r̃ĕgulinẹ tŭei, eđe ḱindrimin' e bĕsẹsẹ
6 tŭei mbẹ Krištinẹ. Sikurse prā e kē̆ni mar̃ẹ Zŏtinẹ Iesu-
7 Krišt, *kẹštŭ* ĕtsẹni mb' atĕ, tue zā̃nẹ r̃ańẹ e tue undẹrtuem
mb' atĕ, eđe tue ufortsuem ndẹ besẹt, sikurse umẹsŭetẹ tue
utepẹruem mb' atĕ me tẹ făĺunẹ ndersẹ.
8 Kẹḱurni mos u gẹńeyẹ kuši me anẹ tẹ filosofisẹ eđe gẹńimit
kotẹ, mbas fyăĺẹvet niĕrẹzẹvet ḱi kā̃nẹ ĺā̃nẹ mbas eĺemĕntavet
9 bŏtẹsẹ, e yo mbas Krištit. Sepsĕ tek ai r̃ī ǵiθẹ tẹ mbŭšunit,

10 e hụinisę korpęnĭšt: eδe yẽni mbŭšunę tek ai, i tsili ā̃štę
11 krụet' e ƙiš do ŭrδęni, e *ƙiš do* pušteti: mbę tę tsilin' eδe
yẽni ře$\theta$-premę me ře$\theta$-prĕsęye pa zā̃nę me dorę, sepsĕ kẽni
svĕšunę korpin' e făyevet mišit me anę tę ře$\theta$-prĕsęyesę Krištit.
12 Yẽni vořuem baškę me atĕ ndę pagęzĭmt: prei atī eδe yẽni
ńgălunę me anę tę bĕsęsę tę vepęrŭemit Peręndisę, i tsili e
13 ńgali prei sę vdĕkuniš. Eδe yu tue ƙĕnunę tę vdĕkunę ndę
fayet e ndę pa-ře$\theta$-prĕsęyen' e mišit tŭei, u bā̃ni tę ǵalę
14 baškę me atĕ, ḿbassi u fal̍i yuve ǵi$\theta$ę făyetę: eδe mbassi
šōi dorę-škresęn' e porosivet ƙi ište kundrę neš, eδe e hoƙi
15 prei miedizit, eδe e mbęr$\theta$eu ndę krụƙt: *eδe* mbassi sveši
ŭrδęnat' eδe puštĕtetę, i diftōi ndęr sụ̃, mbassi triomfōi kundrę
atụ̃neve mbi atĕ.
16 L̍etę mos u ǵukoyę prā askuši pęr tę ngrā̃nę, a pęr tę pimę,
17 a pęr punę feste, a pęr mŭey tę rī, a pęr tę šętuna: tę
tsĭlatę yā̃nę hĭeya e pŭnęvet ƙi kĭšinę pęr me ărδunę, por
18 korpi *ā̃št'* i Krištit. Askuši l̍etę mos u mengoyę prei bravurit
me tę štime urtie, eδe me tę l̍utun' ĕnǵuyš, tue hụ̃mę mb' atŏ
*punę* ƙi s' kā pamę, tue ufrụ̃em kot prei mĕndiesę mišit vet,
19 eδe nukę mbā Krụ̃etę, ƙi prei atī rŭhetę ǵi$\theta$ę korpi, eδe
ā̃štę l̍ĭδunę me ǵụmętụ̃rat e me tę l̍ĭδunat, řitetę *me* tę
řitunit' e Peręndisę.
20 Ndę ƙoftę prā se vdiƙtę baškę me Krištinę prei kętụne
el̍emĕntavet bŏtęsę, pęrsĕ, sikŭr yẽni tę ǵalę ndę botęt, *kęštŭ*
21 řini ndęn' urδęnimet, (mos prekiš, mos ńgęnoiš, mos řoƙiš:
22 ƙi ǵi$\theta$' atŏ prĭšenę prei sę pęrdŏręmesę:) sikurse yā̃n'
23 urδęnimet' eδe męsimet' e niĕręzęvet? tę tsĭlatę *punę* dŭkenę
se kā̃nę ditunī mbę l̍ŭtęyenę prei vetiut e mbę mend tę ul̍ęt'
e mbę tę pa-kursụem tę korpit, sepsĕ s' e kā̃nę pęr ndońi
nderę mĭšinę, por *e kuitŏynę* pęr tepęritsę.
1 KAP. III.—Ndę ƙofši ńgălunę prā baškę me Krištinę,
kęrkoni tę năl̍tatę, atiĕ ku ā̃štę ndĕńunę Krišti ndę tę dia$\theta$tę
2 tę Peręndisę. Kini ndęr mend atŏ ƙi yā̃nę nal̍t, mos atŏ ƙi
3 yā̃nę mbi δĕt. Sepsĕ vdiƙtę, eδe yeta yŭei ā̃štę mpšĕfunę

4 baškȩ me Krĭštinȩ te Perȩndia: kur tȩ diftŏhetȩ Krišti *ḱi*
*ǟštȩ* yeta yonȩ, atȩherȩ eδe yu baškȩ me atĕ kȇni me udiftuem
ndȩ ľaft.
5 Bǟni prā tȩ vdĕkuna mišnat' e korpit tŭei ḱi yǟnȩ tȩ δēut,
kurvȩninȩ, ndu̱nȩsĭnȩnȩ, pȩsĭminȩ, dȩšȩrimin' e keḱ, eδe
6 ľakȩmĭminȩ, ḱi ǟšt' iδullatrī: prei atŭ̱neve viĕn zemȩrimi i
7 Perȩndisȩ pȩrmbi tȩ biyt e tȩ pa-bĭndȩmesȩ: mbȩ tȩ tsilat
8 eδe yu ĕtsȩtȩ ńiherȩ, eδe škŭetȩ yetȩ ndȩr atŏ. Por taštĭ
hiθni tȩ ǵiθa *kȩtŏ* eδe yu, mȩninȩ, zemȩrĭminȩ, tȩ kĕḱenȩ,
9 tȩ nĕmunitȩ, fyaľȩt' e ndū̱ta prei gŏyȩsȩ tŭei. Mos gȩńeni
ńiani tiĕtȩrinȩ, mbassi svešȩt nierin' e viĕtȩrȩ baškȩ me punȩt
10 e atī, eδe vešȩt tȩ rinȩ ḱi pȩrtȩrĭhetȩ mbȩ tȩ ńǵŏfunȩ mbas
11 šȩmbȩlesȩs' atī ḱi e kā ndȩrtuem: atiĕ ku s' ǟštȩ Grek e
Iudē, ȓeθ-prĕsȩye e pa-ȓeθ-prĕsȩye, barbār, Sḱyθ, šȩrbȩtuer,
i ľirȩ, por tȩ ǵiθa eδe mbȩ tȩ ǵiθa *ǟštȩ* Krišti.
12 Višni prā, si tȩ sǵĕδunit' e Perȩndisȩ *ḱi yȇni*, šĕńtȩna eδe
tȩ dǟšunȩ, zemȩr-pȩrdȩlimeš, mirȩninȩ, mĕndien' e ŭľȩtȩ,
13 butȩsĭnȩnȩ, zĕmȩrȩn' e ǵǟnȩ: tue duruem ńiani tiĕtȩrinȩ, eδe
tue ia fǟľunȩ ńiani tiĕtȩrit, ndȩ pastȩ kuši tȩ ḱyǟhetȩ kundrȩ
14 ndońianit: sikurse eδe Krišti ua faľi, kȩštū̆ eδe yu. Eδe
pȩrmbi ǵiθȩ kȩtŏ *višni* dašuninȩ, e tsila ǟštȩ ľiδȩya e tȩ
15 kulŭemit. Eδe paḱtimi i Perȩndisȩ ľetȩ mlȩretȩnoyȩ ndȩr
zĕmȩrat tŭeya, mlȩ tȩ tsilin' eδe yȇni θiȓunȩ mbȩ ńi korp:
eδe bǟhi asĭš ḱi e dini pȩr nderȩ.
16 Fyaľa e Krĭštit ľetȩ ȓiyȩ mbȩ-yu me pǟsȩye, me ḱiš do
farȩ ditunie: tue mȩsuem e tue porosĭtunȩ ńiani tiĕtȩrinȩ
me psalmȩ e me hymȩn e me kankȩ špirtȩnište, tue kȩnduem
17 me hīr ndȩ zĕmȩrat tŭeya mlȩ Zŏtinȩ: eδe ḱiš do ḱi tȩ
bǟni me fyaľȩ a me punȩ, tȩ ǵiθa *t' i bǟni* mb' ĕmȩnȩ
tȩ Zotit Iesu, tue i fǟľunȩ ndersȩ Perȩndisȩ eδe Ātit me
anȩ t' atī.
18 Yu grātȩ, uľni krŭ̱etȩ bŭȓavet tŭei, sikurse dŭhetȩ mbȩ
Zŏtinȩ.
19 Yu bŭȓatȩ, doni grātȩ *tŭeya,* eδe mos ini tȩ ĭδȩtȩ tek atŏ.

20 Yu dieľmtę, ndęǵ̄ni-u pęrintvet tŭei mbę tę ǵiθa: sepsĕ
kęvō ăšt' e pęľkŭešime te Zoti,
21 Yu ătęnitę, mos i ndsĕni dieľmtę tŭei, ǩi tę mos u prišetę
zĕmęra.
22 Yu šęrbętŏrętę, ndęǵŏni-u zŏtęnavet e mišit tŭei mbę tę
ǵiθa, mos punoni pęr faǩe porsi ată ǩi dŭenę me upęľǩuem
te niĕręzit, por me zĕmęrę tę θieštę, tŭe păsunę frikę
23 Peręndinę. Eδe ǵiθę ǩiš tę bāni, punoni me ǵiθę špīrt, porsi
24 Zotit, e yo porsi niĕręzęvet: tue dĭtunę se kēni me e mařę
pagęn' e trašigimit prei Zotit: sepsĕ i punoni Zotit-Krišt.
25 Por ai ǩi punŏn štrĕmlętę kā me mařę pagęn' e štrembęnisę,
sepsĕ s' kā tę mbăitunę kraha.
1 KAP. IV.—Yu zotęnitę, ĕpni-u šęrbętŏręvet pagęturęn' eδe
tę drĕitęnę, tue dĭtunę se eδe yu kēni Zot ndę ǩiyet.
2 Ǩindroni mbę tę făľunit, eδe řini sǩūtę mb' atĕ me tę
3 făľunę ndersę: tue ufăľunę pęrherę eδe pęr nē, ǩi tę na tšeľi
deręn' e fyăľęsę Perędia, ǩi tę fľăsimę mpšefęsinęn' e Kriština,
4 pęr tę tsilęn' unę yam i ľiδunę: ǩi ta diftoy, sikurse mę
dŭhetę me fŏľunę.
5 Ĕtsęni me ditunī ndęr tę pęryăštęmit, tue špęrbľemę
6 kŏhęnę. Fyaľa yŭei *letę yetę* pęrherę me hīr, buľmuem me
krupę, ǩi tę dini si dŭhetę me i upęrǵĕgunę ǵiθę-se-tsilit.
7 Ǵiθę punęt' e mia kā me ua diftuem yuve Tyhiku i dăšuni
vęlā, eδe besętari punętuer, eδe šęrbętori šoǩi em mbę Zŏtinę:
8 tę tislin' e dęrgova te yu pęr kętĕ punę, ǩi tę mařì vešt
9 pŭnętę tŭeya, eδe tę ngušuloyę zĕmęratę tŭeya: baškę me
Onesĭminę besętarin' eδe tę dăšuninę vęlā, ǩi ăštę prei yuš:
ată kānę me u diftuem yuve pęr ǵiθę punęt ǩi băhenę kętŭ.
10 U făľetę yuve me šęndĕt Aristarhu robi šoǩi em, eδe
11 Marku i nipi Barnăbęsę, (ǩi mŭertę porosia prei atī: ndę
arθtę te yu, prĭtnia:) eδe Iesui ǩi θŏhetę Iust, tę tsīlętę
yānę prei ŕeθ-prĕręyesę: kętă vĕtęmę *yānę* punętŏrętę šokęt'
e mī ndę mbęretęnīt tę Perędisę, tę tsīlętę m' ubānę ngušulĭm.
12 U făľetę yuve me šęndĕt Epafrai ǩi *ăštę* prei yuš, šęrbętori

i Krištit, i tsili mundŏhetẹ ǵiθẹńī pẹr yu ndẹ tẹ fáľuna, ḱi
tẹ ḱindroni tẹ kulūtẹ, eδe tẹ mbŭšunẹ mbẹ ḱiš do dašunīm
13 tẹ Perẹndisẹ. Sepsĕ unẹ dešmoy pẹr atĕ, se i pẹrveľ-hetẹ
zĕmẹra šumẹ pẹr yu, eδe pẹr ată *ḱi yā̃nẹ* ndẹ Laodikī, eδe
14 pẹr ată *ḱi yā̃nẹ* ndẹ Hierapol, U fáľetẹ yuve me šẹndĕt Lukẹ
miĕkẹsi i dăšuni, eδe Dema.
15 U faľni me šẹndĕt vẹlăzẹnavet *ḱi yā̃nẹ* ndẹ Laodikī, eδe
16 Nymfasẹ, eδe kišẹsẹ *ḱi ā̆štẹ* ndẹ štẹpī tẹ vet. Eδe si tẹ
kẹndŏhetẹ ľĕtẹra ndẹr yu, bā̆ni ḱi tẹ kẹndohet' eδe ndẹ kišẹ
tẹ Laodikeănẹvet: ḱi tẹ kẹndoni eδe yu ľétẹrẹnẹ prei
17 Laodikisẹ. Eδe i θŏni Arhippit, Kiy duydĕs pẹr šẹrbĕsẹnẹ
ḱi more mbẹ Zŏtinẹ, ḱi ta mbušiš.
18 Tẹ fáľunitẹ me šẹndĕt *uškrue* me dŏrẹnẹ t'eme tẹ Păulit:
kuitoni tẹ ľiδunat' e mia. Hīri *ḱoftẹ* baškẹ me yu. Amen.

*(Lĕtẹra) mbẹ Kolossianẹt uškrue prei Romet, (eδe udẹrgue) me anẹ tẹ Tyhikut eδe Onesimit.*

---

## LĔTẸRA E PARẸ E APŎSTULIT PAUL MBẸ ΘESSALONIKANẸT.

### KAPTINA I.

1 Păuli eδe Siluani eδe Timoθeu mbẹ kišẹn' e Θessalonikănẹvet
mbẹ Perẹndinẹ Ătinẹ, eδe mbẹ Zŏtinẹ Iesu-Krišt: hīr *ḱoftẹ*
mbẹ yu eδe paḱtīm prei Perẹndisẹ Ātit t'ụnẹ, eδe prei Zotit
Iesu-Krišt.
2 I fáľemi ndersẹ pẹrherẹ Perẹndisẹ pẹr ǵiθẹ yu, eδe u
3 pẹrmĕndimẹ yuve ndẹ tẹ fáľunat t'ona, tue kuituem pa-
pušīm punẹn' e bĕsẹsẹ tŭei, eδe mundimin' e dašunisẹ eδe
durimin' e špẹrĕsẹsẹ mbẹ Zŏtinẹ t'anẹ Iesu-Krištinẹ, pẹrpara
4 Perẹndisẹ eδe Ātit t'ụnẹ: tue ditun', o vẹlazẹn tẹ dăšunẹ
5 prei Perẹndisẹ, tẹ sǵĕδunitẹ tŭei: sepsĕ unǵīli ụnẹ nuk' ubā̃
te yu me fyaľẹ vĕtẹmẹ, por eδe me fuḱī, eδe me Špĭrtinẹ

Šent, eδe me šumę tę mbūšęme mĕndienę: sikurse e dini
6 kiš farę kēm ndermiĕt yuš pęr yu. Eδe yu bātę sikurse
bām na eδe Zoti, sepsĕ pritęt fyāl'ęnę ndęr šumę štręngīm,
7 me gęzimin' e Špirtit Šent, kaki sā ubātę šembęlętųrę mbę
8 gi θ' ată ki besūenę ndę Makedonī e ndę Ahaī. Sepsĕ prei
yuš nuk' upęrhăp fyal'a e Zotit vĕtęmę ndę Makedonī e ndę
Ahaī, por eδe mbę kiš do vend e mbęrīni zāni i bĕsęsę
tūei te Peręndia, kaki sā s' kemi nevoyę tę fl'ăsimę gā:
9 sepsĕ ată diftōynę pęr nē kiš farę tę hųmi getęm te yu,
eδe si ukęθųetę te Peręndia prei īδuyš, ki t' i šęrbeni Peręndisę
10 galę eδe tę vęrtetit, eδe tę pritni Bīrin' e atī prei kīyevet,
ki e ngali prei sę vdĕkuniš, Iesunę, ki na špętōi prei
zemęrimit ki viĕn.

## KAPTINA II. III.

1 Sepsĕ vetę yu e dini, o vęlazęn, tę hųmitę t'anę te yu, se
2 nuk' ubā kot: por si hokęm kek pęrpara eδe ušām, sikurse
e dini, ndę Filippe, mūeręm zĕmęrę te Peręndia ųnę me
fōl'unę te yu ungilin' e Peręndisę me šumę tę pęrpiĕkunę.
3 Sepsĕ męsimi ųnę nukę ke prei gęnĕštręsę, as prei ndųnęsīnęsę,
4 as prei gęnimit: por sikurse uprovuem prei Perendisę ki t'i
zāmę besę ungīlit, kęštū fl'ăsimę, yo sikūr t' u pęl'kĕimę
5 niĕręzęvet, por Perendisę ki provōn zĕmęratę t'ona. Sepsĕ as
fyal'ę me l'āika nukę fol'ęm ndonihere, sikurse e dini, as štīm
6 škak l'akęmimi: Perendia ăštę dešmitār: as kęrkuem l'aft prei
niĕręziš, as prei yuš, as prei tę tieręš, ndonęse mūndešim tę
7 bāhešim barę, si apōstuyt' e Krištit: por kēm tę butę
8 ndęrmiĕt yuš: porsi męndesa ki ngrof ndę gī diĕl'mt e vet:
kęštū dęšęrōhešim pęr yu, e na kište anda me u δānę yuve
yo vetęm' ungilin' e Perendisę, por eδe špīrtęnatę t'anę,
9 sepsĕ ketę tę dāšunę te na. Sepsĕ e mbani mend, o vęlazen,
mundīminę t'anę, eδe fędīgenę: sepsĕ dīt' e natę tue punuem,
ki tę mos i vēm barę ndonianit prei yuš, predikuem ungilin'
10 e Perendisę te yu. Yu yēni dešmitarę eδe Perendia, sā me

dreitenī e me uđe e me pa-paľavī yemi prũmę mbę yu ǩi
11 besoni: sikurse e dini, se ǵiθę-se-tsīlinę prei yuš e porositšim
12 eđe e ngušulöišim, porsi āti diěľmt' e vet: eđe epšim dešmī,
sikurse veyěn te Perendia, ǩi u θiři yuve ndę mbęretenīt tę
vet eđe ndę ľaft.
13 Pęrandai eđe na i fáľemi ndęrsę Perendisę pa pušĭm, se
mbassi mŭertę fyaľęn' e Perendisę ǩi ndęǵŭetę prei neš, *e*
pritęt yo *si* fyaľę niěręziš, por (sikurse ã̃štę me tę vęrtetę)
fyaľę Perendie, e tsila *fyaľę* vepęröhetę ndęr yu ǩi besoni.
14 Sepsě yu, o vęlazęn, bãtę sikurse bãnę kišat' e Perendisę
ǩi yãnę ndę Iudē mbę Iesu-Krĭštinę, sepsě eđe yu pęsŭetę
por atŏ punę prei atŭneve ǩi yãnę prei ńi kombi me yu,
15 sikurse eđe ată prei Iuděyvet: tę tsīlętę vrāu' eđe Zŏtinę
Iesu, eđe profétęnit' e vet, eđe neve na pęrzũnę, eđe Perendisę
16 s' i pęľkěynę, eđe *yãnę* kundrę ǵiθę niěrezęvet: tę tsīlętę na
ndăľinę me fŏľunę te kombet ǩi tę špętöhenę, pęr me
mbŭšunę fayet' e veta pęrherę: eđe sę mbrăpęni e mbęřĩni
zemęrimi mbi ată.
17 Por na, o vęlazęn, sepsě uvorfęnuem prei yuš pęr pak
kohę, me faǩe, yo me zěmęrę, ndsituem mã̃ tępęrę me šumę
18 dęšęrĭm me pamę fáǩenę tŭei. Pęrandai dešęm me ărđunę
te yu, (mã̃ tort unę Păuli,) eđe ńī herę eđe dŭ herę, por
19 na ndaľi Satanai. Sepsě tsila *ã̃štę* špęresa yonę, a gęzīmi, a
kunora e tę mbŭřunit? apor nukę *yēni* yu pęrpara Zotit
20 t'unę Iesu-Krištit mbę tę ărđęmen' e atī? Sepsě yu yēni
ľafti unę eđe gęzimi.
1 KAP. III.—Pęrandai nukę mũftęm me duruem mã̃, *por*
2 na pęľǩeu tę mběsimę větęmę ndę Aθinę, eđe dęrguem
Timoθenę vęlānę t'anę, eđe šęrbętorin' e Perendisę, eđe šŏkunę
t'anę ndę punę t' unǵīlit Krištit, pęr me u fortsuem yuve, e
3 pęr me u ngušuluem yuve pęr běsęnę tŭei: ǩi tę mos tundet'
askuši ndęr kętŏ štręngime: sepsě yu e dini se na yemi
4 vũmę pęr kętě. Sepsě, kur išim pęr-anę yuš, u θošim yuve
tšę pęrpara, se kemi pęr me hiǩkunę štręngime, eđe sikurse

5 ubā, eδe e dini. Perandai eδe une, mbassi s' mŭndeše me
durnem mā, dergova per me maře vešt per bĕsenę tŭei, drŭese
mos u ngau yuve ai ki nget, eδe škon mŭndimi unę kot.
6 Por taštĭ ki erδi Timoθeu prei yuš te na, prūni zānin'
e mirę per besęn' eδe per dašuninę tŭei, eδe se na kuitoni
per tę mirę perherę, eδe kēni malę me na pamę, sikurse
7 eδe na yuve: perandai ungušuluem, o velazen, per yu nder
8 ǵiθe štrengimin' eδe nevŏyenę t'onę, prei bĕsesę tŭei: sepsĕ
9 taštĭ řŏimę, ndę kindrofši yu mbę Zŏtinę. Sepsĕ kiš farę tę
fălunę nderse mŭndemi me i δānę Perendisę per yu, per
ǵiθ' atĕ gezĭminę ki gezŏhemi per yu perpara Perendisę t'onę,
10 nāt' e ditę tue uĺŭtunę tĕperę per me pamę fākenę tŭei, eδe
me mbŭšunę tę măngunat e bĕsesę tŭei.
11 Taštĭ ai Perendia eδe Āti une, eδe Zoti unę Iesu-Krišti,
12 dreitōft' ŭδenę t'onę te yu. Eδe Zoti štōft' e teperoftę
dašuninę tŭei ndermiĕt yuš, eδe mbę tę ǵiθę, sikurse eδe
13 na *kemi* mbę yu: per me fortsuem zĕmeratę tŭeya pa-
paĺavĭ ndę šeńtenĭ, perpara Perendisę eδe Ātit t'unę, ndę
tę ărδemen e Zotit t'unę Iesu-Krištit baškę me ǵiθę
šĕńtenit e atĭ.

## KAPTINA IV.

1 Permbaskendai, o velazen, u ĺŭtemi yuve eδe *u* porosĭsimę
per Zŏtinę Iesu, sikurse i mŭertę prei neš se si dŭhetę me
etsun' eδe me i peĺkuem Perendisę, *kęštŭ* tę teperoni mā
2 tĕperę. Sepsĕ e dini kiš farę porosiaš u ĺām yuve prei Zotit
3 Iesu. Sepsĕ kui ăštę dašunimi i Perendisę, šeńtenimi yŭei,
4 tę hikni dorę prei kurvenisę: ǵiθę-se-tsili tę diyę me mbăitun'
5 anen' e vet ndę šeńtenĭm e ndę nderę: yo ndę pesime dešerimi,
6 porsi ată kombetę ki s' ngŏfinę Perendinę. Tę mos kapertseyę
*kuši* e t' i lāyę štrĕmbetę tę velăit vet mbę *kętĕ* punę: sepsĕ
Zoti *ăštę* špagimtār per ǵiθę ketŏ, eδe sikurse u θām yuve
7 tšę perpara, eδe e vertetuem me dešmĭ. Sepsĕ Perendia nukę
8 na θiři ndę ndunesinę, por ndę šeńtenĭm. Perandai ai ki škeĺ

*kętŏ*, nukę škeľ nierinę, por Peręndinę, ḱi na ðа Špirtin' e
vet tę šeńtęnŭešiminę.
9 Eðe pęr dăšunimin' e vęlazęnisę s' kēni nevoyę me u škruem
yuve: sepsĕ yu yēni tę męsuem prei Peręndisę pęr me dăšunę
ńiani tiĕtęrinę: sepsĕ yu e ɫāni kętĕ mbę ǵiθę vęlázęnit ḱi
10 *yānę* ndę ǵiθę Maḱedonīt. Por u ľŭtemi yuve, o vęlazęn,
11 me tepęruem mā tĕpęrę *mbę ketĕ:* eðe me ndsituem tę ŕini
urtę, eðe tę bāni tę tŭeyatę, eðe tę punoni me duert tŭeya,
12 sikurse u porositęm yuve: ḱi tę ĕtsęni ndęr tę yăštęmit sikurse
kā hie, eðe tę mos kēni nevoyę pęr askĕnd.
13 Eðe nukę due tę yēni tę pa-ditun', o vęlazęn, pęr ată ḱi
kānę fyĕtunę, ḱi tę mos iðęnohi, sikurse eðe ată tę tiĕręrtę ḱi
14 s' kānę šperesę. Sepsĕ ndę besŏimę se Iesui vdiḱ eðe ungāl,
kęštŭ eðe ată ḱi kānę fyĕtunę me anę tę Iesuit Perendia kā
15 me i prūmę baškę me atĕ. Sepsĕ kętĕ ua θomi yuve prei
fyăľęsę Zotit, se na tę ǵălętę ḱi kemi mbĕtunę mbę tę
ărðęmen' e Zotit, s' kemi me ua mbęŕīm' atŭneve ḱi kānę
16 fyĕtunę. Sepsĕ Zoti vetę kā me sdrĭpunę prei ḱieli me
urðęnīm, me zā ĕnǵuli tę parę, eðe me trumbetę Perendie,
eðe *ată* tę vdĕkunitę *ḱi vdiḱnę* mbę Krištinę kānę me
17 unǵălunę mā pari: mbasandai na tę ǵălętę ḱi kemi mbĕtunę,
kemi me uŕęmbuem baškę me ată ndę rēnat, pęr me i dăľunę
pęrpara Zotit nd' eręt, eðe kęštŭ dotę yemi pęrherę baškę me
18 Zŏtinę. Pęrandai ngušuloni ńiani tiĕtęrinę me kętŏ fyaľę.

## KAPTINA V. VI.

1 Eðe pęr mote e pęr kŏhęna, o vęlazęn, s' kēni nevoyę
2 me u škruem yuve: sepsĕ yu e dini fort mirę, se dita e
3 Zotit porsi viĕðęsi nătęnę, kęštŭ viĕn. Sepsĕ kur θŏnę paḱtīm
eðe sigurī, atęherę viĕn pęrmbi ată befas tę hŭpunitę, porsi
tę ðīmtunat' *e barkut* grŭesę me baŕę: eðe s' do tę kēnę se
4 ku me īkunę. Por yu, o vęlazęn, nukę yēni nd' eŕęsinę, ḱi
5 t' ua mbęŕīyę ayŏ ditę porsi vieðęs. Tę ǵiθę yu yēni biý
6 drite e biy dite: nukę yemi tę nătęsę, as t' eŕęsīnęsę. Ɫetę

mos fl̃emę prā sikurse eδe tę tiǒrętę por l'etę iimę sk̃ūtę,
7 eδe l'etę yemi ĕsulę. Sepsĕ ată k'i fl̃ēnę, nătęnę fl̃ēnę: eδe
8 ată k'i dĕhenę, nătęnę dĕhenę: por na, mbassi yemi tę dĭtęsę,
l'etę yemi ĕsulę, e l'etę vĕšimę θuraken' e besęs' e tę dašunisę,
9 eδe *pęr* pęrkrenare šperesęn' e špętimit. Sepsĕ Peręndia
nukę na kā urδęnuem pęr zemęrĭm, por pęr fitimin' e špętimit
10 me anę tę Zotit t'ųnę Iesu-Krištit k'i vdiḱ pęr nē, k'i tę
řǒimę baškę me atĕ, kur tę yemi sk̃ūtę, a kur tę kemi fyĕtunę.
11 Pęrandai ngušuloni ńiani tiĕtęrinę, eδe ndęrtoni ńiani tiĕtęrinę,
sikurse eδe bãni.
12 Eδe u l'ūtemi yuve, o vęlazęn, t' i dini ată k'i mundŏhenę
ndęr yu, e řinę pęrmbi krųet tŭei mbę Zŏtinę, e u męsŏynę
13 yuve: eδe i nderoni ată me mã̄ tĕpęrę dašunĭ pęr punęn' e
atųne. Kini pak'tĭm ndęrmiĕt yuš.
14 Eδe u l'ūtemi yuve, o vęlazęn, męsoni tę pa-hų̃mitę ndę
řieštę, ngušuloni zemęr-vǒǵęl'itę, u ndimoni tę sęmūnęvet, kini
zĕmęrę tę ǵã̄nę mbę tę ǵiθę.
15 Kęk'ųrni mos i bã̄yę kuši tiĕtęrit keḱ pęr tę keḱ: por
kęrkoni pęrherę *me bã̄mę* tę mĭręnę ńiani tiĕtęrit, eδe tę ǵiθęve.
16, 17, 18 Pęrherę gęzohi. Pa pušĭm fal'i. Pęr k'iš do ǵã̄
epni tę fál'unę ndęrsę: sepsĕ kų̃i *ẵštę* dašunimi i Peręndisę
te yu mbę Iesu-Krištinę.
19, 20 Mos šŭeni Špĭrtinę. Mos heθni poštę profĕtęnitę.
21, 22 Provoni tę ǵiθa, mbani tę mĭręnę. Hik'ni dorę prei k'iš
do farę tę kĕk'eye.
23 Eδe vetę Peręndia i pak'timit u šeńtęnoftę yuve tę tã̄nę,
eδe urŭeit' e tã̄nę frųma yŭei, eδe špirti, eδe miši pa-pal'avĭ
24 ndę t' ărδęmen' e Zotit t'ųnę Iesu-Krištit. Besętār ẵšt ai k'i
u θęřĕt yuve, eδe ai kā me e l'ã̄mę.
25 O vęlazęn, fal'i pęr nē.
26 U fal'ni me šęndĕt ǵiθę vęlăzęnavet me tę pŭθunę tę
27 šeńtęnŭešim. U vẽ mbę bē yuve mbę Zŏtinę me ukęnduem
l'ĕtęra mbę ǵiθę šĕńtęnit vęlazęn.
28 Hĭri i Zotit t'ųnę Iesu-Krištit *k'oftę* baškę me yu. Amen.
*E para (L'ĕtęra) mbę Θessalonikanęt uškrue prei Aθine.*

# ĹĔTĘRA E DŲTĘ E APŎSTULIT PAUL MBĘ ΘESSALONIKANĘT.

## KAPTINA I.

1 Păuli eδe Siluani eδe Timoθeu mbę kišęn' e Θessalonikănęvet,
2 mbę Peręndīn' Ătinę t'anę, eδe mbę Zŏtirę Iesu-Krišt: hīr
*kĕfę* mbę yu eδe paǩtĭm prei Peręndisę Ātit t'ųnę, eδe prei
Zotit Iesu-Krišt.
3 Kemi detųrę me i ufăľunę ndersę pęrherę Perędisę pęr
yu, o vęlazęn, sikurse vęyĕn, sepsĕ po štŏhetę fort Iesa yŭei,
eδe po šumŏhetę dašunia e kuit-dŏ prei ǵiθę yuš mbę ńiani
4 tiĕtęrinę. Kaǩi sā na vetę mbŭřemi pęr yu ndę kišat tę
Perędisę, pęr durĭminę tŭei eδe *pęr* bĕsęnę ndęr ǵiθę tę
5 ndiĕkunat tŭeya, e ndęr štręngimet ǩi hiǩni: *ǩi ayŏ ăštę*
diftĭm i ǵųǩit drĕitę tę Perędisę, pęr me ubā̄mę yu tę
6 zŏtęnit' e mbęretęnisę Perędisę, ǩi pęsoni pęr atĕ. Sepsĕ
*ăšt'* e ŭδęsę pęrpara Perędisę me u δā̄nę štręngĭm atų̆neve
7 ǩi u štręngŏynę yuve: por yuve ǩi štręngohi tę prā̆ytunę
baškę me yu, kur tę diftŏhetę Zoti Iesu prei ǩielit baškę
8 me ĕnǵuyt e fuǩisę vet, me ziăřm fľake, tue na špaguem
atų̆neve ǩi s' ngŏfinę Perędī, eδe atų̆neve ǩi nuk' i ndęǵoyn'
9 ungī́lit Zotit t'ųnę Iesu-Krištit: tę tsĭlętę kā̄nę me umunduem
me tę vdieřę tę pa-sŏsunę prei fáǩesę Zotit, eδe prei ľaftit
10 fuǩisę atī, kur tę vī̄yę tę ľavdŏhetę ndęr šĕńtęnit e vet, eδe
tę męrekulŏhetę ndęr ǵiθ' atā ǩi besŏynę, (sepsĕ yu i zū̄tę
Iesę dešmisę t'onę,) nd' atĕ ditę.
11 Pęrandai eδe na ľŭtemi pęrherę pęr yu, *ǩi* t' u bā̄yę Perędia
yŭei tę zŏtęnit' e sę θeřītęmesę *vet*, eδe tę mbuši ǵiθę
12 pęľǩimin' e sę mĭręsę, eδe punęn' e bĕsęsę me fuǩī: ǩi tę
ľavdohet' ĕmęni i Zotit t'ųnę Iesu-Krištit ndęr yu, eδe yu
mb' atĕ, mbas hīrit Perędisę t'onę, eδe Zotit Iesu-Krišt.

## KAPTINA II.

1 Taštĭ u l̓ūtemi yuve, o vęlazęn, pęr t' ăr∂unit' e Zotit
2 t'ụnę Iesu-Krištit, e∂e *pęr* tę mbęl̓ē∂unitę t'anę mb' atĕ, ḱi
tę mos tundi yu špĕit prei mĕndiesę *tuei*, as tę mos
trul ulohi, as prei špirtit, as prei fyăl̓ęsę, as prei l̓ētęręsę
3 sikurse *uš:rue* prei neš, se valę uafrue dita e Krištit. Letę
mos u gęńeyę kuši me ndońi farę męndụre: sepsĕ *s'lā me
ar∂un' ayŏ ditę* pa mos ăr∂unę mā pari tę ngrĭtunitę krụe,
4 e∂e tę sbul̓ŏhetę nieriu i fayit, i bīri sę vdiĕřęsę, ai ḱi ŕī
kundrę e∂e ngrĭhetę pęrpietę kundrę ḱiš do *farę gāye* ḱi
θŏhetę Peręndī a l̓ūtęye, kaḱi sā ai tę ŕiyę ndę tĕmpulę tę
Peręndisę si Peręndī, tue diftuem vetęvĕtęhenę se āštę Perendī.
5 Nuḱę mbani mend, se kur ĭšiem por pęr-anę yuš, u θŏšiem
6 yuve kętŏ? E∂e taštī e dini atĕ ḱi e pęrmbā, pęr me
7 usbęl̓uem ai ndę kohę tę vet. Sepsĕ mysteri i pa-u∂ęnisę
taštĭ vepęrŏhetę: vĕtęmę deri sā tę dal̓i prei miedizit ai ḱi
8 pęrmbā taštī: e∂e atęherę kā me usbul̓uem i pa-u∂i, tę
tsilinę Perendia kā me e vdieřę me frụmęn' e gŏyęsę vet,
9 e∂e kā me e prĭšunę me tę pamen' e t' ăr∂unit vet: i tsili
kā me ăr∂unę mbas tę vepęrūemit Satanait me ḱiš do fuḱī
e me seńe e me męrekulī ŕĕne, e∂e me ḱiš do gęńīm tę
10 štrĕmbętęsę, ndęmiĕt atụ̄neve ḱi vdīrenę: sepsĕ nuḱę pritnę
11 dašunīn' e sę vęrtĕtęsę ḱi tę špętŏhenę. E∂e pęrandai Perendia
kā me dęrguem mb' ată tę vepęruem gęńimi, pęr me i besuem
12 ŕĕnęsę: ḱi tę ǵukŏhenę *pęr tę leḱ* giθ' ată ḱi nuk' i besūenę
tę vęrtĕtęsę, por i pęl̓ḱụenę tę štrĕmbętęsę.
13 Por na kemi detụrę me i ufāl̓unę ndersę Perendisę pęrherę
pęr yu, o vęlazęn tę dăšunę prei Zotit, se Perendia u sǵo∂i
yuve tšę pęrpara hĕręsę pęr špętīm, me šeńtęnimin' e Špirtit,
14 e∂e me besęn' e sę vęrtĕtęsę: ḱi mb' atĕ u θiři yuve me anę
tę ungīlit t'ụnę, pęr fitimin' e l̓aftit Zotit t'ụnę Iesu-Krištit.
15 Perendai prā, o vęlazęn, ḱindroni, e∂e mbani atŏ porositę
16 ḱi umęsūetę, a prei fyăl̓ęsę, a prei l̓ētęręsę t'onę. E∂e Zoti

ụnẹ Iesu-Krišti vetẹ, e Perẹndia eδe Āti ụnẹ, ai ḱi na deši,
e *na* δa ngušulīm tẹ pa-sosun' eδe šperesẹ tẹ mirẹ me anẹ tẹ
17 hīrit, ngušulofte zĕmẹratẹ tŭeya, eδe u fortsoftẹ yuve me ḱiš
do fyaľẹ e punẹ tẹ mirẹ.

## KAPTINA III.

1 Sẹ mbrăpẹni, o vẹlazẹn, faľi pẹr nē, ḱi tẹ etsi fyaľa e
2 Zotit, eδe tẹ ľavdŏhetẹ, sikurse eδe te yu, eδe ḱi tẹ špẹtŏimẹ
3 prei niĕrẹzẹvet kotẹ e tẹ kẹḱī: sepsĕ nukẹ *yãnẹ* tẹ ǵiθẹ
besẹtarẹ: por besẹtār ãštẹ Zoti, ḱi kā me u fortsuem yuve,
4 e kā me *u* rŭeitunẹ prei sẹ keḱit. Eδe kemi šperesẹ mbẹ yu
me anẹ tẹ Zotit, se atŏ ḱi u porositẹm yuve, eδe i bãni, eδe
5 keni me i bãmẹ. Eδe Zoti dreitoftẹ zĕmẹratẹ tŭeya ndẹ
dašunī, eδe ndẹ durĭm tẹ Krištit.
6 Eδe u porosĭsimẹ yuve, o vẹlazẹn, mb' ĕmẹnẹ tẹ Zotit
t'ụnẹ Iesu-Krištit, tẹ mẹrgohi prei ḱiš do vẹlāi ḱi etsẹn pa
7 uδẹ, eδe yo mbas asāi porosisẹ ḱi muer prei neš. Sepsĕ yu
8 e dini, se si dŭhetẹ me na mařẹ mbrapa: sepsĕ nuk' uprũm
pa uδẹ ndẹr yu, as bukẹ nukẹ hangrẹm δunẹtī prei kuit, por
me mundĭm e me fẹdigẹ, tue punuem nāt' e ditẹ, ḱi tẹ mos
9 i băhemi bařẹ ndońianit prei yuš. Yo se s' kemi puštĕt, por
ḱi t' ăpimẹ vĕtẹhenẹ t'onẹ šẹmbẹ'ẹtụrẹ pẹr me na mařẹ mbrapa.
10 Sepsĕ eδe kur išim te yu, kẹtĕ u porositẹm yuve, se ndẹ
11 mos daštẹ kuši me punuem, as ľetẹ mos hayẹ. Sepsĕ ndẹǵŏimẹ
disa *vete* ndẹr yu tue ĕtsune pa uδẹ, eδe nukẹ punŏynẹ kreit,
12 por sĭlenẹ řŏtulẹ tue vũm' orē punẹ tẹ kota. Eδe tẹ tĭlẹtẹ
*nieres* i porosisim' e i mẹsoimẹ pẹr Zŏtinẹ t'anẹ Iesu-Krištinẹ,
tẹ hãnẹ bukẹn' e vet tue punuem me urtī.
13, 14 Por yu, o vẹlazẹn, mos ľoδi tue bãmẹ mirẹ. Eδe
ndẹ mos i ndẹǵoftẹ kuši fyăľẹsẹ t'onẹ *škruem* me anẹ tẹ *kẹsāi*
15 ľĕtẹrẹsẹ, šẹnŏnia atĕ: eδe mos baškohi me atĕ, ḱi t' i vĭyẹ
turp: por mos e vĩni orē atĕ si anẹmĭk, por mẹsŏnia si vẹlā.
16 Eδe vetẹ Zoti i paḱtimit u δaštẹ yuve paḱtĭminẹ kurdŏ me
ḱiš do mẹndụrẹ. Zoti *ḱoftẹ* laškẹ me yu tẹ ǵiθẹ.

17 Tę fáľunitę me šęndět *uškrue* me dōręnę t'eme tę Päulit,
18 ḱi ăštę šeńę mbę ḱiš do ľētęrę: kęštū škrūey.—Hīri i Zotit
t'ųnę Iesu-Krištit *ḱoftę* baškę me yu tę ǵiθę. Amen.
*E duta (ľątęrę) mbę Θessaloniḱanęt uškrue prei Aθįne.*

---

# ĽĔTĘRA E PARĘ E APŎSTULIT PAUL MBĘ TIMOΘENĘ.

## KAPTINA XIV.

1 Păuli apŏstuli Iesu-Krištit mbas urδęnimit Perędisę
2 šęľbūesit t' ųnę, eδe Zotit Iesu-Krišt, šperēsęsę t'onę, mbę
Timoθenę tę θiēštinę diaľę ndę besęt *ḱoftę* hīr, pęrdęlīm,
paḱtīm, prei Perędisę Ātit t'ųnę, eδe prei Iesu-Krištit
Zotit t'ųnę.
3 Sikurse t' uľuta, kur vēye ndę Maḱedonī, tę presiš ndę
Efesę, ḱi tę porosisiš disa *vetę* tę mos męsōynę męsime tę
4 hūeya: as tę mos u vēnę veš pęřālavet e brēzavet ḱi s' kā̃nę
tę mbaruem, tę tsīlatę bīyenę ḱarta mā̃ tēpęrę se tę ndęrtūemit'
e Perędisę mbę besęt.
5 Eδe e mbarūemeya e porosisę ẵštę dašunī prei zĕmęręsę
kęθiēlętę eδe *prei* ndęrǵēǵęyesę mirę, eδe *prei* bēsęsę pa
6 hipokrisī: prei kętų̄neve disa *vetę* mbassi dūeľnę prei uδet,
7 ukęθų̄enę ndę fyaľę tę kota, tue dăšunę me ḱēnunę miēštra
ľiǵe, ḱi ată s' măřinę vešt as pęr atŏ ḱi θōnę, as pęr atŏ ḱi
8 bā̃ynę pęr tę vęrteta. Eδe e dimę se ľiǵa *ā̃št'* e mirę, ndę
9 ḱoftę se e pęrdōr atē̆ kuši me ľiǵę: tue dītunę kętē̆, se ľiǵa
nuk' ā̃štę vū̃mę pęr tę drēitinę, por pęr tę pa-ľiǵęt' e pęr tę
pa-bīndunit, pęr ată ḱi s' nderōynę Perędinę eδe pęr faytoręt,
pęr tę pa-uδęt e pęr tę ndų̄tęt, pęr ată ḱi vrăsinę t' ātin'
10 e t' ămęnę, pęr ată ḱi vrăsinę nieręs, pęr kurvaręt, pęr ată
ḱi ǵīndenę me măškuy, pęr ată ḱi šēsinę nieręs, pęr řē̆nęsit,
pęr ată ḱi bā̃ynę bē řē̆nę, eδe pęr ḱiš do tiētęrę ǵā̃ ḱi deľ

11 kundrę mesimit šendošę: mbas ungīlit ľaftit tę ľumit Perendī,
ki m' uzū besę.
12 Eδe i faľem ndersę Zotit t'ųnę Iesu-Krištit ki mę δa fuki,
13 se mę ǵukōi pęr besętār, e mę vūni mbę šerbeset: ki unę
pęrpara kam kěnunę nemęs e ndiekęs e šahęrāk: por
14 upęrdęlųešę, sepsě pa ditun' i bāna ndę pa-besęnī. Eδe hīri
i Zotit t'ųnę utepęrue tek unę me besę e me dašunī ki āštę
15 mbę Iesu-Krištinę. Pęr tę zānę besę āštę fyaľa, eδe e vęyěfšime
pęr tę prītunę, se Iesu-Krišti erδi ndę botęt me špętuem
16 faytorę, ki prei atųneve yam un' i pari. Por pęrandai
upęrdęlųešę, ki Iesu-Krišti tę diftoyę pęrpara te unę ǵiθę
zěmęręn' e ǵānę, pęr šęmbęlętųrę atųneve ki kānę me i besuem
17 atī pęr yetę tę pa-sōsęme. Eδe mbę mbęretin' e yětęvet, tę
pa-vdiěřinę, tę pa-dūkuninę, tę větęminę tę dītšiminę Perendī
*kofte* nderę eδe ľaft ndę yetęt tę yětęvet. Amen.
18 Kętě porosī po ta ľā n' dorę tųi, o diaľę Timoθē, mbas
19 profeziaš ki kānę kěnunę pęrpara pęr tųi, tę ľuftoyš ľuftęn'
e mirę me atō, tue pāsunę besę eδe ndęrǵěǵęye tę mirę, tę
tsīlęnę disa *vetę* mbassi e hoθnę tēy, kitnę mbę tsekę ľūndręnę
20 prei beset: prei kętųneve āštę Hymenai eδe Aľeksandri: tę
tsilęt' i kam δānę n' dorę tę Satanait, ki tę męsōhenę mos
me němunę.

## KAPTINA II.

1 Ľutem prā para ǵiθę *pūnęret*, tę bāni tę ľūtuna, tę fāľuna,
2 tę fōľuna, tę fāľuna ndersę, pęr ǵiθę niéręzit: pęr mbęrětinę,
pęr ǵiθę sā yānę mbę škalę tę naľtę: ki tę škōynę yetę tę
pa-pęrzieme e tę urtę me kiš do farę bese tę mirę e tę
3 hīešime. Sepsě kęyō āšt' e mirę eδe e pęľkųešime pęrpara
4 Perendisę šęľbūesit t'ųnę. I tsili don tę špętōhenę ǵiθę niěręzitę,
5 eδe tę vīnę me ngōfunę mirę tę vęrtětęnę. Sepsě ńi *āštę*
Perendia, ńi *āšt'* eδe ľáimęsi i Perendisę eδe i niěręzęvęt,
6 nieriu Iesu-Krišti, ki δa vetęvětęhenę špęrbīm pęr tę ǵiθę,
7 pęr dešmī ndęr kōhęna tę urδęnūeme, pęr tę tsīlęnę *dešmī*

uvūš' unȩ l'etšitȩs eδe apostul, (θom tȩ vȩrtětȩnȩ mbȩ Krištinȩ,
nukȩ řěy,) mieštri i kǒmbevet mbȩ besȩt e mbȩ tȩ vȩrtetȩt.
8 Due prā tȩ fāl'enȩ bǔřatȩ mbȩ k'iš do vend, tue ngrǐtunȩ
9 duer tȩ kȩθiělȩta pa zemȩrǐm e pa mendǐm. Por kȩštǔ eδe
grātȩ l'etȩ stol'isinȩ vetȩvětȩhenȩ me pětȩka k'i u kā hie, me
turp e me urtī, yo me gȩršětȩna, a me ār, a me margaritarȩ,
10 a me pětȩka k'i vȩyěyȩnȩ šumȩ: por (k'iš dǔhetȩ mb' atǒ grā
k'i diftǒyȩnȩ vetȩvětȩhenȩ se kānȩ frikȩ Perȩndinȩ) me punȩ tȩ
11 mira. Grǔeya l'etȩ mȩsohet' urtȩsǐšt me k'iš do farȩ tȩ bǐnduni.
12 Eδe grǔenȩ nuk' e l'ā me mȩsuem, as me urδȩnuem bǔřinȩ,
13 por tȩ řiyȩ urtȩ. Sepsě pȩrpara ukriyue Adami, mbasandai
14 Eva: eδe Adami nuk' ugȩńṳe, por grǔeya ugȩńṳe, e duel'
15 yaštȩ uδet: por kā me špȩtuem pȩr diěl'mt k'i piel, ndȩ
mbětšinȩ ndȩ besȩ e ndȩ dašunī e ndȩ šeńtȩnǐm me urtī.

## KAPTINA III.

1 Pȩr tȩ zānȩ besȩ *ǎštȩ* fyal'a: ndȩ i kā anda kuit me ubām'
2 episkǒp, dȩšȩrǒn punȩ tȩ mirȩ. Dǔhetȩ prā episkopi me
k'enun' i pa-zānȩ me fāy, bǔř i ńī grǔeye, i ěsultȩ, i mentšim,
3 i hǐešim, miku i tȩ hǔeyȩvet, i zoti pȩr me mesuem. Yo
pianěts, yo řafȩs, yo tȩ detȩ fitǐm tȩ kek': por tȩ *yět'* i butȩ,
4 asǐ k'i s' don tȩ zǐhetȩ, asǐ k'i s' l'akȩmǒn pȩr argǎnd: tȩ
guvernoyȩ mirȩ štȩpīn' e vet, tȩ ketȩ diěl'm ndȩn' ǔrδȩnȩ
5 sikurse i kā hie: (sepsě, ndȩ k'oftȩ kuši k'i s' di me guvernuem
6 štȩpīn' e vet, si dot' i ketȩ kuyděs kǐšȩsȩ Perȩndisȩ?) tȩ mos
*yět'* i mȩsuem rǐštazȩ, k'i tȩ mos mbǎhetȩ mbȩ tȩ maθ, e tȩ
7 bierȩ ndȩ dam tȩ diālit. Eδe ai dǔhetȩ me pasun' eδe dešmī
tȩ mirȩ prei tȩ pȩryǎštȩmvet, k'i tȩ mos bierȩ ndȩ turpȩnī e
ndȩ l'ak tȩ diālit.
8 Dšakǒnatȩ por kȩštǔ *dǔhetȩ tȩ yěnȩ* tȩ hǐešim, yo me dṳ
fak'e ndȩr fyal'ȩ, yo tȩ věn' orē mbȩ šumȩ věnȩ, as mbȩ fitǐm
9 tȩ kek': tȩ kěnȩ mysterin' e běsȩsȩ ndȩ ndȩrǵěǵeye tȩ kȩθiělȩtȩ.
10 Eδe kȩtǎ l'etȩ provǒhenȩ mā pari, mbasandai l'etȩ bǎhenȩ
11 dšakona, ndȩ k'ǒfšinȩ tȩ pa-tȩrhiěkunȩ me fāy. Grātȩ por

kęštū *tę yẽnę* tę hiěšime, yo gęrgasa, tę ěsulta, besętare
12 mbę tę ǵiθa. Dšakōnatę l̓etę yẽnę būr̄a tę ńī grūeye ḱi
13 guvernōyęnę mirę diěl̓mt' eδe štępiat' e veta: sepsě ată ḱi
băyęnę šęrbīm tę mirę, fitōyęnę škalę tę mirę pęr vetęvětęhenę,
eδe kãnę šumę sų̃ e fal̓e ndę besęt ḱi ăštę mbę Iesu-Krištinę.
14 Kętō po tę škrūey, tue šperųem me ărδunę pęr sę špěiti
15 te ti: por nd' uvonofša, ḱi tę dīš si dūhetę me uprũmę ndę
štępī tę Peręndisę, e tsila ăštę kiša e Peręndisę ǵalę, štųla
eδe tę mpęštětunit' e tę sę vęrtětęsę.
16 Eδe pa ndońī fyal̓ę kundrę i maθ ăštę mysteri i běsęsę:
Peręndia udiftue ndę miš, duel̓ i drěitę ndę špīrt, udūk ndęr
ěnǵuy, upredikue ndęr kombe, uzũ besę ndę botęt, hipi *ndę
ḱiel* me l̓aft.

## KAPTINA IV.

1 Eδe Špirti *Šeńt* θotę fyal̓ę pęr fyal̓ę, se ndę kōhęna tę
mbasandăišime kãnę me ngrītunę krųe disa *vetę* prei běsęsę,
e kãnę me u mbăitunę veš frųmavet gęńimit, eδe męsimit
2 diăyvet, ḱi fl̓ăsinę gęńeštra me hipokrisī, tę tsīlętę kãnę
3 pęrvęl̓uem ndęrǵěǵęyen' e vet: sepsě ndăl̓inę me umartuem,
*e urδęnōyęnę* me hiěkunę dorę prei sę ngrănavet, tę tsilat' i
kā kriyuem Peręndia ḱi t' i măr̄inę me tę făl̓unę ndersę
4 besętaręt' eδe ată ḱi kãnę nǵōfunę tę vęrtětęnę. Sepsě ḱiš do
kriyesę e Peręndisę *ăšt'* e mirę, eδe s' ăštę ǵã pęr tę hěδunę
5 tēy, ndę umar̄tę me tę făl̓unę ndersę: sepsě šeńtęnōhetę prei
fyăl̓ęsę Peręndisę, e prei sę l̓ūtęmesę.
6 Ndę u porosītš vęlăzęnavet kętō, kē me ḱěnunę šęrbętōr' i
mirę te Iesu-Krišti, tue uušḱųem me fyal̓ęt e besęs' eδe
7 me męsimin' e mirę, ḱi i rē mbrapa. Eδe hiḱ dorę prei
pęr̄ălavet ndų̃ta eδe tę pl̓ăkavet: por męsō větęhenę tande
8 ndę besę tę mirę. Sepsě tę męsūemit' e korpit ăšt' i mirę pęr
pak *kohę:* por besa e mirę mbę tę ǵiθa *ăšt'* e mirę, sepsě
9 zotōhetę pęr kętě yetęn' e taštīšime eδe *pęr atě* ḱi viěn. Pęr
tę zãnę besę *ăštę* fyal̓a, eδe vęyěn pęr me e prītunę ǵiθęr

10 Sepsĕ pęr kętĕ mundŏhemi eδe yemi tę pęrbŭzunę, sepsĕ
šperuem mbę Peręndīn' e ǵalę, i tsili ā̆stę šęľbŭesi i ǵiθę
11 niĕręzęvet, por mā̃ fort i besętărevet. — Porosĭt kętŏ,
eδe męsŏ.
12 Askuši ľetę mos tę pęrkeši pęr dieľmęninę tande, por ubā̆n
figure ndęr besętaręt mbę fyaľęt, mbę tę prū̃mit, mbę dašunīt,
13 mbę frū̃męt, mbę besęt, mbę pastrĭmt. Deri sā tę vĭ̃y, bier-i
14 mbrapa tę kęndŭemesę, tę ľŭtęmesę, tę męsŭemesę. Mos
purtŏ δunętinę ḱi ā̆stę te ti, e tsila t' uδă me anę tę profezisę,
15 kur vū̃nę dŭertę mbi tūi pľeḱęsia. Kętŏ ško ndępęr mend,
mbę kętŏ tę mbesiš, ḱi tę daľi pęr faḱe mbaręsia yote mbę
16 tę ǵiθę. Kiy kuidĕs vĕtęhesę s'ate eδe męsimit: ḱindrŏ
mb' atŏ. Sepsĕ kur tę bā̆yš kętĕ, kē me špętuem eδe vĕtęhenę
tande, eδe ată ḱi tę ndęǵŏyęnę tūi.

## KAPTINA V.

1 Pľăkunę mos e ḱartŏiš, por męsoye porsi ātę: tę rītę *męso-i*
2 porsi vęlazęn: pľăkatę porsi ama: tę rātę porsi mŏtęra, me
ḱiš do farę pastęrtie.
3 Nderŏ grāt' e veya, atŏ ḱi yā̃nę me tę vęrtetę tę veya.
4 Eδe ndę pastę ndońī e vē diĕľm a nipęn, ľetę męsŏyęnę mā̃
pęrpara štępīn' e vet tę kē̃nę besę tę mirę, eδe t' u ăpinę
špagime pęrintvet: sepsĕ kęyŏ ā̆st' e mirę eδe e pęľḱŭešime
5 pęrpara Peręndisę. Eδe *ayŏ grue* ḱi ā̆stę me tę vęrtetę e vē
eδe mbĕtunę vetš, špęrĕn mbę Peręndinę, eδe ḱindrŏn ndę
6 tę ľŭtunat e ndę tę făľunat nāt' e ditę. Por ayŏ ḱi priš šumę,
7 ndonęse ŕon, kā vdĕkunę. Eδe porosit-i kętŏ, ḱi tę yē̃nę tę
8 pa-zā̃na me goyę pęr tę keḱ. Por ndę mos umendoftę kuši
mā̃ pęrpara pęr tę vetęt, eδe mā̃ fort pęr tę štępisę *vet, ai* kā
mohuem bĕsęnę, eδe ā̆stę mā̃ i keḱ se i pa-besi.
9 E veya mā̃ pak se ǵaštę δētę viĕtš ľetę mos vĭ̃hetę ndę
10 nŭmęrę *tę vĕyavet*, ḱi ayŏ kā ḱĕnunę grue e ńi būŕi: eδe tę
bā̆hetę dešmī pęr vĕpęra tę mira: ndę pāst' ušḱuem diĕľm,
ndę pastę prĭtunę tę hŭey, ndę pastę ľamę kambę šĕńtęniš,

ndę u pastę ndimuem atų̃neve ki kãnę kĕnunę ndę štręngĭm,
11 ndę i pastę rãnę mbrapa kiš do vĕpęre tę mirę. Por hiḱ dorę
prei sę vĕyavet rā: sepsĕ kur tę kęnăḱenę kundrę Krištit,
12 dŭenę me umartuem: atŏ kãnę mundĭm, sepsĕ škeľnę besęn'
13 e parę. Eδe mbassi yãnę pa punę, męsŏhenę me vŏtunę ŕeθ
ndępęr štępiat: eδe yo vĕtęmę pa punę por eδe fyaľę-šuma e
14 kęrkimsore, tue foľun' atŏ ḱi s' dŭhenę. Due prā tę rātę me
umartuem, tę băyęnę diĕľm, tę băhenę zońa štępie, tę mos i
15 apin' anęmikut as ndońi škak pęr me upęrḱĕšunę. Sepsĕ
16 disa prei asŏš ukęθųen' e rãnę mbrapa Satanait. Ndę pastę
tę veya ndońi besętār a besętare, ľet' u ndimoyę atųne, eδe
ľetę mos randŏhetę kiša, ḱi *tę mŭndetę* me u ndimuem atų̃neve
ḱi yãnę me tę vęrtetę tę veya.
17 Pľeḱtę ḱi šikŏyęnę mirę pŭnęnę ľetę măŕinę dų fiyš nderę:
18 mã fort ată ḱi mundŏhenę me fyaľę e me męsĭm. Sepsĕ
škrońa θotę: "Mos i mbętšeľiš gŏyęnę kāut kur šĭn *ndę*
19 *ľāmet*": eδe, "I vęyĕfšim *ăštę* punętori pęr pagęn' e vet". Mos
prit kalęzĭm kundrę pľakut, vetš ndę ubãftę dešmī prei dų,
20 a prei tre dešmitaręš. Ḱartŏ pęrpara tę ǵĭθęvę ată ḱi fęyĕyęnę,
21 ḱi tę kēnę frikę eδe tę tiĕrętę. Tę vē mbę bē pęrpara
Peręndisę, eδe Zotit Iesu-Krišt, eδe ĕnǵuyvet sǵĕδunę, ḱi
t' i rŭeiš kętŏ pa bãmę ǵųḱ pęrpara, as tę mos băyš *ǵ*ã tue
upieŕę mbę-ń'-anę.
22 Mos vĕš dŭertę pęrmbi ndońi špeit, as mos meŕ piesę ndęr
23 faye tę hŭeya: rŭei vĕtęhenę tande tę pastęr. Mos pi mã
uyę, por pi păkęzę vēnę pęr pľăndęsinę tand, eδe pęr tę
špešat sęmundat' e tua.
24 Disa niĕręzęve u kãnę dăľunę făyetę pęr faḱe tšę pęrpara,
25 tue prĭmę ndę ǵųḱ: eδe disa *tę tiĕręve* po u vĭnę mbrapa. Por
kęštŭ eδe vĕpęrat' e mira *dĭsave* u kãnę dăľunę pęr faḱe:
eδe atŏ ḱi yãnę tiĕtęrazi, s' mŭndenę me umpšĕfunę.

## KAPTINA VI.

1 Sā yãnę ndęnę sǵeδę šęrbętorę, ľet' i kuitŏyęnę tę zŏtęnit'

e vet tę vęyefšim pęr ќiš do farę ndërie: ќi tę mos nemet'
2 ëmeni i Peręndisę eδe męsimi. Eδe ată ќi kãnę zotęnī besętarę,
ľetę mos i hëδinę poštę, sepsë yãnę vęlazęn: por mã šumę
ľet' u punŏyęnę, sepsë ată ќi fitŏyęnę punęn' e mirę yãnę
besętarę eδe tę dăšunę. Kętŏ męsŏ eδe porosīt.
3 Ndę męsoftę kuši męsime tę hŭeya, eδe ndę mos i vofrę
mbrapa fyăľęvet šęndoša tę Zotit t'ųnę Iesu-Krištit, eδe
4 męsimit ќi ãštę mbas bësęsę mirę, *lŭi* ãšt' i mańę, eδe s' di
ǵã, por ãšt' i sęmunę pęr tę zãna e pęr tę ngrãna me fyaľę:
prei tę tsīlavet deľ zmir, ќartę, tę nëmunę, mendime tę doba,
5 fyaľę tę kota niëręziš tę prīšunę mentš, eδe ќi yãnę tę măngutę
prei sę vęrtëtęsę, sepsë ată kuitŏyęnę se bēs' e mirę ãštę pęr
fitīm. Męrgohu prei tę tilęš.
6 Por bēs' e mirę me mbastīminę mbę tę pakęt ãštę fitīm i
7 maθ. Sepsë asǵã s' kemi prūmę ndę botęt, eδe e măńimę vešt
fort mirę, se as s' mŭndemi me mańę ǵã yaštę me vëtęhe.
8 Por kur kemi ušќime e mbuľesa, ľetę na mbastŏyęnę kętŏ.
9 Eδe ată ќi dŭenę me ubãmę tę păsunę, bīyenę ndę ngăsęye
eδe ndę ľak, eδe ndęr šumę dęšęrime ќi yãnę tę mańa, eδe
ќi băyęnę keќ, tę tsīlatę mbŭsinę niëręzitę ndę prīšie e ndę
10 hŭpie. Sepsë ŕańa e ǵīθę tę kęќiavet ãštę dašunia e arǵandit:
disa ќi i pęľќuen' asāi dŭeľnę yašt' ŭδęsę bësęsę, eδe e
škŭenę vëtęhen' e atųne me šumę tę δīmtuna.
11 Por ti, o nieriu i Peręndisę, ik prei kętųneve: eδe ndiќ
dreitęninę, besęn' e mirę, bësęnę, dašuninę, durīminę,
12 butęsīnęnę. Ĺuftŏ ľuftęn' e mirę tę bësęsę, ŕoќ yetęn' e pasŏsęme, mbę tę tsilęn' eδe uθiŕe, eδe ŕęfeve ŕęfimin' e mirę
13 pęrpara šumę dešmităręve. Tę porosīs pęrpara Peręndisę ќi
u ep yetę tę ǵīθave, eδe *pęrpara* Iesu-Krištit ќi dešmŏi
14 ŕęfimin' e mirę ndę ditę tę Pilăt Pondiut, tę rŭeiš porosinę
pa šgrųem, pa paľavī, deri mbę tę dŭkunit tę Zotit t'ųnę
15 Iesu-Krištit: tę tsīlinę ndę kŏhęna tę veta kā me e diftuem
i ľūmuni eδe i vëtęmi fuќitār, mbęreti i mbęrëtęnavet, eδe
16 zoti i zŏtęnavet, ai ќi kā vëtęmę pa-vdekęninę, eδe ќi ãštę

nděńunę ndę dritę tę pa-afrŭešime, tę tsilin' askuši prei
niěręziš s' e pā, as mŭndetę me e pamę: mb' atĕ *kofte* nderę
eδe puštĕt i pa-sòsunę. Amen.
17 Porosĭt tę păsunitę ndę kętĕ yetę, tę mos mendŏyęnę naľt,
as tę mos šperĕyęnę mbę păsiet ki s' dĭhetę, por mbę Perędīn'
18 e ǵalę ki na ep tę ǵiθa me dorę tę hăpętę pęr fitĭm: tę
punŏyęnę punę tę mira, tę băhenę tę păsunę me punę tę mira,
19 tę yēnę dorę-hăpętę, tę šokęnŭešim: tę vēnę mbę-ń'-anę
θesorę pęr vĕtęhen' e atųne *ki ăštę* θemĕľ i mirę pęr yĕtęnę
ki viĕn, ki tę fitŏyęnę yetęn' e pa-sŏsęme.
20 O Timoθē, rŭei ndŏrienę, eδe kęθĕ špĭnęnę prei tę ndųtavet
fyăľęvet kota, eδe prei tę pęrpiĕkunavet me fyaľę asāi
21 mĕndiesę ki kyŭhetę řēnę. Tę tsĭlęnę mbassi θŏšinę disa
se e dinę, rānę prei ŭδęsę bĕsęsę.
Hīri *kofte* baškę me tųi. Amen.
*E para (lĕtęrę) mbę Timoθenę uškrue kah Laodikia, ki ăštę krųe-kųtĕt i Frygisę Pakatiănęsę.*

---

# ĽĔTĘRA E DŲTĘ E APŎSTULIT PAUL MBĘ TIMOΘENĘ.

## KAPTINA I.

1 Păuli apostul' i Iesu-Krištit me dašunimin' e Perędisę,
2 mbas tę zotŭemesę yĕtęsę ki ăštę mbę Iesu-Krĭštinę, mbę
Timoθenę diāľin' e dăšunę: *kofte* hīr, pęrdęlĭm, paktĭm prei
Perędisę Ātit, eδe prei Iesu-Krištit Zotit t'ųnę.
3 Făľemi ndersę Perędisę, tę tsĭlinę ľus tšę prei pęrintvet
mī me ndęrǵĕǵęye tę kęθiĕlętę, se pa-pušĭm tę kuitoy ndę
4 tę ľŭtunat' e mia nāt' e ditę, eδe kam māl me tę pamę, kur
5 kuitoy ľott' e tū, ki tę mbušem me gęzĭm: sepsĕ biye ndęr
mend bĕsęnę pa hipokrisī ki ăštę te ti, e tsila ndeńi mā
pari te yot-ǵuše Loida, eδe te yot-amę Eunika: eδe m' ukā
mbŭšunę mĕndia, se *kā ndeńun'* eδe te ti.

6 Pęr atĕ punę tę biye ndęr mend, ḱi tę ngališ pęr-sę-rī
ðunętīn' e Peręndisę, e tsila ăštę te ti prei dŭervet mia ḱi
7 kam vūmę mbi tųi. Sepsĕ Perędia s' na kā ðānę špīrt friḱe,
por *špīrt* fuḱie, e dašunie, e urtie.
8 Mos kiy turp prā pęr dešmīn' e Zotit t'ųnę, eðe pęr mue
tę ľiðunin' e atī: por hiḱ keḱ baškę me ungīlinę mbas fuḱisę
9 Perędisę: i tsili na špętōi, eðe na θiŕi me tę θiŕunę tę
šeńtęnŭešim, yo mbas punęvet t'ona, por mbas kęšīlesę vet,
eðe mbas hīrit ḱi na uðă me anę tę Iesu-Krištit para mŏtevet
10 pa-sōsunę: eðe taštī dueľ pęr faḱe me tę dŭkunit' e Šęľbŭesit
t'ųnę Iesu-Krištit, i tsili ŕenōi vdĕkęnę, eðe ndsuer ndę dritę
11 yetęn' eðe pa-prĭšienę me anę tę ungīlit: pęr atĕ uvūš' unę
12 ľetšitęs eðe apostul eðe mieštęr i kŏmbevet. Ḱi pęr atĕ punę
eðe pęsoy kętŏ: por s' kam turp: sepsĕ diy se kuit i kam
besuem, eðe m' ukā mbŭšunę mĕndia se mŭndetę me rŭeiturę
ndŏrienę t'eme deri mb' atĕ ditę.
13 Rŭei formęn' e fyăľęvet šęndoša ḱi ndęǵove prei meye, me
14 besę eðe me dašunī ḱi ăštę mbę Iesu-Krištinę. Ndŏrien' e
mirę rŭey-e me anę tę Špirtit Šeńt ḱi ŕī mbę nē.
15 *Ti* e di kętĕ, se mę kęθųenę špīnęnę ǵiθ' ată ḱi yānę ndę
16 Asī, prei atųneve ăštę Fygelli eðe Hermogeni. Δaštę Zoti
pęrdęlīm ndę štępīt tę Onesiforit: sepsĕ šumę herę mę ða
17 zĕmęrę, eðe s' pat turp pęr hĕkurat e mia: por kur erði ndę
18 Romę, mę kęrkōi me šumę ndsitīm, eðe *mę* ǵeti. Zoti i ðaštę
me ǵĕtunę pęrdęlīm prei Zotit nd' atĕ ditę: eðe sā šęrbesa
bāni ndę Efesę, ti i di mā mirę.

## KAPTINA II.

1 Ti prā, diāľi em, fortsohu ndę hīrt ḱi ăštę mbę Iesu-Krištinę:
2 eðe sā ndęǵove prei meye prei šumę dešmitaręš, ep-i kętŏ
ndęr duer niĕręziš besętarę, atųneve ḱi tę yēnę tę zŏtęnitę
3 me męsuem eðe tę tierę. Ti prā hiḱ keḱ porsi uštętuer i mirę
4 i Iesu-Krištit. Sepsĕ askuši s' ngatęŕŏhetę me treǵetīt e *kęsāi*
yĕtęsę, kur škrŭhetę uštętuer, ḱi tę pęľkĕhetę te ai ḱi mbęľĕθ

5 uštętorę. Por eδe ndę ľuftoftę kuši, s' kunorężōhetę, ndę mos
6 ľuftoftę sikurse ǎštę ľiǵa. Buľku ḱi mundŏhetę dŭhetę me
7 mańę piesę mā̃ pęrpara prei pĕmęvet. Kupętŏ sā *tę θom*:
8 Zoti tę δaštę mend mbę tę ǵiθa. Kiy ndęr mend Iesu-Krĭštinę
prei fáręsę Davidit, ḱi ǎštę nǵălunę prei sę vdĕkuniš mbas
9 unǵīlit t'em: ḱi pęr atĕ *unę* vŭey deri mbę tę ľiδuna,
10 porsi keḱ-bā̃męs: por fyaľa e Peręndisę nukę ľiδetę. Pęrandai
duroy tę ǵiθa pęr tę sǵĕδunit, ḱi tę ǵē̃yęn' eδe ată špętĭminę
11 ḱi ǎštę mbę Iesu-Krĭštinę baškę me ľaftin' e pa-sŏsunę. Pęr
12 tę zā̃nę besę ǎštę fyaľa: sepsĕ ndę kemi vdĕkunę baškę *me
Krĭštinę,* eδe kemi me ŕuem baškę *me atĕ:* ndę durofšim,
eδe kemi me mbęretęnuem baškę: ndę e mohofšim, eδe ai kā
13 me na mohuem: ndę daľšim tę pa-besę, ai mbet besętār:
nukę mŭndetę me mohuem vetęvĕtęhenę.
14 Kętŏ ua biĕr ndęr mend, tue δā̃nę dešmī pęrpara Zotit, tę
mos hăhenę me fyaľę pęr ǵā̃ ḱi s' dŭhetę, *ḱi ǎštę* pęr prĭšie
15 t' atų̆neve ḱi ndęǵŏyęnę. Ndsitŏ me ndsieŕę vĕtęhenę tande
pęrpara Peręndisę tę provŭešim, punętuer faḱe-barδę, ḱi pret
drĕitę fyaľęn' e sę vęrtĕtęsę.
16 Eδe reštu prei tę ndų̆tavet zā̃navet kota, sepsĕ štŏyęnę mā̃
17 šumę pa-besęnī: eδe fyaľa e atų̆neve kā pęr me ngrā̃nę porsi
18 ḱĭmeya, prei atų̆neve ǎštę Hymenai eδe Fileti: tę tsilętę
dŭeľnę yašt' ŭδęsę vęrtetę, tue θā̃nę se taštĭ ubā̃ tę nǵălunitę,
eδe pęrmbų̆sinę besęn' e dĭsave.
19 Por θemeľi i fortę i Perędisę ḱindrŏn, sepsĕ kā kętĕ
buľę: sepsĕ Zoti nǵef ată ḱi yā̃nę tę vĕtętę: eδe ǵiθę kuš
zē̃ n' goyę ĕmęnin' e Krištit uľargōftę prei štrembęnisę.
20 Eδe ndę *ńī* štępī tę maδe nukę yā̃nę vetš ē̃nę tę ārta e tę
arǵantta, por eδe tę drū̃nit eδe tę bǎľtęsę: e disa dŭhenę pęr
21 *punę* tę ndĕršime, e disa pęr tę pa-ndĕršime. Ndę ḱiroftę
prā kuši vetęvĕtęhenę prei kęsŏš, kā me ḱenun' ā̃nę pęr nderę,
i šeńtęnuem eδe i vęyefšim pęr tę zŏtinę, bā̃mę gati pęr ḱiš
do farę pune tę mirę.
22 Eδe męrgohu prei dęšęrĭmevet dieľmęnisę, por ndiḱ

dreitęninę, bësęnę, dašuninę, pak̈timinę, bašk̈ę me ată k̈i
23 θęřësinę Zŏtinę me zęmęrę tę kęθiëlętę. Eδe hik̈ dorę prei
tę măřavet e tę pa-dĭtšimevet tę ngrāna me fyaľa, sepsë e di
24 se piëlinę tę zāna: eδe šęrbętori Zotit s' dŭhetę me uzānę,
por tę yēt' i butę mbę tę ģiθę, asĭ k̈i męsŏn, asĭ k̈i s' mbā
25 pęr tę kek̈:- tę męsoyę me urtī ată k̈i mendŏhenę kundrę:
drŭese mos u api atų̈neve Perędia pendĭm, k̈i tę nģŏfinę tę
26 vęrtëtęnę. Eδe te tšŏhenę prei ľakut diālit, k̈i yānę zānę tę
ģalę prei atī pęr dašunimin' e atī.

## KAPTINA III.

1 Eδe ta dīš kętë, se mbę ditt tę mbrăpęna kānę me ărδunę
2 kŏhęna tę vęštira: sepsë *atęherę* kānę me dăšunę vetš
vetęvëtęhenę, *kānę me k̈ënunę* mik̈t' e arģandit, krųe-naľtę,
maδęštorę, nëmęsa, tę pa-bĭndunę mbę pęrĭnt, tę pa-nģŏfunę
3 tę mĭręnę, tę pa-uδę, tę pa-δimtšim, tę pa-pak̈tŭešim,
kalęzimtorę, tę pa-pęrmbăitunę vëtęhenę, tę pa-sbŭtunę, tę
4 pa-dăšunę tę mĭręnę, traθtorę, goyę-smbrăzętę, tę frŭeitunę,
5 mik̈t' e kęnăk̈ievet mā šumę se mik̈t' e Perędisę, tę tsĭlętę
kānę tę pamit' e bësęsę mirę, por mohŏyęnę fuk̈īn' e asāi:
6 eδe urëšt prei kętų̈neve. Sepsë prei kętų̈neve yān' ată k̈i
hų̈yęnę ndępęr štępiat, e băyęnę rop grātę k̈i yānę ngarkuem me
7 faye, e tęrhĭk̈enę prei k̈iš do farę dęšęrimeš, tę tsĭlatę kurdŏ
męsŏhenę, e kuřę s' mŭndenę me ărδunę ndę tę nģofunit tę
8 sę vęrtëtęsę. Mb' atë męndųrę eδe Iauneu eδe Iambreu i
dŭeľnę kundrę Moiseut, kęštū eδe kętă i dăľinę kundrę tę
vęrtëtęsę, nieręs tę prĭšunę mentš, tę pa-provŭešim prei bësęsę.
9 Por s' kānę pęr me škuem mbarę mā tëpęrę: sepsë mařia e
kętų̈neve kā me dăľunę pęr fak̈e mbę tę ģiθę, sikurse dueľ
*pęr fak̈e* eδe e atų̈neve.
10 Por ti i rē mbrapa męsimit t'em, tę škŭemesę yëtęsę,
11 kęšilesę, bësęsę, zëmęręsę ģānę, dašunisę, durimit, tę
ndiëkunavet, pęsĭmevet, sā mę erθnę ndę Andiohī, ndę Ikoni,
ndę Lyštrę: k̈iš farę tę ndiëkunaš šęfreva: eδe Zoti mę

12 špętōi prei sę ǵiθaš. Por eδe ǵiθę sā dŭenę me ṙuem me
13 besę tę mirę te Iesu-Krišti kā̃nę pęr me upęrzā̃nę. Por nieręs
tę kęḱī e gęńeštarę kā̃nę me škuem mbarę mƀę tę kĕḱenę,
tue gęńu̇em, eδe tue ugęńu̇em.
14 Por ti tę mƀesiš mb' atŏ ḱi dsū̃ne eδe zū̃ne besę, sepsĕ e
15 di se prei kuit i kē dsā̃nę. Eδe se i di škrońat' e šeńtęnŭešime
tšę kur se ĭšie fošńe, atŏ ḱi mŭndenę me tę bā̃mę tę ditšim
pęr špętĭminę me anę tę bĕsęsę ḱi ā̃štę mbę Iesu-Krištinę.
16 Ǵiθę škrońa ā̃štę frū̃mę prei Peręndisę, eδe e vęyĕfšime pęr
męsĭm, pęr ḱartĭm, pęr tę ndrĕḱunę, pęr męsĭm ḱi ā̃štę me
17 dreitęnī: ḱi tę yēt' i kulūtę nieriu i Peręndisę, bā̃mę gati
pęr ḱiš do farę pune tę mirę.

## KAPTINA IV.

1 Ap dešmī prā unę pęrpara Peręndisę, eδe Zotit Iesu-
Krišt ḱi kā pęr me ǵukuem tę ǵalę e tę vdĕkunę ndę tę
2 dŭkunit tę vet eδe ndę mbęretęnīt tę vet: predikŏ fyāľęnę:
ṙi mbę kru̇e me kohę e pa-kohę: ḱartŏ, ƀiĕriu ndęr sū̃, ľūtiu,
3 me ḱiš do farę zĕmęre tę ǵā̃nę e męsimi. Sepsĕ kā me ārδunę
ńī kohę, ḱi s' kā̃nę me duruem męsimin' e šęndosę, por kā̃nę
me mbęľĕδunę grūmbulę pęr-anę vĕtęhes' atu̇ne mieštra mbas
4 dęšęrimeš veta, pęr tę kiľikŏsunę ndęǵĭminę: eδe kā̃nę me
kęθu̇em vešęt prei sę vęrtĕtęsę, eδe kā̃nę me ukęθu̇em tę
5 vē̃nę mbas pęṙalaš. Por ti ṙi sḱūtę mbę tę ǵiθa, hiḱ keḱ,
bā̃n punę unǵiltari, bā̃n pľot šęrbĕsęnę tande.
6 Sepsĕ unę taštĭ yam tue ubā̃mę kurbān, eδe koha e sę
7 ĭkęmesę s'eme e mbęṙĩni: ľuftęn' e mirę e ľuftova, vromin'
8 e mƀarova, besęn' e rŭeita: sę mbrāpęni mę rŭhetę kunora
e dreitęnisę, tę tsĭlęnę kā me ma δā̃nę Zoti nd' atĕ ditę, i
drĕiti ǵu̇ḱtār: eδe yo vĕtęmę mue, por eδe ǵiθ' atū̃neve ḱi
dŭenę tę dŭkunit' e atī.
9, 10 Ndsitŏ me ārδunę špeit tek unę: sepsĕ Demasi mę ľa,
sepsĕ deši kętĕ yetę, eδe vote ndę Θessalonikę: Kresku ndę
11 Galatī, Tĭtua ndę Dalmatī: vĕtęmę Luka ā̃štę ƀaškę me mue.

Meŕ Mărkunę me vĕtęhe, e bier-e baškę me tụi: sepsĕ mę
12 ăšt' i vęyefšim ndę punęt. Eđe Tyhikun' e dęrgova ndę Efesę.
13 Kur tę vĭš biĕr gŭnęnę ḱi ĺašę ndę Troadę pęr-anę Karpit,
eđe ĺibratę, por mā fort pergamĕnetę.
14 Aleksandęr rambętori mę bāni šumę tę kęḱia: ia špagoftę
15 Zoti mbas vĕpęraš atī: prei atī ruhu eđe ti, sepsĕ u deĺ
šumę kundrę fyăĺęvet t'ona.
16 Tę păręnę herę kur đašę fyaĺę, askuši s'erđi baškę me mue,
17 por tę ǵĭθę mę ĺānę: (mos unumęrōft' atụne *pęr tę ḱeḱ!*) Por
Zoti mę ndeńi pęr-anę, eđe mę đa fuḱī, ḱi tę mbŭšetę
predikimi me ănęnę t'eme, eđe tę ndęǵŏyęnę ǵiθę kŏmbetę:
18 eđe špętova prei gŏyęsę ĺeonit. Eđe Zoti kā me mę špętuem
prei ḱiš do pune tę ĺigę, eđe kā me mę rŭeitunę pęr
mbęretęnīn' e atī ḱielŏrenę: mb' atĕ *ḱoftę* ĺafti ndę yetę tę
yĕtęvet. Amen.
19 I ufāĺ me šęndĕt Priskęs' eđe Akylit, eđe štępisę Onesiforit.
20 Erasti mbeti ndę Korinθę: eđe Trofimin' e ĺašę tę sęmūnę
21 ndę Miletę. Ndsitŏ me arđunę para dĭmęnit.
Tę fāĺetę me šęndĕt Eubuli, eđe Pudi, eđe Lini, eđe
Klaudia, eđe ǵiθę vęlăzęnitę.
22 Zoti Iesu-Krišt *ḱoftę* baškę me špĭrtinę tand.
Hīri *ḱoftę* baškę me yu. Amen.

*E dụta (ĺĕtęra) mbę Timoθenę, ḱi ḱe urđęnuem i pari episkŏp i ḱišęs' Efesiănęvet, uškrue kah Roma, kur duel pęr sę dụti Păuli pęrpara Kaisarit Nerŏn.*

---

## ĹĔTĘRA E APŎSTULIT PAUL
## MBĘ TĪTONĘ.

### KAPTINA I.

1 Păuli šęrbętōr' i Peręndisę, eđe apostul' i Iesu-Krištit,
mbas bĕsęsę tę sǵĕđunivet Peręndisę, eđe mbas sę ngŏfęmesę

2 tę vęrtětęsę ḱi ǎštę mbas běsęsę mirę. Pęr Špirtin' e yětęsę
pa-sǒsęme, ḱi kā zotuem i pa-ṙěnęsi Perędnī para mǒtevet
3 pa-sǒsunę. Eδe ndsuer pęr faḱe ndę kǒhęna tę urδęnǔeme
fyaľęn' e vet me anę tę predikimit ḱi i kam zã̄nę besę unę
4 mbas porosisę Perędisę t'onę Šęľbǔesit: mbę Tĭtonę tę
θiěštinę diaľę mbas běsęsę ręndǒmšime, *kofte* hīr, pęrdęlĭmt,
paḱtĭm, prei Perędisę Ātit, eδe prei Zotit Iesu-Krišt,
Šęľbǔesit t'ụnę.
5 Pęrandai tę ľašę ndę Kretę, ḱi tę ndreḱiš tę mǎngunatę,
eδe tę vẽšę pľeḱ ḱụtět mbę ḱụtět, sikurse tę kam urδęnuemā
6 kur tę yēt' i pa-tęrhiěkunę pęr fǎy, būṙ i ńī grǔeye, ḱi k:
biy besęratę, ḱi tę mos u ketę dǎľunę zã̄ni pęr pľank-prišęs,
7 a pęr tę pa-bĭndunę. Sepsě episkopi dǔhetę me ḱenun' i pa-
tęrhiěkunę pęr fǎy, porsi guvernuer i Perędisę, yo krụe-
naľtę, yo zemęrǎk, yo pianěts, yo ṙafęs, yo asĭ ḱi ľakęmǒn
8 mbę fitĭm tę keḱ: por derę-tšeľę mbę tę hǔeyt, miku i sę
9 mĭręsę, i urtę, i drěitę, šeńt, asĭ ḱi pęrmbā větęhenę: ńǵĭtunę
mbrapa mbas fyǎľęsę zã̄nę besę tę męsimit, ḱi tę mǔndetę
me ngǔtunę *tę tierętę* me męsimin' e šęndošę, eδe tę ḱartoyę
atǎ ḱi fľǎsinę kundrę.
10 Sepsě yã̄nę šumę tę pa-bĭndunę, fyaľę-kotę e mend-maṙęs,
11 mã̄ fort atǎ ḱi yã̄nę prei ṙeθ-prěsęyesę. Atụ̈neve dǔhetę me
u mbętšěľunę gǒyęnę: tę tsĭlętę kęθěyęnę pęrmbụ̈s štępia tę
12 tã̄na tue męsuem sā s' dǔhetę, pęr fitĭm tę ndụ̈tę. Ńi prei
atụ̈neve θa, vetę profeti i atụ̈neve,
"Krětasitę *yã̄nę* kurdǒ ṙěnęsa, biša tę kęḱia, barḱe tę
pęrtǔešim".
13 Ayǒ dešmī ǎšt' e vęrtetę: pęr atě punę ḱarto-i atǎ fort,
14 ḱi tę šęndǒšenę ndę besęt: eδe tę mos u vẽnę veš pęṙālavet
Iuděyvet, eδe porosivet niǒręzęvet ḱi i kęθěyęnę špĭnęnę tę
15 vęrtětęsę. Tę ǵiθa *yã̄nę* tę ḱirǔeme mbę tę ḱirǔemit: por mbę
tę ndụ̈emit e mbę tę pa-besęt asǵã̄ s' ǎšt' e ḱirǔeme, por eδe
16 měndia e atụ̈neve eδe ndęrǵěǵęya ǎšt' e ndụ̈eme. Ṙęfěyęnę *me*
*goyę* se ńǵǒfinę Perędī, por me punę e mohǒyęnę, sepsě yã̄nę

tȩ ndṳem, eδe tȩ pa-bĭndunȩ, eδe tȩ pa-provŭešim mbȩ ḱiš
do farȩ pune tȩ mirȩ.

## KAPTINA II.

1, 2 Por ti foĺ sā dŭhenȩ pȩr mȩsimin' e šȩndošȩ.—Pĺeḱtȩ tȩ
yēnȩ tȩ ĕsulȩ, tȩ hĭešim, tȩ urtȩ, tȩ šȩndošȩ ndȩ besȩt, ndȩ
3 dašunīt, ndȩ durĭmt. Kȩštŭ eδe pĺăkatȩ tȩ bĭhenȩ sikurse u
kā hie šĕńtȩnavet, mos *yēnȩ* kalȩzimtore, mos yēnȩ δānȩ
4 mbas vĕnȩsȩ šumȩ, *tȩ yēnȩ* mȩsimtorȩ tȩ mira, ḱi tȩ mȩsŏyȩnȩ
5 tȩ rātȩ, tȩ kēnȩ dašunī mbȩ būřat, e dašunī mbȩ diĕĺmt, tȩ
urta, tȩ ḱiruta, štȩpiare, tȩ mira, krṳe-uĺta mbȩ būřat e veta,
6 ḱi tȩ mos nĕmetȩ fyaĺa e Perȩndisȩ.—Kȩštŭ porosĭt eδe tȩ
7 rītȩ tȩ yēnȩ tȩ urtȩ.—Mbȩ tȩ ǵiθa *punȩt* tȩ diftoyš vĕtȩhenȩ
tande pȩr figure tȩ vĕpȩravet mira, *tue rŭeitunȩ* ndȩ mȩsĭmt
8 pa-prĭšie *e* hiešĭm, fyaĺȩ tȩ šȩndošȩ *e* tȩ pa-zanȩ me făy,
ḱi tȩ turpȩnohet' ai ḱi ăštȩ kundrȩ, a tȩ mos ketȩ me fŏĺunȩ
9 pȩr yu as ndońī tȩ keḱe. — Šȩrbȩtŏrȩtȩ t' u ŭĺinȩ krṳetȩ
zotȩnivet vet, mbȩ ǵiθȩ *punȩt* tȩ yēnȩ tȩ pȩĺḱṳešim, tȩ mos
10 dăĺinȩ kundrȩ me fyaĺȩ. Tȩ mos viĕδinȩ, por tȩ diftŏyȩnȩ ḱiš
do besȩ tȩ mirȩ: ḱi tȩ stoĺĭsinȩ ndȩr ǵiθȩ *punȩt* mȩsimin' e
Šȩĺbŭesit t'ṳnȩ Perȩndisȩ.
11 Sepsĕ udŭk i špȩtŭešimi hīr i Perȩndisȩ mbȩ ǵiθȩ niĕrȩzit:
12 ḱi na mȩsŏn neve me mohuem pa-besȩninȩ eδe dȩšȩrimet' e
bŏtȩsȩ, e tȩ řŏimȩ ndȩ kȩtĕ yetȩ me urtī e me dreitȩnī,
13 e me besȩ tȩ mirȩ: tue prĭtunȩ tȩ ĺŭmenȩ špȩrȩse, eδe
tȩ dŭkunit' e ĺaftit tȩ maδit Perȩndī, eδe Šȩĺbṳesit t'ṳnȩ
14 Iesu-Krištit: i tsili δa vetȩvĕtȩhenȩ pȩr nē, ḱi tȩ na
špȩrbĺeyȩ prei ḱiš do farȩ pa-ĺiǵȩnie, eδe tȩ *na* ḱiroyȩ
pȩr vĕtȩhen' e atī pŏpulȩ tȩ sǵĕδunȩ, zemȩr-pȩrvȩĺutȩ pȩr
vĕpȩra tȩ mira.
15 Kȩtŏ foĺ, e porosĭt, e ḱartŏ me ḱiš do farȩ ŭrδȩni: askuši
ĺetȩ mos tȩ heδi poštȩ.

## KAPTĪNA III.

1 Ua biĕr ndęr mend atṳ̆neve tę ŭl'inę krṳ̆etę ndęn' ŭrδęnat
e ndęnę puštetet, t' u ndęǵŏyęnę tę păręvet, tę yēnę gati pęr
2 k'iš do farę vĕpęre tę mirę. Tę mos nemin' askĕnd, tę mos
k'artŏhenę, tę yēnę tę hĭešim, tę diftŏyęnę k'iš do butęsinę
3 mbę ǵiθę niĕręzit. Sepsĕ eδe na išim ńiherę tę mařę, tę pa-
bĭndunę, tę gęńṳem, šęrbętorę ndę k'iš do farę dęšęrimeš e
kęnăk'ieš, e škŏišim yĕtęnę ndę tę kek'e e ndę zmir, męni-
mařęs, tę păsunę męnī ńiani tiĕtęrinę.
4 Por kur udŭk e mira eδe mik-nieręzia e Perędisę
5 Šęl'bŭesit t'ṳnę, yo prei punęš dreitęnisę k'i punuem na, por
mbas pęrdęlimit vet na špętōi, prei sę l'ămesę tę sę l'ĕmesę
6 pęr-sę-rī, eδe prei sę pęrtęrĭmesę Špirtit Šeńt, k'i derδi mbę
nē me dorę tę hăpętę me anę tę Iesu-Krištit Šęl'bŭesit t'ṳnę:
7 k'i tę dăl'imę tę drĕitę me hirin' e atī, e tę băhemi trašigimtarę
mbas špęrĕsęsę yĕtęsę pa-sŏsęme.
8 Pęr tę zānę besę āštę fyal'a: eδe due tę vęrtetoyš kętŏ, k'i
tę kēnę kuydĕs ată k'i i kānę besuem Perędisę tę yēnę gati
9 pęr vĕpęra tę mira. Kętŏ yānę tę mirat' eδe tę vęyĕfšimetę
pęr niĕręzit. Eδe kęrkime tę mařa, e tę ńgĕfuna brezaš, e tę
ngrāna me fyal'ę, eδe l'ŭftęna l'iǵe t' i l'āšę mbę-ń'-anę: sepsĕ
yānę tę pa-vęyĕfšime eδe tę kota.
10 Nierinę heretĭk si ta męsoyš ńī herę, e dṳ herę, hik' dorę
11 prei asĭ, sepsĕ e di se kṳ̆i kā dăl'unę yaštę prei ŭδęsę, eδe
fęyĕn, sepsĕ āštę ǵukuem prei vetęvĕtęhesę.
12 Kur tę dęrgoy Artemanę a Tyhĭkunę te ti, ndsitŏ me
13 ărδunę tek unę ndę Nikopol'ę: sepsĕ atiĕ e ǵukova pęr me
škuem dĭmęninę. Dęrgŏ pęrpara me ndsitĭm Zenanę eδe
Apollonę, k'i tę mos u mengoyę ǵā.
14 Ĺetę dsān' eδe tę tŏnętę tę yēnę gati pęr vĕpęra tę mira
pęr nevŏyat e l'ṳpsęšime, k'i tę mos yēnę tę pa-pemę.
15 Tę făl'enę me šęndĕt ǵiθ' ată k'i yānę baškę me mue: făl'iu
me šęndĕt atṳ̆neve k'i na dŭenę mbę besęt.
Hīri *Koftę* baškę me ǵiθę yu. Amen.

*(Lĕtera) mbe Titone ḱi ḱe urδenuem episkŏp i pare i ḱišese Krĕtesavet, uškruè kah Nikopoľa e Maḱedonise.*

---

## LĔTERA E APŎSTULIT PAUL MBE FILEMONE.

### KAPTINA I.

1 Păuli i ľiδuni Iesu-Krištit, eδe Timoθeu velāi, mbe
2 Filemone te dăšunin' eδe punetŏrine šŏḱine t'ane, eδe mbe
Apfine te dăšemene, eδe mbe Arhippine uštetŏrine šŏḱine t'ane,
3 eδe mbe kĭšene nde štepī tande: *ḱofte* mbe yu hīr eδe paḱtĭm
prei Ātit Perendise t'une, eδe *prei* Zotit Iesu-Krišt.
4 I faľem nderse Perendise t'em, tue prūme nder mend tūi
5 perhere nde te făľunat e mia, sepsĕ ndeǵova per dašunine
6 tande eδe per bĕsene ḱi kē mbe Zŏtine Iesu, eδe mbe ǵiθe
šĕńtenit, ḱi te băhete me pune piesa e bĕsese s'ate mbe te
ngŏfemen' e ḱiš do fare te mire ḱi ăšte nder yu, mbe Iesu-
7 Krĭštine. Sepsĕ kemi šume gezĭm eδe ngušulĭm per dăšunine
tande, sepsĕ zĕmerat' e šĕńtenavet yāne prăytune per tūi,
o velā.
8 Perandai ndonese kam šume sū e faḱe mbe Krĭštine me
9 te urδenuem tūi per atĕ ḱi dŭhete, *por* per dašunine mā
šume *te* ľutem, tue ḱenun' i ketili, si Pauli pľak, por taštĭ
10 eδe i ľiδuni i Iesu-Krištit. Te ľutem per diăľine t'em
11 Onesĭmine, ḱi e pola nder hĕkurat e mia, i tsili ńihere ḱe
i pa-veyefšim per tūi, por taštĭ ăšt' i veyefšim per tūi eδe
12 per mue, atĕ po e dergŏy prap. Eδe ti atĕ, due me θāne,
13 zĕmerene t'eme, prit-e. Une deša ta mbā atĕ per-ane vetiut
t'em, ḱi te me šerbeye nde vend teye, nde hĕkurat t' ungīlit:
14 por nuke deša me bāme ǵā pa mĕndiene tande, ḱi te mos
15 bāhet' e mira yote prei nevŏyese, por prei te dăšunit. Sepsĕ
vale drŭese perandai udā per ketĕ here, ḱi ta kēš' atĕ per

16 ǵiθę yĕtęnę. Yo mā̃ si šęrbętuer, por pęrmbi šęrbętuer, vęlā
tę dăšunę, mā̃ fort prei meye, eδe sā mā̃ šumę prei teye, si
17 mbę punę tę mišit, eδe mbę tę Zotit. Ndę mę kē prā piesętār,
18 prit-e atĕ porsi mue. Eδe ndę ḱoftę se tę kā bā̃mę ndońī
19 punę pa uδę, a tę kā deturę, kętĕ numęroye mbi mue. Unę
Păuli škrova me dŏręnę t'eme, unę kam pęr tę ľamę, ḱi mos
20 tę θom, se mę kē deturę eδe vĕtęhenę tande. Po, o vęlā,
makarę tę mař prei teye unę kętĕ tę mirę mbę Zŏtinę: prā̃i
21 zĕmęręnę t'eme mbę Zŏtinę. Tue păsune šperesę mbę
ndęǵĭminę tand škrova te ti, sepsĕ e diy se kē me bā̃mę eδe
mā̃ tĕpęrę se ḱiš θom.
22 Me ǵiθę kętŏ mę bā̃n gati eδe vend pęr me ndĕńunę: sepsĕ
šperey se me anę tę făľunavet tŭeya dot' epem δunętī te yu.
23 Tę făľetę me šęndĕt Epafrau robi šoḱi em mbę Iesu-Krĭštinę,
24 Marku, Aristarhu, Demasi, Luka, punętŏręt šokęt' e mī.
25 Hīri i Zotit t'unę Iesu-Krištit *ḱoftę* baškę me špĭrtinę
tŭei. Amen.

*(Ľĕtęra) mbę Filemonę uškrue kah Roma, (e udęrgue)me anę tę Onesimit šęrbętorit.*

---

## ĽĔTĘRA E APŎSTULIT PAUL MBĘ HEBREYT.

### KAPTINA I. II.

1 Perędia si u foľi ńiherę moti ătęnavet *t'anę* me anę tę
profĕtęvet šumę heraš eδe šumę męndurę š, na foľi eδe neve
2 mbę kętŏ ditt tę mbrăpęna me anę tę Bīrit *vet*, tę tsilin' e
bā̃ni trašigimtarin' e tę ǵĭθave, ḱi me anę t' atī bā̃ni eδe
3 yĕtętę: ai tue ḱĕnunę tę ndrĭtunit' e ľaftit eδe karaktēr i sę
ḱĕnęmes' atī, eδe tue bărtunę tę ǵiθa me fyaľęn' e fuḱisę
vet, si ḱirōi făyetę t'ona prei vetęvĕtęhesę, ndeńi ndę *kraha*
4 tę diaθtę tę maδęnisę ndę tę naľtat *vise:* kaḱi mā̃ i mirę

se ĕnǵuytę bā̃mę, alḱi sā kā trašiguem ńi ĕmęnę mā̃ tę maθ
se ată.
5 Sepsĕ tsilit prei ĕnǵuyš i θa ndońī herę, "Ti yē bīri em,
unę tę kam pielę sot?" Eδe pęr-sę-rī, "Unę kam me ḱĕnunę
6 tek ai pęr ātę, eδe ai kā me ḱĕnunę tek unę pęr bīr?" Eδe
pęr-sę-rī kur tę kęlasi paraĺindęsinę ndę ɫotęt, θotę, "Eδe
7 ĺet' aδuroyęn' atĕ ǵiθ' ĕnǵuyt' e Peręndisę." Eδe pęr ĕnǵuyt
θotę, "Ai ḱi băn ĕnǵuyt' e vet špīrtęna,eδe punętoręt' e vet
8 fĺaḱę ziaŕmi." Por pęr *tę* Bīrinę, "Škambi ut, o Peręndī,
ā̆štę ndę yetę tę yĕtęsę: škop dreitęnie ā̆štę škopi i mbęretęnisę
9 s'ate. Deše dreitęninę, e more męnī pa-ĺiǵęninę: pęrandai tę
ĺeü Peręndia, Peręndia üt, me voy gęzimi pęrmbi šokęt e
10 tū." Eδe, "Ti, o Zot, tšę heręn' e parę θemeĺove δēnę, eδe
11 ḱīyetę yā̃nę punęt' e dŭervet tua. Ată kā̃nę me uprĭšunę,
por ti kē me mbĕtunę: eδe tę ǵiθę kā̃nę me uvietęruem
12 porsi pĕtęka, eδe porsi petkę kē me i mpęštielun' ată, eδe
kā̃nę me undęŕuem: por ti yē ai vetę, eδe viĕt' e tū s'kā̃nę
me menguem".
13 Eδe tsilit prei ĕnǵuyš i θa ndońī herę, "Ŕi prei sę diăθtęsę
s'me deri sā tę vē̃ anęmīḱt' e tū ndęnę kambęt tę kămbęvet
14 tua"? Nukę yā̃nę tę ǵiθę špīrtęna punętorę, ḱi dęrgŏhenę pęr
punę pęr ată ḱi kā̃nę me trašiguem špętīminę.
1 KAP. II. Pęrandai na dŭhetę me vū̃mę veš mā̃ tĕpęrę
pęr atŏ ḱi ndęǵuem, ḱi tę mos tęrhīḱemi mbę-ń'-anę ndońī
2 herę. Sepsĕ ndę ḱoftę se *ayŏ* fyaĺa ḱi ufŏĺ me anę tę ĕnǵuyvet
dueĺ e vęrtetę, eδe ḱiš do kapęrtsīm porosie e pa-ndęǵimi
3 muer pagę me uδę, si kemi me špętuem na, ndę purtofšim
*pęr* kętĕ farę špętimi tę maθ? i tsili filōi me ufŏĺunę prei
4 Zotit, e uvęrtetue mbę nē prei atüneve ḱi e ndęǵŭenę: por
eδe Peręndia bā̃nte dešmī baškę me šēńe e me męrekulia e
me ḱiš do farę fuḱiaš e me tę dame *δunętiaš* tę Špirtit Šeńt,
mbas dašunim't vet.
5 Sepsĕ nuk' e vū̃ ndęnę kambę tę ĕnǵuyvet bŏtęnę ḱi viĕn,
6 pęr tę tsīlęnę po fĺăsimę. Eδe tsili bā̃ni dešmī mbę ndońi

vend, e θa, "Kiš ăštę nieriu, ḱi ta kuitoyš: a i bīri nieriut
7 ḱi tę vetš me e pamę; e bãne păkęzę mã tę vŏgęl̓ę se
ĕnǵuytę: me l̓aft e me nderę e kunorove, eδe e vũne pęrmbi
8 punęt e dŭervet tua: tę ǵiθa ia vũne pęrpŏš kămbęvet atī":
sepsĕ si ia vũ tę ǵiθa ndęnę kambęt, nukę l̓a ǵã pa ia vũmę
ndęnę kambęt: por taštĭ s' po šŏfimę tę ǵiθa tę yẽnę vũmę
9 ndęnę kambęt t' atī. Por šŏfimę kunoruem me l̓aft e me nderę
atĕ Iesunę ḱi ḱe bãmę păkęzę mã i vŏgęl̓ę se ĕnǵuytę pęr
pęsimin' e vdĕkęsę, ḱi tę nǵęnoyę vdekę pęr ḱiš do *nieri* me
10 hīrin' e Peręndisę. Sepsĕ i dŭhei atī, ḱi pęr atĕ *yãnę* tę ǵiθa,
eδe prei atī *ubãnę* tę ǵiθa, tue prũmę šumę bĭy ndę l̓aft,
tę bãyę tę kulūtę tę parin' e špętimit atų̈neve me anę tę
pęsĭmevet.
11 Sepsĕ eδe ai ḱi šeńtęnŏn, eδe ată ḱi šeńtęnŏhenę, tę ǵiθę
12 *yãnę* prei ńi *ǵãye:* pęr atĕ punę s' turpęnŏhetę, me i
ḱyŭeitunę zęlazęn, tue θãnę, "Kam me u diftuem ĕmęninę
t'em vęlăzęnavet mī, kam me tę l̓avduem ndę miedĭs tę ḱĭšęsę".
13 Eδe pęr-sę-rī, "Unę kam me vũmę špęrĕsęnę mb' atĕ". Eδe
14 pęr-sę-rī, "Ḱe un', eδe *atŭ* tšŭnatę ḱi mę δa Peręndia". Eδe
sepsĕ tšŭnatę kãnę mar̓ę baškę miš eδe ǵak, eδe ai muer
piesę prei atų̈neve porsi ată, ḱi tę priši me anę tę vdekęs'
15 atĕ ḱi kā puštetin' e vdĕkęsę, do me θãnę, diălinę, eδe tę
l̓iroyę ată ḱi ĭšinę ǵiθę yĕtęnę ndęnę šęrbętųrę pęr frikęn' e
16 vdĕkęsę: sepsĕ pęr tę vęrtetę s' ḱẽnę zãnę prei *faręs*' ĕnǵuyvet,
17 por ḱẽnę zãnę prei faręs' Abrahamit. Pęrandai dŭhei tę u
pęrǵante vęlăzęnavet mbę tę ǵiθa, ḱi tę băhei krųe-prift i
δimtšim eδe besęrār mbę punęt tę Peręndisę, ḱi tę ndęyeyę
18 fayet' e pŏpulit. Sepsĕ pęr ḱiš ai pęsŏi kur ungā, mŭndetę
me u ndimuem atų̈neve ḱi ngĭtenę.

## KAPTINA III.—IV.

1 Andai, o vęlazęn šĕńtęna, piesętaręt' e sę θęr̓ĭtęmesę prei
ḱieli, kupętoni apŏstulin' eδe krųe-priftin' e sę r̓ęfŭemesę
2 t'onę, Iesu-Krĭštinę: i tsili ḱe besętār mb' atĕ ḱi e bãni

*apostul'* e*δ*e *krue-prift*, sikurse e*δ*e Moiseu *ke besętār* ndę ǵi*θ*ę
3 štępīn' e atī. Sepsĕ kųi uľavdue mā̃ tĕpęrę se Moiseu, sā
4 ā̆štę mā̃ i ndĕręšim se štępia, ai ḱi e kā ndęrtuem: sepsĕ ḱiš
do štępī ndęrtŏhetę prei ndońianit: e*δ*e ai ḱi kā ndęrtuem
5 tę ǵi*θ*a *ā̆štę* Perędia. E*δ*e Moiseu *ke* besętār ndę ǵi*θ*ę štępīn'
e atī si šęrbętuer, pęr dešmī t' atųne *pŭnęvet* ḱi dotę fľītešinę:
6 por Krišti, si bīr mbę štępīt tę vet: štępia e atī yemi na,
ndę mbăitšim štręngŭešim kutsimin' e*δ*e tę mbŭŕunit e
šperĕsęsę deri sę mbrăpęni.
7 Pęrandai, sikurse *θ*otę Špirti Šeńt, "Sot ndę ndęǵofši zā̃nin'
8 e atī, mos ašpęroni zĕmęratę tŭeya, si ndę piklĭmt, ndę ditę
9 tę ngăsęyesę ndę škretinęt: atiĕ ku ătęnitę tŭei mę nganę,
10 mę provŭenę, e*δ*e panę punęt' e mia katęr-*δ*ētę viĕt: pęrandai
uzemęrŭešę me atĕ bres, e*δ*e *θ*ašę, Pęrherę gęńĕhenę ndę
11 zĕmęręt *t' atųne:* e*δ*e ată s' nǵofnę u*δ*ęt' e mia. Kęštū̆ bā̃na bē
ndę zemęrĭmt t'em, S' kā̃nę me hų̃mę ndę tę prā̆ytunit t'em".)
12 Kęḱųrni, o vęlazęn, drŭese ndońi prei yuš kā zĕmęrę tę
keḱe pa-besęnie, ḱi tę ngreyę krųe kundrę Perędisę ǵalę:
13 por męsoni ńiani tiĕtęrinę pęrditę deri sā ḱyŭhetę dita "sot".
ḱi tę mos ašpęrŏhetę me gęńimin' e fayit asndońi prei yuš:
14 sepsĕ yemi bā̃mę piesętaręt' e Krištit ndę mbăitšim štręngūtę
15 tę filŭemen' e sę ḱĕnęmesę deri sę mbrăpęni: kur *θ*ŏhetę,
"Sot ndę ndęǵofši zā̃nin' e atī, mos ašpęroni zĕmęratę tŭeya, si
16 ndę piklĭmt". Sepsĕ disa kur ndęǵuen' e piklŭenę: por yo ǵi*θ*'
17 ată ḱi dŭeľnę prei Eǵyptit me anę tę Moiseut. E*δ*e me tsilęt'
uzemęrue katęr-*δ*ētę viĕt? a yo me ată ḱi fęyųenę, tę tsīlęvet
18 tsopat' e mišit u rā̃nę ndę škretinęt? E*δ*e pęr tsīlętę bā̃ni bē
tę mos hų̃yęnę ndę tę prā̆ytunit e vet, vetš pęr ată ḱi
19 s'bĭndešinę? E*δ*e šŏfimę se s'mū̃ftnę me hų̃mę prei pa-besęnisę.
1 KAP. IV.—Ĺetę kemi frikę prā, deri sā mbet *mbę nē* tę
zotŭemitę me hų̃mę ndę tę prā̆ytunit t' atī, mos dŭketę ndońi
2 prei yuš se mbet mbrapa. Sepsĕ e*δ*e na yemi ungilęzuem,
sikurse e*δ*e ată: por nuk' u bā̃ni dobī fyaľa ḱi ndęǵŭenę,
3 sepsĕ s' ḱe baškuem me besę mb' ată ḱi e ndęǵŭenę. Sepsĕ

*na* ќi besuem hų̄m ndę tę prăytunit, sikurse θa, "Kęštŭ bāna
bē ndę zemęrĭmt t'em, S' kānę me hų̄mę ndę tę prăytunit
4 t'em": ndonęse punęt' *e atī* umbarŭenę tšę kurę se ungrĕf
bota: sepsĕ θa mbę ńi vend pęr tę štătęnę *ditę* kęštŭ, "Eδe
Peręndia uprā mbę tę štătęnę ditę prei ģiθę pŭnęvet veta".
5 Eδe mbę kętĕ *vend* pęr-sę-rī, "S' kānę me hų̄mę ndę tę
prăytunit t'em".
6 Mbassi kā mbĕtunę prā me hų̄mę disa mb' atĕ, eδe ată
ќi uunģilęzŭenę mā pari nukę hų̄nę prei sę pa-bĭndęmesę,
7 pęr-sę-rī urδęnŏn ńī ditę, "Sot", tue θānę me anę tę Davidit,
mbas kaќi kŏheye: sikurse ăštę θānę, "Sot ndę ndęģofši
zānin' e atī, mos ašpęroni zĕmęratę tŭeya".
8 Sepsĕ ndę i pat prăytunę Iesui *i Naviut*, s' dotę kište
9 fŏľunę mbasandai pęr *ńī* tiĕtęrę ditę. Valę păsęka mbĕtunę
tę prăytunę pęr pŏpulin' e Peręndisę.
10 Sepsĕ ai ќi hų̄ni ndę tę prăytunit t' atī, eδe ai vetę prāni
prei pŭnęvet veta, porsi Peręndia prei tę vĕtavet.
11 Ĺetę ndsitŏimę prā me hų̄mę nd' ată tę prăytunę, ќi tę
12 mos bierę kuši mb' atĕ šęmbęlętųrę tę pa-bĭndęmesę. Sepsĕ
fyaľa e Peręndisę *ăšt'* e ģalę, eδe e pŭnęsę, eδe mā e prĕfętę
se ќiš do θikę me dų̄ presa, eδe hų̄n deri ndę tę damit tę
špirtit, e frų̄męs', e nĕyevet, e păľtsavet, eδe šќųen kuitimet'
13 e mendimet' e zĕmęręsę. Eδe s' ăštę krietųrę pa udŭkunę
pęrpara atī, por tę ģiθa *yānę* ľakurĭќ, eδe sgafuluem ndę
sų̄t' t' atī, tę tsilit na kemi me i δānę fyaľę.
14 Tue păsunę prā *ńi* krųe-prift tę maθ, ќi škōi ndępęr ќiyet,
Iesunę tę Bīrin' e Peręndisę, ľetę mbamę řęfíminę *t' anę*.
15 Sepbĕ s' kemi *ńi* krųe-prift ќi s' mŭndetę me i ărδunę ľikšt
pęr dobęsinat t'ona, por ќe ngamę mbę tę ģiθa porsi *na*, pa
16 făy. Ĺet' i afrŏhemi prā me kutsĭm škambit hīrit, ќi tę
măřimę pęrdęlĭm, eδe tę ģĕimę hīr e ndifmę ndę kohę tę
nevŏyęšime.
1 KAP. V.—Sepsĕ ќiš do krųe-prift ќi mĭřetę prei niĕręziš,
vĭhetę *krųe-prift* pęr niĕręzit mbi punęt e Peręndisę, ќi tę

2 bierę ðunętia e kurbane pęr fayet: ḱi mŭndetę me i ărðunę
ľikšt pęr ată ḱi yãnę tę pa-ditun' e tę gęńuem: sepsĕ eðe
3 ai vetę ầštę mpęštiĕlę me dobęsinę. Eðe pęrandai kā deturę,
sikurse pęr pŏpulinę, eðe pęr vetęvĕtęhenę me prũmę *kurbăn*
4 pęr fayet. Eðe kurkuši s' e meř kętẽ nderę prei vetęvĕtęhesę,
5 por ai ḱi θęřītetę prei Peręndisę, porsi Aaroni. Kęštũ eðe
Krišti s' ľavdōi vetęvĕtęhenę me ubãmę krue-prift, por ai ḱi
6 i foľi atī, "Bīri em yē ti, unę sot tę kam pielę". Sikurse
eðe mbę tietęr *rend* θotę, "Ti *yē* prift pęr ǵiθę yĕtęnę mbas
řĕgulit Melhisedekut".
7 Ai *Krišti* ndę dittę tę mišit vet, si prũni tę făľuna e tę
ľŭtuna me kľiθmę tę fortę e me ľott tek ai ḱi mŭndei me e
8 špętuem prei vdĕkęsę, eðe undęǵue pęr frīkęnę ḱi pat, eðe
ndonęse ište bīr, dsũni me ḱenun' i ndęǵŭešim prei asŏš ḱi
9 pęsōi. Eðe si ukulue, ubã škak i špętimit pa-sŏsunę mbę ǵiθ'
10 ată ḱi i ndęǵŏyęnę: ḱyŭeitunę prei Peręndisę krue-prift mbas
11 řĕgulit Melhisedekut. Pęr tę tsĭlinę na kemi me θãnę šumę
*punę*, eðe ḱi nukę sgĭðenę me fyaľę: sepsĕ yẽni ƚãmę tę
rãndę ndęr vešęt pęr me ndęǵuem.
12 Sepsĕ yu dŭhei tę ĭšitę mieštra pęr kŏhęnę, *por* pęr-sę-rī
kẽni nevoyę me u męsuem yuve kuši eľementat' e tę filŭemesę
fyāľęvet Peręndisę: eðe yẽni bãmę *kęsiš* ḱi kẽni nevoyę pęr
13 ḱyŭmęštę, e yo pęr uškĭm tę fortę. Sepsĕ kušdŏ ḱi pī ḱyŭmęštę,
*ăšt'* i pa-provŭešim ndę fyaľę tę dreitęnisę, sepsĕ ầštę fošńe.
14 Por uškimi i fortę ầštę pęr bũřa tę kulūtę, ḱi e kãnę męsuem
tę ndĭemenę prei zakonit pęr me škuem tę miręn' e tę kĕḱenę.
1 KAP. VI. — Pęrandai si tę ľãmę tę filŭemen' e męsimit
Krištit, ľętę bĭhemi mbę tę kulutęt, pa vũmę pęr-sę-rī θemĕľ
2 pendimi prei pŭnęvet vdĕkęta, eðe bĕsęsę mbę Peręndinę,
męsimit pagęzĭmevet, e tę vũmesę dŭervet pęrsipęr, e tę
3 ngălęmesę prei sę vdĕkuniš, e ǵŭḱit pa-pŏsunę. Eðe kętẽ
4 kemi me e bãmę, ndę na ľaštę Peręndia: sepsĕ *ăšt'* e
vęštirę pęr ată ḱi undritšŭenę ńiherę, eðe i ndienę šinę
ðunętisę ḱielore, eðe ḱẽnę ƚãmę piesętaręt' e Špirtit Šeńt,

5 eðe ndīenę šīn' e fyāl̈ęsę mirę tę Peręndisę, eðe fuk̈ivet
6 yětęsę k̈i viěn, ndę uṙęzŏfšinę, *ăšt' e ręštirę* me upęrtęrīmę
pęr-sę-rī ndę pendĭm, tę krųk̈ęzŏyęnę pęr-sę-rī mbę vĕtęhet
t' atųne tę Bīrin' e Peręndisę, eðe ta niftŏyęnę me gišt pęr
turpęnī.
7 Sepsě ðēu k̈i pī šumę herę šinę k̈i biye mb' atě, eðe piel
băręna tę mira pęr ată k̈i e punŏyęnę, meṙ bekĭm prei Peręndisę.
8 Por ndę ndsieṙtę driza e muṙiza, *ăštę* i pa-provŭešim, eðe
ńg̈at malękimit, tę tsilit e mbrăpęna *ăšte* tę dĭg̈etę.
9 Eðe na ukā mbŭšunę měndia pęr yu, o vęlazęn, *se kẽni*
mã tę mĭratę *punę* k̈i kãnę pak̈tĭm, ndonęse fl̈ăsimę kęštŭ.
10 Sepsě Peręndia nuk' *ăšt'* i pa-uðę, k̈i tę haṙoyę pŭnęnę tŭei,
eðe mundimin' e dašunisę k̈i diftŭetę mb' ĕmęnit t' atī, kur
11 u šęrbųetę šěńtęnavet, eðe u šęrbeni. Eðe dęšęrŏimę k̈i g̈iθę-
se-tsili prei yuš tę diftoyę por atě ndsitĭm deri sę mbrăpęni,
12 k̈i t' i mbŭšetę měndia pęr šperěsęnę: k̈i tę mos bãhi tę
pęrtŭešim, por t' u vẽni mbrapa atųneve k̈i trašigŏyęnę tę
zotŭemetę me anę tę besęs' e tę zěmęręsę g̈ãnę.
13 Se Peręndia kur i uzotue Abrahamit, mbassi s' kište se
mbę tsĭlinę mã tę maθ me bãmę bē, bãni bē mbę vetęvětęhenę,
14 tue θãnę, "Me tę vęrtetę tue bekuem kam me tę bekuem,
15 eðe tue šumuem kam me tę šumuem". Eðe tue păsunę zěmęrę
16 tę g̈ãnę, fitōi tę zotŭemenę. Sepsě niěręzitę bãyęnę bē pęr
mã tę măðinę, eðe beya *ăštę* mb' ată tę mbarŭemit' e k̈iš do
17 kundrę-fyaṙe pęr tę vęrtetuem. Mb' atě Peręndia si donte me
diftuem mã tepęr' andęn' e vet tę pa-l̈ŭeitęmenę vendit mbę
18 trašigimtaręt e tę sę zotŭemesę, vũni ndęrmietęs benę: k̈i prei
dų punęš tę pa-l̈ŭeitęme vendit, pęr tę tsilat s'mŭndetę me
ṙěytunę Peręndia, tę kemi ngušulĭm tę fortę na k̈i kemi
19 maṙę uðę, tę mbamę šperěsęnę k̈i kemi pęrpara: tę tsilęn' e
kemi porsi ăngurę tę k̈indrŭešime e tę vęrtetŭešime, eðe k̈i
20 hųni mbę mã tę pęrmběndęšimen' e kurtĭnęsę: atiě ku Iesui
tšeṙi ŭðęnę pęrpara e hųni pęr nē, si ubã krųe-prift pęr
g̈iθę yětęnę mbas ṙěgulit Melhisedekut.

## KAPTINA VII.—X.

1 Sepsĕ kṳi Melhisedeku, mbẹreri i Selimit, prifti i Perẹndisẹ.
naľtẹ, i tsili hạsi me Abrahăminẹ tue ukẹθṳem prei sẹ
2 grĩmesẹ mbẹrĕtẹnavet, eδe e bekōi: tẹ tsilit Abrahami i dau
mbẹ-ń'-anẹ eδe tẹ δĕtẹnẹ prei ǵiθẹ *pľătšẹkavet*: ḱi ai pẹrpara
ḱŭhei mbẹrĕt dreitẹnie, mbasandai eδe mbẹrĕt Selĩm, ḱi do
3 me θãnẹ, mbẹrĕt paḱtimi: pa ātẹ, pa amẹ, pa ǵenealoǵī: pa
păsunẹ filĩm dittš, as tẹ mbaruem yete: por pẹrǵăitunẹ tẹ
Bīrit Perẹndisẹ, mbet prift pẹrhetẹ.
4 Eδe vĕni orē sā i maθ *ḱe* kṳi, tẹ tsilit Abrahami krṳe-āti
5 i δa eδe tẹ δĕtẹnẹ prei pľătšẹkavet. Eδe prei tẹ biyvet
Leviut ată ḱi mărinẹ priftẹninẹ, kãnẹ porosī mbas ľĭǵẹsẹ me
marẹ tẹ δĕtẹnẹ prei pŏpulit, do me θãnẹ, prei vẹlăzẹnavet
6 vet, ndonẹse kãnẹ daľẹ prei miedizit Abrahamit: eδe ai
ḱi s' e kište ǵenealoǵinẹ prei atṳneve, muer tẹ δĕtẹnẹ prei
7 Abrahamit, eδe bekōi atĕ ḱi kište tẹ zotŭemetẹ: eδe pa ndońī
kundrẹ-fyaľẹ, mã i vŏgẹľi bekŏhetẹ prei mã tẹ maδit.
8 Eδe kẹtŭ nierẹs tẹ mortšim mărinẹ tẹ δēta: e atiĕ *mer tẹ*
9 *δēta* ai ḱi băhetẹ dešmī se ron. Eδe me θãnẹ kẹštŭ, eδe
Leviu ḱi mirte tẹ δēta me anẹ tẹ Abrahamit, δa tẹ δēta.
10 Sepsĕ *ai Leviu ište* por ndẹ miedĭs t'ātit, kur hasi me atĕ
Melhisedeku.
11 Ndẹ ište prā tẹ mbarŭemitẹ me anẹ tẹ priftẹnisẹ Levitike,
(sepsĕ pŏpuli muer ľĭǵẹnẹ me anẹ t' asāi:) ḱiš ľṳpsei me
ungrĭtunẹ tietẹr prift mbas rĕgulit Melhisedekut, e tẹ mos
12 θŏhetẹ mbas rĕgulit Aaronit? Sepsĕ kur ndẹrŏhetẹ vendit
13 prĭftẹnia, dŭhetẹ me undẹruem vendit eδe ľiǵa. Sepsĕ ai, ḱi
θŏhenẹ kẹtŏ *punẹ* pẹr atĕ, ište prei tiĕtẹrẹ fare, tẹ tsilẹs' as
14 ndońi s' i upăt afruem θerŏresẹ. Sepsĕ ăštẹ *punẹ* e špẹrfăḱẹme
se Zoti ṳnẹ ľeu prei Iŭdẹsẹ, ḱi pẹr atĕ farẹ Moiseu nukẹ
15 foľi ǵã pẹr priftẹnī. Por eδe šumẹ mã tepẹr' ăštẹ *punẹ* e
špẹrfăḱẹme, sepsĕ ngrĭhetẹ tietẹr prift mbas sẹ pẹrǵăitẹmesẹ
16 Melhisedekut, i tsili nukẹ ḱe bãmẹ mbas ľĭǵẹsẹ porosisẹ mišit,

17 por mbas fuḱisȩ yĕtȩsȩ pa-mbarŭeme: sepsĕ deśmŏn, *tue θā̃nȩ,*
"Se ti *yē* prift pȩr ǵiθȩ yĕtȩnȩ mbas řĕgulit Melhisedekut".
18 Sepsĕ porosia e parȩ kȩθĕhȩtȩ prapȩ, kur ẵśt' e dobȩ eδe
19 e pa-vȩyĕfśime: (sepsĕ ľiǵa s' mbarōi ndońī farȩ pune,) por
kali ńi śpȩresȩ mā̃ tȩ mirȩ, ḱi me anȩ t' asāi i afrŏhemi
Perȩndisȩ.
20 Eδe sā mā̃ śumȩ nukȩ *ḱe bā̃mȩ ndońi prift* pa bā̃mȩ bē:
21 (sepsĕ ată ḱē̃nȩ bā̃mȩ priftȩn pa bā̃mȩ bē, por kṳi me tȩ
bā̃me bē prei atī ḱi i θa, "Zoti bā̃ni bē, eδe s'kā me
upenduem, Ti *yē* prift pȩr ǵiθȩ yĕtȩnȩ mbas řĕgulit Melhise-
22 dekut":) kaḱi mā̃ tȩ mĭrȩsȩ δiatȩ ubā̃ dorȩ-δanȩs Iesui.
23 Eδe ată ḱē̃nȩ bā̃mȩ śumȩ priftȩn, sepsĕ nuk' i ľinte vdeka
24 me mbĕtunȩ śumȩ kohȩ: por ai mbassi mbet pȩr ǵiθȩ yĕtȩnȩ,
25 e kā priftȩninȩ tȩ pa-ndȩřŭeme vendit. Eδe pȩrandai mŭndetȩ
me śpȩtuem kreit ată ḱi afrŏhenȩ pȩr-anȩ Perȩndisȩ me anȩ
t' atī, sepsĕ řon pȩrherȩ ḱi tȩ bā̃yȩ śkusī pȩr ată.
26 Sepsĕ i tilȩ krṳe-prift i pa-ndȩřuem vendit na dŭhei neve,
śeńt, asī ḱi s' bẵn keḱ, i pa-śgrṳem, damȩ vetś prei fáytŏrȩvet,
27 eδe bā̃mȩ mā̃ i maľtȩ se ḱĭyetȩ: i tsili s' kā nevoyȩ pȩrditȩ,
si *ată* krṳe-prĭftȩnitȩ, me prū̃mȩ kurbane mā̃ pari pȩr fayet
e veta, mbasandai pȩr tȩ pŏpulit: sepsĕ ńī herȩ e bā̃ni kȩtĕ,
28 kur prū̃ vetȩvĕtȩhenȩ *kurbăn.* Sepsĕ ľiǵa vē̃ krṳe-priftȩn
nierȩs ḱi kā̃nȩ dobȩsinȩ: por fyaľa e sȩ bẵmesȩ bē ḱi *ubā̃*
mbrapa ľiǵȩsȩ, *vū̃ni* Bĭrinȩ, ḱi ẵśt' i kulūtȩ pȩr ǵiθȩ yĕtȩnȩ.
1 KAP. VIII.—Eδe me θā̃nȩ śkurt pȩr sā foľȩm, kemi kȩsĭ
prifti, ḱi ndeńi prei sȩ diẵθtȩsȩ śkambit maδȩnisȩ ndȩ ḱiyet,
2 punȩtori i śĕńtȩnavet, eδe tȩ vȩrtĕtȩsȩ tendȩ, tȩ tsilȩn' e
nguľi Zoti, e yo nieriu.
3 Sepsĕ ḱiś-do krṳe-prift vĭhetȩ pȩr me prū̃mȩ δunȩtia e
kurbane: pȩrandai *ẵśtȩ* nevoyȩ me pasun' eδe kṳi ndońī ǵā̃,
4 ḱi ta bierȩ *kurbăn.* Sepsĕ ndȩ iśte mbi δēt, nukȩ dotȩ iśte
prift, sepsĕ ĭśinȩ priftȩn ată ḱi bĭyśinȩ δunȩtĭatȩ mbas ľiǵȩsȩ:
5 tȩ tsĭlȩtȩ punŏiśinȩ mbas śȩmbȩlȩtṳrȩs' e mbas hĭesȩ pŭnȩvet
ḱielore, sikurse i pat θā̃nȩ *Perȩndia* Moiseut, kur kiśte pȩr

me ndęrtuem tĕndęnę: sepsĕ θotę, "Šikŏ t' i băyš tę ǵiθa
6 mbas fŏrmęsę ḱi t' udiftue ndę mal̃t". Por taštī *Krišti* fitŏi
ńī punę mã tę mirę, sā mã šumę ãšt' eðe l̃ăimęs ńī ðiate mã
tę mire, e tsila uvũ l̃iǵę mbi mã tę mira tę zotŭeme.
7 Sepsĕ ndę ište pa pal̃avī ayŏ e para, nukę dotę kęrkŏhey
vend pęr tę dųtęnę: sepsĕ tue ǵĕtunę fāy *Perendia* mb' ată,
8 θotę, "Ḱe te vĩnę ditt, θotę Zoti, eðe kam me bãmę ńī ðiatę
9 tę rē mbę štępīn' e Israelit eðe mbę štępīn' e Iŭdęsę: yo
mbas ðiătęsę ḱi bãna mb' ătęnit e atųne, atĕ ditę kur i ṙoka
pęr dore me i ndsieṙę prei ðēut Eǵyptit: sepsĕ ată nukę
ḱindrŭenę ndę ðiatęt t'eme, eðe unę s' i vũna orē, θotę Zoti.
10 Sepsĕ kęyŏ *ãštę* ðiata ḱi kam me bãmę mbę štępīn' e Israelit
mbas atųne ditvet, θotę Zoti, kam vũmę l̃iǵat' e mia ndę
mend t' atųne, eðe kam me i škruem mbi zĕmęrat t' atųne,
eðe kam me ḱĕnunę tek ată *pęr* Perendī, eðe ată kãnę me
11 ḱĕnune tek unę pęr popul. Eðe s'kā me męsuem ǵiθę-se-
tsili t' ăfęrmin' e vet, eðe ǵiθę-se-tsili vęlān' e vet, tue θãnę,
Nǵif Zŏtinę: sepsĕ tę ǵiθę kãnę me mę nǵŏfunę tšę prei sę
12 vŏgęl̃it atųneve, deri sę maðit atųneve. Sepsĕ kam me ḱenun'
i pęrdęlųešim mbę tę štrĕmbętat e atųne, eðe s' kam me
kuituem mã fayet' e atųne, eðe pa-liǵęniat' e atųne".
13 Me tę θãnę "tę rē", bãni tę viĕtęrę tę păręnę: eðe ayŏ
*gã* ḱi vietęrohet' e pl̃ăketę, *ãštę* ngat prišęyesę.
1 KAP. IX.—Kište prā eðe tenda ṙegula l̃ŭtęye, eðe šin-
2 vendin' e l̃ŏtęsę. Eðe undęrtue tenda e parę, ndę tę tsilęn'
*ište* eðe kandil̃eya, eðe truveza, eðe paravũmeya e bŭkęvet,
3 e tsila θŏhetę šin-vend. Eðe mbas kurtinęsę dųtę *ište* tenda
4 ḱi θŏhetę šin-vendi i maθ, ḱi kište *ńi* tųmtār t' ārtę, eðe
arkęn' e ðiătęsę mbęl̃uem ṙeθ mbę ǵiθ' anęt me ār, ndę tę
tsilęn' *ište* ńī štamb' e ārtę ḱi kište mănęnę, eðe škopi i
5 Aaronit ḱi bĩni, eðe ṙasat' e ðiătęsę: eðe pęrsipęr asăi *išinę*
Ḱerubimęt' e l̃aftit, ḱi i mbăišinę hĭenę vendit pęrdęlųešim:
pęr tę tsilat s' ãštę *nevoyę* taštī me θãnę ńī pęr ńī.
6 Eðe *tue ḱĕnunę* ndęrtuem kętŏ kęštũ, ndę tendęn' e parę

7 prĭftęnitę hṳeyęnę kurdŏ me bā̃mę l̓ŭtęyetę: por ndę tę dṳtęnę
ńī herę ndę vit *hṳ̃n* vĕtęmę prifti, yo pa ǵak, tę tsilin' e biye
*kurbăn* pęr vetęvĕtęhenę, e𝛿e pęr fayet e pŏpulit ḱi i bāĭšinę
8 pa dĭtunę: e𝛿e kętē̆ e diftonte Špirti Šeńt, se e𝛿e s' ište
špęrfaḱun' u𝛿a mbę šin-vendin' e ma𝜃, sepsĕ tenda e parę
9 e𝛿e po ḱindronte: e tsila *ište* formę pęr atē̆ kŏhęnę ḱi ište
atęherę, kur bĭhešinę 𝛿unętia e kurbane, tę tsĭlatę s' mŭndešinę
10 me e bā̃mę tę kulūtę ndę ndęrǵēǵiet atē̆ ḱi l̓ŭtei, sepsĕ išin'
ur𝛿ęnuem vĕtęmę pęr tę ngrā̃na e pęr tę pime e pęr ḱiš do
farę tę l̓ameš, e pęr řĕgula miši, deri mbę ńi kohę pęr me
undrĕḱunę.
11 Por si er𝛿i Krišti, krṳe-prifti i tę mĭravet ḱi kĭšinę pęr
me ăr𝛿unę, ndępęr *ńī* tende mā̃ tę ma𝛿e e mā̃ tę holę, yo
12 bā̃mę me dorę, do me 𝜃ā̃nę, yo prei kętī tę ndęrtŭemi, as
me anę ǵaku sḱepęš e vitšaš, por me anę tę ǵakut vet hṳ̃ni
ńī herę ndę šin-vĕndinę, e𝛿e fitŏi špęrbl̓ĭm tę pa-sŏsunę.
13 Sepsĕ ndę ḱoftę se, ǵaku i dĕmavet e i šḱĕpęvet, e𝛿e hĩni
i męšḱĕřęsę ḱi stęrpĭk tę pugā̃mitę, šeńtęnŏn pęr pastrimin'
14 e mišit, sā mā̃ tĕpęrę ǵaku i Krištit, i tsili me anę tę Špirtit
pa-sŏsunę prū̃ vetęvĕtęhenę *pęr kurbăn* pa pal̓avī te Peręndia,
ḱā me pastruem ndęrǵēǵęyenę tŭei prei pŭnęvet vdĕkęta,
pęr me i ul̓ŭtunę Peręndisę ǵalę?
15 E𝛿e pęrandai ā̆štę l̓ăimęs i 𝛿iătęsę rē, ḱi me anę tę vdĕkęsę
ḱi ubā̃ pęr špęrbl̓imin' e sę kapęrtsṳemesę porosivet mbę
𝛿iatęn' e parę, tę măřinę tę zotŭemen' e trašigimit pa-sŏsunę,
16 ată ḱi yā̃nę 𝜃ĭřunę. Sepsĕ atiĕ *ku ā̆štę 𝛿iatę, ā̆štę* nevoyę tę
17 yetę vdeka e atī ḱi bā̃ni 𝛿iătęnę: sepsĕ 𝛿iata kā fuḱī mb' ată
ḱi yā̃nę vdĕkune: sepsĕ kuřę s' kā fuḱī deri sā tę řoyę ai ḱi
18, 19 e bā̃ni. Andai as e para s' ḱe pęrtętĩmę pa ǵak: sepsĕ
kur ufŏl̓ prei Moiseut ḱiš do porosī mbas l̓ĭǵęsę mbę ǵi𝜃ę
pŏpulinę, muer ǵakun' e vĭtšavet e sḱĕpęvet, baškę me uyę
e me l̓eš tę kuḱ e me hyssŏp, e stęrpiku e𝛿e atē̆ l̓ibręn',
20 e𝛿e ǵi𝜃ę pŏpulinę, tue 𝜃ā̃nę, "Kṳ̆i *ā̆štę* ǵaku i 𝛿iătęsę, ḱi
21 ur𝛿ęnŏi Peręndia mbę yu". E𝛿e keštū̃ stęrpiku me ǵak e𝛿e

22 tendẹn' eδe ģiθ' enẹt' e pŭnẹsẹ. Eδe škurt *me θãnẹ* tẹ ģiθa
pastrŏhenẹ me ģak mƀas l'iģẹsẹ, eδe pa dĕrδunẹ ģak s' kā tẹ
făl'unẹ *fayeš*.
23 *Ište* nevoyẹ prā format' e k'ielŏrevet tẹ pastrŏhešinẹ me
kẹtŏ, por atŏ k'ielŏretẹ *ište nevoyẹ tẹ paštrŏhešinẹ* me kurbane
24 mã tẹ mira se kẹtŏ. Sepsĕ Krišti nukẹ hụ̃ni ndẹ šin-vende
ƀãmẹ me dorẹ, *k'i yãnẹ* figuret' e tẹ vẹrtĕtavet, por nd' atĕ
25 k'iel, k'i tẹ dŭketẹ taštī pẹrpara Perẹndisẹ pẹr nē: as tẹ bierẹ
*kurbăn* vetẹvĕtẹhenẹ šumẹ herẹ, sikurse krụe-prifti hụ̃n ndẹ
26 šin-vĕndinẹ vit pẹr vit me ģak tẹ hŭey: (sepsĕ atẹherẹ dŭhei
me pẹsuem šumẹ herẹ tšẹ kurẹ se ungrĕf bota:) por taštī
ušpẹrfăk' ńī herẹ mbẹ tẹ mbrăpẹnẹn' e yĕtẹvet, k'i tẹ priši
25 făyinẹ me anẹ tẹ kurbanit vetẹvĕtẹhesẹ. Eδe sikurse ãšt'
urδẹnuem mbẹ niĕrẹzit ńī herẹ me vdĕkunẹ, eδe mbasandai
28 *ãštẹ* ģụk': kẹštũ eδe Krišti, ńī herẹ uprũ *kurbăn* pẹr me
ngrītunẹ fayet' e tẹ šŭmẹvet, kā me udŭkunẹ pẹr sẹ dụti pa
făy mb' ată k'i e prĕsinẹ pẹr špẹtīminẹ.
1 KAP. X.—Sepsĕ l'iģa tue păsunẹ hien' e tẹ mīravet k'i
vĩnẹ, *e* yo atĕ figuren' e pŭnẹvet, kuřẹ s' mŭndetẹ me ƀãmẹ
tẹ kulūtẹ ată k'i hụ̃yẹnẹ me atŏ kurbanet k'i bīyenẹ vit pẹr
2 vit pẹrherẹ: sepsĕ atẹherẹ dotẹ kīšinẹ pušuem me uprũmẹ
*kurbane*: sepsĕ l'ŭtẹsitẹ si tẹ pastrŏhešinẹ ńī herẹ, s' do tẹ
3 kīšinẹ mã as ndońī ndẹrģĕģẹye pẹr faye: por nd' atŏ *băhetẹ*
4 kuitīm fayeš vit pẹr vit: sepsĕ s' mŭndetẹ ģak demaš e sk'epẹš
5 me hĕkunẹ faye. Pẹrandai tue hụ̃mẹ ndẹ botẹt, θotẹ, "Kurbăn
6 e mpl'atẹ nukẹ deše, por bãne gati pẹr mue korp. *Kurbane*
7 tẹ diĕguna-ģiθẹ, eδe *mpl'ata* pẹr faye nukẹ pẹl'k'eve. Atẹherẹ
θašẹ, K'e te po vĩy (ndẹ vol'umẹ tẹ l'ibrẹs' ãštẹ škruem pẹr
8 mue,) pẹr me bãmẹ, o Perẹndī, dašunīminẹ tand". Si θa mã
pẹrsipẹr, "Se kurbăn eδe mpl'atẹ, eδe *kurbane* tẹ diĕguna-
ģiθẹ, eδe *mpl'ata* pẹr faye nukẹ deše, as nuk' i pẹl'k'eve" (tẹ
9 tsīlatẹ bīhenẹ *kurbăn* mbas l'iģẹsẹ: atẹherẹ θa, "K'e te po
vĩy pẹr me bãmẹ, o Perẹndī, dašunīminẹ tand". Ngrē tẹ
10 părẹnẹ, k'i tẹ ngrefi tẹ dụtẹnẹ. Prei atī dašunimit yemi

šeńtęnuem me anę tę prũmesę *kurbăn* tę korpit Iesu-Krištit
*ḱi upiũ kurbăn* ńī herę.
11 Eδe ḱiš do prift ȓī pęrditę tue šęrbuem, eδe biye pęrherę
por atŏ kurbane, tę tsilatę kuȓę nukę mŭndenę me hĕkunę
12 faye: por ai si prũ ńi kurbăn pęr fayet, ndeńi pęr ǵiθę
13 hĕręnę ndę tę diaθtęn' e Perędisę, tue prĭtunę mbaskęndai
deri sā tę vĩhenę ǵiθ' anęmĭḱt' e atī "pęrpoš ndęnę kambęt
14 t' atī". Sepsĕ me nī mpl̇atę bãni tę šeńtęnŭešimitę tę kulūtę
pęr ǵiθę hĕręnę.
15 Por eδe Špirtit Šeńt dešmŏn pęr nē: sepsĕ mbassi pat
16 θãnę mã pęrpara, "Keyŏ ãštę δiata ḱi kam me bãmę mb' ată
mbas kętune ditvet, θotę Zoti, kam me vũmę l̇iǵat' e mia
mbi zĕmęrat t' atune, eδe kam me škruem atŏ ndę mendimet
17 t' atune", "eδe s' kam me kuituem mã fayet' e atune eδe
18 pa-l̇iǵęniat' e atune". Eδe atiĕ ku ãštę ndęyesę, nuk' ãštę
mã mpl̇atę pęr faye.
19 Tue păsunę prā, o vęlazęn, kutsĭm me hũmę ndę šin-
vendet me anę tę ǵakut Iesuit, prei ńī tę reye eδe tę ǵale
20 uδę, ḱi na e pęrtęrĩni me anę tę kurtĭnęsę, do me θãnę tę
21 mišit vet, eδe *tue păsunę ńi* prift tę maθ ndę štępĭt tę Perędisę,
22 l̇et' afŕŏhemi me zĕmęrę tę vęrtetę mbŭšunę méndienę prei
bĕsęsę, *tue păsunę* špęrl̇amę zĕmęratę t'ona prei ndęrǵĕǵeyesę
23 keḱe: eδe l̇amę kŏrpinę me uyę tę kęθiĕlętę, l̇etę mbamę
ȓęfimin' e špęrĕsęsę pa pieȓę: sepsĕ ai ḱi uzotue ãštę besętār:
24 eδe l̇etę vẽm' orē tę ngatsęmŏimę ńiani tiĕtęrinę ndę dašunī
25 e ndę vĕpera tę mira: mos l̇ãmę me umbęl̇ĕδunę baškę, sikurse
ãštę zakŏn mbi disa *vetę*, por tue štũmę ńiani tiĕtęrinę: eδe
kaḱi mã tĕpęrę, sā šifni ditęn' afruem.
26 Sepsĕ ndę fęyefšim na tue dăšunę, mbassi mŭeręm tę
ńǵŏfęmen' e sę vęrtĕtęsę, nukę mbet mã kurbăn pęr faye:
27 por ńi tę prĭtunę ǵuḱi tę frĭkęšim eδe ńi tę ndĕzunę ziaȓmi,
28 ḱi kā pęr me ngrãn' ată ḱi yãnę kundrę. Ńi ḱi kā škĕl̇unę
l̇iǵęn' e Moiseut, pęrpara ńi a du dešmităręve vdes pa
29 pęrdęl̇ĭm: sā mã tĕpęrę mundĭm, u dŭketę yuve, *se* kā me

30 hiekun' ai k̇i kā škĕl̇unę tę Bīrin' e Peręndisę, eδe kā kuituem
se ǵaku i δiatęs' ā̆štę si k̇iš do ǵak, k̇i me atē̆ ušeńtęnue,
eδe kā šamę Špirtin' e hīrit? Sepsē̆ e dīm' atē̆ k̇i kā θānę,
"Špagimi ā̆štę *puna* eme, unę kam pęr me špaguem, θotę
Zoti". Eδe pęr-sę-rī, "Zoti kā me ǵukuem pŏpulin' e vet".
31 Pūn' e frīkęšime ā̆štę me rā̃nę ndęr duer tę Peręndisę ǵalę.
32 Bini ndęr mend ditt' e para, ndęr tę tsilat, kur undritšŭetę,
33 durŭetę šumę l̇ufte pęsimeš, taštī tue ubā̃mę l̇oyę prei k̇artimeš
e prei štręngimeš, e taštī tue ubā̃mę piesętaręt' e atŭneve k̇i
34 pęsŭenę kęsŏ puneš. Sepsē̆ pęsŭetę baškę me tę l̇iδunat e
mia, eδe pritęt me gęzīm tę řęmbŭemen' e pāsęyesę tŭei, tue
dītunę se kē̃ni pęr vē̆tęhenę tŭei ndę k̇iyet *ńī* mā̃ tę mirę
35 pāsęye eδe tę k̇indrŭešime. Mos heθni tēy prā kutsīminę tŭei,
k̇i kā pęr me δānę pagę tę maδe.
36 Sepsē̆ yu kē̃ni nevoyę pęr durīm, k̇i tę lā̃ni dašunimin' e
37 Peręndisę, eδe tę mirni tę zotŭemenę. Sepsē̆ eδe ńī grīmęzę
herę, *eδe* "kā me arδun' ai k̇i viēn, eδe s' kā me uvanuem".
38 Eδe i drēiti kā me řuem prei bē̆sęsę": eδe, "nd' utęrhiektę
39 mbrāpazę *kuši*, špirti em s' kā me e pęl̇k̇uem". Eδe na
s' yemi prei asīš k̇i tęrhīk̇enę mbrāpazę pęr prīšęye, por prei
asīš k̇i besŏyęnę pęr špętimin' e špirtit.

## KAPTINA XI.

1 Eδe besa ā̆štę *ńi* θemē̆l̇ puneš k̇i špęrē̆henę, *ńi* diftīm puneš
k̇i nukę šīfenę.

2 Sepsē̆ prei kęsāi mŭernę dešmī *tę mirę* pl̇ek̇tę.

3 Me anę tę bē̆sęsę māřimę vešt se yetęt' undęrtŭenę me
fyal̇ęn' e Peręndisę, kak̇i k̇i kętŏ k̇i šīfenę nuk' ubānę prei
atŭne *pŭnęvet* k̇i dŭkenę.

4 Me anę tę besęs' Abeli i prū̃ Peręndisę mā̃ tę mirę kurbān
se Kaini, k̇i prei asāi *besęs'* ubā̃ dešmī se ište i drēitę, sepsē̆
Peręndia δa dešmī pęr δunętiat e atī: eδe prei asāi, ndonęsę
vdik̇, eδe mā̃ po fl̇et.

5 Me anę tę bē̆sęsę Enohu undęřue vendit pęr mos me pamę

vdekę: "eδe nukę ǵindei, sepsě Perędia e ndęřōi vendit":
sepsě para se tę ndęřōhei vendit ubā̃ dešmī *pęr atě,* se i
6 kište pęl̕ḱuem Peręndisę. Eδe pa besę s' mŭndetę me i pęl̕ḱuem
*kuši:* sepsě ai ḱi afrōhetę te Perędia dŭhetę me besuem, se
ā̃štę, eδe băherę pagę-δanęs mb' ată ḱi e kęrkŏyęnę.
7 Me anę tę besęs' i udiftue Noesę prei Perędisę pęr atŏ
*punę* ḱi eδe nukę šĭfešinę, eδe *ai* si ufrikue, ndęrtōi ărkęnę
pęr špętimin' e štępisę vet: prei tę tsĭlęsę ǵukōi pęr tę keḱ
bŏtęnę, eδe ubā̃ trašigimtār i dreitęnisę me anę tę bęsęsę.
8 Me anę tę bęsęsę ndęǵōi Abrahami, kur uθęřĭt me dăl̕unę
mb' atě vend ḱi kište pęr me mařę pęr trašigĭm, eδe duel̕ pa
9 dĭtunę se ku vete. Me anę tę bęsęsę vote e ngul̕i ndę δē tę
zotŭemesę porsi *mbę ńi δē* tę hŭey, tue nděńunę ndę tenda,
baškę me Isaakun' eδe me Iakŏbinę trašigimtărętę baskę
10 t' asāi tę zotŭemeye: sepsě priste atě ḱutětinę ḱi kište θeměl̕etę,
tę tsilit mieštęr eδe ndęrtestār ā̃*štę* Perędia.
11 Me anę tę besęs' eδe ayŏ Sarra muer fuḱī me unǵĭtunę
me bařę, eδe ndonęse i kište škuem koha e mŏšęsę, puel,
12 sepsě e kuitōi tę besęs' atě ḱi uzotue. Pęrandai l̕enę *kaḱi*
*vetę* prei ńi *būři větęmę,* eδe kų̈i gati pęr me vděkunę, porsi
ųyet' e ḱielit prei šumitsęs', eδe porsi rā̃na e pa-ńǵěfęme ḱi
ā̃štę ndę buzę tę dētit.
13 Kętă tę ǵiθę vdiḱnę me besę, pa mařę tę zotŭemetę, por
pęr sę l̕argut i panę, eδe umbušnę mentę, eδe i mŭernę
n' grųkę, eδe řęfų̈enę se yā̃nę tę hŭey, eδe prei ńi tiětęrę
14 vendi mb' atě δē. Sepsě ată ḱi fl̕ăsinę kęštŭ, diftŏyęnę se
15 kęrkŏyęnę δēn' e vet. Eδe ndę e mbăišinę ndęr mend atě δē.
ḱi prei andey patnę dal̕ę, kĭšinę pęr me ǵětunę kohę me
16 ukęθųem: por taštĭ u kā anda pęr *ńi* mā̃ tę mirę *δē,* do me
θā̃nę, kieluer: pęrandai Perędia s' kā turp me uḱyŭeitunę
Perędia i atų̈neve: sepsě u bā̃ni gati ḱųtět.
17 Me anę tę beses' Abrahami prū̃ Isaăkunę *pęr kurbăn* kur
provŏhei, eδe ai ḱi pat prĭtunę tę zotŭemetę prū̃ *pęr kurbăn*
18 vetęm-l̕ěminę *bīrin'* e vet, ḱi ḱe fŏl̕unę mb' atě, "Se mbę

19 Isaăkunę kā me uḱyŭeitunę fara yote". Tue umenduem
*Abrahami* se Peręndia mŭndetę me *e* nǵălunę prei sę vdĕkuniš:
andai e muer me tę pęrǵăitęme.
20 Me anę tę besęs' Isaaku bekōi Iakobin' eδe Isăfinę pęr
punęt ḱi dotę vĩnę.
21 Me anę tę besęs' Iakobi tue vdĕkunę bekōi tę dų tę biyt' e
Iosefit, "eδe uľŭt *tue umpęštĕtunę* mbę mãyę tę škopit atī".
22 Me anę tę besęs' Iosefi tue vdĕkunę pęrmendi pęr tę
dăľęmenę yaštę *Eǵyptit* e tę biyvet Israelit, eδe porositi pęr
ĕštęnat e veta.
23 Me anę tę bĕsęsę Moiseu, si ľeu, umpęšĕf tre mŭei prei
pęrĭntš vet, sepsĕ panę se tšuni ište i bŭkurę: eδe nukę
24 patnę frikę pęr ŭrδęnin' e mbęretit. Me anę tę bĕsęsę Moiseu
25 si ubã i maθ, mohōi me uθãn' i bīri sę bĭyęsę Faraonit, sepsĕ
sǵoδi mã tĕpęrę me hiĕkunę keḱ baškę me pŏpulin' e
26 Peręndisę, se me păsunę fitĭm fayi pęr păkęzę herę: tue
kuituem δunęn' e Krištit pęr mã tę maδe păsęye, se θesŏrętę
27 ndę Eǵypt: sepsĕ kęḱųrte mbę špagimin' e păgęsę. Me anę
tę bĕsęsę ľa Eǵyptinę pa mos ufrikuem pęr zemęrimin' e
28 mbęretit: sepsĕ priste porsi tue pām' atĕ ḱi nukę šifte. Me
anę tę bĕsęsę bãni paškęn' eδe tę stęrpĭkęmen' e ǵakut, ḱi
tę mos u pęrkasi atųneve, ai ḱi prište diĕľmt' e parę *tę
Eǵyptiănęvet.*
29 Me anę tę bĕsęsę škŭenę ndępęr Dēt tę Kuḱ porsi ndępęr
tokę tę θatę: tę tsĭlinę kur e provuen' Eǵyptiănęvet, umbųtnę.
30 Me anę tę bĕsęsę rãnę mūret' e Ierihosę, si uřeθŭenę
štatę ditt.
31 Me anę tę bĕsęsę Raaba kurva nukę hupi baškę me ată
ḱi s' bĭndešinę, mbassi priti pęrǵŏńęsitę me paḱtĭm.
32 Eδe ḱiš me θãnę mã? sepsĕ s' kā me mę mbĕtunę kohę
me diftuem pęr Gedeŏninę, pęr Barakun' e pęr Sampsonin'
e pęr Iefθaenę, pęr Davidin' e pęr Samuelin' e pęr profĕtętę:
33 tę tsĭlętę me anę tę bĕsęsę ľuftŭenę mbęretęnia, punŭenę
dreitęnī, fitŭenę tę zotŭemetę, θurnę goyat' e ľeŏnęvet, šŭenę

34 fuk̇īn' e ziat̄mit, špętŭenę prei gŏyavet θīkęsę, mŭernę fuk̇ī
prei dobęsīnavet, ubā̆nę tę fortę ndę l̇uftę, θŭenę uštęriat' e
35 hŭeya: grātę mŭernę tę vdĕkunit' e vet ńgălunę prei sę
vdĕkuniš: e tę tierę umundŭenę, sepsĕ nukę pritnę špętīminę,
36 k̇i tę fitŏyęnę ńi mā̆ tę mirę tę ńgălunę: e tę tierę uprovŭenę
me tę pęrk̇ĕšuna e me tę t̄ăfuna, por eδe me tę l̇īδuna e
37 burǵe: ut̄afnę me gurę, ušat̄ŭenę, unganę, vdik̇nę premę prei
θīkęsę, škŏyšinę vende ndęper vende *vĕšunę* me l̇ikura δenš
38 e me l̇ikura δīš: tue uštĕrunę, tue uštręnguem, tue hiĕkunę
kek̇, (pęr tę tsīlętę bota nuk' ište e zońa:) tue škuem andēy
e kęndēy ndępęr škretina e ndępęr mal̇e e ndępęr špela,
e ndępęr birat e δēut.
39 Eδe kętă tę ǵiθę, ndonęse mŭernę dešmī *tę mirę* me anę
40 tę bĕsęsę, nukę mŭernę tę zotŭemenę: sepsĕ Peręndia pat
urδęnuem tšę pęrpara ńī mā̆ tę mirę *punę*, k̇i tę mos bā̆henę
tę kulūtę pa nē.

## KAPTINA XII.

1 Andai eδe na t̄eθuem prei kak̇i rēye dešmiaš, l̇etę hĕδimę
tēy k̇iš do bat̄ę, eδe făyinę k̇i *na* puštŏn kak̇i kolăi, eδe
2 l̇et' ĕtsimę me durīm nd' atĕ̄ uδę k̇i ā̆štę pęrpara neš: tue
kęk̇ŭrunę Iesunę k̇i filōi eδe mbarōi bĕsęnę, i tsili, pęr atĕ̄
gęzīminę k̇i ište pęrpara atī, durōi krŭk̇inę pa vŭmę ndęr mend
turpęninę, eδe ndeńi ndę tę diaθtę tę škambit Peręndisę.
3 Sepsĕ kuytŏnia atĕ̄ k̇i durōi kętĕ̄ farę kundrę-fyal̇e mbę
vetęvĕtęhenę prei faytŏręvet, k̇i tę mos l̇oδi e tę tholohi
ndę špīrtęnat tŭei.
4 Yu eδe s' i kēni k̇indruem fayit deri mbę ǵak tue l̇uftuem:
5 eδe kēni hat̄uem *atĕ̄* męsīminę, k̇i u fl̇et yuve porsi biyvet,
*e u θotę*, "Bīri em, mos e zen pęr asǵā̆ męsimin' e Zotit, as
6 mos e hup zĕmęręnę, kur k̇artohe prei atī. Sepse atĕ̄ k̇i don
Zoti, e mundŏn: eδe t̄ef k̇iš do bīr k̇i e pret pęranę vetiu".
7 Ndę durofśi mundīminę, Peręndia bīhetę mbę yu porsi mbę
8 biy: sepsĕ tsili bīr ā̆št' ai k̇i s' e mundŏn i āti? Por ndę

yẽni pa mundĭm, tẹ tsilit ubãtẹ piesẹtarẹ tẹ ǵiθẹ, valẹ yẽni
9 kopil'a, e yo biy. Mbasandai *na* kišim ătẹnit' e mišit t'ụnẹ k'i
*na* mundŏišinẹ, eδe i kišim turp: a s' kemi me i ŭl'unẹ
krụetẹ šumẹ mã tepẹr' Ātit špĭrtẹnavet, eδe kemi me ṙuem?
10 Sepsĕ ată na mundŏišinẹ pẹr pak ditt, sikurse upẹl'k'ente
atụneve: por ai pẹr tẹ mĭrẹnẹ *t'onẹ*, k'i tẹ băhemi piesẹtarẹt'
11 e šeńtẹnimit atī. Eδe k'iš do mundĭm taštĭ pẹr taštĭ nukẹ
dŭketẹ se biye gẹzĭm, por iδẹnĭm: por mbasandai u ep pemẹ
tẹ butẹ dreitẹnie atụneve k'i yãnẹ mẹsuem mb' atĕ.
12 "Pẹrandai ngreni pẹrpietẹ duert' e doba eδe ǵuńẹt' e
13 kẹpŭtunẹ". Eδe "bãni tẹ ĕtsunẹ tẹ drĕitẹ nbẹ kambẹt tŭeya":
k'i tẹ mos dal'i yaštẹ uδẹs' ayŏ k'i ằšt' e tšal'ẹ, por mã tĕpẹrẹ
tẹ šẹndŏšetẹ.
14 Kẹrkoni pak'tĭm me tẹ ǵiθẹ, eδe šeńtẹnĭminẹ, k'i pa atĕ
15 askuši s' kā me pamẹ Zŏtinẹ: tue vũm' orē mos kā mbĕtunẹ
mbrapa kuši prei hĭrit Perẹndisẹ: "mos kā l'ĭmẹ nal't ndońi
ṙańẹ e ĭδẹtẹ, e *u* trubẹlŏn", eδe prei kẹsāi ndụhenẹ šumẹ
16 *vetẹ:* mos *ằštẹ* kuši kurvār a i ndụtẹ, si Iosafi, k'i šiti
17 paral'ĭndiet' e veta pẹr ńĭ ǵelẹ: sepsĕ e dini se eδe mbasandai,
kur deš me trašiguem bekĭminẹ, uhŏθ poštẹ: sepsĕ nukẹ ǵet
vend pendimi, ndonẹse e l'ụpi me l'ott.
18 Sepsĕ nukẹ yẽni afruem ndẹ ńi mal' k'i zĭhetẹ me dorẹ, e
19 k'i dĭǵetẹ me ziăṙm, eδe mbẹ vranẹsinẹ e mb' eṙẹsinẹ e mbẹ
θẹlĭm, e mbẹ zã trumbete, e mbẹ zã fyal'eš, tẹ tsilin' ată k'i
20 e ndẹǵuen' ul'utnẹ tẹ mos u fl'ĭtei mã fyal'a atụne. (Sepsĕ
s'mund tẹ durŏišin' ŭrδẹninẹ, *k'i θošte,* "Eδe bagẹtī ndẹ i
prektẹ mal'it, dotẹ ṙĭfetẹ me gurẹ, a dotẹ šiǵetŏhetẹ me ẗēr".
21 Eδe kak'i i fṙĭkẹšim ište tẹ dŭkunitẹ, *sā* Moiseu *θa,* Yam
22 frikun' e trĕmunẹ:) por uafrŭetẹ ndẹ mal' tẹ Sionit, ndẹ k'ụtĕt
tẹ Perẹndisẹ ǵalẹ, Ierusalĕmẹnẹ kielŏrenẹ, eδe ndẹ *šumitsẹ*
23 *δē*tẹ miyẹ ĕnǵuyš, ndẹ panaǵụrẹ e ndẹ kišẹ paral'ĭndẹsiš k'i
yãnẹ škruem ĕmẹnatẹ ndẹ k'iyet, eδe te Perẹndia ǵụk'tari
i tẹ ǵĭθẹve, eδe te špĭrtẹnat' e tẹ drĕitẹvet k'i yãnẹ kuluem:
24 eδe mbẹ Iesunẹ l'ăimẹsin' e δiătẹsẹ rē, eδe ndẹ ǵak tẹ
stẹrpĭkẹmeye k'i fl'et mã mirẹ se i Abelit.

25 Šikoni mos hiḱni dorę prei atī ḱi fľet, sepsĕ kur nuḱę
šp̧ętuen' ată ḱi hoḱnę dorę prei atī ḱi foľi *tek ată* mbę ðēt,
šumę mā̃ tĕpęrę *s' kemi me šp̧ętuem* na, ndę hiekšim dorę prei
26 atī *ḱi fľet* prei ḱiyeš: tę tsilit zā̃ni tundi ðēnę atęherę: por
taštĭ uzotue, tue θā̃nę, "Eðe ńi herę kam me tŭndunę yo
27 vĕtęmę ðēnę, por eðe ḱiĕlinę". Eðe kęyŏ *fyaľę,* "Eðe ńī
herę", diftŏn tę ndęr̄ŭemenę vendit atų̄neve ḱi tŭndenę si tę
28 bā̃me *me dorę* ḱi tę mbesin' atŏ ḱi s' tŭndenę. Pęrandai tue
mar̄ę *ńī* mbęretęnī tę pa-tŭndęme, ľetę kemi hīr, ḱi me anę
t' asāi t' i ľŭtemi pęľḱų̄ešim Peręndisę me ndēr' e me friḱę.
29 Sepsĕ "Peręndia ųnę *ā̃štę* ziăr̄m ḱi škrīn".

## KAPTINA XIII.

1, 2 Ĺetę ḱindroyę dašunia e vęlăzęnisę. Mos har̄oni dašunīn'
e tę hŭeyęvet: sepsĕ prei kęsāi disa pa mar̄ę veš pritnę
3 ĕnǵuy ndę štępiat tę veta. Kuitoni ată ḱi yā̃nę ľíðunę, si tę
ľíðunę baškę me ată: ată ḱi hiĕkinę keḱ, sikŭr yē̃ni eðe yu
4 ndę korp. Martesa *ḱoftę* pęr nderę mbę tę ǵiθę. eðe štrati
i pa-ndų̄em: por kurvaręt' e ndų̄nęsitę kā me i ǵukuem
5 Peręndia. Męndųra yŭei *ľetę yetę* pa ľakęmĭm arǵandi: tue
u mbastuem atŏ ḱi kē̃ni taštĭ: sepsĕ ai kā θā̃nę, "S' kam
pęr me tę ľā̃nę, as s' kam pęr me hiĕkunę dorę prei teye".
6 Pęrandai na tę θomi me zĕmęrę, "Zoti *ā̃štę* ndifmętari em,
eðe s' kam me drăšunę, ḱiš do tę mę bā̃yę nieriu".
7 Kuitoni tę părętę tŭei, tę tsilęt' u foľnę yuve fyaľęn' e
Peręndisę: ĕtsęni mbas besęs' atų̄neve, tue vū̃m' orē tę mbră-
8 pęnęn' e yetęs' *atųne* ḱi škŏyinę. Iesu-Krišti *ā̃št'* ai vetę diĕ
9 eðe sot, eðe pęr ǵiθę yetęt. Mos bihi andēy e kęndēy prei
ḱiš do farę męsimeš tę hŭeya: sepsĕ *ā̃štę* mirę me ufortsuem
zĕmęra me hīr, yo me tę ngrā̃na, tę tsĭlatę nuk' u vęyeftnę
*ǵā̃* atų̄neve ḱi ĕtsęnę mb' atŏ.
10 Kemi ńī θerore, prei tę tsĭlęsę s' kā̃nę puštęt me ngrā̃n'
11 ată ḱi ľŭtenę ndę tendęt. Sepsĕ atųne bagętivet ḱi u bĭhetę
ǵaku mbrenda ndę šin-vendet prei krųe-priftit pęr faye,

12 kẹtu̯neve u dĭǵenẹ kŏrpẹnatẹ yăštẹ uštẹrisẹ. Pẹrandai eδe
Iesui pẹsōi yaštẹ dĕrẹsẹ, ḱi tẹ šeńtẹnoyẹ pŏpulinẹ me ǵakun'
13 e vet. Ĺetẹ dăĺimẹ prā tek ai yaštẹ uštẹrisẹ tue bărtunẹ
14 δunẹn' e atī. Sepsĕ *na* s' kemi kẹtŭ *ńi* ḱu̯tĕt ḱi mbet *pẹrherẹ*,
15 por kẹrkoim' atĕ ḱi kā me ărδunẹ. Me anẹ t' atī prā ĺetẹ
bĭyemẹ pẹrherẹ te Perẹndia kurbăn ĺavdimi, do me θãnẹ,
16 "pemẹ buzẹš" ḱi ṙẹfeyẹn' ĕmẹnin' e atī. Eδe mos haṙoni tẹ
bãni mirẹ, e tẹ bãni piesẹ prei tẹ mĭravet tŭeya: sepsĕ kẹsŏ
17 kurbaneš i pẹĺḱĕyẹnẹ Perẹndisẹ. U ndẹǵoni tẹ părẹvet tŭei,
eδe u uĺni vĕtẹhenẹ: sepsĕ ată ṙinẹ sḱūtẹ pẹr špĭrtẹnat tŭei,
porsi ată ḱi kãnẹ me δãnẹ fyaĺẹ: ḱi ta băyẹnẹ kẹtĕ me gẹzĭm,
eδe yo tue fšãmẹ: sepsĕ kẹyŏ s' vẹyĕn pẹr yu.
18 Faĺi pẹr nē: sepsĕ na ukā mbŭšunẹ mĕndia, se kemi
ndẹrǵĕǵẹye tẹ mirẹ, tue dăšunẹ tẹ bĭhemi mirẹ mbẹ ǵiθẹ
19 punẹt. Por mã tepẹr' u ĺutem yuve tẹ ĺãni kẹtĕ, ḱi tẹ
kẹθehem špeit te yu.
20 Eδe Perẹndia i paḱtimit, i tsili prũ pẹr-sẹ-rī prei sẹ
vdĕkuniš barīn' e maθ tẹ δenvet me anẹ tẹ ǵakut δiătẹsẹ
21 pa-sŏsẹme, Zŏtinẹ t'anẹ Iesu-Krĭštinẹ, u bãftẹ tẹ kulūtẹ mbẹ
ḱiš do punẹ tẹ mirẹ, ḱi tẹ bãni dašunimin' e atī, tue punuem
ndẹr yu atĕ ḱi ãšt' e pẹĺḱu̯ešime pẹrpara atī, me anẹ tẹ
Iesu-Krištit: mb' atĕ *ḱoftẹ* ĺafti ndẹ yetẹt tẹ yĕtẹvet. Amen.
22 Eδe u ĺutem yuve, o vẹlazẹn, duroni fyaĺẹn' e mẹsimit:
sepsĕ u škrova yuve me pak fyaĺẹ.
23 E dini se vẹlāi Timoθeu uĺišue *prei burgut*, baškẹ me atĕ,
ndẹ arθtẹ špeit, kam me u pamẹ yuve.
24 U faĺni me šẹndĕt ǵiθẹ tẹ părẹvet tŭei, eδe ǵiθẹ šĕńtẹnavet.
U făĺenẹ me šẹndĕt yuve ǵiθ' ată *ḱi yãnẹ* kah Itaĺia.
25 Hīri *ḱoftẹ* me yu tẹ ǵiθẹ. Amen.

*(Lĕtẹra) mbẹ Hebreyt uškrue kah Itaĺia, (eδe udẹrgue) me anẹ tẹ Timoθeut.*

# ĹĔTẸRA E PẸRǴĪΘẸŠIME E APŎSTULIT IAKŎB.

## KAPTINA I.

1 Iakobi, šẹrbẹtori i Perẹndisẹ eðe i Zotit Iesu-Krišt, mbẹ
tẹ dṳ-mbẹ-ðētẹ farat ḱi yãnẹ špẹrdamẹ, fāľemi *me šẹndĕt.*
2 Kuytŏnia pẹr ḱiš-do gẹzĭm, o vẹlazẹn, kur tẹ bini mbẹ
3 ḱiš-do farẹ ngăsẹyeš: tue dĭtunẹ se provimi i bĕsẹsẹ tŭei
4 punŏn durĭm: eðe durimi ľetẹ ketẹ punẹ tẹ kulūtẹ, ḱi tẹ
yẽni tẹ kulūtẹ eðe tẹ tãnẹ, pa ḱĕnunẹ tẹ măngutẹ as mbẹ
ndońī ǵã.
5 Eðe ndẹ i mengoftẹ ditunī ndońianit prei yuš, ľetẹ ľṳpi
prei Perẹndisẹ ḱi u ep tẹ ǵīθẹve pa kursĭm, e nukẹ ḱartŏn;
6 eðe kā me i uðãnẹ. Por ľetẹ ľṳpi me besẹ, pa ḱĕnunẹ me
dṳ̄ mĕndie: sepsĕ ai ḱi ăštẹ me dṳ̄ mĕndie i pẹrǵān văľẹsẹ
7 dētit ḱi tŭndetẹ prei erẹs' eðe pẹrpĭḱetẹ. Sepsĕ ai nieri ľetẹ
8 mos kuitoyẹ se kā me mařẹ ǵã prei Zotit. Nieriu me dṳ̄
mĕndie ăšt' i pa-ḱindrŭešim mbẹ ǵiθ' uðẹt e veta.
9 Ĺetẹ mbŭřetẹ prā vẹlāi i pẹrŭnǵẹtẹ ndẹ tẹ naľtẹt tẹ vet:
10 e i păsuni ndẹ tẹ pẹrunǵẹt tẹ vet: sepsĕ kā me škuem
11 porsi ľūľeya e bārit. Sepsĕ ľēu dieli baškẹ me văpẹnẹ, eðe
θāu bărinẹ, eðe ľūľeya e atī rā, eðe bukuria e faḱes' atī
hupi: kẹštŭ eðe i păsuni kā me uvṳ̆škunẹ nd' uðẹt tẹ veta.
12 Ĺum ai nieri ḱi durŏn ngăsẹye: se si tẹ provŏhetẹ kā me
mařẹ kunorẹn' e yĕtẹsẹ, ḱi ua kā zotuem Zoti atṳ̆neve ḱi
duen' atĕ.
13 Kur tẹ ngĭtetẹ kuši, ľetẹ mos θotẹ, Se ngĭtetẹ prei
Perẹndiet; sepsĕ Perẹndia s' ngĭtetẹ prei sẹ kẹḱiaš, eðe ai
14 s' nget kend. Por ǵiθẹ-se-tsili ngĭtetẹ tue utẹrhiekun' e tue
15 ugẹńṳem prei dẹšẹrimit: mbasandai dẹšẹrimi mbarset' e piel
făyinẹ, eðe fayi si tẹ băhetẹ, piel vdĕḱẹnẹ.
16, 17 Mos gẹńehi, o vẹlăzẹnit' e mī tẹ dăšunẹ. Ḱiš-do e ðãn'
e mirẹ, eðe ḱiš-do ðunẹtī e kulūtẹ ăštẹ prei sẹ naľti, eðe
sdrip prei Ātit drĭtavet, ḱi mb'atĕ s' kā tẹ ndẹřŭeme, a tẹ
18 kẹθṳ̆eme hĭeye. Prei dašunimit vet na puel me fyaľẹn' e sẹ

vertëtesę, ḱi tę yemi ńī pēm' e parę e krietụ̈ravet atī.
19 Perandai, o vęlăzęnit' e mī tę dăšunę, ḱiš-do nieri ľetę
yēt' i špëitę mbę tę ndęǵüemit, i vonę mbę tę fŏľunit, i
20 vonę mbę zemęrĭm: sepsĕ zemęrimi i nieriut s' punŏn
21 dreitęnīn' e Peręndisę. Pęrandai si tę heθni tēy ḱiš-do paľavī
e tę teprüemit' e sę kĕḱesę, pritni me butęsinę fyăľęnę ḱi
kā bīmę ndęr yu, ḱi ayŏ mündetę me špętuem špĭrtęnatę
22 tüei. Eδe băhi asĭš ḱi e băyęnę fyăľęnę, e yo vetęm' asĭš ḱi
23 e ndęǵŏyęnę, tue gęńụem vëtęhenę tüei. Sepsĕ ndę ndęǵoftę
kuši fyăľęnę, e tę mos e bāyę, kụ̈i i pęrǵān ńi nieriu ḱi
24 šikŏn faḱen' e vetiut ndę pasḱụręt: sepsĕ e šikōi vëtęhenę,
25 eδe iku, eδe pęrńiherę e haŕōi se si ište. Por ai ḱi uľet' e
šikŏn ndę tę kulŭtęnę ľiǵęn' e sę ľīręsę, eδe ḱindrŏn *mb' atĕ*,
kụ̈i si tę băhetę yo asĭ ḱi ndęǵŏn e haŕŏn, por asĭ ḱi băn
pünęnę, kụ̈i kā me ḱenun' i ľümunę ndę punęt tę vet.
26 Ndę dükętę kuš ndęr yu se ăšt' i fēšim, eδe s' i vē frē
ǵühęsę vet, por gęńēn zĕmęręn' e vet, feya e kętī *ăšt'* e kotę.
27 Feya e kęθielęt' eδe e pa-pugāme pęr-anę Peręndisę eδe Ātit
ăštę kęyŏ, Me vūm' orē tę vorfęn e *grā* tę veya ndę štręngĭmt
t' atụne, me rüeitunę vëtęhenę tę pa-šgrụem prei botet.

## KAPTINA II.

1 Vęlăzęnit' e mī, mos kini besęn' e tę ľavdüešimit Zotit
2 t'ụnę Iesu-Krištit me tę mbăitęme anę. Sepsĕ ndę hụ̈ftę ndę
pęrmbęľĕδęyet tüei *ndońi* nieri ḱi kā unazę t' ārtę me pĕtęka
tę škęľḱụ̈eme, e tę hụ̈yę eδe ńi i vobĕk me pĕtęka tę
3 šgrụ̈eme, eδe dotę vēni orē atĕ ḱi veš pĕtękun' e škęľḱụ̈tę,
eδe tę θoni, Ti ŕi kętŭ mirę, eδe tę vobeǵut t' i θoni, Ti ŕi
4 atiĕ, a Ŕi kętŭ pęrpŏš vendit kămbęvet mia: a s' yēni yu
prā asĭš ḱi mbani anę, eδe ubātę ǵụḱętarę mendimeš tę kęḱia?
5 Ndęǵoni, o vęlăzęnit' e mī tę dăšunę, Nukę sǵoδi Peręndia
tę vobeǵit' e kęsāi bote tę păsunę ndę besęt, eδe trašigimtarę
6 *t' asāi* mbęretęnisę ḱi uzotue atụne ḱi duen' atĕ? Por yu
špęrnderüetę tę vobĕgunę. Nuk' u štręgŏyęnę yuve tę păsunitę,

7 eðe ată u tẹrhiĕkinẹ yuve ndẹpẹr ǵukatat? Nukẹ nemin' atā
8 ĕmẹnin' e mirẹ ḱi yēni ḱyŭeitunẹ me atĕ? Ndẹ rŭeitši ľiǵẹn'
e mbẹretit, mbas škrŏńẹsẹ, "Tẹ dueš t' ăfẹrminẹ tat porsi
9 vĕtẹhenẹ tate", mirẹ ƀāni: por ndẹ mbani anẹ, ƀāni făy, e
ḱartohi prei ľiǵẹsẹ si asīš ḱi kapẹrtseni porosinẹ.
10 Sepsĕ ai ḱi tẹ rŭeyẹ ǵiθẹ ľiǵẹnẹ, eðe tẹ fẹyeyẹ mbẹ ńī
11 *punẹ*, ăštẹ bāmẹ faytuer i tẹ ǵīθave. Sepsĕ ai ḱi θa, "Mos
kurvẹnoyš", θa eðe, "Mos vrasiš". Por ndẹ mos kurvẹnŏfš,
por tẹ vrasiš, kē kapẹrtsụem ľiǵẹnẹ.
12 Kẹštŭ fľitni eðe kẹštŭ ƀāni, sikŭr kēni me uǵukuem prei
13 ľiǵẹsẹ sẹ ľirẹsẹ: sepsĕ ǵūḱi *ƀā me ḱenun'* i pa-pẹrdẹlụešim
mb' atĕ ḱi s' bāni pẹrdẹlīm: eðe pẹrdẹlimi mbŭřetẹ kundrẹ
ǵūḱit.
14 Ḱiš dobī ăšt', o vẹlăzẹnit' e mī, ndẹ θaštẹ kuši se kā besẹ,
e tẹ mos ketẹ vĕpẹra? mos mŭndetẹ besa me špẹtuem atĕ?
15, 16 Ndẹ ḱoftẹ se vẹlāi a mŏtẹra yānẹ ľakurīḱ, eðe u mengŏn
ušḱimi i pẹrdītẹšim, eðe t' u θōt' atụne ndońi prei yuš, Škoni
ndẹ paḱtīm, ngrofi e ngīhi, e tẹ mos u epni atŏ ḱi kānẹ
17 nevoyẹ pẹr kŏrpinẹ, ḱiš dobī ăštẹ? Kẹštŭ eðe besa, ndẹ mos
18 pastẹ vĕpẹra, ăšt' e vdĕkẹtẹ prei vetiut. Por dotẹ θotẹ kuši,
Ti kē besẹ, e unẹ kam vĕpẹra: difto-mẹ ƀĕsẹnẹ tate prei
vĕpẹravet tua, eðe unẹ kam me tẹ diftuem bĕsẹnẹ t'eme prei
19 vĕpẹravet mia. Ti besŏn se Perẹndia ăštẹ ńi: mirẹ bān: eðe
20 diăytẹ besoyẹn' eðe drīðenẹ. Por a don me e mařẹ vešt, o
21 nieri i kotẹ, se besa pa vĕpẹratẹ ăšt' e vdĕkẹtẹ? Abrahami
āti ụnẹ a s' dueľ i drĕitẹ prei vĕpẹraš, kur prū Isaăkunẹ tẹ
22 bīrin' e vet mbi θerŏrenẹ? Šef se besa vepẹronte baškẹ me
23 vĕpẹrat' e atī, eðe besa ubā e kulūtẹ prei vĕpẹravet? Eðe
umbŭš škrońa ḱi θotẹ, "Eðe Abrahami i besōi Perẹndisẹ,
eðe i unǵef pẹr dreitẹnī": eðe uḱyŭeit "miku i Perẹndisẹ".
24 Šifni prā se nieriu deľ i drĕitẹ prei vĕpẹraš, eðe yo prei
25 bese vĕtẹmẹ? Por kẹštŭ eðe Raaba kurva a nukẹ dueľ e
drĕitẹ prei vĕpẹraš, kur priti tẹ ľăimitẹ, eðe i ndsuer prei ńī
26 tietẹr' uðe? Sepsĕ sikurse korpi pa frūmẹ ăšt' i vdĕkẹtẹ,
kẹštŭ eðe besa pa vĕpẹrat' ăšt' e vdĕkẹtẹ.

## KAPTINA III.

1 Mos bẵhi šumę mieštra, o vęlăzęnit' e mī, tue dĭtunę se
kemi me mařę ǵukĭm mā̃ tę maθ: sepsĕ tę ǵiθę fęyčimę
2 mbę šumę *punę*. Ndę mos fęyeftę kuši me fyaľę, kṳ̆i *ā̃štę*
nieri i kulūtę, i fuǩišim me i vū̃mę frē̃ eδe ǵiθę korpit. —
3 Ḱe tek u vē̃mę frē̃natę n' goyę tę kuaľvet, ḱi tę bĭndenę
4 mbę nē, eδe tęrhiĕkimę ǵiθę korpin' e atṳne. — Ḱe eδe
bărkatę ḱi yā̃nę kaḱi tę męδā, eδe štṳ̆henę prei ĕręnaš forta,
eδe tęrhĭḱenę prei *ńi* temoni tę vŏgęľę, atiĕ ku tę detę
5 guvernori. Kęštū̆ eδe ǵuha ā̃štę *ńī* tsōp' e vŏgęľę, por mbăhetę
mbę tę maθ šumę. — Ḱe pak ziăřm te diĕk kaḱi ľandę tę
6 maδe. Eδe ǵuha *ā̃štę* ziăřm, bota e tę štrē̃mbętęsę. Kęštū̆
ǵuha ndęr tsopat tę mišit t'ṳnę *ā̃št'* ayŏ ḱi šgrṳen ǵiθę
kŏrpinę, eδe i ep ziăřm tšikrikut yĕtęsę, eδe meř ziăřm prei
7 dšehenemit. — Sepsĕ ḱiš-do fār' egęrsinaš, e špendęš, e štęrpińš,
e ǵā̃š ǵala ndę dēt, sbŭtetę, eδe ā̃štę sbŭtunę prei natṳ̆ręsę
8 nieriut: por ǵuhęn' as ndońī nieri s' mŭndetę me e sbŭtunę:
*ā̃štę ńī ǵā̃* e keḱe ḱi s' puštŏhetę, pľot me vęnēr ḱi biye
9 vdekę. Me atē̆ bekŏimę Peręndinę eδe Ătęnę, eδe me atē̆
malękŏimę niĕręzitę ḱi yā̃nę bā̃mę mbas šęmbęlimit Peręndisę.
10 Prei ńī goye vĕtęmę deľ bekĭm eδe malękĭm. Nukę duhet',
11 o vęlazęnit' e mī, me ubā̃mę kętŏ kęštū̆. Mos krōi vriyŏn
12 uyę t' ā̃mbęľ' eδe t' ĭδętę prei ńī bire vĕtęmę? Mos mundet',
o vęlăzęnit' e mī, druya e fikut me bā̃m' ulĭy, a harδia *me
bā̃mę* fiḱ? Kęštū̆ as ndońi krue *s' mŭndetę* me bā̃mę uyę tę
šęlĭšim eδe t' ā̃mbęľę.
13 Kuš *ā̃št'* i mentšim eδe i ditšim ndęr yu? Ľetę diftoyę
vĕpęrat' e veta me butęsinę ditunie prei yĕtęsę mirę ḱi škon.
14 Por ndę patši zmir tę iδęt' eδe ḱartę ndę zĕmęręt tŭei, mos
15 mbuři eδe mos řē̆ni kundrę tę vęrtĕtęsę. Ayŏ dituni nukę
sdrip sę naľti, por *ā̃štę* prei δēu, prei frṳ̄me, prei diāli:
16 sepsĕ ku *ā̃štę* zmir e ḱartę, atiĕ *ā̃štę* tę pęrziem e ḱiš-do
17 pūn' e keḱe. Por ditunia ḱi ā̃štę prei sę naľti, pęrpara ā̃št'

e kęθiělętę, mbasandai paḱtimtore, e butę, e bĭndęšime, pľot
me pęrdęlĭm e me pemę tę mira, e pa-mbăitęme anę, eδe
18 pa hipokrisī. Eδe pema e dreitęnisę mbĭletę ndę paḱtĭm prei
atṳ̆neve ḱi băyęnę paḱtĭm.

## KAPTINA IV.

1 Kah *yā̆nę* ľŭftęnat' e ḱărtatę ndęr yu? Yo kęndṳy, prei
2 dęšęrimeš ḱi băyęnę ľuftę ndę tsopat tę mišit tŭei? Dęšęroni,
e s' kē̆ni: vritni, e kē̆ni zmir, eδe s' mŭndeni me fituem:
3 ḱartoni e ľuftoni, por s' kē̆ni, sepsĕ nukę ľṳpni. Ľṳpni, e
nukę meŕni, sepsĕ ľṳpni keḱ, ḱi tę prišni ndę dęšęrimet tŭeya.
4 Kurvarę e kurva, a nuk' e dini se miḱęsia e botęs' ā̆št
anęmikęsia e Peręndisę? ai ḱi tę detę prā me ḱĕnunę miku
5 i bŏtęsę, bā̆het' anęmiku i Peręndisę. Apor kuitoni se škrońa
θotę kot, Ayŏ frṳ̄ma ḱi ndeńi ndęr yu dęšęrŏn pęr zmir?
6 Por *Peręndia* ep *ńi* mā̆ tę maθ hīr, pęrandai θotę, "Peręndia
7 ŕī kundrę maδęštŏręvet, e u ep hīr tę pęrŭnǵęvet". Uľni
krṳ̆etę prā mbę Peręndinę: i ŕini kundrę diālit, eδe kā me
ĭkunę prei yuš. I afrohi Peręndinę, eδe dot' u afrŏhetę yuve.
8 Pastroni duert', o faytorę, eδe ḱironi zĕmęrat', o nieręs me
9 dṳ̄ mĕndie. Hiḱni keḱ e bā̆ni vayę e ḱyani: gazi yŭei ľetę
10 kęθĕhetę mbę vayę, eδe gęzimi mb' iδęnĭm. Pęrunǵi pęrpara
Peręndisę, eδe kā me u ngrĭtunę yuve.
11 Mos fľitni keḱ ńiani pęr tiĕtęrin', o vęlazęn, ai ḱi fľet
keḱ pęr vęlanę, eδe ǵukŏn tę vęlanę, fľet keḱ pęr ľĭǵęnę,
eδe ǵukŏn ľĭǵęnę: eδe ndę ǵukŏfš ľĭǵęnę, nukę yē rŭeitęs i
12 ľĭǵęsę, por ǵukatęs. Nd' ā̆štę ľiǵę-δănęsi ai ḱi mŭndetę me
špętuem eδe me hŭpunę, kuš yē ti ḱi ǵukŏn tiĕtęrinę?
13 Eni tahĭ yu ḱi θō̆ni, Sot a nĕsęrę kemi me vŏtunę ndę
kętĕ ḱutĕt, e kemi me bā̆m' atiĕ ńi vit, eδe kemi me
treǵetuem, e kemi me fituem: yu ḱi nuk' e dini se ḱiš dotę
14 yetę nĕsęrę: sepsĕ ḱiš ā̆štę yeta yŭei? ā̆štę *ńi* ăvulę ḱi dŭketę
15 pęr pak *kohę*, e mbasandai hŭpetę: ndę vend pęr me θā̆nę,
Ndę daštę Peręndia, eδe ndę ŕofšim, kemi me bā̆mę kętĕ a

16 atě. Por tahĭ mbŭřeni mbę maðęštiat tŭeya: ǵiθę tę tilę tę
mbŭřunę ă̄šť i keḱ.
17 Kuš di prā me bā̆mę mirę, e nukę bă̄n, ai bă̄n fă̄y.

## KAPTINA V.

1 Eni tahĭ, yu tę păsunitę, ḱyani e ngrini ză̄ninę naľt tue
2 bęrtĭtunę fort pęr tę hiěkunat keḱ ḱi vĭ̄nę mbi yu. Păsęya
3 yŭei ukăľp, eðe pětękatę tŭeya ua brĕ̄yti tĕ̄ya. Āri yŭei e
arǵandi undrų̈šk, eðe ndrų̈šku i atų̈ne kā me ḱěnunę pęr
dešmī kundrę yuš, eðe kā me ngră̄nę mĭšnatę tŭei si ziăřm:
4 mbęľoθtę θesorę pęr ditt e mbrăpęna. Ḱe te bęrtět paga ḱi
ua mbăitęt punętŏręvet ḱi kořnę ăratę tŭeya: eðe tę bęrtĭtunat'
5 e kŏřęsavet i ră̄nę ndę vešę tę Zotit Sabaŏθ. Ukęnaḱtę e
6 bā̆tę palę mbi ðĕ̄t: ušḱų̈etę zěmęratę tŭeya, si pęr ditęn' e
sę θěręmesę: dęnŭetę, *eðe* vratę tę drěitinę: e *ai* nuk' u ndeńi
kundrę yuve.
7 Kini zěmęrę tę ǵā̆nę prā, o vęlazęn, deri mbę t' ărðęmen'
e Zotit. Ḱe buľku te pret pemęn' e ðĕ̄ut tę tšimŭešimenę,
e kā zěmęrę tę ǵā̆nę pęr atě, deri sā tę maří šĭ̄n' e hěręšim
8 eðe tę vŏńęšiminę. Kini zěmęrę tę ǵā̆n' eðe yu, fortsoni
zěmęratę tŭeya: sepsě e ărðęmeya e Zotit uafrue.
9 Mos šamtĭ̄ni kundrę ńiani tiětęrit, o vęlazęn, ḱi tę mos
10 ǵukohi pęr tę keḱ. Ḱe ǵukătęsi te řī pęrpara dų̈ervet. Meřni
šęmbęlętų̈rę, o vęlăzęnit' e mī, tę hiěkęmenę keḱ, eðe zěmęręn'
11 e ǵā̆nę tę profětęvet ḱi foľnę mb' ěmęnit tę Zotit. Ḱe te
ľumęnoim' ată ḱi durŏyęnę: e ndęgŭetę durimin' e Iobit, eðe
e patę tę mbrăpęnęn' e Zotit, se Zoti ă̄štę šŭ̄m' i pęrdęlų̈ešim
eðe i ðimtšim.
12 Eðe mā̆ pęrpara tę ǵĭθęvet, o vęlăzęnit' e mī, mos bă̄ni
bē as pęr ḱiel, as pęr ðē, as ndońī tiětęrę bē: por ľetę yetę
*fyaľa* yŭei, po, po, eðe yo, yo: ḱi tę mos bini ndę ǵukĭm.
13 Hiěk keḱ kuši ndęr yu? ľetę făľetę: kā zěmęrę tę gęzŭ-
14 ešimę kuši? ľetę psali. Ā̆šť i sęmŭ̄nę kuši ndęr yu? ľetę
θęřesi pľeḱť e kĭšęsę, eðe ľetę făľenę mbi atě, e ľeta ľų̈eyęnę

15 me vŏy mb' ĕmẹnit tẹ Zotit. Eδe urata me bese kā me
16 špẹtuem atĕ k̓i l̓ingŏn, eδe Zoti kā me e tšuem: eδe ndẹ
pastẹ bām̃ẹ faye, kā me ia făl̓unẹ. Ṙẹfeni făyetẹ ńiani tiĕtẹrit,
eδe fal̓i ńiani pẹr tiĕtẹrinẹ, k̓i tẹ šẹndoši. Tẹ l̓ŭtunit' e
17 tẹ drĕitit kā šumẹ fuk̓ī, kur băhetẹ. Elia ište *ńi* nieri k̓i
pẹsonte persi na, eδe ufăl̓ me zĕmẹrẹ tẹ ndsētẹ pẹr mos me
18 rãnẹ šī, eδe nukẹ rā šī mbẹ δēt tre viĕt e ǵaštẹ mŭey: eδe
pẹr-sẹ-rī ufăl̓, eδe k̓ieli δa šī, eδe δēu bīni pemẹn' e vet.
19 O vẹłazẹn, ndẹ dal̓tẹ kuši ndẹr yu yašt' ŭδẹsẹ tẹ vẹrtĕtẹsẹ,
20 eδe ta kẹθeyẹ kuši, l̓eta diyẹ se ai k̓i kẹθĕn fayrŏrinẹ prei
ŭδẹsẹ gẹńeštăresẹ, kā me špẹtuem *ńi* špīrt prei vdeket, eδe
kā me mbul̓uem šumitsẹ fayeš.

---

# E PẸRǴĬΘẸŠIMEYA ĹETẸR' E PARẸ
# E APŎSTULIT PIETẸR.

## KAPTINA I. II.

1 Pietri apostul' i Iesu-Krištit mb' ată k̓i ŕinẹ ndẹ δē tẹ
hŭey špẹrdamẹ ndẹpẹr Pont, *e* ndẹpẹr Galatī, *e* ndẹpẹr
2 Kappadokī, *e* ndẹpẹr Asī e ndẹpẹr Biθynī, tẹ sǵĕδunitẹ mbas
tẹ paranǵŏfẹmesẹ Perẹndisẹ Ātit, me anẹ tẹ šeńtẹnimit Špirtit,
pẹr ndẹǵīm e pẹr tẹ stẹrpīkunẹ tẹ ǵakut Iesu-Krištit: hīr
eδe pak̓tīm ušumoftẹ mbẹ yu.
3 *Ḱoftẹ* bekuem Perẹndia eδe Āti i Zotit t'ụnẹ Iesu-Krištit,
k̓i mbas pẹrdẹlimit vet tẹ šumit na puel pẹr sẹ duti ndẹ *ńī*
špẹresẹ tẹ ǵalẹ me anẹ tẹ ngălẹmesẹ prei sẹ vdĕkuniš tẹ
4 Iesu-Krištit, pẹr *ńi* trašigīm tẹ pa-vdieŕẹ e tẹ pa-pugãmẹ e
5 tẹ pa-vỵškunẹ, k̓i ãštẹ rŭeitunẹ ndẹ k̓iyet pẹr nē: k̓i me
fuk̓īn' e Perẹndisẹ rŭhemi me anẹ tẹ bĕsẹsẹ, pẹr špẹtīm tẹ
6 gatišim tẹ sbul̓ŏhetẹ ndẹ kohẹ tẹ mbrăpẹnẹ. Pẹr atĕ gẹzohi,
ndonẹse tahĭ păkẹzẹ (nd' udaštẹ,) iδẹnohi mbẹ k̓iš-do farẹ tẹ
ngameš, k̓i tẹ ǵĭndetẹ provimi i bĕsẹsẹ tŭei mã̄ i tšimŭešim

7 se āri ḱi prišetẹ, ndonẹsẹ provŏhetẹ prei ziaȓmit pẹr ľavdĭm
8 e pẹr ndēr e pẹr ľaft, kur tẹ sbuľŏhetẹ Iesu-Krišti: tẹ
tsĭlinẹ ndonẹse s' e kōni pamẹ, e doni: eðe ndonẹse nuk' e
šifni tahĭ, por tue i besuem, gẹzohi me gẹzim tẹ ľavdŭešim
9 ḱi fľĭtẹte me goyẹ, tue maȓẹ tẹ mbrăpẹnẹn' e bĕsẹsẹ tŭei,
10 špẹtimin' e špĭrtẹnavet: ḱi pẹr atĕ špẹtĭm kẹrkuen' eðe
vẹštrŭenẹ profĕtẹtẹ, ḱi profetizŭenẹ pẹr atĕ hĭrinẹ *ḱi dot'*
11 *ĭpei* mbẹ yu: tue kẹrkuem mbẹ tsilin' a *mbẹ* ḱiš farẹ kohet
špẹrfaḱte Špirtin' e Krištit ḱi *ište* mb' ată, kur bãnte dešmĭ
tšẹ pẹrpara pẹr pẹsimet e Krištit, eðe pẹr ľaftet e mbas-
12 andăišime: ḱi mb' ată usbuľue yo pẹr vĕtẹhen' e atụne, por
pẹr nē i punŏišin' atŏ *punẹ*, ḱi udiftŭenẹ tahĭ mbẹ yu me
anẹ t' atụ̈neve ḱi unǵilẹzuen' unǵĭlinẹ mbẹ yu me Špĭrtinẹ
Šeńt ḱi udẹrgue prei ḱielit, pẹr tẹ tsilat' ĕnǵuytẹ dẹšẹrŏyẹnẹ
tẹ kuȓŭsenẹ *me pamẹ*.
13 Pẹrandai si tẹ nǵišni miedizat' e mendimit tŭei, ȓini ĕsulẹ,
špẹreni θiĕšt mbẹ hĭrinẹ ḱi viĕn mbẹ yu, kur tẹ sbuľŏhetẹ
14 Iesu-Krišti: si dieľm tẹ ndẹǵŭešim, mos škoni mbas
15 dẹšẹrĭmevet para *ḱi băišitẹ* pa dĭtunẹ: por sikurse ăštẹ šeńt
ai ḱi u θiȓi yuve, kẹštŭ eðe yu băhi šĕńtẹna ndẹ ǵiθẹ
16 yĕtẹnẹ ḱi škoni: sepsĕ ăštẹ škruem, ‘ Băhi šĕntẹna, sepsĕ
unẹ yam seńt".
17 Eðe ndẹ ḱyŭeitši Ātẹ atĕ ḱi ǵukŏn pa mbăitun' anẹ mbas
vĕpẹrẹsẹ ǵiθẹ-se-tsilit, škoni kŏhẹnẹ me frikẹ ndẹ kẹtĕ ðē
18 tẹ hŭey ḱi ȓini: tue dĭtunẹ se nuk' ušpẹrbľụetẹ me ǵã ḱi
vdĭretẹ, *si* me arǵăud a me ār, prei asăi tẹ kŏtẹsẹ yĕtẹsẹ tŭei ḱi
19 u kãnẹ ľăn' ătẹnitẹ, por me ǵakun' e pa-tšimŭešim tẹ Krištit,
20 porsi ḱenǵit pa paľavĭ e pa tẹ šgrụem: i tsili ḱe urðẹnuem
para se tẹ ngrifei bota, e ušpẹrfăḱ ndẹ kŏhẹnat tẹ mbrăpẹna
21 pẹr yu, ḱi i besoni me anẹ t' atĭ Perẹndisẹ ḱi e nǵali prei
sẹ vdĕkuniš, eðe i ða ľaft, andai besa yŭei eðe špẹresa tẹ
yetẹ mbẹ Perẹndinẹ.
22 Si tẹ ḱironi prā špĭrtẹnatẹ tŭei me ndẹǵimin' e sẹ vẹrtĕtẹsẹ
me anẹ tẹ Špirtit, pẹr dašunimin' e vẹlazẹnisẹ pa hipokrisĭ,

23 doni fort ńiani tiĕtẹrinẹ me zĕmẹrẹ tẹ kẹθiĕlẹtẹ: sepsĕ kẽni
l'emẹ pẹr sẹ dụti yo prei fărẹsẹ ḱi vdĭretẹ, por prei sẹ pa-
vdiĕr̄ẹsẹ, me anẹ tẹ fyăl'ẹsẹ Perẹndisẹ ḱi r̄on e mbet pẹr ǵiθẹ
24 yĕtẹnẹ. Sepsĕ "ḱiš-do miš *ăšt ẹ* porsi băr, eδe ḱiš-do l'aft
25 nieriu porsi l'ul'e bāri: uθā ŧāri, eδe l'ŭl'eya e atī rā: por
fyal'a e Zotit mbet pẹr ǵiθẹ yĕtẹnẹ". Eδe kẹyŏ *ăšt' ayŏ*
fyal'a ḱi uunǵilẹzue mbẹ yu.

1 KAP. II.—Si tẹ heθni tēy prā ḱiš-do tẹ keḱe, e ḱiš-do
2 gẹńĭm, e hipokrisī, e zmire, e ǵiθẹ tẹ fŏl'ẹme keḱ, porsi
fošńe l'emẹ rĭštazẹ, l'et' u kēt' anda ḱyŭmẹštin' e kẹθiĕlẹtẹ
3 tẹ fyăl'ẹsẹ, ḱi tẹ r̄ĭteni prei atī: sepsĕ e kẽni nǵẹnuem "se
Zoti *ăšt'* i mirẹ".

4 Mb' atĕ t' afrohi, *ḱi ăšt ẹ* gūr i ǵalẹ, i hĕδunẹ tēy prei
5 niĕrẹziš, por i sǵeδun' *e* i ndĕrẹšim prei Perẹndisẹ: eδe yu,
porsi gurẹ tẹ ǵalẹ, ndẹrtohi štẹpī špirtẹnie, priftẹnī e
šeńtẹnŭešime, ḱi tẹ bini kurbane špirtẹnie, tẹ pẹl'ḱụešime te
6 Perẹndia me anẹ tẹ Iesu-Krištit. Pẹrandai ăšt' eδe mbrenda
ndẹ škrońẹt, "Ḱe te vẽ ndẹ Siŏn *ńi* gūr krụe-sḱepi, tẹ
sǵĕδunẹ, tẹ ndĕrẹšim: eδe ai ḱi i besŏn atī, s' kā pẹr me
7 uturpẹnuem". Pẹr yu prā ḱi besoni *ăšt ẹ* ndēr: por pẹr ată
ḱi s' bĭndenẹ, "atĕ gŭrinẹ ḱi hoθnẹ tēy ată ḱi ndẹrtŏyẹnẹ,
kụi ubā pẹr krụe kanti, eδe gūr šḱite, eδe škamp gūri tẹ
8 škandalit": tẹ tsĭl'ẹtẹ šḱĕsinẹ mbẹ fyal'ẹt, sepsĕ nukẹ bĭndenẹ:
9 ḱi pẹr atĕ ĭšinẹ vũmẹ. Por yu *yẽni* "ǵind i sǵĕδunẹ, priftẹnī
mbẹretẹnie, komp šeńt", popul ḱi atĕ e fitŏi *Perẹndia,* ḱi tẹ
diftoyẹ tẹ mirat' e veta, i tsili u θir̄i yuve prei er̄ẹsinet mbẹ
10 dritẹn' e vet tẹ mẹrekulŭešimenẹ: yu ḱi ńiherẹ *nuḱ' išitẹ*
popul, por taštī *yẽni* popul' i Perẹndisẹ: yu ḱi *ńiherẹ* nukẹ
ḱetẹ pẹrdẹlụem, por tahĭ yẽni pẹrdẹlụem.

11 O tẹ dăšunẹ, *u* l'utem si tẹ hŭey e tẹ šḱŭl'unẹ δēut tŭei
*ḱi yẽni,* tẹ hiḱni dorẹ prei dẹšẹrĭmevet mišit, ḱi băyẹnẹ l'uftẹ
12 kundrẹ špirtit: tẹ škoni yetẹ tẹ mirẹ ndẹr komb̄et, ḱi u
tẹrhiĕkinẹ n' goyẹ si pẹr *nierẹs* keḱ-bămẹs, kur ta šŏfinẹ prei
tẹ mĭravet vĕpẹravet *tŭeya,* tẹ l'avdŏyẹnẹ Perẹndinẹ ndẹ ditẹt
tẹ vũmes' orē.

13 I uľni krụetẹ prā ḱiš-do ŭrδẹni tẹ nieriut pẹr Zōtinẹ:
14 kaḱi mbẹretit, si mā tẹ naľtit, aḱi guvernōrẹvet, si tẹ dẹrguem
*ḱi yānẹ* prei anẹs' atī pẹr me mařẹ špagĭm prei atụneve ḱi
15 bāyẹnẹ keḱ, e pẹr me ľavduem ată ḱi bāyẹnẹ mirẹ: sepsĕ
kẹštū āštẹ dašunimi i Perẹndisẹ, t' u mbẹtšiľni gōyẹnẹ niĕrẹzẹvet
16 mařẹ *pẹr* tẹ pa-dītẹmenẹ: si tẹ ľirẹ, e yo si tue păsunẹ tẹ
ľirẹnẹ *pẹr* mbuľesẹn' e sẹ kĕḱesẹ, por si šẹrbẹtorẹt' e Perẹndisẹ.
17 Nderoni tẹ ǵiθẹ: doni vẹlazẹninẹ: kini frikẹ Perẹndinẹ:
nderoni mbẹrĕtinẹ.
18 Yu šẹrbẹtorẹt' u uľni krụetẹ zōtẹnivet *tŭei* me ḱiš-do frikẹ,
yo vĕtẹmẹ tẹ mīrẹvet e tẹ lŭtẹvet, por eδe tẹ štrĕmbẹtẹvet:
19 sepsĕ kẹyō *āštẹ* hīr, ḱi tẹ šẹfreyẹ kuši iδẹnime pẹr ndẹrǵĕ-
20 ǵẹyenẹ mbẹ Perẹndinẹ, tue pẹsuem pa uδẹ. Sepsĕ ḱiš farẹ
ľafti *āštẹ*, ndẹ durofši kur tẹ řifeni pẹr fayet: por ndẹ
durofši tue bāmẹ mirẹ, e tue hiĕkunẹ keḱ, kẹyō *āštẹ* hīr
21 pẹr-anẹ Perẹndisẹ. Sepsĕ pẹr kẹtĕ uθiřtẹ, sepsĕ eδe Krišti
pẹsōi pẹr nē, t' u ľāyẹ yuve šẹmbẹlẹtụrẹ, ḱi tẹ ĕtsẹni mbas
22 ǵurmaš atī: i tsili "nukẹ bāni făy, as nuk' uǵĕt gẹńĭm ndẹ
23 goyẹt t' atī". I tsili tue upẹrḱĕšunẹ nukẹ pẹrḱeši, tue pẹsuem
nukẹ štiu frīkẹnẹ, por epte vetẹvĕtẹhenẹ n' dorẹ atī ḱi ǵukōn
24 me uδẹ: i tsili vetẹ barti făyetẹ t'ona ndẹ kopt tẹ vet mbi
drūt, ḱi si tẹ vdĕsimẹ ndẹ fayet, tẹ řoimẹ ndẹ dreitẹnī: "me
25 pľagẹn' e atī ušẹndošẹt". Sepsĕ ĭšitẹ "si δen bieřun' ŭδẹnẹ".
por tahĭ ukẹθụetẹ te bariu eδe episkopi i špīrtẹnavet tŭei.

## KAPTINA III.

1 Por kẹštū *eδe yu* grātẹ, u uľni krụetẹ bŭřavet tŭei, ḱi eδe
ndẹ mos ubīndẹšinẹ disa *vetẹ* ndẹ fyaḷẹt, tẹ fitōhenẹ pa fyaľẹ
2 prei yĕtẹsẹ ḱi škōyẹnẹ grātẹ: si tẹ vĕn' orē yĕtẹnẹ tŭei tẹ
3 pāstrẹnẹ ḱi e škoni me frikẹ. Tẹ tsīlāvet ľetẹ mos yetẹ stoľia
e pẹryăštẹme, gẹršetit fľōkẹvet, e tẹ vărẹmit e ărnavet, e tẹ
4 vĕšẹmit e pĕtẹkavet, por i mpẹšefti nieriu i zĕmẹrerẹ *stoľisunẹ*
me pa-prīšẹyen' e tẹ butit eδe tẹ urtit špīrt, ḱi ayō *punẹ*
5 vẹyĕn šumẹ pẹrpara Perẹndisẹ. Sepsĕ kẹštū ńiherẹ eδe *atō*

grāt' e šeńtęnŭešime ḱi šperĕyinę mlę Perendinę, stolisnę
6 vĕtęhen' e atune, tue upervūmę bŭravet vet. Sikurse Sarra i
ndęǵōi Abrahamit, eδe e θęriste zot: yu yēni biyat' e asāi,
kur tę bāni mirę, e tę mos friki as prei ndońī frike.
7 Yu bŭratę por kęštū, ŕini baškę *me grātę tŭeya* me urtī,
eδe e mlani pęr ndēr kombin' e grŭesę, si mā e dobę anę
*ḱi āštę*, eδe si trašigimtoret' e hīrit yĕtęsę baškę me yu, ḱi
tę mos kępŭtenę tę fāl'unatę tŭeya.
8 Eδe sę mbrāpęni, *bāhi* tę ǵiθę me ńi mend, tę δimtšim,
9 vęlazęn-dāšunę, tę pęrdęlŭešim, zemęr-dāšunę: mos epni tę
keḱ pęr tę keḱ, a tę šame pęr tę šame: por pęr kundrę t' i
bekoni: sepsĕ e dini se pęr kętĕ uθiŕtę, ḱi tę trašigoni bekīm.
10 "Sepsĕ kuš-do tę detę yetę, eδe tę šofi ditt tę mira, l'etę
pušoyę goyęn' e vet prei sę kĕḱesę, eδe buzęt' e veta tę mos
11 fl'āsinę gęńeštra. Letę pŕiretę mbę-ń'-anę prei sę kĕḱesę, eδe
12 l'etę bāyę mirę: l'etę kęrkoyę paḱtīm, eδe l'eta ndieki: sepse
sūt' e Zotit *yānę* mbi tę drĕitęt, eδe veŕęt' e atī mbę l'ŭtęyen'
e atūneve: eδe fāḱeya e Zotit *āšę* mbi atā ḱi bāyenę keḱ".
13 Eδe kuš dot' u bāyę keḱ yuve, ndę i rafši mbrapa sę
14 mīręsę? Por eδe ndę hiekši keḱ pęr dreitęninę, *yēni* tę
l'ūmunę: "eδe frikęn' e atūneve mos e kini frikę, as mos
15 upęrzini". Por "šeńtęnoni Zŏtinę Perendinę" ndę zĕmęrat
tŭeya: eδe ini gati pęrherę me i δānę fyal'ę me butęsinę e
me frikę ǵiθę-kūit ḱi kęrkŏn fyal'ę prei yuš pęr šperĕsęnę ḱi
16 āštę ndęr yu: tue pāsunę ndęrǵĕǵęye tę mirę, ḱi kur tę
fl'āsinę keḱ pęr yu, si *pęr nieręs* keḱ-bāmęs, tę turpęnohen'
atā ḱi u pęrfl'āsinę *pęr* yetęn' e mirę ḱi e škoni mbę Krištinę.
17 Sepsĕ mā mirę *āštę* tę hiḱni keḱ tue bāmę mirę, ndę i pāst'
anda Perendisę, se tue bāmę keḱ.
18 Sepsĕ eδe Krišti ńī herę pęsōi pęr fayet, i drĕiti pęr tę
štrĕmbętęt, ḱi tę na bierę te Perendia, vramę ndę mišt, por
19 ngālunę me anę tę Špirtit: me anę t' atī vote e predikōi eδe
20 te špīrtęnat ndę burk, ḱi nukę bīndešinę ńiherę, kur i priti
durimi i Perendisę ńiherę ndę ditt tę Noesę, kur ndęrtŏhei

arka, ḱi mb' atẽ špetũene prei uyit pak, do me θãne tete
21 špirte:. kundra-forma e atī ăśtę pagezimi, ḱi špetõn eδe
neve tahī, (yo te hěδunite tēy e paľavise mišit, por dešmia
22 e ndergégeyese mire mbe Perendine,) me ane te ngălemese
te Iesu-Krištit, i tsili vote nde ḱiel, e ãšte nde te diaθte te
Perendise, eδe ěnǵuyt' e puštetet' e fuḱiat' i upervũne.

## KAPTINA IV.

1 Mbassi pesõi prā Krišti nde mišt per nē, armatisi eδe yu
2 me atẽ mendīm: sepsĕ ai ḱi pesõi nde mišt, pušõi prei fayit:
ḱi ta škoye yeten' e mbaskendăišime nde mišt, yo mã nde
3 dešerime niĕreziš, por nde dašunīm te Perendise. Sepsĕ miăft
*ăśtę* per nē koha e yĕtese t'one ḱi škõi, se punuem dašunimin'
e kõmbevet, tue ĕtsune nde ndunesina, nde dešerime, nde te
dĕituna, nde ľodertī, nde te pime, eδe nde ľŭteye ĭδuyš te
4 pa-uδe. Eδe perandai u viĕn merekulī, se nuk' ĕtseni baške
5 *me ată* mb' atẽ veršimin' e pľang-prīšeyese, eδe *u* nĕmine: te
tsīlete kãne me i δãne fyaľe atī ḱi ãšte gati me ǵukuem te
6 ǵāl' e te vdĕkune. Sepsĕ per ketẽ *pune* uunǵilezue *unǵīli*
eδe mbe te vdĕkunit, ḱi te ǵukõhene si niĕrezite nde mišt,
e te řõyene nde špīrt, si don Perendia.
7 Eδe e mbrăpena e te ǵīθave uafrue: urtesohi prā, e řini
8 sḱūte nde te făľunat. Eδe mbe te ǵiθa te doni fort ńiani
9 tiĕterine: sepsĕ "dašunia kā me mbuľuem šumitse fayeš". *Băhi*
ńiani mbe tiĕterin' asĭš ḱi dŭene te hŭeyte pa murmurime.
10 Ǵiθe-se-tsili sikurse muer δunetine, kešťũ ľet' i bãye piese
ńiani tiĕterit, si guvernore te mire te šumit hīrit Perendise.
11 Nde foľte kuši, *ľetę fľasi* si fyaľe Perendie: nde šerbefte kuši,
*ľetę šerbeye* si prei asāi fuḱise ḱi i ep Perendia, ḱi te ľavdõhete
Perendia mbe te ǵiθa me ane te Iesu-Krištit, mbe te tsilin'
ãšte ľafti eδe pušteti nde yĕtet te yĕtevet. Amen.
12 O te dăšune, mos merekulohi per atẽ provimin' e ndsēte
ḱi ubã mbe yu, sikurse ǵăiti mbe yu *ndońī* pūn' e mereku-
13 lŭešime: por gezohi sikurse yẽni piesetaret' e pesīmevet Krištit,

ḱi tẹ gẹzohi tue ugazmuem eδe ndẹ tẹ sbuľúemit tẹ ľaftit atī.
14 Nd' ušafši pẹr ĕmẹnin' e Iesu-Krištit, yẽni tẹ ľúmunẹ: sepsĕ
Špirti i ľaftit eδe i Perẹndisẹ prãhetẹ mbẹ yu: mbas atụ̈neve
15 nĕmetẹ, por mbas yuš ľavdõhetẹ: sepsĕ as ndońi prei yuš
ľetẹ mos pẹsoyẹ si vrasẹs, a *si* vieδẹs, a *si* keḱ-bãmẹs, a *si*
16 asĭ ḱi šikõn punẹt' e hũeya: por ndẹ *pẹsoftẹ* si i Krẹštenẹ,
ľetẹ mos ketẹ turp, por ľetẹ ľavdoyẹ Perẹndinẹ mbẹ kẹtĕ
17 anẹ: sepsĕ *e mbẹr̄ini* koha me filuem ǵụ̈ḱi prei štẹpisẹ
Perẹndisẹ: eδe ndẹ *filoftẹ* mã pẹrpara prei yuš, ḱiš *dotẹ yĕt'*
e mbrăpẹna atụ̈neve ḱi s' bĭndenẹ mbẹ unǵilin' e Perẹndisẹ?
18 eδe "kur i drĕiti mezĭ špẹtõhetẹ, i pa-besi eδe faytori ku
19 dotẹ dũketẹ"? andai eδe ată ḱi pẹsõyẹnẹ mbas dašunimit
Perẹndisẹ, ľet' ăpinẹ špĭrtẹnat' e vet n' dorẹ *atī* me tẹ punuem
tẹ mirẹ, si mbẹ besẹtărinẹ kriyetăr.

## KAPTINA V.

1 U ľutem pľeḱvet ḱi yãnẹ ndẹr yu unẹ pľaku eδe dešmitari
i pẹsĭmevet Krištit, eδe piesẹtari *atī* ľaftit ḱi kā me usbuľuem.
2 Kulotni griḱẹn' e Perẹndisẹ ḱi ãštẹ ndẹr yu, tue vũm' orē
3 yo me tẹ ngũtunẹ, por me dašunĭminẹ tũei: as pẹr fitĭm tẹ
keḱ, por me zĕmẹrẹ tẹ gatĭšime: eδe yo sikũr tẹ puštoni
trašigimin' *e Perẹndisẹ,* por tẹ bãhi šẹmbẹlẹtụ̈r' e grĭḱẹsẹ:
4 eδe kur tẹ špẹrfăḱetẹ krụe-bariu, kẽni me mar̄ẹ tẹ pa-
vụ̈škẹmenẹ kunorẹn' e ľaftit.
5 Por kẹštũ, *eδe yu* tẹ rītẹ u uľni krụ̈etẹ pľeḱvet, eδe tẹ ǵiθẹ
tue i ũľunẹ krụ̈etẹ ńiani tiĕtẹrit, višni mĕndẹyen' e pẹrũnǵẹtẹ:
sepsĕ "Perẹndia r̄ī kundrẹ maδẹštõr̄ẹvet, por tẹ pẹrũnǵẹvet
6 u ep hīr". Pẹrunǵi prā ndẹnẹ tẹ fõrtẹnẹ dorẹn' e Perẹndisẹ,
7 ḱi t' u naľtoyẹ ndẹ kohẹ *ḱi dũhetẹ:* hiθni ǵiθẹ kuydĕsinẹ tũei
mb' atĕ, sepsĕ ai kā kuydĕs pẹr yu.
8 Ini ĕsulẹ, r̄ini sḱūtẹ: sepsĕ kundrẹ-ǵụ̈ḱẹsi tũei diāli, porsi
9 ľeõn ḱi uľurĩn, viĕn r̄eθ tue kẹrkuem tsĭlinẹ me pẹrpĩmẹ. I
r̄ini kundrẹ atī *tue ḱindruem* tẹ fortẹ ndẹ besẹt, sepsĕ e dini
se por atõ pẹsime bẵhenẹ ndẹr velăzẹnit tũei ḱi yãnẹ tẹ dobẹ.

10 Eðe Perẹndia i ƙiš-do hīri, ƙi na gẹršĭti ndẹ l̓aft tẹ vet tẹ
pa-sŏsuninẹ me anẹ tẹ Iesu-Krĭštit, si tẹ pẹsoni pak, ai u
bãftẹ yuve tẹ kulutẹ, *u* fortsoftẹ, *u* *ð*aštẹ fuƙī, *u* *θ*emel̓oftẹ.
11 Mb' atē *ƙoftẹ* l̓afti eðe pušteti ndẹ yetẹt tẹ yĕtẹvet. Amen.
12 Me anẹ tẹ Siluanit besẹtarit vẹlā u škrova yuve me pak
fyal̓ẹ, sikurse mẹ dŭketẹ, tue ul̓utun' e tue Ƚãmẹ dešmī, se
kụ̈i ãšt' i vẹrteti hīri i Perẹndisẹ ƙi kẽni ndĕńunẹ mb' atĕ.
13 U fãl̓etẹ me šẹndĕt yuve *ƙiša* ƙi ãštẹ ndẹ Babylonẹ sǵĕðunẹ
14 baškẹ me yu, eðe Marku bīri em. Pẹršẹndetni ńiani tiĕtẹrinẹ
me tẹ pŏθunẹ dašunie.
Paƙtĭm *ƙoftẹ* mbẹ ǵiθẹ yu ƙi yẽni mbẹ Iesu-Krĭštinẹ. Amen.

---

## E PẸRǴĬΘẸŠIMEYA ĹETẸR' E DỤTẸ

## E APŎSTULIT PIETẸR.

### KAPTINA I.

1 Symeŏn Pietri šẹrbẹtori eðe apŏstuli i Iesu-Krĭštit, mb'ată
ƙi kãnẹ mařẹ me šortẹ besẹ sińińĭ mbẹ nderẹ me nē ndẹ
2 dreitẹnīt tẹ Perẹndisẹ t'onẹ, eðe Šẹl̓Ƚŭesit Iesu-Krĭštit: hīr
eðe paƙtĭm ušumoftẹ mbẹ yu me anẹ tẹ ńǵŏfẹmesẹ Perẹndisẹ,
eðe Iesuit Zotit t'ụ̈nẹ.
3 Sikurse fuƙia e atī e hụyẹnŭešimeya na fal̓i ǵiθ' atŏ *ƙi*
*dŭhenẹ* pẹr yetẹ e pẹr besẹ tẹ mirẹ me anẹ tẹ ńǵŏfẹmes' atī
4 ƙi na gẹršiti ndẹ l̓aft e ndẹ punẹ tẹ mirẹ: ƙi prei atụ̈neve
ufal̓nẹ mbẹ nē tẹ mẹðatẹ eðe tẹ ndĕrẹšimetẹ tẹ zotŭeme, ƙi
bãhi prei kẹtụ̈neve piestarẹt' e natụ̈rẹsẹ hụyẹnŭešimẹ, tue
5 ĭkunẹ prei prĭšẹyesẹ ƙi ãštẹ ndẹ botẹt me anẹ tẹ dẹšẹrimit. Eðe
pẹr kẹtĕ *punẹ* ndsitoni me tẹ maθ, e vĩni punẹn' e mirẹ ndẹ
6 besẹt tŭei, e tẹ dĭtẹmitẹ ndẹ punẹt tẹ mirẹ, e tẹ pẹrmbăitẹmen'
e vĕtẹhesẹ ndẹ tẹ dĭtẹmitẹ, e durĭminẹ ndẹ tẹ pẹrmbăitẹmen'
7 e vĕtẹhesẹ, e besẹn' e mire ndẹ durĭmt, e dašunīn' e vẹlazẹnisẹ
ndẹ besẹt tẹ mirẹ, e dašuninẹ ndẹ dašunīt tẹ vẹlazẹnisẹ.

8 Sepsĕ kur yãnẹ kẹtŏ ndẹr yu, eδe štŏhenẹ, nuk' u l̃ãnẹ yuve
pa punẹ e pa pemẹ mbẹ tẹ ng̃ŏfẹmen' e Zotit t'ụnẹ Iesu-
9 Krištit. Sepsĕ ai k̃i s' i kā kẹtŏ, ãšt' i verbẹt' e dritẹ-škurtẹn,
eδe kā hañuem pastrimin' e fãyevet veta tẹ viĕtẹravet.
10 Pẹrandai, o vẹlazẹn, ndsitoni tẹ siguroni tẹ gẹrš̄itẹmen' eδe tẹ
sg̃ĕδẹmenẹ tụei: sepsĕ tue bãmẹ kẹtŏ, nukẹ dotẹ fẹyeni kuñẹ.
11 Sepsĕ kẹštũ dot' u hăpetẹ šumẹ uδa e tẹ hụmesẹ ndẹ
mbẹretẹnīt tẹ pa-sŏsẹme tẹ Zotit t'ụnẹ Iesu-Krištit.
12 Pẹrandai s' dotẹ purtoy me u prũmẹ ndẹr mend yuve pẹrherẹ
kẹtŏ, ndonẹse i dini, e yẽni fortsuem ndẹ kẹtĕ tẹ vẹrtetẹ.
13 Por *unẹ* kuitoy se ãštẹ me uδẹ, deri sā tẹ yemi ndẹ kẹtĕ
14 tendẹ, t' u ngatsẹmoy yuve tue ua prũmẹ ndẹr mend: sepsĕ
e diy, se pẹr sẹ špẽiti kam me hĕδunẹ tẽy *kẹtĕ* tĕndẹnẹ t'eme,
15 sikurse eδe Zoti ụnẹ Iesu-Krišti ma diftōi. Por dotẹ ndsitoy
k̃i tẹ mŭndeni me i kuytuem atŏ eδe mbas vdĕkẹsẹ s'eme.
16 Sepsĕ nuk' ua bãmẹ yuve me e mañẹ vešt fuk̃īn' eδe
t' ărδẹmen' e Zotit t'ụnẹ Iesu-Krištit tue vŏtunẹ mbrapa
pẹñălavet ndrĕk̃una me mieštrī, por e kemi pamẹ me sụ̃
17 maδẹnīn' e atī. Sepsĕ muer ndēr e l̃aft prei Perẹndisẹ Ātit,
18 kur erδi mb' atĕ ńi i tilẹ zãni prei l̃aftit maδẹnŭešim, "Kụ̃i
ãštẹ Bīri em i dăšuni, k̃i pẹl̃k̃eva mb' atĕ". Eδe kẹtĕ zã na e
ndẹg̃uem se erδi prei k̃ieli, kur išim baškẹ me atĕ te mal̃i šeńt.
19 Eδe kemi mã tẹ vẹrtetŭešime fyal̃ẹn' e profezisẹ, mb' atĕ
bãni mirẹ me vũmẹ veš, porsi mbẹ kandil̃e k̃i ndrit ndẹ vend
t' ĕñẹtẹ, deri sā tẹ sbarδi dita, e tẹ l̃eyẹ ụli i drītẹsẹ ndẹ
20 zĕmẹrat tŭeya: tue dītunẹ kẹtĕ pẹrpara, se k̃iš-do profezī
21 škrońe nukẹ sgīδetẹ prei vetiu. Sepsĕ s' erδi ndońī herẹ
profezī prei dašunimit nieriut, por tẹ šeńtẹnŭešimitẹ nĭĕrẹzit'
e Perẹndisẹ fol̃nẹ štụ̃mẹ prei Špirtit Šeńt.

## KAPTINA II.

1 Por išin' eδe profet-ñĕnẹsa ndẹr pŏpulinẹ, sikurse eδe ndẹr
yu kãnẹ me k̃ĕnunẹ mieštẹr-ñĕnẹsa, tẹ tsīlẹtẹ kãnẹ me štimẹ
pšĕfazẹ heresia hŭpẹye, tue mohuem eδe atĕ Zotẹninẹ k̃i i

bľeu ată, eδe tue tęrhiĕkunę me vĕtęhen' e atųne hŭpęye tę
2 špĕitę. Eδe šumę *vetę* kãnę me vŏtunę mbas hŭpęyes' atų̆neve,
3 ľki prei atų̆neve kā me unemun' uδa e sę vęrtĕtęsę. Eδe pęr
ľakęmīm kãnę me bãmę treǵetī prei yuš me fyaľę tę špifta:
ǵukimi atų̆neve tšę moti nukę vonŏhetę, eδe hŭpęyes' atų̆neve
nuk' i viĕn ǵũm.
4 Sepsĕ Peręndia ndę mos kurseu ĕnǵuytę ľki fęyų̆enę, por
i hoδi ndę tartār *ľiδunę* me hĕkura eřęsine, e i δa me
5 urŭeitunę pęr ǵųľk: eδe s' kurseu botęn' e vietęr, por prũ
pęrmbų̆tęye mbę botęt tę pa-bĕsęvet, eδe rŭeiti Noenę tę
6 tĕttinę *vetę* ľetšītęsin' e dreitęnisę: eδe ǵukōi pęr me řenuem
ľkųtetet' e Sodomęs' e tę Gomoręs' eδe i bãni hĩ, ęδe vũ
7 šęmbęlętųrę mb' ată ľki kãnę me punuem pa besę: eδe špętōi
Lotin' e drĕitę ľki štręngŏhei prei yĕtęsę ndų̃tę tę pa-ľīǵęvet:
8 (sepsĕ *kų̆i* i drĕiti, tue ndĕńunę ndęrmiĕt atų̆neve, ditę pęr
ditę mundonte špirtin' e drĕitę prei sę pames' e prei sę
9 ndęǵŭemesę pŭnęvet pa ľiǵę:) di Zoti me špętuem besętārętę
prei ngăsęyesę, e me rŭeitunę tę štrĕmbętętę pęr ditęn' e
10 ǵųľkit ľki tę mundŏhenę: eδe mã tepęr' ată ľki škŏyęnę mbrapa
mišit me dęšęrīm ndųnęsine, eδe lăyęnę pęr asǵã ŭrδęninę:
*yãnę* kutsimtarę, asīš ľki dŭenę vĕtęmę vĕtęhenę, nukę trĕmenę
11 tue nĕmunę tę ľavdŭešimitę: kur ĕnǵuytę ľki yãnę mã tę męδĕy
ndę vęrtųtę e ndę fuľkī, nukę bīyenę ǵukīm tę nĕmuni kundrę
12 atų̆neve pęrpara Zotit. Por kętă, porsi štãsę pa mend bãmę
prei natųret, ľki kãnę ľemę pęr me ugęńųem e pęr me uvdieřę,
nĕminę pęr punę ľki nuk' i dinę, eδe kãnę me uvdieřę ndę
vdiĕřęyet tę vet, eδe kãnę me mařę pagęn' e štrembęnisę:
13 tę tsīlętę kuitŏyęnę pęr gęzīm tę kęnăľkunit' e dītęsę, *yãnę* tę
šgrųem e tę fulīľkunę, gęzŏhenę ndę gęńimet tę vet, kur hãn'
e pinę baškę me yu: kãnę sų̃tę bľot me kurvęnī, eδe ľki nukę
14 pušŏyęnę prei fayeš: gęńĕyęnę špīrtęna tę pa fortsuem, kãnę
zĕmęrę tę męsŭeme ndę ľakęmime, *yãnę* diĕľmt' e malękimit:
15 ľãn' uδęn' e drĕitę, e ugęńų̆enę eδe votnę mbas ŭδęsę Balaamit
16 *tę bīrit* Bosorit ľki deši pagęn' e štremlęnisę: por uľkartue pęr

pa-l̓iǵȩnīn' e vet: sepsĕ kafŝa pa goyȩ foli me zã nieriu, e
17 ndali mar̃īn' e profetit. Kȩtă yãnȩ kroñe pa uyȩ, rẽ ḱi
tȩrhĭḱenȩ prei ĕr̃ȩsȩ fortȩ, pȩr ată ãŝtȩ rŭeitun' er̃ȩsina e zezȩ
pȩr ǵiθȩ yĕtȩnȩ.
18 Sepsĕ tue fŏlunȩ *fyalȩ* tĕpȩrȩ tȩ mȩδā tȩ kotȩsĭnȩsȩ,
gȩńĕyȩnȩ me dȩŝȩrimet' e miŝit e me ndu̥nȩsinat ată ḱi pȩr
tȩ vȩrtetȩ ŝpȩtŭenȩ prei atu̥neve ḱi e ŝkŏiŝinȩ yĕtȩnȩ ndȩ
19 gȩńīm: tue uzotuem atu̥neve tȩ lirȩ, ḱi ată vetȩ yãnȩ ŝȩrbȩtorȩt'
e priŝȩyesȩ, sepsĕ prei atī ḱi tȩ mŭndetȩ kuŝi, atī i bãhet'
20 eδe ŝȩrbȩtuer. Sepsĕ ată ḱi ŝpȩtŭenȩ prei tȩ pȩrlu̥emevet
bŏtȩsȩ me anȩ tȩ ńgŏfȩmesȩ Zotit eδe Ŝȩlbŭesit Iesu-Kriŝtit,
ndȩ ungatȩr̃ŏfŝinȩ pȩr-sȩ-rī mbȩ kȩtŏ, eδe tȩ mŭndenȩ, ubãnȩ
21 tȩ mbrăpȩnat' e atu̥ne mã tȩ kȩḱia se tȩ păratȩ. Sepsĕ mã
mirȩ iŝte pȩr ată tȩ mos e kĭŝinȩ ńgofun' uδȩn' e dreitȩnisȩ,
se si e ńgofnȩ, tȩ kȩθĕhenȩ prei porosisȩ ŝeńte ḱi ulă mb' ată.
22 Eδe ǵăiti mb' ată ai proverbi i vȩrtetȩ *ḱi θŏnȩ*, "Ḱeni ukȩθu̥e
mbȩ tȩ vielȩ tȩ vet": eδe, Dosa si ulā, ur̃akulu̥e ndȩ lutsȩt.

## KAPTINA III.

1 U ŝkruey yuve tahĭ, o tȩ dăŝunȩ, kȩtĕ lĕtȩrȩ tȩ du̥tȩ, me
atŏ tŝoy mendĭminȩ tŭei tȩ kȩθiĕlȩtinȩ me tȩ prũme ndȩr
2 mend: ḱi tȩ kuytoni fyălȩtȩ ḱi ufolnȩ pȩrpara prei ŝĕńtȩnavet
profetȩn, eδe porosinȩ t'onȩ apŏstuyvet Zotit eδe Ŝȩlbŭesit:
3 kȩtĕ mã pȩrpara ta dini, se mbȩ ditt tȩ mbrăpȩna kãnȩ me
ărδunȩ pȩrḱeŝȩs, tue ĕtsunȩ mbas dȩŝȩrimeŝ vet: e tue θãnȩ,
4 Ku ãŝtȩ tȩ zotŭemit' e tȩ ărδȩmes' atī? sepsĕ tŝȩ mb' atĕ
*ditȩ* ḱi fyetnȩ ătȩnitȩ, tȩ ǵiθa mbĕsinȩ kȩŝtŭ tŝȩ kur se ufilue
5 kriyesa. Sepsĕ ată vetȩ dŭenȩ tȩ mos e dinȩ kȩtĕ, se me
fyalȩn' e Perȩndisȩ ubãnȩ ḱĭyetȩ ńiherȩ moti, eδe δēu ãŝtȩ
6 bãmȩ prei uyit eδe me uyȩ: ḱi me anȩ t' atu̥neve *ayŏ* bota
7 atȩherȩ si umbȩlue me uyȩ, hupi. Eδe ḱiyet' eδe δēu *ḱi
yãnȩ* tahĭ, prei asāi fyale yãnȩ vũmȩ mbȩ-ń'-anȩ, rŭeitunȩ
pȩr ziăr̃m mbȩ ditȩ tȩ ǵu̥ḱit, e tȩ hu̥pȩmesȩ niĕrȩzȩvet pa-besȩ.
8 Eδe kȩyŏ vĕtȩmȩ mos u gȩńeyȩ yuve, o tȩ dăŝunȩ, se

pẹr-anẹ Zotit ńī ditẹ *ăštẹ* si ńī miyẹ viĕt, eδe ńī miyẹ viĕt
9 si ńī ditẹ. Zoti nuk' e vonŏn tẹ zotŭemen' *e vet,* sikurse disa
e kuitŏyẹnẹ pẹr tẹ vonẹ: por na durŏn, sepsĕ nukẹ don me
10 uvdieṙẹ disa *vetẹ,* por tẹ ǵiθẹ me ărδunẹ ndẹ pendesẹ. Eδe
dita e Zotit kā me ărδunẹ porsi viĕδẹsi nătẹnẹ: mb' atĕ *ditẹ*
ḱĭyetẹ kā̃nẹ me škuem me ǵimĭm, eδe eľemĕntatẹ kā̃nẹ me
utrĕtunẹ prei tẹ ndsē̃tit, eδe δēu eδe pŭnẹtẹ ḱi yā̃nẹ nd' atē̃
kā̃nẹ me udiĕgunẹ.
11 Kur trĕtenẹ prā kẹtŏ tẹ ǵiθa, ḱiš farẹ *niĕṙẹziš* dŭhetẹ me
12 ḱĕnunẹ yu ndẹ yetẹt šeńte e ndẹ besẹt, tue pritun' e tue
ndsituem pẹr t' ărδẹmen' e dĭtẹsẹ Perẹndisẹ, ḱi mb' atĕ *ditẹ*
ḱĭyetẹ diĕgunẹ ndẹ ziăṙm kā̃nẹ me utrĕtunẹ, eδe eľemĕntatẹ
13 kā̃nẹ me utrĕtunẹ prei tẹ ndsē̃tit? Eδe mbas sẹ zotŭemes'
atī prĕsimẹ ḱiye tẹ rī eδe δē tẹ rī, ḱi ṙī dreitẹnī nd' ată.
14 Pẹrandai, o tẹ dăšunẹ, tue prĭtunẹ kẹtŏ, ndsitoni me uǵĕtunẹ
15 pẹrpara atī ndẹ paḱtĭm pa paľavī e pa fáy: eδe kuytŏnia
zĕmẹrẹn' e ǵā̃nẹ tẹ Zotit pẹr špẹtĭm: sikurse eδe Păuli i
dăšuni vẹlāi ụnẹ u škrōi yuve mbas ditunisẹ ḱi i uδă atĭ,
16 sikurse eδe ndẹ ǵiθẹ ľĕtẹrat' *e atī,* tue fŏľunẹ nd' atŏ pẹr kẹtŏ
*punẹ:* ndẹr atŏ yā̃nẹ disa *punẹ* ḱi s' mĭṙenẹ vešt, tẹ tsilat' ată
tẹ pa-dĭtunit' eδe tẹ pa-fortsŭešimit' i štremḃẹnŏyẹnẹ, sikurse
eδe škrońat' e tiera pẹr tẹ hŭpunit' e vet.
17 Yu prā, o tẹ dăšunẹ, tue dĭtunẹ, tšẹ pẹrpara kẹtŏ, ruhi,
ḱi tẹ mos tẹrhiḱi me gẹńimin' e tẹ pa-ľĭǵẹvet, e tẹ ḃini poštẹ
18 prei ḱindrimit tŭei. Eδe štohi ndẹ hīr e ndẹ tẹ ńgŏfẹme tẹ
Zotit t' ụnẹ eδe Šẹľbŭesit Iesu-Krištit. Mb' atĕ *ḱoftẹ* ľafti
eδe tahĭ, eδe ndẹ ditẹ tẹ yĕtẹsẹ pa-sŏsẹme. Amen.

---

# E PĘRǴĪΘĘŠIMEYA ĹETĘR' E PARĘ E APŎSTULIT ǴIONN.

## KAPTINA I.

1 Atĕ ḱi ište tšę heręn' e parę, atĕ ḱi kemi ǵĕǵunę, atĕ ḱi
kemi pamę me sų̈t t'anę, atĕ ḱi e vũm orē, eδe dŭertę t'ona
2 e preknę, pęr Fyaĺęn' e yĕtęsę: (eδe yeta ušpęrfăḱ, eδe e
kemi pamę, eδe dešmŏimę, eδe ăpimę zã pęr yetęn' e pa-
3 sŏsęme, ḱi ište tek Āti, eδe ušpęrfăḱ mbę nē:) atĕ ḱi kemi
pām' e kemi ǵĕǵunę, u ăpimę zã yuve, ḱi tę kēni eδe yu
piesę me nē: eδe piesa yonę *tę yetę* me Ātęn' eδe me Bīrin'
4 e atī Iesu-Krištinę. Eδe u škrŭeimę yuve kętŏ, ḱi tę yēt' i
pĺotę gęzimi yŭei.

5 Eδe kų̈i ẵštę zãni ḱi kemi ǵĕǵunę prei atī, eδe u ăpimę
zã yuve, Se Peręndia ẵštę dritę, eδe s' ẵšt' as ndońī eŕęsinę
6 mb' atĕ. Ndę θanšim se kemi piesę me atĕ, eδe ĕtsimę
7 nd' eŕęsinęt, ŕĕimę, eδe s' bãimę tę vęrtĕtęnę. Por ndę ĕtsimę
ndę dritęt, sikurse ai ẵštę ndę dritęt, kemi piesę ńani me
tiĕtęrinę, eδe ǵaku i Iesu-Krištit tę Bīrit atī na pastrŏn prei
ḱiš-do fayi.

8 Ndę θanšim se s' kemi făy, gęńĕimę vĕtęhenę t'onę, eδe
9 e vęrteta nuk' ẵštę ndęr nē. Ndę ŕęfefšim făyetę t'ona, ẵštę
besętār eδe i drĕitę, ḱi tę na faĺi făyetę, eδe tę na pastroyę
10 prei ḱiš-do tę štrĕmbęte. Ndę θanšim se s' kemi fęyų̈em,
bãim' atĕ ŕĕnęs, eδe fyaĺa e atī s' ẵštę ndęr nē.

## KAPTINA II. III.

1 Dieĺmθit' e mī, u škrŭey yuve kętŏ, ḱi tę mos fęyeni: eδe
ndę fęyeftę kuši, kemi kuš tę ĺŭtetę tek Āti, Iesu-Krištin' e
2 drĕitę: eδe ai ẵštę tę špęrbĺemit' e făyevet t'ona: eδe yo
vĕtęmę pęr t'onat, por eδe pęr tę giθę Lŏtęsę.

3 Eδe prei kęsāi e dimę se e kemi ńgofun' atĕ, ndę rŭeitšim
4 purosīt' e atī. Ai ḱi θotę, E kam ńgofun' atĕ, eδe tę mos

rūeyę porosīt' e atī, ā̆štę rēnęs, eðe e vęrteta s' ā̆štę mbę
5 kętē: por ai ḱi tę rūeyę fyaĺęn' e atī, me tę vęrtetę dašunia
e Peręndisę ā̆štę mbaruem te kṳi, prei kęsāi e dimę, se yemi
6 mb' atē. Ai ḱi θotę se mbet mb' atē, kā deṳrę, sikurse etsi
ai, kęštū̆ eðe kṳi tę etsi.
7 Vęlazęn, nuk' u škrova yuve ńī porosī tę rē, por ńī porosī
tę vietęr, ḱi e kĭšitę tšę pęrpara hĕręsę: porosia vietęr' ā̆štę
8 fyaĺa ḱi ndęǵūetę tšę pęrpara hĕręsę. Pęr-sę-rī u škrūey yuve
ńī porosī rę rē, ḱi ā̆št' e vęrtetę mb' atē eðe mbę yu, sepsĕ
9 eŕęsina škon, eðe drita e vęrtetę po ndrit. Ai ḱi θotę se ā̆štę
ndę dritęt, eðe kā męnī vęlān' e vet, ā̆štę nd' eŕęsinęt deri
10 tahĭ. Ai ḱi don vęlān' e vet mbet ndę dritęt, eðe škā̆ndulę
11 nuk' ā̆štę tek ai. Por ai ḱi kā męnī vęlān' e vet, ā̆štę
nd' eŕęsinęt, eðe etsęn nd' eŕęsinęt, eðe nukę di se ku vete,
sepsĕ eŕęsina i verbōi sṳ̄tę.
12 U škrūey yuve, dieĺmθit' *e mī*, se ufaĺnę fā̆yetę tūeya pęr
13 ĕmęnin' e atī. U škrūey yuve, atęn, sepsĕ kēni nǵofun' atē
*ḱi ā̆štę* tšę pęrpara hĕręsę: u škrūey yuve, diaĺošę, se e kēni
mūndunę tę kĕḱinę: u škrūey yuve, tšuna, sepsĕ e kēni
14 nǵofun' Ātęnę. U škrūey yuve, atęn, sepsĕ e kēni nǵofun'
atē *ḱi ā̆štę* tšę pęrpara hĕręsę: u škrūy yuve, diaĺošę, sepsĕ
yēni tę fortę, eðe fyaĺa e Peręndisę mbet ndęr yu, eðe e
kēni mūndunę tę kĕḱinę.
15 Mos doni bōtęnę as atō *ḱi yā̆nę* ndę botęt. Ndę daštę kuši
16 bōtęnę, dašunia e Ātit nuk' ā̆štę mb' atē: sepsĕ ḱiš-do ǵā *ḱi
ā̆štę* ndę botęt, dęšęrimi i mišit, eðe dęšęrimi i sṳ̄vet, eðe
maðęštia e yĕtęsę, nuk' ā̆štę prei Ātit, por ā̆štę prei botet.
17 Eðe bota škon, eðe dęšęrimi asāi, por ai ḱi bā̆n dašunimin'
e Peręndisę, mbet ndę yetęt *tę yĕtęret.*
18 Tšuna, ā̆št' e mbrā̆pęna orę: eðe sikurse ndęǵūetę, se
antikrišti viĕn, eðe tahĭ yā̆nę šumę antikrišta: andai e dimę
19 se ā̆št' e mbrā̆pęna orę. Dūeĺnę prei neš, por nuk' ĭšinę prei
neš: sepsĕ ndę ĭšinę prei neš, dotę kĭšinę mbĕtunę me nē:
por *dūeĺnę* ḱi tę šperfāḱenę, se nukę yā̆nę tę ǵiθę prei neš.

20, 21 Eδe yu kēni tę l̓ųem prei Šeńtit, eδe i dini tę ǵiθa. Nuk,
u škrova yuve sepsĕ nukę dini tę vęrtĕtęnę, por sepsĕ e dini,
22 eδe sepsĕ ḱiš-do řēnę nuk' ăštę prei sę vęrtetet. Kuš ăštę
řĕnęsi, vetše ai ḱi mohŏn se Iesui nuk' ăštę Krišti? kųi ăšt'
23 antikrišti, ai ḱi mohŏn Ātęn' eδe Bĭrinę. Kuš-do ḱi mohŏn
Bĭrinę, s' kā as Ătęnę.
24 Atĕ prā ḱi yu ndęǵŭetę tšę pęrpara hĕręsę, l̓etę mbesi ndęr
yu. Ndę mbettę ndęr yu ayŏ ḱi ndęǵŭetę tšę pęrpara hĕręsę,
25 eδe yu kēni me mbĕtunę mbę Bīrin' eδe mbę Ătęnę. Eδe
kęyŏ ăšt' e zotŭemeya, ḱi ai na uzotue neve, yeta e pa-
26 sŏsęme. U škrova yuve kętŏ pęr ată ḱi u gęńĕyęnę yuve.
27 Eδe atĕ tę l̓ųemenę ḱi mŭertę prei atī, l̓etę mbessi ndęr yu,
eδe s' kēni nevoyę me u męsuem yuve kuši: por sikurse u
męsŏn ayŏ e l̓ųemeya pęr tę ǵiθa, *kęštă* ăšt' eδe e vęrtetę,
eδe nuk' ăštę řēnę: eδe sikurse u męsōi yuve, kēni me
mbĕtunę mb' atĕ.
28 Eδe tahĭ, tšunθit' *e mī*, mbetni mb' atĕ: ḱi kur tę špęrfăḱetę,
tę kemi kutsĭm, e tę mos turpęnŏhemi prei atī mbę t' ărδęmen'
e atī.
29 Ndę e dini se ăšt' i drĕitę, dĭnia se kuš-do ḱi băn drei-
tęninę kā l̓emę prei atī.
1 KAP. III.—Šifni ḱiš farę dašunie na kā δān' Āti, ḱi tę
ḱyŭhemi diĕl̓mt' e Peręndisę: pęrandai bota nukę na ńǵef,
sepsĕ nuk' e ńǵofi atĕ.
2 Tę dăšunę, tahĭ yemi diĕl̓mt' e Peręndisę: por eδe s' ăštę
špęrfăḱunę se ḱiš kemi me ḱĕnunę: por e dim̄ę se kur tę
špęrfăḱetę, kemi me ḱĕnunę porsi ai: sepsĕ kemi me e pām'
3 atĕ, sikurse ăštę. Eδe ǵiθę kuš tę ketę kętĕ špęresę mb' atĕ,
4 pastrŏn vetęvĕtęhenę, sikurse ai ăšt' i pastęr. Kuš-do ḱi băn
5 făyinę, băn eδe pa-l̓iǵęninę: sepsĕ fayi ăštę pa-l̓iǵęnia. Eδe
e dini se ai ušpęrfăḱ, ḱi tę ngreyę făyetę t'ona: eδe făy nuk'
6 ăštę mb' atĕ. Kuš-do ḱi mbet mb' atĕ, nukę fęyĕn: kuš-do
ḱi fęyĕn, nuk' e kā pām' atĕ, as nuk' e kā ngŏfunę.
7 Diel̓mθit' *e mī*, askuši l̓etę mos u gęńeyę yuve: ai ḱi băn

8 dreitęninę ăšt' i drĕitę, sikurse ai ăšt' i drĕitę. Ai ḱi Lăn
făyinę ăštę prei diālit: sepsĕ diali tšę pęrpara hĕręsę fęyĕn.
Pęrandai ušpęrfăḱ i Bīr' i Peręndisę pęr me prišunę punęt'
9 e diālit. Ai ḱi kā ľemę prei Peręndiet s' băn făy, sepsĕ fara
e atī mbet mb' atĕ, eδe s' mŭndetę me fęyuem, sepsĕ kā ľemę
10 prei Peręndiet. Mdę kętĕ šḱŭhenę diĕľmt' e Peręndisę eδe
diĕľmt' e diālit. Kuš-do ḱi nukę băn dreitęnī, eδe ai ḱi nukę
don vęlān' e vet, nuk' ăštę prei Peręndiet.
11 Sepsĕ kęyŏ ăštę porosia ḱi ndęǵuetę tšę pęrpara hĕręsę:
12 tę demi ńani tiĕtęrinę: yo sikurse Kaini ište prei tę keḱit,
eδe θeri vęlān' e vet. Eδe pęrsĕ e θeri atĕ? sepsĕ punęt' e
13 atī išinę tę kęḱia, e atŏ tę vęlāit atī tę drĕita. Mos męrekulohi,
14 vęlăzęnit' e mī, ndę u kā męnī bota. Na e dimę se kemi
sdrīpunę prei vdeket ndę yetęt, sepsĕ dŭemę vęlăzęnitę: ai
15 ḱi s' don vęlānę mbet ndę vdekęt. Kuš-do ḱi kā męnī vęlān'
e vet ăštę nieri-vrasęs: eδe e dini se ḱiš-do nieri-vrasęs s' kā
yetę tę pa-sŏsęme ḱi mbet mbę vĕtęhet t' atī.
16 Prei kęsāi nǵŏfimę dašunīn' *e Peręndisę*, se ai vŭ yetęn'
e vet pęr nē: eδe na kemi deturę tę vēmę yĕtęnę t'onę pęr
17 vęlăzęnit. Por ai ḱi tę ketę tę mirat' e bŏtęsę, eδe tę kęḱuri
vęlān' e vet se kā nevoyę, eδe tę mbuli zĕmęręn' e vet prei
18 tę δīmtunit, si mbet dašunia e Peręndisę mb' atĕ? Dieľmθit'
e mī, mos demi me fyaľę, as me ǵuhę, por me punę e me
tę vęrtetę.
19 Eδe prei kęsāi nǵŏfimę se yemi prei sę vęrtetet, eδe kemi
20 me vęrtetuem zĕmęratę t'ona pęrpara atī. Sepsĕ ndę na
ǵukoftę pęr tę keḱ zĕmęra yonę, Peręndia ăštę mā i maθ se
21 zĕmęra yonę, eδe nǵef tę ǵiθa. Tę dăšunę, ndę mos na
ǵukoftę pęr tę keḱ zĕmęra yonę, kemi kutsĭm te Peręndia:
22 eδe atĕ ḱi tę ľupim' e măřimę prei atī, sepsĕ rŭeimę porosīt'
23 e atī, eδe băimę tę pęľḱŭešimetę pęrpara atī. Eδe kęyŏ ăštę
porosia e atī, ḱi tę besŏimę mb' ĕmęnit' tę Bīrit atī, Iesu-
24 Krištit, eδe tę demi ńani tiĕtęrinę, sikurse na ľa porosī. Eδe
ai ḱi muer porosīt' e atī, mbet mb' atĕ, eδe ai mbę kętĕ: eδe

prei kęsāi e ńǵŏfimę se mbet ndęr nē, prei Špirtit k̓i na ðа.

## KAPTINA IV.

1 Tę dăšunę, mos i besoni k̓is-do frųme, por provoni frŭmatę
ndę yãnę prei Peręndiet: sepsĕ šumę profĕt-ȓĕnęsa dŭel̓nę
2 ndę botęt. Prei kęsāi e ńǵifni frųmn' e Peręndisę: k̓iš-do
frųmę k̓i ȓęfĕn *me goyę* se Krišti kā ărðunę ndę miš, ãštę
3 prei Peręndiet: eðe k̓iš-do frųmę k̓i s' ȓęfĕn me goyę, se
Krišti kā ărðunę ndę miš, nuk' ãštę prei Peręndiet: eðe kęyŏ
ãštę frųma e antikrištit, k̓i kẽni ndęǵuem se viĕn, eðe tšę
tahĭ ãštę ndę botęt.
4 Yu yẽni prei Peręndiet, diel̓mθit' *e mī*, eðe i kẽni mundun'
ată: sepsĕ ai *k̓i ãštę* ndęr yu, ãštę mã i maθ se ai *k̓i ãštę* ndę
5 botęt. Ată yãnę prei botet: pęrandai fl̓ăsinę prei botet, eðe
6 bota i ndęǵŏn ată. Na yemi prei Peręndiet: ai k̓i ńǵef
Peręndinę, na ndęǵŏn: ai k̓i s' ãstę prei Peręndiet, nukę na
ndęǵŏn. Prei kęsāi ńǵŏfimę frųmęn' e sę vęrtĕtęsę, eðe frųmęn'
e gęńĕštręsę.
7 Tę dăšunę, l̓etę demi ńani tiĕtęrinę: sepsĕ dašunia ãštę
prei Peręndiet: eðe kuš-do k̓i don, kā l̓ęmę prei Peręndiet,
8 eðe ńǵef Peręndinę. Ai k̓i nukę don, nuk' e ńǵofi Peręndinę:
9 sepsĕ Peręndia ãštę dašunī. Ndę kętĕ ušpęrfák̓ dašunia e
Peręndisę mbę nē, se Peręndia dęrgōi Bīrin' e vet vĕtęm-l̓ĕminę
10 ndę botęt, k̓i tę ȓŏimę me anę t' atī. Mbę kętĕ ãštę dašunia,
yo se na dešęm Peręndinę, por se ai na deši, eðe dęrgōi
11 Bīrin' e vet *k̓i tę yetę* špęrbl̓ĭm pęr fayet t'ona. Tę dăšunę,
ndę na deši kak̓i šumę Peręndia, eðe na kemi detųrę me
12 dăšunę ńani tiĕtęrinę. Askuši s' e kā pamę kuȓę Peręndinę:
ndę datšim ńani tiĕtęrinę, Peręndia mbet mbę nē, eðe dašunia
13 e atī ãštę mbăruem mbę nē. Prei kęsāi e ńǵŏfimę, se mbĕsimę
mb' atĕ, eðe ai mbę nē, sepsĕ na kā ðãnę prei Špirtit vet.
14 Eðe na kemi pamę, eðe dešmŏimę, se Āti dęrgōi Bīrinę
15 Šęl̓bŭesin' e bŏtęsę. Ai k̓i tę ȓęfeyę *me goyę*, se Iesui ãšt'
i Bīr' i Peręndisę, Peręndia mbet mb' atĕ, eðe ai mbę

16 Perȩndinȩ. Eδe na kemi ngofun' eδe kemi besuem dašuninȩ
ḱi kā Perȩndia mbȩ nē. Perȩndia ā̆štȩ dašunī, eδe ai ḱi mbet
17 ndȩ dašunīt, mbet mbȩ Perȩndinȩ, eδe Perȩndia mb' atĕ. Mbȩ
kȩtĕ ā̆štȩ mbaruem dašunia me nē, ḱi tȩ kemi kutsīm ndȩ
ditȩt tȩ ǵųḱit: sepsĕ sikurse ai ā̆štȩ, *kȩštŭ* eδe na yemi ndȩ
18 kȩtĕ botȩ. Nuk' ā̆štȩ frikȩ ndȩ dašunīt, por dašunia e mbarŭeme
ndsier yaštȩ frīkȩnȩ: sepsĕ frika kā mundīm: eδe ai ḱi kā
19 frikȩ, nuk' ā̆št' i mbaruem ndȩ dašunīt. Na duem' atĕ, sepsĕ
20 ai na deši pȩrpara. Ndȩ θaštȩ kuši, Se due Perȩndinȩ, eδe
tȩ ketȩ mȩnī vȩlān' e vet, ā̆štȩ ṙēnȩs: sepsĕ ai ḱi tȩ mos
detȩ vȩlān' e vet ḱi e kā pamȩ, si mŭndetȩ me dāšunȩ
21 Perȩndinȩ ḱi nuk' e kā pamȩ? Eδe kȩtĕ porosī e kemi prei
atī, Ai ḱi don Perȩndinȩ, don eδe vȩlān' e vet.

## KAPTINA V.

1 Ǵiθȩ kuš besŏn se Iesui ā̆štȩ Krišti, kā ľemȩ prei Perȩndisȩ:
eδe ǵiθȩ kuš tȩ dēt' atĕ ḱi e kā pielȩ, don eδe atĕ ḱi kā
2 ľemȩ prei atī. Prei kȩsāi e ngŏfimȩ se dŭemȩ diĕľmt' e
Perȩndisȩ, kur tȩ demi Perȩndinȩ, eδe tȩ rŭeimȩ porosīt' e
3 atī. Sepsĕ kȩyŏ ā̆štȩ dašunia e Perȩndisȩ, ḱi tȩ rŭeimȩ porosīt'
4 e atī: eδe porosīt' e atī nukȩ yā̆nȩ tȩ randa. Ǵiθȩ ḱiš kā
ľemȩ prei Perȩndiet e mund bŏtȩnȩ, eδe kȩyŏ ā̆štȩ fitŏreya
5 ḱi mundi bŏtȩnȩ, *do me θā̆nȩ* besa yonȩ. Tsili ā̆št' ai ḱi mund
bŏtȩnȩ, vetš ai ḱi besŏn se Iesui ā̆št' i Bīr' i Perȩndisȩ:
6 Kų̈i ā̆št' ai ḱi erδi prei uyit eδe prei ǵakut, Iesu-Krišti:
yo prei uyit vĕtȩmȩ, por eδe prei uyit eδe prei ǵakut: eδe
7 Špirti ā̆št' ai ḱi dešmŏn, eδe Špirti ā̆št' e vȩrteta. Sepsĕ tre
yā̆n' ată ḱi dešmŏyȩnȩ ndȩ ḱiel, Āti, Fyaľa, eδe Špirti Šeńt,
8 eδe kȩtă tȩ tre yā̆nȩ ńi. Eδe tre yā̆n' ată ḱi dešmŏyȩnȩ ndȩ
δēt, Špirti, eδe ŭyȩtȩ, eδe ǵaku: eδe tȩ tre yā̆nȩ mbȩ ńi.
9 Ndȩ maṙšim dešmīn' e niĕrȩzȩvet, dešmia e Perȩndisȩ ā̆štȩ
mā̆ e maδe: se kȩyŏ ā̆štȩ dešmia e Perȩndisȩ ḱi kā dešmuem
10 pȩr Bīrin' e vet. Ai ḱi i besŏn tȩ Bīrit Perȩndisȩ, kā dešmī
ndȩ vetȩvĕtȩhet: ai ḱi nuk' i besŏn Perȩndisȩ, e kā bā̆m'

atĕ r̄ēnẹs, sepsĕ nuk' i besōi dešmisẹ ḱi dešmōi Perẹndia pẹr
11 Bīrin' e vet. Eðe kẹyŏ ăštẹ dešmia, se Perẹndia na ða yetẹ
12 tẹ pa-sŏsẹme, eðe kẹyŏ yeta ăštẹ mbẹ Bīrin' e atī. Ai ḱi kā
Bĭrinẹ, kā yĕtẹnẹ: ai ḱi s'kā Bīrin' e Perẹndisẹ, s'kā yĕtẹnẹ.
13 Kẹtŏ u škrova yuve ḱi besoni mb'ĕmẹnit tẹ Bīrit Perẹndisẹ.
ḱi ta dini se kēni yetẹ tẹ pa-sŏsẹme, eðe ḱi tẹ besoni
mb' ĕmẹnit tẹ Bīrit Perẹndisẹ.
14 Eðe kụ̆i ăštẹ kutsimi ḱi kemi tek ai, se, ndẹ ľụpšim ǵā
15 mbas dašunimit atī, na ndẹǵŏn. Eðe ndẹ e ditšim se na ndẹǵŏn,
ḱiš tẹ ľụ̆pimẹ, e dimẹ se măr̄imẹ tẹ ľụ̆punatẹ ḱi kemi ľụ̆punẹ
prei atī.
16 Ndẹ paftẹ kuši vẹlān' e vet se fẹyĕn făy yo pẹr vdekẹ,
kā me ľụ̆punẹ, *eðe Perẹndia* kā me i ðānẹ yetẹ, atụ̆neve ḱi
nukẹ fẹyĕyẹnẹ pẹr vdekẹ. Ăštẹ făy pẹr vdekẹ: nukẹ θom tẹ
17 ľŭtetẹ pẹr atĕ *făy*. Ḱiš-do štrembẹnī ăštẹ făy: eðe ăštẹ făy
yo pẹr vdekẹ.
18 E dimẹ se ǵiθẹ kuš kā ľemẹ prei Perẹndiet nukẹ fẹyĕn:
por ai ḱi kā ľemẹ prei Perẹndiet ruen vetẹvĕtẹhẹnẹ, eðe i
19 keḱi nuk' e pẹrkĕt. E dimẹ se yemi prei Perẹndiet: eðe ǵiθẹ
20 bota ǵĭndetẹ mbẹ tẹ kĕḱenẹ. E dimẹ se i Bīr' i Perẹndisẹ
erθ, eðe na ða mend pẹr me nǵŏfunẹ tẹ vẹrtĕtinẹ: eðe yemi
mbẹ tẹ vẹrtĕtinẹ, mbẹ tẹ Bīrin' e atī Iesu-Krĭštinẹ? kụ̆i ăšt'
i vẹrteti Perẹndī, eðe yeta e pa-sŏsẹme.
21 Dieľmθit' *e mī*, rŭeni vĕtẹhenẹ tŭei prei ĭðuyš. Amen.

---

# E PẸRǴĬΘẸŠIMEYA ĽĔTẸR' E DỤTẸ

# E APŎSTULIT ǴIONN.

1 Pľaku mbẹ Zońẹn' e sǵĕðẹme, eðe mbẹ diĕľmt e asāi, ḱi
un' i due ndẹ tẹ vẹrtetẹt, eðe yo unẹ vĕtẹmẹ, por eðe ǵiθ'
2 ată ḱi kānẹ nǵŏfunẹ tẹ vẹrtĕtẹnẹ: pẹr atĕ tẹ vẹrtĕtẹnẹ ḱi
mbet ndẹr nē, eðe kā me ḱĕnunẹ baškẹ me nē pẹr ǵiθẹ yĕtẹnẹ:
3 ḱoftẹ baškẹ me yu hīr, ndẹyesẹ, paḱtīm prei Perẹndisẹ Ātit,

eδe prei Zotit Iesu-Krišt tẹ Bīrit Ātit, ndẹ tẹ vẹrtetẹ e
ndẹ dašunī.
4 Ugẹzŭešẹ šumẹ, se ǵeta *disa* prei diĕl̓mvet tū tue ĕtsunẹ
5 ndẹ tẹ vẹrtĕtẹnẹ, sikurse mŭerẹm porosī prei Ātit. Eδe tahĭ
tẹ l̓utem, o Zońẹ, yo sikŭr tue škruem te ti *ńī* porosī tẹ rē,
por atē k̓i kišim tšẹ pẹrpara hĕrẹsẹ, tẹ dŭemẹ ńani tiĕtẹrinẹ.
6 Eδe kẹyŏ ā̆štẹ dašunia, tẹ ĕtsimẹ mbas porosivet atī. Kẹyŏ ā̆štẹ
porosia, sikurse e ndẹǵŭetẹ tšẹ pẹrpara hĕrẹsẹ, tẹ ĕtsẹni mb'atē.
7 Sepsĕ šumẹ gẹńeštarẹ hṳ̄nẹ ndẹ botẹt, ată k̓i nukẹ ṙẹfĕyẹnẹ
*me goyẹ* se Iesu-Krišti erδi ndẹ miš: kṳ̆i ā̆štẹ gẹńeštari eδe
8 antikrišti. Kẹk̓ṳrni vĕtẹhenẹ tŭei, k̓i tẹ mos vdieṙim' atŏ k̓i
9 punuem, por tẹ mărinẹ pagẹ tẹ pl̓otẹ. Ǵiθẹ kuš kapẹrtsĕn
porosinẹ, eδe nukẹ mbet ndẹ mẹsĭmt tẹ Krištit, *ai* s' kā
Perẹndī: ai k̓i mbet ndẹ mẹsĭmt tẹ Krištit, kṳ̆i kā eδe Ātẹn'
10 eδe Bĭrinẹ. Nd' arθtẹ kuši te yu, e nukẹ biye kẹtē mẹsĭm,
11 mos e meṙni ndẹ štẹpī, eδe mos e pẹršẹndetni: sepsĕ ai k̓i
e pẹršẹndĕt, bā̆hetẹ piesetār mbẹ vĕpẹrat t' atī tẹ kẹk̓iatẹ.
12 Ndonẹse pata šumẹ pẹr me u škruem yuve, nukẹ deša me
l̓etẹr' e me melăn: por špẹrey me ărδunẹ te yu, eδe me
fŏl̓unẹ goyẹ me goyẹ, k̓i tẹ yetẹ pl̓ot gẹzimi ṳnẹ.
13 Tẹ făl̓enẹ me šẹndĕt diĕl̓mt' e mŏtẹrẹsẹ s'ate tẹ sǵĕδẹmesẹ.
Amen.

---

## E PẸRǴĪΘẸŠIMEYA L̓ETẸR' E TRETẸ E APŎSTULIT ǴIONN.

1 Unẹ pl̓aku mbẹ Gaionẹ tẹ dăšuninẹ, te tsilin' un' e due
ndẹ tẹ vẹrtetẹt.
2 I dăšunẹ, pẹr tẹ ǵiθa l̓utem tẹ vetš mbarẹ e tẹ yēš
3 šẹndošẹ, sikurse vete mbarẹ špirti ṳt. Sepsĕ ugẹzŭešẹ šumẹ,
se vĭnẹ vẹlazẹn, eδe dešmŏyẹnẹ pẹr tẹ vẹrtĕtẹnẹ tate, sikurse

4 ti etsęn ndę tę vęrtětęt. S' kam mā̃ tę maθ gęzĭm se kętē̆,
tę ndęǵoy se diĕl'mt' e mī ĕtsinę ndę tę vęrtetęt.

5 I dăšunę, *punę* besętari bẵn ḱiš tę bẵyš mbę vęlăzęnit e
mbę tę hŭeyęt, tę tsīlętę dešmŭenę pęr dašuninę tate pęrpara
6 kĭšęsę: ndę i pęrsiĕlš ată sikurse vęyĕn te Peręndia, kē me
7 bā̃mę mirę. Sepsĕ dŭel'nę pęr ĕmęnin' e atī, pa maŕę ǵā̃ prei
8 kŏmbevet. Na prā kemi detụrę me prĭtunę tę tilę *ńerę̈s*, ḱi
tę bẵhemi ndifętarę ndę tę vęrtĕtęnę.

9 I škrova kĭšęsę, por Diotrefi ai ḱi don parę̈sī ndęr ată,
10 nukę na pret: pęrandai nd' arθša, dot' i kuitoy punęt' e atī
ḱi bẵn, tue na pęrḱĕšunę me fyal'ę tę kęḱia: eδe tue mos i
mbastuem kętŏ, as ai vetę nukę pret vęlăzęnitę, por eδe ată
11 ḱi dŭenę *me i pritun'* i ndal', eδe i ndsier yaštę kišet. I
dăšunę, mos ško mbrapa tę kĕḱesę, por tę mĭręsę. Ai ḱi bẵn
mirę, ā̃štę prei Perędiet: por ai ḱi bẵn keḱ, nuk' e kā
pamę Perę̈ndinę.

12 Pęr Demetrin' ĕpetę dešmī *e mirę* prei tę ǵiθęš, eδe prei
asāi tę vęrtĕtęsę: eδe na ăpimę dešmī, eδe e dini se dešmia
yonę, ā̃št' e vęrtetę.

13 Kĭšiem me škruem šumę, por nukę due me tę škruem me
14 melăn e me pendę: por špęrey me tę pamę pęr sę špĕitī,
15 eδe kemi me fŏl'unę goyę me goyę. Paḱtĭm mbę tụi. Tę făl'enę
me šęndĕt miḱtę. U fal' me šęndĕt miḱvet ĕmęnę pęr ĕmęnę.

---

## E PĘRǴĪΘĘSIMEYA ĹETĘR' E APŎSTUNIT IUDĘ.

1 Iuda šęrbętŏr' i Iesu-Krištit, eδe vęlāi i Iakobit, te tę
θęŕītunit tę šeńtęnŭešimitę prei Perędisę Ātit, eδe rŭeitunę
prei Iesu-Krištit: ndęyesę e paḱtĭm e dašunī ušumoftę mbę yu.

3 Tę dăšunę, mbassi ndsitova tĕpęrę me u škruem yuve pęr
špętimin' e rendomšim, pata nevoyę me u škruem yuve, e me
*u* l'ŭtunę tę l'uftoni pęr atĕ bĕsęnę ḱi uδă ńiherę mbę šĕńtęnit.

4 Sepsĕ hũ̱nę pšĕfazę disa ńeręs, ḱi ĭšinę škruem pęrpara tšę
moti ndę kętĕ dęnĭm, *ńeręs* tę pa-besę, ḱi kęθĕyęnę hīrin'
e Perendisę t'onę mbę ndu̱nęsī, eδe mohŏyęnę tę vĕtęminę
zotęnī Perędinę, eδe Zŏtinę t'anę Iesu-Krĭštinę.
5 Eδe due me ua prũmę ndęr mend, ndouęse yu e ditęt
kętĕ ńiherę, se Zoti si špętŏi pŏpulinę prei δēut Eǵyptit,
6 mbasandai hupi ată ḱi nukę besŭenę: eδe ată ĕnǵuytę ḱi
nukę rŭeitnę ŭrδęnin' e vet, por ľãnę vendin' e vet, i kā
tŭeitunę *mbŭ̱lunę* nd' eṙęsinęt me varǵe tę pa-sŏsunę, pęr
7 ǵu̱ḱin' e dĭtęsę maδe: porsi Sodoma e Gomorra, eδe atŏ
ḱu̱tĕtetę ṙeθ atũ̱neve, ḱi uδãnę ndę kurvęnī kęštũ porsi atŏ,
e votnę mbrapa tietęr miši, yãnę vũmę pęrpara pęr šęmbęlę-
8 tu̱rę, tue umunduem me ziăṙm tę pa-sŏsunę. Por kęštũ eδe
kętă tue pamę ăndęṙa, ndũ̱eyęnę mĭšinę, e Lăyęnę pęr asǵã
9 puštĕtinę, nĕminę ofīḱetę. Eδe Mihaili i pār' i ĕnǵuyvet kur
hăhei tue ľuftuem me diălinę pęr korpin' e Moiseut,
s' kutsŏi me pıũmę *kundrę atī* ndońi ǵukĭm tę nĕmuni, por
10 θa, Tę ḱartoftę Zoti. Eδe kętă nĕminę sā *punę* ḱi nuk' i
dinę, eδe sā *punę* tę natũ̱ręsę ḱi i dinę, porsi štãsę pa mend,
11 vdĭrenę ndęr atŏ. Miĕr ată, sepsĕ ĕtsęnę mb' uδę tę Kainit,
eδe uľišŭenę me vrap mbas gęńimit Balaamit pęr *me maṙę*
pagę, eδe hupnę ndę kundrę-fyaľęt tę Koreut.
12 Kętă yãnę paľavī ndę gostī tę dašunisę tŭei, kur hãnę
gostī me yu pa frikę, e ušḱĕyęnę vetęvĕtęhenę: rẽ pa uyę
ḱi bĭhenę tutiĕ e terhũ prei eraš: drū viešte pa pemę, dū̱
13 herę vdĕkunę, škŭľunę prei ṙãyaš: vaľę dēti tę egra, ḱi
škumęzŏyęnę turpęniat' e veta: u̱ye ḱi bihen' andēy e kęndēy,
pęr tę tsilęt' ãštę rŭeitunę eṙęsĭn' e zezę pęr ǵiθę yĕtęnę.
14 Eδe pęr kętă profetizŏi eδe Enohu i štatti *vetę* mbas
15 Adamit, tue θãnę, "Ḱe tek erδi Zoti me δētę miyę šĕńtęnaš
vet, ḱi tę bãyę ǵū̱ḱ mbi tę ǵiθę, eδe tę ḱartoyę ǵiθę tę pa-
bĕsętę *ndęrmiĉt* atũ̱neve pęr ǵiθę vĕpęrat' e pa-besęnīs' atu̱ne,
ḱi punŭenę pa besę, eδe pęr ǵiθ' atŏ fyaľęt e ăšpęra ḱi foľnę
16 kundrę atī faytoręt' e pa-besę".—Kętă yãn' asĭš ḱi murmuroyęn'

e ḱyăhenę, tue ĕtsunę mbas dęšęrimeš vet: eδe goya e atų̈neve
fľet *fyaľę* tĕpęrę tę traša, eδe męrekulŏhenę pęr disa vetę pęr
me păsunę dobī *prei atų̈neve.*
17 Por yu, o tę dăšunę, kuitoni fyĕľętę ḱi ufoľnę pęrpara prei
apŏstuyvet Zotit t'ųnę Iesu-Krištit, se u θŏšinę yuve, se
18 "Ndę kohę tę mbrăpęme dotę yẽnę pęrḱĕšęsa, ḱi *dot'* ĕtsinę
mbas dęšęrimeš pa-besęnïavet veta".
19 Kętă yãn' ată ḱi dăyęnę vetęvĕtęhenę, porsi štãsę ḱi
s' kãnę špīrt.
20 Por yu, o tę dăšunę, tue ngrĕfunę vĕtęhenę tų̈ei pęrmbi
fort tę šeńtęnŭešimenę besę, *e* tue ufăľunę ndę Špīrt Šeńt,
21 rŭeni vĕtęhenę tų̈ei ndę dašunī tę Perędisę, tue prītunę
pęrdęlimin' e Zotit t'ųnę Iesu-Krištit, pęr yetę tę pa-sŏsęme.
22, 23 Eδe disa i pęrdęleni, tue bãmę tę sǵĕδunę: eδe disa tę
tierę i špętoni me frikę, tue i řęmbųem *ată* prei ziařmit, *e*
tue păsunę męnī eδe *atẽ* pĕtękunę ḱi ăštę šgrųem prei mišit.
24 Eδe mb' atẽ ḱi mŭndetę me u rŭeitunę tę pa-făy, e me *u*
25 ḱindruem pęrpara ľaftit vet faḱe-barδę me gęzīm, mbę tę
vĕtęminę tę dītšiminę Perędī eδe Šęľbŭesinę t'anę, *ḱoftę* ľaft
eδe maδęnī, urδęn' eδe puštĕt, eδe tahī eδe mbę ǵiθę
yetęt. Amen.

---

## SBUĹESA E ǴIONN HŲY-DĪTUNIT.

### KAPTINA I.—III.

1 Sbuľesa e Ięsu-Krištit, ḱi ia δa Hųyi me ua diftuem
šęrbętŏręvet vet, sā kãnę me ubãmę pęr sę špĕiti: eδe i dęrgōi
e i šęnōi me anę t' ĕnǵulit vet mlę šęrbętorin' e vet Ǵiŏnninę.
2 I tsili dešmōi *pęr* fyaľęn' e Hųyit, eδe *pęr* dešmīn' e Iesu-
3 Krištit, eδe sā pā. Ĺum ai ḱi kęndŏn, eδe ată ḱi ndęǵŏyęnę
fyaľęt' e profezisę, eδe řŭeyęnę sā yãnę škruem nd' atẽ: sepsĕ
koha *ăštę* ngat.

4 Ǵionni mbę štatę kišat *ḱi yãnę* nd' Asī: hīr eδe paḱtīm
*ḱoftę* mbę yu prei atī ḱi ãšt' eδe ḱi ište eδe ḱi viĕn: eδe
5 prei štatę Špīrtęnaš ḱi yãnę pęrpara škambit atī: eδe prei
Iesu-Krištit, *ḱi ãštę* dešmitār besętār, paraĺīndęsi prei sę
vdĕkuniš, eδe i pār' i rīgavet δēut: mb' atĕ ḱi na deši, eδe
6 ḱi na ĺau prei fāyevet t'ona me ǵakun' e vet, eδe na bãni
riga e prīftęna te Hụyi eδe Āti vet: mb' atĕ *ḱoftę* ĺavdia
eδe pušteti ndę yetęt tę yĕtęvet. Amen.
7 Ńe te viĕn me rēt, eδe kā me e pamę ḱiš-do sụ̃, eδe ată
ḱi e špŭenę: eδe ǵiθę kombet' e δēut kãnę me undŭkunę
8 pęr atĕ: po, amen. Unę yam Alfa eδe Omega, e filŭemeya
eδe e mbarŭemeya, θotę Zoti, ai ḱi ãšt' eδe ḱi ište eδe ḱi
viĕn, Ǵiθę-puštĕtęsi.
9 Unę Ǵionni, vęlāi yŭei, eδe šoḱ baškę me yu ndę štręngīmt
e ndę reǵęnīt e ndę durīmt tę Iesu-Krištit, ḱešę ndę
ŭyδęsęt, ḱi ḱyŭhetę Patmę, pęr fyaĺęn' e Hụyit, eδe pęr
10 dešmīn' e Iesu-Krištit. Erδa ndę špīrt ditęn' e Zotit: eδe
ndęǵova mbrapa meye ńi zã tę maθ, porsi *zã* trumbete, ḱi
11 θošte, Unę yam Alfa eδe Omega, i pari eδe i mbrăpęni: eδe,
ḱiš šef, *i* škrŭei ndę ĺibęr, eδe *i* dęrgŏ te kišat ḱi *yãnę*
nd' Asī, ndę Efesę, eδe ndę Smyrnę, eδe ndę Pergamę, eδe
ndę Θyaterę, eδe ndę Sardei, eδe ndę Filadelfī, eδe ndę
Laodikī.
12 Eδe ukęθụ̆ešę me pamę zãninę ḱi foĺi me mue: eδe kur
13 ukęθụ̆ešę, pašę štatę kandiĺe t' ārta, eδe ndę miedīs tę štatę
kandīĺevet *pašę ńi* ḱi ǵante porsi bīr ńeriu, vĕšunę me ńi
petkę tę ǵatę ḱụš ndęr kambę, eδe nǵĕšunę mbę sisat me ńi
14 bres t' ārtę: eδe krụet' e atī eδe fĺokęt' *išinę* tę barδę porsi
15 ĺeš i barδę, si bora: eδe sụ̃t' e atī porsi fĺakę ziaṙmi. Eδe
kambęt' e atī ǵăišinę porsi Orihălk, sikurse me ḱĕnę ndsĕmę
16 ndę fuṙę: eδe zãn' i atī porsi zã šūmę ŭyęnaš. Eδe kište
n' dorę tę diaθtę tę vet štatę ụye: eδe prei goyęs' atī diĺte
ńi spāt' e prĕfętę me dụ̃ prĕsie: eδe făḱeya e atī *ndriste*
17 porsi dieli kur ndrit ndę fuḱī tę vet. Eδe kur pāš' atĕ, rašę

ndẹr kambẹ t' atī porsi i vdĕkunẹ: eδe *ai* vūni dorẹn' e
diaθtẹ mbi mue, e mẹ θa, Mos ufrikŏ: unẹ yam i pari eδe i
18 mbrăpẹni: eδe ai ḱi řōn, eδe ḱēš' i vdĕkunẹ, eδe ńe te yam
i ǵalẹ ndẹ yetẹt tẹ yĕtẹvet, amen: eδe kam tšeĺsat' e feřit
19 eδe tẹ vdĕkẹsẹ. Škrŭei ḱiš pē, eδe ḱiš yãnẹ, eδe ḱiš kãnẹ
20 me ubãmẹ pẹr mbaskẹndai. Mysterin' e štatẹ ŭyevet ḱi
pē mbẹ tẹ diaθtẹt t'eme, eδe štatẹ kandiĺet' e ārta. Štatẹ
ŭyetẹ yãn' ĕnǵuyt' e štatẹ kĭšavet: eδe štatẹ kandĭĺetẹ ḱi
pē, yãnẹ štatẹ kĭšatẹ.

1 KAP. II.—Škrŭei ĕnǵulit kišẹs' Efesinẹ,
Kẹtŏ θōt' ai ḱi mbā štatẹ ŭyetẹ mbẹ tẹ diaθtẹt tẹ vet, ai
2 ḱi etsẹn ndẹ miedĭs tẹ štatẹ kandĭĺevet ārta: I diy punẹt' e
tua, eδe mundĭminẹ tat, eδe durĭminẹ tat, eδe se s' munde
me duruem tẹ kẹḱitẹ: eδe provove ată ḱi θōnẹ se yãn' apŏstuy,
3 eδe nukẹ yãnẹ: eδe i ǵete řĕnẹsa. Eδe durove, eδe kē durĭm,
4 eδe umundove pẹr ĕmẹninẹ t'em, eδe s' uĺoδe. Por *di ḱiš*
5 kam kundrẹ teye, sepsĕ ĺē dašuninẹ tate tẹ pārẹnẹ. Kuytohu
prā prei kah rē poštẹ, eδe pendohu, eδe băn punẹt' e para:
se ndẹ mos, vĭy špeit te ti, eδe kam me ĺŭeitunẹ kandĭĺenẹ
6 tate prei vendit asāi, ndẹ mos upendŏfš. Por kē kẹtĕ *tẹ mirẹ*,
se kē mẹnī punẹt' e Nikolaĭtẹvet, tẹ tsilat' eδe un' i kam mẹnī.
7 Ai ḱi kā veš, ĺetẹ ndẹǵoyẹ ḱiš u θotẹ kĭšavet Špirti: Atī
ḱi mund dot' i ap me ngrãnẹ prei drusẹ yĕtẹsẹ, ḱi ăštẹ ndẹ
miedĭs tẹ paradisit Huyit.
8 Eδe ĕnǵulit kĭšẹsẹ ndẹ Smyrnẹ škrŭei,
9 Kẹtŏ θōt' i pari eδe i mbrĕpẹni, ai ḱi ḱe i vdekun' eδe
řōi: I diy punẹt' e tua, eδe štrẹngĭminẹ, eδe vobezinẹ, (por
yē i păsunẹ,) eδe tẹ nĕmunit' e atŭneve ḱi θōnẹ pẹr vetẹ-
vĕtẹhenẹ se yãnẹ Iudey, eδe nukẹ yãnẹ, por *yãnẹ* mbẹĺĕδẹye
10 e Satanait. Mos ufrikŏ pẹr sā kē me pẹsuem. Ńe diāli te
kā pẹr me vũmẹ *disa* prei yuš ndẹ burk, ḱi tẹ provohi: eδe
kēni me păsunẹ štrẹngĭm pẹr δētẹ ditt. Băhu besẹtār ḱuš
mbẹ vdekẹ, eδe kam me tẹ δãnẹ kurorẹn' e yĕtẹsẹ.
11 Ai ḱi kā veš, ĺetẹ ndẹǵoyẹ ḱiš u θotẹ kĭšavet Špirti: Atī
ḱi mund s' dot' i băhetẹ keḱ prei vdĕkẹsẹ dutẹ.

12 Eδe ěnǵulit kĭšęsę ndę Pergamę škrŭei,
13 Kętŏ θōt' ai ḱi kā špatęn' e prěfętę me dŭ prěsęye: I diy
punęt' e tua, eδe ku e kē tę nděńunitę, atiĕ ku *ăštę* škambi
i Satanait, eδe mbā ěmęninę t'em, eδe nukę mohove běsęnę
t'eme, eδe as nd' atŏ ditt ḱi *ište* Andipa dešmitari em besętari,
14 i tsili uvrā ndęr yu, atiĕ ku kā tę nděńunitę Satanai. Por
*di ḱiš* kam pak ǵā kundrę teye, sepsĕ kē atiĕ *disa vetę* ḱi
mbanę męsimin' e Balaamit, i tsili męsonte Balăkunę me vūmę
škăndulę përpara tę bĭyvet Israelit, ḱi tę hā̃nę kurbăn ĭδuyš,
15 eδe tę kurvęnŏyęnę. Kęštū kē eδe ti *disa vetę* ḱi mbanę
16 męsimin' e Nikolaĭtęvet: ḱi e kam męnī. Pendohu: se ndę
mos, vĭy špěit te ti, eδe kam me ľuftuem me ată me špatęn'
e gŏyęsę s'eme.
17 Ai ḱi kā veš, ľetę ndęǵoyę ḱiš u θotę kĭšavet Špirti: Atī
ḱi mund dot' i ap me ngrā̃nę prei mănęsę *ḱi ăštę* mpęšěfętę,
eδe dot' i ap ńi šeńę tę barδę, eδe mbi šeńęt škruem ńi
ěmęnę tę rī, tę tsīlinę askuši s' e nǵef, vetše ai ḱi e meŕ.
18 Eδe ěnǵulit kĭšęsę ndę Θyaterę škrŭei,
Kętŏ θōt' i Bīr' i Hųyit, ai ḱi kā sųt' e vet porsi fľakę
19 ziaŕmi, eδe kambęt' e atī ḱi ǵăyęnę porsi orihălk: i diy punęt'
e tua, eδe dašuninę, eδe šęrběsęnę ḱi băn, eδe běsęnę, eδe
durĭminę tat, eδe punęt' e tua, eδe tę mbrăpęnatę *se yā̃nę*
20 mā̃ tępęrę se tę păratę. Por *di ḱiš* kam pak ǵā̃ kundrę teye,
se ľē gruen' Iezabilę, ḱi θotę pęr vetęvĕtęhenę *se ăštę*
profetešę, me męsuem eδe me gęńųem šęrbętoręt' e mī, tę
21 kurvęnŏyęnę eδe tę hā̃nę kurbăn ĭδuyš. Eδe i δašę kohę asāi
22 me upenduem prei kurvęnisę vet, por nuk' upendue. Ńe unę
tek e vē̃ ndę štrat, eδe ată ḱi kurvęnŏyęnę me atē̃ ndę
štręngĭm tę maθ, ndę mos upendŏfšinę prei pŭnęvet veta.
23 Eδe tę biyt' e asāi kam me i vramę me vdekę: eδe ǵiθę
kĭšatę kā̃nę me e nǵŏfunę, se unę yam ai ḱi šikoy vešńet
eδe zěměratę: eδe kam me i δā̃nę ǵiθę-se-tsilit prei yuš
24 mbas pŭnęvet tŭeya. Eδe u θom yuve, eδe tę tiěręvet *ḱi
yā̃nę* ndę Θyaterę, se sā s' kā̃nę kętē̃ męsĭm, eδe ată ḱi

s' ngofnę tę θelat' e Satanait, sikurse θōnę, Nukę dotę vē
25 tiĕtęrę bařę mbę yu: vetš atĕ ḱi kēni, mbănia ḱųš sā tę vīy.
26 Eðe atī ḱi mund eðe ḱi ruen punęt' e mia ḱųš sę mbrăpęni,
27 kam me i ðānę puštĕt mbi kombet: eðe "kā me i kulŏtunę
me škop tę hĕkurtę: *dotę* θųhenę porsi enęt' e tiegularit":
28 sikurse eðe un' e mora prei t'em-ĕt: eðe kam me i ðānę
ųlin' e męnǵĕsęyesę.
29 Ai ḱi kā veš, ľetę ndęǵoyę ḱiš u θotę kĭšavet Špirti.
1 KAP. III.—Eðe ĕnǵulit ndę Sardei škrŭei,
Kętŏ θōt' ai ḱi kā štatę Špĭrtęnat' e Hųyit, eðe štatę ųyetę:
i diy punęt' e tua, se e kē ĕmęninę se řon, eðe yē i vdĕkunę.
2 Băhu i sḱutę, eðe fortsŏ tę tiĕrętę sā kānę pęr me vdĕkunę:
sepsĕ nuk' i ǵeta punęt' e tua tę pľota pęrpara Hųyit.
3 Kuytohu prā si more eðe ndęǵove, eðe i rŭei, eðe upendŏ.
ndę mos ndeńš prā sḱutę, kam me ărðunę te ti porsi vieðęs,
4 eðe s' kē me dĭtunę mbę ḱiš orę kam me ărðunę te ti. Kē
pak ĕmęna eðe ndę Sardei, ḱi nuk' i ndųenę pĕtękat' e veta:
eðe *ată* kānę me ĕtsunę baškę me mue me *pĕtęka* tę barða,
5 sepsĕ yānę tę vęyefšim, Ai ḱi mund, kųi kā me uvĕšunę me
pĕtęka tę barða, eðe s' kam me šuem ĕmęnin' e atī prei
ľibręsę yĕtęsę, eðe kam me řefųem ĕmęnin' e atī pęrpara
t'em-ĕt, eðe pęrpara ĕnǵuyvet atī.
6 Ai ḱi kā veš, ľetę ndęǵoyę ḱiš u θotę kĭšavet Špirti.
7 Eðe ĕnǵulit kĭšęsę ndę Filadelfī škrŭei,
Kętŏ θotę šeńti, i vęrteti, ai ḱi kā tšeľsin' e Davidit, ai
8 ḱi tšeľ, eðe askuši s' mbųl, eðe askuši s' tšeľ: I diy punęt'
e tua: ńe te kam vūmę pęrpara teye ńi derę tę tšeľę, eðe
askuši s' mŭndetę me e mbųlunę: sepsĕ kē pak fuḱī, eðe
rŭeite fyăľęnę t'eme, eðe nukę mohove ĕmęninę t'em, ńe te
9 kam me ðānę *n'dorę disa* prei mbęľĕðęyesę Satanait, ḱi θōnę
pęr vetęvĕtęhenę se yānę Iudey, eðe nukę yānę, por řĕyęnę:
ńe te kam me bām' ată tę vīn' e tę aðurŏyęnę pęrpara
10 kămbęvet tua, eðe ta ngŏfinę se unę tę deša: sepsĕ rŭeite
fyaľęn' e durimit t'em, eðe kam me tę rŭeitunę prei ŏręsę

ngăsęyesę ḱi kā pęr me ărδunę mbę ǵiθę bŏtęnę, pęr me
11 provuem ată ḱi řinę mbę δēt. Ńe te vĩy špeit: mba atē ḱi
12 kē, ḱi tę mos mafi askuši kunŏręnę tate. Kuš tę mundi, kam
me e bām̃ę štulę ndę tĕmpulę tę Hüyit t'em, eδe s' kā me
dăľunę yaštę mā̃: eδe kam me škruem mbi atē ĕmęnin' e
Hüyit t'em, eδe ĕmęnin' e ḱütetit Hüyit t'em, Ierusaľĕmęsę
rē, ḱi sdrip prei ḱielit kah Hüyi em, eδe ĕmęninę t'em
tę rīnę.
13 Ai ḱi kā veš, ľetę ndęǵoyę ḱiš u θotę kĭšavet Špirti
14 Eδe ĕnǵulit kĭšęsę Laodikevet škrŭei,
Kętŏ θōt' ai ḱi ā̃št' Amen, besętari eδe i vęrteti dešmitār,
15 e filŭemeya kriyĕsęsę Hüyit: I diy punęt' e tua, se as i
ftŏfętę yē, as i ngrŏfętę: makarę tę ĭšie i ftofęt' a i ngrŏfętę.
16 Por mbassi yē kęštū̃ i vŏkętę, eδe as i ftofęt' as i ngrŏfętę,
17 kam pęr me tę vielę prei gŏyęsę s'eme. Sepsĕ θue, Se yam
i păsunę, eδe ubā̃š' i păsunę, eδe s' kam nevoyę as pęr kend,
eδe nuk' e di se ti yē i ngratę, eδe i mierę, eδe i vobĕk,
18 eδe i vĕrbętę, eδe i svĕšunę, Tę kęšiloy me bľemę prei meyet
ār tę provuem ndę ziăřm, ḱi tę bā̃heš i păsunę: eδe tę vešiš
pĕtęka tę barδa, eδe tę mos dŭkétę turpęnia e tę svĕšunit
19 tat: eδe ľüei sü̃t' e tū me kollurę ḱi tę šofiš, Unę ǵiθę sā
20 i due, i ḱartoy eδe i mundoy, kī zelę prā eδe upendŏ. Ńe
te řiy mbę dęręt, eδe trakuloy: ndę ndęǵoftę kuši zā̆ninę
t'em, eδe tšeľ dĕręnę, kam me hü̃mę tek ai, eδe kam me
21 darkuem baškę me atē, eδe ai baškę me mue. Atī ḱi mund,
dot' i ap me ndĕńunę baškę me mue ndę škamp t'em, sikurse
eδe unę munda, eδe ndeńa baškę me t'em-Ātę ndę škamp t'atī.
22 Ai ḱi kā veš, ľetę ndęgoyę ḱiš u θotę kĭšavet Špirti

## KAPTINA IV.

1 Mbaskęndai pašę, eδe ńe ńī dēr' e tšeľę ndę ḱiel: eδe zā̃n'
i parę ḱi ndęǵova porsi *zā̃* trumbete ḱi fľiste baškę me mue,
e θošte, Hip kętŭ, eδe kam me tę diftuem sā dŭhenę me
ubā̃mę mbaskęndai.

2 Eδe pęrńihere erδa ndę špīrt: eδe ńe tek ište ńi škamp
3 ndę ḱiel, eδe mbi škampt po ŕinte *kuši*. Eδe ai ḱi ŕinte ǵante
mbę tę pamit porsi gūr iaspide eδe sardine: eδe ište ńi
ụĺ-bēr ŕeθ škambit ḱi ǵante mbę tę pamit porsi smaragdinę.
4 Eδe ŕeθ škambit *išinę* ńizēt e katęr šḱembe: eδe mbę šḱembet
pašę ndĕńunę tę ńizēt e katęr pĺeḱtę, vĕšunę me pĕtęka
5 tę barδa: eδe kĭšinę mbi krenęt tę vet kunora t' ārta. Eδe
dĕĺšinę prei škambit vetima e bumbulima e zą̄na. Eδe pęrpara
škambit *išinę* štatę lambaδe tę ziaŕmit ndĕzunę, tę tsĭlatę yą̄nę
6 štatę Špĭrtęnat' e Hụyit. Eδe pęrpara škambit *ište* ńi dēt
gastăreye, ḱi ǵante porsi krystalę. Eδe ndę miedĭs tę škambit
eδe ŕeθ škambit katęr štą̄sę ḱi ĭšinę pĺot me sụ̄ pęrpara e
7 mbrapa. Eδe štą̄s' e parę ǵante porsi ĺeŏn, eδe štą̄s' e dụtę
ǵante porsi vitš, eδe štą̄s' e tretę e kiste făḱenę porsi ńerī,
8 eδe štą̄s' e kătęrtę ǵante porsi šḱipe ḱi fĺuturŏn. Eδe tę katęr
štą̄sętę kĭšinę ǵiθę-se-tsila vetš e vetš ka ǵaštę fĺetę pęrḱărk,
eδe pęrmbrenda *išinę* pĺot me sụ̄: eδe s' ką̄nę tę prą̆ytunę dīt'
e natę, tue θą̄nę, Šeńt, Šeńt, Šeńt, Zoti Hụy Ǵiθę-puštĕtęsi,
ai ḱi ište eδe ḱi ą̄št' eδe ḱi viĕn.
9 Eδe štą̆sętę kur i ăpinę ĺavdī e ndēr e tę fă̆ĺunę ndersę
10 atī ḱi ŕinte mbę škampt, ḱi ŕon ndę yetęt tę yĕtęvet, tę ńizēt
e katęr pĺeḱtę dot' i bĭyenę pęrpara atī ḱi ŕī mbę škampt,
eδe dot' e aδuroyęn' atĕ ḱi ŕon ndę yetęt tę yĕtęvet, eδe dotę
11 vēnę kuronat' e veta pęrpara škambit, tue θą̄nę, I vęyefšim
yē, o Zot, me marę ĺavdīn' e nderin' e fuḱinę: sepsĕ ti
kriyove tę ǵiθa, eδe pęr dašunĭminę tat yą̄n' eδe ukriyŭenę.

## KAPTINA V.

1 Eδe pašę mbę tę diaθtęt atī ḱi ŕinte mbi škampt ńi ĺibęr
2 škruem pęrmbrenda e pęryašta, buĺŏsunę me štatę buĺa. Eδe
pašę ńi ĕnǵulę tę fortę tue ĺetšĭtunę me zą̄ tę maθ, Tsili ą̆št'
i vęyefšim me tšĕĺunę ĺĭbrinę, eδe me sgĭδunę buĺat' e atī.
3 Eδe askuši nukę mŭndei ndę ḱielt, as mbę δēt, as ndęnę δēt,
4 me tšĕĺunę ĺĭbrinę, as me e pamę. Eδe unę ḱyăišiem šumę

sepsĕ askuši nuk' uǵīnd i vęyefšim me tšeľun' e me kęnduem
5 ľibrinę, as me e pamę. Eδe ńi prei pľeḱš mę θotę, Mos ḱyai:
ńe te mundi ľeoni ḱi ãštę prei fáręsę Iŭdęsę, řãya e Davidit,
me tšĕľunę ľībrinę, eδe me sgĭδunę štatę buľat e atī.
6 Eδe pašę, eδe ńe ndę miedīs tę škambit eδe tę katęr
štãsęvet, eδe ndę miedīs tę pľeḱvet, ńi Ḱenḱ ḱi po řinte porsi
i θĕrunę, eδe kište štatę brĭy, eδe štatę sṳ̄: tę tsīlętę yãnę
štatę Špĭrtęnat' e Hṳyit, *ḱi yãnę* dęrguem ndępęr ǵiθę δēnę.
7 Eδe erδi e muer ľibrinę prei sę diaθtęs' atī ḱi ište ndĕńunę
mbę škampt.
8 Eδe kur muer ľībrinę, tę katęr štãsęt' eδe tę ńizĕt e katęr
pľeḱtę rãnę pęrpara Ḱenǵit, ḱi kĭšinę ǵiθę-se-tsili ḱiθara e
kupa t' ārta, mbŭšunę me ḱemna, tę tsīlatę yãnę tę fãľunat'
9 e šĕńtęnavet. Eδe kęndŏišinę *ńī* kankę tę rē, tue θãnę, I
vęyefšim yē me mařę ľībrinę, eδe me tšĕľunę buľat' e atī:
sepsĕ uθerę, eδe na *špęr*bľeve te Hṳyi me ǵăkunę tat, prei
10 ḱiš-do fare e ǵuhe e pŏpuli e kombi, eδe na bãne riga e
prĭftęna te Hṳyi ṳnę: eδe kemi me reǵęnuem mbi δēt.—
11 Eδe pašę, eδe ndęǵova ńi zã šumę ĕnǵuyš řeθ škambit eδe
štãsęvet eδe pľeḱvet: eδe numęr' i atṳ̄neve ište me δētę mĭyęna
12 δētę mĭyęnaš, ḱi θŏšinę me zã tę maθ, I vęyefšim ãštę Ḱenǵi
i θĕrunę me mařę fuḱīn' e păsien' e dien' e vęrtṳtin' e nderin'
13 e ľavdīn' e bekĭminę.—Eδe ḱiš-do kriyetṳrę ḱi ãštę ndę ḱielt,
eδe mbę δēt, eδe ndęnę δēt, eδe sā yãnę ndę dēt, eδe ǵiθ'
atŏ *ḱi yãnę* nd' atŏ, ndęǵova ḱi θŏšinę, Mb' atĕ ḱi řī mbę
škampt eδe mbę Ḱĕnǵinę *ḱoftę* bekimi e ndēri e ľavdia e
14 pušteti ndę yetęt tę yĕtęvet. Eδe tę katęr štãsętę θŏšinę,
Amen: eδe tę ńizĕt e katęr pľeḱtę rãn' eδe aδuruen' atĕ ḱi
řon ndę yetęt tę yĕtęvet.

## KAPTINA VI.—XI.

1 Eδe pašę kur tšeľi Ḱenǵi ńănęnę buľę, eδe ndęǵova ńi
prei tę katęr štãsęvet ḱi θošte, porsi zã bumbulime, Eya
2 eδe šif. Eδe pašę, eδe ńe ńi kãľ i barδę: eδe ai ḱi řinte mbi

atẽ kište ńi hark: eδe i uδă ńī kunorẹ, eδe dueľ mundẹs, eδe ḱi tẹ mundi.
3 Eδe kur tšeľi buľẹn' e dụtẹ, ndẹǵova štãsẹn' e dụtẹ ḱi
4 θošte, Eya eδe šif. Eδe dueľ ńi tietẹr kāľ i kuḱ: eδe atī ḱi
ṙinte mbi atẽ i uδă me ngrĭtunẹ paḱtĭminẹ prei δēut, eδe tẹ θĕrinẹ ńani tiĕtẹrinẹ: eδe i uδă ńī θīk' e maδe.
5 Eδe kur tšeľi buľẹn' e tretẹ, ndẹǵova tẹ trĕtẹnẹ štãsẹ ḱi
θošte, Eya eδe šif. Eδe pašẹ, eδe ńe ńi kāl i zī, eδe ai ḱi
6 ṙinte mbi atẽ, kište ńī zygarē ndẹ dorẹt tẹ vet. Eδe ndẹǵova
ńi zã ndẹ miedĭs tẹ katẹr štãsẹvet ḱi θošte, *ńi* Hũ grũni pẹr *ńi* dinār, eδe tre hũna eľbi pẹr ńi dinār: eδe, Mos i bãn dam voyit eδe vĕnẹsẹ.
7 Eδe kur tšeľi buľẹn' e kătẹrtẹ, ndẹǵova zãnin' e tẹ kătẹrtẹsẹ
8 štãsẹ ḱi θošte, Eya eδe šif. Eδe pašẹ, eδe ńe ńi kāľ i ǵĕľbẹtẹ,
eδe ai ḱi ṙinte sipẹr atī, e kište ĕmẹninẹ Vdekẹ, eδe Feṙi e meṙte mbrapa baškẹ: eδe uδă atũneve puštĕt pẹrmbi tẹ kătẹrtẹn' e δēut me vramẹ me špatẹ e me zī *buke* e me vdekẹ, eδe me bišat' e δēut.
9 Eδe kur tšeľi buľẹn' e pĕsẹtẹ, pašẹ pẹrpŏš θerŏresẹ špĭrtẹnat' e atũneve ḱi yãnẹ θĕrunẹ pẹr fyaľẹn' e Hụyit, eδe
10 pẹr atẽ dešminẹ ḱi kĭšinẹ. Eδe θẹṙitšinẹ me zã tẹ maθ, tue
θãnẹ, Ḱụš kurẹ, o Zotẹnia i šeńtẹnŭešim eδe i vẹrtetẹ, nukẹ ǵukŏn eδe nukẹ meṙ špagĭm pẹr ǵăkunẹ t'anẹ prei atũneve
11 ḱi ṙinẹ mbẹ δēt? Eδe i δãnẹ ǵiθẹ-se-tsilit stoľia tẹ barδa, eδe
u θãn' atụne tẹ prãhen' eδe pẹr pak kohẹ, ḱụš sā tẹ mbušen' eδe šẹrbẹtŏrẹtẹ šokẹt' e atũne eδe vẹlăzẹnit' e atụne, ḱi kãnẹ pẹr me uvramẹ sikurse eδe ată.
12 Eδe pašẹ kur tšeľi buľẹn' e ǵašttẹ: eδe ńe tek ubã ńī
δē-ľẹkŭndie e maδe, eδe dieli ubã i zī porsi θes i ľeštẹ, eδe
13 hãna ubã porsi ǵak. Eδe ụyet' e ḱielit rãnẹ pẹr δē, porsi
druya e fikut ḱi heθ fiḱt' e pa-piĕkunẹ, kur tŭndetẹ prei
14 ĕrẹsẹ maδe. Eδe ḱieli utẹrhŏḱ "porsi ľĕtẹra kur mpẹštĭletẹ",
15 eδe ḱiš-do maľ e ŭyẹδẹs utundnẹ prei vĕndevet vet. Eδe rigat'
e δēut, e ńĕrẹzit' e mẹδĕy, e tẹ păsunit', e urδẹn-mĭyẹsit',

e tę főrtętę, eδe ḱiš-do šęrbętuer, e ḱiš-do i ĺirę mpęšefnę
vetęvětęhenę ndępęr špelat e ndępęr škrepat e măĺevet, eδe
16 u θōšinę măĺevet e škrĕpavet, Bini mbi nē, eδe na mpęšifni
prei faḱes' atī ḱi r̄ī mbę škampt, eδe prei zemęrimit Ḱenǵit:
17 sepsĕ erδi dīt' e maδe e zemęrimit atī, eδe tsiĺi mŭndetę
me ḱindruem?
1 KAP. VII.—Eδe mbaskęndai pašę katęr ĕnǵuy ḱi r̄iyšinę
mbę tę katęr kantet e δēut, e mbăišinę tę katęr erat' e δēut,
ḱi tę mos frŭnte erę mbę δēt, as mbę dēt, as mbę ḱiš-do drū.
2 Eδe pašę ńi tietęr' ĕnǵulę ḱi hipte prei sę ĺĕmesę dielit,
e kište buĺęn' e Hu̧yit ǵalę: eδe u θęr̄iti me zā̃ tę maθ
atu̧ne tę katęr ĕnǵuyvet, ḱi uδă t' i băyinę dam δēut eδe dētit,
3 e θošte, Mos i băni dam δēut, as dētit, as drūvet, ḱu̧š sā tę
buĺōsimę šęrbętoręt' e Hu̧yit t'u̧nę ndę bāl t' atu̧ne.
4 Eδe ndęǵova nŭmęrin' e atŭ̧neve ḱi ubuĺosnę: ńi ḱind e
katęr-δēt' e katęr miyę prei ḱiš-do fare tę bĭyvet Israelit:
5 prei făręsę Iŭdęsę du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei făręsę
6 Rubenit du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei făręsę Gadit
du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei faręs' Aserit du̧-mbę-δētę
miyę tę buĺōsunę: prei făręsę Nefθalimit du̧-mbę-δētę miyę tę
buĺōsunę: prei făręsę Manassesę du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę:
7 prei făręsę Symeonit du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei
făręsę Leviut du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei faręs' Isaharit
8 du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę: prei făręsę Zabulonit du̧-mbę-
δētę miyę tę buĺōsunę: prei faręs' Iosefit du̧-mbę-δētę miyę tę
buĺōsunę: prei făręsę Beniaminit du̧-mbę-δētę miyę tę buĺōsunę.
9 Mbaskęndai pāš' eδe ńe šumę ǵĭndie, ḱi s' mundei me e
ńǵefun' askuši, prei ḱiš-do kombi e faraš e pŏpuyš e ǵŭhęnaš,
ḱi r̄iyšinę pęrpara škambit eδe pęrpara Ḱenǵit, vĕšunę me
10 stoĺia tę barδa, eδe *mbăišinę* finike ndęr duer tę veta. Eδe
θęr̄itšinę me zā̃ tę maθ, e θōšinę, Špętimi ăštę mbę Hŭ̧yinę
11 t'anę ḱi r̄ī mbę škampt, eδe mbę Ḱĕnǵinę. Eδe giθ' ĕnǵuytę
r̄iyšinę r̄eθ škambit eδe pleḱvet eδe tę katęr štăzęvet, eδe
rā̃nę pęrmbŭ̧s pęrpara škambit e aδurŭenę Hŭ̧yinę, tue θā̃nę,

12 Amen: bekimi e ľavdia e ditunia e tẹ făľunitẹ ndersẹ e nderí
e fuḱia e vẹrtụta *koftẹ* mbẹ Hụ̈yinẹ t'anẹ ndẹ yetẹt tẹ
yĕtẹvet. Amen.
13 Eδe upẹrǵĕḱ ńi prei pľeḱvet, e mẹ θa, Tsīľẹtẹ yā̃nẹ kẹtă
14 ḱi yā̃nẹ vĕšunẹ me stoľia tẹ bardδa, eδe prei kah erθnẹ? Eδe
i θašẹ, Zot, ti e di. Eδe mẹ θa, Kẹtă yā̃n' ată ḱi vī̃nẹ prei
štrẹngimit maθ: eδe ľanẹ stoľiat' e veta, eδe sbarθnẹ stoľiat'
15 e veta me ǵakun' e Ḱenǵit. Pẹrandai yā̃nẹ pẹrpara škambit
Hụyit, eδe i ľūtenẹ dīt' e natẹ ndẹ tempul t' atī: eδe ai ḱi
16 ṙī mbẹ škampt kā me ndĕńunẹ ndẹr ată. Nukẹ dotẹ kē̃nẹ mā̃
unī, as nukẹ dotẹ kē̃nẹ mā̃ et, as nukẹ dotẹ bierẹ dieli mbi
17 ată, as ḱiš-do farẹ vape: sepsĕ Ḱenǵi *ḱi ăštẹ* ndẹrmiĕt škambit,
dot' i kulosi, e dot' u tẹrhieki ŭδẹnẹ ndẹ tẹ ǵala guṙe
ŭyẹnaš: eδe Hụyi dotẹ mpẹšiyẹ ḱiš-do ľot prei sụ̄vet atụne.
1 KAP. VIII.—Eδe kur tšeľi tẹ štăttẹnẹ buľẹ ubā̃ pušīm
ndẹ ḱielt si ndo-ńā ǵụmẹs ore.
2 Eδe pašẹ tẹ štāt' ĕnǵuytẹ, tẹ tsīlẹtẹ ṙīyšinẹ pẹrpara Hụyit:
3 eδe uδā̃n' atụ̄neve štatẹ trumbeta. Eδe erδi ńi tietẹr' ĕnǵulẹ,
eδe ḱindrōi mbẹ θerŏrenẹ, e mbante ńi ḱemtār t' ārtẹ: eδe
i uδā̃n' atī šumẹ ḱemna, ḱi t' i bierẹ me tẹ făľunat e ǵiθẹ
4 šĕńtẹnavet mbẹ θẹroren' e ārtẹ *ḱi ăštẹ* pẹrpara škambit. Eδe
hipi tụmi i ḱĕmnavet me tẹ făľunat e šĕńtẹnavet prei dorẹs'
5 ĕnǵulit pẹrpara Hụyit. Eδe ĕnǵuli muer ḱemtărinẹ, eδe e
mbuši prei ziaṙmit θeṙŏresẹ, eδe e hoδi mbẹ δēt: eδe ubā̃nẹ
zā̃na e bumbulima e vetima e δē-ľẹkŭndie.
6 Eδe tẹ štāt' ĕnǵuytẹ ḱi kĭšinẹ tẹ štatẹ trumbetat' ubā̃nẹ
gati me u rā̃nẹ trumbĕtavet.
7 Eδe enǵul' i parẹ i rā trumbĕtẹsẹ, eδe ubā̃ brešẹn e ziăṙm
pẹrziem me ǵak, eδe uhoθnẹ mbẹ δēt: eδe e treta drụ̄vet
udŏḱ, eδe ḱiš-do bār' i ngomẹ udŏḱ.
8 Eδe enǵul' i dụtẹ i rā trumbĕtẹsẹ, eδe porsi ńi maľ i maθ
diĕgunẹ me ziăṙm uhŏθ ndẹ dēt: eδe e treta dētit ubā̃ ǵak.
9 Eδe vdiḱ e treta kriyetụ̄ravet ǵala *ḱi išinẹ* ndẹ dēt: eδe e
treta bărkavet uprĭš.

10 Eδe enǵul' i tretẹ i rā trumbětẹsẹ, eδe rā prei ḱielit ńi ṳl
i maθ ndězunẹ porsi lambaδe, e rā mbi tẹ tretẹn' e ľŭmnavet,
11 eδe mbi guřet e ŭyẹnavet. Eδe ěmẹni i ṳlit θohet' Apsěnθ:
eδe e treta e ŭyẹnavet ukẹθṳe mbẹ apsěnθ, eδe šumẹ ńerẹs
vdiḱnẹ prei ŭyẹnavet, sepsě uiθtŭenẹ.
12 Eδe enǵul' i kătẹrtẹ i rā trumbětẹsẹ, eδe upľague e treta
e dielit, eδe e treta e hănẹsẹ, eδe e treta e ṳyevet, ḱi
t' eřẹsohet' e treta e atṳ̆neve, eδe dita tẹ mos ndrisi tẹ tretẹn'
e asāi; eδe nata por kẹštŭ.
13 Eδe pāš' eδe ndẹǵova ńi ěnǵulẹ tue fľuturuem ndẹ miedĭs
tẹ ḱielit, ḱi θošte me zā̃ tẹ maθ, Miěr, miěr, miěr ată ḱi
řinẹ mbẹ δēt, pẹr zā̃nat e tierẹ tẹ trumbětẹsẹ tre ěnǵuyvet
ḱi kā̃nẹ pẹr me u rā̃nẹ trumbětavet:
1 KAP. IX.—Eδe enǵul' i pěsẹtẹ i rā trumbětẹsẹ, eδe pašẹ
ńi ṳl prei ḱielit ḱi binte mbi δēt, eδe i uδă tšeľsi i pusit
2 abyssit, eδe tšeli pusin' e abyssit: eδe dueľ tṳm prei pusit,
porsi tṳm i ńī fŭřẹsẹ maδe: eδe ueřẹsue dieli eδe era prei
3 tṳmit pusit. Eδe prei tṳmit dŭeľnẹ kartsaľetsa mbi δēt: eδe
4 uδă atṳ̆neve puštět, sikurse kā̃nẹ puštět škarpĭńt' e δēut. Eδe
u θā̃n' atṳ̆neve ḱi tẹ mos i bā̃yẹnẹ dam bārit δēut, as ḱiš-do
nǵomẹsine, as ḱiš-do druye, vetš atṳne ńěrẹzẹvet větẹmẹ ḱi
5 s' kā̃nẹ buľẹn' e Hṳyit ndẹ ƀāl tẹ vet. Eδe uδă atṳ̆neve ḱi
tẹ mos i vrăsinẹ, por tẹ mundŏhenẹ pēsẹ mŭey: eδe mundimi
6 i atṳ̆neve *ište* porsi mundĭm škarpini, kur ḱuk ńerinẹ. Eδe
nd' atŏ ditt ńěrẹzitẹ kā̃nẹ me kẹrkuem vděkẹnẹ, eδe s' kā̃nẹ
me e ǵětunẹ, eδe kā̃nẹ me dẹšẹruem pẹr me vděkunẹ, eδe
7 vdeka kā me ĭkunẹ prei atṳ̆neve. Eδe tẹ pẹrǵăitẹmet' e
škarpińvet ǵăišinẹ porsi kuăľ ḱi yā̃nẹ bā̃mẹ gati pẹr ľuftẹ,
eδe mbi krenẹt t' atṳne *kĭšinẹ* porsi kunora t' ārta, eδe faḱet'
8 e atṳ̆neve *išinẹ* porsi faḱe ńěrẹziš. Eδe kĭšinẹ fľokẹ, porsi
fľokẹ grāš: eδe δambẹt' e atṳ̆neve *išinẹ* porsi δambẹ ľeonẹš.
9 Eδe kĭšinẹ θurakẹ, porsi θurakẹ tẹ hěkurtẹ: eδe zā̃n' i
fľětẹvet atṳne *ište* porsi zā ḱeřeš šumẹ kuăľš, kur ětsinẹ ndẹ
10 ľuftẹ. Eδe kĭšinẹ bĭštẹna ḱi ǵăišinẹ porsi tẹ škarpińvet, eδe

ndępęr bĭštęnat t' atųne kĭšinę θumba: eδe pušteti i atųne
11 *ište* me u bãmę dam ńěręzęvet pẽsę mŭey. Eδe kĭšinę rigę
pęrmbi vetęvětęhen' ěnǵulin' e abyssit: ai e kā ěmęninę
Hebraĭšt Abaddŏn, eδe mbę *ǵuhę* tę Grěkęvet e kā ěmęnin'
Apollyŏn [*Prišęs*].
12 Ńana miěr škōi: ńe te po vĩn' eδe dų miěr mbaskęndai.
13 Eδe enǵul' i gašttę i rā trumbětęsę, eδe ndęǵova ńi zã
prei tę katęr brĩnavet θerores' ārtę *ḱi ăštę* pęrpara Hųyit,
14 ḱi i θošte tę ǵašttit ěnǵulę ḱi kište trumbětęnę, Sgiθ tę katęr
15 ěnǵuytę ḱi yãnę ĺiδunę mbę ĺumin' e maθ Efrătinę. Eδe
usgiθnę tę katęr ěnǵuytę ḱi ĭšinę bãmę gati pęr oręn' e pęr
ditęn' e pęr mŭeyin' e pęr vĭtinę, pęr me vramę tę tretęn' e
16 ńěręzęvet. Eδe nŭmęri i uštętŏręvet kaĺorisę *ište* dų herę kā
δētę mĭyęna δētę mĭyęnaš: eδe ndęǵova nŭmęrin' e atųneve.
17 Eδe kęštũ pašę kuaĺtę mbę tę pamit, eδe ată ḱi ŕĭyšinę mbi
ată, se kĭšinę θurakę tę ziaŕmit eδe tę yakinθit e tę sŭrfulit:
eδe krenęt' e kuaĺvet *išinę* porsi krenę ĺeonęš, eδe prei
18 gŏyavet atųne deĺte ziăŕm e tųm e sŭrfulę. Prei kętųne tę
treve uvrān' e treta e ńěręzęvet, prei ziaŕmit e prei tųmit
19 e prei sŭrfulit ḱi deĺte prei gŏyavet atųne. Sepsĕ puštetet'
e atųneve yãnę ndę goyę t' atųne: sepsĕ bĭštęnat e atųne
ǵăyinę porsi tę ǵarpińvet, eδe kĭšinę krenę, eδe me ată băišinę
20 dam. Eδe ńěręzit' e tierę ḱi ată s' uvranę me kętŏ pĺagę,
as nuk' upendŭenę prei pŭnęvet dŭervet veta, ḱi tę mos
aδurŏyęnę diăytę, eδe iδuyt' e ārtę e tę arǵanttę e tę ramtę
e tę gūrit e tę drunit, tę tsĭlętę s' munden' as me ndęǵuem,
21 as me ětsunę. Eδe nuk' upendŭenę prei vrăsievet veta, as
prei farmaḱĭavet veta, as prei kurvęnisę vet, as prei tę
viěδęmevet veta.
1 KAP. X.—Eδe pašę ńi tietęr' ěnǵulę tę fortę tue sdrĭpunę
prei ḱielit, věšunę me rẽ, eδe *kište* ųĺ-běrinę mbę krųet, eδe
făḱeya e atĩ porsi dieli, eδe kambęt' e atĩ porsi štųla ziaŕmi.
2 Eδe kište n'dorę tę vet ńi ĺibęr tę vŏgęĺę hăpętę: eδe vũni
kambęn' e vet tę diăθtęnę mbi dēt, eδe tę mănǵętęnę mbi

3 δēt: eδe θeřiti me zā̃ tẹ maθ, porsi l̕eoni kur ul̕urĩn: eδe
4 kur θẹřiti, fol̕nẹ tẹ štatẹ bumbulĩmatẹ me zā̃nat e vet. Eδe
kur fol̕nẹ tẹ štatẹ bumbulĩmatẹ me zā̃nat e vet, pata pẹr me
škruem: eδe ndẹǵova ńi zā̃ prei kielit ḱi mẹ θošte, Bul̕ōs atŏ
5 ḱi fol̕nẹ tẹ štatẹ bumbulĩmatẹ, eδe mos i škrŭei. Eδe ai
ĕnǵuli ḱi pašẹ tue ndĕńunẹ mbi dēt eδe mbi δēt, ngriti dorẹn'
6 e vet ndẹ ḱiel, eδe bā̃ni bē pẹr atĕ ḱi řon ndẹ yetẹt tẹ yĕtẹvet,
i tsili ndẹrtōi ḱielin' eδe sā yā̃nẹ nd' atĕ, eδe δēn' eδe sā
yā̃nẹ nd' atĕ, eδe dētin eδe sā yā̃nẹ nd' atĕ, Se kohẹ s' kā
7 me ḱĕnunẹ mā̃. Por ndẹ ditt tẹ zā̃nit ĕnǵulit štattẹ, kur kā
pẹr me i rā̃nẹ trumbĕtẹsẹ, atẹherẹ kā me umbaruem mysteri
i Hụyit, sikurse u δa zā̃nin' e mirẹ šẹrbẹtōrẹvet vet
profĕtẹnavet.
8 Eδe atĕ zā̃ninẹ ḱi ndẹǵova prei ḱielit, pẹr-sẹ-rī fl̕iste me
mue, e θošte, Ško, e meř l̕ibrin' e vŏgẹl̕ẹ tẹ hăptinẹ n' dorẹ
9 t' ĕnǵulit ḱi kā ndĕńunẹ mbi dēt eδe mbi δēt. Eδe vŏita tek
ĕnǵuli, e i θašẹ, Ep-mẹ l̕ibrin' e vŏgẹl̕ẹ. Eδe *ai* mẹ θotẹ,
Meř-e eδe haye: eδe kā me tẹ iθtuem bărkunẹ tat, por ndẹ
10 goyẹt tate kā me ḱenun' i ā̃mbẹl̕ẹ porsi mial̕tẹ. Eδe mora
l̕ibrin' e vŏgẹl̕ẹ prei dorẹs' ĕnǵulit, eδe e hangra: eδe ište
ndẹ goyẹt t'eme, porsi mial̕tẹ i ā̃mbẹl̕ẹ: eδe kur e hangra,
11 uiθtue barku em. Eδe mẹ θotẹ, Dŭhetẹ me profetizuem
pẹr-sẹ-rī ti mbẹ šumẹ pŏpuy e kombe e ǵŭhẹna e riga.
1 KAP. XI.—Eδe m' uδă ńi kalām ḱi ǵante porsi škop:
eδe ĕnǵuli řinte e mẹ θošte,
Ngreu, eδe mat tĕmpulin' e Hụyit, eδe θerŏrenẹ, eδe ată
2 ḱi aδurŏyẹnẹ nd' atĕ: por obŏřinẹ *ḱi ăštẹ* pẹryašta tĕmpulit
l̕ĕn-e yaštẹ, eδe mos e mat, sepsĕ uδă mbẹ kombet: eδe
ḱụtĕtinẹ šeńt kā̃nẹ me e škĕl̕unẹ katẹr-δēt' e dụ mŭey.
3 Eδe kam me u δā̃nẹ tẹ dụ dešmitărẹvet mī, eδe dotẹ
profetizŏyẹnẹ ńī miyẹ e dụ ḱind e ǵaštẹ-δētẹ ditt, vĕšunẹ
4 me θasẹ. Kẹtă yā̃nẹ dụ drunat' e ulinit, eδe dụ kandĩl̕etẹ
5 ḱi řinẹ pẹrpara Hụyit δēut. Eδe ndẹ daštẹ kuši me u bā̃mẹ
dam, del̕ ziăřm prei goyẹs' atụne, eδe hā anẹmĩḱt' e atụne:

eδe ndę daštę kuši me u bãmę dam, kęštŭ dŭhetę me uvrām'
6 ai. Kętă kãnę puštĕt me mbų̈lunę ƙiĕlinę, pęr mos me rãnę
šī ndę ditt tę profezīs' atų̈ne: eδe kãnę puštĕt mbi ŭyęnat
me i kęθų̈em mbę ǵak, eδe me i rãnę δēut me ƙiš-do farę
pľage, sā herę tę denę.
7 Eδe kur tę mbarŏyęnę dešmīn' e vet, biša ƙi deľ prei
abyssit kā me bãmę ľuftę me ată, eδe kā me i mŭndunę,
8 eδe kā me i vramę. Eδe kŏrpęnat' e atų̈neve *kãnę me udĕrǵunę*
mbi ŕugęn' e ƙų̈tetit maθ, ƙi ƙŭhetę špirtęnīšt Sodomę eδe
Eǵyptę, atiĕ ku ukrų̈ƙęzue eδe Zoti ų̈nę.
9 Eδe kãnę me pamę *šumę vetę* prei pŏpuyvet e prei făravet
e prei ǵŭhęnavet e prei kŏmbevet kŏrpęnat' e atų̈neve trī
ditt e ǵų̈męs, eδe s' kãnę me ľãnę kŏrpęnat' e atų̈neve me i
10 vũmę ndęr voŕet. Eδe ată ƙi ŕinę mbę δēt kãnę me ugęzuem
pęr ată, e kãnę me ugazęmuem: eδe kãnę me i dęrguem
δunętī ńani tiĕtęrit, sepsĕ kętă tę dų̈ profĕtęnitę munduen'
ată ƙi ŕinę mbę δēt.
11 Eδe mbas trī ditš e ǵų̈męs hų̈ni mb' ată frų̈mę yete prei
Hų̈yit: eδe ƙindrŭenę mbę kambę tę veta, eδe i muer frīk'
12 e maδe ată ƙi i šīfšinę. Eδe ndęǵŭenę ńi zã tę maθ prei
ƙielit ƙi u θošte, Hipni kętŭ. Eδe hipnę mbę ƙielt mbę rēt:
13 eδe anęmīƙt' e atų̈neve i panę. Eδe nd' atĕ orę ubã ńī
δē-ľękŭndie e maδe, eδe e δētta ƙų̈tetit rā, eδe uvranę ndę
δē-ľękŭndiet štatę miyę ĕmęna ńĕręziš: eδe tę tietęr' i muer
frika, eδe i δãnę ľavdī Hų̈yit ƙielit.
14 E dų̈ta miĕr škōi: ńe e treta te po viĕn špeit.
15 Eδe i štatti enǵul' i rā trumbĕtęsę, eδe ubãnę zãna tę męδā
ndę ƙielt ƙi θŏšinę, Reǵęniat' e botęs' ubãnę tę Zotit t'ų̈nę,
eδe tę Krištit atī, eδe kā me reǵęnuem ndę yetęt tę yĕtęvet.
16 Eδe tę ńizĕt e katęr pľeƙtę, ƙi yãnę ndĕńunę mbę šƙembet
e vet pęrpara Hų̈yit, rãnę me faƙe pęr δē, eδe aδurŭenę
17 Hŭyinę, tue θãnę, Făľemi ndersę teye, o Zoti Hų̈y ǵiθę-
puštĕtęsi, ai ƙi ãšt' eδe ƙi ište eδe ƙi viĕn: sepsĕ more fuƙinę
18 tate tę măδenę, eδe reǵęnove. Eδe kombet' uzemęrŭenę, eδe

erδi zemęrimi ụt: eδe koha e tę vdĕkęvet. k̓i tę ǵukŏhenę,
eδe tę apiš păgęnę mbę šęrbętoręt e tū profĕtęnitę, eδe mbę
šeńtęnat, eδe mb' ată k̓i kãnę frikę ĕmęninę tat, mbę tę
vĕǵęl̓it eδe mbę tę męδĕyt, eδe tę vdieŕiš ată k̓i vdornę δēnę.
19 Eδe utšĕl̓ tĕmpuli i Hụyit ndę k̓iel, eδe udŭk arka e
δiatęs' atī ndę tempul t' atī: eδe ubãnę vetima e zãna e
e bumbulima e δē-l̓ękŭndie e brešęn i maθ.

## KAPTINA XII.

1 Eδe udŭk ńī šēń' e maδe ndę k̓ielt: ńī grue vĕšunę diĕlinę,
eδe hãna *ište* pęrpŏš kămbęvet asāi, eδe mbi krụet t' ašāi ńī
2 kunorę dụ-mbę-δētę ụyeš. Eδe mbassi ište me baŕę, bęrtiste
prei tę δīmtunit e prei mundimit k̓i tę pieli.
3 Eδe udŭk ńi tietęr šeńę ndę k̓ielt, eδe ńe ńi drek̓ i maθ *e*
i kuk̓, k̓i kište štatę krenę eδe δētę brīna: eδe mbi krenęt
4 tę vet štatę kunora. Eδe bišti i atī tęrhik̓te tę tretęn' e ụyevet
k̓ielit, eδe i hoδi mbę δēt. Eδe drek̓i ndeńi pęrpara grŭesę
k̓i kište pęr me pielę, k̓i tę hayę diāl̓in' e asāi, kur tę pieli.
5 eδe puel ńi diāl̓ măškulę, k̓i ai kište pęr me kul̓ŏtunę ǵiθę
kŏmbetę me škop tę hĕkurtę: eδe diāl̓i i asāi uŕęmbụe te
6 Hụyi, eδe *te* škambi i atī. Eδe grŭeya iku ndę škretinę, atiĕ
ku kā vend bãmę gati prei Hụyit, k̓i ta uškeyęn' atiĕ ńī miyę
e dụ k̓ind e ǵaštę-δētę ditt.
7 Eδe ubã l̓uftę ndę k̓ielt: Mihaili eδe ĕnǵuyt' e atī l̓uftŭenę
8 kundrę drek̓it, eδe drek̓i l̓uftōi eδe ĕnǵuyt' e atī. Eδe nukę
9 mũftnę, as vend s' uǵĕt pęr ată mã ndę k̓ielt. Eδe uhŏθ poštę
drek̓i i maθ, ǵărpęni i motšim k̓i k̓ŭhetę Diāl, eδe Satanai,
ai k̓i gęńēn ǵiθę bŏtęnę, uhŏθ poštę mbę δēt: eδe ĕnǵuyt'
10 e atī baškę me atĕ uhoθnę *poštę*. Eδe ndęǵova ńi zã tę maθ
k̓i θošte ndę k̓iel, Tahĭ ubã špętimi eδe fuk̓ia eδe reǵęnia e
Hụyit t'ụnę, eδe pušteti i Krištit atī: sepsĕ uhŏθ *poštę* ai
k̓i pęrfl̓ĕt vęlăzęnitę t'anę, ai k̓i pęrfl̓iste ată pęrpara Hụyit
11 t' ụnę dīt' e natę. Eδe ată e mundęn me anę tę ǵakut K̓enǵit,
eδe pęr fyal̓ęn' e dešmisę vet: eδe nuk' e dešnę yetęn' e vet

12 k̇us̆ mbę vdekę. Pęrandai gęzohi *yu* k̇ĭyetę, eδe ată k̇i r̄inę
mb' ată: miĕr ată k̇i r̄inę mbę δēt eδe ndę dēt, se sdripi
Diāli te yu, ai k̇i kā zemęrīm tę maθ, sepsĕ e di se kā
pak kohę.
13 Eδe kur pā drek̇i se uhŏθ *pos̆tę* ndę δēt, ndok̇i grŭenę k̇i
14 puel măs̆kulinę. Eδe i uδānę grŭesę dụ fl̇etę tę s̆kĭpesę maδe,
pęr me fl̇uturuem ndę s̆kretinę ndę vend tę vet, atiĕ ku
us̆k̇ĕhetę kohę eδe kŏhęna eδe ǵụmęs kohe, *l̇ark* prei făk̇esę
15 ǵărpęnit. Eδe ǵărpęni l̇is̆ōi mbrapa krŭesę prei gŏyęsę vet
16 uyę porsi l̇um, k̇i ta bāyę me e mar̄ę l̇umi. Eδe δēu i ndifi
grŭesę, eδe δēu hapi goyęn' e vet, eδe piu l̇ŭminę k̇i l̇is̆ōi
17 drek̇i prei gŏyęsę vet. Eδe drek̇i uzemęrue mbi grŭenę, eδe
vote me bāmę l̇uftę bas̆kę me tę tieręt e faręs' asāi, k̇i rŭeyęnę
porosīt' e Hụyit, eδe k̇i kānę des̆mīn' e Iesu-Kris̆tit.

## KAPTINA XIII.

1 Eδe ndeńa mbi rānęt tę dētit: eδe pas̆ę ńī bis̆ę k̇i
dil̇te prei dētit, k̇i kis̆te s̆tatę krenę e δētę brīna: eδe mbi
brīnat tę vet δētę kunora, eδe mbi krenęt tę vet ńi ĕmęnę
2 tę nĕmuni. Eδe ayŏ bis̆a k̇i pas̆ę ǵante porsi pardalę,
eδe kambęt' e veta porsi tę harŭs̆ęsę, eδe goya vet, porsi
goyę l̇eoni. Eδe drek̇i i δa fuk̇īn' e vet, eδe s̆kambin' e vet,
3 eδe pus̆tĕt tę maθ. Eδe pas̆ę ńi prei krĕnęvet asāi porsi tę
pl̇aguem pęr vdekę: eδe pl̇aga e vdekęs' asāi us̆ęndŏs̆, eδe
4 ǵiθę δēu umęrekulue mbrapa bĭs̆ęsę. Eδe aδurŭenę drĕk̇inę
k̇i i δa pus̆tĕt bĭs̆ęsę, eδe aδurŭenę bĭs̆ęnę, tue θānę,
Tsil̇i i pęrǵān bĭs̆ęsę? tsil̇i mŭndetę me l̇uftuem me atĕ?
5 Eδe i uδă asāi goyę k̇i fl̇et *fyal̇ę* tę męδā eδe tę nĕmuna:
eδe i uδă asāi pus̆tĕt me bāmę l̇uftę katęr-δēt' e dụ mŭey.
6 Eδe hapi goyęn' e vet mbę tę nĕmunę kundrę Hụyit, me
nemun' ĕmęnin' e atī, eδe tendęn' e atī, eδe ată k̇i r̄inę ndę
7 k̇ielt. Eδe i uδă asāi me bāmę l̇uftę me s̆ĕńtęnat, eδe me i
mŭndunę: eδe i uδă asāi fuk̇ī pęrmbi k̇is̆-do farę e ǵuhę e
8 komp. Eδe kānę me e aδuruem ǵiθ' ată k̇i r̄inę mbę δēt, tę

tsīlęvet nukę yãnę škruem ĕmęnatę ndę ľibęr tę yĕtęsę Ḱeńǵit
9 θĕrunę tšę kurę se ãštę ngrĕfunę bota.—Ndę pastę kuši veš,
10 ľetę ndęǵoyę.—Ndę prũftę kuši tiĕtęrinę ndę robęnī, *eδe ai*
vete ndę robęnī: ndę vraftę kuši me θikę, eδe ai dŭhetę me
uvramę me θikę. Kętŭ ãštę durimi eδe besa e šĕńtęnavet.
11 Eδe pašę ńī bišę ḱi diľte prei δēut, eδe kište dụ brĩna
12 ḱi ǵãyinę porsi tę ḱeńǵit, eδe fľiste si dreḱ. Eδe bãnte ǵiθę
puštetin' e bĭšęsę parę pęrpara asāi: eδe bãnte δēnę eδe
ată ḱi řinę mb' atĕ ḱi t' aδurŏyęnę bišęn' e parę, ḱi
13 i ušęndŏš pľaga e vdekęs' asāi. Eδe bãnte šeńe tę męδā,
kaḱi sā bãnte me sdripun' eδe ziăřm prei ḱielit mbę δēt
14 pęrpara ńĕręzęvet. Eδe gęńente ată ḱi řiyšinę mbę δēt pęr
atŏ šeńet ḱi i uδãn' asāi me bãmę pęrpara bĭšęsę, e u
θošte atụneve ḱi řiyšinę mbi δēt me i bãmę figure bĭšęsę,
15 ḱi kište pľagęn' e θĭkęsę, eδe řōi. Eδe i uδă asāi me i δãnę
frụmę figŭresę bĭšęsę kaḱi sā tę fľasi eδe figŭreya e bĭšęsę,
eδe tę bãyę me uvrām' ată ḱi tę mos aδurŏyinę figuren'
16 e bĭšęsę. Eδe bãnte tę ǵiθę, tę męδĕy e tę vĕǵiľę, e tę
păsunitę, e tę vobĕgętę, e tę ľīręte, e šęrbętŏręte, ḱi tę mĕřinę
šeńę mbę doręn' e diaθtę t' atụne, a mbę bălęnat t' atụne,
17 eδe ḱi tę mos mŭndetę kuši me bľēm' a me šītunę, vetš
atī ḱi kā sĕńęnę, a ĕmęnin' e bĭšęsę, a nŭmęrin' e ĕmęnit
18 asāi. Kętŭ ãštę ditunia: ai ḱi kā mĕndienę, ľetę ńǵefi nŭmęrin'
e bĭšęsę: sepsĕ ãštę nŭmęrę ńeriu: eδe nŭmęri i atī *ãštę*
ǵaštę ḱind e ǵaštę-δēt' e ǵaštę.

## KAPTINA XIV.

1 Eδe pašę, eδe ńe Ḱeńǵi te řinte mbi maľ tę Sionit, eδe
baškę me atĕ *išinę* ńi ḱind e katęr-δēt' e katęr miyę, ḱi
2 kĭšinę škruem ndę bălęnat tę vet ĕmęnin' e tę ātit atī. Eδe
ndęǵova ńi zã prei ḱielit, porsi zã šumę ŭyęnaš, eδe porsi zã
bumbulime tę maδe: eδe ndęǵova ńi zã ḱiθaroręš ḱi ḱiθarŏišinę
3 me ḱiθarat e veta. Eδe kęndŏišinę porsi ńī kankę tę rē
pęrpara škambit, eδe pęrpara katęr štãzęvet eδe pľeḱvet: eδe

askuši s' mŭndei me maŗ̌e vešt kănkęnę, vetš tę ńi ḱind e
katęr-δēt' e katęr miyę *vătętę*, ḱi ĭšinę *špęr*bľemę prei δēut.
4 Kętă yā̃n' ată ḱi nuk' undū̃nę baškę me grā: sepsĕ yā̃nę
virǵęn: kętă yā̃n' ată ḱi măřinę mbrapa Ḱenǵin' atiĕ ku tę
škoyę. kętă u*špęr*bľenę prei ńĕręzęvet, *ḱi yā̃nę* tę zănętę fīl
5 te Huyi eδe te Ḱenǵi. Eδe ndę goyę t' atune nuk' uǵĕt
gęńĭm: sepsĕ yā̃nę faḱe-barδę pęrpara škambit Huyit.
6 Eδe pašę ńi tietęr' ĕnǵulę tue fľuturuem ndę miedĭs tę
ḱielit, ḱi kište unǵilin' e pa-sŏsunę, ḱi tę unǵilęzoyę mb' ată
ḱi řinę mbę δēt, eδe mbę ḱiš-do komb' e farę e ǵuhę e
7 pŏpulę, eδe θošte me zā̃ tę maθ, Kini frikę Hŭyinę, eδe epni
ľavdī atī, sepsĕ erδi ora e ǵūḱit atī: eδe aδuroni atĕ ḱi bā̃ni
ḱielin' e δēn' e gu̇řet' e ŭyęnavet.
8 Eδe ńi tietęr' enǵul' ungrĭt mbrapa e θošte, "Rā, rā
Babylona", ḱutĕt i maθ, sepsĕ nǵomi ǵiθę kŏmbetę me vē̃nęn'
e zemęrimit kurvęnisę vet.
9 Eδe ńi enǵul' i tretę i muer mbrapa ată, tue θā̃nę me zā̃
tę maθ, Ndę aδuroftę bišęn' eδe figuren' e asāi, eδe ndę
10 mařtę šeńę ndę bāl tę vet, e mbę dorę tę vet, eδe ai kā me
pimę prei vĕnęsę zemęrimit Huyit, ḱi ā̃štę derδun' i θieštę
ndę potīr tę zemęrimit atī: eδe kā me umunduem me ziăřm
e me sŭrfulę pęrpara ĕnǵuyvet šeńtęnŭešim, eδe pęrpara
11 Ḱenǵit: eδe tumi i mundimit atune hipęn ndę yetę tę yĕtęvet:
eδe s' kā̃nę tę prăytunę dīt' e natę ată ḱi aδurŏyęnę bišęn'
eδe figuren' e asāi, eδe ndę mařtę kuši šeńęn' e ĕmęnit asāi.
12 Kętŭ ā̃štę durimi i šĕńtęnavet: kętŭ *yā̃n'* ată ḱi rŭeyęnę
porosīt' e Huyit, eδe besęn' e Iesuit.
13 Eδe ndęǵova ńi zā̃ prei ḱielit ḱi mę θošte, Škrŭei, Ĺum
ată tę vdĕkunę ḱi vdĕsinę mbę Zŏtinę tšę tahĭ. Po, θotę
Špirti, ḱi tę prā̆henę prei mŭndievet veta: eδe punęt' e
atū̃neve u venę mbrapa baškę.
14 Eδe pašę, eδe ńe ńi rē̃ e ƚarδę, eδe mbi rē̃t *ište* ndĕńunę
ńi ḱi ǵante porsi bīr ńeriu, eδe kište mbi kruet tę vet ńī
15 kunorę t' ārtę, eδe n' dorę tę vet ńi drapęn tę prĕfętę. Eδe ńi

tietẹr' ĕnǵulẹ duel' prei tĕmpulit tue θẹřitunẹ me zā̃ tẹ maθ
mb' atĕ ḱi ište ndĕńunẹ mbi rē̃t, Dẹrgŏ drăpẹninẹ tat, eδe
kořː sepsĕ tẹ erδi ora me kořẹ, sepsĕ uθā tẹ kořẹt' e δēut.
16 Eδe ai ḱi ište ndĕńunẹ mbi rē̃t, vũni drăpẹnin' e vet mbi
δēt, eδe δēu ukŏř.
17 Eδe ńi tietẹr' ĕnǵulẹ duel' prei tĕmpulit *ḱi ăštẹ* ndẹ ḱiel,
18 eδe kište eδe ai ńi drapẹn tẹ prĕfẹtẹ. Eδe ńi tietẹr' ĕnǵulẹ
duel' prei θerŏresẹ, i tsili kište puštĕt mbi ziăřmt: eδe θẹřiti
me zā̃ tẹ maθ mb' atĕ ḱi kište drăpẹnin' e prĕfẹtẹ, tue θā̃nẹ,
Dẹrgŏ drăpẹninẹ tat tẹ prĕfẹtinẹ, eδe viel' řušt' e vē̃štit δēut,
19 sepsĕ upoḱnẹ řušt' e atī. Eδe ĕnǵuli vũni drăpẹnin' e vet
ndẹ δēt, eδe vuel' vē̃štin' e δēut, eδe vũni *řuštẹ* ndẹ gavītš
20 tẹ zemẹrimit Hụyit. Eδe gavitši uškĕl' pẹryašta ḱụtetit, eδe
duel' ǵak prei gavitšit, ḱụš mbẹ frẹnat tẹ kual'vet, ḱụš ńī
miyẹ e ǵaštẹ ḱind stade *l'ark*.

## KAPTINA XV.—XVI.

1 Eδe pašẹ ńi tietẹrẹ šeńẹ tẹ maδe eδe tẹ mẹrekulŭešime
ndẹ ḱielt, štāt' ĕnǵuy ḱi kĭšinẹ štatẹ pl'agẹt' e mbrăpẹme,
sepsĕ nd' atŏ umbarue zemẹrimi i Hụyit.
2 Eδe pašẹ porsi ńi dēt gastăreye pẹrziem me ziăřm: eδe
ată ḱi mundẹn bĭšẹnẹ, eδe figuren' e asāi, eδe šeńẹn' e
asāi, *eδe* nŭmẹrin' e ĕmẹnit asāi, se po řiyšinẹ mbi dēt tẹ
3 gastăresẹ, *eδe* kĭšinẹ ḱiθara tẹ Hụyit. Eδe kẹndŏišinẹ kanken'
e Moiseut šẹrbẹtorit Hụyit: eδe kankẹn' e Ḱenǵit, tue θā̃nẹ,
Tẹ mẹδā eδe tẹ mẹrekulŭešime *yā̃nẹ* punẹt' e tua, o Zoti
Hụy ǵiθẹ-puštĕtẹsi: tẹ drĕita eδe tẹ vẹrteta *yā̃n'* uδẹt' e tua,
4 o Riga i šĕńtẹnavet. Tsil'i s' dotẹ ketẹ frikẹ tụi, o Zot, eδe
dotẹ l'avdoyẹ ĕmẹninẹ tat: sepsĕ *ti* vĕtẹmẹ *yē* šeńt: sepsĕ
ǵiθẹ kŏmbetẹ kā̃nẹ me arδun' e kā̃nẹ me aδuruem pẹrpara
teye: sepsĕ ǵụḱet' e tũ udiftŭenẹ.
5 Eδe mbaskẹndai pašẹ, eδe ńe tek utšĕl' tĕmpuli i tĕndẹsẹ
6 dešmimit ndẹ ḱielt. Eδe dŭel'nẹ prei tĕmpulit tẹ štāt' ĕnǵuytẹ
ḱi kĭšinẹ tẹ štatẹ pl'āgẹtẹ, vĕšunẹ me lī̃ tẹ pastẹr e tẹ
ndritšim, eδe nǵĕšunẹ pẹr krahanuer breža t' ārtẹ.

7 Eδe ńi prei tẹ katẹr štãzẹvet u δa tẹ štāt' ĕnǵuyvet štatẹ
kupa t' ārta mbŭšunẹ me zemẹrimin' e Hụyit ḱi ron ndẹ
yetẹt tẹ yĕtẹvet.
8 Eδe tĕmpuli umbŭš me tụm prei ľavdisẹ Hụyit, eδe prei
fuḱīs' atī: eδe askuši s' mŭndei me hũmẹ ndẹ tĕmpulẹ, ḱụš
sā tẹ mbarŏhenẹ tẹ štatẹ pľagẹt' e tẹ štāt' ĕnǵuyvet.
1 KAP. XVI.—Eδe ndẹǵova ńi zã tẹ maθ prei tĕmpulit ḱi
u θošte tẹ štāt' ĕnǵuyvet, Škoni e derθni kupat' e zemẹrimit
Hụyit mbẹ δēt.
2 Eδe vote i pari, eδe derδi kupẹn' e vet mbẹ δēt: eδe ubã
pľāg' e keḱe eδe e ľigẹ mb' ată ńĕrẹzit ḱi kĭšinẹ šeńẹn' e
bĭšẹsẹ, eδe mb' ată ḱi aδurŏišinẹ figuren' e asāī.
3 Hδe i dụti ĕnǵulẹ derδi kupẹn' e vet ndẹ dēt: eδe ubã
porsi ǵak tẹ vdĕkuni: eδe vdiḱ kiš-do frũm' e ǵalẹ *ḱi ište*
ndẹ dēt.
4 Eδe i treti ĕnǵulẹ derδi kupẹn' e vet ndẹpẹr ľumnat eδe
5 ndẹpẹr guret e ŭyẹnavet: eδe ubã ǵak. — Eδe ndẹǵova
ĕnǵulin' e ŭyẹnavet ḱi θošte, I drĕitẹ *yē* ti, o Zot ḱi yē,
6 eδe ḱi ĭšie, eδe i šeńtẹnŭešimi, sepsĕ ǵukove kẹtŏ: sepsĕ
derθnẹ ǵak sĕńtẹnaš eδe profĕtẹnaš, eδe u δē ǵak me pimẹ:
7 sepsĕ yãnẹ tẹ vẹyefšim.—Eδe ndẹǵova ńi tietẹr prei θerŏresẹ
ḱi θošte, Po, o Zoti Hụy ǵiθẹ-puštĕtẹsi, tẹ vẹrteta eδe tẹ
drĕita *yãnẹ* ǵụḱet' e tū.
8 Eδe i kătẹrti ĕnǵulẹ derδi kupẹn' e vet mbẹ dielt: eδe i
9 uδă *puštĕt* me diĕgunẹ ńĕrẹzitẹ me ziăřm. Eδe ńĕrẹzit'
udoḱnẹ me ńī vapẹ tẹ maδe, eδe nemnẹ ĕmẹnin' e Hụyit ḱi
kā puštĕt mbi kẹtŏ pľagẹ: eδe nuk' upendŭenẹ me i δãnẹ
ľavdī atī.
10 Eδe i pĕsẹti ĕnǵulẹ derδi kupẹn' e vet mbi škampt
tẹ bĭšẹsẹ: eδe ueřẹsue reǵẹnia e asāī: eδe pẹrtụpšinẹ ǵŭhẹnat'
e veta prei sẹ δīmtunit, eδe nemnẹ Hụyin' e ḱielit prei sẹ
11 δīmtunavet veta, eδe prei pľăgẹvet veta, eδe nuk' upendŭenẹ
prei pŭnẹvet veta.
12 Eδe i ǵaštti ĕnǵulẹ derδi kupẹn' e vet mbi ľumin' e maθ

Efrătinę: eδe uyęt' e atī uθā, ḱi tę băhetę gati uδa e
13 rīgavet ḱi yãnę prei sę ľěmesę dielit. Eδe pašę tre špīrtęna
tę ndũtę ḱi ǵăyinę porsi bretkosa *Ḱi dīľšinę* prei gŏyęsę
dreḱit, eδe prei gŏyęsę bīšęsę, eδe prei gŏyęsę profet-r̄ěnęsit.
14 Sepsě yãnę špīrtęna diăyš ḱi băyęnę šeńe, tę tsīlętę dăľinę
te rigat e δēut eδe tę ǵiθę bŏtęsę, pęr me mbęľeδun' ată pęr
15 ľuftęn' e asāi dītęsę maδe tę Hụyit Ǵiθę-puštětęsit. (Ńe te
vĩy porsi vieδęs: ľum ai ḱi r̄ī sḱutę, eδe r̄uen pětękat' e
16 veta, ḱi tę mos etsi svěšunę, e tę šŏfinę šumtīn' e atī.) Eδe
i mbęľŏθ ată ndę vend ḱi ḱŭhetę Hebraĭšt Armageddŏn.
17 Eδe i štatti ěnǵulę derδi kupęn' e vet nd' eręt: eδe dueľ
ńi zãn' i maθ prei těmpulit ḱielit, kah škambi, ḱi θošte,
18 Ubã. Eδe ubãnę zãna, e bumbulima, eδe ubã ńī δē-ľękŭndie
e maδe, ḱi s' ḱe bãmę sā īšinę ńěręzitę mbę δēt, kaḱi fort
19 ńī δē-ľękŭndie e maδe. Eδe ḱụteti i maθ udā mbę trī piesa,
eδe ḱụtetet' e kŏmbevet r̄ãnę: eδe i rā ndęr mend pęrpara
Hụyit Babylona e maδe, ḱi t' i api potirin' e věnęsę zemęrimit
20 męnisę vet. Eδe ḱiš-do ŭyδęsę iku, eδe măľetę s' uǵetnę.
21 Eδe ńi brešęn i maθ, porsa ńi talănd, sdripi prei ḱieli mbi
ńěręzit: eδe ńěręzitę nemnę Hũyinę pęr pľagęn' e brěšęnit,
sepsě pľaga e atī ište fort e maδe.

## KAPTINA XVII. XVIII.

1 Eδe erδi ńi prei atụne štāt' ěnǵuyvet ḱi kīšinę štatę kŭpatę,
eδe foľi baškę me mue, e mę θa, Eya, kam me tę diftuem
ǵụḱin' e kŭrvęsę maδe, ḱi ăštę nděńunę mbi ŭyęnat' e šuma:
2 ḱi kurvęnŭenę baškę me atě rigat' e δēut, eδe ată ḱi r̄inę
3 mbę δēt uděytnę prei věnęsę kurvęnīs' asāi. Eδe mę tšŏi
me frụmę ndę ńi vend tę škretę: eδe pašę ńī grue ḱi po
r̄inte pęrmbi ńī bišę tę kuḱe, ḱi ište pľot me ěmęna tę němuniš,
4 e kište štatę krenę e δētę brĩna. Eδe grŭeya ište věšunę me
porfyrę e me tę kuḱ, eδe pęraruem me ār e me gūr tę
nděręšim e me margaritarę, e kište n' dorę tę vet ńi potīr
t' ārtę mbŭšunę me ndụnęsina e me puganęsina tę kurvęnisę

5 vet, eδe ndę bālt tę vet kište škruem ńi ĕmęnę, Mystēr:
Babylona e maδe, e ama e kurvăręvet, eδe ndụnęsĭnavet δēut.
6 Eδe pašę grŭenę dĕitunę prei ǵakut šĕńtęnavet, eδe prei
ǵakut martyręvet Iesuit: eδe kur pāš' atĕ, umęrekulova me
męrekulī tę maδe.
7 Eδe ĕnǵuli mę θa, Pęrsĕ umęrekulove: unę kam me tę
θā̃nę mysterin' e grŭesę, eδe tę bĭšęsę ḱi bār atĕ, ḱi kā štatę
8 krenęt' eδe δētę brĭnatę.—Atĕ bĭšęnę ḱi pē, ište, eδe nuk'
ā̆štę, eδe dotę daĺi prei abyssit, e tę škoyę pęr tę hŭpunę:
eδe dotę męrekulohen' ată ḱi r̈inę mbę δēt, tę tsĭlęvet
ĕmęnatę nukę yā̃nę škruem ndę ĺibęr tę yĕtęsę tšę kurę se
ā̆štę ngrĕfunę bota, kur tę šofin' atĕ bĭšęnę ḱi ište, eδe nuk'
9 ā̆štę, eδe ndonęse ā̆štę. Kętŭ *ā̆štę* mĕndia kuš tę ketę
ditunī. Štatę krĕnętę yā̃nę štatę măĺetę, atiĕ ku r̈ī grŭeya
10 mb' atŏ. Eδe yā̃nę štatę riga: tę pĕsętę rā̃nę, eδe ńani ā̆štę,
tiĕtęri eδe s' kā ărδunę: eδe kur tę vĭyę, kā me mbĕtunę
11 pak *lohę*. Eδe *ayŏ* biša ḱi ište, eδe nuk' ā̆štę, eδe ai ā̆št' i
12 tetti, eδe ā̆štę prei tę štatęš, eδe škon pęr tę hŭpunę. Eδe
δētę brĭnatę ḱi pē, yā̃nę δētę riga, tę tsilęt' eδe s' kā̃nę mar̈ę
reǵęnī, por măr̈inę puštĕt porsi riga ńī orę baškę me bĭšęnę.
13 Kętă kā̃nę ńi mend, eδe kā̃nę me δā̃nę n'dorę tę bĭšęsę
14 fuḱīn' eδe puštetin' e vet. Kętă kā̃nę me ĺuftuem me Ḱĕnǵinę,
eδe Ḱenǵi kā me i mŭndunę, sepsĕ ā̆štę Zoti i zŏtęnavet,
eδe Riga i rĭgavet: eδe ată *ḱi yā̃nę* baškę me atĕ, *yā̃nę* tę
θęr̈itun' eδe tę sǵeδun' eδe besętarę.
15 Eδe mę θotę, Ată ŭyęnatę ḱi pē, atiĕ ku r̈ī kurva, yā̃nę
16 pŏpuy, e ǵĭndie, e kombe, e ǵŭhęna. Eδe ată δētę brĭnatę
ḱi pē mbi bĭšęnę, kętă dotę kēnę męnī kŭrvęnę, eδe dota
bā̆yęnę tę škretę eδe ĺakurĭḱ, eδe dotę hā̃nę mišnat' e asāi,
17 eδe atĕ kā̃nę me e diĕgunę ndę ziăr̈m. Sepsĕ Hụyi δa ndę
zĕmęrat t' atụ̆neve me bā̃mę mendin' e atī, eδe me ubā̃mę
me ńi mend, eδe me δā̃nę reǵęnīn' e vet te biša, ḱụš sā tę
18 mbarŏhenę fyaĺęt' e Hụyit. Eδe ayŏ grŭeya ḱi pē, ā̆štę
ḱụteti i maθ ḱi kā reǵęnī mbi rigat' e δēut.

1 KAP. XVIII.—Eδe mbaskendai pašẹ ńi ĕnǵulẹ tue
sdrĭpunẹ prei ḱieli, ḱi kište puštĕt tẹ maθ: eδe δēu undritšue
2 prei ľavdīs' atī. Eδe θẹriti fort me zā̃ tẹ maθ, e θa, "Rā,
rā Babylona" e maδe, eδe ubā̃ tẹ ndĕńunit' e diăyvet, eδe
burgu i ḱiš-do farẹ špirti tẹ ndụ̄tẹ, eδe burgu i ḱiš-do farẹ
3 špende tẹ ndụ̄tẹ, e tẹ măr̃ẹme mẹnī: sepsĕ ǵiθẹ kŏmbetẹ
pinẹ prei vĕnẹsẹ zemẹrimit kurvẹnīs' asāi, eδe rigat' e δēut
kurvẹnŭenẹ baškẹ me atĕ, eδe treǵetarẹt' e δēut ubā̃nẹ tẹ
păsunẹ prei fuḱisẹ dẹšẹrimit asāi.
4 Eδe ndẹǵova ńi tietẹr zā̃ prei ḱieli ḱi θošte, Deľni prei
asāi, pŏpuli em, ḱi tẹ mos kēni piesẹ ndẹr fayet t' asāi, eδe
5 ḱi tẹ mos mer̃ni prei pľăgẹvet asāi: sepsĕ fayet' e asāi e
mbẹr̃īnẹ ḱụš mbẹ ḱiel, eδe Hụyi kuytōi tẹ pa-uδat' e asāi.
6 Pagŭeni-a asāi sikurse eδe ayŏ ua pagōi yuve, eδe pagŭeni-a
asāi dụ fiyš mbas pŭnẹvet asāi: me atĕ potĭrinẹ ḱi ḱiti,
7 ḱitni-a dụ fiyš. Sā ľavdōi vetẹvĕtẹhenẹ eδe ndsuer dẹšẹrĭminẹ,
kaḱi mundĭm e vayẹ epni asāi: sepsĕ θotẹ me zĕmẹrẹn' e
vet, po Ṙiy reǵẹnešẹ, eδe nukẹ yam e vē, eδe s' kam me
8 bā̃mẹ vayẹ.—Pẹrandai ńī ditẹ kā̃nẹ pẹr me i ărδunẹ pľagẹt'
e asāi, vdekẹ eδe vayẹ eδe zī *buke:* eδe kā me udiĕgunẹ
ndẹ ziăr̃m, sepsĕ Zoti Hụy ḱi ǵukŏn atĕ *ă̄ši'* i fortẹ.
9 Eδe kā̃nẹ me ḱyamẹ pẹr atĕ, e kā̃nẹ me undŭkunẹ pẹr
atĕ rigat' e δēut, ată ḱi kurvẹnuen' eδe ndsŭernẹ dẹšẹrĭminẹ
10 baškẹ me atĕ, kur tẹ šŏfinẹ tụmin' e tẹ diĕgunit asāi, ndeńun'
*ată* prei sẹ ľargu prei frĭkẹsẹ mundimit asāi, tue θā̃nẹ, Miĕr,
miĕr ḱụtĕt' i maθ, Babylona, ḱụtĕt' i fortẹ, se ǵụ̄ḱi ụt erδi
pẹr ńī orẹ.
11 Eδe treǵetarẹt' e δēut ḱyăyẹn' e bā̆yẹnẹ vayẹ, se askuši
12 s' u bľēn mā̃ bar̃ẹt' e atụne: bar̃ẹ āri e arǵandi, e gurẹ tẹ
ndĕrẹšimiš, e margaritarẹš, e pẹľhure tẹ holẹ, e porfyre, e
mẹndafši, e tẹ kŭḱeye, eδe ḱiš-do drū θyine, e ḱiš-do enẹ
eľefandinẹ, e ḱiš-do enẹ prei druye tẹ ndĕrẹšime, e rami, e
13 hĕkuri, e mermeri: eδe kanelẹ, e ḱemna, e voy ere, e ľivăn,
e vē̆nẹ, e voy, e semiδalẹ, e grū̃nẹ, eδẹ ǵā̃ tẹ ǵala, e δen,

14 e kuăľ, e ḱeŕe, e šẹrbẹtorẹ, e špĭrtẹna ńĕrẹziš. Eδe pemẹt' e
dẹšẹrimit špirtit t'ụ̈t iknẹ prei teye, eδe ǵiθẹ tẹ mắyẹmet' e
tẹ skẹľḱụ̈ešimet' iknẹ prei teye, eδe s'kē pẹr me i ǵĕtunẹ mā̃.
15 Treǵetarẹt' e kẹtụ̈neve ḱi ubā̃nẹ tẹ păsunẹ prei asāi, kā̃nẹ
me ndĕńunẹ prei sẹ ľargu prei frĭkẹsẹ mundimit asāi, tue
16 ḱyām' e tue bā̃mẹ vayẹ, e tue θā̃nẹ, Miĕr, miĕr ḱụ̈tĕt' i
maθ, ḱi ište vĕšunẹ me višńe e me porfyrẹ e me tẹ kuḱ,
eδe pẹraruem me ār e me gurẹ tẹ ndĕrẹšim e me margaritarẹ:
sepsĕ pẹr ńī orẹ uškretue kaḱi ǵā̃.
17 Eδe ḱiš-do guvernōr barke, eδe ḱiš-do šumitsẹ *ḱi ắštẹ*
18 mbi barkẹt, e detarẹ, eδe ǵiθẹ sā punŏyẹnẹ dĕtinẹ ndĕńunẹ
pẹr sẹ ľargu, eδe θẹŕĭtšinẹ, kur šĭfšinẹ tụmin' e sẹ diĕgẹmes'
19 asāi, tue θā̃nẹ, Tsili ḱe porsi kụ̈i ḱụ̈tĕt i maθ? Eδe hoθnẹ
pľŭhunẹ mbi krenẹt tẹ vet, eδe θẹŕĭtšinẹ tue ḱyām' e tue
bā̃mẹ vayẹ, e θŏšinẹ, Miĕr, miĕr ḱụ̈tĕt' i maθ, ḱi nd' atĕ
ubā̃nẹ tẹ păsunẹ prei ndērit asāi ǵiθ' ată ḱi kĭšinẹ barka ndẹ
dēt: pẹr ńī orẹ uškretue.
20 Gẹzohu pẹr atĕ, o ḱieľ, eδe šĕńtẹnit' apŏstuy eδe profĕtẹnitẹ,
sepsĕ Hụyi ǵukōi ǵụ̈kinẹ tŭei kundrẹ asāi.
21 Eδe ńi enǵuľ' i fortẹ ngriti ńi gūr, porsa ńi gūr mulīnẹ
tẹ maθ, eδe e hoδi ndẹ dēt, tue θā̃nẹ, Kẹštŭ dotẹ hĭδetẹ me
22 hof Babylona ḱụ̈tĕt' i maθ, eδe s' kā me uǵĕtunẹ mā̃. Eδe zā̃
ḱiθarorẹš e musikorẹš e fụlorẹš e trumbetẹ-rănẹsiš s' kā̃nẹ me
undẹǵuem mā̃ te ti: eδe ḱiš-do mieštẹr prei ḱiš-do farẹ
mieštrie s' kā me uǵĕtunẹ mā̃ te ti: eδe zā̃ mulīni s' kā me
23 undẹǵuem mā̃ te ti: eδe dritẹ kandiľi s' kā me ndrĭtunẹ mā̃
te ti: eδe zā̃ δăndẹŕi e nŭseye s' kā me undẹǵuem mā̃ te ti: sepsĕ
treǵetarẹt' e tū ĭšinẹ tẹ mẹδĕyt' e δēut, sepsĕ ǵiθẹ kombet'
24 ugẹńụ̈enẹ prei maǵisẹ s'ate. Eδe nd' atĕ uǵĕt ǵak profĕtẹnaš
eδe šĕńtẹnaš, eδe ǵiθ' atụ̈neve ḱi yā̃nẹ θĕrunẹ mbẹ δēt.

## KAPTINA XIX.

1 Eδe mbasandai ndẹǵova porsi ńi zā̃ tẹ maθ šumẹ ǵĭndie
ndẹ ḱiel, ḱi θošte, Alleluia: špẹtimi e ľavdia e ndēri e fuḱia

*k̓oftę* mbę Zŏtinę Hṳ̆yinę t'anę: se ǵṳk̓et' e atī *yā̆nę* tę
2 vęrteta eδe tę drĕita: sepsĕ ǵukōi kurvęn' e maδe, k̓i vduer
δēnę me kurvęnīn' e vet, eδe muer špagĭm prei doręs' asāi
3 pęr ǵakun' e šęrbętŏręvet vet. Eδe pęr se dṳti θā̆nę, Alleluia.
4 Eδe tṳmi i asāi hṳpęn ndę yetęt te yĕtęvet. Eδe rā̆nę tę
ńizĕt e katęr pl̓ek̓tę, eδe tę katęr štā̆zętę, e aδurŭenę Hṳ̆yinę
5 k̓i r̄inte mbę škampt, tue θē̆nę, Amen: Alleluia. Eδe duel̓
ńi zā̆ prei škambit, tue θā̆nę, Ĺavdoni Hṳ̆yinę t'anę ǵiθę
šęrbętoręt' e atī, eδe ată k̓i kā̆nę frikę atĕ, eδe tę veǵęl̓ e
tę męδĕy.
6 Eδe ndęǵova porsi ńi zā̆ šumę ǵĭndie, eδe porsi ńi zā̆ šumę
ŭyęnaš, eδe porsi ńi zā̆ bumbulimaš tę forta, k̓i θŏšinę,
7 Alleluia: se reǵęnōi Hṳyi Ǵiθę-puštĕtęsi. Ĺetę gęzŏhemi e
l̓etę gazmŏhemi, eδe l̓et' i ăpimę l̓avdī atī: sepsĕ erδi dărsęma
8 e Ḱenǵit, eδe grŭeya e atī bā̆ni gati vetęvĕtęhenę. Eδe i uδă
asāi k̓i tę vĭšetę me višńe tę pastęr e tę ndrĭtšime: sepsĕ
višna ā̆štę dreitęniat' e šĕńtęnavet.
9 Eδe mę θotę, Škrŭei, Ĺum ată k̓i yā̆nę θĭr̄unę ndę darkę
tę dărsmęsę Ḱenǵit. Eδe mę θotę, Kętŏ yā̆nę fyal̓ęt' e vęrteta
tę Hṳyit.
10 Eδe rašę ndęr kambę t' atī pęr me e aδuruem: eδe *ai* mę
θotę, Šikŏ mos *bă̆yš kętĕ: sepsĕ* unę yam ńi šęrbętuer šok̓i
ṳt eδe i vęlăzęnavet tū k̓i kā̆nę dešmīn' e Iesuit: *por* aδurŏ
Hṳ̆yinę: sepsĕ dešmia e Iesuit ā̆štę špirti i profezisę.
11 Eδe pašę k̓ieĺinę hăpunę, eδe ńe ńi kāl̓ i barδę, eδe ai k̓i
r̄inte mb' atĕ k̓yŭhei Besętār eδe i Vęrtetę, eδe ǵukŏn e
12 l̓uftŏn me dreitęnī. Eδe sṳ̆t' e atī *išinę* porsi fl̓akę ziăr̄mi,
eδe mbi krṳe t' atī *kište* šumę kunora: eδe kište škruem ńi
13 ĕmęnę, tę tsilin' askuši s' e di, vetš atī. Eδe *ište* vĕšunę me
ńi petkę ngṳem ndę ǵak: eδe ĕmęni i atī k̓yŭhetę, Fyal̓a e
14 Hṳyit. Eδe uštęrĭatę k̓i išinę ndę k̓iel e mĕr̄šinę mbrapa
*hĭpunę* mbi kuăl̓ tę barδę, e vĕšunę me višne tę barδę eδe
15 tę pastęr. Eδe prei goyęs' atī dil̓te ńī špāt' e prĕfętę, k̓i t'u
bierę kŏmbevet me atĕ: eδe ai "kā me kulotun' ată me

škop tȩ hĕkurtȩ:" eðe ai šḱeĺ gavitšin' e vĕnȩsȩ zemȩrimit
16 eðe mȩnisȩ Hụyit Ǵiθȩ-puštĕtȩsit. Eðe mbi pĕtȩkun' e mbi
kofšȩt tȩ vet kā škruem ĕmȩninȩ, Riga i rĭgavet eðe Zoti
i zŏtȩnavet.
17 Eðe pašȩ ńi ĕnǵulȩ ḱi ŕinte ndȩ dielt: eðe θȩŕiti me zā̃
tȩ maθ, e u θa špĕndȩvet ḱi fĺuturŏyinȩ ndȩ miedĭs tȩ ḱielit,
Eni eðe umbȩĺiθni ndȩ darkȩ tȩ Hụyit maθ, ḱi tȩ hā̃ni mišna
18 rigaš, e mišna urðȩn-miyȩš, e mišna tȩ fortȩš, e mišna kuăĺš,
eðe atụ̃neve ḱi yā̃nȩ ndĕńunȩ mb' ată, eðe mišna ḱiš-do farȩ
ńĕrȩziš tȩ ĺirȩš e šȩrbȩtorȩš, eðe tȩ vĕǵȩĺiš e tȩ mȩðĕyš.
19 Eðe pašȩ bišȩn' eðe rigat' e ðēut, eðe uštȩriat' e atụ̃neve
mbȩĺĕðunȩ ḱi tȩ ḃăyȩnȩ ĺuftȩ me atĕ ḱi ŕinte mbi kāĺt, eðe
20 me uštȩrīn' e atī. Eðe uzụ̃ biša, eðe baškȩ me atĕ profĕt-
ŕĕnȩsi, ai ḱi bā̃ni šĕńetȩ pȩrpara asāi, me tȩ tsĭlatȩ gȩńeu
ată ḱi mŭernȩ šeńȩn' e bĭšȩsȩ, eðe aðurŭenȩ figuren' e asāi:
tȩ dụ uhoθnȩ tȩ ǵalȩ ndȩ kȩnetȩ tȩ ziaŕmit ḱi dĭǵetȩ me
21 sŭrfulȩ. Eðe tȩ tietȩr' uvranȩ me špatȩn' e atī ḱi ŕinte mbi
kāĺt, ḱi diĺte prei goyȩs' atī: eðe ǵiθȩ špendȩt' ungī̃nȩ prei
mišnaš atụ̃neve.

## KAPTINA XX.

1 Eðe pašȩ ńi ĕnǵulȩ tue sdrĭpunȩ prei ḱieli, ḱi kište tšeĺsin'
2 e abyssit, eðe vargun' e maθ n' dorȩ tȩ vet. Eðe zū̃ni drĕḱinȩ,
ǵărpȩnin' e motšim, i tsili ā̃štȩ Diāli eðe Satanai: eðe e ĺiði
3 atĕ ńī miyȩ viĕt. Eðe e hoði ndȩ abyssȩ, eðe e mbụli, eðe
vū̃ni buĺȩ sipȩr atī, ḱi tȩ mos gȩńeyȩ mā̃ kŏmbetȩ, ḱụš sā
tȩ mbarŏhenȩ tȩ ńī miyȩ viĕt: eðe mbaskȩndai dŭhetȩ tȩ
sgĭðetȩ pak kohȩ.
4 Eðe pašȩ šḱembe, eðe ndĕńunȩ mb' atŏ, eðe uðă atụ̃neve
ǵụḱ: eðe *pašȩ* špĭrtȩnat' e atụ̃neve ḱi ĭšine tsopȩzuem pȩr
dešmīn' e Iesuit, eðe pȩr fyaĺȩn' e Hụyit, eðe ată ḱi nuk'
aðurŭenȩ bĭšȩnȩ, as figuren' e asāi: eðe nukȩ mŭernȩ šeńȩ
ndȩ bāl tȩ vet eðe n' dorȩ tȩ vet: eðe ŕuen' e regȩnŭenȩ
5 baškȩ me Krĭštinȩ pȩr ńī miyȩ viĕt. Eðe tȩ vdĕkunit' e tierȩ

nuk' unǵalnę ḱųš sā tę mbŭšenę tę ńī miyę viĕt: ayŏ ăšt' e
6 nǵălęmeya parę *prei sę vdĕkuniš.* I ľumun' e𝛿e šeńt ăšt' ai
ḱi kā piesę mbę tę nǵălęmen' e parę: vdēk' e dųtę s' kā
puštĕt mbi kętă, por kãnę me ḱĕnunę prĭftęnit' e Hųyit e𝛿e
tę Krištit, e𝛿e kãnę me reǵęnuem baškę me atĕ ńī miyę viĕt.
7 E𝛿e kur tę mbarŏhenę tę ńī miyę viĕt, kā me usgĭ𝛿unę
8 Satanai prei burgut vet: e𝛿e kā me dăľunę pęr me gęńųem
kŏmbetę ḱi ǵĭndenę mbę katęr kantet' e 𝛿ēut, Gogun' e𝛿e
Magŏgunę, ḱi t' i mbęľe𝛿i mbę ľuftę, nŭmęri i atųneve ăštę
9 porsi rãn' e dētit. E𝛿e hipnę mbę ǵanęsinęt tę 𝛿ēut, e𝛿e
ŕeθuen' uštęrīn' e šĕńtęnavet, e𝛿e ḱŭtetin' e dăšunę: e𝛿e
10 sdripi ziăŕm prei ḱielit kah Hųyi, e𝛿e i hangęr. E𝛿e diāli
ai ḱi gęńente ată, uhŏθ ndę kęnetę tę ziaŕmit e tę sŭrfulit,
atiĕ ku ăštę biša e𝛿e profĕt-rĕnęsi: e𝛿e kãnę me umunduem
me nāt' e me ditę ndę yetęt tę yĕtęvet.
11 E𝛿e pašę ńi škamp tę bar𝛿ę tę maθ, e𝛿e atĕ ḱi ŕinte
mb' atĕ, prei faḱes' atī iku 𝛿ēu e𝛿e ḱieli: e𝛿e nuk' uǵĕt
12 vend pęr ată. E𝛿e pašę tę vdĕkunitę tę veǵęľ' e tę mę𝛿ĕy,
ndĕńunę pęrpara Hųyit, e𝛿e ľibrat' uhapnę: e𝛿e uhăp ńi
ľibęr tietęr, ḱi ai ăšt' i yĕtęsę: e𝛿e uǵukŭenę tę vdĕkunitę
prei asŏš ḱi ĭšinę škruem ndę ľibrat, mbas vĕpęraš atųne.
13 E𝛿e dēti 𝛿a tę vdĕkunitę ḱi kište pęrmbrenda, e𝛿e vdeka
e𝛿e feŕi 𝛿ãnę tę vdĕkunitę ḱi patnę pęrmbrenda atųneve, e𝛿e
14 uǵukŭenę ǵiθę-se-tsili mbas vĕpęraš vet. E𝛿e vdeka e𝛿e feŕi
15 uhoθnę ndę kęnetę tę ziaŕmit: kęyŏ ăštę vdēk' e dųtę. E𝛿e
ai ḱi s' uǵĕt škruem ndę ľibęr tę yĕtęsę, uhŏθ ndę kęnetę
tę ziaŕmit,

## KAPTINA XXI. XXII.

1 E𝛿e pašę ńi ḱiel tę rī e𝛿e ńi 𝛿ē tę rī: sepsĕ ḱiel' i parę
2 e𝛿e 𝛿ēu i parę škŏi: e𝛿e dēti nuk' ăštę mã. E𝛿e unę Ǵionni
pašę ḱųtĕtinę šeńt, Ierusalemęn' e rē, tue sdrĭpunę prei ḱielit
kah Hųyi, bãmę gati porsi nusen' e stoľīsęme pęr bŭŕin' e
3 vet. E𝛿e ndęǵova ńi zã tę maθ prei ḱieli ḱi θošte, Ńe tenda

e Hu̦yit baškę me ńĕręzit, e𝛿e kā me ndĕńunę baškę me
ată: e𝛿e ată kā̄nę me ƙĕnunę pŏpuli i atī, e𝛿e Hu̦yi kā me
4 ƙĕnunę baškę me ată Hu̦yi i atu̦ne. E𝛿e Hu̦yi kā me
mpęšimę ƙiš-do ľot prei sū̄vet atu̦ne, e𝛿e vdeka s' kā me
ƙĕnunę mā̄: as vayę, as tę θęȓītunę, as tę 𝛿īmbunę s' kā me
ƙĕnunę mā̄: sepsĕ tę păratę šƙūenę.
5 E𝛿e θa ai ƙi ište ndĕńunę mbę škampt, Ḱe tę ǵiθa tek i
bă̄y tę rā. E𝛿e mę θotę, Škrŭei: sepsĕ kętŏ fyaľę yā̄nę tę
6 vęrteta e𝛿e tę zā̄na besę. E𝛿e mę θa, Ubā̄: unę yam Alfa
e𝛿e Omega, e filūemeya e𝛿e e mbaȓūemeya. Unę kam me i
𝛿ā̄n' atī ƙi kā et prei guȓęs' uyit ǵalę tę yĕtęsę 𝛿unętī.
7 Ai ƙi mund kā me trašiguem tę ǵiθa, e𝛿e kam me ƙĕnunę
8 tek ai Hu̦y, e𝛿e ai kā me ƙĕnunę tek unę bīr. E𝛿e frīkęsit'
e tę pa-besęt' e tę ndū̄tęt' e ǵak-bă̄męsit' e kurvaręt' e
maǵistaręt' e i𝛿ullatręt' e ǵiθę ȓĕnęsitę *kā̄nę me păsunę* piesęn'
e vet ndę kęnetęt ƙi dīǵetę me ziăȓm e me sūrfulę, ƙi ayŏ
ā̄štę vdek' e du̦tę.
9 E𝛿e er𝛿i tek unę ńi prei štāt' ĕnǵuyvet ƙi kiš̆inę tę štatę
kūpatę mbŭšunę me tę štatę pľagęt' e mbră̄pęme, e𝛿e foľi
baškę me mue, tue θā̄nę, Eya, tę diftoy tū̄i nūsenę, gruen'
10 e Ḱenǵit. E𝛿e mę prū̄ni me fru̦mę mbę ńi maľ tę maθ e tę
naľtę, e𝛿e mę diftōi ƙu̦tetin' e maθ, Ierusalemęn' e šęntęnūe-
11 šime, tue sdrīpunę prei ƙielit kah Hu̦yi, ƙi kište ľavdīn' e
Hu̦yit: e𝛿e tę ndrītunit' e asāi ǵante me gūr fort tę ndĕręšim,
12 porsi gūr Iaspide ƙi škęľƙĕn si krystalę. E𝛿e kište *ńi* mūr
tę maθ e𝛿e tę naľtę, e𝛿e du̦-mbę-𝛿ētę du̦er, e𝛿e mbę du̦ert
du̦-mbę-𝛿ēt' ĕnǵuy, e𝛿e ĕmęna škruem pęrsipęr, tę tsīlatę
13 yā̄nę tę du̦-mbę-𝛿ētę fáravet e tę bīyvet Israelit. Prei sę
ľĕmesę *dielit* trī du̦er: prei *ă̄nęsę* bŏręsę trī du̦er: prei *ă̄nęsę*
mies-dītęsę trī du̦er: prei sę perędūemesę *dielit* trī du̦er.
14 E𝛿e mūri i ƙu̦tetit kište du̦-mbę-𝛿ētę θemeľe, e𝛿e nd' atŏ
*išin'* ĕmęnat' e tę du̦-mbę-𝛿ēt' apŏstuyvet Ḱenǵit.
15 E𝛿e ai ƙi fľiste baškę me mue kište ńi kalăm t' ārtę, ƙi
16 tę mā̄si ƙu̦tętin' e𝛿e du̦ert' e atī e𝛿e mūrin' e atī. E𝛿e ƙu̦teti

